# Mburoja & Udhezimi

## Pyetje dhe pergjigje nga dijetaret e medhenje



بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

Permbledhje me pyetje dhe pergjigje nga dijetaret e medhenje selefij

(Allahu i ruajt dhe i meshirofte)

Pyetjet jane marrur nga webfaqet:

*mburoja.net dhe udhezimi.com*

Permblodhi: Drilon Behluli

Dhjetor 2014

# ABDES DHE GUSEL

## Në lidhje me leukoplastin mjekësor kur të merret abdesi apo gusli

Pyetje: A është e domosdoshme të hiqet leukoplasti mjekësor [nga lëkura] kur të merret abdesi?
Përgjigje: Leukoplasti është sipas dëmit [që mund të shkaktohet me heqjen e tij]; nëse heqja e tij shkakton dëm, atëherë ai duhet të mbetet dhe ju duhet të merrni gusl duke qenë ai i ngjitur për lëkure.

## A mjafton gusli pa abdes?

*Shejh AbdulAziz bin Baz*

Pyetje: A është gusli i mjaftueshëm për xhuma, pa marrë abdes?
Përgjigje: "Nëse gusli bëhet për xhunubllëk dhe personi që bën gusl ka për qëllim [nijet] të heqë papastërtinë e madhe dhe të vogël, atëherë kjo mjafton për të dyja. Por, është më mirë për të të lajë organin gjenital, pastaj të marrë abdes, pastaj ta plotësojë guslin, duke ndjekur kështu shembullin e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]. I njëjti vendim vlen për gruan pas menstruacioneve dhe *nifasit*.
Nëse gusli bëhet për arsye tjetër, si gusli i xhumasë, gusli për t'u flladitur apo për pastrim, atëherë kjo nuk mjafton pa marrë edhe abdes, edhe nëse bëhet nijeti për këtë. Sepse pjesët [e trupit] nuk janë larë me rend, gjë që është një nga elementet thelbësore të abdesit dhe ngaqë s'ka papastërti të madhe, në nijetin e së cilës mund të përfshihet edhe pastrimi nga papastërtia e vogël, si në rasti e guslit për xhunubllëk...
Suneti për atë që është xhunub është që ai të marrë abdes dhe pastaj të bëjë gusl, duke ndjekur kështu shembullin e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]. Nëse ai bën gusl për xhunubllëk, me qëllim të pastrohet nga të dy llojet e papastërtisë, të voglën e të madhen, atëherë kjo mjafton, por kjo s'është mënyra më e mirë. Mirëpo, kur gusli është i rekomandueshëm/*mustehab*, si në rastin e xhumasë, apo për t'u flladitur, atëherë kjo nuk zë vendin e abdesit, qoftë para apo pas, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Allahu nuk e pranon namazin e asnjërit prej jush, nëse ai e prish abdesin, përveç nëse merrabdes" [Sahih];
"Asnjë namaz nuk pranohet pa abdes" [Muslim].
Gusli që është i rekomandueshëm apo i lejueshëm, nuk njehet si pastrim nga papastërtitë e vogla, përveç nëse bëhet siç ka urdhëruar Allahu:
*» O ju që keni besuar, kur keni ndërmend të merrni abdes, lani fytyrat tuaja, duart tuaja deri në bërryla, fshini kokat tuaja dhe lani këmbët deri në nyjë «*[el-Ma'ideh, 6]
Por, nëse është gusl për xhunubllëk, për menstruacione apo për *nifas*, dhe personi ka ndërmend t'i bëjë të dyja pastrimet, atëherë pastrimi i vogël përfshihet në të madhin, sepse pejgamberi kathënë:
"Veprat llogariten sipas qëllimit, dhe secilit do t'i takojë ajo për çka e ka pasur qëllimin". [Sahih]".

## Abdesi dhe pastrimi i fëmijës nga papastërtia

*Sheikh ibn Utheimin*

Pyetje: A prishet abdesi, nëse pastroj urinën e fëmijës dhe ia laj pelenën?

Përgjigje: Abdesi nuk prishet nga larja/largimi i papastërtisë [*nexhaseh*] nga trupi i personit, i cili ka abdes, apo nga larja/largimi i papastërtisë nga ndonjë vend tjetër. [*Fetaua el-Lexhneh el- Da'imeh – Mexhellet el-Buhuth el-Islamijeh*]

"Prekja e një instrumenti mjekësor apo e dyshemesë së banjës, duke qenë i zbathur, nuk e prish abdesin. Por, nëse ka papastërti [*nexhaseh*] në dysheme dhe burri apo gruaja shkel në të, kjo nuk e prish abdesin, por ata duhet t'i pastrojnë këmbët, nëse e kanë shkelur kur ishte e lagësht apo nëse këmba është e lagësht. Prekja e teshës së fëmijës, që është e lagësht nga urina, nuk e prish abdesin, por ai që e prek, kur ajo ishte e lagësht, duhet t'i lajë duart. E njëjta gjë vlen kur tesha është e terur, por dora e tij është e lagësht – ai duhet ta lajë dorën". [*Fetaua el-Shejh bin Baz*10/139]

"Për sa i përket prekjes së gjakut, urinës dhe substancave tjera të papastra, kjo nuk e prish abdesin, por ai duhet ta lajë atë çfarë bie në trupin e tij". [Shejh bin Baz 10/141]

"Nëse një grua lan fëmijën e vet, qoftë mashkull apo femër, dhe prek organin gjenital të fëmijës, ajo nuk duhet të marrë abdes, por vetëm ta lajë dorën, sepse prekja pa epsh e organit gjenital nuk e bën të nevojshme abdesin. Dihet që, kur një grua lan fëmijën e vet, epshi as që i shkon ndër mend, kështu që, nëse lan fëmijën, ajo vetëm duhet ta lajë dorën, për ta hequr papastërtinë [*nexhaseh*] që i është ngjitur, dhe s'ka nevojë të marrë abdes".

## Forma e abdestit

Pyetje: Cila është forma e abdesit?

Përgjigje: Forma e adbesit është dy llojesh:

Forma që është e detyrueshme (të praktikohet) dhe nuk konsiderohet abdesi i saktë vetëm se me praktikimin e kësaj forme. Kjo formë është e përmendur në Kur'an në fjalën e Allahut (az-ze ve xhel-le*):"O ju që besuat, kur të ngriheni për të falur namazin, lani fytyrat tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla, fërkoni kokat tuaja, e këmbët lani deri në dy nyejt…"*el-Maideh: 6. Kjo formë përfshin larjen e fytyrës vetëm një herë, po ashtu të futurit ujin në gojë dhe hundë, larjen e dy duarve nga fundi i gishtave deri në bërryla vetëm një herë, kurse duhet patur kujdes ai që merr abdes t'i lajë edhe pëllëmbët e duarve gjatë larjes së bërrylave, që ta përfshijë edhe atë pjesë (Ka disa njerëz që nuk i japin rëndësi aq të madhe kësaj, përveç larjes së bërrylave, e kjo është gabim), pastaj fshin kokën vetëm një herë (pjesë e kokës janë edhe veshët) dhe në fund lan këmbët deri në nyje vetëm një herë. Kjo pra është forma që është e detyrueshme të praktikohet në abdes.

Ndërsa formën tjetër, e cila është *mustehab* (e rekomandueshme), do ta përmendim tani me ndihmën e Allahut (az-ze ve xhel-le):

Fillon abdesin me bismilah, i lan duart tri herë, lan gojën dhe hundën tri herë, lan fytyrën tri herë, lan duart deri në bërryla tri herë, fillon me të djathtën pastaj në të majtën, fshin kokën

vetëm një herë, lag duart e pastaj fshin kokën nga para duke përfshirë edhe kafkën deri në fund, pastaj përsëri kthen duart në fillim të kokës; fshin veshët duke futur dy gishtat tregues në të dy veshët dhe fshin me dy gishtat e mëdhenj shpinën e veshëve, lan këmbët deri në nyje tri herë, fillon me të djathtën pastaj me të majtën. Pasi që të përfundojë abdesin, thotë: *Esh'hedu en lailahe il-lallah ve esh'hedu en-ne muhmam-meden abduhu ve resuluhu Allahum-me xh'alnii mint-tev-vabiin ve xh'alnii minel-mtet-tah-hriin.* Nëse ai që merr abdes e thotë këtë du'a, atij i hapen tetë dyert e xhen-netit; futet nga cila të dojë.
Kjo është ajo që është e vërtetë, e cila është transmetuar nga i Dërguari (sal-lallahu alejhi ve sellem).

## Gjerat te cilat e prishin abdestin

Pyetje: Cilat janë gjërat që prishin abdesin?
Përgjigje: Dijetarët islamë kanë rënë në mospajtime në lidhje me çështjen e gjërave që prishin abdesin, mirëpo ne do t'i përmendim ato gjëra për të cilat kemi argument:

## Dalja e një pikë urine nga penisi

Pyetje: Kur e kryej abdesin dhe shkoj për t'u falur, ndjej të më del nga penisi një pikë urine. Çfarë duhet të bëj?
Përgjigje: Ti duhet ta injorosh këtë dhe të mos i kushtosh vëmendje, siç na kanë udhëzuar imamët të bëjmë. Mos i kushto vëmendje kësaj dhe mos shiko se a ka dalë diçka nga penisi, apo jo. Nëse do Allahu, nëse ai kërkon shpëtim me Allahun nga shejtani i mallkuar dhe e injoron këtë, do të largohet. Por, nëse ai është i sigurt ashtu siç është i sigurt kur sheh diellin, atëherë ai duhet ta lajë vendin ku gjendet papastërtia dhe ta përsërisë namazin, sepse disa njerëz, kur ndjejnë ftohësi në maje të penisit, mendojnë se ka dal diçka. Nëse është i sigurt, atëherë duhet të bëjë ashtu siç jua përmenda. Kjo që përmendët nuk është mosmbajtje, sepse kjo ndalon, kurse mosmbajtja është e vazhdueshme. Por, kjo është diçka që ndodh pas lëvizjes dhe një apo dy pika dalin jashtë. Dhe kjo s'është mosmbajtje sepse, nëse disa pika dalin dhe pastaj ndalet, ai duhet ta lajë atë dhe të marrë abdes përsëri. Ai gjithmonë duhet ta bëjë këtë dhe të jetë i duruar si dhe të shpresojë në shpërblim".

## Gjërat që e bëjnë guslin të detyrueshëm

shejh Salih el-Feuzan

Pyetje: Cilat janë gjërat që e bëjnë guslin të detyrueshëm?
Përgjigje: Janë gjashtë gjëra që e bëjnë guslin të detyrueshëm. Nëse një nga këto ndodh, muslimani duhet të bëjë gusël:
1- Dalja e *menij* [spermës] nga mashkulli ose nga femra, çka ndodh ose kur personi është i zgjuar, ose kur është në gjumë. Kur sperma del ndërsa personi është i zgjuar, ai ndjen kënaqësi.

Nëse del kur është në gjumë, gjë të cilën e quajmë ëndërr erotike, gusli kërkohet në të gjitha rastet, sepse s'ka qenë i vetëdijshëm dhe mund të mos ketë ndjerë kënaqësi. Pra, nëse personi zgjohet dhe gjen gjurmë sperme, atëherë ai duhet të bëjë gusël; dhe nëse personi përjeton një ëndërr erotike, por nuk del sperma dhe nuk gjen gjurmë sperme, atëherë nuk ka nevojë të bëhet gusli.

2- Depërtimi i penisit në vagjinë, edhe nëse nuk ka ejakulim, për shkak të hadithit të transmetuar nga Muslim dhe të tjerët nga pejgamberi, salallahu alejhi ue selam:

"Kur njeriu zë vend mes katër pjesëve [duarve dhe këmbëve të gruas së vet] dhe bën marrëdhënie me të, gusli është i detyrueshëm".

Pra, gusli është i nevojshëm, kur përfshin dy palët dhe vetëm me penetrim, edhe nëse s'ka ejakulim, për shkak të këtij hadithi dhe për shkak se ka konsensus mes dijetarëve lidhur me këtë.

3- Sipas disa dijetarëve, gusli është i nevojshëm, kur një mosbesimtar bëhet musliman, sepse pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, u ka thënë disa prej atyre që bëheshin muslimanë të bënin gusël. Shumë dijetarë mendojnë që kjo është e rekomandueshme e jo e detyrueshme, sepse nuk është transmetuar që pejgamberi t'i ketë thënë secilit që bëhej muslimanë ta bënte këtë. Kështu, mund të kuptohet që kjo është e rekomandueshme, sa për të bashkërenduar dëshmitë.

4- Vdekja. Personi i vdekur duhet të lahet, përveç shehidit [martirit] që vdes në betejë, të cilin s'duhet larë.

5 &6 – Menstruacionet dhe nifasi [gjakderdhja e paslindjes], sepse pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Kur t'ju përfundojnë menstruacionet, bëni gusël dhe faluni". Dhe Allahu thotë:"Kur të jenë pastruar" [el-Bekare, 222], duke iu referuar menstruacioneve. Pra, ato duhet të pastrohen duke bërë gusël, pasi të përfundojnë menstruacionet e tyre.

## Lënia pas dore e suneteve të dhe ndikimi i tyre në pastërti

*Shejh ibn Baz*

Pyetje: Kam vërejtur që disa adhurues i lënë thonjtë e tyre të rriten dhe ata mbushen me papastërti. A i ka hije kjo një muslimani dhe a është i vlefshëm abdesi i tyre? A ka ndonjë afat të caktuar për prerjen e thonjve apo për bërjen e gjërave tjera që janë sunete te *el-fitre* [natyrës njerëzore]?

Përgjigje: Thonjtë duhet të priten brenda 40 ditëve [nga prerja e fundit], sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka caktuar një kufi brenda të cilit njerëzit duhet t'i presin thonjtë, të rruajnë pjesën intime, të heqin qimet ë nënsqetullave dhe t'i presin mustaqet, dhe të mos i lënë më gjatë se 40 ditë. Kjo është vërtetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]. Enesi [radi Allahu anhu], i cili ishte shërbëtor i pejgamberit, ka thënë:

"Ai na caktoi afat për prerjen e mustaqeve, për prerjen e thonjve, heqjen e qimeve të nënsqetullave dhe rruajtjen e pjesës intime. Këto nuk duhet t'i lëmë pa hequr për më shumë se 40 ditë". [*Sahi Muslim* 258]

Kjo, po ashtu, është transmetuar nga Imam Ahmed [11823] dhe nga en-Nesa'i [14] me fjalët:

"I Dërguari i Allahut na caktoi afat. Ne s'duhet të lëmë thonjtë, mustaqet, rruajtjen e pjesës intime dhe të nënsqetullave për më shumë se 40 ditë".

Edhe meshkujt, edhe femrat duhet t'i kushtojnë kujdes kësaj çështjeje dhe të mos lënë thonjtë, mustaqet, pjesën intime dhe nënsqetullat më shumë se 40 dite.
Abdesi është i vlefshëm dhe nuk ndikohet nga çfarëdo papastërtie që gjendet nën thonj, sepse kjo është sasi e vogël dhe mund të falet.

## Marrja e adbesit, pirja dhe urinimi ndërsa qëndron në këmbë

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Muslimani mund të marrë abdes në çfarëdo qoftë mënyre që i vjen më lehtë, qoftë ulur, qoftë duke qëndruar në këmbë. Ai, po ashtu, mund të pijë duke qëndruar në këmbë apo ulur, ndonëse është më mirë të pihet ulur. Dhe ai mund të urinojë duke qëndruar në këmbë, nëse është e nevojshme, për sa kohë që askush s'mund ta shohë auretin e tij [organet gjenitale që duhet mbuluar] dhe nëse s'ka rrezik që urina t'i kthehet atij [të stërpiket]. Është më mirë të urinohet ulur, sepse kështu vepronte pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] në të shumtën e rasteve.

## Ndjenja se ka derdhje urine gjatë namazit

ibn Tejmije

Pyetje: Sa i përket atij që merr abdes dhe fillon namazin, mirëpo ndjen se po i rrjedh një pikë [urine] ndërsa falet, a e zhvlerëson kjo namazin e tij apo jo?
Përgjigje: Vetëm ndjesia nuk e zhvlerëson abdesin e as nuk është e lejueshme për të të largohet nga namazi i detyrueshëm, për shkak të vetëm një dyshimi. Është vërtetuar nga pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, që ai qe pyetur lidhur me një njeri që ndjen diçka ndërsa është në namaz, dhe ai tha:
"Ai nuk duhet të largohet, derisa të dëgjojë zë apo të ndjejë erë".
Për sa i përket rastit kur ai është i sigurt për derdhje të urinës në maje të penisit, atëherë abdesi I tij zhvlerësohet dhe ai duhet të pastrohet nga kjo, përveç nëse ka mospërmbajtje urine, në ç'rast namazi i tij nuk zhvlerësohet për shkak të kësaj, për sa kohë që vepron siç është urdhëruar.
Allahu e di më së miri.

## Nëse një person zgjohet xhunub dhe druan se, nëse bën gusl,do t'i ikën koha e namazit, a duhet të bëjë tejemum?

Pyetje: Nëse një person zgjohet xhunub në kohën kur ikameti për namazin e sabahut po thirret, dhe, nëse bën *gusl*, do ta humbasë namazin me xhemat, a mund të marrë abdes dhe të falet me xhemat e pastaj, kur të kthehet në shtëpi, të bëjë *gusl* dhe t'i falë dy rekate të sabahut, apo ai duhet të bëjë *gusl*, edhe nëse do ta humbasë namazin me xhemat?
Përgjigje: Kur ka shpjeguar opinionin e shumicës së dijetarëve rreth kësaj, Ibn Kudame ka thënë:"Nëse kaujë, por arritja dhe përdorimi i tij nuk mund të bëhen brenda kohës së duhur,

nuk është e lejueshme për të bëjë tejemum, qoftë kur është në shtëpi apo në udhëtim, sipas shumicës së dijetarëve, përfshi el-Shafi'i, Ebu Theur, Ibn el-Mundhir, dhe racionalistët. Është transmetuar nga el-Auzai dhe nga el-Theuri se atij i lejohet të bëjë tejemum. Kjo është transmetuar nga ata nëpërmjet el-Uelid ibn Muslim". [*el-Mugnij* 1/166]

Shejhul-Islam ibn Tejmije [Allahu e mëshiroftë]:"Nëse një person zgjohet nga fundi i kohës së namazit dhe është xhunub, dhe druan se, nëse do të bëjë *gusl*, do t'i ikën koha e namazit, ai duhet të bëjë *gusl* dhe të falet, edhe nëse koha e namazit përfundon. E njëjta gjë vlen edhe për atë që harron të falet". [*el-Ikhtijarat el-Fikhijeh*]

Shejh ibn Uthejmin [Allahu e mëshiroftë] qe pyetur:"Për sa i përket ngrohjes së ujit, nëse një person tregohet përtac dhe zgjohet vonë nga gjumi në shkretëtirë, dhe druan se do t'i ikën koha, çfarë duhet të bëjë: a duhet të ngrohë ujin apo të bëjë tejemum?"

Ai u përgjigj:"Ai duhet ta ngrohë ujin, edhe nëse druan se do t'i ikën koha, sepse, nëse i fjeturi zgjohet vonë, koha e duhur për të është atëherë kur të zgjohet, jo atëherë kur ka hyrë koha sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

*"Kushdo që fle dhe e humb një namaz apo e harron atë, le ta falë kur t'i kujtohet".*

Pra, për atë që e harron, koha e namazit fillon atëherë kur ta kujtojë atë, kurse për atë që fle, koha fillon kur të zgjohet. Kështu, themi: nëse zgjoheni, për shembull, nja pesë ose dhjetë minuta para lindjes së diellit dhe, nëse bëni tejemum, do të arrini të faleni, por, nëse bëni *gusl*, koha do t'ju ikën, themi që ju duhet të bëni *gusl*, edhe nëse koha përfundon. Sepse koha e namazit, në rastin tënd, fillon kur të zgjohesh, jo me shfaqjen e agimit sepse ti je i arsyetuar".

[*Fataua Nuur ala el-Darb*]

## Dispozita e pastrimit me ujërat e zeza të pastruara

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Lavdërimi i takon Allahut, ndërsa salavatet dhe selamet ia dërgojmë Pejgamberit (sal Allahu alejhi ve sel-lem).

Këshilli i Akademisë Islamike të Fikhut në sesionin e mbajtur në Meke nga data 19/02 deri 26/02/1989 bëri shqyrtimin e pyetjes rreth ujërave të zeza pas pastrimit: A lejohet të merret gusël, apo abdes me të? Dhe a lejohet largimi i ndyrësirës me të?

Pas konsultimit me ekspertë të drejtë dhe të besueshëm të kimisë - të cilët kanë fiksuar se largimi i papastërtisë nga ujërat e zeza bëhet në katër faza: fundërrimi, ajrimi, mbytja e baktereve dhe së fundi sterilizimi me klor në mënyrë që, pas kësaj, nuk mbetet gjurmë e papastërtisë në shijen, ngjyrën apo erën e tij -, këshilli mori vendim si vijon:

Nëse ujërat e zeza pastrohen në mënyrën e përshkruar dhe nuk mbetet gjurmë e ndyrësirës në shijen, në ngjyrën dhe në erën të tij, atëherë ato bëhen të pastra dhe lejohet që me to të merret gusël dhe abdes e, po ashtu, lejohet pastrimi nga ndyrësirat, duke u bazuar në rregullin e fikhut, i cili thotë: Nëse në një sasi të madhe uji bie ndyrësira, atëherë ai pastrohet duke larguar ndyrësirën, nëse nuk mbetet gjurmë e saj [ndyrësirës]. Allahu e di më së miri.

## Prekja e organit gjenital në gjendje abdesi

*Shejh ibn Uthejmin*

Pyetje: A e prish abdesin prekja e penisit ndërsa kemi abdes?
Përgjigje: Opinioni i shumicës, sipas meje, është se prekja e penisit nuk e prish abdesin, përveç nëse bëhet me epsh, në të cilin rast abdesi prishet. Dhe, nëse dikush tjetër [prek penisin], vendimi është i njëjtë. Bazuar në këtë, abdesi i një gruaje që pastron penisin e fëmijës, nuk prishet.

## A prishet abdesi vetëm me të shikuarit e lakuriqësisë

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pyetje: A prishet abdesi vetëm me të shikuarit e femrës dhe mashkullit lakuriq? Dhe a prishet abdesi, nëse njeriu i shikon pjesët e tij intime?
Përgjigje: Abdesi nuk prishet vetëm me shikimin e femrës dhe mashkullit lakuriq. Po kështu edhe shikimi i pjesëve të tija intime (nuk e prish abdesin), për shkak të mospasjes së argumentit për këtë.

## Si bëhet gusli?

*shejh Muhamed ibn Uthejmin*

Pyetje: Si bëhet gusli?
Përgjigje: Gusli munud të bëhet në dy mënyra:
1- Duke i kryer vetëm pjesët e detyrueshme të guslit, gjë që është përshkimi i ujit në të gjitha pjesët e trupit si edhe shpëlarja e gojës dhe e hundës. Nëse personi bën që uji ta përshkojë tërë trupin në çfarëdo mënyre, atëherë ai ka hequr papastërtinë e madhe dhe e ka pastruar veten si duhet, sepse Allahu thotë:
"Nëse jeni *xhunub* (dmth pas përjetimit seksual), pastrojeni veten [lajeni tërë trupin]" [el-Ma'ide, 6]
2- Mënyra e plotë, e cila është të bësh gusël ashtu siç e ka bërë i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam. Kur ai donte të bënte gusël, për shkak të xhunubllëkut, ai i lante duart, pastaj lante organin gjenital dhe vendin ku kishte mbërri papastërtia, pastaj merrte abdes të plotë, pastaj lante kokën tri herë me ujë, pastaj lante pjesën tjetër të trupit. Kështu bëhet gusli i plotë.

## Marrja e abdesit nën ndikimin e diarresë dhe gjakut jomenstrual

Pyetje: Si duhet të marrë abdes personi që ka diarre [jashtëqitje], gjakderdhje jomenstruale apo që s'ka mundësi të mbajë abdesin për një periudhë të caktuar kohore?
Përgjigje: Çdo musliman duhet të falet edhe nëse ai s'mund të marrë abdes, dhe s'është e lejueshme për të që të jetë i shkujdesur në lidhje me këtë. Përsa i përket atyre që s'mund ta

mbajnë abdesin e tyre për shkak të moshës së vjetër apo sëmundjes, ata duhet të marrin abdes për çdo namaz kur të hyjë koha. Kështu, kur ta dëgjojnë ezanin, ata duhet të marrin abdes dhe të falen me abdesin që marrin. Personi i këtillë arsyetohet. Mirëpo, kur të thirret ezani për namazin e radhës, ky ezan e anulon abdesin e tyre. Këta janë njerëzit të cilëve fukahatë [juristët] u referohen kur flasin në lidhje me njerëzit të cilëve ezani i radhës ua anulon abdesin për shkak të gazrave të tepërta dhe sëmundjeve si diarrea dhe gjakderdhja jomenstruale. I dërguari [salallahu alejhi ue selam] i ka thënë gruas e cila qe ndikuar nga gjakderdhja jomenstruale:"Merr abdes për çdo namaz".1 Në një tjetër version të hadithit qëndron:"Edhe nëse gjaku rrjedh pikë-pikë në rrobën".2 Kështu që i themi atij që ka diarre: Merr abdes për çdo namaz kur të hyjë koha për të, ngaqë kjo është një sëmundje e cila e arsyeton personin nga bërja e mëkatit meqë kjo është jashtë kontrollit dhe Allahu nuk e ngarkon një shpirt më shumë se që ai mund të mbartë.

## Të fjeturit duke qenë xhunub

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pyetje: Ai i lejohet njeriut të flejë duke qenë xhunub?

Përgjigje: Falënderimet i takojnë vetëm Allahut, Një e të vetëm. Es Salatu ves Selam qofshin mbi të Dërguarin e Tij, mbi familjen dhe mbi shokët e tij! E më pas…!

I lejohet njeriut të flejë duke qenë xhunub, porse më parësore dhe më e mirë është që ai të flejë vetëm pasi të lajë organin e tij dhe të marrë abdes si për namaz. Kjo duke u bazuar tek ajo që kanë transmetuar xhemati (Allahu i mëshiroftë!) nga Aisha (Allahu qoftë i kënaqur prej saj!) se ka thënë:

"Kur i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) dëshironte të flinte dhe ishte xhunub, lante organin e tij dhe merrte abdes si për namaz." {Muslimi 1/170}.

## Vendimi në lidhje me dyshimin në abdes

*shejh Ibn Baz*

Pyetje: Çfarë është vendimi në lidhje me personin që dyshon se a e ka prishur abdesin apo jo?

Përgjigje: Nëse personi ka dyshime se a e ka prishur abdesin apo jo, atëherë mbetet gjendja e të qenit i pastër dhe dyshimi nuk ka ndonjë ndikim. Kjo bazohet në thënien e pejgamberit, kur nje njeri e pyeti atë lidhur me ndjenjat që ai kishte në barkun e tij gjatë namazit: "Mos e lini [namazin] deri të dëgjoni zhurmë apo të ndjeni erë".

Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ia bëri të qartë atij se parimi bazë është ia i pastërtisë derisa të dihet me siguri se diçka që e anulon abdesin ka ndodhur. Për sa kohë që personi ka vetëm dyshime, gjendja e tij e pastërtisë është e shëndoshë dhe e vërtetuar. Andaj, ai mund ta vazhdojë namazin, të sillet rreth Ka'bes, të lexojë Kur'an, dhe kështu me radhë. Ky është vendimi origjinal. Kjo është, dhe i gjithë falënderimi i takon Allahut, nga bujaria dhe lehtësia e Islamit.

## A e prish abdesin pirja e duhanit

*shejh Ibn Baz*

Ndërsa sa i përket pyetjes se a e prish abdesin pirja e duhanit, mund të themi se shumicës së dijetarëve të sotshëm ua kanë parashtruar pyetjen e njëjtë dhe u janë përgjigjur në këtë mënyrë:

Konsumimi i duhanit nuk e prish abdesin, pasi, po të thoshim se disa sjellje apo gjëra e prishin abdesin, jemi të detyruar që të kemi argument për të [ajet, hadith, analogji, konsensus], ndërsa për këtë rast nuk ka [argument sh.p.]. Pa dyshim, përgjigjja e tillë në asnjë rast nuk e aprovon veprimin e saj, pasi është e ditur se dijetarët islam bashkëkohorë e ndalojnë konsumimin e duhanit në mënyrë të prerë, posaçërisht pas zbulimit se konsumimi i duhanit dëmton konsumuesin dhe të tjerët të cilët janë afër tij. Mirëpo, abdesi është ibadet i veçantë dhe nuk lidhet me konsumimin e duhanit për saktësinë dhe pasaktësinë [e abdesit sh.p].

# *AGJERIM*

## A duhet të agjërojë i vetëm personi i cili sheh hënën e re të ramazanit?

*Shejh AbdulAziz bin Baz*

Përgjigje: Ka tri pikëpamje dijetarësh rreth kësaj:

1. Ai duhet të veprojë sipas pamjes së tij në të dyja rastet, kështu që ai duhet të agjërojë nga fillimi i muajit [të ramazanit] dhe ta ndërpresë atë në fund, pavarësisht nga të tjerët. Kjo është pikëpamja e el-Shafi'i [rahimehullah].

Por, ai s'duhet ta bëjë këtë haptazi, në mënyrë që të mos duket se ai po bën diçka ndryshe nga njerëzit tjerë dhe që kjo të mos i nxisë ata të mendojnë keq për të, kur ai han ndërsa tjerët agjërojnë.

2. Ai duhet të veprojë sipas pamjes së tij të hënës dhe të agjërojë, pavarësisht nga të tjerët, por në fund të muajit s'duhet të veprojë pavarësisht nga të tjerët dhe duhet ta ndërpresë agjërimin, kur njerëzit ta bëjnë këtë. Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve, përfshirë Ebu Hanife, Malik dhe Ahmed [Allahu i mëshiroftë]. Kjo pikëpamje, po ashtu, qe favorizuar nga shejh Ibn Uthejmin, i cili ka thënë:

"Kjo bëhet për të qenë në anën e sigurt lidhur me fillimin dhe mbarimin e agjërimit. Sa i përket agjërimit, i themi atij: agjëro. Kurse, sa i përket ndërprerjes së agjërimit, i themi: mos ndërpre agjërimin, por agjëro". [*el-Sherh el-Mumtij* 6/330]

3. Ai s'duhet të veprojë pavarësisht sipas pamjes së tij të hënë, por duhet të nisë agjërimin dhe ta ndërpresë atë së bashku me popullin.

Kjo ishte pikëpamja e Imam Ahmed në një transmetim dhe ishte pikëpamja e favorizuar e Shejh el-Islam ibn Tejmije, i cili citon një sasi të bollshme të argumenteve në mbështetje të kësaj, ku thotë:

"Pikëpamja e tretë është se ai duhet të fillojë dhe ta mbarojë agjërimin së bashku me popullin. Dhe kjo është më e sakta, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam, ka thënë:

"Agjërimi juaj është dita kur agjëroni dhe ndërprerja juaj e agjërimit është dita kur e ndërpritni agjërimin. Dhe kurbani juaj është dita kur ju e ofroni atë".

Hadithi transmetohet nga et-Tirmidhi, i cili ka thënë se është *hasen gharib*. Po ashtu, është transmetuar nga Ebu Daud dhe nga Ibn Maxheh, i cili përmend vetëm ndërprerjen e agjërimit dhe kurbanin. Po ashtu, është transmetuar nga et-Tirmidhi nga hadithi i Abdullah ibn Xhafer, nga Uthman ibn Muhamed, nga el-Mekberi, nga Ebu Hurejre se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Agjërimi juaj është dita kur agjëroni dhe ndërprerja juaj e agjërimit është dita kur e ndërpritni agjërimin. Dhe kurbani juaj është dita kur ju e ofroni atë".

Ky hadith ka gradën *hasen gharib*. Disa dijetarë e kanë komentuar këtë me domethënie se personi duhet ta fillojë dhe ta mbarojë agjërimin së bashku me komunitetin dhe me shumicën e njerëzve". [*Mexhmu el-Fetaua* 25/114]

Ibn Tejmije, gjithashtu, citon si dëshmi faktin që, edhe nëse ai e sheh hënën e re të Dhul-Hixhes, asnjë nga dijetarët nuk kanë sugjeruar që ai të qëndrojë në Arafat i vetëm, pavarësisht nga të tjerët. Dhe thotë që parimi bazë rreth kësaj çështjeje është se vendimi ndërlidhet me hënën e re të muajit. Allahu ka thënë:

« Të pyesin ty [o Muhamed] rreth hënave të reja. Thuaj: Këto janë shenja për të shënuar periudhat fikse të kohës për njerëzimin si dhe për haxhillëk » [el-bekareh, 189]

*Hilal* [shumës: *Ahilah*] në arabisht i referohet asaj kur diçka shpallet dhe gjithkush di për këtë. Nëse *hilal* shfaqet në qiell, por njerëzit nuk e njohin atë dhe nuk e shpallin pamjen e saj, atëherë kjo s'është *hilal*.

Ngjashëm, fjala *shehr* [muaj] është marrë nga fjala *shuhreh* [e njohur]. Nëse nuk njihet/dihet mirë ndër njerëz, atëherë muaji nuk ka filluar.

Shumë njerëz bëjnë gabim lidhur me këtë çështje dhe mendojnë që, kur hëna shfaqet në qiell, ajo natë është nata e parë e muajit, qoftë nëse njerëzit e shohin këtë dhe e shpallin, qoftë nëse nuk e shohin dhe nuk e shpallin. Por, kështu nuk qëndron puna. Sepse kjoduhet të shihet/të dihet nga njerëzit dhe duhet ta shpallin fillimin e muajit, kur ta shohin atë. Prej këtu, pejgamberi [salallahu alejhi ue selam[ ka thënë:

"Agjërimi juaj është dita kur agjëroni dhe ndërprerja juaj e agjërimit është dita kur e ndërpritni agjërimin. Dhe kurbani juaj është dita kur ju e ofroni atë".

Dmth kjo ditë të cilën ju e shpallni si fillim apo si mbarim të agjërimi apo kurbanit. Nëse nuk e njihni/dini atë, atëherë asnjë vendimi s'mund të bazohet në këtë". [*Mexhmu el-Fetaua* 25/202]

Kjo pikëpamje është shprehur edhe në një fetua të dhënë nga shejh bin Baz [Allahu e mëshiroftë].

## A e prish agjërimin gëlbaza

*shejh Jahja el-Haxhurij*

Pyetje: A e prish agjërimin përpima e gëlbazës?

Përgjigje: ka dallime mendimesh mes dijetarëve rreth kësaj çështjeje. Shumica prej tyre konsiderojnë që, gëlbaza e marrë nga hunda, e prish agjërimin. Dhe thonë që kjo është e dëmshme dhe e pakëndshme. Prandaj, bazuar në këtë, këshillojmë personin që ta pështyjë atë, kur ajo të mbërrijë fytin e tij.
Tash, sa i përket prishjes së agjërimit nga gëlbaza, duket që nuk e prish, meqë kjo s'është as ushqim e as pije. Rekomandoj që personi të përmbahet nga përpima e gëlbazës ndërsa agjëron, bazuar në hadithin: "Evito gjërat që të bëjnë të dyshosh për gjërat që je i sigurt".

## A duhet që gjashtë ditët e Sheualit të kryhen menjëherë pas ditës së Bajramit?

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pyetje: A janë detyrim gjashtë ditët [e Sheualit] pas muajit të Ramazanit menjëherë pas ditës së Bajramit, apo është e lejueshme pas Bajramit pas disa ditësh në muajin Sheual?
Përgjigje: S'është e detyrueshme që ai të agjërojë menjëherë pas Bajramit, por është e lejueshme të fillohet me agjërim pas Bajramit dy apo më shumë ditë. Dhe, këto mund të agjërohen vazhdimisht ose me ndërprerje në muajin Sheual, sipas asaj që është më lehtë për të. Çështja është e hapur në këtë rast dhe s'është e detyrueshme, por është Sunet.

## Agjërimi i nëntë ditëve të Dhul-Hixhes është Sunet

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A ka ndonjë hadith të vërtetë që përmend agjërimin e nëntë ditëve të para të Dhul-Hixhes?
Përgjigje: Agjërimi i nëntë ditëve të para të Dhul-Hixhes, pa dyshim, është prej punëve të mbara. Dhe pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"S'ka ditë tjera në të cilat punët e hajrit janë më të dashura për Allahun sesa në këto dhjetë ditë". U tha:"O i Dërguar i Allahut, as xhihadi në rrugë të Allahut?" Ai tha:"As xhihadi në rrugë të Allahut, përveç atij që del me pasurinë e tij dhe nuk kthehet [dmth vritet]".
Agjërimi është i përfshirë në kontekstin e përgjithshëm të këtij hadithi. Dhe ka një hadith ku thuhet se i Dërguari i Allahut agjëronte dhjetë ditët e para të Dhul-Hixhes, pa numëruar këtu ditën e Bajramit [me fjalë tjera, nëntë ditët e para të Dhul-Hixhes].
Imam Ahmed [rahimehullah] e ka këtë opinion dhe kjo është autentike. Agjërimi në dhjetë ditët e para [pa ditën e Bajramit], është sunet. Po.

## Vendimi mbi atë që s'ka agjëruar disa vite

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Cili është vendimi mbi një musliman që nuk e ka agjëruar Ramazanin për disa vite, ndonëse ai ka kryer të gjitha detyrat tjera që kërkohen prej tij, dhe që nuk ka patur arsye për këtë; a duhet t'i kompensojë ato agjërime nëse pendohet?

Përgjigje: Opinioni i saktë është që ai nuk e ka për detyrë t'i kompensojë ato agjërime nëse pendohet, sepse për sa i përket çdo akti të adhurimit, i cili është parashkruar për një kohë të caktuar, nëse personi e vonon atë qëllimisht përtej asaj kohe pa ndonjë arsye, Allahu nuk do ta pranojë atë prej tij. Kështu që s'ka dobi që ato të kompensohen. Mirëpo, ai duhet që të pendohet dhe të bëjë sa më shumë vepra të mira. Kushdo që pendohet, Allahu pranon pendimin prej tij.

## Depërtimi i ujit në fyt pa dashje

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Nëse uji hyn në fyt pa dashje, kur pastrojmë hundën gjatë abdesit, a prishet abdesi?
Përgjigje: "Nëse agjëruesi bën pa qëllim ndonjërën nga gjërat që e prishin agjërimin, atëherë agjërimi i tij mbetet i vlefshëm. Nëse ai shpëlan gojën dhe një sasi uji mbërrin barkun e tij pa e pasur ai këtë për qëllim, agjërimi i tij është i vlefshëm". [Shejh Ibn Uthejmin, *Mexhmu el-Fetaua* 19]
Ai, po ashtu, ka thënë:"Nëse një mushkonjë apo diçka tjetër hyn në gojën e agjëruesit pa e dashur ai këtë, apo kur e shpëlan gojën a hundën dhe një pjesë e ujit mbërrin fytin e tij pa e synuar ai këtë, atëherë agjërimi i tij ende është i vlefshëm dhe s'ka nevojë ta kompensojë atë".

## Gjykimi në lidhje me ndërprerjen e agjërimit nafile

*Sheikh ibën Bazi (Allahu e mëshiroftë!)*

Pyetje: A lejohet që në agjërimin nafile agjëruesi të hajë (ta prishë agjërimin) kur të dëshirojë?
Përgjigje: Po, atij i lejohet kjo gjë, porse më e mira është që ai ta plotësojë agjërimin. Vetëm nëse ka arsye për prishjen e tij (agjërimit), si p.sh. nderimi i mikut (kur i vjen miku), kur është vapë e madhe etj. (arsye) si këto. Sepse një gjë e tillë tregohet nga Profeti (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) prej hadithit të Aishes (Allahu qoftë i kënaqur prej saj!), që është argument për atë që ne përmendëm. Allahu është Ai i Cili posedon suksesin!

## Kujt t'i jepet zekatul-fitri?

*Komisioni i Përhershëm për kërkime dhe për Fetua*

Pyetje: Kujt duhet t'ia japim zekatin? A bën të jepet, për shembull, në fonde bamirësie?
Përgjigje: Lavdi Allahut. Zekatul-fitri duhet t'u jepet muslimanëve të varfër të vendit apo të qytetit ku jepet, për shkak të transmetimit që gjendet te Ebu Daud nga Ibn Abas, i cili ka thënë:
"I dërguari i Allahut ka urdhëruar të paguhet zekati i fitrit në muajin e ramazanit, për të ushqyer të varfrit..."

Është e lejueshme t'u dërgohet të varfërve të një vendi tjetër, të cilët kanë nevojë më shumë. Nuk është e lejueshme që zekatit të harxhohet në ndërtimin e ndonjë xhamie apo në të tjera projekte bamirësie.

## Agjërimi i tre ditëve të çdo muaji

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Kur të agjërohen tre ditë të çdo muaji, a është e nevojshme që kjo të jetë vetëm në "ditët e bardha"? Apo, është e lejueshme të agjërohet në cilatdo tre ditë të muajit?
Përgjigje: Është e lejueshme të agjërohet në fillim të muajit, në mes apo në fund, në ditë të njëpasnjëshme apo veç e veç. Por, është më mirë po që se kjo bëhet në tre "ditët e bardha", të cilat janë e trembëdhjeta, e katërmbëdhjeta dhe e pesëmbëdhjeta. A'isha [Allahu qoftë e kënaqur me të] ka thënë:"Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] agjëronte tre ditë të çdo muaji, dhe nuk ishte me rëndësi për të se a agjëronte në fillim apo në fund të muajit".

## Lënia e namazit dhe zhvlerësimi i agjërimit

*shejh Jahja el-Haxhurij*

Pyetje: Nëse personi që agjëron humb ndonjë nga namazet, a zhvlerëson kjo agjërimin e tij?
Përgjigje: Nëse ai qëllimisht e lë namazin, atëherë po. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë: "Kushdo që qëllimisht e braktisë namazin e ikindisë, i ka zhvlerësuar veprat e tij". [Buhari # 553]
Dhe në një tjetër hadith, ia ka thënë:
"Ai që humb namazin e ikindisë, është si ai që humb familjen dhe pasurinë e tij".
Dallimi mes dy teksteve është i qartë. Njëri thotë "braktisë", që do të thotë lënie e qëllimshme. Kushdo që qëllimisht e humb një namaz për shkaqe tjera pos gjumit dhe harresës, kla nevojë t'i pendohet Allahut. Lënia e namazit anulon islamin, agjërimin dhe haxhin e tij. Pasi të pendohet, a ka nevojë që ta përsërisë haxhin? Përgjigja është jo. Haxhi i parë i tij është i pranueshëm për sa kohë ai vdesë si musliman. Femohimi nuk i zhvlerëson veprat e personit, përveç nëse ai vdes si mosbesimtar. Allahu ka thënë:
*« Kushdo nga ju që i kthen shpinën fesë dhe vdes si mosbesimtar, veprat e tij do të humbasin në këtë jetë dhe në jetën e përtejme, dhe ata do të jenë banorë të Zjarrit, ku do të mbeten përgjithmonë »*[el-Bekareh, 217]
Veprat që i bën personi para se të dalë nga feja janë të pranueshme dhe nuk anulohen, por ai duhet të vdesë si musliman për t'u pranuar ato

## Në lidhje me agjërimin në ditën e ashures

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

*Pyetje: Çfarë është e detyrueshme për muslimanin në ditën e ashures [dita e dhjetë e muajit muharrem], dhe a është i detyrueshëm zekat-ul-fitri [në këtë ditë]?*

Përgjigje: Është ligjëruar që muslimani të agjërojë në ditën e ashures, ngaqë është vërtetuar që pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka urdhëruar agjërimin në këtë ditë. Mirëpo, kur agjërimi i ramazanit u bë i detyrueshëm, kushdo që e pëlqente të agjëronte në këtë ditë, agjëronte; kushdo që nuk donte, nuk agjëronte. Dhe nuk duhet paguar zekatin e fitrit në ditën e ashures, siç bëhet në ditën e bajramit, pas muajit të ramazanit.
Me Allahun është suksesi, dhe përshëndetjet e lutjet tona qofshin mbi pejgamberin Muhamed, salallahu alejhi ue selam, mbi familjen e tij dhe mbi shoqëruesit e tij.

*Pyetje: A është e lejueshme ta agjërosh ashuren vetëm një ditë?*

Përgjigje: Është e lejueshme të agjërosh ditën e ashures [ditën e dhjetë të muajit muharremit] vetëm një ditë, por është më mirë të agjërosh ditën para saj dhe ditën pas saj. Ky është sunet i vërtetuar nga Pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, i cili tha:*"Nëse ende jam këtu vitin e ardhshëm, atëherë, sigurisht, do ta agjërojë ditën e nëntë [të muharremit]"*[Transmetuar nga Muslim, Ahmed, Ibn Maxhe, Ibn Ebi Shejbeh, et-Tahaui, el-Bejheki dhe el-Begaui.] Ibn Abas, radijallahu anhuma, ka thënë:*"Së bashku me ditën e dhjetë [të muharremit]"*.
Me Allahun është suksesi, dhe përshëndetjet e lutjet tona qofshin mbi pejgamberin Muhamed, salallahu alejhi ue selam, mbi familjen e tij dhe mbi shoqëruesit e tij.

*Pyetje: Si është vendimi mbi atë që ende ka ditë të paplotësuara nga ramazani dhe, megjithëkëtë, dëshiron të agjërojë vullnetarisht apo ta agjërojë ditën e ashures? Për shembull, ai ka për qëllim t'i agjërojë të dyja, të dhjetën dhe të njëmbëdhjetën, me qëllimin e kompensimit të ditëve të paplotësuara të ramazanit, jo për të agjëruar në ditën e ashures. Po ashtu, a është e lejueshme të agjërohet dita e ashures, si dhe dita përpara e pas saj, me qëllimin e kompensimit [për ditët e humbura], kur ai ka ditë të ramazanit për të kompensuar?*

Përgjigje: Ai s'bën të agjërojë vullnetarisht, ndërsa i ka një ditë apo disa ditë për të kompensuar nga ramazani. Por, ai duhet të fillojë me kompensimin e ditëve të paplotësuara të ramazanit, e më pas të agjërojë vullnetarisht. Së dyti, nëse ai ka agjëruar ditën e dhjetë dhe të njëmbëdhjetë të muharremit, me qëllimin e kompensimit të ditëve të ramazanit, atëherë, kjo është e lejueshme dhe e mjaftueshme për kompensimin e dy ditëve ndër ditët e paplotësuara. Pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:*"Shpërblimi për veprat varet nga qëllimet, dhe çdo person do të marrë shpërblimin sipas qëllimit që ka patur..."*
Me Allahun është suksesi, dhe përshëndetjet e lutjet tona qofshin mbi pejgamberin Muhamed, salallahu alejhi ue selam, mbi familjen e tij dhe mbi shoqëruesit e tij.

## Nëse një udhëtar nuk vjen agjërueshëm, ai s'ka nevojë të përmbahet nga ngrënia e pirja

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Kam dëgjuar se keni dhënë fetua dhe keni thënë se, nëse një grua me menstruacione pastrohet gjatë ditës në ramazan, ajo mund të hajë e të pijë dhe s'ka nevojë të përmbahet gjatë pjesës së mbetur të ditës, dhe e njëjta vlen për një udhëtar i cili vjen gjatë ditës. A është e saktë kjo dhe cila është dëshmia për këtë?

Përgjigje: Po, ajo që keni dëgjuar, dmth nëse një grua me menstruacione pastrohet gjatë ditës, ajo mund të hajë e të pijë, pa pasur nevojë të përmbahet për pjesën e mbetur të ditës dhe se e njëjta gjë vlen edhe për udhëtarin i cili arrin në shtëpi gjatë ditës, është e saktë. Ky është njëri nga dy qëndrimet e Imam Ahmed dhe, po ashtu, është pikëpamja e Malik dhe e el-Shafi'i [Allahu i mëshiroftë].

Është transmetuar nga Abdullah ibn Mes'ud [radi Allahu anhu]:

"Kushdo që ha në fillim të ditës, le të hajë edhe në fund të saj".

Dhe është transmetuar se Fakihu Xhabir ibn Jezid Ebul-She'the, i cili qe një nga imamët e tabi'inëve, u kthye në shtëpi nga një udhëtim dhe e gjeti gruan e tij të pastër nga menstruacionet atë ditë, kështu që pati marrëdhënie seksuale me të. Këto dy transmetime janë shënuar në *el-Mugnij*, pa koment.

Sepse s'ka kuptim të përmbahesh nga ngrënia dhe pirja, meqë agjërimi vlen vetëm nëse bëhet nga agimi.

Dhe është e lejueshme për këta njerëz të mos agjërojnë në fillim të ditës, edhe nëse e dinë se është ramazan. Allahu na ka urdhëruar të përmbahemi nga ngrënia dhe nga pirja nga fillimi i ditës, nga koha e agimit, por në atë kohë për këta njerëz nuk vlen ky obligim, kështu që prej tyre nuk kërkohet të përmbahen nga ngrënia dhe nga pirja.

Allahu i ka urdhëruar udhëtarët dhe gratë me menstruacione ta kompensojnë agjërimin nga ditët tjera. Nëse presim që ai të përmbahet nga ngrënia dhe nga pirja, atëherë do të kërkonim prej tij më shumë sesa që ka urdhëruar Allahu. Sepse, në këtë rast, do të kërkonim prej tij të përmbahet nga ngrënia dhe nga pirja në atë ditë si edhe ta kompensojë atë ditë, kështu që do të kërkonim që ai të bënte dy gjëra, ndonëse vetëm njëra prej tyre kërkohet, që është kompensimi i ditëve të humbura. Kjo është dëshmia më e qartë se ne s'duhet të përmbahemi nga ngrënia dhe nga pirja në këtë kohë ... por s'duhet të hamë e të pimë haptazi, sepse kjo mund të ketë pasoja negative.

## Përdorimi i misvakut gjatë muajit të Ramazanit për agjëruesin

*Sheikh Ibën Uthejmin*

Pyetje: Cili është gjykimi i përdorimit të misvakut nga ana e agjëruesit pas *zevalit* (mesditës, kur dielli është në zenit)?

Përgjigje: Përdorimi i misvakut nga ana e agjëruesit para *zevalit* apo pas *zevalit* është sunet ashtu siç është sunet dhe për të tjerët përveç tij. Për shkak se hadithet janë të përgjithshme në lidhje me përdorimin e misvakut dhe nuk përjashtohet nga këto agjëruesi para *zevalit* dhe as pas tij. I Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë:

"Misvaku është pastrim për gojën dhe kënaqësi për Zotin…"

Gjithashtu, ai (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë:

"Sikur të mos ia vështirësoja popullit tim, do t'i urdhëroja ata për përdorimin e misvakut për çdo namaz."

## Ndërprerja e agjërimit pa arsye gjatë ramazanit

*Shejh Ibn Uthejmin*

Shejh Ibn Uthejmin, Allahu e mëshiroftë, qe pyetur lidhur me vendimin mbi ndërprerjen e agjërimit gjatë ditës së ramazanit pa arsyetim.

Përgjigja: "Ndërprerja e agjërimit në ramazan pa ndonjë arsye është mëkat i madh i cili e bën personin fasik [mëkatar të pabindur]. Ai duhet t'i pendohet Allahut dhe ta kompensojë ditën në të cilën e ka ndërpre agjërimin. Kjo do të thotë që nëse ai ka agjëruar gjatë ditës në të cilën e ka ndërprerë agjërimin pa arsyetim, atëherë ai është mëkatar dhe duhet ta kompensojë atë ditë që e ka ndërprerë, sepse kur ai nisi agjërimin, atij i është bërë detyrim plotësimi i tij, sikur që është në rastin e betimit. Mirëpo, nëse ai me qëllim nuk e ka nisur agjërimin pa kurrfarë arsye, atëherë nuk ka nevojë ta kompensojë atë sepse nuk do të ketë dobi nga kjo dhe për shkak se kjo kurrë nuk do të pranohet prej tij. Parimi bazë për sa i përket çdo akti të adhurimit, i cili është i ndërlidhur me një kohë të veçantë, është që nëse akti vonohet përtej asaj kohe pa ndonjë arsye, ai nuk do t'i pranohet sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Kushdo që bën një vepër e cila nuk është në pajtim me këtë çështje tonën, ajo do t'i refuzohet". Dhe kjo është një shkelje e kufijve të shenjtë të Allahut ndërsa shkelja e kufijve të Allahut është [keqbërje], dhe veprat e keqbërësit nuk pranohen. Allahu thotë:

*"Kushdo që shkel kufijtë e caktuar nga Allahu, të tillët janë dhalimun [keqbërës]?"*[el-Bekare, 229]

Po ta kishte bërë këtë akt adhurimi para hyrjes së kohës për të, ai nuk do të pranohej prej tij dhe, në të njëjtën mënyrë, nëse e bën atë pasi të përfundojë koha për të, ai nuk do të pranohej prej tij, përveç nëse ka patur arsye.

## Shikimi i hënës dhe mosndjekja e kalkulimeve astronomike

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pyetje: Ka kundërshtime mes dijetarëve muslimanë lidhur me kohën e fillimit të muajit ramazan dhe festës së bajramit. Disa prej tyre veprojnë sipas pamjes së hënës së re, për shkak të hadithit:"Agjëroni, kur ta shihni atë [hënë e re], dhe ndërprisni agjërimin, kur ta shihni atë ..." Të tjerët mbështeten në kalkulimet astronomike të astronomëve, duke thënë së këta shkencëtarë kanë avancuar aq shumë në shkencën e astronomisë, saqë janë të aftë të dinë kur fillon muaji hënor. Kush ka të drejtë në këtë çështje?

Përgjigje: Lavdi Allahut. Së pari, opinioni i saktë, sipas të cilit duhet vepruar, është ai në të cilin tregohen nga fjalët e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]:

"Agjëroni, kur ta shihni atë [hënë e re], dhe ndërprisni agjërimin, kur ta shihni atë. Nëse është vrerët, atëherë plotësojeni muajin me tridhjetë ditë".

Kjo është baza për caktimin e fillimit dhe fundit të ramazanit, pra, me anë të shikimit të vërtetë të hënës së re. Sheriati islamik me të cilin Allahu e dërgoi pejgamberin tonë Muhamed, është i gjithanshëm dhe i përgjithmonshëm, deri në Ditën e Ringjalljes. Ai është i vlefshëm për çdo kohë dhe për çdo vend, qoftë kur shkencat e kësaj bote janë të avancuara apo ndryshe, qoftë kur ka teleskopë apo jo, qoftë kur ka persona të aftë për të bërë kalkulime

astronomike apo jo. Shikimi i hënës është diçka që njerëzit e çdo vendi dhe çdo kohe mund ta bëjnë, ndryshe nga kalkulimet që munden apo s'munden të kryhen nga njerëzit, apo teleskopët që mund të jenë apo të mos jenë në dispozicion të njerëzve.
Së dyti, Allahu e ka ditur se do të bëhet përparim në astronomi dhe në të tjera shkenca, por, pavarësisht kësaj, Ai ka thënë:
» ... kushdo prej jush që sheh [hënën e re në natën e parë] muajin [e ramazanit], duhet ta agjërojë atë muaj ... « [el-Bekare, 185]
Dhe i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Agjëroni, kur ta shihni atë [hënë e re], dhe ndërprisni agjërimin, kur ta shihni atë ..."
Pra, fillimi dhe fundi i ramazanit janë të lidhura me pamjen e hënës, jo me kalkulime të astronomëve, edhe pse Allahu e ka ditur që astronomët do ta zhvillonin shkencën e tyre, deri në pikën kur do të mund të kalkulonin pozitën e yjeve dhe të trupave qiellor. Muslimanët janë të obliguar të ndjekin atë që Allahu u ka urdhëruar atyre nëpërmjet pejgamberit të Tij [salallahu alejhi ue selam], duke e bazuar fillimin dhe fundin eagjërimit në pamjen e hënës. Kjo është si konsensusi i dijetarëve. Kushdo që dallon me këtë dhe mbështetet në kalkulime, është i parregullt dhe në opinionin e tij s'bën të mbështetemi. Allahu e di më së miri

## Syfyri nuk është kusht për saktësinë e agjërimit

Pyetje: Nëse njeriu fle para syfyrit në Ramazan me nijet që të ngrihet për syfyr. A është i saktë agjërimi i tij apo jo?
Përgjigje: Agjërimi i tij është i saktë, sepse syfyri nuk është kusht për saktësimin e agjërimit. Porse ai (syfyri) është prej gjërave të pëlqyeshme, duke u argumentuar me fjalën e Profetit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!):
"Ngrihuni në syfyr, sepse me të vërtetë në syfyr ka begati." [*Mutefekun alejhi*

## Gjykimi i pastrimit të dhëmbit tek doktori ose gërryerja e tij ose shkulja e tij gjatë agjërimit, si dhe përdorimi i gjilpërës mpirëse (anestezisë).

*Sheikh Ibn baz*

"Asnjë nga këto që u përmendën më lart në pyetje nuk ndikojnë në saktësinë e agjërimit. Është diçka e falur por duhet të ruhet mos të gëlltisë diçka nga ilaçet apo gjaku. Po ashtu gjilpëra mpirëse nuk ndikon aspak në saktësinë e agjërimit, sepse ajo nuk i ngjason ushqimit dhe pijes dhe sepse origjina është saktësia dhe vlefshmëria e agjërimit".

## A e prish agjërimin përdorimi i gjilpërës mpirëse në gojë për atë që do kurojë dhëmbët?

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

"Nuk ka problem që t'i bëhet agjëruesit gjilpërë mpirëse zonale, qoftë në gojë apo në pjesë tjetër të trupit për shkak të kurimit, sepse kjo lloj gjilpëre nuk është ushqyese".

**A ndikon procesi i larjes së veshkave në agjërim?**

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

"I kemi shkruar drejtorit të spitalit "Mbreti Fajsal" dhe drejtorit të spitalit ushtarak në Rijad, që të na tregojnë rreth procesit të larjes së veshkave, lëndët kimike që përdoren në të dhe a ka diçka ushqyese në mesin e këtyre lëndëve, dhe përgjigja ishte si më poshtë:
'Procesi i larjes së veshkave do të thotë nxjerrje e gjakut në një aparaturë që quhet "veshkë artificiale", ku bëhet pastrimi i gjakut dhe i shtohen në të ca lëndë kimike si psh: sheqerna, kripëra, etj., dhe pastaj rikthehet përsëri në trupin e të sëmurit'.
Pas studimit që i bëri Komisioni i Fetuave realitetit të procesit të larjes së veshkave dha fetuanë se: procesi i lartpërmendur e prish agjërimin".

**A duhet ta ndërpresë agjërimin nëse këtë ia këshillon mjeku i krishterë?**

*shejh AbdulAziz bin Baz.*

Pyetja:Unë jam i sëmurë rëndë, gjë e cila më ka detyruar të udhëtoj jashtë botës islame për t'u kuruar. Muaji i Ramazanit më gjeti atje dhe mjeku - i cili ishte i krishterë - më urdhëroi të mos agjëroja sepse ilaçet do më bënin dëm nëse nuk i shoqëroja me ushqim dhe ujë në veçanti, si dhe ma caktoi këtë lloj kure për një kohë të gjatë. Kur u ktheva, u konsultova me një mjek mysliman i cili gjithashtu më kërkoi që të mos agjëroj dhe këtë vit. Kam provuar të agjëroj por kjo gjë ma ka përkeqësuar gjendjen shëndetësore. Çfarë duhet të bëj kur kjo është situata?
Përgjigje:"O vëllai im, nuk ka problem ta lësh agjërimin për sa kohë që e ndjen veten sëmurë dhe agjërimi të mundon, duke qenë se edhe mjekët të kanë këshilluar që të mos agjërosh; nuk ka problem. I njëjti gjykim është nëse ke nevojë të marrësh ilaçe gjatë ditës - lejohet që të mos agjërosh sepse Allahu i Lartësuar thotë:
"Ndërsa ai që është i sëmurë apo në udhëtim e ka detyrë të agjërojë (kaza) aq ditë sa ka lënë pa agjëruar, në ditët e mëvonshme" (Bekare 185).
Edhe sikur të mos kesh aty pranë ndonjë mjek (për t'u konsultuar me të) dhe e ndjen veten se je sëmurë dhe e ke të vështirë në atë gjendje të agjërosh, të lejohet ty që të mos agjërosh për shkak të ekzistencës së sëmundjes, siç thuhet qartë në ajetin kur'anor. Sëmundja është justifikim i konsiderueshëm në sheriat siç është edhe udhëtimi. Sa herë që të gjesh vështirësi në agjërim për shkak të sëmundjes, të lejohet mos-agjërimi edhe nëse nuk këshillohesh paraprakisht me mjekun. Kuptohet e ke detyrë ta kryesh atë agjërim kaza kur të shërohesh nga sëmundja, qoftë dhe pas një kohe të gjatë, sepse Allahu i Lartësuar thotë:
"Ndërsa ai që është i sëmurë apo në udhëtim e ka detyrë t'i agjërojë (kaza) aq ditë sa ka lënë, në ditët e mëvonshme".
Kuptimi i ajetit është: E ka detyrë t'i agjërojë kaza aq ditë sa ka lënë pa agjëruar.
Pra ti, o vëllai im, kur të të shërojë Allahu dhe të kthehet shëndeti yt, kryeje agjërimin kaza pa pasur asnjë lloj sikleti në këtë gjë, uel hamdulilah. Përgëzohu me të mira, Allahu të shëroftë".

## Të punësosh punëtorë jomuslimanë dhe t'u lejosh atyre të hanë përpara muslimanëve gjatë kohës së agjërimit

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Një pronar kompanie ka punëtorë jomuslimanë. A është e lejueshme për të që, gjatë ramazanit, t'i ndalojë nga ngrënia dhe pirja përpara muslimanëve që punojnë në të njëjtën kompani?

Përgjigje: Së pari, personi s'bën të punësojë jomuslimanë, nëse ka mundësi të punësojë muslimanë, sepse muslimanët janë më të mirë sesa jomuslimanët. Allahu i lartësuar ka thënë: *« … dhe, vërtet, një rob besimtar është më i mirë sesa një idhujtar [i lirë], edhe nëse ai ju kënaq. Ata [idhujtarët] ju thërrasin për në Zjarr, kurse Allahu ju thërret për në Xhenet dhe falje nga ana e Tij, si dhe ua sqaron ajetet [dëshmitë, vargjet, shenjat, etj.] e Tij njerëzimit, që ata të kujtojnë »*[el-Bekare, 221]

Por, nëse është e domosdoshme të punësohen jomuslimanët, atëherë s'ka gjë të keqe në këtë, por vetëm kur është e domosdoshme.

Së dyti, sa i përket ngrënies dhe pirjes së tyre gjatë ditës në muajin ramazan përpara muslimanëve që janë duke agjëruar, s'ka gjë të keqe në këtë, sepse muslimani që agjëron, do ta falënderojë Allahun që e ka udhëzuar, çka çon në lumturi në këtë botë dhe në tjetrën, dhe do ta falënderojë Allahu që e ka mbrojtur. Se, ndonëse ai heq dorë nga ushqimi dhe pirja në këtë botë në përputhje me kërkesat e Sheriatit, ai do të shpërblehet për këtë në Ditën e Ringjalljes, kur atij do t'i thuhet:

*« Ha e pi rehatshëm për atë që ke bërë në ditët e kaluara »* [el-Hakkah, 24]

Por, jomuslimanët duhet të ndalohen [në vende muslimane] nga ngrënia dhe pirja në vende publike, sepse kjo shkon kundër identitetit islamik të vendit.

## Nuk vlen kombinimi i ditëve të humbura nga ramazani dhe i gjashtë ditëve të me një nijet

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A lejohet të agjëroj gjashtë ditët e *shevalit* bashkë me nijetin e agjërimit të ditëve të ramazanit gjatë cilave nuk kam agjëruar, për shkak të menstruacioneve?

Përgjigje: Kushdo që agjëron në Ditën e Arafatit apo në Ditën e Ashures, por ende ka borxh ditë nga ramazani, agjërimi i tij është i vlefshëm. Por, nëse ai ka për qëllim të agjërojë në këtë ditë dhe të kompensojë ditët e humbura të ramazanit, ai do të ketë dy shpërblime: shpërblimin e ditës së Arafatit dhe atë të ditëve të humbura të ramazanit.

Sa i përket agjërimit të gjashtë ditëve të *shevalit*, këto janë të lidhura me ramazanin dhe mund të kryhen vetëm pasi të kompensohet agjërimi i ramazanit. Nëse ai agjëron në këto ditë, para se të kompensojë ditët e humburat ë ramazanit, ai nuk do të shpërblehet, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Kushdo që agjëron ramazanin dhe e përcjell atë me gjashtë ditë nga *shevali*, kjo do të jetë sikur të ketë agjëruara tërë jetën".

Dihet mirë që, kushdo qe ende ka borxh nga agjërimi i ramazanit, nuk konsiderohet të ketë agjëruar ramazanin, derisa t'i kompensojë ditët e humbura.

## Përdorimi i inhaluesit për astmë nuk e prish agjërimin

*Sheikh ibn Baz*

Pyetje: A e prish agjërimin përdorimi i inhaluesit të astmës në ditët e ramazanit në rastin kur ka vështirësi në frymëmarrje?

Përgjigje: Shejh Ibn Baz [*Fetaua el-Da'ue,* nr.979]:"Inhaluesi që përdoret kundër astmës, nuk e prish agjërimin, sepse ai është gaz i presuar që shkon në mushkëri e nuk është ushqim. Dhe kjo është diçka që vazhdimisht është e nevojshme si në ramazan, ashtu dhe në kohërat tjera".

Shejh Ibn Uthejmin *[Fetaua Erkan el-Islam*, f.475]:"Ky inhalues avullohet dhe nuk e mbërrin barkun, kështu që, në këtë rast, themi që s'ka gjë të keqe në përdorimin e këtij inhaluesi, kur agjërohet, dhe me këtë nuk prishet agjërimi".

Komisioni i Përhershëm [*Fetaua Islamije* 1/30]:"Ilaçi që thithet nga pacienti ne rastin e astmës, mbërrin mushkëritë nëpërmjet trakesë dhe nuk mbërrin barkun, kështu që kjo nuk është ushqim apo pije a ndonjë gjë tjetër e këtij lloji…"

# *AKIDE*

## A do të flenë banorët e Xhenetit?

Pyetje: Allahu ju faltë. A do të flenë banorët e Xhenetit? Dhe çfarë është domethënia e thënies së Tij, më të lartit: "Vendbanimi më i mirë dhe vendet më të ndershme për prehje?"

Përgjigje: Jo, ata s' do të flenë. Gjumi është vëllai i vdekjes, dhe në Xhenet nuk as gjumë e as vdekje. Nuk ka as sëmundje e as pleqëri. Nuk ka brenga, pikëllim e vuajtje. Nuk ka urinim, jashtëqitje e erëra të këqija. Dhe për gratë nuk ka menstruacione apo gjakderdhje të paslindjes.

Nuk ka armiqësi, keqdashje e inat. Mëria do të hiqet nga gjokset e besimtarëve, para se të hyjnë në Xhenet. Ata do të ndalen në një Urë, pasi të kenë kaluar *Siratin*, dhe do t' i hakmerren njëritjetrit për ankimet që kanë mes vete. Pastaj çdo inat do t' u hiqet nga gjokset dhe do të hyjnë në Xhenet me shkallën më të lartë të dëlirësisë. Më i larti ka thënë:

"Dhe Ne do të heqim nga gjokset e tyre çfarëdo vrerosje [që mund të kenë], [që ata të jenë] vëllezër, të ulur përballë njëri-tjetrit në frone". [el-Hixhr, 47]

Për sa i përket thënies së Tij "... vendet më të ndershme për prehje"[el-Furkan, 24], kjo do të thotë: është koha për qetësim, për çlodhje. Qëllimi i kësaj është se kësaj here koha për pushim do të jetë në Xhenet. Dhe domethënia e kësaj është se Allahu, më i larti, do ti marrë në përgjegjësi krijesat e veta në Ditën E gjykimit. Ai do ta kryejë me ta përpjesëtimisht nga mesi I Ditës. Dhe Ai ka thënë për banorët e Xhenetit:

"Banorët e Xhenetit [dmth ata që e merituan atë, nëpërmjet besimit dhe drejtësisë së tyre], në atë Ditë, do të kenë vendbanimin më të mirë dhe vendet më të ndershme për prehje". [el-Furkan, 24]

Pra, gjumi është vëllai i vdekjes. Në Xhenet s' ka vdekje, ska gjumë, i cili është vëllai i vdekjes.

Po.

## A do të vdesë i gjithë krijimi

*Ibn Tejmije*

Shejh el-Islam ibn Tejmije [Allahu e mëshiroftë] qe pyetur: A do të vdesë i gjithë krijimi së bashku me engjëjt?

Ai u përgjigj: Ajo çfarë besojnë shumica e njerëzve është se i gjithë krijimi do të vdesë, madje edhe engjëjt si edhe engjëlli i vdekjes. Ka një hadith lidhur me këtë, i cili është *merfu* [dmth I atribuohet pejgamberit, salallahu alejhi ue selam].

Muslimanët, çifutët dhe të krishterët, të gjithë janë pajtuar se kjo është e mundur dhe se Allahu ka mundësi ta shkaktojë këtë. Vetëm disa grupe filozofësh, pasues të Aristotelit dhe të ngjashmëve me të, s' janë pajtuar rreth kësaj, si dhe ata të ashtuquajtur muslimanë që u janë bashkuar këtyre, siç janë autorët e fletëve të *Ihuan el-Suffa* dhe të ngjashmit me ta, të cilët pohonin se engjëjt janë mendje dhe shpirtra dhe se s' mund të vdesin në asnjë rrethanë, madje, sipas pikëpamjeve të tyre, ata janë zota dhe perëndi të kësaj bote.

Kur' ani dhe të gjitha shkrimet e tjera të shenjta pohojnë që engjëjt janë robër të Allahut, të cilët i nënshtrohen urdhrit të Tij, siç ka thënë Allahu:

« Mesia kurrë s'do të tregohet aq mendjemadh sa të refuzojë të qenit rob i Allahut, as engjëjt që janë afër [Allahut]. Kushdo që refuzon adhurimin ndaj Tij dhe tregohet mendjemadh, Ai do t'i tubojë ata të gjithë tek Ai » [el-Nisa, 172]

« Ata thonë: 'Më i Mëshirshmi [Allahu] ka lindur një bir [apo fëmijë]'. Lavdi Atij! Ata [që i quajnë fëmijë të Allahut, dmth engjëjt, Isën, Uzejrin] s'janë veçse robër të nderuar » [el-Enbija, 26] « Ka shumë engjëj në qiej, ndërmjetësimi i të cilëve s'do t'u bëjë punë, përveç pasi Allahu t'u ketë dhënë leje për kë të dojë Ai dhe për atë me të cilin Ai është i kënaqur » [el-Nexhm, 26]

Allahu është i aftë t' i bëjë ata të vdesin e pastaj t' i kthejë prapë në jetë, mu siç Ai është i aftë t' i bëjë njerëzimin dhe xhinët të vdesin e pastaj t' i kthejë prapë në jetë. Allahu ka thënë:

« Ai është i cili nis krijimin e pastaj do ta përsërisë atë [pasi të ketë mbaruar/vdekur]. Dhe kjo është më lehtë për Të » [el-Rum, 27]

Është vërtetuar në një hadith sahi nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], nëpërmjet më shumë se një zinxhiri të transmetimit dhe më shumë se një sahabi, të ketë thënë:" Kur Allahu e thotë Shpalljen, engjëjt zalisen" , dhe, sipas një transmetimi tjetër:" Engjëjt dëgjojnë diçka si një zinxhir që tërhiqet në gur dhe ata zalisen. Pastaj, kur frika largohet nga zemrat e tyre, thonë:' Çfarë tha Zoti ynë?' Ata thonë:' Të vërtetën' . Pastaj ata thërrasin:' Të vërtetën, të vërtetën' " .

Në këto hadithe të vërteta na thuhet se ata zalisen, kështu që, nëse ka mundësi që ata të zalisen,,ka mundësi edhe të vdesin.
Për sa i përket përjashtimit [në ajetin « ...përveç atij që do Allahu »], kjo ka të bëjë me ata që janë pranuar në xhenetin e hurijave, sepse në xhenet s' ka vdekje. Dhe mund të vlejë për të tjerët, por s' mund të jemi të sigurt rreth asaj se kush përjashtohet nga kjo. Është vërtetuar në *el-Sahi* se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:" Njerëzit do të zalisen në Ditën e Ringjalljes dhe unë do të jem i pari që do të zgjohem, dhe do ta shohë Musën të mbahet për këmbën e Fronit [Arshit]. Nuk di nëse ai do të zgjohet përpara meje apo do të jetë ndër ata që Allahu i ka lënë tëlirë. Nëse pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] nuk i është thënë për secilin që do të lihet i lirë nga Allahu, atëherë nuk mund të jemi të sigurt për këtë. Kjo është si të dihet kur do të ndodhë kiameti, apo të dihen emrat e të gjithë pejgamberëve, dhe të tjera gjëra që nuk na janë treguar.
Dhe kjo dije s' mund të arrihet, përveç pasi të bëhet e njohur. Dhe Allahu e di më së miri.
[*Mexhmu el-Fetaua* 4/259]

## A është dënimi në varr dhe për besimtarin e pabindur, dhe për kafirin?

*shejh Muhamed bin Salih el-Uthejmin*

Pyetje: A dënohet në varr edhe besimtari [*mu' min*] i pabindur apo kjo është e veçantë vetëm përmosbesimtarin?
Përgjigje: Dënimi i pandërprerë në varr është për munafikun [hipokritin] dhe për mosbesimtarin [kafirin]. Për sa i përket besimtarit të pabindur, ai mund të dënohet në varr, sepse është vërtetuar në dy *Sahi*-të nga hadithi i Ibn Abas [radijallahu anhu] se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], ndërsa po kalonte pranë dy varreve, tha:"Ata [të varrosurit] po dënohen dhe nuk po dënohen për ndonjë mëkat të rëndë. Njëri prej tyre nuk kishte kujdes nga urina, tjetri përcillte fjalë mes njerëzve për t'i përçarë ata [*nemimeh*]".
Dhe dihet mjaft mirë që të varrosurit qenë muslimanë.

## A lejohet perdorimi i shprehjes: fat, apo jo?

*Sheikh Muhamed Halil Herras*

Pyetje: A lejohet perdorimi i shprehjes: fat, apo jo?
Pergjigje: Nese me fjalen "fat" eshte per qellim ajo qe Allahu ka percaktuar t'i ndodhe njeriut, dmth pjesa qe i takon ne kete dunja, siç thote Allahu:"Ata do kene pjesen e tyre te parashkruar" (Araf, 37), dmth do perjetojne pjesen qe Allahu ka shkruar per ta, pra, me kete kuptim shprehja eshte korrekte. Kurse, nese eshte per qellim se çeshtjet ndodhin rastesisht, si te formohet situata vetvetiu, pa paracaktim te meparshem, atehere, kush beson keshtu, eshte kafir, sepse nga shtyllat e besimit eshte qe robi te besoje ne kaderin, te gjithin: te mirin apo te keqin, te emblin apo te hidhurin e tij, qe çdo gje eshte nga Allahu. *Uallahu ealem.*

## A ka Iblisi pasardhës?

*Shejh Muhamed emin Shankiti*

Pyetje: A ka Iblisi pasardhës? Nëse po, a është bërë kjo nëpërmjet martesës? Dhe a ka ai grua/bashkëshorte?

Përgjigje: Shejh el-Shankiti ka thënë në komentin që ia ka bërë ajetit:

» Atëherë, a do ta merrni atë [Iblisin] dhe pasardhësit e tij si mbrojtës dhe ndihmues, përveç Meje...? « [el-Kehf, 50]

Fjala *dhurrijeh* në këtë ajet tregon se Shejtani ka pasardhës. Pohimi se ai nuk ka pasardhës qartazi kundërshton këtë ajet, siç po shihet. Gjithçka që qartazi kundërshton Kur'anin, pa dyshim, është e pavërtetë. Por, nuk ka tekst të qartë lidhur me mënyrën se si kanë ardhur në ekzistencë pasardhësit e tij, domethënë, se a është bërë kjo nëpërmjet martesës apo ndryshe. Dijetarët kanë dalluar në mendime rreth kësaj çështjeje. El-Shu'bi ka thënë:"Një njeri më pyeti se a ka Iblisi grua?" Thashë:"Ajo është një gosti martesore, në të cilën s'kam marrë pjesë!", pastaj mu kujtua ajeti:

» Atëherë, a do ta merrni atë [Iblisin] dhe pasardhësit e tij si mbrojtës dhe ndihmues, përveç Meje...? « [el-Kehf, 50],

dhe kuptova që ai s'kishte mundur të ketë pasardhës pa pasur grua, kështu që thashë: po.

Diçka e ngjashme me të kuptuarit e el-Shu'bit të këtij ajeti – se pasja e pasardhësve nënkupton pasjen e gruas – po ashtu është transmetuar nga Kutadeh.

Muxhahid ka thënë:"Mënyra me të cilën pasardhësit e tij erdhën në ekzistencë është se ai ka futur organin e tij seksual në organin tjetër seksual të tij, pastaj ka bërë pesë vezë, dhe kjo është zanafilla e pasardhësve të tij".

Disa dijetarë kanë thënë se Allahu e ka krijuar një penis në kofshën e djathtë të tij dhe një vagjinë në kofshën e majtë të tij, dhe ai ka mbarsur vetveten në këtë mënyrë dhe, për çdo ditë, ka pjellë 10 vezë dhe nga secila ve kanë dalë shtatëdhjetë shejtanë meshkuj dhe femra.

Është evidente që këto opinione s'janë të besueshme, sepse nuk mbështeten nga ndonjë tekst në Kur'an apo në Sunet. Ajeti tregon që ai ka pasardhës, por për mënyrën se si u lindën ata nuk ka tekst të besueshëm, kurse të tilla çështje s'mund të dihen vetëm nëpërmjet opinioneve.

El-Kurtubi ka thënë në komentin e këtij ajeti:"Them: Ajo çfarë është vërtetuar në transmetime të vërteta, lidhur me këtë çështje, është ajo që është transmetuar nga el-Humejdi në *el-Xhem bejne el-Sahihajn* nga Imam Ebu Bekr el-Burkani, i cili ka transmetuar në librin e tij, me isnad të Ebu Muhamed Ebd el-Gani ibn Se'id el-Hafidh, nga transmetimi i Asim, nga Ebu Uthman, nga Selman se i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Mos ji i pari që hyn në treg apo i fundit që del prej tij, sepse Shejtani pjell vezë dhe aty ato çelin". Kjo tregon që Shejtani ka pasardhës nga ijët e tij.

Ata që e komentojnë këtë transmetim në mënyrë të drejtpërdrejtë, kanë thënë që ky hadith tregon se ai [Shejtani] ka pjell vezë dhe se ato çelin. Por, s'ka gjë që tregon se këto vezë janë prej një femre, domethënë, prej gruas së tij apo ndryshe. Ky hadith mund të komentohet ndryshe, sepse arabët shpesh flasin në mënyrë metaforike për pjelljen e vezëve dhe çeljen e tyre. Kështu, fjalët "pjell vezë dhe aty ato çelin" mund të interpretohen si një metaforë, domethënë, se ai bën çfarë të dojë për t'i çorientuar dhe joshur njerëzit, si dhe u pëshpëritë

mendime finoke e kështu me radhë. Formulimi i metaforave nuk ndryshon, pavarësisht kontekstit.

## Përshkrimi i Allahut si i harruar

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A mund të përshkruhet Allahu si i harruar?

Përgjigje: Lavdi i takon Allahut. Harresa mund të nënkuptojë dy gjëra:

1. Mosvërejtja e diçkaje që dihet, si në vargun: "Mos na dëno nëse harrojmë ose gabojmë". [el-Bekare, 286]

"Dhe vërtet në bëmë marrëveshje me Ademin më parë, por ai harroi. Dhe Ne nuk gjetëm tek ai vullnet të qëndrueshëm". [Ta Ha, 115]

Kjo është sipas njërit nga dy opinionet e dijetarëve.

Dhe, pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Unë jam vetëm një njeri, harroj siç harroni ju. Kështu që nëse harroj, atëherë ma sillni ndër mend".

Dhe ai [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Kushdo që fle dhe humb një namaz apo e harron atë, le të falet kur t'i kujtohet".

Kjo lloj harrese s'mund t'i atribuohet Allahut, bazuar në dy lloje dëshmish, tekstuale dheracionale.

Dëshmia tekstuale është vargu, ku Ai thotë për Musain:

"Musai tha:'Dituria është tek Zoti im, në një Shënim. Zoti im as nuk gabon as nuk harron'".[Ta Ha, 52]

Dëshmia racionale është fakti që harresa është një gabim apo e metë, dhe Allahu është lart nga ndonjë e metë. Ai përshkruhet si i përsosur, siç Ai thotë:

"Dhe për Allahun është përshkrimi më i lartë. Ai është i Gjithëpushtetshmi, i Urti". [en-Nahl,

Bazuar në këtë s'është e lejueshme të përshkruhet Allahu si i harruar në këtë kuptim, në asnjërrethanë.

Kuptimi i dytë i harresës është neglizhimi me qëllim dhe me dashje i diçkaje, si në vargun:

"Pra, kur ata harruan atë [paralajmërimin] me të cilin qenë kujtuar, Ne i çelëm për ta portat e çdo gjëje [të këndshme]". [el-En'am, 44]

"Dhe vërtet në bëmë marrëveshje me Ademin më parë, por ai harroi. Dhe Ne nuk gjetëm tek ai vullnet të qëndrueshëm". [Ta Ha, 115]

Kjo është sipas opinionit tjetër të dijetarëve përsa i përket kuptimit të këtij vargu.

Dhe, pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë në lidhje me kategoritë e atyre që posedojnë kuaj:

"... dhe njeriu që i mban ata [kuajt] si mjet jetese sa për të mos lutur të tjerët, por ai nuk i harron të drejtat e Allahut [dmth zekatin në pasuri ai e fiton nëpërmjet përdorimit të tyre në tregti, etj.] dhe nuk i mbingarkon ata".

Lloji i "harresës" që i përshkruhet Allahut është siç thotë Ai:

"Atëherë do t'ju bëjmë të shijoni [torturën e zjarrit] për shkak se harruat takimin e kësaj Dite tonë. Vërtet, Ne po ashtu do t'ju harrojmë". [es-Sexhde, 14]

Dhe Allahu thotë në lidhje me hipokritët:

"Ata kanë harruar Allahun, kështu që Ai i ka harruar ata. Vërtet, hipokritët janë el-fasikun

[rebelë, të pabindur ndaj Allahut]". [et-Teubeh, 67]
Dhe në Sahi Muslim, në Kitab el-Zuhd uel-Reka'ik, është transmetuar që Ebu Hurejre [radijallahu anhu] ka thënë:"Ata thanë:'O i dërguar i Allahut, a do ta shohim Zotin tonë në Ditën e Ringjalljes?" …dhe në këtë hadith thuhet:"Allahu do ta takojë robin [mosbesimtar] e Tij dhe do t'i thotë:'A ke menduar se do t'më takosh?''Jo', - do të thotë ai. Allahu do të thotë:'Do të të harrojë siç më harrove'".
Lënia apo harresa e Allahut të diçkaje është një nga veprat e Tij që ndodhin me vullnetin e Tij dhe në pajtim me urtësinë e Tij. Allahu thotë:
"Dhe i la ata në errësirë. [Kështu që] Ata s'mund të shihnin". [el-Bekare, 17]
"Ne do t'i lëmë ata të teptisen sikur valët njëra mbi tjetrën". [el-Kehf, 99]
"Dhe vërtet Ne kemi lënë në këtë një dëshmi/*ajeh* [një mësim, një paralajmërim dhe njëshenjë]". [el-Ankebut, 35]
Ka shumë tekste të njohura që informojnë se Allahu i lë apo heq dorë nga gjërat dhe po ashtu vërteton veprat e tjera të Tij që kanë të bëjnë me vullnetin e Tij. Kjo tregon në përsosurinë e vullnetit dhe fuqisë së Tij, dhe mënyra në të cilën Ai i bën këto vepra s'është sikur mënyra në të cilën krijesat e Tij i bëjnë, edhe pse këto ndajnë kuptimin qendror të njëjtë, siç dihet mirë midis ehl us-Suneh.

## A mund të përshkruhet Allahu si komplotues, etj?

*Sheikh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A mund të përshkruhet Allahu si komplotues dhe mashtrues, si në ajetet:
» Ata po komplotonin, por dhe Allahu, po ashtu, po komplotonte [kundra tyre] « [el-Enfal,30];
» Vërtet, hipokritët përpiqen ta mashtrojnë Allahun, por është Ai që i mashtron ata « [el-Nisa,
Përgjigje: el-Sa'di ka thënë në tefsirin e tij, f.718, 1065:
"Përshkrimi më i lartë nënkupton cilësi të përsosura. Cilësitë janë tre llojesh:
1- Cilësi të përsosura, në të cilat s'ka kurrfarë të metash. Këto cilësi i përkasin Allahut në kuptimin absolut dhe nuk janë të kufizuara në asnjë mënyrë. Shembuj të kësaj janë dija e Tij, fuqia, dëgjimi, të parët, mëshira, etj.
2- Cilësi të cilat nënkuptojnë papërsosuri dhe të meta. Këto, në asnjë rast, s'mund t'i vishen Allahut, si p.sh. paaftësia, të bërit padrejtësi, mashtrimi apo tradhtia, etj.
3- Cilësi të cilat mund të jenë të përsosura apo të papërsosura, varësisht nga konteksti. Këto s'mund t'i vishen Allahun në kuptimin absolut dhe, po ashtu, s'mund t'i mohohen Allahut në kuptimin absolut. Nëse konteksti nënkupton përsosuri, ato mund t'i vishen Allahut; nëse nënkupton papërsosuri, ato s'mund t'i vishen Atij. Shembuj të kësaj janë: komploti, mashtrimi dhe përqeshja.
Komploti [thurja], tradhtia e përqeshja ndaj armikut janë cilësi të përsosurisë, sepse kjo tregon në dijen e plotë, në fuqinë dhe mundësinë, dhe kështu me radhë. Por, komploti kundra besimtarëve të sinqertë është një cilësi papërsosurie.
Kështu, këto veti nuk i vishen Allahut në kuptimin absolut, por përmenden në një kontekst të tillë sa për të treguar se këto janë cilësi përsosurie. Allahu ka thënë:

» Vërtet, hipokritët përpiqen ta mashtrojnë Allahun, por është Ai që i mashtron ata « [el-Nisa,142].

Ky është mashtrim ndaj hipokritëve. Dhe Ai, më i larti, ka thënë:

» Dhe [kujto] kur mosbesimtarët komplotuan kundra teje [O Muhamed], për të të burgosur, për të të vrarë apo për të të përzënë [nga Meka]. Ata po komplotonin, por dhe Allahu, po ashtu, po komplotonte. Dhe Allahu është komplotuesi më i mirë « [el-Enfal, 30]

Ky është një komplot kundra armiqve të Allahut, të cilët po komplotonin kundra të dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam].

Në lidhje me hipokritët, Allahu ka thënë:

» Kur ata takohen me besimtarët, thonë:'Ne besojmë', por, kur veçohen me shejtanët e tyre [idhujtarët, hipokritët], thonë: 'Vërtet, ne jemi me ju. Ne vetëm po përqeshnim'. Allahu i përqesh ata dhe ua shton punët e liga, që të bredhin verbërisht « [el-Bekare, 14-15]

Kjo është përqeshje ndaj hipokritëve.

Në këtë kontekst, këto cilësi duhet konsideruar si tregues të përsosurisë. Prej këtu, themi se Allahu i përqesh hipokritët dhe i mashtron ata, dhe se Ai komploton kundra armiqve, etj. Mirëpo, nuk është e lejueshme ta përshkruash Allahun si një që përqesh dhe që mashtron në kuptimin absolut, sepse kjo nënkupton papërsosuri".

Shejh Ibn Uthejmin qe pyetur: A mund të përshkruhet Allahu si komplotues dhe të emërtohet si i tillë?

Ai u përgjigj: "Allahu s'mund të përshkruhet si komplotues, përveç në kuptimin e kufizuar, pra, Ai s'mund të përshkruhet si i tillë në kuptimin absolut. Allahu ka thënë:

» A ndjehen ata të sigurt nga plani i Allahut? Asnjeri nuk ndjehet i sigurt nga plani i Allahut, përveç të humburve « [el-A'raf, 99]

Ky ajet tregon se Allahu ka një plan apo një komplot, që t'i hutojë pa e kuptuar ata. Kjo është e ngjashme me hadithin nga el-Buhari:"Lufta është mashtrim".

Nëse bëhet pyetje: Si mund të përshkruhet Allahu si komplotues, kur kjo duket të jetë diçka e dënueshme?

Përgjigja është se komploti në rrethanat e duhura mund të jetë diçka e lavdërueshme, që tregon në fuqinë e komplotuesit dhe epërsinë e tij ndaj armikut. Kështu, Allahu s'mund të përshkruhet si një që komploton në kuptimin absolut, dhe ne s'mund të themi:'Allahu është komplotues'.

Por, kjo cilësi përmendet në kontekstin ku kjo është pozitive, si në ajetet:

» ... Ata po komplotonin, por dhe Allahu, po ashtu, po komplotonte « [el-Enfal, 30];

» Ata thurën një komplot, dhe Ne planifikuam ndërsa ata nuk e kuptonin këtë « [en-Neml,50]

Ne s'mund të themi në kuptimin absolut se kjo s'mund t'i vishet Allahut. Por, në kontekstin kur kjo është diçka pozitive, mund t'i vishet Allahut, kurse në kontekstin kur kjo s'është diçka pozitive, s'duhet t'i vishet Atij. Pra, Allahu s'mund të quhet me një emër që i referohet kësaj, kështu që s'mund të themi se një nga emrat e Allahut është 'Komplotuesi'. Komploti është nja nga veprat e Tij, sepse kjo ka të bëjë me vullnetin e Allahut".

## A mund të përshkruhet Allahu si ngurrues [i lëkundur]?

*Sheikh Uthejmini*

Shejh Ibn Uthejmin qe pyetur lidhur me hadithin 'Kushdo që tregon armiqësi ndaj atij që më përkushtohet Mua…', e deri në fund të hadithit, ku Ai, më i larti, ka thënë 'Nuk ngurroj në ndonjë gjë më shumë sesa ngurroj në marrjen e shpirtit të robit Tim besimtar'. A do të thotë kjo se Allahu mund të përshkruhet si ngurrues? Si duhet ta kuptojmë këtë?
Ai u përgjigj:"Nuk është e lejueshme të përshkruhet Allahu si ngurrues në kuptim të përgjithshëm, për shkak se Allahu ka përmendur ngurrimin në këtë çështje -'Nuk ngurroj në ndonjë gjë më shumë sesa ngurroj në marrjen e shpirtit të robit Tim besimtar'. Ky ngurrim nuk është për shkak të pasigurisë për drejtësinë në këtë çështje, apo se a ka mundësi të bëhet kjo, apo jo. Kjo është për shkak të mëshirës dhe dhembshurisë që Ai ka ndaj robit besimtar. Kështu, në të njëjtin hadith, Ai ka thënë:
"… ai e urren vdekjen, kurse Unë e urrej ta lëndojë atë".
Kjo s'do të thotë se Allahu mund të përshkruhet si ngurrues lidhur me fuqinë dhe dijen e Tij, ndryshe nga qenia njerëzore, e cila ngurron, kur dëshiron të bëjë ndonjë gjë, apo sepse është e pasigurt lidhur me rezultatin; a ka të drejtë, apo jo; apo a është e aftë ta bëjë atë gjë. Kjo nuk është e zbatueshme në rastin e Zotit, qoftë i lartësuar dhe i madhëruar." [*Lika'at el-Bab il-Meftuh* (59/12)]
Shejhul-Islam Ibn Tejmije qe pyetur se çka mendohet me ngurrimin e Allahut në këtë hadith.
Ai u përgjigj:"Ky hadith është shënuar në el-Buhari, nga Ebu HUrejre, dhe është një ndër hadithet më bujare, që është transmetuar lidhur me cilësitë e *eulijave* [të afërmve të Allahut]. Një grup e hodhi poshtë këtë formulim dhe tha se Allahu nuk mund të përshkruhet si ngurrues, dhe se vetëm ai që nuk i njeh pasojat, ngurron, kurse Allahu i di më së miri pasojat. Dhe disa nga ta thanë:'Me gjasë, kjo do të thotë se veprimi i Tij mund të përshkruhet si i ngurruar, por Ai nuk është ngurrues'.
Mirëpo, në fakt, fjalët e të dërguarit të Tij janë të vërteta dhe askush nuk e njeh Allahun më mirë se ai [salallahu alejhi ue selam], dhe askush nuk ka qenë më i sinqertë ndaj umetit të tij sesa ai, apo më elokuent, apo më i qartë në shpjegimin e gjërave. Pasi të kuptohet kjo, mund të themi se, ata që mundohen të jenë të mençur dhe e mohojnë këtë, janë ata që kanë devijuar më së shumti dhe janë ndër më të padituritt ndër njerëzit. Vërtet, ata duhet të qortohen dhe të dënohen, kurse fjalët e të dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam] duhet të mbrohen nga interpretimet e gabuara dhe nga besimet e prishura. Nëse dikush prej nesh ngurron ngaqë nuk e di se çfarë pasojash do të ketë, atëherë ngurrimi nga ana e Allahut është i një lloji tjetër, sepse asgjë s'është sikurse Ai, qoftë në qenien e Tij apo cilësitë e veprat e Tij. Veç kësaj, ngurrimi s'bëhet vetëm për shkak të mungesës së dijes rreth pasojave, sepse ndonjëri prej nesh mund të ngurrojë ngaqë është i pasigurt për pasojat apo për shkak të vlerësimit të dobive dhe dëmeve, kur të zgjidhet njëra prej opsioneve. Kështu, ai mund të bëjë diçka, për shkak të interesave të caktuara, por ai mund të mos e bëjë këtë edhe për shkak të pasojave negative të saj e jo ngaqë është i pavetëdijshëm për dëmet dhe dobitë e një veprimi të caktuar.
Kjo është si në rastin kur një person i sëmurë e merr ilaçin e hidhur, dhe kur një besimtar bën vepra të mira, të cilat nuk i pëlqen. Në el-Sahih, thuhet:"Xhehenemi është rrethuar me

gjëra të dëshirueshme, kurse xheneti është rrethuar me gjëra të pakëndshme". Dhe Allahu ka thënë:

« Xhihadi [luftimi në Rrugë të Allahut] ju është urdhëruar juve, ndonëse nuk e pëlqeni këtë … » [el-Bekare, 216]

Kështu mund ta kuptojmë fjalën "ngurrim" në këtë hadith kudsij: Allahu ka thënë:"Robi Im vazhdon të më afrohet me punë të vullnetshme, kështu që Unë do ta dua atë". Person i tillë bëhet i dashur i Allahut dhe e do Atë, dhe, në rend të parë, i afrohet Atij duke kryer obligimet që i do Allahu, pastaj përpiqet të bëjë vepra të vullnetshme [nafile], të cilat i do Allahu dhe i do ata që i bëjnë ato. Pra, ai bën çfarë mundet nga ajo që Allahu do, prandaj Allahu e do atë. Zoti nuk e pëlqen ta lëndojë robin e Tij dhe të dashurin e Tij… Por, Allahu, më i larti, e ka caktuar vdekjen, dhe gjithçka që Ai ka caktuar është prej vullnetit të Tij dhe ajo, patjetër, do të ndodhë. Kështu, vullneti i Zotit është që robi të vdesë, për shkak të caktimit të Tij, ndonëse Ai nuk e pëlqen ta lëndojë robin e Tij, çka i referohet dhimbjes që vjen me vdekjen. Pra, vdekja bëhet diçka që Allahu e do për një arsye ndërsa nuk e pëlqen për një arsye tjetër, gjë që mendohet me ngurrimin, kur një gjë dëshirohet për një arsye dhe nuk pëlqehet për një arsye tjetër. Njëra nga këto dyja patjetër do të mbizotërojë, mu siç duhet të ndodhë caktimi hyjnor I vdekjes, ndonëse Allahu nuk e pëlqen ta lëndojë robin e Tij. Dhe vullneti i Tij që besimtari tëcilin Ai e do duhet të vdesë, nuk është si vullneti i Tij që mosbesimtari [kafiri] të cilin Ai e urren,të vdesë".

## Akideja e saktë

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetwa*

Pyetje: Çka është e detyrueshme për muslimanin të di rreth akides [besimit dhe kredos], me qëllim që të jetë një musliman i vërtetë?

Përgjigje: Muslimanët dallojnë sa i përket intelektit të tyre, kohës së lirë që kanë dhe gjërave që i preokupojnë gjatë jetës së tyre të përditshme. Ata, po ashtu, mund të dallojnë në aftësitë e tyre për të mësuar. Kështu, ajo çfarë mund të jetë e detyrueshme për një musliman, mund të mos jetë e detyrueshme për një tjetër. Por, detyrimi më i pakët për çdo musliman është të besojë në Allahun, në engjëjt e Tij, në Librat e Tij, në të dërguarit e Tij, në Ditën e Fundit dhe në paracaktimin hyjnor të fatit, qoftë i keq apo i mirë. Pra, këtë duhet ta kuptojë në përgjithësi. Gjithashtu, ai duhet të dëshmojë se askush s'meriton të adhurohet, përveç Allahut, dhe se Muhamedi është i dërguari i Allahut. Domethënia e kësaj dëshmie duhet të kuptohet, edhe nëse është vetëm të kuptuar të përgjithshëm.

Personi duhet të falë namazin, të japë zekatin, kurse dhënia e lëmoshës ka të bëjë me ata që janëtë pasur.

Po ashtu, duhet të agjërohet muaji i ramazanit dhe të bëhet haxhi [pelegrinazhi] në Shtëpinë e Shenjtë nga kushdo që ka mundësi për këtë.

Pastaj, duhet të kuptohet urtësia në sprovimin nëpërmjet fatkeqësive, duke vepruar me çfarëdo që është e lejueshme gjatë kësaj dhe duke iu shmangur asaj që s'është e lejueshme, ndërsa duhet qëndruar larg nga gjithçka që Allahu ka ndaluar për robërit e Tij...

## Arsyeja e ekzistimit të shkruesve të ndershëm, edhe pse Allahu i di krejt gjërat

*Sheikh ibn Uthejmin*

Pyetje: Cila është arsyeja e ekzistimit të Shkruesve të Ndershëm, ndonëse Allahu i di krejt sendet?

Përgjigje: Themi lidhur me këso gjëra: Ne mundemi apo nuk mundemi të kuptojmë urtësinë mbas kësaj, sepse nuk e dimë urtësinë e shumë sendeve, siç thotë Allahu:

« Ty pyesin ty [O Muhamed] rreth shpirtit. Thuaj:'Shpirti është një nga sendet për të cilën di vetëm Zoti im. Kurse, juve [njerëzimit] ju është dhënë vetëm pak dije' » [el-Isra, 85]

Sa u përket këtyre krijesave, nëse dikush na pyet: Cila është arsyeja që Allahu e ka bërë devenë në këtë mënyrë, kalin në këtë mënyrë, gomarin në këtë mënyrë si dhe njeriun në këtë mënyrë, pra, sikur të pyeteshim rreth këtyre arsyeve apo urtësive mbas këtyre sendeve, nuk do t'i dinim. Sikur të pyeteshim: Cila është arsyeja pse Allahu ka bërë namazin e drekës dhe të ikindisë 4 rekate, të akshamit 3 rekate, të jacisë 4 rekate e kështu me radhë, nuk do të ishim të aftë të dinim urtësinë mbas kësaj.

Kështu, e dimë që, në lidhje me shumë sende, si në univers, ashtu dhe në sheriat, urtësia mbas tyre është e fshehur prej neve. Meqë kështu qëndron puna, themi: Nëse arrijmë të kuptojmë urtësinë mbas disa sendeve në krijim apo në sheriat, pra, nëse Allahu na bekon duke na mundësuar t'i kuptojmë këto, kjo është një mirësi dhe dije shtesë. Nëse nuk e kuptojmë, kjo s'do të na dëmtojë në asnjë mënyrë.

Tash, le t'i kthehemi pyetjes që ka të bëjë me atë se cila është arsyeja pse Allahu ka caktuar Shkrues të Ndershëm për të shënuar atë çka bëjmë?

Urtësia mbas kësaj është të tregohet se Allahu ka organizuar dhe matur krejt gjërat në mënyrën më të përsosur dhe deri aty, saqë ka caktuar Shkrues të Ndershëm për të shënuar punët dhe fjalët e Bijve të Ademit. Ata janë të urdhëruar t'i mbikëqyrin ata dhe të shënojnë atë çka ata bëjnë, edhe pse Ai e di çka do të bëjnë ata para se ta bëjnë atë. Por, ky është një manifestim i përsosmërisë së kujdesit të Allahut për njeriun dhe mbrojtje e plotë e Tij. Dhe kjo tregon se ky univers është i organizuar në mënyrën më të mirë të mundshme, dhe Allahu është i gjithëdijshëm, më i urti. Allahu e di më së miri.

## Akideja [Kredoja] e ndjekësve të sunetit dhe xhematit për sa I përket Emrave dhe Cilësive të Allahut

*shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Cila është akideja e ndjekësve të sunetit dhe xhematit përsa i përket Emrave dhe Cilësive të Allahut? Dhe, çfarë është dallimi mes Emrit dhe Cilësisë? Dhe, a e bën të detyrueshme pohimi i një Emri pohimin e një Cilësie, dhe [njëlloj] a e bën të detyrueshme pohimi i një Cilësie pohimin e një Emri?

Përgjigje: Akideja e ndjekësve të sunetit dhe xhematit përsa i përket Emrave dhe Cilësive të Allahut është të pohohet ajo çfarë çfarë Allahu ka pohuar për veten e Tij nga Emrat dhe Cilësitë, pa bërë:

1) *Tahrif* [ndryshim/shtrembërim të Emrit dhe Cilësisë në tjetër veç domethënies së vërtetë të tij,

dmth nga Allah në el-Laat, dhe nga el-Aziz në el-Uzzah]
2) *Te'til* [mohim të disa apo të gjithë Emrave dhe Cilësive të Allahut]
3) *Tekjif* [pyetja "si?" (është Emri apo Cilësia e Alahut), dmth si zbret Allahu?, etj.]
4) *Temthil* [të lihet të kuptohet një ngjashmëri mes Emrave dhe Cilësive të Allahut dhe krijesëssë Tij]
Dallimi mes një Emri dhe një Cilësie është se Emri është ai me të cilin Allahu e ka emërtuar veten, kurse një Cilësi është ajo me të cilën Allahu e ka përshkruar veten. Dhe mes tyre ka një dallim të qartë.
Pra, një Emër është ai që konsiderohet Emër i Allahut, i cili përmban një Cilësi.
Dhe pohimi i një Emri e bën të detyrueshme pohimin e një Cilësie. Për shembull: el-Gafur [Ai që fal më së shumti] është një Emër, dhe pohimi i tij e bën të detyrueshme pohimin e Cilësisë se Magfiretit [Faljes];
Dhe er-Rahim [më i Mëshirshmi] është një Emër dhe pohimi i tij e bën të detyrueshme pohimin e er-Rahmeh [Mëshirës].
Por, pohimi i një Cilësie nuk e bën të detyrueshme pohimin e një Emri. Për shembull: el-Kelam [e Folura] nuk e bën të detyrueshme pohimin e Emrit el-Mutekellim [Folësi] për Allahun.
Pra, bazuar në këtë, Emrat janë më të gjerë [në shtrirje], meqë çdo Emër përfshin një Cilësi, mirëpo, çdo Cilësi nuk përfshin një Emër.

## Gjërat që e bëjnë besimin të pakësohet

*Shejh Muhamed Ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Cilat gjëra e pakësojnë besimin?
Përgjigje: Elhamdulilah. Gjërat që e pakësojnë besimin janë siç vijon:
1. Padituria mbi emrat dhe cilësitë e Allahut bën që pashmangshëm të pakësohet besimi, ngaqë nëse njeriu është i mangët në diturinë mbi emrat dhe cilësitë e Allahut, ai do të bëhet i mangët në besim.
2. Shkujdesja ndaj shenjave të Allahut në univers dhe shenjave të Sheriatit [dmth vargjeve të Kur'anit dhe mrekullive të pejgamberit, salallahu alejhi ue selam]. Kjo shkakton pakësimin e besimit apo në rastin më të mirë kjo bën që besimi të rri amull dhe mos të shtohet.
3. Bërja e mëkateve, ngaqë mëkati ka një ndikim të thellë në zemrën dhe besimin. Prandaj pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Kurorëshkelësi në kohën kur bën kurvëri s'është besimtar".
4. Lënia pas dore e akteve të adhurimit, ngaqë lënia pas dore e akteve të adhurimit shkakton pakësimin e besimit. Por, nëse akti i adhurimit është i detyrueshëm dhe personi e lë atë pa arsyetim, atëherë atë duhet fajësuar dhe ai meriton dënimin. Nëse akti i adhurimit s'është i detyrueshëm, apo është i detyrueshëm por personi nuk e bën atë për ndonjë arsye të vlefshme, atëherë ai është i mangët por atë s'duhet fajësuar. Kështu pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, e përshkroi femrën si të mangët në gjykim dhe në fe, dhe ai e shpjegoi këtë mangësi të ekzistojë për shkak të faktit se kur atyre u vijnë menstruacionet, ato as nuk falen as nuk agjërojnë. Por ato s'duhet fajësuar për mosfalje apo mosagjërim gjatë menstruacioneve të tyre, madje ato janë të urdhëruara mos t'i bëjnë këto gjëra në këtë kohë.

Por për shkak se ato humbasin disa gjëra që i bëjnë meshkujt, atyre u referohet si të mangëta për sa i përket kësaj.

## Llojet e Teuhidit

Pyetja: Cilat janë llojet e tewhidit dhe cili është definicioni për çdonjërin?
Përgjigja: Teuhidi është tre llojesh: teuhidi er-rububije, teuhidi el-ilahije dhe teuhidi el-esma ue sifat.
Teuhidi er-rububije është veçimi i Allahut me krijim, me furnizim, me dhënien e jetës dhe marrjen e saj, dhe me të gjitha llojet e zotërimit dhe kontrollimit të tërë asaj që ndodhet në qiej dhe në tokë. Gjithashtu, veçimi i Tij me gjykim, me shpallje, me dërgimin e pejgamberëve dhe me zbritjen e Librave. Allahu i lartësuar thotë:
"Padyshim që i Tij është krijimi dhe sundimi. I madhëruar qoftë Allahu, Zoti i botëve".(A'raf, 54) Tewhidi ilahije është veçimi i Allahut me adhurim. Nuk duhet adhuruar diçka tjetër veç Tij, nuk duhet lutur dikë tjetër veç Tij, nuk duhet kërkuar ndihmë dhe mbrojtje vetëm se nga Ai, si dhe nuk duhet zotuar dhe therur (kurban) vetëm se për hir të Tij. Allahu i lartësuar thotë:
"Thuaj (O Muhamed): Sigurisht që falja ime, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë për Allahun, Zotin e botëve. Ai nuk ka asnjë shok e të barabartë, dhe për këtë jam urdhëruar dhe jam i pari që i nënshtrohem vullnetit të Tij, si musliman". (Enam, 162-163)
Dhe, teuhidi el-esma we sifat është të cilësuarit dhe të thirrurit e Allahut, me atë me çfarë Ai e cilësoi dhe emërtoi Vetveten, apo e cilësoi dhe e emërtoi Atë i dërguari i Tij, në hadithet e vërteta. Ia pohojmë ato (emrat dhe cilësitë), duke mos bërë ngjasime a krahasime, si dhe pa i keqinterpretuar dhe pa i mohuar -"S'ka gjë si Ai. Ai është dëgjuesi, shikuesi".
Me (ndihmën) Allahut vjen suksesi. Paqja dhe bekimet qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shoqëruesit e tij.

## Hajmalitë e ligjshme dhe të paligjshme

*Shejh AbulAziz bin Baz*

Pyetje: Abdullah ibn Mes'ud [radi Allahu anhu] ka thënë:"Dëgjova të Dërguarin e Allahut [salallahu alejhi ue selam] të thotë:'Vërtet, yshtjet [rukjet], hajmalitë dhe *Tiueleh1* janë shirk"2. Xhabir [radi Allahu anhu] ka thënë:"Kam pasur një dajë i cili i trajtojnë njerëzit me yshtje në rastet kur pickoheshin nga akrepi'. Kur pejgamberi ndaloi rukjet, ai erdhi dhe pyeti:'O i Dërguar i Allahut, ti ndalove rukjet ndërsa unë i trajtojë me rukje ata që pickohen nga akrepat'. Ai [salallahu alejhi ue selam tha] tha:'Ai që mund t'i ndihmojë vëllait të vet, lë ta bëjë këtë'"3. Si ta bashkërendojmë hadithin që ndalon me atë që lejon? Dhe cili është vendimi për mbartjen e hajmalive që përmbajnë fjalë nga Kurani në gjoksin e personit të dëmtuar?
Përgjigje: Formulat e ndaluara për rukje janë ato që përmbajnë shirk, ku lutet tjetërkush pos Allahut apo që kanë fjalë të pakuptimta. Por, rukjet që s'kanë këso gjëra, janë të ligjshme dhe janë ndër mënyrat më të mira për shërim. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"S'ka dëm në rukje përderisa nuk përmbajnë shirk"
"Ai që mund t'i ndihmojë vëllait të vet, le ta bëjë këtë"
"Nuk bëhet rukje veçse për mësysh dhe për pickimin helmues"6. Kjo do të thotë se rukja më efikase është ajo që përdoret në këto dy raste. Vetë pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] qe trajtuar me rukje dhe ai i trajtonte të tjerët me këtë. Sa i përket mbartjes së hajmalive nga ana e fëmijëve dhe e pacientëve, kjo s'është e lejueshme. Këto quhen stringla. Por, opinioni më i saktë është se këto janë formë shirku dhe janë të palejueshme, sepse pejgamberi ka thënë:
"Allahu mos e ndihmoftë atë që mbartë hajmali! Dhe Allahu mos e mbrojt atë që mbart guacë!"7
"Ai që mbart hajmali, bën shirk"
"Vërtet, rukjet, hajmalitë dhe *Tiueleh* janë shirk"9. Dijetarët dallojnë rreth ligjshmërisë së mbartjes së hajmalive që përmbajnë ajete Kuranore. Opinioni i saktë është se këto janë të palejueshme për dy arsye:
1- Ndalimi i përgjithshëm i krejt llojeve të hajmalive, sipas traditës pejgamberike, qoftë kur përmbajnë ajete Kuranore, qoftë kur nuk përmbajnë.
2- Ndërprerja e çdo shtegu për formulat e shirkut, se, nëse hajmalitë që përmbajnë ajete Kuranore janë lejuar, atëherë ato janë ngatërruar me të tjera hajmali, dhe kjo do ta mbante çelë derën për shirkun, dhe të gjitha hajmalitë do të mbarteshin bazuar në këtë. Dihet që mbyllja e derës për gjërat që çojnë në shirk dhe në punë të këqija, është një nga objektivat më madhështore ligjore. Dhe Allahu është Ai që jep sukses.

## Mjekimi dhe mbështetja në Allahun

*Ibnul Kajim*

Pyetje: A e kundërshton marrja e ilaçeve mbështetjen në Allahun [*tewekkul*]?
Përgjigje: Ibn el-Kajjim, në *Zaad el-Me'ad* [4/15], ka thënë:
"Në hadithet e vërteta, ka një urdhër për të përdorur ilaçe, dhe kjo nuk kundërshton idenë e mbështetjes në Allahun, mu siç largimi i urisë, etjes, nxehtësisë dhe të ftohtit, nëpërmjet të kundërtave të tyre, nuk e kundërshton atë.
Madje, teuhidi i vërtetë s'mund të arrihet, përveç nëse personi përkujdeset për mënyrat/mjetet të cilat Allahu i ka krijuar dhe të cilat çojnë në ato përfundime, si në kuptimin e paracaktimit hyjnor, ashtu edhe në atë sheriatik.
Lënia pas dore e mënyrave/mjeteve e minon thelbin e mbështetjes në Allahun dhe minon urdhrin e urtësinë hyjnore, sepse ai që i lë pas dore këto, mendon që kjo është shenjë e mbështetjes më të fortë në Allahun. Mirëpo, lënia pas dore e tyre është shenjë e paaftësisë, e cila kundërshton mbështetjen në Allahun, thelbi i së cilës është varësia e zemrës në Allahun për të arritur atë që i bën dobi një personi, si në angazhimin e tij fetar, ashtu edhe në çështjet e kësaj bote, dhe që do ta largonte atë që do ta dëmtonte atë në angazhimin fetar dhe në çështjet e kësaj bote.
Krahas kësaj varësie, personi duhet të ndërmarrë masa. Përndryshe, do të injorohej urtësia dhe urdhri i Allahut. Ne s'duhet ta konsiderojmë paaftësinë si mbështetje në Allahun, apo mbështetjen në Allahun si paaftësi".

## Islami dhe Imani

*shejh Salih bin Feuzan*

Pyetje: Allahu, më i larti, thotë në Kur'an:"Beduinët thonë:'Besojmë'. Thuaj:'Nuk keni besuar, por thoni: Jemi dorëzuar [në Islam]'"[el-Huxhurat, 14]. Cila është domethënia e këtij ajeti dhe a ka dallim mes Imanit dhe Islamit?

Përgjigje: Feja ka tre nivele:

I pari është Islami, më lart së kjo është *Imani* dhe më lart është së kjo është *Ihsani*, siç qëndron në hadithin e Xhibrilit, alejhi selam, kur e pyeti pejgamberin, salallahu alejhi ue selam, rreth këtyre niveleve dhe pejgamberi iu përgjigj për secilën nga këto. Dhe, në fund, pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, u tha shoqëruesve të vet:"Ky qe Xhibrili. Erdhi t'jua mësojë fenë tuaj". [Sahih el-Buhari nr. 50 dhe Sahih Muslim nr.8]

Ai filloi duke përmendur nivelin më të ulët, pastaj atë që është më lart, pastaj tjetrin që është mëlart.

Kështu, kur beduinët erdhën te pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, gjatë fazës së hershme të hyrjes së tyre në Islam, ata pohuan për vete një nivel, të cilin nuk e kishin mbërri ende. Ata erdhën si muslimanë, por pohuan të kishin nivelin e *Imanit*, që ishte një nivel ende i paarritshëm për ta. Kështu, Allahu, më i larti, i kundërshtoi me thënien e vet:

"Beduinët thonë:'Besojmë'. Thuaj:'Nuk keni besuar, por thoni: Jemi dorëzuar [në Islam]', se besimi [Imani] ende nuk ka hyrë në zemrat tuaja"[el-Huxhurat, 14]

Pra, në fazat e hershme të çështjes së tyre, *Imani* nuk kishte zënë vend në zemrat e tyre, dhe, edhe nëse kanë patur *Iman*, ka qenë i pakët.

Mund të shihet nga thënia e Tij "besimi [Imani] ende nuk ka hyrë në zemrat tuaja"se *Imani* do të hynte [në zemrat e tyre] në të ardhmen dhe se ata nuk ishin mosbesimtarë apo hipokritë, por ishin muslimanë dhe kishin diçka nga Imani, që ishte aq i pakët, saqë nuk e meritonin të quheshin *mu'minuun*. Mirëpo, *Imani* do të zinte vend në zemrat e tyre në të ardhmen. Kur Islami dhe Imani përmenden së bashku, domethënia e tyre dallon dhe secili ka domethënie të veçantë, siç qëndron në hadithin e Xhibrilit, alejhi selam. Ai e pyeti pejgamberin rreth islamit dhe ai u përgjigj:"Islam është që të dëshmosh se askush nuk e meriton adhurimin, përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij; ta falësh namazin, ta japësh zekatin, ta agjërosh ramazanin, dhe ta bësh haxhin te Shtëpia, nëse ke mundësi për këtë". Dhe ai e pyeti atë [salallahu alejhi ue selam] rreth Imanit, kështu që ai u përgjigj:"*El-Iman* është që të besosh në Allahun, në engjëjt e Tij, në Librat e Tij, në të Dërguarit e Tij, në Ditën e Fundit, dhe të besosh në paracaktimin hyjnor, të mirën dhe të keqen e tij".

Pra, bazuar në këtë, Islami është bindje së jashtmi, kurse *Imani* është bindje së brendshmi, dhe kjo, kur përmenden së bashku.

Për sa i përket rastit kur Islami apo *Imani* përmenden ndaras, atëherë secili mbart domethënien e tjetrit. Kur përmendet vetëm Islami, *Imani* hyn në të, dhe, kur përmendet vetëm *Imani*, atëherë Islami hyn në të.

Për shkak të kësaj, dijetarët thonë:"Kur të përmenden së bashku, ata dallojnë në domethënien e tyre, kurse, kur të përmenden ndaras, e kanë domethënien e njëjtë". Pra, *Imani*, sipas Pasuesve të Sunetit dhe Xhematit, është fjalë gjuhe, vepër gjymtyrësh dhe vërtetim me zemër.

Ky përcaktim përfshin Islamin, i cili, po ashtu, është fjalë gjuhe, vepër gjymtyrësh dhe vërtetim me zemër.

## Kategoritë e *El-Iradeh* [vullnetit]

*Shejh Muhamed bin Salih el-Utheimin*

Pyetje: Cilat janë kategoritë e *El-Iradeh*?

Përgjigje: *El-Iradeh* ndahet në dy lloje:

1. *Iradeh Kaunije* [Vullneti universal]
2. *Iradeh Sheri'eh* [Vullneti Sheriatik]

Ajo që bën pjesë në domethënien e Vullnetit/urdhrit/caktimit të Allahut është *Iradeh Kaunije*, ndërsa ajo që bën pjesë në domethënien e Dashjes [së Tij të ndonjë gjëje] është *Iradeh Sheri'eh*.

Një shembull i *Iradeh Sheri'eh* gjendet në fjalët e Allahut, më të lartit:

"Allahu dëshiron t'jua pranojë pendimin". [En-Nisa, 27]

Ngaqë, këtu, folja 'dëshiron' do të thotë dashje. Kjo s'do të thotë që ai e vendos/cakton këtë, sepse, nëse domethënia do të ishte:'Allahu vendos që Ai t'jua pranojë pendimin', Ai do ta pranonte pendimin e të gjitha krijesave të veta, dhe kjo nuk qëndron, sepse shumica e bijve të Ademit janë mosbesimtarë, ndaj:

"... dëshiron t'jua pranojë pendimin". [En-Nisa, 27]

Domethënë që Ai dëshiron t'jua pranojë pendimin dhe nuk është e domosdoshme që, për shkak të dashjes së Allahut për ndonjë gjë, ajo të ndodhë, sepse urtësia hyjnore e pafund mund të kërkojë që kjo të mos ndodhë.

Një shembull i *Iradeh Kaunije* është në fjalët e Allahut, më të lartit:

"... nëse caktimi/urdhri i Allahut është që t'ju humbasë". [Hud, 34]

Allahu nuk dëshiron t'i humbasë adhuruesit e vet, andaj s'është me vend që kuptimi të jetë: nëse Allahu dëshiron t'ju humbasë.

Por, për ne mbetet të themi: Çfarë është dallimi mes *Iradeh Kaunije* dhe *Iradeh Sheri'ije*, në lidhje me ndodhjen e çështjes në diskutim? Themi: Për sa i përket *Kaunije*, ajo çfarë dëshirohet, duhet të ekzistojë; nëse Allahu cakton/urdhëron që diçka të ndodhë, atëherë ajo duhet të ndodhë:

"Vërtet, Urdhri i Tij, kur Ai do diçka, është vetëm të thotë 'Ji!', dhe ajo bëhet". [Ja-Sin, 82]

Për sa i përket *Iradeh Sheri'ijeh*, ajo çfarë dëshirohet mund të ndodhë apo mund të mos ndodhë:

mundet që Allahu ta dëshirojë dhe ta dojë këtë gjë, por nuk ndodh, sepse ajo që është e dëshirueshme, mund të ndodhë dhe mund të mos ndodhë.

Nëse dikush thotë: A cakton/urdhëron Allahu që mëkatet të ndodhin? Themi: Ai cakton/urdhëron të ndodhë kjo, por nuk e dëshiron këtë. Kjo, sepse *Iradeh Sheri'eh* do të thotë dashje, kurse Allahu nuk i do mëkatet, por cakton që ato të ndodhin, kështu që gjithçka në qiej dhe në tokë është me caktimin/urdhrin e Allahut.

## Vendimi mbi kërkimin e bekimit nëpërmjet njerëzve të mirë

*Shejh Muhamed ibn Salih Uthejmin*

Pyetje: A bën të kërkohet bekimi nëpërmjet njerëzve të mirë?
Përgjigje: Kërkimi nëpërmjet njerëzve të mirë ndahet në dy kategori:
1- Kërkimi i bekimit duke kërkuar prej tyre të bëjnë du'a për juve. Kjo është e lejueshme, me kusht që ata njihen për devotshmërinë dhe për drejtësinë e tyre dhe që të mos i qitni në fitne me këtë.
2- Kërkimi i bekimit nëpërmjet mbetjeve të tyre, si nëpërmjet teshave të tyre dhe gjërave personale, etj. Kjo s'është e lejueshme dhe është bidat, dhe nga kjo duhet të ndalojmë.

## Komentimi i hadithit "Allahu e ka krijuar Ademin sipas imazhit të Tij"

*ibn Tejmije*

Pyetje: Kur pejgamberi ka thënë "Allahu e ka krijuar Ademin sipas imazhit të Tij", kujt i është referuar pjesa "imazhit të tij" dhe si duhet ta kuptojmë këtë?
Përgjigje:Shejhul-Islam Ibn Tejmije ka thënë:"Fjala *sureh*/imazh në këtë hadith është sikurse të gjithë
emrat dhe cilësitë e tjera të transmetuara në tekst, ku fjalët e përdorura mund të zbatohen edhe te qeniet e krijuara, por në një mënyrë të kufizuar. Kur këto fjalë kanë të bëjnë me Allahun, ato mbartin një domethënie unike, si *el-Aliim*/i Gjithëdijshmi, *el-Kadiir*/i Plotfuqishmi, *e- Rrahim*/Dhuruesi i mëshirës, *e-Samii*/që dëgjon gjithçka, *el-Basiir*/që sheh gjithçka, si dhe të krijuarit nga ana e Tij me duart e Tij, ngritja mbi Fronin, etj.". [*Nekd el-Te'siis* 3/396]
Ai, po ashtu, ka thënë:"Mu siç gjithçka që ekziston duhet të ketë cilësi, ashtu edhe gjithçka që ekziston, në vetvete, duhet të ketë një imazh. Është e pamundshme që diçka që ekziston të mos ketë imazh".
Dhe ka thënë:"Nuk ka pasur mospajtime mes selefëve të tre gjeneratave të para rreth asaj se përemri në hadith i referohet Allahut, dhe kjo është transmetuar nëpërmjet shumë zinxhirëve të transmetimit nga shumë sahabë. Kontekstet e haditheve tregojnë në këtë..." [*Nekd el-Te'siis*3/202]
Ibn Kutejbe ka thënë:"Që Allahu të ketë imazh s'është më e çuditshme sesa pasja e dy duarve, gishtërinjve apo syve të Tij. Këto pranohen lehtë, sepse përmenden në Kur'an, kurse kjo ide [e imazhit] konsiderohet e çuditshme, sepse nuk përmendet në Kur'an. Por, në besojmë në të gjitha këto dhe nuk diskutojmë se si mund të jenë këto". [*Te'uil Mukhtelif el-Hadith*, f.221]
Shejh Ibn Baz qe pyetur:"Ka një hadith të transmetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], ku ai e ndalon thënien "Allahu ta shëmtoftë fytyrën", dhe thotë se Allahu e ka krijuar Ademin sipas imazhit të Tij. Cili është besimi i saktë lidhur me këtë hadith?
Ai u përgjigj: Ky hadith është vërtetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]. Në të, thuhet:"Nëse ndonjëri prej jush godet tjetrin, le t'i shmanget fytyrës, se Allahu e ka krijuar Ademin sipas imazhit të Tij". Sipas një versioni tjetër:"Në imazhin e më të mëshirshmit".
Kjo nuk nënkupton ngjasim. Ajo që mendohet me këtë, sipas dijetarëve, është se Allahu e ka krijuar Ademin me mundësin për të dëgjuar dhe për të parë, si dhe për të folur kur të dojë.

Këto, po ashtu, janë edhe cilësi të Allahut, sepse ai dëgjon gjithçka, sheh gjithçka, flet kur të dojë dhe Ai ka fytyrë, qoftë i lartësuar e i madhëruar. Por, kjo nuk nënkupton ndonjë ngjasim. Ajo që mendohet me këtë është se Ai dëgjon gjithçka, sheh gjithçka, flet kur të dojë, dhe e ka krijuar Ademin të aftë për të dëgjuar dhe për të parë, me fytyrë, me duar e me këmbë. Mirëpo, dëgjimi i njeriut s'është sikur dëgjim i Allahut. Të parët e tij s'është sikur të parët e Allahut. E folmja e tij s'është sikur e folmja e Allahut. Allahu ka cilësi që i përshtaten madhështisë së Tij, njeriu ka cilësi që i përshtaten atij, cilësi të kufizuara dhe të papërsosura. Kurse, cilësitë e Allahut janë të përsosura e të pafundme. Prej këtu, Allahu thotë:
» Asgjë s'është sikur Ai. Ai dëgjon gjithçka, sheh gjithçka « [el-Shura, 11];
» S'ka asnjë të barabartë me Të apo të krahasueshëm me Të « [el-Ikhlas, 4]
Pra, s'është e lejueshme të goditet fytyra apo të thuhet "Allahu ta shëmtoftë fytyrën".

## Në lidhje me atë që thotë se kush thotë që Allahu është mbi krijesat e Tij, ai është kafir

*Shejh Mukbil ibn Hedi el Wadi*

Pyetje: Një njeri me origjinë nga Etiopia, Abdullah el Habeshi, thotë që:"Ai që pretendon që Allahu është mbi krijesat e Tij, është jobesimtar (kafir)", dhe ai e përhap këtë besim në mesin e njerëzve të thjeshtë, dhe dijeni se ai është sufist.
Përgjigje: Ky është një njeri i devijuar, dhe shejh Albani, Allahu e ruajt, e ka kundërshtuar këtë njeri. Ne besojmë se Allahu është lartësuar mbi Arsh:"
"I Gjithmëshirshmi u lartësua (*ISTIWA*) mbi Arsh". 20:5
Dhe ne besojmë që është mbi ne, i pastër nga të metat qoftë Ai, më i Larti:
"Ai është Mbizotëruesi Suprem mbi robërit e Tij. Ai është më i Urti dhe më i dijshmi". 6:18
" …dhe drejt Tij ngjitet fjala e mirë, dhe e ngrit lart veprën e mirë…"35:10
"A u garantuat prej Atij që është në qiell që të mos të ju gëlltis toka kur ajo të dridhet!"67:16
Allahu *subhanehu we teala* e ka bërë të udhëtojë Profetin (duke e ngritur) në qiell (gjatë Miraxhit) dhe nuk e ka bërë të udhëtojë drejt detit, drejt Jemenit ose drejt Shamit… por Ai e ngriti lartë nëqiell.
Ky (Abdullah el Habeshiu) është i devijuar dhe *Khabith* (person i fëlliqur, i urryer), dhe ju këshilloj të mos i lexoni shkrimet e tij dhe mos t'i vëni mendjen fjalëve të tij. Ai është në fakt një armik i Sunetit, mbase edhe një njeri që punon për armiqtë e Islamit për t'i zaptojë muslimanët me gënjeshtrat dhe mashtrimet e tij.

## Përsëritja e emrit Allah apo përemrit *Hue* [Ai] në vetvete, është një bidat i sufive

*ibn Tejmije*

Pyetje: A ka dëm të përsëriten emrat e Allahut si dhikër apo diçka tjetër? E di që thënia *estagfirullah*, *subhaneAllah* apo *elhamdulilah* është në rregull...
Përgjigje: Shejh el-Islam ibn Tejmije ka thënë:"Emri i Allahut në vetvete, qoftë si emër [Allah] apo si përemër [*Hue*/Ai] nuk paraqet një frazë të plotë të një fjalie kuptimplotë. Kjo s'ka të bëjë asgjë me iman [besim] dhe me kufr [mosbesim], me urdhra apo me ndalime. Kjo s'është

përmendur nga askush nga selefët e këtij umeti dhe s'është urdhëruar nga i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam]. Kjo nuk i sjell zemrës ndonjë dije e as që i bën ndonjë dobi. Gjithë çfarë bën kjo është të japë një ide të paqartë, e cila nuk definohet me ndonjë mohim apo pohim...

Islami urdhëron dhikre që në vetveten e tyre i bëjnë dobi zemrës, pa pasur nevojë për diçka tjetër...

... Është përmendur se dikush nga shejhët ka thënë:"Kam frikë nga vdekja mes mohimit dhe pohimit", por këtë shembull s'duhet ndjekur, sepse është një gabim i qartë. Nëse personi do të vdiste në këtë gjendje, do të vdiste sipas nijetit të tij, sepse veprat varen nga nijeti. Është transmetuar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] na ka urdhëruar ta nxisim personin që është në prag të vdekjes të thotë la ilahe il-Allah, dhe ka thënë:

"Secili, fjalët e të cilit janë la ilahe il-Allah, do të hyjë në xhenet".

Po të duhej të kihej kujdes në thënien e kësaj shprehjeje, përse do t'i thoshim personit në prag të vdekjes të thotë diçka që, nëse do të vdiste në mesin e të thënët atë, do të çonte në një vdekje të papërshtatshme? Madje, po të ishte kështu, ai do të nxitej të thotë "Allah, Allah" apo "*Hue, Hue*"

Ai, po ashtu, ka thënë:"Përsëritja e emrit të Allahut në vetvete, si thënia "Allah, Allah" apo përemri "*Hue, Hue*", s'është urdhëruar as në Kur'an, as në Sunet. Dhe s'është transmetuar nga ndonjë nga selefët e këtij umeti, të cilët merren si shembull, ta kenë bërë këtë...

## Si do të dalin njerëzit nga varret

*Komisioni i përhershëm për kërkime e fetua*

Pyetje: Si do të dalin njerëzit nga varret e tyre në Ditën e Gjykimit dhe kush do të vishet i pari?

Përgjigje: Allahu i madhërishëm do ta ringjallë njeriun në Ditën e ringjalljes duke e rikrijuar atë nga ashti i bishtit [fundi i poshtëm i kurrizit; Lat. Coccyx]. Njerëzit do të rriten si krijesa të përsosura, mu ashtu siç rriten bimët nga farat dhe drurët e palmave nga farat e hurmave. Ata do të shfaqen nga varret e tyre të zbathur, të zhveshur dhe të pa bërë synet. Ata do të ngarendin sikurse karkalecat e shpërndarë apo si fluturat e hallakatura, dhe s'do ta huqin shtegun për te Vendi i Tubimit. Në fakt, ata do ta dinë shtegun për te ai vend më mirë sesa një pëllumb i egër e di shtegun për te çerdhja e vet, si kur garojnë për te një cak. Të parit të cilit do t'i çelet toka është pejgamberi jonë Muhamed [salallahu alejhi ue selam]. Atij të parit do t'i kthehet vetëdija. Sa i përket të parit që do të vishet pas ringjalljes, ai është *khalilur-Rrahman* [miku i të Mëshirshmit], Allahu e lartësoftë përmendjen e tij dhe e siguroftë nga të këqijat. Njerëzit do t'i kaplojë tmerri deri në atë masë, saqë edhe pejgamberët do të thonë: Vetja ime! Vetja ime! Ai që i lexon ajetet që flasin për ringjalljen në suret el-Kamer, el-Me'arixh dhe el-Karij'ah dhe të ngjashme me to, do të informohet më shumë rreth kësaj ngjarje të madhe. Është transmetuar besnikërisht në Buhari dhe në Muslim se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha: "Ju do të thirreni të zbathur, të zhveshur dhe të pa bërë synet". Pastaj lexoi e tha: « Ashtu siç e nisëm krijimin e parë, ashtu do ta përsërisim. Ky është një premtim i Yni dhe Ne sigurisht që do ta përmbushim » [el-Enbija, 104]

I pari që do të vishet në Ditën e Ringjalljes është Ibrahimi. Ndërsa një grup nga umeti im do të rroket për në anën e majtë, unë do të thërras:'[këta janë] Pasuesit e mi!' Do të thuhet:'Ata e braktisën fenë mbasi ti i le ata'. Pastaj unë do të them ashtu siç tha robi i mirë Isa1
« Unë isha dëshmitar ndaj tyre për sa kohë që isha ndër ta. Por, kur Ti më more, Ti ishe mbikëqyrës i tyre dhe Ti je dëshmitar ndaj çdo gjëje. Nëse i dënon ata, janë robërit Tu; nëse i fal, Ti je i Plotfuqishmi, i Urti » [el-Ma'ideh, 117-118] Po ashtu, është transmetuar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Njerëzimi do të tronditen derisa t'u bie të fikët në Ditën e Ringjalljes dhe unë do të jem i pari të cilit do t'i çelet toka".2Dhe, po ashtu, është transmetuar se pejgamberi tha:
"Unë do të jem i pari që do t'i kthehet vetëdija". 3 Ju mund të informoheni më hollësisht këtyre dy haditheve në librin Akideja e Tahauit, ku Imam et-Tahaui flet për gjendjen e njerëzve në Ditën e Ringjalljes

## Bashkërendimi mes "me të majtën e Tij" dhe "Dhe që të dyja Duart e Tija janë të djathta?"

*shejh Albani*

Pyetja: Si të bëjmë përshtatjen e kuptimeve në mes hadithit "me të majtën e Tij", të transmetuar në hadithin e Ibn Umerit, radijaAll-llahu anhuma, në Sahihun e Muslimit, dhe në mes fjalës së tij, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem:"Dhe që të dyja Duart e Tija janë të djathta?"

Përgjigjja: Nuk ka kundërshtim në mes dy haditheve siç duket sipërfaqësisht, ngase fjala e pejgamberit, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem:"...dhe që të dyja Duart e Tija janë të djathta", është vërtetim i Fjalës së All-llahut:"Asgjë nuk i ngjason All-llahut, dhe Ai dëgjon e sheh".
Andaj ky përshkrim, për të cilin na ka lajmëruar Pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, konsiderohet si vërtetim i *tenzihut*1, kështu që Dora e All-llahut nuk është sikur dora e njeriut: e djathtë apo e majtë, por që të dyja duart e Tija janë të djathta.
Këtu duhet sqaruar edhe një çështje tjetër, e ajo është se transmetimi "me të majtën e Tij" është "*shadh*", siç e kam sqaruar atë në (librin) "Tahrixh el-Mustalahat el-Erbea fi el-Kur'an" (nr. 1) të Mevdudit. Dhe këtë e vërteton edhe ajo se Ebu Davudi e ka transmetuar dhe ka thënë:"me Dorën tjetër të Tij"në vend të "me të majtën e Tij". Kjo është në pajtim me fjalën e pejgamberit, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem:"Dhe që të dyja Duart e Tija janë të djathta". All-llahu alem.
1. Se All-llahu është i pastër nga çdo e metë, andaj edhe askush prej krijesave nuk i ngjason Atij.

## Teuekulii ligjësuar

*Komisioni i Përhershëm për Kërkime dhe Fetua*

Pyetje: Nëse *teuekul* [mbështetja në Allahun] nuk do të thotë të kërcesh në një pishinë ndërsa nuk di të notosh e as ta rrezikoni vetveten nëpërmjet një lëvizje fizike pa trajnim paraprak, e as të lësh çel sirtarin duke rrezikuar t'i humbësh gjërat, atëherë çka do të thotë *teukul*?

Përgjigje: *Teuekul* do të thotë që personi duhet të mbështetet vetëm në Allahun e lartësuar. Kjo është një akt i obligueshëm dhe një nga parimet e Imanit [besimit]. Allahu i lartësuar thotë në suren Ma'ideh

« ... dhe mbështetuni në Allahun, nëse përnjëmend jeni besimtarë »

*Teuekul* është një nga mjetet morale që të ndihmon t'i arrish qëllimet. Mirëpo, muslimani duhet ta kombinojë këtë me mjetet tjera, qofshin ato akte adhurimi, si du'a, namaz, sadaka e mbajtje lidhjesh familjare, qofshin të tjera mjete materiale, për të cilat Allahu ka paracaktuar që ndikimi i tyre ta pasojë nga shkaqet e tyre, si në shembujt e përmendur nga pyetësi këtu.

Ne duhet të kemi *teuekul* për të pasuar rrugën e të Dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam] në këtë aspekt, mbasi ai ishte personi që kishte më së shumti *teuekul*. Ai, krahas *teuekulit*, i kishte parasysh edhe mjetet tjera materiale. Kështu, kushdo që injoron mjetet materiale duke menduar se është e mjaftueshme të ketë *teuekul*, ai kundërshton mënyrën e të Dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam]. Ky lloj i *teuekulit* s'është i lejueshëm. Bile, kjo është moskujdes e jo *teuekul* i ligjësuar sheriatikisht.

Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shokët e tij

## Tre llojet e teuhidit në Kuran

*Shejh Rabie bin Hadi el Med'halij*

Pyetje: A është e saktë kundërpërgjigja ndaj atyre që refuzojnë ndarjen e teuhidit në tre pjesë me ajetin: "Ai është Zoti i qiejve, i Tokës dhe i gjithçkaje që është midis tyre, prandaj vetëm Atë adhuroje dhe bëhu i qëndrueshëm në adhurimin ndaj Atij. A njeh ti ndokënd që ka Emrin e Tij?!" {Merjem 65}, i cili ka përmbledhur ndërmjet teuhidit uluhije, rrububijeh dhe esmai ve sifat?

Përgjigje: Kurani është i mbushur përplot me argumente në lidhje me këto tre llojet (e teuhidit).

"Thuaj: "O ju mosbesimtarë! Unë nuk adhuroj çfarë ju adhuroni…" {El Kafirun 1-2}

Ky (ajet) është argumenti i sinqeritetit në lidhje me adhurimin për Allahun e Lartësuar.

"Thuaj: Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm. Allahu është Absoluti…" {El Ihlas 1-2}

Ky është argumenti i vërtetimit të emrave dhe cilësive.

"Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve…" {El Fatiha 1}

"Thuaj: "Kërkoj mbështetje te Zoti i agimit…" {El Felek 1}

"Thuaj: "Kërkoj mbështetje te Zoti i njerëzve…" {EN Nas 1}

Këto janë argumente që vërtetojnë teuhidin rrububijeh.

I gjithë Kurani është plot me argumente që tregojnë këtë. Allahu ju begatoftë!

## Vendimi mbi atë që mohon jetën e përtejme dhe si t'i bindim ata që e mohojnë këtë

*ibn Uthejmin*

Pyetje: Cili është vendimi mbi atë që mohon jetën e përtejme? Si mund t'i bindim ata që e mohojnë?

Përgjigje: Ai që mohon jetën e përtejme, është mosbesimtar, sepse Allahu ka thënë:
« Dhe ata thanë: S'ka tjetër jetë pos kësaj dhe kurrë s'do të ringjallemi. Sikur t'i shihje kur ata të ndalohen para Zotit të tyre! Ai do të thotë:'A s'është kjo e vërteta?' Ata do të thonë:'Po, pasha Zotin tonë!' Pastaj Ai do të thotë:'Shijoni dënimin për shkak se nuk besonit' » [En'am, 29-30]
« Atë ditë, mjerë ata që mohojnë, ata që mohojnë Ditën e Shpërblimit! Dhe kurrkush nuk e mohon atë, përveç atij që kalon çdo kufi [në shkelje e mosbindje], mëkatarit! Kur ajetet Tona i lexohen atij, ai thotë:'Rrëfenja të të lashtëve' Kurrsesi! Por në zemrat e tyre ka [mbulesë mëkatesh], të cilën e fituan [duke bërë të këqija]. Kurrsesi! Vërtet, ata do të pengohen nga të parët e Zotit të tyre në atë Ditë. Atëherë, ata do të hyjnë në Zjarrin e flakëruar të xhehenemit. Dhe do t'u thuhet atyre:'Kjo është ajo që mohonit' » [el-Mutaffifin, 10-17]
« Kurrsesi! Ata mohojnë Çastin [ditën e Ringjalljes]. Për ata që mohojnë Çastin, kemi përgatitur një Zjarr flakërues » [el-Furkan, 23]
Mënyra se si t'i bindesh këta mohues, është si në vijim.
Së pari, ka transmetime të shumta lidhur me çështjen e ringjalljes nga pejgamberët dhe nga të Dërguarit në Librat dhe fetë me origjinë hyjnore, të cilat janë pranuar nga popujt. Si mund të besosh diçka që është transmetuar nga një filozof apo një autor i ndonjë ideje a parimi, edhe nëse ajo çka ai thotë nuk mbërrin shkallën e besueshmërisë, të cilën e kanë mbërritur tekstet që flasin për ringjalljen?
Së dyti, arsyeja dëshmon për mundësinë e ringjalljes për shkaqe të ndryshme
1. Kurrkush s'mund të mohojë që ai është krijuar mbasi ka qenë kurrgjë. Ai që e krijoi dhe e solli në ekzistencë, mbasi ishte një kurrgjë, ka mundësi ta kthejë përsëri, siç thotë Allahu:
« Është Ai që nisi krijimin e pastaj e përsëritë atë [mbasi të shkatërrohet]. Dhe kjo është më lehtë për Të. Atij i takon përshkrimi më i lartë [dmth kurrkush s'meriton të adhurohet, veç Tij] në qiej e në tokë. Dhe Ai është i plotfuqishëm, i Urtë » [er-Rum, 27]
« Ashtu siç e nisëm krijimin, ashtu do ta përsëritim. Ky është një premtim nga ana jonë. Vërtet, Ne do ta bëjmë këtë » [el-Enbija, 104]
2. Kurrkush nuk mohon madhështinë e qiejve dhe të tokës, për shkak të përmasave dhe shkëlqimit të tyre. Ai që i krijoi ato, është në gjendje ta krijojë njeriun, kurse ri-krijimi i tyre është edhe më lehtë për Të. Allahu ka thënë:
« Krijimi i qiejve dhe i tokës është më madhështor sesa krijimi i njerëzimit » [Ghafir, 57]
« A nuk shohin që Allahu i cili krijoi qiejt dhe tokën dhe nuk u lodh në këtë është i aftë t'i japë jetë të vdekurit? Po, Ai, vërtet, ka mundësi të bëjë gjithçka » [el-Ahkaf, 33]
« A nuk është i aftë Ai që krijoi qiejt dhe tokën që të krijojë njëjtë si ato? Po, vërtet! Ai është krijues i gjithëdijshëm. Vërtet, urdhri i Tij, kur Ai do diçka, është vetëm të thotë 'Ji!' dhe ajo bëhet » [Ja-Sin, 81 82]
3. Gjithkush që ka mend mund ta shohë tokën të thatë e të vdekur, pa bimësi, e pastaj, kur shiu të bie mbi të, ajo lulëzon dhe bimësia e tij ngjallet. Ai që ka mundësi ta ringjallë tokën, mbasi ajo të jetë e vdekur, ka mundësi ta ringjallë të vdekurin dhe t'i ngritë ata. Allahu ka thënë:
« Mes Shenjave të Tij është se ju shihni tokën shterpë, por, kur Ne zbresim ujin [shiun] në të, ajo gjallërohet me jetë e rritje [të bimësisë]. Vërtet, Ai që i jep jetë asaj, ka mundësi t'i japë jetë të vdekurit. Vërtet, Ai ka mundësi për gjithçka » [Fussilet, 39]

Së treti, realiteti dëshmon për mundësinë e ringjalljes. Janë dëshmuar ngjarje ku i vdekuri është kthyer në jetë. Në suren Bekare, Allahu na tregon pesë ngjarje, një nga të cilat është:
« Apo si ai që kaloi pranë një qyteti të përmbysur dhe tha:'Si do ta ringjallë Allahu këtë mbasi që ka vdekur?' Kështu, Allahu e bëri atë të vdekur për njëqind vjet e pastaj e ngriti prapë. Ai tha:'Sa ke ndenjur [i vdekur]?' Njeriu tha:'[Ndoshta] Një ditë ose një pjesë të ditës'. Ai tha:'Jo, ti ke ndenjur njëqind vjet. Shih ushqimin dhe pijen tënde. Ato nuk kanë ndryshuar. Dhe shih gomarin tënd. Kështu, Ne të bëmë ty një Shenjë për njerëzit. Shih eshtrat se si i bëjmë bashkë dhe i veshim me mish'. Kur kjo iu tregua qartë atij, ai tha:'Unë e di që Allahu ka mundësi të bëjë gjithçka' » [el-Bekareh, 259]
Së katërti, urtësia na dikton se duhet të ketë ringjallje mbas vdekjes, në mënyrë që secili shpirt të shpërblehet sipas asaj që ka bërë. Sikur të mos ishte kjo, krijimi i njerëzimit do të ishte i kotë, i pa vlerë dhe pa ndonjë urtësi. Dhe mes njerëzimit dhe kafshëve s'do të kishte kurrfarë dallimi në këtë jetë. Allahu ka thënë:
« A menduat se ju kemi krijuar për lojë [pa ndonjë qëllim] dhe se s'do të na ktheheni? I lavdëruar qoftë Allahu, Mbreti i vërtetë. S'ka të adhuruar, përveç Tij, Zoti i Arshit madhështor » [el-Mu'minun, 115, 116]
« Vërtet, Çasti po vjen dhe Unë e mbaj të fshehur atë, që çdo person të shpaguhet për atë që përpiqet » [Ta-Ha, 15]
« Dhe ata bëjnë be fuqishëm në Allahun se Allahu s'do ta ngrejë atë që vdesë. Po, ky është një premtim nga Ai, por shumica e njerëzimit nuk e dinë. Me qëllim që Ai t'ua bëjë të qartë të vërtetën për atë që nuk pajtoheshin dhe që mohuesit [e Ringjalljes] të dinë se ishin rrenës. Vërtet, Fjala jonë, kur duam ndonjë gjë, është vetëm të themi 'Ji!' dhe ajo bëhet » [en-Nahl, 38-40]
« Mosbesimtarët pretendojnë se kurrë s'do të ringjallen. Thuaj [O Muhamed]:'Po, pasha Zotin tim, ju sigurisht që do të ringjalleni e pastaj do të njoftoheni për atë çka keni bërë. Dhe kjo është lehtë për Allahun » [et-Tagebun, 7]
Nëse kjo dëshmi u parashtrohet atyre që mohojnë ringjalljen dhe ata ngulmojnë në mohimin e tyre, atëherë ata janë arrogantë dhe kokëfortë. Dhe ata që bëjnë keq,do ta marrin vesh se me çfarë përmbysje do të përmbysen

# ***BIDATE***

## Në lidhje me llojet dhe stilet e reja të [përmedjes/kujtimit të Allahut]

*shejhul-Islam Ibn Tejmije*

Pyetje: A është e lejueshme shpikja e llojeve dhe stileve të dhikrit?
Përgjigje: Pa dyshim që dhikret dhe lutjet janë midis formave më të mira të adhurimit, dhe adhurimi është një nga çështjet në të cilat s'ka vend për opinione personale. Ne duhet të ndjekim atë çfarë bëri dhe mësoi pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], jo tekat dhe dëshirat

apo risitë/bidatet. Lutjet dhe dhikret e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] janë më të mirat që njeriu mund të gjejë. Ai që ndjek në këtë mënyrë, do të jetë i sigurt dhe dobitë e rezultatet pozitive që ai do t'i fitojë janë përtej përshkrimeve. Çfarëdo tjetër lutje dhe dhikër, mund të jetë haram apo [e urryer]; ajo mund të përfshijë shirk, ndonëse shumica e njerëzve nuk e kuptojnë këtë – Hollësirat e kësaj do të zgjasnin tepër po të shpjegoheshin këtu.
Askush s'ka të drejtë t'i mësojë njerëzit me ndonjë lloj lutjeje apo dhikri veç atyre që janë përmendur në Sunet, apo ta bëjë atë adhurim të rregullt për të cilin ai pret që njerëzit ta bëjnë rregullisht sikur pesë namazet ditore, dhe kjo është risi në fe [bidat] të cilën Allahu nuk e lejon… Për sa i përket bërjes së çuditshme të dhikrit rregullisht, kjo s'është parashkruar në sheriat dhe kjo është nga gjërat që s'janë të lejueshme. Lutja dhe dhikri i parashkruar në Sheriat janë më të mirat që dikush ka shpresuar të gjejë, dhe askush nuk i injoron ato në favor të dhikrit të shpikur përveç atij që është i paditur, neglizhent apo keqbërës.

## A është e lejueshme të lexohet Kur'ani te varrezat?

*Komiteti i Përhershëm për Fetua*

Përgjigje: Është dëshmuar që pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] vizitonte varrezat dhe lutej për të vdekurit; lutje të cilat ua kishte mësuar shoqëruesve të tij dhe ata i mësuan ato prej tij. Për shembull:*"es-Selamu alejkum ehl el-dijar min el-mu'minin uel-muslimin, ue inna in shaAllah bikum lakihun, nes'el Allahe lene ue lekum el-afijeh"* [Paqja qoftë mbi ju, o njerëz të vendbanimeve, besimtarë dhe muslimanë. Nëse do Allahu edhe ne do t'ju bashkëngjitemi. Lusim Allahun të na dhurojë sigurinë neve dhe juve]".
Por, nuk ka ndonjë transmetim se ai [salallahu alejhi ue selam] ka recituar ndonjë kaptinë Kur'ani apo ndonjë ajet nga ai për të vdekurit, ndonëse i vizitonte shpesh ato. Po të ishte parashkruar [urdhëruar] kjo, ai do ta kishte bërë këtë dhe do t'ua kishte mësuar këtë shoqëruesve të tij në kërkim të shpërblimit dhe mëshirës ndaj umetit të tij, dhe për të përmbushur detyrimin e bartjes së porosisë. Ngaqë ai ka qenë siç e ka përshkruar Allahu [shpjegim i domethënies]:
"Vërtet ju ka ardhur një i dërguar [Muhamedi] nga mesi juaj. Ai vreroset kur ju keni ndonjë vështirësi apo lëndim. Ai [Muhamedi] shqetësohet për ju; për besimtarët ai është plot devotshmëri, butësi, dhe i mëshirshëm". [et-Teubeh, 128]
Fakti se ai nuk e ka bërë këtë ndonëse ka pasur arsye pse ai mund të kishte bërë këtë, tregon se kjo s'është parashkruar [urdhëruar]. Shoqëruesit e tij [salallahu alejhi ue selam] e dinin këtë dhe ndoqën hapat e tij, dhe ata e kufizuan veten në mësimin dhe bërjen e dua've për të vdekurit kur i vizitonin ata. Nuk ka asnjë transmetim se ata lexuan Kur'an për të vdekurit. Për ta një lexim i tillë ishte një bidat [risi në fe], dhe është dëshmuar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Kushdo që prezanton ndonjë gjë në çështjen tonë [dmth Islam] e cila s'është pjesë e tij, ajo do t'i refuzohet". [Buhari & Muslim]

## Bidati i tespive

*Shejh Muhamed Nasirud-Din el-Albani*

Pyetje: A janë bidat tespitë? Dikush thotë se ato janë gjëra të vogla, dhe ne kemi shumë gjëra të mëdha për të bërë dhe nuk ia vlen të merresh me vogëlsira?

Përgjigje: Këto gjëra që dikush i quan të vogla, duhet të dimë se ka gjëra edhe më të vogla edhe më të mëdha. Muslimani që do të ecë në rrugë të drejtë, ashtu siç urdhëron Allahu dhe i dërguari i Tij, nuk pyet a është punë e vogël apo e madhe, por pyet:A është mirë apo është keq? Unë them që të bësh dhikër me tespi nuk është e lejuar. Dikush këtë e quan të vogël. Dikush tjetër e quan të madhe duke u bazuar tek ngjarja me Abdullah ibën Mesudin, i cili pa disa njerëz dhe u tha:"Çfarë po bëni?"Ata u përgjigjën:"Po përmendim Allahun duke numëruar me këta gurë të vegjël!" (Thoshin 100 herë Allahu Ekber, 100 herë Subhanallah, etj. Kjo është e ngjashme me ata që përdorin tespitë) Abdullah ibën Mesudi u tha:"Numëroni gjynahet tuaja më mirë. Mjerë ju, rrobat e profetit akoma s'janë vjetëruar, gota që ka përdorur akoma s'është thyer, shokët e tij janë akoma gjallë e ju bëni gjëra të tilla?! A mos po ndiqni një rrugë më të mirë se rruga e Muhammedit, apo doni të hapni dyert e humbjes?!"

Atëherë, ky send quhet bidat. Ka thënë profeti, salallahu alejhi ue selam:"Çdo bidat është humbje dhe çdo humbje të çon në zjarr". Bidatet janë të vogla ose të mëdha, por të gjitha janë humbje dhe humbja të çon në zjarr. Ai send që bëhet shkak për ta futur vepruesin e tij në zjarr, s'mund të konsiderohet gjë e vogël. Çdo njeri që e ka marrë vesh se tespitë apo ndonjë send tjetër është bidat, nuk lejohet që të thotë: Është e vogël! Sepse, kjo hyn tek fjala e profetit, salallahu alejhi ue selam,"Çdo bidat është humbje dhe çdo humbje të çon në zjarr".

## Shqiptimi i qëllimit [nijetit] gojarisht

*shejhul-Islam Abdul-Aziz Ibn Baz*

Pyetje: Cili është vendimi mbi shqiptimin e qëllimit gojarisht në namaz dhe abdes?

Përgjigje: Vendimi mbi këtë është se kjo është bidat [gjë e shpikur në fe]. Sepse, nuk është transmetuar nga pejgamberi, alejhis-selam, apo shoqëruesit e tij, prandaj është detyrim të përmbahemi nga kjo. Vendi i qëllimit është zemra. Përgjithësisht nuk ka nevojë të shqiptohet qëllimi gojarisht. Dhe Allahu është poseduesi i gjithë suksesit.

## Dallimi ndërmjet *Sahibul Bidaa'h* dhe *mubtedi*

*Shejh Ubejd bin Abdillah el-Xhabiri*

Pyetje: Cili është dallimi ndërmjet *Sahibul Bid'aa* 1 dhe *Mubtedi*2?

1 Personi i cili ka bidatin 2 Bidatçiut 3 *Ikametul Huxhxhe* [Parashtrimi i argumentit]

Përgjigje: Unë mendoj se dallimi është i dukshëm dhe i qartë. Më lejoni t'jua shpjegoj. Kur një nxënës dije shprehet dhe thotë për një person se është *mubtedi*, ai mendon për personin e përmendur që i mashtron të tjerët pasi që t'i jetë sqaruar e vërteta3 . Për personat e tillë thuhet që janë *mubtedi*. Ndonjëherë këto fjalë mund të përdoren në mënyrë të pakufizuar. Kjo bëhet për të gjykuar dhe për të qortuar. Mendimi mbizotërues është që t'i thuhet

*mubtedi* personit që mbetet në bidatet e tija pasi që i është sqaruar e vërteta. Sa i përket termit *Sahibul Bid'aah,* kjo do të thotë se e vërteta nuk i është sqaruar. Kur thonë:"Ky person është *Sahibul Bid'aah"*, me këtë mendojnë se ai posedon bidatin, dhe kjo shprehje është e përgjithshme. Pra, shprehja *Sahibul Bid'aah* është e përgjithshme ndërsa shprehja *Mubtedi* është më specifike. Kuptoje këtë, Allahu të bekoftë.

## Lutja (duaja) gjatë larjes se pjesëve të trupit në marrjen e abdesit

*(imam Ibën Batta),*

Allahu e mëshiroftë, thotë: "Si dhe bërja e lutjes nga ajo që është transmetuar prej tij gjatë larjes së gjymtyrëve (kur merr abdes)".

Komentim: Kjo gjë nuk është e saktë dhe nuk ka aspak bazë. Bërja e duasë/lutjes gjatë larje së gjymtyrëve nuk ka argument si dhe nuk saktësohet dhikri gjatë marrjes së abdesit vetëm se në fillim të tij (abdesit) duke thënë "Bismilah/Me emrin e Allahut" si dhe në përfundim të abdesit. Pra, është e ligjëruar që, pas mbarimit të abdesit, të thuash:"*Esh'hedu en la ilahe il lAllahu vahdehu la sherike leh ve esh'hedu enne Muhameden abduhu ve rasuluhu.*"1 Ashtu siç saktësohet dhe në "Sahihu Muslim" prej hadithit të cilin e transmeton Umeri: "Kush e thotë këtë (është për qëllim duaja/lutja e mësipërme), i hapen atij të tetë dyert e xhenetit." Ndërsa, me sened në të cilën nuk ka problem, et -Tirmidhiu shton:"*Allahumme xhealni min et tevabine ve xhealni minel mutetahirin.*" Kurse, bërja e lutjes gjatë larjes së gjymtyrëve me fjalët "O Zoti im, zbardhe fytyrën time atë ditë kur do të nxihen fytyrat. O Zoti im, ma jep librin tim nga e djathta," të gjitha këto hadithe janë të dobëta dhe nuk saktësohen.

1 Transmeton et-Tirmidhiu "et-Taharah" 55, en-Nesaiu "et-Tahara" 148 dhe Ibën Maxheh "et-Taharah ve sunenuha" 470

## Festimi i natës së Israsë dhe Miraxhit

*shejh AbdulAziz bin Baz*

Pyetje: Cili është vendimi mbi festimin e natës së Israsë dhe Miraxhit, e cila bie në natën e njëzeteshtatë të muajit rexheb?

Përgjigje: S'ka dyshim që Israja dhe Miraxhi [udhëtimi dhe ngritja e pejgamberit në qiell] janë dy shenja të mëdha, të cilat tregojnë për vërtetësinë e të dërguarit të Tij Muhamed [salallahu alejhi ue selam], si dhe për madhështinë e pozitës së tij tek Allahu. Këto, po ashtu, janë shenja të fuqisë së madhe të Allahut dhe të pozitës së lartë të Tij mbi krijesat. Allahu ka thënë: » I madhëruar e i lartësuar qoftë Ai [Allahu] që mori robin e Tij [Muhamedin] për një udhëtim nate nga el-Mesxhid el-Haram [në Meke] deri në el-Mesxhid el-Aksa [në Jerusalem], fqinjërinë e së cilës e kemi bekuar, me qëllim që t'ia tregojmë atij Shenjat Tona. Vërtet, Ai dëgjon gjithçka, sheh gjithçka « [el-Isra, 1]

Ka transmetime *mutewatir1*1 nga i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] se ai është ngritur në qiej dhe portat e tyre i janë hapur atij, derisa ka kaluar përtej qiellit të shtatë, ku Zoti i tij i ka folur ashtu siç ka dashur dhe e ka urdhëruar për pesë namazet ditore. Së pari, Allahu i lartësuar ka urdhëruar për pesëdhjetë namaze, por pejgamberi jonë vazhdonte të

kthehej dhe të kërkonte zbritje, derisa Ai i bëri pesë. Kështu, mbeten pesë namaze të detyrueshme, por që janë sa pesëdhjetë në shpërblim, sepse çdo e mirë shpërblehet dhjetëfish. Allahut i takojnë lavdërimet dhe falënderimet për të gjitha bekimet e Tij.

Sa i përket kësaj nate, në të cilën zunë vend Israja dhe Miraxhi, s'ka asgjë në hadithet e vërteta që tregon se kjo ka ndodhur në muajin rexheb apo në ndonjë muaj tjetër. Gjithçka që është transmetuar lidhur me një datë të caktuar për këto ngjarje, sipas dijetarëve të hadithit, s'mund të dëshmohet të ketë ardhur nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]. Ka një urtësi nga Allahu në harresën e kësaj date nga ana e njerëzve. Edhe nëse do të vërtetohej data, s'do të ishte e lejueshme për muslimanët ta festonin atë, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] nuk e ka festuar atë dhe nuk e ka veçuar në ndonjë mënyrë. Nëse festimi i kësaj nate do të ishte urdhëruar në Islam, i Dërguari do ta informonte umetin e tij rreth kësaj me fjalë a vepra. Po të ndodhte diçka e këtillë, do të ishte e mirënjohur dhe shoqëruesit e tij do ta transmetonin këtë. Ata kanë transmetuar gjithçka nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] që umeti i tij ka nevojë ta dijë, dheçështjet e shpikura [në fe], se, vërtet, çështjet e shpikura janë bidat, kurse çdo bidat është humbje".

Ka shumë hadithe me domethënie të ngjashme.

Paralajmërimet kundra bidatit janë transmetuar nga shoqëruesit e të dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam]dhe nga selefët e drejtë, pas tyre, sepse kjo s'është gjë tjetër veçse shtim në fe dhe formim i një feje për të cilën Allahu nuk ka urdhëruar, si dhe është imitim i armiqve të Allahut, çifutëve dhe të krishterëve, në shtimin e tyre në fetë e tyre dhe prezantimin e gjërave për të cilat Allahu nuk ka urdhëruar. Kjo, po ashtu, nënkupton se diçka po mungon në Islam dhe se feja s'është e plotësuar, kurse dihet mirë që kjo çon në ligësi dhe në një të keqe të madhe, si dhe kundërshton ajetin ku Allahu ka thënë:

» Këtë ditë, përsosa fenë tuaj për ju, plotësova favorin Tim ndaj jush dhe zgjodha Islamin për fe tuajën « [el-Ma'ideh, 3]

Kjo kundërshton edhe hadithin e të dërguarit [salallahu alejhi ue selam], i cili paralajmëron kundra bidatit.

Shpresoj që dëshmitë e cituara do të jenë të mjaftueshme për të bindur kërkuesin e së vërtetës se ky bidat është i gabuar, domethënë, bidati i festimit të natës së Israsë dhe Miraxhit, dhe se kjo s'është aspak pjesë e fesë Islame.

Sepse Allahu ka urdhëruar për të qenë i sinqertë ndaj muslimanëve dhe për të shpjeguar çfarë Allahu ka urdhëruar për ta në fenë e tyre. Dhe, ngaqë është haram të fshehësh dijen, mendova ta vë në pah këtë bidat, i cili është përhapur aq shumë, saqë njerëzit besojnë se është pjesë e fesë.

Allahu është Ai, që e lusim për t'i ndrequr punët e muslimanëve, për të na bekuar me dijen islamike dhe për të na ndihmuar të mbahemi fort për të vërtetën dhe të lëmë gjithçka që e kundërshton atë, se Ai ka mundësi për këtë. Allahu dërgoftë paqe dhe bekime mbi robin dhe të dërguarin e Tij, pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen dhe mbi shoqëruesit e tij.

## Gjykimi islamik për ndërtimin e tyrbeve mbi varre

*Shejh Ibn Uthejmini*

Pyetje: Çfarë është gjykimi islamik për ndërtimin e tyrbeve dhe gjërave të ngjajshme mbi varre?

Përgjigje: Ndërtimi i tyrbeve dhe gjërave të ngjashme mbi varre është rreptësishtë i ndaluar, pasi kjo është mënyrë e madhërimit dhe e lartësimit të atyre që janë në varre. Ky mjet të shpie deri tek adhurimi [të bërit ibadet] i këtyre varreve, sepse në këtë mënyrë shkohet deri te hyjnizimi [i të vdekurve], ashtu siç është gjendja e shumicës së këtyre ndërtimeve. Kërkimi i ndihmës nga të vdekurit është shirk dhe dalje nga feja.

All-llahu na ndihmoftë.

## Lidhur me adhurimin në muajin Rexheb

Shejh Muhamed Ibn Ibrahim, Allahu pastë mëshirë ndaj tij, ka thënë në "Fetua" e vet [6/131]: "Për sa ipërket veçimit të disa ditëve të muajit Rexheb për ndonjë lloj vizite, etj., për këtë nuk ka bazë. Imam Ebu Shameh ka thënë në librin e vet "el-Bida uel-Heuadith", që bërja e akteve të adhurimit në kohëra të veçanta, të cilat nuk janë parashkruar në Islam, s'është me vend. Sepse, s'ka kohë më të mirë se tjetra, përveç kohës në të cilën është parashkruar bërja e akteve të caktuara të adhurimit, apo kohës kur të gjitha veprat e mira janë më të mira sesa në kohët tjera. Që këtej, dijetarët e kanë dënuar veçimin e muajit Rexheb për bërjen e shumtë të Umres".

## Mëkatarët, apo bidatçinjtë do të dënohen më shumë?

*Shejh Salih el-Feuzan*

Pyetje: Kush do të ketë dënim më të rëndë [në ahiret], mëkatarët, apo bidatçinjtë?

Përgjigje: Bidatçinjtë do të kenë dënim më të rëndë, meqë bidatet janë më të këqija se mëkatet. Bidatet janë më të dashura për Dreqin sesa mëkatet, sepse [ka gjasa që] mëkatari mund të pendohet. Kurse, sa i përket bidatçiut, atëherë rrallë ndodh që ai të pendohet, sepse mendon që është në të vërtetën.

Kjo është ndryshe nga mëkatari, meqë ai e di se po e kundërshton Allahun dhe po bën mëkat, ndërsa bidatçiu konsideron se po i bindet Allahut në atë çka po bën. Për këtë arsye – dhe kërkojmë shpëtim te Allahu – bidati është më i rëndë se mëkati. Dhe, për këtë shkak, selefët kanë paralajmëruar njerëzit nga shoqërimi me bidatçinjtë, meqë ata ndikojnë në ata të cilët ulen me ta, dhe rreziku i tyre është i madh. S'ka dyshim që bidati është më i rëndë se mëkati dhe rreziku nga bidatçiu është me i madh sesa rreziku nga mëkatari.

Selefët thoshin:

"Maturia në Sunet është më e mirë, sesa përpjekja në bidat". [el-Lalika'i (1/188, nr.114); el-Ibaneh (1/320, nr.161) dhe es-Sunneh e Ibn Nasr (30)].

## Recitimi i du'asë bashkërisht pas namazeve farz

*Komisioni i Përhershëm për Fetua*

Pyetje: Kur imami kryen namazin, ai reciton du'anë për falje [] bashkërisht dhe me zë të lartë. A është e lejueshme kjo?

Përgjigje: Falënderimi i takon Allahun. Thënia e du'asë me zë të lartë pas pesë namazeve ditore dhe sunetit të rregullt, apo recitimi i du'asë pas namazeve me xhemat si praktikë e rregullt është një bidat i qortueshëm, ngaqë s'është transmetuar nga pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, apo nga shoqëruesit e tij, Allahu qoftë i kënaqur me ta, të kenë bërë një gjë të tillë.

## Ngritja e duarve për pas pesë namazeve

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetwa*

Pyetje: Për sa i përket ngritjes së duarve gjatë [lutjes] pas pesë namazeve, a është vërtetuar kjo ngritje nga i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, apo jo? Dhe nëse nuk është vërtetuar, atëherë a është e lejueshme t'i ngremë ato pas pesë namazeve apo jo?

Përgjigje: Me sa dimë nuk është vërtetuar nga i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, që të ketë ngritur duart në pas selamit në namazet e detyrueshme, dhe t'i ngresh ato pas selamit në namazet e detyrueshme është në kundërshtim me Sunetin.

Me Allahun qëndron suksesi. Dhe paqja e bekimet qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen dhe shoqëruesit e tij.

## Rreth mevludit

*Pyetje: A është i lejueshëm tubimi i njerëzve më 12 rebi euel në kujtim të lindjes së pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]*

Përgjigje: Festimi i ditëlindjes së të Dërguarit [salallahu alejhi ue selam] është bidat. Kjo, sepse vetë pejgamberi këtë s'e ka bërë, s'ka urdhëruar që kjo të bëhet e as që e ka bërë këtë dikush nga sahabët [radi Allahu anhum], kurse ata janë më të përkushtuarit nga njerëzit në nderimin e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] dhe pasimin e Sunetit. Dhe krejt e mira është në udhëzimin e tij [salallahu alejhi ue selam], i cili ka thënë:

"Kushdo që prezanton diçka në këtë çështje tonën [Islam] që s'është prej saj, do t'i refuzohet". [*Sahih el-Buhari* 2697 dhe *Sahih Muslim* 1718]

Dhe me Allahun qëndron suksesi dhe Allahu dërgoftë bekime e paqe mbi pejgamberin tonë [salallahu alejhi ue selam], mbi familjen e tij dhe mbi shokët e tij.

Komisioni i Përhershëm për Kërkime Islamike dhe për Fetua

*Pyetje: Si mund të realizojmë dashurinë tonë ndaj të Dërguarit [salallahu alejhi ue selam]*

Përgjigje: Dashuria ndaj të Dërguarit [salallahu alejhi ue selam] dhe dashuria ndaj Allahut realizohet duke ndjekur të Dërguarin e Allahut. Kushdo që e ndjek të Dërguarin [salallahu

alejhi ue selam], është më i përshtatshëm për dashurinë e Allahut dhe dashurinë e të Dërguarit të Tij.
« Thuaj: "Nëse përnjëmend e doni Allahun, atëherë pasomëni mua [Muhamedin] dhe Allahu do t'ju dojë » [Aal Imran, 31]
Shenjë e dashurisë ndaj të Dërguarit [salallahu alejhi ue selam] është që personi interesohet për Sunetin e tij dhe pastaj e ndjek atë, pa shtuar dhe pa hequr ndonjë gjë prej tij. Bazuar në këtë, ata që shpikin diçka në lidhje me pejgamberin dhe thonë se kjo është nga dashuria dhe nderi që kanë për të [pejgamberin], në realitet, ata nuk e duan eas nuk e nderojnë atë. Sepse dashuria e vërtetë dhe nderimi i tij bëhet duke pasuar thëniet e tij e jo duke shtuar në sheriatin e tij apo duke hequr prej tij.
Vërtet, kushdo që dëshiron të shpikë në sheriat të Allahut atë që s'është prej tij, atëherë dashuria e tij ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij padyshim që është e kufizuar, sepse plotnia e mirësjelljes dhe e nderimit s'është ta qesim vetveten para Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Allahu i lartësuar ka thënë:
« O ju që keni besuar, mos e qitni vetveten para Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe kini frikë Allahun. Vërtet, Allahu dëgjon e sheh gjithçka. O ju që besoni, mos i ngrini zërat mbi zërin e pejgamberit e as mos i flisni me zë të lartë atij ashtu siç flisni me njëri-tjetrin se mos po ju asgjësohen veprat ndërsa ju nuk e dini » [el-Huxhurat, 1-2]
Shejh ibn Uthejmin

*Pyetje: Së bashku me ne, punon një person që e aprovon festimin e ditëlindjes së pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] dhe insiston në këtë. A ta lë atë për hir të Allahut, apo jo? Çka të bëjë?*

Përgjigje: Festimi i ditëlindjes së pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] është bidat dhe, kushdo që ndjek këtë shteg, është bidatçi, nëse insiston në bërjen e kësaj dhe nuk pranon këshillën dhe vazhdon të thërrasë në festimin e ditëlindjes dhe ngjalljen e interesimit për të. Në këtë rast, është obligim ta lësh atë, meqë ai është bidatçi, dhe s'është e lejueshme të shoqërohesh me një bidatçi.
Shejh ibn Feuzan

## Gjykimi në lidhje me fshirjen (larjen) e qafës gjatë abdesit, dhe larja më shumë se tre herë

*Sheikh Ibn 'Uthejmin*

Pyetje: Si është gjykimi në lidhje me fshirjen e qafës gjatë abdesit dhe larjen e pjesëve për abdes më shumë se tre herë?
Përgjigje: Fshirja e qafës gjatë abdesit është risi (bidat) dhe larja e pjesëve (të detyrueshme të trupit) për abdes më shumë se tre herë është teprim që nuk nevojitet (humbje).

## Fshirja e fytyrës me pëllëmbë pas lutjes

*Ibn Uthejmin*

Shejh Ibn Uthejmin, Allahu pastë mëshirë ndaj tij, qe pyetur lidhur me vendimin për fshirjen e fytyrës me pëllëmbë pas lutjes.

Përgjigja: Fshirja e fytyrës pas lutjes është më e mundshme të mos jetë e parashkruar në Islam, ngaqë hadithet që janë transmetuar për sa i përket kësaj janë da'if [të dobëta]. Shejh el-Islam Ibn Tejmije, Allahu pastë mëshirë ndaj tij, ka thënë:"Ato [hadithet] s'mund të përdoren si dëshmi. Nëse nuk jemi të sigurt apo mendojmë që është më e mundshme të mos jetë parashkruar kjo, atëherë është më mirë të mos bëhet ngaqë vendimet Islamike nuk mund të provohen në bazë të një supozimi të thjeshtë, përveç nëse besojmë që me gjasë ky është rasti".

Çfarë mendoj lidhur me fshirjen e fytyrës me pëllëmbë pas lutjes, është se kjo nuk është Sunet. Siç dihet mirë, pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, është lutur për shi gjatë hutbes së Xhumas dhe ka ngritur duart, por s'ka dëshmi që ai ka fshirë fytyrën.

## Vendimi ne lidhje me festimin e ditëlindjes së pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]

*Komisioni i përhershëm për kërkime islamike dhe për fetua*

Pyetje: A është i lejueshëm tubimi [ i njerëzve] në ditën e 12 të muajit *rebi el-euel* në kujtim të ditëlindjes së pejgamberit?

Përgjigje: Festimi i ditëlindjes së të dërguari të Allahu [salallahu alejhi ue selam] është një bidat. Kjo, sepse as ai vetë [salallahu alejhi ue selam] nuk e ka bërë këtë, as nuk e ka urdhëruar dikë për këtë, e as nuk e ka bërë këtë ndonjë nga shoqëruesit e tij, megjithëse ata kanë qenë ithtarët më të devotshëm në nderimin e të dërguarit [salallahu alejhi ue selam] dhe në zbatimin e Sunetit. Dhe e gjithë e mira është në ndjekjen e udhëzimit të tij. Ai [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Kushdo që paraqet ndonjë gjë që nuk i përket çështjes sonë [dmth Islamit], do t'i refuzohet". [Sahih el-Buhari (2697) dhe Sahih Muslim (1718)]

Me Allahun qëndron i gjithë suksesi. Dhe Allahu dërgoftë bekimet dhe përshëndetjet mbi pejgamberin tonë dhe mbi shoqëruesit e tij.

## Si mund ta realizojmë dashurinë tonë ndaj të dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam]

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Si mund ta realizojmë dashurinë tonë ndaj të dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam]

Përgjigje: Dashuria ndaj të dërguarit [salallahu alejhi ue selam] dhe ndaj Allahut realizohet duke ndjekur të dërguarin [salallahu alejhi ue selam]. Kushdo që ndjek të dërguarin [salallahu alejhi ue selam], është më i përshtatshëm për dashurinë e Allahut dhe dashurinë e të dërguarit të Tij. Allahu thotë:

» Thuaj: Nëse vërtet e doni Allahun, atëherë më ndiqni, dhe Allahu do t'ju dojë « [Aal Imran, 31] Shenjë e dashurisë së një njeriu ndaj të dërguarit [salallahu alejhi ue selam] është se ai mëson Sunetin dhe pastaj e zbaton atë, pa shtuar apo pa hequr diçka nga ajo që mëson. Bazuar në këtë, ata që shpikin ndonjë gjë që ka të bëjë me pejgamberin [salallahu alejhi ue selam] dhe pohojnë se ajo është nga dashuria dhe nderi që kanë për të, ata nuk e duan atë e as nuk e nderojnë. Kjo, sepse dashuria dhe nderi i vërtetë ndaj tij realizohet duke ndjekur mësimet e tij, jo duke i shtuar Sheriatit të tij apo duke hequr diçka nga ai.

Vërtet, kushdo që dëshiron të shpikë në Sheriatin e Allahut diçka që s'është prej tij, dashuria e tij ndaj Allahut dhe ndaj të dërguarit të Tij, pa dyshim, është e pakët. Sepse nuk është mirësjellje dhe nderim që ta vendosim veten para Allahut dhe para të dërguarit të Tij. Allahu i lartësuar thotë: » O ju që besoni, mos e vendosni veten përpara Allahut dhe përpara të dërguarit të Tij dhe kini frikë Allahun. Vërtet, Allahu dëgjon gjithçka, sheh gjithçka. O ju që besoni, mos ngrini zërat tuaj mbi zërin e pejgamberit e as mos i flisni atij me zë të lartë, siç flisni më njëri-tjetrin, se mos po asgjësohen veprat tuaja ndërsa nuk e vëreni këtë « [el-Huxhurat, 1-2]

## Dërgimi i salavateve me zë pas ezanit nga muezini

*Shejh bin Baz*

Pyetje: Në disa vende, disa muezinë, pas ezanit, thonë: *Allahume Sali ala sejjidina Muhamed ue ala alihi ue sahbihi exhma'in*/O Allah, dërgo bekime mbi zotëriun tonë Muhamed dhe mbi familjen e mbi shoqëruesit e tij. A ka diçka të keqe në këtë? Cili është vendimi mbi këtë?

Përgjigje: Varet. Nëse muezini e thotë me zë të ulët, kjo është urdhëruar si për muezinin, ashtu edhe për të tjerët që i përgjigjen muezinit, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Kur të dëgjoni muezinin të thotë atë çfarë thotë, atëherë dërgoni salavate mbi mua, sepse mbi atë që dërgon një salavat mbi mua, Allahu do të dërgojë dhjetë salavate mbi atë. Pastaj luteni Allahun të më dhurojë *el-Uesileh*, që është një pozitë në xhenet, e cila do t'i dhurohet vetëm një robit të Allahut, se shpresoj që unë të jem ai. Kështu, kushdo që lutet për *el-Uesileh* të më dhurohet mua, do t'i lejohet ndërmjetësimi im". [Muslim]

El-Buhari ka shënuar në *Sahi*-në e tij se Xhabir bin Abdullah [radijallahu anhu] ka thënë:

"Kushdo që thotë, kur të dëgjojë ezanin, '*Allahume Rabbe hadhihil-da'ueti tammeh ue salatil-ka'imeh, ati Muhameden el-uesilete uel fadilete ue b'athhu mekamen mahmuden eledhi ua'adeteh*/O Allah, Zoti i kësaj thirrjeje të përsosur dhe i namazit që do të falet, privilegjoje Muhamedin dhe ringjalle atë në pozitën e lavdërueshme, të cilën e ke premtuar', do t'i lejohet ndërmjetësimi im në Ditën e Ringjalljes".

Por, nëse muezini e thotë këtë me zë të lartë ashtu siç e thotë ezanin, atëherë kjo është një bidat, sepse mund të mendohet për këtë se është pjesë e ezanit. Nuk është e lejueshme t'i shtohet ndonjë gjë ezanit, ngaqë fjalët e fundit të ezanit janë *la ilahe ila-Allah* [Askush nuk meriton të adhurohet, përveç Allahut] dhe kësaj nuk bën t'i shtohet gjë.

Po të ishte e mirë kjo, selefët e drejtë do ta bënin para nesh, dhe pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] do t'jua kishte mësuar këtë umetit dhe do të kishte urdhëruar për këtë.

Ai [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Kushdo që shpik në këtë çështje tonën diçka që s'është prej saj, do t'i refuzohet".1
E lus Allahun të na bëjë të kuptojmë fenë e Tij më shumë dhe të na e mundësojë të kapemi fort për të, se Ai dëgjon gjithçka, është përherë në afërsi

## Leximi i sures jasin për personin që është në momentet e fundit të jetës

*shejh Ibën Uthejmin*

Pyetje: A është i saktë hadithi në të cilin thuhet: "Lexoni suren Jasin për të vdekurit tuaj"? Ka disa prej njerëzve që e lexojnë atë tek varri.
Përgjigje: "Lexoni për të vdekurit tuaj (suren) Jasin", ky hadith është *daif* (i dobët). Në të ka diçka prej dobësisë (që e bën *daif*). Momenti i leximit, nëse hadithi saktësohet, tek i vdekuri është kur atë e kapë agonia (dhimbjet e vdekjes). Atëherë i lexon atij suren Jasin. Disa dijetarë kanë thënë: Në të (suren Jasin) ka dobi dhe ajo është lehtësimi i daljes së shpirtit, sepse në të është Fjala e Allahut të Madhëruar:
"Atij i thuhet: "Hyrë në xhenet!" E ai thotë: "Ah, sikur populli im ta dinte për çfarë më fali mua Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!" {Jasin: 26 27}.
Pra, lexoja atë (suren) në momentin që personi është duke vdekur. Dhe kjo gjithmonë nëse hadithi saktësohet. Ndërsa, për sa i përket leximit të saj tek varri, një veprim i tillë nuk ka bazë.
Imam Albani (Allahu e mëshiroftë!) e ka bërë të dobët këtë hadith në "Iruaul Galil" me nr. 688 dhe në "Mishkah el Mesabih" me nr. 1622. Ndërsa, në një transmetim tjetër, ka ardhur se i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë:
"Zemra e Kuranit është Jasini. Nuk e lexon personi atë vetëm se duke kërkuar e Allahun dhe Banesën e përjetshme, vetëm se Allahu e fal atë. Lexojeni atë për të vdekurit tuaj." {*Daif*} "Diafu et Tergib uet Terhib" 884

## Disa prej haditheve në të cilat përmendet surja Jasin:

1. "Kush viziton varrin e prindërve të vet çdo të xhuma dhe e lexon për ata apo për atë (suren) Jasin, i falen atij (gjynahet) për çdo ajet dhe shkronjë (që lexon)." {*Meudu*} "Ed Daifu"
Leximi i Kuranit tek varrezat është bidat i urryer. Për sa i përket asaj që transmetohet nga Ibën Umeri (Allahu qoftë i kënaqur me të dy ata!) se ai la porosi që të lexohet te varri i tij në momentin e varrimit me fillimin e sures Bekare dhe me fundin e saj, kjo gjë nuk saktësohet. Imam Albani (Allahu e mëshiroftë!) ka thënë: "Ky *ether* nga Ibën Umeri nuk saktësohet."
2. "Çdo gjë ka zemër ndërsa zemra e Kuranit është Jasini. Kush e lexon atë, është njësoj sikur e ka lexuar Kuranin dhjetë herë." {*Meudu*} "Ed Daifu". Et Tirmidhiu ka thënë: "Ky hadith është *hasen garib*"
3. "Me të vërtetë, Allahu i Madhëruar e lexoi (suren) Taha dhe Jasin 1000 vjet para se të krijonte qiejt dhe tokën. Engjëjt, kur e dëgjuan Kuranin, thanë:'Tuba qoftë për atë ymet që do t'u zbresi kjo …'" {*Munker*} "Ed Daifu". E ka nxjerr Ed Daramiu
4. "Kush e shkruan (suren) Jasin pastaj e pinë atë, futen në barkun e tij 1000 drita, 1000 mëshira dhe 1000 ilaçe dhe nxjerr prej tij 1000 sëmundje." {*Meudu*} "Ed Daifu"

5. "Kush e lexon (suren) Jasin duke kërkuar Fytyrën e Allahut të Madhëruar, i falen atij çfarë ka kaluar prej gjynaheve. Lexojeni atë tek të vdekurit tuaj." {*Daif*} "Mishkah el Mesabih" 2178 (70)

Shtojcë:

Në "Mexhmu fetaua", vëll. 26, fetvaja me nr. 145, të dijetarit të madh Imam Ibën Bazit (Allahu e mëshiroftë!), kur është pyetur në lidhje me hadithin "Lexoni (suren) Jasin për të vdekurit tuaj", ai (Allahu e mëshiroftë!) ka thënë se këtë hadith e ka saktësuar(!) shejh Albani. Por, shejh Albani (Allahu e mëshiroftë!) e ka bërë *daif* këtë hadith dhe jo *shih,* siç e kemi përmendur edhe më sipër. Ishte më se e nevojshme për personin që ka mbledhur fetuat e shejhut (Allahu e mëshiroftë!) që të kthehej te librat e shejh Albanit (Allahu e mëshiroftë!) për të mësuar mendimin e saktë në të cilën ai (Allahu e mëshiroftë!) ka pasur për këtë hadith.

Dijetari i islamit, Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë!), në "El Ikhtijaratul ilmijeh", fq. 50, ka shkuar me mendimin se është e pëlqyeshme leximi i sures Jasin tek personi që është në momentet e fundit të jetës (në prag të vdekjes), duke u argumentuar me këtë hadith. Porse ky hadith është i *daif* dhe nuk lejohet argumentimi me këtë. Prandaj, le ta mësojnë ata që nuk e dinë dhe le të kenë frikë Allahun ata persona që e dinë (dobësinë e këtij hadith dhe vazhdojnë që të argumentohen me këtë) se nuk lejohet në asnjë mënyrë leximi i sures Jasin tek personi që është në prag të vdekjes si dhe nuk lejohet leximi i Kuranit (çdo sure qoftë) tek varrezat.

# ***DAVET***

## Cila është gjëja e parë në të cilën duhet t'i ftojmë njerëzit

*Ibn Uthejmin*

Shejhu i nderuar, Ibën Uthejmin (Allahu e mëshiroftë!) është pyetur: Nëse shkojmë tek banorët që jetojnë në shkretëtirë (beduinët) dhe gjejmë ata duke bërë kurban jo për Allahun dhe kur kanë ndonjë mosmarrëveshje mes veti, marrin për gjykues parinë e tyre, dhe nuk dinë asgjë prej rregullave të pastrimit vetëm se pak. Kush është gjëja më e rëndësishme në të cilën t'i ftojmë ata?

Shejhu (Allahu e mëshiroftë!) u përgjigj: Gjëja e parë dhe më e rëndësishme që duhet t'i ftoni ata është teuhidi dhe ndalimi nga shirku, duke u bazuar në fjalën e të Dërguarit të Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) kur e dërgoi Muadhin (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!) në Jemen i tha:

"Le të jetë gjëja e parë në të cilën ti do i ftosh ata shehadeti La ilahe il lAllah ue ene Muhameden Rasulullah." {Buhariu 1395}.

Ndërsa në një transmetim tjetër thuhet: "Derisa ta njësojnë Allahun".

Kjo para çdo gjëje. Pas kësaj i ftoni ata për faljen e namazit, për dhënien e zekatit, për agjërimin (e Ramazanit), për bërjen e haxhit si dhe për tek dispozitat e tjera të fesë.

## Detyrimi i pasimit të dijetarëve të denjë dhe paralajmërimit në kohë

*shejh Muhamed Ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Ç'është e detyrueshme për një musliman dhe bërjen e da'ues [thirrjes në fe] për sa i përket shoqërimit që është nën supozimin që ngjitja ndaj një grupi dijetarësh, të cilët janë të aftë për të bërë ixhtihad1 , është një nga mënyrat e detyrueshme për t'u ngjitur me xhematin? Përgjigje: Them: detyrimi i masës së përgjithshme të komunitetit musliman është të ndjekë ata dijetarë që janë të njohur për pasjen e dijes, akiden [besimin] e saktë, dhe menhexhin [metodologjinë] e shëndoshë. Kjo ngaqë Allahu thotë: "Dhe pyetni dijetarët nëse nuk e dini" Dhe, dijetarët, të cilët sapo i përshkrova këtu, janë "ata që janë përgjegjës" – ata të cilët i ka përmendur Allahu në Kur'an, që do të thotë: "O ju që besoni, binduni Allahut dhe të dërguarit, si dhe atyre që janë përgjegjës mbi ju". Ngaqë, "ata që janë përgjegjës" përbëjnë dy gupe njerëzish. Duke qenë grupi i parë dijetarët, dhe ata janë objekti parësor në këtë ajet, ndërsa grupi i dytë janë pushtetarët, ata që zbatojnë Sheriatin e Allahut mbi robërit e Allahut. Dijetarët janë njerëzit e sqarimit, dijes dhe udhëzimit, ndërsa pushtetarët janë njerëzit e zbatimit dhe juridiksionit/pushtetit. Kështu që po të merrnin masa e përgjithshme çdo person për ta ndjekur, duke e ndjekur atë pa hetuar për dijen e tij, besimin, menhexhin dhe akiden, atëherë ata do të ndaheshin nga njëri-tjetri dhe të humbnin. Dhe kjo, domethënë kjo ndarje, është çfarë ka ndaluar Allahu në më shumë se një ajet të Kur'anit. Allahu thotë: "Për ju është ligjëruar në fe ajo me çfarë qe urdhëruar Nuhu, dhe ajo çfarë t'u shpall ty, dhe çfarë i qe urdhëruar Ibrahimit, Musait dhe Isait – të zbatoni fenë dhe mos të përçaheni." Dhe Allahu thotë:

"Dhe mos u përçani ose do të dështoni dhe do të humbisni fuqinë e juaj".

Dhe Allahu thotë: "Mos u bëni sikur ata që u ndanë dhe u dalluan pasi që dëshmia e qartë u erdhi atyre. Për ta është një dënim i madh".

Dhe Allahu thotë: "Ata që e ndajnë fenë dhe bëhen grupe, ti s'ke të bësh gjë me ta. Çështja e tyre është vetëm te Allahu, pastaj Ai do t'i informojë ata për çfarë bënin".

Allahut i përket i gjithë lavdi, mënyrat dhe mjetet e komunikimit janë bërë të shumta. Kështu që tash është e mundshme për personin që jeton në Lindje ta thërrasë atë në Perëndim në një sekondë të vetme, dhe ta pyes atë për çfarëdo që ka nevojë. Pra, dëshmia është vendosur dhe informata është bërë e qartë. Ngaqë, njerëzit kanë dalluar në të kuptuar, dije, besim dhe takua. Nëse njerëzit nuk pajtohen në këto katër çështje, atëherë si do të jetë puna me opinionet! Gjëja e vetme që kërkon ruajtje kundër saj është dallimi i zemrave dhe lënia e njëri-tjetrit, derisa përfundimi të jetë që njerëzit të akuzojnë njëri-tjetrin për drejtim të keq, risi në fe [bidat]. Kështu që kujdes!

## Detyrimi i parë mbi krijimin

*Fikh el-Ibadat,*

Pyetje: Cili është detyrimi i parë mbi krijimin?

Përgjigje: Detyrimi i parë mbi krijimin është gjëja e parë në të cilën thirren ata. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ia shpjegoi Muadh Ibn Xhebelit kur e dërgoi atë për në Jemen, dhe i tha:

"Vërtet ti po shkon tek njerëzit e Librit, kështu që gjëja e parë në të cilën do t'i thërrasësh është të dëshmojnë që s'ka Zot [të vërtetë] përveç Allahut, dhe që Muhamedi është i dërguari i Allahut..." [Transmetuar nga imam el-Buhari – Libri i Zekatit, numër 1458, 1496; dhe imam Muslim – Libri i Imanit, numër 29, 30, 31.]
Pra, ky është detyrimi i parë mbi robin [e Allahut], që ai ta veçojë Allahun [në adhurim] dhe të dëshmojë për të dërguarin e Tij [salallahu alejhi ue selam] i cili erdhi me Porosinë [e Islamit].
Dhe, me anë të veçimit të Allahut dhe dëshmimit të të dërguarit të Tij, njeriu realizon dëlirësinë e qëllimit dhe ngjitjen [për mësimet e të dërguarit], të dyja nga të cilat janë kushte për pranimin e të gjitha formave të adhurimit.
Kështu, ky është detyrimi i parë mbi robin [e Allahut], që ai ta veçojë Allahun [në adhurim] dhe të dëshmojë për të gjithë të dërguarit e Tij, të cilët erdhën me porosinë e njëjtë.
Pra, dëshmimi që s'ka Zot [të vërtetë] përveç Allahut, përfshin teuhidin [të veçosh Allahun për adhurim] në tërësinë e vet.

## Ashpërsia ndaj atyre që nuk zbatojnë fenë

*shejh Muhamed Ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Disa nga ata të cilët i konsiderojmë të jenë përpiktë në zbatimin e fesë i trajtojnë njerëzit me ashpërsi dhe janë të akullt ndaj tyre, dhe disa nga ta vazhdimisht janë të vrenjtur [shfryjnë me gojë nga pakënaqësia]. Çfarë i këshilloni ata dhe çfarë është detyra e muslimanit ndaj vëllait të vet [në islam], veçanërisht nëse ai ka mungesa në zbatimin e fesë.
Përgjigje: Suneti i pastruar, Suneti i pejgamberit, salallahu alejhi ue selam, provon që është detyrim [uaxhib] për muslimanin që të thërrasë për te Allahu me urtësi, butësi dhe lehtësi. Allahu i lartësuar i ka thënë të dërguarit të vet, Muhamedit, salallahu alejhi ue selam:
"Thirr [njerëzimin, o Muhamed] për në rrugën e zotit tënd [dmth Islam] me urtësi [dmth me frymëzimin hyjnor dhe me Kur'an] dhe predikim të çelët, dhe argumento me ta në mënyrën më të mirë". [en-Nahl, 125]
Ai, i lartësuari, po ashtu i ka thënë atij, salallahu alejhi ue selam:
"Me mëshirën e Allahut u solle me ta butësisht. Po të kishe qenë i ashpër dhe zemërgur, ata do të ndaheshin nga ti. Kështu që fal dhe kërkoji Allahut që t'i falë ata". [Aal Imran, 159]
Allahu i lartësuar tha kur dërgoi Musain dhe Harunin te Faraoni:
"Foli butë, se ndoshta do ta pranojë këshillën apo do t'i frikësohet Allahut". [Ta Ha, 44]
I dërguari i Allahut përcolli që:
"Vërtet, Allahu jep nëpërmjet butësisë çfarë nuk jep nëpërmjet ashpërsisë/forcës..."
Ai, salallahu alejhi ue selam, u thoshte kumtarëve të vet kur i dërgonte [për të bërë da'ue]:
"Bëjini gjërat të lehta e mos i bëni të vështira; përgëzoni e mos i zmbrapsni njerëzit [nga ju]".
Ai, salallahu alejhi ue selam, po ashtu ka thënë:

## Numri i vogël i pasuesve

*Shejh Albani*

I dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Asnjë pejgamber ndër pejgamberët s'do të ketë më shumë pasues se unë. Vërtet, midis pejgamberëve do të jetë edhe ai që askush nuk i ka besuar përveç një njeriu". [Muslim 1/130]

Imam Muhamed Nasirudin el-Albani [v.1420H] e komentoi këtë hadith duke thënë:"Në këtë hadith ka dëshmi të qartë se pasuesit e shumtë apo të pakët s'është kriter vlerësimi që tregon nëse thirrësi është në të vërtetën apo në pavërtetësi. Edhe nëse thirrja e këtyre pejgamberëve, *alejhimus-salatu ues-selam*, qe e njëjtë dhe feja e tyre qe një, ata dalluan për sa i përket numrit të pasuesve të tyre. Disa prej tyre patën shumë dhe disa patën pakë, deri në atë masë saqë ndonjëri nuk pati asnjeri që i kishte besuar përveç një njeriu. Madje, ka patur midis tyre që s'kanë patur as një pasues të vetëm!

Ky është një mësim kuptimplotë për thirrësit dhe ata që po thirren në këtë kohë tonën. Është obligim për thirrësin që ta kujtojë këtë realitet. Ai duhet të qëndrojë një kohë të gjatë në rrugën e të thirrurit për tek Allahu i lartësuar, dhe nuk duhet t'i kushtojë vëmendje rrallësisë së atyre që i përgjigjen, ngaqë ai s'ka përgjegjësi përveçse ta përcjellë qartë porosinë. Dhe, ai ka shembullin më të mirë në pejgamberët e kaluar, të cilët nuk patën ndokënd me vete përveç një apo dy vetave!

Pra, ai, të cilit i adresohet thirrja, nuk bën të dëshpërohet për shkak të rrallësisë së atyre që i përgjigjen thirrjes, dhe ai s'bën ta marrë këtë si arsye për të dyshuar në thirrjen për tek e vërteta dhe kështu ta braktisë besimin në të, e lërë më që ai ta marrë këtë si tregues për pavërtetësinë e thirrjes me argumentin se askush nuk po e pason këtë thirrës, apo se vetëm disa njerëz po e pasojnë. Nëse thirrja e tij do të kishte qenë e vërtetë/sinqertë, shumica e njerëzve nuk do ta pasonin! Allahu i madhërishëm dhe i fuqishëm ka thënë:

"Shumica e njerëzve nuk do të besojnë edhe nëse ti e dëshiron këtë". [Jusuf, 103]

## Të dhënit e librave të Krishterëve

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetwa*

Pyetje: A është e lejuar për mua që t'u jap të krishterëve libra, të cilat përmbajnë ajete nga Kur'ani që vërtetojnë njësinë e Allahut, dhe të cilat janë shkruar në Arabisht me përkthimin të shkruar në anglisht (ose gjuhë tjetër)?

Përgjigje: Falënderimet i qofshin Allahut. Po, është e lejueshme për ju që t'ua jepni ato libra që përmbajnë ajete nga Kur'ani dhe t'i përdorni (këto citime) që të vërtetoni çështje të ndryshme, Teuhidin dhe të tjera, qofshin këto në Arabisht ose kur kuptimi është i përkthyer. Ky është një veprim për të cilën ju duhet të falënderoheni (admiroheni), sepse donacioni ose dhënia hua e atyre (librave) atyre (të krishterëve) është një lloj transmetimi i mesazhit dhe thirrje për ta te Allahu (da'ueh). Ai që e bën këtë, do shpërblehet nëse qëllimet e tij janë të sinqerta.

## A është e lejuar që femra t'ia paraqesë mashkullit ofertën për martesë

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: A është e lejuar që femra t'ia paraqesë ofertën vëllait musliman, duke qenë si ia di virtytet dhe cilësitë e tij, ashtu siç e kishte bërë Hatixheja, radiAllahu anha? Cilat janë kushtet që femra t'ia paraqesë ofertën për martesë ndonjë vëllait musliman, nëse i pëlqen morali i tij dhe kapja pas Kur'anit dhe Sunnetit të të dërguarit të Allahut?

Përgjigje: Nëse gjendja është ashtu siç potencohet në pyetje, është e lejuar që femra t'i paraqesë ofertën mashkullit për martesë. Në këtë nuk ka kurrfarë pengese. Këtë e ka vepruar Hatixheja, radiAllahu anha, e po ashtu edhe një grua tjetër, që është përmendur në suren el-Ahzab, dhe ashtu siç veproi Omeri, radiAllahu anhu, me Ebu Bekrin, radiAllahu anhu, kur i ofroi ofertë për martesë vajzën e vet Hafsën, radiAllahu anha, dhe pastaj me Othmanin, radiAllahu anhu

## Përshëndetja me dorë në vend të selamit

*Shejh Ibn Baz*

Pyetje: A është e lejuar që në vend të selamit ta ngresh dorën në shenjë përshëndetje?

Përgjigje: Të bërit isharet me dorë në shenjë përshëndetje nuk lejohet. Prej sunnetit është që t'a përshëndetësh me fjalë duke i dhënë selam dhe duke ia kthyer përgjigjen me fjalë. Përshëndetja duke bërë isharet [ngritje të dorës] është e ndaluar, pasi që kjo është përngjasim me jobesimtarët dhe e kundërta e asaj që është e ligjëruar.

Mirëpo është e lejuar ngritja e dorës, nëse atij që i jepet selami është larg, që ai ta kuptojë që ky po i jep selam. Vërtetimi i kësaj bazohet në sunnet. Po ashtu, nëse falësit [atij që është duke u falur] i jepet selam, ai do t'i përgjigjet me isharet [ngritje të dorës], ashtu siç vërtetohet në transmetimet e të Dërguarit, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem.

## A lejohet te bisedohet per qeshtje te dunjas brenda xhamis?

*Komisioni per studime dhe fetva*

Pyetje: A është e lejuar të flitet rreth çështjeve të kësaj bote brenda xhamisë dhe në tjetër kohë pos asaj të namazit?

Përgjigje: I gjithë falënderimi i takon Allahut. S'është e lejueshme të merret xhamia si vend për tregti, shitblerje dhe punë të ngjashme si këto ndër çështjet e kësaj bote, me ç'rast ngriten zërat. Ngaqë xhamitë… ato janë ndërtuar për të përkujtuar Allahun, për recitimin e Kur'anit dhe faljen e namazit në to. Por, është e lejueshme të flitet pak reth çështjeve të kësaj bote, sa kohë që kjo nuk ua heq mendjen recituesve [të Kur'anit] apo atij që fal namazin. Dhe me Allahun qëndron i gjithë suksesi. Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi pejgamberin Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shokët e tij.

## Nëse ushqimi është i gatshëm, ha e pastaj falu

*Shejh Muhamed bin Salih el-Utheimin*

Pyetje: A është e vërtetë çfarë thonë disa njerëz, që, kur darka të jetë e gatshme dhe, po ashtu, koha për namazin e jacisë, së pari duhet ngrënë e pastaj të falemi? Shumë njerëz nxitojnë për ta zbatuar këtë gjë, por nuk di nëse kjo është e vërtetë.

Përgjigje: Kjo është e saktë dhe gjendet në një hadith të vërtetë:

"Nëse shtrohet darka, fillo me të, përpara se ta falësh namazin e akshamit". [el-Buhari nr.672 dhe Muslim nr.557]

Kur të shtrohet darka, mbas gjase, personi dëshiron të hajë. Dhe, po të falej përpara se të hante, mendja e tij do të preokupohej me atë se e la ushqimin, një gjendje e të menduarit që largon përulësinë dhe përqendrimin gjatë namazit. Për këtë arsye, pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:

"Nuk ka namaz, kur të shtrohet ushqimi, dhe nuk ka namaz, kur personi ndal dy papastërtitë [dmth, kur personit i vije të urinojë apo të jashtëqit]".

Por, është e domosdoshme të përmendet që personi duhet t'i shmanget shprehisë që gjithnjë ta shtrojë darkën në kohën e namazit, ngaqë kjo do të përfundojë në moskryerjen e namazit me xhema

## Bartja e këpucëve me take të larta

*Komisioni i përhershëm i fetvave,*

Pyetje: Si është gjykimi i bartjes së këpucëve me take të larta si dhe përdorimi i kanës në periudhën e menstruacioneve?

Përgjigje: Nuk është e lejuar mbathja e këpucëve me take të larta. Personi që i përdor ato, ka mundësi të rrëzohet, ndërsa besimtari është urdhëruar të ruhet nga çdo gjë që i bën dëm. Ka thënë Allahu *subhanehu ve teala*:

"Mos e hidhni vetën në humbje me duart tuaja";

"Mos i mbytni vetët tuaja"

Bartja e këpucëve të tilla e shfaq trupin e femrës dhe prapanicën e saj në një formë joreale, dhe kjo është një lloj dredhie. Po ashtu, në këtë mënyrë vjen deri tek shfaqja e bukurisë së femrës, çka femrat besimtare janë urdhëruar të mos e shfaqin.

Allahu *azze ve xhel*, thotë:

"Thuaju besimtareve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara), ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme) dhe të mos i shfaqin bukuritë e tyre , përveç atyre që janë të dukshme. Le t'i mbulojnë kraharorët me mbulesat e tyre (të kokës) dhe të mos ua shfaqin bukuritë e tyre, përveçse bashkëshortëve të tyre ose baballarëve të tyre, ose vjehërrve të tyre, ose bijve të tyre, ose djemve të bashkëshortëve të tyre, ose vëllezërve apo djemve të vëllezërve të tyre, ose djemve të motrave a grave të tyre..." [Nur: 31]

Ndërsa sa i përket përdorimit të kanës në periudhën e menstruacioneve, nuk e dimë të ketë pengesë për këtë, dmth është e lejuar vendosja e kanës në periudhën e menstruacioneve, ashtu siç është e lejuar në periudhën e pastërtisë.

## Biseda gjatë hutbes së Xhumasë

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: A është e lejuar të falemi dhe të flasim në mes vete në kohën e hutbes së xhumasë?
Përgjigje: Nuk është e lejuar të flitet ndërmjet vete ndërsa imami mban hutben, përveç për personin që flet me imamin në raste të jashtëzakonshme. Nuk është e lejuar falja e namazit gjatë hutbes së xhumasë, përveç për personin që ka mbërritur në xhami gjatë hutbes, i cili i fal dy rekate të shkurtra, *tehhijetul mesxhid*, pas çka ulet dhe dëgjon hutben me vëmendje.

## Biseda mes një djaloshi dhe një vashe

*Shejkh Abdulaziz bin Baz*

Pyetje: Cili është gjykimi i bisedës telefonike mes një djaloshi dhe një vashe?
Përgjigje: Nuk lejohet biseda me femrën e huaj në atë mënyrë që nxit joshje dhe ndjell epsh, si psh me shaka, humor, me ledha dhe përkëdheli apo me zbutje të fjalëve, qoftë kjo me telefon apo ndryshe. Për këtë, thotë Allahu:
"Mos u zbusni në fjalë ashtu që të mos lakmojë ai i cili ka sëmundje në zemrën e tij".
Ndërsa biseda spontane për një nevojë të caktuar, nuk ka problem, nëse nuk përmban diçka të ndaluar apo mundësi për fitne, por gjithmonë kjo e folur të bëhet për aq sa është e domosdoshme në lidhje me nevojën.

## Humbja e pjesës së mbetur të ushqimit

*Shejh Salih el-Feuzan*

Pyetje: Cili është vendimi mbi hedhjen në plehra të pjesës së mbetur të ushqimit, e cila s'mund të shfrytëzohet më?
Përgjigje: Sa i përket ushqimit, i cili nuk do të përdoret, nuk prish punë që të hidhet në plehra. Sa i përket ushqimit të mirë, i cili mund të hahet, madje edhe nga shtazët, nëse ka mundësi që këtë ushqim ta hanë shtazët apo shpezët, atëherë nuk është e lejueshme të hidhet në plehra, ngaqë ky ushqim është i çmueshëm dhe mund të shfrytëzohet. Ta gjuash atë në plehra, do të thotë që ta përbuzësh dhe ta humbësh atë. Kështu, nëse këto mbetje janë nga ushqimi, nga i cili mund të ketë dobi, atëherë nuk është e lejueshme të hidhet në plehra; nëse është i padobishëm dhe i prishur, atëherë s'prish punë që të hidhet.

## Justifikimi i veprave të këqija ngaqë njerëzit e tjerë veprojnë kësisoj

Pyetje: Cili është vendimi nëse i thoni një burri apo një gruaje:"Kjo çfarë bëni është haram", si psh t'i thuash një gruaje mos të mbartë veshje të shkurtër, apo t'i thuash ndonjë personi mos të pijë duhan, dhe ata ta kthejnë duke u përgjigjur se çdonjëri e bën këtë, apo se të gjitha femrat në vendin/qytetin tonë vishen kështu?

Përgjigje: Përgjigja që ju përmendet s'është me vend, dhe veprat e këqija të njerëzve s'mund të justifikohen, siç thotë Allahu [subhanehu ue teala]:
"Nëse i dëgjon shumicën e atyre që janë në tokë, ata do të të largojnë nga udha e Allahut".[el-En'am,116]
Vërtet, vendimet mbi atë se ç'është hallall dhe ç'është haram merren nga Libri i Allahut dhe Suneti i të dërguarit [salallahu alejhi ue selam], jo nga veprat e njerëzve, ngaqë njerëzit [vazhdimisht] bien në atë që është e gabuar dhe atë që është e drejtë [dmth ata s'janë të përsosur].
Dhe me Allahun qëndron suksesi dhe Allahu dërgoftë përshëndetje dhe bekime mbi pejgamberin tonë [salallahu alejhi ue selam] dhe mbi familjen e shokët e tij.

## Vendimi mbi prurjen e fëmijëve në Mesxhid (Xhami)

*Shejh Ibn Uthejmin (rahimehullah),*

Pyetje: Disa njerëz vijnë në mesxhid (xhami), me fëmijët e tyre, të cilët nuk e kanë arritur moshën në të cilën do të mund të faleshin siç duhet. Këta fëmijë, futen në radhët e atyre që janë duke u falur, duke i trazuar dhe shqetësuar ata. Andaj, çfarë është vendimi mbi këtë çështje? Dhe cila është këshilla juaj drejtuar këtyre prindërve?
Përgjigje: Unë mendoj se marrja në mesxhid (Xhami) e fëmijëve, të cilët do t'i trazonin ata që janë duke u falur, nuk është e lejuar, sepse muslimanët janë duke e kryer një detyrë nga detyrat e Allahut. Profeti (salallahu alejhi ue selem) dëgjoi disa nga shokët e tij teksa po luteshin dhe po përsëritnin me zë të lartë, andaj ai tha: "Mos e ngrini zërin mbi njëri-tjetrin gjatë recitimit."
Në një hadith tjetër, ai tha:"Mos e lëndoni (apo shqetësoni) njëri-tjetrin."
Pra, çdo gjë që përmban diçka që i shqetëson ata të cilët janë duke u falur, nuk i lejohet njeriut ta bëjë.
Prandaj, këshilla ime, drejtuar prindërve të këtyre fëmijëve, është që të mos i marrin ata në mesxhid (xhami), dhe të kërkojnë udhëzim në atë që Profeti (salallahu alejhi ue selem) urdhëroi, kur tha:"Urdhëroni fëmijët tuaj të falin namazin, kur të jenë shtatë vjeç; rrihni ata, nëse nuk falen, kur të jenë dhjetë vjeç."
Gjithashtu, këshilloj njerëzit në mesxhid (xhami) që t'i hapin zemrat e tyre për fëmijët, ardhja e të cilëve është e lejuar me Sheri'at. Ata nuk duhet t'ia vështirësojnë atyre gjërat apo t'i largojnë prej rreshtit të faljes, nëse ata kanë ardhur të parët. Vërtet, cilido që vjen i pari në diçka, ai ka më së shumti të drejtë në të, qoftë ai fëmijë apo i rritur. Largimi i fëmijëve nga vendet e tyre në rresht përmban:
1) Mospërfillje të së drejtës së tyre, sepse kushdo që vjen i pari në diçka - të cilin askush prej muslimanëve nuk e ka kaluar - atëherë ai ka më së shumti të drejtë në të.
2) Kjo i bën ata të heqin dorë nga vizita e mesxhideve (xhamive).
3) Kjo përmban mundësinë që fëmija të ushqejë urrejtje ndaj personit i cili e largoi atë nga vendi, në të cilin erdhi i pari.
4) Kjo çon në grumbullimin e fëmijëve, në një rresht, dhe ata përfundojnë duke luajtur dhe duke shqetësuar njerëzit në mesxhid (xhami). Kjo nuk do të ndodhte, nëse fëmijët do të ishin në mesin e të rriturve.

Për sa i përket asaj çka disa dijetarë kanë argumentuar lidhur me largimin e fëmijës nga vendi i tij dhe të detyruarit atë të qëndrojë në rreshtin e fundit, në mesxhid (xhami), duke përdorur si dëshmi thënien e Profetit (salallahu alejhi ue selem):"Le të jenë më afër meje, në namaz, ata të cilët kuptojnë dhe janë të mençur", ky mendim nuk është i saktë dhe është në kundërshtim me thënien e Profetit (salallahu alejhi ue selem):"Kushdo që vjen i pari në çka askush nuk ia ka kaluar, atëherë ai ka më së shumti të drejtë në të."
Gjithashtu, dëshmia e përdorur nga ata, thënia e Profetit (salallahu alejhi ue selem):"Le të jenë më afër meje, në namaz, ata që kuptojnë dhe ata të mençurit", nuk mjafton në këtë rast, sepse qëllimi i këtij hadithi është nxitja e atyre që kuptojnë dhe që janë të mençur të vijnë përpara, që ata do të mund të jenë më afër Profetit (salallahu alejhi ue selem). Kjo, sepse ata janë më të aftë të kuptojnë sesa të rinjtë, dhe janë më të aftë të kuptojnë atë që panë tek Profeti (salallahu alejhi ue selem) dhe çka dëgjuan prej tij.
Profeti nuk tha:"Askush, përveç atyre që kuptojnë dhe janë të mençur, nuk duhet të jenë afër meje, në namaz." Nëse Profeti (salallahu alejhi ue selem) të kishte thënë:"Askush, përveç atyre që kuptojnë dhe të mençurve, nuk duhet të jenë afër meje, në namaz," atëherë mendimi i largimit të fëmijëve, nga vendet e tyre, përpara rreshtave, do të ishte i pranueshëm.
Mirëpo, mënyra, në të cilën ky hadith është shprehur, është thjesht urdhri i tij për ata të cilët kuptojnë dhe janë të mençur të vijnë përpara, që ata të mund të jenë më afër të Dërguarit të Allahut (salallahu alejhi ue selem1

## Domethënia e trajtimit të mirë në hadithin e të dërguarit

*Shejh Ibn Baz*

Pyetje: Cila është domethënia e trajtimit të mirë në hadithin e të dërguarit të Allahut, salallahu alejhi ue selam:"Kushdo që ka dy vajza dhe i trajton ato mirë, ato do të jenë mburojë për të kundër Zjarrit"?
Përgjigje: Trajtimi i mirë i vajzave dhe i të tjerëve do të thotë t'u japësh atyre një edukim islamik, duke ua mësuar të vërtetën, duke u përpjekur t'i mbajmë ata të dëlirë dhe larg nga gjërat që Allahu i ka ndaluar, siç është *teberruxh* [kotësia] etj. E njëjta vlen edhe për kujdesin ndaj motrave dhe bijve personal, që ata të gjithë të rriten për t'iu bindur Allahut dhe të dërguarit të Tij, të qëndrojnë larg nga gjërat që Allahu i ka ndaluar, si dhe t'i kryejnë detyrat ndaj Allahut. Prej këtu, dimë që trajtimi i mirë nuk do të thotë thjesht vetëm t'u jepet ushqim, pije dhe veshmbathje, por çfarë mendohet është diçka shumë më e madhe se kjo: të sillemi mirë me to me anë të përkujdesjes për gjërat e tyre fetare dhe të kësaj bote.

## Forma të ndryshme të përgojimit të padrejtë

*ibn Tejmije*

Ka prej njerëzve që përgojojnë për t'iu përshtatur tubimit dhe shoqëruesve të tij, kurse e di që, ai i cili po përgojohet, është i pastër nga ajo çfarë thonë apo nga diçka që ata i përshkruajnë. Mirëpo, ai konsideron që, nëse do të t'i ndalonte ata, atëherë muhabeti do të mbaronte dhe njerëzit e pranishëm do t'i ngryseshin e do largoheshin prej tij. Kështu, ai bie

në pajtim me ta nëpërmjet marrëdhënieve të mira shoqërore dhe, kur ata hidhërohen, hidhërohet edhe ai, për shkak se ata hidhërohen, kështu që ai vazhdon me ta.
Pastaj ka të atillë që përgojojnë me forma të ndryshme. Nganjëherë kjo bëhet nëpërmjet formave fetare, kur thotë:"Nuk e kam shprehi të përmendi ndokënd veçse me të mirë, dhe nuk i pëlqej përgojimin dhe rrenat. Mirëpo, po të tregoj se si qëndron puna e tij". Dhe thotë:"Pasha Allahun, ai është meskin [i mjerueshëm]", apo thotë:"Ai është burrë i mirë, por e ka edhe këtë e këtë", apo thotë:"Ta lëmë atë! Allahu na faltë ne dhe atë!", kurse qëllimi i tij është që ta përçmojë dhe ta dëmtojë anën e tij. Në këtë mënyrë nxirret përgojimi nga forma e korrigjimit dhe nga feja. Ata përpiqen ta mashtrojnë Allahun me këtë mu siç e mashtrojnë krijimin. Ne e kemi dëshmuar këtë dhe të ngjashmen më këtë në ngjyra të ndryshme.
Pastaj janë ata që e lavdërojnë ndonjë tjetër sa për sy e faqe, pastaj e ngritin vetveten duke thënë:"Sikur të isha lutur mbrëmë për filanin në namazin e natës, prej atij do të kisha marrë këtë e këtë". Këtë e bën vetëm për ta ngritur vetveten ndërsa e ul me atë që mund t'i besojë atij. Apo mund të thotë:"Filani s'është i mprehtë dhe nuk kupton". Kështu, qëllimi i tij është ta lavdërojë vetveten dhe t'ua bëjë me dije të tjerëve punën e atij tjetrit, dhe se ai është më i mirë se ai që po e përgojon.
Po ashtu, janë edhe ata që përgojimin e shoqërojnë me inat, kështu që i bashkojnë dy gjëra të shëmtuara: përgojimin dhe inatin. Kështu, kur një individ lavdërohet, atëherë ai përpiqet ta largojë atë duke treguar mangësitë në formë feje dhe korrigjimi, apo në formë inati dhe sharjeje, me qëllim që ta largojë lavdërimin prej tij.
Pastaj janë ata që përgojojnë në formë përqeshjeje dhe loje, me qëllim që t'i bëjnë të tjerët të qeshin nëpërmjet shakave dhe imitimit të tij, si edhe nëpërmjet nënvleftësimit të atij me të cilin bën shaka.
Pastaj janë ata që përgojojnë në formë mahnitjeje, duke thënë:"Çuditem me filanin sesi nuk vepron kështu e kështu! Dhe çuditem me filanin sesi ka rënë në këtë e këtë dhe ka bërë këtë e këtë!", duke përmendur emrin e tij gjatë serisë së mahnitjeve të tij.
Ka edhe të tjerë që shfaqin keqardhje dhe thonë:"Filani është i mjerë. Më vjen keq për atë që i ka ndodhur dhe për fundin e tij". Kështu, ai që e dëgjon, mendon se atij po i vjen keq për të dhe se i pikon në zemër që ai ta rimarrë veten, kurse, sikur të kishte mundësi, do t'ia shtonte mërzinë. Ai, po ashtu, mund ta përmendë atë në prani të armiqve të tij, që ata të mësojnë gjëra rreth tij. Pra, këto dhe të tjera veç kësaj janë prej sëmundjeve me të mëdha të zemrës si edhe përpjekje për mashtrim të Allahut dhe krijimit të Tij.
Prej tyre është edhe ai që bën përgojim të qartë nëpërmjet hidhërimit dhe mosmiratimit të ndonjë gjëje të neveritshme. Në këtë mënyrë, nëpërmjet zbukurimit të së folmes, tregohet në disa gjëra që përmbajnë gabime, kurse qëllimi i tij është tjetër nga ai që ai shfaq.
Dhe nga Allahu kërkojmë ndihmë.

## Gabimi i mësuesit

*Shejh Muhamed ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Shejh i nderuar, çfarë duhet të bëj, kur ndonjë nga mësuesit e mi gabon, posaçërisht kur ky gabim ka të bëjë me çështjet të fesë, kurse jam i sigurt se e di përgjigjen e saktë?

Përgjigje: Kjo është një pyetje e rëndësishme, sepse shohim që disa nga mësuesit nuk duan t'u thuhet se janë në gabim, pavarësisht se sa janë të mëdha/të shumta gabimet e tyre. Kjo s'është me vend, sepse çdo njeri ka mundësi të gabojë. Nëse dikush gabon dhe pastaj i tregohet për gabimin e tij, atëherë kjo është bekim nga Allahu, dhe kjo në mënyrë që njerëzit të mos e pasojnë këtë gabim të tijin.
Mirëpo, kërkuesi i dijes duhet të ketë diplomaci dhe të mos ngrihet përpara të tjerëve dhe ta përgënjeshtrojë mësuesin. Kjo është sjellje e pahijshme. Por, pasi të kryhet mësimi, ai duhet ta këshillojë mësuesin. Nëse mësuesi bindet, atij i takon të njoftojë për këtë gabim; nëse mësuesi nuk bindet, atëherë kërkuesit të dijes i takon të çohet në orën mësimore të radhës dhe të thotë:"O mësues, keni thënë kështu e kështu dhe kjo është gabim".

## Këshillimi i një personi përpara syve të tij

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Pyetje: Si është gjykimi për të folurit direkt me një person dhe treguarit atij gabimet e tij ndërsa ai po dëgjon? A është kjo e lejueshme?
Përgjigje: Falënderimet i qofshin Allahut. Kjo është e lejueshme nëse bëhet për të këshilluar personin dhe qortuar atë, që ai të zmbrapset nga bërja e mëkatit. Këtë duhet kryer në një mënyrë të sjellshme dhe të edukuar, në mënyrë që këshilla të pranohet. Por, nëse bëhet në mënyre të ulët (jo të hijshme), me qëllim ta indinjosh atë, ta thyesh me fjalë dhe ta nxjerrësh në pah atë te njerëzit, etj., atëherë kjo nuk është e lejueshme.

## Gruaja shërben babanë e bashkëshortit

*Shejh Muhamed ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Babai i bashkëshortit tim ka ardhur për të jetuar bashkë me ne dhe ka sëmundjen e Alz'hajmerit, çka po shkakton shumë probleme dhe shqetësime. Cilat janë detyrimet e mia ndaj tij?
Përgjigje: Gruaja s'është e obliguar t'i shërbejë babait të bashkëshortit, nënës së tij apo të afërmve të tij. Por, nëse ajo jeton në të njëjtën shtëpi me ta, është mirësjellje t'u shërbejë prindërve të tij. Dhe ta detyrosh atë [gruan] për ta bërë këtë, s'është e lejueshme. Pra, s'është e lejueshme për burrin e saj ta detyrojë me këtë dhe kjo s'është e obligueshme për të. Ajo çfarë unë mbështes është se gruaja duhet të jetë e duruar në shërbimin e babait të bashkëshortit dhe të kujtojë se kjo s'i bën dëm, por bën që bashkëshorti ta dojë dhe ta respektojë më shumë atë. Dhe Allahu është burim i forcës.

## Gruaja shërben babanë e bashkëshortit

*Shejh Muhamed ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Babai i bashkëshortit tim ka ardhur për të jetuar bashkë me ne dhe ka sëmundjen e Alz'hajmerit, çka po shkakton shumë probleme dhe shqetësime. Cilat janë detyrimet e mia ndaj tij?

Përgjigje: Gruaja s'është e obliguar t'i shërbejë babait të bashkëshortit, nënës së tij apo të afërmve të tij. Por, nëse ajo jeton në të njëjtën shtëpi me ta, është mirësjellje t'u shërbejë prindërve të tij. Dhe ta detyrosh atë [gruan] për ta bërë këtë, s'është e lejueshme. Pra, s'është e lejueshme për burrin e saj ta detyrojë me këtë dhe kjo s'është e obligueshme për të. Ajo çfarë unë mbështes është se gruaja duhet të jetë e duruar në shërbimin e babait të bashkëshortit dhe të kujtojë se kjo s'i bën dëm, por bën që bashkëshorti ta dojë dhe ta respektojë më shumë atë. Dhe Allahu është burim i forcës. dobët. Ai fal dhe e do faljen. Ai është një dhe i do gjërat që janë të numërtuara tek. Gjithçka që Ai do, nënkuptohet nga emrat dhe nga cilësitë e Tij; gjithçka që Ai urren, është e kundërta e kësaj.

Po ashtu, ai ka thënë në *el-Uabil es-Sejjib* [f.43]:

"Bujaria është një nga cilësitë e Zotit, sepse ai jep e nuk merr; Ai ushqen e nuk ushqehet; Ai është më bujari ndër bujarët, më i miri ndër të mirët. Ndër krijesat më të dashura për të janë ato që mbartin karakteristikat e nënkuptuara nga cilësitë e Tij. Se Ai është i butë/i mirë dhe i do ata ndër robërit e vet që janë të butë/të mirë. Ai është i gjithëdijshëm dhe i do të dijshmit. Ai është i plotfuqishëm dhe i do trimat. Ai është i hijshëm dhe e do hijeshinë".

## Marrja e parave nga babai, pa lejen e tij

*Shejh AbdulAziz bin Baz*

Pyetje: Nëse babai im më jep para për të blerë gjëra dhe pastaj mbetet kusur, a mund të mbajë kusurin pa i treguar atij? Dhe a na lejohet ta lusim Allahun e plotfuqishëm ta mëshirojë një të vdekur i cili ka qenë i keq, por, megjithëkëtë, musliman?

Përgjigje: Kusuri që mbetet nga ajo që babai jot ta ka lënë në dorëzim për të blerë diçka, nuk të takon ty. Madje, është obligim që t'ia kthesh babait tënd, sepse kjo është pjesë e plotësimit të amanetit që është urdhëruar nga Allahu i plotfuqishëm:

« Vërtet, Allahu ju urdhëron që t'ua ktheni amanetin atyre që u takon » [en-Nisa, 58]

Dhe po, mund ta lusësh Allahun e lartësuar që ta mëshirojë personin e tillë. Po ashtu, ju mund t'ia falni xhenazen atij, me kusht që ai të mos jetë mosbesimtar, por vetëm një person i lig.

## A është hipokrizi të ndalosh prej diçkaje edhe pastaj ta bësh vetë?

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Pyetje: Nëse unë i ndaloj dhe paralajmëroj vëllezërit e mi kundër disa mëkateve, por bie në këto mëkate për veten time, a konsiderohem unë hipokrit? Ju lutem, më këshilloni, Allahu ju shpërbleftë me të mira.

Përgjigje: Falënderimet i qofshin Allahut. Ju duhet të pendoheni për mëkatet dhe të ndaloni vëllezërit e juaj kundër tyre. Nuk është e lejueshme për ju të vazhdoni kryerjen e mëkatit dhe të mos këshilloni vëllezërit e juaj, sepse duke vepruar kështu, ju po kombinoni dy mëkate. Ju duhet të pendoheni te Allahu prej asaj (bërjes së mëkatit), edhe në të njëjtën kohë të këshilloni vëllezerit e juaj. Kjo nuk të bën ty një hipokrit, por të vendosë në një kategori e cila është quajtur e fajshme nga Allahu në ajetin (interpretimi i kuptimit):
"Te All-llahu është shumë e urrejtur ta thoni atë që nuk e punoni!" [Kur'an, el-Saf (61):3]
"A po i urdhëroni njerëzit për punë të mira, e veten tuaj po e harroni? Ndërsa ju e lexoni librin (Tevratin). A nuk po mendoni?" [Kur'an, el-Bekareh (2):44]

## A ka turp në fe?

*shejh Albani*

Pyetje: Sa është e qëlluar shprehja "Në fe nuk ka turp"?
Përgjigjja: Për këtë fjalë mbështetje gjejmë – nëse kuptohet drejtë – në fjalën e transmetuar në Sahihun e Muslimit nga Aisheja, radijaAllahu anha, e cila ka thënë:"Allahu i mëshiroftë gratë e Ensarëve! Ato nuk i ka penguar turpi që ta kuptojnë fenë". Mirëpo kjo fjalë ka nevojë për kushtëzime, ngase fjalët e transmetuara e komentojnë njëra-tjetrën, kështu që themi: nëse kjo fjalë thuhet me rastin e ndonjë hulumtimi shkencor, apo pyetjeje, apo me rastin e të kuptuarit të fesë, apo vihet në ndonjë vend të përshtatshëm, atëherë kjo është e saktë. Mirëpo, të thuhet thjeshtë: "Në fe nuk ka turp", pa kurrfarë kushtëzimi, atëherë kjo nuk bën, ngase "Turpi është prej fesë", siç thotë edhe Pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem.

## Shlyerja/në rastin kur nuk bën be

*Shejh el-Alameh AbduAziz bin Baz*

Pyetje: Jam një i ri që i kam premtuar Allahut se do të lexojë disa fletë në ditë të tefsirit të shkurtuar të Ibn Kethirit, por s'e kam përmbushur këtë premtim, duke e pasur parasysh se e kam caktuar afatin kohor dhe ai ka përfunduar. Me çka jam i obliguar në këtë rast?
Përgjigje: Lavdi Allahut. Ty të takon që të përpiqesh në këtë dhe, kur ke mangësi në ndonjë prej ditëve, duhet t'i pendohesh Allahut për këtë dhe s'ke nevojë të bësh shlyerje/*kefaret* nëse nuk betohesh. Sa i përket rastit kur ky betim bëhet duke e shprehur atë [me fjalë], si psh:'Pasha Allahun', atëherë duhesh të bësh *kefaret*, për shkak të thënies së Allahut të lartësuar në suren Maideh:
« Allahu nuk je mer në përgjegjësi për betimet e rastësishme, por ju mer në përgjegjësi për betimet e qëllimta. Shlyerje për këtë është të ushqyerit e dhjetë varfnjakëve me mesataren e asaj që ushqeni familjne tuaj ose t'i vishni ata, ose ta lironi një rob. Kush nuk ka mundësi për këtë, le të agjërojë tri ditë. Ky është kefareti për betimin tuaj, kur të betoheni. Ruani betim tuaja. Kështu jua sqaron Allahu ajetet e tij, në mënyrë që të falenderoni »

## Edukimi i vëllezërve të rinj në Islam

*Komisioni i Përhershëm për Fetua*

Pyetje: Si duhet t'i thërras [në fe] vëllezërit e mi të rinj të cilët janë rreth moshës 10 vjeç, që të jenë të vetëdijshëm fetarisht dhe të edukohen si muslimanë të devotshëm? Çfarë metodash duhet të përdori me ta?

Përgjigje: Falënderimi i qoftë Allahut. Ne ju këshillojmë që t'ua mësosh atyre Kur'anin dhe Sunetin e vërtetë, si dhe mirësjelljen Islame siç është nderimi i prindërve, mbajtja e lidhjeve farefisnore, ndershmëria, vërtetësia, etj. Sigurohuni që ata rregullisht të falin namazin me xhemat. Poashtu mësojani atyre cilësitë islame të ngrënies, pirjes, të të folurit, etj. Nëse ata rriten me këto sjellje, ata do të jenë të udhëzuar dhe do të mbeten të qëndrueshëm, me lejen e Allahut, dhe ata ata do të rriten në një mënyrë që do t'ju bëjë dobi atyre dhe umetit të tyre, dhe ju do të keni shpërblim të madh për këtë.

## Si të ndahen fëmijët në shtretërit e tyre

*Ibn Baz*

Pyetje: Shpresojmë të na shpjegosh si bëhet ndarja e fëmijëve në shtretërit e tyre, siç përmendet në hadithin e të Dërguarit [salallahu alejhi ue selam]. A do të thotë kjo të ndahen djemtë nga çikat, apo të ndahen djemtë mes vete dhe çikat mes vete? Dhe a do të thotë kjo t’i japësh secilit prej tyre një shtrat të posaçëm, apo secili duhet të ketë dhomë të posaçme?

Përgjigje: Hadithi është i përgjithshëm në domethënie dhe përfshin si djemtë, ashtu edhe çikat. Ndarja nënkupton t’i japësh secilit djalë dhe secilës çikë një shtrat të posaçëm, edhe nëse janë në dhomën e njëjtë, sepse të qenët bashkë në një shtrat, mund të çojë në imoralitet. Allahu na ndihmoftë të gjithëve në atë që është e mirë.

## Si të përballemi me fazën e adoleshencës?

*Komisioni i përhershëm për Kërkime e Fetua*

Pyetje: Si i ka trajtuar pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] adoleshentët muslimanë, me qëllim që t’u ndihmojë ta kalojnë këtë fazë?

Përgjigje: Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] i kushtonte vëmendje të madhe rinisë muslimane dhe prindërve të tyre dhe u dha udhëzime e direktiva.

Ai u dha prindërve këto instruksione:

"Urdhëroni fëmijët tuaj të falen, kur të jenë shtatë vjeç, dhe shtrëngoni [nëse refuzojnë], kur të jenë dhjetë vjeç, si dhe ndani në shtretërit e tyre". [Ahmed, Ebu Daud]

Ai [salallahu alejhi ue selam] iu drejtua të rinjve duke thënë:

"O ju të rinj, kushdo prej juve që ka mundësi të martohet, duhet të martohet, se bashkëshortësia ndihmon në uljen [ruajtjen] e shikimit dhe ruan moralin; kushdo që s’ka mundësi të martohet, është e pëlqyeshme të agjërojë, se agjërimi dobëson dëshirën seksuale". [Buhari dhe Muslim]

Allahu na bëftë të suksesshëm! Paqja dhe bekimet qofshin mbi pejgamberin, mbi familjen e tij dhe mbi sahabët!

## Të jetosh më dikë që pi alkool

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Pyetje: Jam student në një universitet dhe jetoj me studentë të tjerë në dhomë në konviktin studentor. Nuk kam të drejtën të lëviz jashtë kësaj dhome, pra jam i detyruar të qëndroj këtu. Studentët që jetojnë me mua thonë që pinë birra. Pra, a bëj mëkat nëse rri me ta apo ha me ta, apo madje edhe të flas me ta?

Përgjigje: Nëse vërtetohet se ata konsumojnë pije dehëse, atëherë largohu nga ata në konvikt sa më shumë që mundesh nëse ata nuk pranojnë këshillën tënde për të hequr dorë nga ky akt djallëzor [të pirjes së alkoolit). Nëse s'mund ta lësh konviktin, atëherë shmangu ndenjes me ta, bisedës me ta dhe ngrënies me ta, përveç në raste të domosdoshmërisë; përndryshe ti do të mëkatosh.

Dhe, me Allahu është suksesi dhe Allahu dërgoftë përshëndetje dhe bekime mbi pejgamberin [salallahu alejhi ue selam] dhe mbi familjen dhe shoqëruesit e tij.

## Urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja në shtëpi

*Sheikh ibn Baz*

Pyetje: Jam një grua e re dhe jetoj në një konvikt me të tjera femra. Allahu më ka udhëzuar për te e vërteta dhe i përmbahem fesë, dhe i gjithë falënderimi i takon Allahut për këtë. Mirëpo, ajo çfarë shoh përreth meje të bëjnë të tjerët studente më shqetëson tepër. I shoh të bëjnë gjëra të liga, të dëgjojnë muzikë, të përgojojnë dhe të merren me thashetheme. I kam këshilluar shpesh, por disa prej tyre më përqeshin, disa më ofendojnë. Më thonë që po bëj telashe. Shejh i nderuar, shpresoj të më ndihmoni. Çfarë të bëj? Allahu ju shpërbleftë!

Përgjigje [shejh bin Baz]: Është e detyrueshme për ty ta zmbrapsësh të keqen me mundësitë që ke, me fjale të mira, me butësi dhe me qasje të duhyr. Duhet të përdorësh ajete Kur'anore dhe të tregosh hadithe sipas shkallës së dijes tënde. Ti nuk bën t'u bashkëngjitësh në dëgjimin e muzikës dhe në të tjera të folme dhe vepra të ndaluara. Qëndro larg tyre aq sa ke mundësi, derisa të merren me gjëra të tjera. Kjo është çfarë ka thënë Allahu:

» Kur të shohësh ata të thonë fjalë fyese rreth Shenjave Tona, largohu prej tyre, derisa të flasin rreth gjërave tjera. Nëse shejtani të bën të harrosh, atëherë mos rri më zullumqarët pasi të të kujtohet « [el-En'am, 68]

Kur t'i kesh këshilluar me fjalë, me mundësitë që ke, dhe të largohesh nga ajo çfarë bëjnë, atëherë veprat e tyre dhe mosmiratimi nga ana e tyre nuk do të të dëmtojnë aspak. Allahu ka thënë:

» O ju që keni besuar, kujdesuni për vetveten. Ata që kanë devijuar, nuk do t'ju dëmtojnë pasi jeni udhëzuar. Allahut do t'i ktheheni të gjithë e pastaj Ai do t'ju njoftojë për atë çfarë bënit « [el-Ma'ideh, 105]

Allahu e ka bërë të qartë se një besimtar nuk dëmtohet nga ata që devijojnë, për sa kohë që ai i përmbahet së vërtetës dhe mbetet i paepur në udhëzim.
Kjo duhet të bëhet duke asgjësuar të keqen dhe duke u treguar i qëndrueshëm në të vërtetën, krahas thirrjes me mënyra të mira për tek ky shteg. Atëherë, Allahu do të bëjë rrugëdalje për atë person. Nëse do Allahu, do t'u bëjë dobi nëpërmjet udhëzimit tënd, nëse je e duruar dhe shpreson për shpërblim nga Allahu. Përgëzohu për një marrëveshje të mirë dhe për një fund të lavdërueshëm, për sa kohë që i përmbahesh të vërtetës dhe refuzon atë çfarë e kundërshton atë. Allahu ka thënë:
» Fundi më i mirë është për të drejtët « [el-Kasas, 83]

## Vendimi mbi personin që mbart gjerdan

*Shejh Muhamed bin Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Cili është vendimi për mbartjen e gjerdaneve nga burrat?
Përgjigje: Mbartja e gjerdanit për zbukurim është e ndaluar, sepse ky veprim është i veçantë për gratë. Kështu, kur mbartin një zinxhir, burrat i imitojnë gratë, kurse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka mallkuar burrat qe i imitojnë gratë. Mëkati bëhet edhe më i madh, nëse ky zinxhir është nga ari, sepse atëherë është i paligjshëm në dy mënyra. Madje, mëkati është edhe më i rëndë, nëse varësja përmban ndonjë foto njeriu, kafshe a shpendi. Edhe më keq është nëse ka të gdhendur ndonjë kryq apo ka formë kryqi. Dy format e fundit – imazhi i një njeriu apo i një kafshe dhe forma e kryqit – janë të ndaluara si për burrat, ashtu edhe për gratë. Dhe Allahu e di më së miri.

## Vendimi mbi zgjatjen e thonjve

*shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Cili është vendimi mbi ata që i zgjasin thonjtë e tyre?
Përgjigje: Zgjatja e thonjve është *mekruh*/e urryer, në mos haram, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka vendosur një kufi për prerjen e thonjve dhe ka thënë se s'duhet të lihen më shumë së dyzet ditë. [*Muslim në el-Tahareh*, 258]
Është e çuditshme sesi ata që pohojnë të jenë të civilizuar, i zgjasin thonjtë e tyre, ndonëse aty mblidhet fëlliqësira dhe e bëjnë personin të duket si kafshë. I dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Përdorni çfarëdo që bën të derdhet gjaku, dhe hani kafshët, nëse përmendet emri i Allahut gjatë prerjes së tyre. Mos preni/therni me dhëmbë apo me thonj. Do t'ju tregoj përse. Sepse dhëmbët janë eshtra [dmth s'mund të presin si duhet] dhe thonjtë përdoren nga etiopasit [të cilët s'bën të imitohen, sepse janë mosbesimtarë]". [el-Buhari në *el-Sherikeh*, 3507; Muslim në *el-Edahi*, 1968]
Kjo i referohet faktit se ata i përdornin thonjtë si thika, për të prerë kafshët dhe për të prerë mishin, etj. Kjo është mënyra e atyre që u ngjasojnë kafshëve.

# *FAMILJE*

## Kush është kujdestar i vajzës që dëshiron të martohet, nëse shteti është kafir dhe të afërmit e saj janë kafira

*Abdurrazak Afifi*

Pyetje: Nëse një vajzë pranon islamin dhe të afërmit e saj janë kafira, kush do jetë kujdestari i ligjshëm fetarisht, kur ajo të dëshirojë të martohet me një musliman?

Përgjigje: Nëse shteti është kafir dhe të afërmit e saj janë kafira ndërsa vajza është muslimane, kur ajo të dëshirojë të martohet, kujdestari i saj do jetë gjykatësi musliman, i cili merr përsipër lidhjen e aktit të nikahut.

## Martesa me gruan e cila i ka dhënë gji vëllait tënd

*Shejhu i nderuar Salih el Feuzani (Allahu e ruajt!)*

Pyetje: Vëllai im, i cili është më i vogël se unë, ka pirë gji prej një gruaje më shumë se pesë (5) herë, e kjo grua ka një motër. A më lejohet mua që të martohem me motrën e kësaj gruaje prej të cilës ka pirë gji vëllai im? Me jepni feta, Allahu ju begatoftë!

Përgjigje: Nuk ka asnjë ndalesë në lidhje me këtë përderisa ti nuk ke pirë gji prej nënës së saj (vajzës) dhe as ajo nuk ka pirë prej nënës tënde. Porse vëllai yt, ai është që ka pirë gji prej nënës së saj dhe gjykimi lidhet vetëm me vëllain tënd dhe nuk lidhet me ty. Prandaj, i ndalohet vëllait tënd që të martohet me vajzën e asaj (gruas) që i ka dhënë gji (atij) ndërsa për ty nuk ka asnjë problem në lidhje me këtë (të martohesh me këtë vajzë).

## Lidhja farefisnore është obligim varësisht nga mundësitë

*Sheikh Ibn Baz*

Pyetje: Kam motra të martuara dhe nëna ime është e martuar për një burrë tjetër, meqë babai im vdiq. Unë punoj në ushtri dhe dëshiroj që t'i vizitoj ata, por pozita ime nuk ma lejon këtë dhe jam i martuar. Kur shkoj dhe largohem nga familja, më duhet të qëndroj aty së paku tri ditë dhe, gjatë kësaj kohe, nuk do të mund të kujdesem për gruan dhe fëmijët. Pra, a është kjo ndërprerje e lidhjes farefisnore, duke ditur që kam dhe dhjetë muaj që s'kam lidhje me ta?

Përgjigje: Lavdi Allahut. Mbajtja e lidhjes farefisnore është obligim, varësisht nga mundësitë që kanë të afërmit. Në këtë ka dobi të shumta dhe interes të madh. Ndërprerja e lidhjeve farefisnore është nga mëkatet e mëdha, për shkak të thënies së Allahut:

« Ndoshta, nëse ju japim pushtet, ju bëni çrregullime në tokë dhe i ndërpritni lidhjet farefisnore. Këta i ka mallkuar Allahu, kështu që as nuk dëgjojnë, as nuk shohin » [Muhamed, 22]

I dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Nuk do të hyjë në xhenet ai që i ndërpret lidhjet farefisnore" [Muslim]
Dhe thënia e tij [salallahu alejhi ue selam] ndaj atij që e pyeti:
- O i dërguar i Allahut, kë ta nderoj?
- Nënën tënde, - iu përgjigj.
- Pastaj kë?
- Nënën tënde.
- Pastaj kë?
- Nënën tënde.
- Pastaj kë?, - pyeti për të katërtën herë.
- Babanë tënd, pastaj të afërmit tjerë. [Muslim]
Dhe është transmetuar besnikërisht nga ai [salallahu alejhi ue selam]:
"Kush do që t'i shtohet furnizimi dhe jetëgjatësia, le t'i mbajë lidhjet farefisnore"
Hadithet më këtë domethënie janë të shumta. Ty të takon t'i mbash lidhjet farefisnore aq sa ke mundësi, duke i vizituar kurdo që të lehtësohet kjo, nëpërmjet korrespondencës/shkrimit apo nëpërmjet telefonit. Po ashtu, duhet të mbash lidhjet nëpërmjet pasurisë, nëse i afërmi është i varfër. Allahu i lartësuar ka thënë:
« Kini frikë Allahu aq sa keni mundësi » [et-Taghebun, 16]
« Allahu nuk e ngarkon asnjë shpirt përtej mundësive të tij » [el-Bekare, 286]
Dhe pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Kur të urdhëroheni për ndonjë gjë, bëjeni atë aq sa keni mundësi". [*Muteffekun alejhi*]

## Martesa vajzës me zor

*shejh Albani*

Pyetja: Nëse vajza e arrin kohën e martesës, a i lejohet kujdestarit të saj që ta martojë atë me zor?
Përgjigjja: Nuk i lejohet kujdestarit të vajzës që ta martojë atë pa dëshirën e saj. Kështu që nëse ajo është e papjekur dhe është detyruar që të martohet, atëherë ajo ka të drejtë që të kërkojë prishjen e aktit pasi që të jetë pjekur fizikisht dhe mendërisht. Ngase në kohën e pejgamberit, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, një vajzë qe martuar kundër dëshirës së saj dhe pas martesës, ajo ka shkuar te pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, dhe i ka thënë:"O i dërguar i Allahut! Babai im, për ta ngritur famën e vet, më ka martuar me një njeri që unë e urrej". Pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, ia prishi asaj martesën.
Për këtë shkak nuk i lejohet kujdestarit të vajzës që ta detyrojë atë në martesë, pa marrë parasysh se a e ka arritur kohën e pjekurisë, apo është e lëshuar (nga burri i mëhershëm), apo është martuar e pastaj ka mbetur vejushë. Por, ai e ka për obligim që ta orientojë atë në atë që është më hajr për fenë dhe ahiretin e saj?
Pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:"Nuk ka martesë (legjitime) vetëm se me kujdestar dhe dy dëshmitar", dhe ka thënë:"Mos i detyroni gratë e juaja, por kërkoni leje prej tyre", si dhe ka thënë:"Heshtja e saj është lejim". Kështu që këto janë rregulla dhe kushte që duhet çuar në vend.
Ndonjëherë ndodhin disa kundërvajtje në sheriat, si kur babai i vajzës e dëmton atë duke ia vonuar martesën për leverdi materiale, apo për shkak se kërkuesi i dorës së saj është njeri i

varfër që nuk ia rritë famën atij (kujdestarit), kështu që dëmtohet vajza. Në këso raste, ligji ia lejon asaj që ajo vetë të martohet, ngase pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë:"Çdo grua e cila e marton vetveten e saj pa leje të kujdestarit, martesa e saj është e kotë, martesa e saj është e kotë, martesa e saj është e kotë! E nëse kundërshtohen, atëherë imami (udhëheqësi fetar) është kujdestar i atij që nuk ka kujdestar".

E kjo vajzë, të cilën e ka ndaluar babai i saj nga martesa për ndonjë shkak material të qartë, çështja e saj ngrihet tek gjykatësi ligjor. Ai e dërgon dikë tek prindi i saj për të hulumtuar shkakun përse ai e ka penguar martesën e saj. Nëse ai (gjykatësi) dëgjon prej tij (kujdestarit) ndonjë shkak të arsyeshëm, sikur (ta ketë ndaluar) për shkak se kërkuesi i dorës ka qenë bidatçi, apo lënës i namazit, apo konsumues i alkoolit, atëherë gjykatësi nuk i kundërvihet atij. Por, nëse dëgjon prej tij shkaqe të paligjshme, në këtë rast gjykatësi e merr përsipër martesën e saj.

## Sa duhet të jetë mosha e mahremit

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A duhet të jetë mahremi i moshës madhore?

Përgjigje: Dijetarët Islamikë prej kushteve të mahremit e konsiderojnë moshën madhore dhe mendjen.

Përmbushja e moshës madhore arrihet në moshën pesëmbëdhjetë vjeçare, qoftë me pollucionin e parë në ëndërr1 apo në rritjen e qimeve përreth organeve gjenitale. Kur të ndodhin disa nga këto gjëra tek i riu, është e lejuar që të jetë mahrem për nënën dhe motrën e vet, etj.

1 Pollucion: në terminologjinë mjekësore d.m.th. dalja e spermës gjate ëndërrimit.

***FE***

## Fetva kundër thirrjes për unifikimin e feve

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Falënderimi i qoftë vetëm Allahut, dhe paqja e bekimet qofshin mbi Muhamedin, familjen e tij, shokët e tij, dhe ata që e pasojnë atë deri në Ditën e Gjykimit.

Komiteti i Përhershëm për Hulumtime Islame dhe Ifta ka rishqyrtuar informacionet, opinionet dhe esetë që janë propaguar në mediat për komunikim masiv në lidhje me "Thirrjen për Unifikimin e Feve" dmth Islamit, Judaizmit dhe Krishterimit, dhe ka studiuar atë që ka nisur nga thirrja për në ndërtimin e një xhamie, një kishe, dhe një tempulli Çifut

në një zonë, posaçërisht në universitete, aeroporte, dhe sheshe publike etj; Që Kur'ani fisnik, Teurati [Tora], dhe Bibla të botohen në një libër, si dhe pasojat tjera të një thirrjeje të këtillë në formë të konferencave, simpoziumeve, dhe kërkesat që do të parashtrohen në Lindje dhe Perëndim.

Pas një studimi gjithëpërfshirës, Komiteti vendos këtë që vijon:

Një prej fundamenteve të Islamit, e cila njihet si një pjesë esenciale e fesë dhe në lidhje me të cilën të gjithë muslimanët janë dakord, është se nuk ka fe të vërtetë në tokë përveç islamit, dhe se kjo është feja e Fundit e cila ka shfuqizuar të gjitha fetë dhe kredot paraprake. Prandaj, nuk ka tjetër fe në tokë me të cilën Allahu mund të adhurohet përveç Islamit. Allahu, më i Larti, thotë: "Dhe kushdo që kërkon fe tjetër pos Islamit, ajo kurrë nuk do t'i pranohet dhe në Jetën e Përtejme ai do të jetë njëri nga të humburit." [3:85]

Njëra prej fundamenteve të besimit në Islam është se Libri i Allahut [Kur'ani] është Libri i fundit i shpallur nga Furnizuesi i Botëve. Ai [Kur'ani] shfuqizoi të gjitha Librat e shpallura nga Allahu para tij, si Teuratin, Psalmet, dhe Biblen, kështu që asnjë libër tjetër s'është mbetur me të cilën do të mund të adhurohej Allahu përveç Kur'anit. Allahu, më i Larti, thotë: "Dhe ne ta kemi zbritur [O Muhamed] Librin e vërtetë, i cili vërteton Shkrimet [Librat] që erdhën para tij, që është i besueshëm dhe dëshmi për to [Shkrimet e vjetra]. Pra gjyko mes tyre me atë çka Allahu ka shpallur, e mos i paso dëshirat e tyre të kota." [5:48]. Ne besojmë se Teurati dhe Bibla janë shfuqizuar nga Kur'ani, dhe se ato janë ndryshuar me anë të shtesave apo heqjeve nga ana e pasuesve të tyre. Kjo është dëshmuar në disa vargje të librit të Allahut, Kur'anit Fisnik. Allahu, më i Larti, thotë në Kur'an:

"Për shkak se ata e thyen zotimin e tyre, Ne i mallkuam ata, dhe i bëmë zemrat e tyre të ashpra. Ata ndërrojnë fjalët nga vendi [i duhur] i tyre dhe kanë hedhur pas shpine një pjesë të madhe të Porosisë që u është zbritur atyre. Dhe ju gjithnjë do të shihni mashtrime te ta, përveç te një pakicë prej tyre." [5:13]

"Atëherë, mjerë ata që shkruajnë libër me duart e tyre e pastaj thonë: 'Kjo është prej Allahut,' që me këtë të fitojnë një vlerë të paktë! Mjerë ata për atë çka duart e tyre kanë shkruar dhe mjerë ata që përfituan në këtë mënyrë." [2:79]

"Vërtet, në mesin e tyre është një grup që shtrembëron Librin me gjuhët e tyre [gjatë leximit], që ju të mendoni se ajo është pjesë e Librit, por ajo s'është nga Libri, dhe ata thonë: 'Kjo është prej Allahut,' kurse ajo s'është prej Allahut; dhe ata flasin të pavërteta kundër Allahut ndërsa e dinë këtë [që s'është e vërtetë]." [3:78]

Sipas kësaj, edhe ajo që konsiderohet si e saktë në këto Libra është shfuqizuar nga Islami. Pjesët e mbetura janë ndryshuar. Kjo dëshmohet nga incidenti në vijim. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] u hidhërua kur pa Umer ibn el-Hatabin duke mbajtur fletë, të cilat përmbanin vargje nga Teurati dhe ai i tha atij: "O Umer! A mos po dyshon? A nuk e kam sjell porosinë në formën më të dëlirë? Sikur vëllai im Musai të ishte gjallë, ai do t'më pasonte mua." Transmetuar nga Ahmed, ed-Darimi dhe të tjerët.

Një tjetër fundament i besimit në Islam është se Pejgamberi dhe Lajmëtari Muhamed [salallahu alejhi ue selam] është vula e të gjithë pejgamberëve dhe lajmëtarëve. Allahu thotë: "Muhamedi s'është babai i ndonjërit prej jush, por është i Dërguar i Allahut dhe i fundit nga Pejgamberët. Allahu është i informuar për çdo gjë." [33:40]

Që këtej, asnjë i dërguar tjetër s'mbetet për t'u pasuar përveç Muhamedit [salallahu alejhi ue selam]. Sikur të ishte gjallë ndonjë nga Pejgamberët dhe Lajmëtarët e Allahut, ata së bashku

me pasuesit e tyre do të ndiqnin Muhamedin [salallahu laejhi ue selam]. Allahu, më i Larti, thotë:

"Dhe [përkujto] kur Allahu pranoi zotimin nga Pejgamberët duke thënë: 'Merrni atë që po jua jap nga Libra dhe [të kuptuarit e ligjeve të Allahut etj] dhe më pas do t'ju vijë një i Dërguar [Muhamedi] që vërteton atë që gjendet tek ju. Ju duhet t'i besoni dhe t'i ndihmoni atij.' Allahu tha: 'A pajtoheni me këtë dhe a do ta zbatoni besëlidhjen Time [që e bëra me ju]?' Ata thanë, 'Pajtohemi!' Ai tha: 'Pra, dëshmoni. Dhe unë jam me ju në mesin e dëshmitarëve [për këtë]." [3:81]

Kur Isa [alejhis selam], Pejgamberi i Allahut, të vijë më vonë, ai do ta pasojë Muhamedin [salallahu alejhi ue selam] dhe do të sundojë sipas ligjeve të Muhamedit [salallahu alejhi ue selam]. Allahu, më i Larti, thotë, "Ata që pasojnë të Dërguarin, Pejgamberin i cili s'di as shkrim as lexim [Muhamedi], të cilin e gjejnë [që përmendet] në Teurat [Deut. CVIII, 15] dhe Ingjil [Ungjilli i Xhonit XIV, 16]" [7:157]

Veç kësaj, një nga shtyllat themelore të besimit në Islam është se Muhamedi [salallahu alejhi ue selam] u është dërguar të gjitha qenieve njerëzore, dhe Allahu thotë, "Thuaj: O njerëz! Vërtet, unë jam dërguar tek ju si Lajmëtar i Allahut, të Cilit i përket sundimi i qiejve dhe tokës; askush s'meriton që të adhurohet pos Tij." [7:158]

Njëra nga fundamentet e Islamit është se cilido Çifut apo i Krishterë që nuk e pranon Islamin, duhet të konsiderohet dhe të emërtohet mosbesimtar [Kafir] e gjithashtu edhe armik i Allahut, i të Dërguarit të Tij dhe i besimtarëve, dhe njerëzit e tillë do të jenë banorë të Zjarrit në pajtim me fjalën e Allahut, se, "Ata që mohuan nga mesi i njerzëve të Shkrimeve [Çifutët dhe të Krishterët] dhe nga mesi i Idhujtarëve, nuk iu ndanë [besimit të tyre] derisa atyre u erdhi dëshmia." [98:1] Dhe Allahu thotë, "Vërtet, ata që mohojnë [fenë Islame, Kur'anin, dhe Pejgamberin Muhamed] nga mesi i njerëzve të Shkrimeve dhe nga idhujtarët, do të banojnë përgjithmonë në Zjarr. Ata janë krijesat më të këqija." [98:6]

Është transmetuar në Sahi Muslim se Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë, "Kushdo nga ky umet, qoftë ai Çifut apo i Krishterë e që ka dëgjuar për mua dhe ka vdekur pa besuar në atë që më është shpallur mua, ai do të jetë nga banorët e Zjarrit." Bazuar në këtë më lart, çdonjëri që nuk i konsideron mosbesimtarë Çifutët dhe të Krishterët, do të jetë vetë Kafir sipas parimeve Sheriatike. [dmth Kushdo që nuk gjykon mbi Kafirin me kufr, ai vetë do të jetë Kafir.] Ndryshimi i fundamenteve të besimit Islam dhe fakteve të ligjit Islam [Sheriatit] për t'i shërbyer thirrjes [për unifikimin e feve], duke i përzier të gjitha së bashku dhe duke i futur ato në një kornizë s'është veçse thirrje djallëzore. Kjo ka për qëllim përzierjen e së vërtetës me të pavërtetën, shkatërrimin e Islamit, shkatërrimin e fundamenteve të tij dhe një shtyrje e muslimanëve drejt femohimit të qartë []. Kjo mund të shihet në thënien e Allahut, më të Lartit: "Dhe ata kurrë s'do ta ndalin luftën kundër jush, nëse munden, gjersa ju t'ia ktheni shpinën fesë suaj [monoteizmit Islamik]." [2:217]. Allahu thotë: "Ata dëshirojnë që ju ta refuzoni besimin, ashtu siç e refuzuan ata dhe kështu të bëheni të njëjtë." [4:89]

Pasojat e pashmangshme të një të keqeje të këtillë janë: Anulimi i dallimeve mes Islamit dhe Kufrit, të vërtetës dhe të pavërtetës, dhe mohimi i plotë i urdhërimit në të mirë dhe ndalimit nga e keqja, mënjanimi i pengesave të largimit mes muslimanëve dhe kafirave [mosbesimtarëve] ashtu që mos të ketë më as besnikëri, as xhihad, e as përpjekje për të ngritur fjalën e Allahut në tokë. Allahu, më i Larti, urdhëron:

"Luftoni ata që nuk e besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit, dhe që nuk ndalojnë atë që e ka ndaluar Allahu dhe i Dërguari i Tij; ata që nuk e pranojnë fenë e së vërtetës – Islamin, nga mesi i njerëzve të Shkrimeve [Çifutët dhe të Krishterët], gjersa të paguajnë vullnetshëm, dhe ta ndiejnë veten të nënshtruar." [9:29]

"Dhe luftoni kundër idhujtarëve [paganëve, politeistëve, mosbesimtarëve në njësinë e Allahut] bashkërisht, ashtu siç ata luftojnë kundër jush bashkërisht. Por ta dini se Allahu është me të devotshmit." [9:36]

Sikur kjo thirrje [unifikimi] të vinte nga një musliman, do të konsiderohej femohim i qartë [Ridde], meqë kjo është në kundërshtim me parimet e besimit Islam, dhe mohim i Allahut të Madhërishëm. Kjo thirrje e anulon atë që me Kur'an është vërtetuar si evërtetë, dhe e mohon atë se Kur'ani i ka shfuqizuar të gjitha fetë paraprake. Bazuar në këtë, thirrja për unifikim refuzohet në pajtim me sheriatin dhe është e ndaluar rreptësishtë me anë të të gjitha dëshmive Islame në Kur'an, Sunet dhe Ixhma [marrëveshje të përgjithshme]. Prej këtu, nuk është e lejuar për ndonjë musliman që beson në Allahun si Zot [Krijues, Furnizues, Pronar], në Islamin si fe, dhe në Muhamedin [salallahu alejhi ue selam] si Pejgamber dhe Lajmëtar, që të thërrasë në këtë besim të neveritshëm, apo të inkurajojë të tjerët për t'iu bashkuar asaj, apo ta përhapin këtë në mesin e muslimanëve, e lëre më që kjo të pranohet, të frekuentohen konferencat apo simpoziumet lidhur me këtë si dhe anëtarësimi në asambletë e tyre. Është e ndaluar për çdo musliman që të botojë Teuratin dhe Biblën qoftë edhe në mënyrë të pavarur. E si mund të jetë e lejueshme që të botohen ato bashkë me Kur'anin në një libër?

Prandaj, kushdo që e bën këtë, apo thërret për në këtë, ka devijuar shumë larg [nga Rruga e Drejtë], meqë kjo s'është veçse një kombinim i së vërtetës [Kur'anit Fisnik] me librat e ndryshuara apo të shfuqizuara të Teuratit dhe Biblës. Është e ndaluar për çdo musliman që t'i përgjigjet kësaj thirrjeje për ndërtimin [e një xhamie, një kishe, dhe një tempulli] në një kompleks, meqë kjo do të nënkuptonte se ekzistojnë tre fe me të cilat mund të adhurohet Allahu, krahas Islamit. Kjo po ashtu do të përfshinte mohimin se Islami është më e dëlira nga të gjitha fetë. Po ashtu do të nënkuptonte një pranim serioz se janë tre fe dhe se njerëzit në tokë mund të përvetësojnë cilëndo prej tyre, njëlloj, dhe se Islami nuk i ka zëvendësuar fetë që i kanë paraprirë asaj.

Pa dyshim se, miratimi, besimi, apo pranimi i kësaj thirrjeje konsiderohet Kufr [mosbesim] dhe gabim i qartë pasi kjo haptazi kundërshton Kur'anin Fisnik, Sunetin e Dëlirë, dhe Ixhman e muslimanëve. Gjithashtu kjo do të nënkuptonte një marrëveshje se ndryshimet e bëra nga Çifutët dhe të Krishterët janë prej Allahut, lavdi i qoftë Atij. Për më shumë, s'është e lejuar që kishat të quhen shtëpi të Allahut, meqë të Krishterët nuk kryejnë në to adhurim që është i pranuar nga Allahu, dhe është lloj adhurimi që s'ka bazë në Islam. Allahu, më i Larti, thotë: "Dhe kushdo që kërkon fe tjetër pos Islamit, ajo kurrë s'do t'i pranohet, dhe në Jetën e Përtejme ai do të jetë njëri nga të humburit." [3:85] Më saktë, ato [kishat] janë shtëpi ku praktikohet Kufr në Allahun. Ne kërkojmë strehim tek Allahu nga Kufri dhe ata që i përkasin atij.

Shejh el-Islam Ibn Tejmije [Allahu e mëshiroftë] shkroi në në "Mexhmu el-Fetaua" [Koleksion i Vendimeve Islamike] 162/22, siç vijon: "Kishat dhe Sinagogat nuk janë shtëpi të Allahut, por shtëpitë e Allahut janë xhamitë. Më saktë, ato [kishat dhe sinagogat] janë shtëpi të Kufrit ndonëse në to përmendet emri i Allahut. Shtëpitë merren parasysh sipas kredos së njerëzve. Këta njerëz kanë refuzuar Pejgamberin e fundit të Allahut dhe si të tillë ata janë

Kufarë [mosbesimtarë], që këtej këto s'janë veçse shtëpi të caktuara për adhurimin që praktikohet nga kufarët."

Vlen të përmendet se të thirrurit kufarët në Islam në përgjithësi dhe njerëzit e Librit në veçanti është obligim për çdo musliman sipas tekstit të qartë nga Libri ynë Fisnik, Kur'ani dhe Suneti. Mirëpo, përgjigja s'mund të arrihet përveç se me fjalë të buta dhe argumente të shëndosha. Kjo duhet, megjithatë, të bëhet me kusht që mos të lihet asnjë nga vendimet e Islamit, kështu që ata ose të binden në Islam dhe ta përqafojnë atë, ose ta refuzojnë e të vdesin pas paralajmërimit të qartë ndaj tyre. Allahu, më i Larti, thotë, "Thuaj: O njerëzit e librit! Ejani tek një fjalë që është e drejtë mes jush dhe nesh, që mos të adhurojmë tjetër pos Allahut. Atëherë, nëse ata e kthejnë shpinën, thuaj, 'Dëshmoj se ne jemi muslimanë." [3:64]

Mirëpo, debatet, takimet, dhe dialogu me ta me qëllim që t'u mundësohet atyre realizimi i dëshirave të tyre, duke i përmbushur objektivat e tyre, duke i tejkaluar kufijtë e Islamit, dhe duke i përkulur fundamentet e besimit Islam të gjitha konsiderohen si të pavlefshme, gjë që refuzohet nga Allahu, i Dërguari i Tij [salallahu alejhi ue selam], dhe besimtarët. Allahu, më i Larti, thotë: "Dhe mos paso dëshirat e kota të tyre, por ruaju prej tyre se mos po të largojnë [O Muhamed] nga diçka nga ajo që Allahu ta zbriti." [5:49]

Komiteti, në zgjedhjen dhe nxjerrjen e këtij vendimi për të gjithë njerëzit, po ashtu kërkon nga të gjithë muslimanët në përgjithësi dhe dijetarët në veçanti, që të kenë frikë Allahun dhe ta mbrojnë Islamin dhe ta ruajnë kredon muslimane nga gabimet, dhe thirrësit për në gabim dhe nga Kufri dhe njerëzit e tij. Po ashtu i nxit që të ndërmarrin masa parandaluese kundër thirrjes evidente për në mosbesim [për unifikimin e feve] dhe kundër rënies në grackë të kësaj.

Kërkojmë mbrojtje nga Allahu për çdo musliman, që ndonjë prej tyre mos të bëhet shkak për sjelljen e gabimeve të këtilla tek popujt muslimanë dhe që kjo të përhapet në mesin e tyre. E lusim Allahun me Emrat dhe Cilësitë e Tij të Larta që të na mbrojë nga këto devijime dhe të na bëjë udhëzues dhe të udhëzohemi në Rrugën e Drejtë, dhe të na bëjë mbrojtës të Islamit, që të përftojmë dritë dhe udhëzim nga Zoti ynë gjersa ta takojmë Atë dhe Ai të jetë i kënaqur me ne. Ai është dhurues i suksesit, dhe paqja qoftë mbi Pejgamberin tonë Muhamed [salallahu alejhi ue selam], familjen e tij dhe të gjithë shokët e tij.

## Gjithçka që njerëzit shfaqin si fe dhe si adhurim quhet fe, edhe nëse është pavërtetësi

*shejh AbdulAziz bin Abdullah bin Baz*

Pyetje: Një program televiziv qe emetuar në mbrëmjen e së premtes, më 4 sefer 1403. Ai program u prezantua nga Ibrahim er-Rashid dhe kishte të bënte me Indinë. Në fillim të prezantimit të tij, tha:"Është e vërtetë që India quhet vend i feve, sepse në të gjejmë induizmin, budizmin, sikhizmin, etj..." Ju lutemi që të sqaroni këtë në vijim: a janë të vërteta fetë që u përmenden në këtë prezantim? A janë shpallur dhe zbritur ato nga Allahu? Allahu ju dhëntë sukses në sqarimin e këtij kuptimi.

Përgjigje: Gjithçka që njerëzit shfaqin si fe dhe si adhurim quhet fe, edhe nëse është pavërtetësi, si budizmi, adhurimi i idhujve, judaizmi, induizmi, krishterimi, dhe të tjera veç këtyre nga fetë e rreme. Allahu i lartësuar ka thënë në Kur'an:

» Ju keni fenë tuaj, unë kam fenë time « [el-Kafirun, 6]

Ndaj, ajo në çfarë janë adhuruesit e idhujve, quhet fe, kurse feja e vërtetë është vetëm Islami, siç ka thënë Allahu:
» Vërtet, feja e pranuar te Allahu është Islami « [Aali Imran, 19];
» Kushdo që kërkon fe tjetër veç Islamit, ajo nuk do t'i pranohet dhe në jetën e përtejme ai do jetë ndër të humburit « [Ali Imran, 85];
» ... Sot jua përsosa fenë tuaj, plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha për ju Islamin si fe « [el-Maideh, 3].
Islam është të adhurosh Allahun, pa adhuruar të tjerë krahas Tij, t'u bindesh urdhrave të Tij, të lësh atë çfarë Ai ka ndaluar dhe të ndalosh tek kufijtë që Ai ka vendosur.
Iman është gjithçka që Allahu e ka informuar të dërguarin e Tij [salallahu alejhi ue selam] nga ajo çfarë ka ndodhur dhe çfarë do të ndodhë. Asnjë nga fetë e rreme nuk është shpallur nga Allahu e as që është i kënaqur me to. Por, të gjitha ato janë novacione që s'janë shpallur nga Allahu. Islami është feja e të gjithë të Dërguarve, ndonëse ligjet ndryshonin me thënien e Allahut të lartësuar:
» Secilit prej jush i caktuam një ligj dhe një shteg të qartë « [el-Ma'ideh, 48]

## *FUNERAL*

### A bëhet lutja për muslimanin e varrosur ulur, apo në këmbë?

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Pyetje: Po më intereson çështja e lutjes për të vdekurin, pas varrimit të tij dhe vendosjes së dheut, se a bëhet kjo ulur, apo në këmbë? Dhe cila është më me vend?
Përgjigje: Elhamdulilah. Suneti për atë që dëshiron të lutet për të vdekurin pas varrimit të tij dhe vendosjes së dheut është që ai të lutet në këmbë. Parimi bazë lidhur me këtë është ajo që është transmetuar nga Ebu Daud me *sened* nga Uthmani [radi Allahu anhu], i cili ka thënë:
"I dërguari i Allahut, kur kryhej varrimi i të vdekurit, ndalej mbi të dhe thoshte:'Kërkoni falje për vëllain tuaj dhe lutuni për të që të qëndrojë, se vërtet ai tash po pyetet'".
Rreth këtij transmetimi nuk u deklaruan Ebu Daud dhe Mundhirij. Po ashtu, është transmetuar nga el-Hakim, i cili e cilësoi *sahih*, dhe nga Bezar, i cili tha:"Kjo s'është transmetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] veçse nëpërmjet këtij zinxhiri".
Dhe rregullimi vjen vetëm nga Allahu. Paqja dhe bekimet qofshin mbi të Dërguarin Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shoqërinë e tij.

## Recitimi i sures Ja-Sin ne varrezë

*Shejh Muhamed ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Eminenca juaj, cili është vendimi ne lidhje me recitimin e sures Ja-Sin, apo sures el-Ihlas, në varrezë, dhe çka nëse dikush, për shembull, thotë:"Duhet të recitosh suren Ihlas njëmbëdhjetë herë, etj"?

Pyetje: Recitim në varrezë bën pjesë në bidatet e fesë, pavarësisht se a është Sureja Ja-Sin, sureja Ihlas, apo Sureja el-Fatiha. Ndaj, s'është me vend për asnjë njeri që të recitojë në varrezë. Por, çdonjëri duhet të kufizohet me atë çfarë është vërtetuar nga i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam. Që këtej, personi që viziton varrezën duhet të thotë:

"Paqja qoftë mbi banuesit e kësaj varreze, besimtarë e muslimanë, dhe Allahu pastë mëshirë ndaj atyre që kanë qenë para nesh dhe ata që do të vijnë pas nesh. Dhe, inshallah, do t'ju bashkohemi" [Muslim]

Pas kësaj, ai duhet të largohet dhe të mos shtojë asgjë, qoftë ndonjë recitim nga Kurani apo tjetër veç kësaj.

## Karshi varrit

*Shejh AbdulAziz bin Baz*

Pyetje: A është e ndaluar të lutemi karshi varrit për të vdekurin?

Përgjigje: Kjo s'është e ndaluar. Personi mund të bëjë për të vdekurin në drejtim të kibles apo karshi varrit, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka qëndruar mbi varret, pas varrosjes, dhe ka thënë:

"Lutuni për faljen e vëllait tuaj dhe kërkoni që të qëndrojë i patundur, se tash ai po merret në pyetje". [el-Buhari]

Dhe ai nuk ka thënë të kthehemi nga kibla. Pra, të dyja janë të lejueshme, qoftë nga kibla apo nga varri. Dhe Sahabët [Allahu qoftë i kënaqur me ta] janë lutur për të vdekurin, kur tuboheshin rreth varrit".

## Dyzet ditshi është tradite nga koha e Faraonit

Pyetje: Nga e ka origjinën dyzet ditshi [pas vdekjes së ndokujt]? Dhe a ka ndonjë dëshmi se lavdërimi është i pranueshëm në Islam?

Përgjigje: Lavdi Allahut. Së pari, ky veprim e ka origjinën në traditat e Faraonëve, të cilët e kanë praktikuar para Islamit e pastaj është përhapur nëpër popujt tjerë. Ky është një bidat i qortueshëm, që s'ka bazë në Islam dhe të cilin duhet refuzuar, siç ka thënë pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]: "Kushdo që shpik në këtë çështje tonën [Islam] diçka që s'është pjesë e tij, do t'i refuzohet". [] Së dyti, përkujtimi dhe lavdërimi [panegjiriku] i të vdekurit në mënyrën që bëhet ditëve të sotme, kur njerëzit mblidhen për këtë qëllim dhe e teprojnë në lavdërimin e të vdekurit, s'është e lejueshme. Është shënuar nga Ahmed dhe nga Ibn Maxheh si dhe është cilësuar si sahi nga el-Hakim se Abdullah ibn ebi Aufa ka thënë:

"I dërguari i Allahut e ka ndaluar lavdërimin [panegjiriku]1 ". Sepse përmendja e cilësive të të vdekurit, zakonisht, përfshin mburrje dhe provokon pikëllim dhe dhimbje. Por, thjesht vetëm të folurit mirë për të, kur ai përmendet apo kur funerali i tij kalon aty pranë, apo përmendja e punëve të tij të mira në mënyrën që sahabët bënin me ata që u vranë në Uhud dhe me të tjerët, është e lejueshme. Është transmetuar se Enes bin Malik ka thënë:"Pranë nesh kaloi një funeral dhe u fol mirë për të vdekurin. Pejgamberi tha:'E ka merituar'. Më pas, kaloi një funeral tjetër dhe u fol keq për të vdekurin. Pejgamberi tha:'E ka merituar'. 'Çka kanë merituar', - pyeti Umeri [radi Allahu anhu]. Pejgamberi tha:'I pari për të cilin ju folët mirë, e ka merituar xhenetin, kurse i dyti për të cilin folët keq, e ka merituar xhehenemin. Ju jeni dëshmitarët e Allahut në tokë'". [Buhari & Muslim]

1 [Sh.P.] Lëvdatë e tepruar që i bëhet dikujt a diçkaje me fjalë ose në një shkrim. Shembull: I bëri një panegjirik.

## Falja e namazit të xhenazes nga gruaja

*Imam Ibën Baz*

Pyetje: A lejohet për gruan që ta falë namazin e xhenazes apo jo?

Përgjigje: Namazi i xhenazes është i ligjëruar për të gjithë; për burrat dhe për gratë. Falja e namazit të xhenazes në shtëpi apo në xhami, e gjithë kjo nuk prish punë. Aisha (Allahu qoftë i kënaqur prej saj!) dhe gratë e tjera kur vdiq Sad bin Ebi Uekas (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!) ia kanë falur namazin në xhaminë e të Dërguarit të Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!). Dhe qëllimi është se namazi i xhenazes është i ligjëruar për të gjithë. Ajo për të cilën gratë janë ndaluar është vizita e tyre për te varrezat si dhe pasimi i xhenazes. Ndërsa namazi i tyre ndaj të vdekurit në shtëpi, xhami, musal-la apo në shtëpinë e familjes së tij, në këtë nuk ka problem. Kanë qenë gratë që e falnin namazin e xhenazes pas Profetit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) si dhe pas hulefave er-rashidinëve. Allahu është Ai i Cili posedon suksesin!

## Lutja e përbashkët tek varrezat, me ç'rast njëri lutet ndërsa të tjerët thonë "amin"

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Cili është vendimi përsa i përket lutjes së përbashkët, me ç'rast njëri nga ata lutet ndërsa të tjerët thonë "amin"?

Përgjigje: Kjo s'është nga Suneti i të dërguarit [salallahu alejhi ue selam], e as nga halifet e udhëzuar drejt. Por, i dërguari [salallahu alejhi ue selam] i udhëzonte ata të kërkonin falje për të vdekurin dhe ta lutnin Allahun që ta forcojë atë [në përgjigjen ndaj pyetjeve të dy engjëjve], dhe gjithë kjo në vetvete [individualisht], jo së bashku

## Mënyra e ligjëruar e vizitimit të varreve

*shejh AbdulAziz ibn Abdullah er-Raxhhi*

Pyetje: Ju lutem na informoni rreth mënyrës së ligjëruar të vizitimit të varreve. Nëse lutësi lutet për të vdekurin, a pranon bekime i vdekuri? Ju lutem shpjegoni.

Përgjigje: Po, bekimet pranohen nga i varrosuri. Dhe përshëndeti ata me thënien:'Paqja, mëshira dhe bekimet e Allahut qofshin mbi ju. Paqja qoftë mbi ty, o filan, si edhe mëshira e bekimet e Allahut. O Allah, fale! O Allah, mëshiroje!"1 Ibn Umer, radijallahu anhu, kur i vizitonte varret, thoshte:"Paqja qoftë mbi ty, o i dërguar i Allahut, si edhe mëshira dhe bekimet e Tij". Pastaj pushonte dhe thoshte:"Paqja qoftë mbi ty, o Ebu Bekr, si edhe mëshira dhe bekimet e Allahut". Pastaj thoshte:"Paqja qoftë mbi ty, o babai im, si edhe mëshira dhe bekimet e Allahut". Ai i përshëndeste dhe largohej. Varret pranonin bekimet, por ai nuk këndonte Kur'an tek to. Dhe ai nuk lutej në drejtim të varreve. Të gjitha këto janë prej rrugëve të shirkut. Gjithashtu, ai nuk e zgjaste vizitën, por i përshëndeste dhe largohej.

1 Transkriptimi i lutjes: *Es-Selamu alejkum ue rahmetullahi ue bereketuhu. Es-Selamu alejke, ja fulan, ue rahametullahi ue bereketuhu. Allahume agfir lehu. Allahume arhamehu.*

## Të ngriturit e duarve gjatë bërjes dua për të vdekurit

*Dijetari i madh, Imam Ibën Bazi (Allahu e mëshiroftë*)

Pyetje: A lejohet ngritja e duarve gjatë bërjes dua për të vdekurin?

Përgjigje: Ka ardhur në disa hadithe se ai (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) i ka ngritur duart e tij, kur ka vizituar varrezat dhe është lutur për banorët e saj (për të vdekurit). Një veprim i tillë përforcohet prej hadithit të Aishes (Allahu qoftë i kënaqur prej saj!) se ai (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) vizitoi varrezat dhe u lut për ta dhe i ngriti duart e tij. Këtë hadith e ka nxjerr Muslimi në "Sahihun" e tij.

## Ngushëllimi i mosbesimtarit për vdekjen e ndonjë të afërmi të tij

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Pyetje: A është e lejueshme për muslimanin që ta ngushëllojë një mosbesimtar, kur atij t'i vdesë babai i tij apo nëna e tij, apo ndonjë nga të afërmit e tij, kur ka frikë që, nëse nuk shkon te ta, do ta dëmtojnë ose kjo do të jetë shkak i largimit të tyre nga Islami?

Përgjigje: Kur nijeti i tij me ngushëllim është që t'ua dëshirojë Islamin, kjo është e lejueshme, dhe kjo është nga qëllimet e sheriatit. Po ashtu, kjo vlen kur kjo zmbraps dëmin e tyre ndaj tij apo ndaj muslimanëve. Sepse interesi i përgjithshëm islamik është më parësor sesa dëmi i pjesshëm.

Dhe rregullimi vjen nga Allahu. Lutjet dhe paqja qofshin mbi të Dërguarin Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shokët e tij.

## Predikimi tek varrezat pas varrimit

*Shejh Muhamed Ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetësi: Disa vëllezër mbajnë fjalim, kur të varroset dikush, me qëllim që t'u predikojnë pjesëmarrësve. Cili është vendimi mbi këtë?
Shejhu: Mendoj që ky është një bidat [shpikje në fe]. Asnjë predikues s'mund të pohojë ta dojë këshillimin e njerëzve më shumë sesa i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam]. Kurrkund s'është transmetuar që i dërguari i Allahut ngrihej për t'u mbajtur ligjëratë pjesëmarrësve në varrim. Gjithë çfarë është përmendur është se, një ditë prej ditësh, ai erdhi tek një varr ndërsa varrimi ende s'kishte përfunduar. Ai u ul dhe shoqëruesit e tij u ulën me të, dhe ai nisi t'ju fliste rreth asaj çfarë i ndodh personit ndërsa është në prag të vdekjes dhe pasi të vdesë. Kjo është gjëja më e përafërt që është transmetuar. Dhe kushdo që, pas varrimit, ngrihet për t'u mbajtur fjalim pjesëmarrësve, e bën këtë bazuar në ixhtihadin e gabuar.
Pyetësi: Por, pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] e ka bërë këtë një herë?
Shejhu: Ai s'ka mbajtur fjalim. Ai vetëm filloi t'u fliste njerëzve përreth tij. Kjo nuk ishte menduar të jetë fjalim dhe ai nuk u çua në këmbë për të mbajtur hutbe/ligjëratë.
Pyetësi: Pra, nëse një person ulet pranë varrit dhe, së bashku me të, ulen edhe të tjerët dhe ai ua thotë hadithin e Ebu Daudit [Hadithin e el-Berasë], a do të ishte në rregull kjo sipas sheriatit?
Shejhu: Jo, kjo s'është në rregull sipas sheriatit, sepse i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] nuk u ul me qëllim për të mbajtur fjalim. Ai u ul vetëm për të pritur përfundimin e varrimit. Ka dallim mes asaj që ndodh rastësisht dhe asaj që ndodh qëllimisht. Dhe ai kurrë se ka bërë këtë në ndonjë tjetër rast.

## Prezantimi te një jobesimtar, kur ai është në prag të vdekjes

*shejh bin Baz, Allahu e mëshiroftë*

Pyetje: A është i ligjëruar prezantimi tek jobesimtari në momentet e fundit të jetës dhe të kërkohet prej tij thënia e shprehjes *La ilahe il lAllahu*?
Përgjigje: Kjo gjë është e ligjëruar, nëse të lehtësohet (nëse mundesh). Ka qenë tek i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) një shërbëtor çifut dhe u sëmurë. I Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) shkoi tek ai për vizitë e kërkoi prej tij të thotë shehadetin, duke thënë:"Thuaj: *Esh'hedu en la ilahe il lAllah ue enne Muhameden Rasulullah.*" Çifuti shikoi në drejtim të prindërve të tij, ndërsa ata i thanë atij: "Bindju Eba el Kasimit" dhe ai (çifuti) e tha atë (shehadetin). I Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) tha: "Falënderimi i takon vetëm Allahut, i Cili e shpëtoi prej zjarrit duke më bërë mua shkak."

## Thellësia e varrit

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: Sa duhet të jetë thellësia e varrit?

Përgjigje: Imam Ebu Davudi në Sunenin e tij transmeton se Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ka thënë:

"Groponi, zgjeroni e thelloni".

Imam Shafiu dhe Ebu Hatabi e kanë konsideruar të mirë që thellësia e varrit të jetë sa njeriu i drejtuar. Omer Ibn AbdulAzizi e konsideron që është e mjaftueshme që të gropohet deri në kërthizë. Imam Ahmedi e ka konsideruar të pëlqyeshme që thellësia e varrit të jetë deri në gjoks. Të gjitha këto [matje] janë afërsisht. Sunneti është që varri të jetë i thellë sa të parandalojë daljen e erës dhe që kafshët të mos munden ta nxjerrin.

## Varrosja e muslimanëve dhe mosbesimtarëve në varrezat e njëjta

*Shejh Mukbil bin Hadi*

Pyetje: Këtu në Amerikë varrosen mosbesimtarët dhe muslimanët në varrezën e njëjtë, ndonëse pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Nëse kaloni pranë varrezës së idhujtarëve...". Pra, si duhet ta zbatojmë këtë hadith në të tilla rrethana?

Përgjigje: Nuk di të ketë ndonjë ndalim lidhur me këtë, e as që di për ndonjë dëshmi që e bën të detyrueshme varrosjen e muslimanit në një varrezë të veçantë, kurse mosbesimtari të varroset në varrezë tjetër. Për sa i përket transmetimit i cili përmend dëmtimin e të vdekurit nga ana e fqinjit të tij mosbesimtar [në varr], vërtetësia e tij është e diskutueshme.

## Vendimi mbi ngushëllimin dhe falënderimin e njerëzve nëpër gazeta dhe revista

*Shejh Muhamed es-Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Është mjaft i përhapur ngushëllimi nëpërmjet gazetave. Cili është vendimi mbi këtë? A bën pjesë kjo në llojin e lajmërimit për vdekje, që është i ndaluar me sheriat?

Përgjigje: Po. Mendoj që kjo bën pjesë në lajmërimet e ndaluara të vdekjes. Edhe nëse nuk bën pjesë në këtë, megjithëkëtë, këto janë shpenzime të tepruara dhe humbje parash.

Ngushëllimet nuk janë sikurse urimet të cilat njerëzit duan t'i ofrojnë, qoftë kur personi që ka humbur dikë është i mërzitur, apo jo. Ajo që mendohet me ofrimin e ngushëllimeve është se, nëse e sheh ndonjë person dukshëm të mërzitur, përpiqesh t'i japësh përkrahje morale dhe ta ndihmosh të mbartë humbjen. Ky është momenti i ngushëllimit. Ngushëllimi s'është diçka që e bën në shenjë mirësjelljeje. Sikur njerëzit ta kishin kuptuar qëllimin e ofrimit të ngushëllimit, kurrë nuk do ta tepronin me publikimin e tyre në gazeta apo me tubime për këtë qëllim, apo me pranimin e njerëzve dhe ofrimin e ushqimit atyre, etj.

## Vendimi mbi varrosjen e të vdekurit me arkivol

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Pyetje: Një njeri ka vdekur dhe kishte lënë udhëzime që të varrosej me arkivol. Cili është vendimi mbi këtë?

Përgjigje: Vendosja e të vdekurit të arkivol ka qenë e panjohur gjatë kohës së të dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam] dhe gjatë kohës së sahabëve [radi Allahu anhum], dhe për muslimanët më së miri është të pasojnë rrugën e tyre. Prej këtu, është e urryer [*mekruh*] të vendosësh të vdekurin në arkivol, qoftë kur toka është e fortë, qoftë e butë apo e lagësht. Nëse i vdekuri ka lënë udhëzime që të vendoset në arkivol [në varr], këto udhëzime s'duhet të zbatohen. Shafi'itë kanë thënë që është e lejueshme, nëse toka është e butë apo e lagësht, por, sipas tyre, këto udhëzime s'duhet të zbatohen, përveç në të tilla raste [dmth kur toka është e lagësht].

## Vendosja e duarve të të vdekurit anëve të tij

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Pasi të pastrohet i vdekuri, ata që janë përgjegjës [për larjen] ia vendosin dorën e djathtë mbi të majtën sikur në namaz kur e qefinosin atë. A është kjo me vend?

Përgjigje: Ky akt s'është ligjësuar, madje duart e të vdekurit duhet të vendosen anëve të tij.

## Vizitimi i varrezave nga gratë

*Shejkh Mukbil bin Hadij el Uadi'ij*

Pyetje: Cili është mendimi i saktë në lidhje me gjykimin e vizitës së varrezave nga gratë, dhe cili është dallimi ndërmjet shprehjes dhe ?

Përgjigje: Mendimi i saktë është lejimi i vizitës së varrezave nga gratë, sepse Profeti, salallahu alejhi ue selem, ka thënë siç transmetohet në Sahihul Muslim: "Unë ju pata ndaluar nga vizita e varreve, por (tani e tutje) vizitojini ato". Aishja i tha Profetit, salallahu alejhi ue selem:"O Rasulallah, nëse unë shkoj për në varreza çfarë duhet të them?: Tha:"Thuaj:"Es-Selamu alejkum dara kaumin muminin (paqja qoftë me ju, o vendbanim i besimtarëve)", dhe ia mësoi lutjen e vizitës së varrezave. Aishja ka vizituar varrin e vëllait të saj, AbduRrahmanit.

Origjina në ligjërimin e dispozitave është përfshirja e burrave dhe grave. Për sa i përket hadithit ku Profeti, salallahu alejhi ue selem, ka thënë:"Allahu i mallkoftë vizitueset e varreve"1, ky hadith mund të jetë thënë gjatë kohës kur vizita e varreve ishte e ndaluar për të gjithë dhe më pas u lejua. Version i cili mbështetet nga hadithi i lartpërmendur "Unë ju pata ndaluar nga vizita e varreve, por tani vizitojini" ose mund të ketë për qëllim vizitoret të cilat thonë fjalë të padenja gjatë asaj vizite, duke shprehur pakënaqësi ndaj kaderit, ose ka për qëllim ato lloj vizitash siç bëhen tek varri i Husejnit, Bedeuiut, etj., ku përzihen burrat dhe gratë, dhe ku, ndoshta, ndodh dhe imoralitet. Kurse, si gjykim i përgjithshëm është lejimi i vizitës për ta, me kusht që të flasin vetëm fjalë të lejuara, siç i ka mësuar Profeti, salallahu

alejhi ue selem. Profeti ka thënë:"Varrezat u përkujtojnë Ahiretin", thënie kjo e cila i përfshin burrat dhe gratë, sepse edhe gratë kanë nevojë që të përkujtojnë Ahiretin. Këtë mendim e ka zgjedhur edhe Sheukanij në librin e tij Nejlul Eutar.
Dallimi mes shprehjes dhe është se zavrat, nga ana gjuhësore, tregon për subjektin aktiv (vepruesin), kurse tregon diçka më shumë se kaq, tregon për shpeshtësinë e kryerjes së veprimit nga ky subjekt aktiv. Hadithi që transmetohet:"Janë të mallkuara vizitueset e varreve dhe ata që i marrin varret faltore dhe që ndezin kandila mbi to" është i transmetuar nëpërmjet zinxhirit ku bën pjesë Ebu Salih meula Umu Hani, i cili është i dobët, por, sidoqoftë, ngelen dy hadithe të tjera nga Ebu Hurejra dhe Hasani ku thuhet:"Allahu i mallkoftë vizitueset e varreve" dhe "Allahu i mallkoftë vizitueset eshpeshta të varreve". Këto dy janë të vlefshëm nga isnadi, por kuptimi i tyre do jetë në lidhje me ato gra që flasin fjalë të palejuara gjatë vizitës së tyre.

## Zgjidhja e nyejve dhe zbulimi i fytyrës së të vdekurit kur ai të varroset

Pyetje: Cili është vendimi mbi zgjidhjen e nyejve në varr dhe zbulimit të fytyrës së tij në varr?
Përgjigje: Ibn Kudame ka thënë në *el-Mugnij* [2/191]:"Sa i përket zgjidhjes së nyejve te koka dhe këmbët, kjo është e pëlqyeshme, sepse lidhja është bërë me qëllim që të mos hapet qefini, por nga kjo sigurohemi mbasi ai të varroset. Është transmetuar se, kur pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] e vendosi Nu'ejm ibn Mes'ud el-Axhsha në varr, ai ia hoqi lidhëset duke përdor dhëmbët. Diçka e ngjashme me këtë është transmetuar nga Ibn Mes'ud dhe nga Semure ibn Xhundub".
Shejh ibn Uthejmin [rahimehullah] ka thënë në *Mexhmu Fetaua ibn Uthejmin* [17/183]:"Zgjidhja e nyejve të bandazhit është përmendur në një transmetim nga Abdullah ibn Mes'ud [radiallahu anhu], i cili ka thënë:'Kur ta fusni të vdekurin në varr, zgjidhni nyejt'. Sa i përket zbulimit të krejt fytyrës së të vdekurit, për këtë s'ka bazë, dhe shumica e asaj që përmendet rreth kësaj – nëse është e vërtetë – është thënia e Umer ibn Khatab [radi Allahu anhu]:'Kur të vdes dhe të më vendosni në varr, ma çmbështillni faqen nga toka'".

## Hadithi "Kur të kaloni pranë varrit të mosbesimtarit, përgëzojeni atë me zjarr"

*Dijetari i madh, Imam Ibën Bazi (Allahu e mëshiroftë!)*

Pyetje: Kush e ka saktësuar hadithin: "Kur të kaloni pranë varrit të mosbesimtarit, përgëzojeni atë me zjarr"?
Përgjigje: Nuk di në lidhje me këtë hadith rrugë të saktë (transmetimi).

## Mbartja e të zezës gjatë mbajtjes së zisë

*El-Mukerreb li-Ahkam el-Xhenaiz*

Pyetje: A lejohet të mbartim teshë të zezë, kur mbajmë zi për të vdekurin, posaçërisht, nëse i vdekuri është bashkëshorti?

Përgjigje: Mbartja e të zezës, gjatë kohës së fatkeqësive, është traditë e rreme, që s'ka bazë në Islam. Në tragjedi, është më me vend që personi të bëjë atë çfarë është ligjëruar [për të tilla kohë], kështu që ai duhet të thotë:
"Allahut i përkasim dhe Atij do t'i kthehemi. O Allah, më zhdëmto për vuajtjen time dhe ma zëvendëso me diçka më të mirë". [Muslim, 1525]
Nëse ai e thotë këtë me besim të fortë dhe duke qenë i kënaqur [me caktimin e Allahut], atëherë, me siguri, Allahu i lartësuar do ta shpërblejë për këtë dhe do ta zhdëmtojë me atë që është më e mirë.
Sa i përket mbartjes së teshës së veçantë, siç është e zeza apo të ngjashme me këtë, për këtë s'ka bazë Islam. Dhe kjo është pavërtetësi e urryer.

### Të vizituarit e varrit të mosbesimtarit

*Dijetari i madh, Imam Ibën Bazi (Allahu e mëshiroftë!)*

Pyetje: A lejohet vizita e varrit të mosbesimtarit?
Përgjigje: Nëse kjo (vizitë) është për të marrë mësim, atëherë nuk ka asnjë problem në këtë. Për arsye se Profeti (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) kërkoi të vizitonte varrin e nënës së tij dhe i kërkoi Zotit të tij leje që të kërkonte falje për të, por Ai (Allahu) nuk i dha leje për një veprim të tillë. Porse e lejoi që ta vizitonte atë.

### Udhëtimi dhe të qëndruarit tek familja e të vdekurit

*Dijetari i madh, Imam Ibën Bazi (Allahu e mëshiroftë!)*

Pyetje: Cili është gjykimi në lidhjen me udhëtimin për ngushëllim si dhe të qëndruarit te familja e të vdekurit?
Përgjigje: Kjo varet nga gjendja e familjarëve e të vdekurit. Nëse një gjë e tillë është barrë për ta (pra, u vjen rëndë), atëherë kjo nuk lejohet. Por, nëse ata e dëshirojnë këtë, atëherë nuk ka problem. Çështja në këtë rast është e gjerë.

## *HADITH*

### Adhurimi në kohën e fitnes dhe vlera e sahabëve

*Shejh Zejd bin Muhamed el-Madkhali*

Pyetje: Shejh i nderuar, si të bashkërendisim domethëniet e hadithit që përmend vlerën e sahabëve [radi Allahu anhum] me hadithet në vijim:

“Ai që adhuron Allahun gjatë kohës së fitnes [çrregullimit], do të ketë shpërblimin e njëqind sahabëve”.

Dhe në një transmetim, përmendet shpërblimi i pesëdhjetë sahabëve.

“Tuba [pemë në xhenet] për atë që më pa dhe më besoi. Tuba, Tuba, Tuba për atë që më beson në mua, ndonëse nuk më ka parë”.

Përgjigje: Epërsia e sahabëve [radi Allahu anhum] ndaj atyre që vijnë më pas është vërtetuar me Kuran dhe me Sunet. Shpërblimi dhe lutja e përmendur nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] nuk bie në kundërshtim me pozitën dhe fisnikërinë e sahabëve.

Këto hadithe vetëm e fuqizojnë dëshminë për një shpërblim të madh për kapjen në të vërtetën gjatë Ditëve të fundit, gjatë të cilave e keqja do të përhapet gjithkund në tokë dhe njerëzit do të jenë të ligj.

Këto hadithe, bile, as nuk sugjerojnë që personi në rrugë të drejtë, gjatë Ditëve të fundit, është më i mirë se sahabët në vlerë. Fisnikëria dhe pozita e lartë e sahabëve kurrë s’mund të mbërrihet nga dikush që ka ardhur mbas tyre.

Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

“… Nëse dikush prej jush harxhon [në rrugë të Allahut] sasinë e arit të barabartë me kodrën Uhud, s’do të mbërrijë vlerën e dy grushteve apo një grushti të asaj që ata kanë harxhuar”. [el-Buhari]

## Argumentimi me hadith të dobët

*Abdurrazak Afifi,*

Pyetje: A lejohet argumentimi me hadith të dobët në çështjet e akides, për të vërtetuar medhhebin e selefëve?

Përgjigje: Nuk lejohet argumentimi me hadith të dobët as në çështjet e akides dhe as në ndonjë çështje tjetër.

## Në lidhje me hadithin "Kush largohet nga Suneti im"

*Shejh Muhamed bin Salih el-Uthejmini*

Pyetje: Cila është domethënia e hadithit:"Kush që largohet nga Suneti im, nuk është i imi". A bie personi në këtë kategori, kur nuk fal namazet sunet, të cilat vijnë përpara dhe pas namazeve të obligueshme?

Përgjigje: Pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Kush që largohet nga Suneti im, nuk është i imi" [el-Buhari nr.5063 dhe Muslim nr.1401]

Kjo do të thotë që kush tërhiqet nga rruga ime që unë ndjek, s'është i imi. Kjo, ngaqë ata kanë zgjedhur rrugë tjetër, përveç rrugës së të dërguarit, salallahu alejhi ue selam. Namazet vullnetare nuk kanë të bëjnë me këtë hadith. Moskryerja e tyre nuk bëhet me synimin për t'u larguar nga Suneti i të dërguarit, salallahu alejhi ue selam. Por, meqë këto akte janë vullnetare e jo të detyrueshme, Allahu ua lejon njerëzve që t'i mos kryejnë. Pra, ka dallim mes atij që lë udhëzimin e pejgamberët, salallahu alejhi ue selam, duke u tërhequr nga ai, dhe atij

që nuk e ndjek, për shkak të përtacisë, apo për shkak se Allahu i plotfuqishëm ia ka lejuar këtë.

## Domethënia e thënies pejgamberike:"Të gjitha do të jenë në zjarr përveç njëres"

*Komisioni i Përhershëm për Kërkime Islamike dhe Fetua*

Pyetje: Cila është domethënia e hadithit vijues:
"Umeti im do të ndahet në shtatëdhjetë e tre grupe. Të gjitha nga ato do të jenë në zjar përveç njëres". [Sahi Muslim, nr.976]
Cili është ky grup? Dhe, a do të mbeten përgjithmonë në zjarr këto shtatëdhjetë e dy grupe sikur idhujtarët apo jo? Dhe, A është i zbatueshëm termi "umet" i pejgamberit ndaj atyre që e ndjekin atë dhe ndaj atyre që nuk e ndjekin, apo kjo vlen vetëm për këta të parët?
Përgjigje: Ajo që mendohet me termin "umet" në këtë hadith, është umeti që është përgjigjur [ummetul-ixhabeh: ata që i janë përgjigjur thirrjes Islame pasi janë thirrur], i cili do të ndahet në shtatëdhjetë e tre grupe; shtatëdhjetë e dy nga të cilat janë të devijuara, të cilët bëjnë praktika të risuara fetare që nuk përbëjnë femohim. Secila do të dënohet sipas risimit [bidatit] dhe devijimit që ka praktikuar, përveç ata që i fal Allahu; vendbanimi përfundimtar i tyre do të jetë Xheneti. Grupi i vetëm që do të jetë i sigurt është ehlus-Suneh uel-Xhema'a, të cilët kapen për Sunetin e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] dhe mbahen fort për atë për çfarë mbaheshin ai dhe shoqëruesit e tij. Janë ata për të cilët pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Një grup nga umeti im do të jenë të qëndrueshëm në të vërtetën, fitimtarë, të paprekur nga ata që i kundërshtojnë dhe nuk i përkrahin, deri në vdekje apo deri në Ditën e Ringjalljes".[Sahih el-Buhari, nr.71 dhe 3641; Sahih Muslim, nr.1920]
Përsa u përket atyre që bidati i tyre i përjashton nga Islami, ata i përkasin umetit të thirrjes [ummetud-da'ueh: ata për të cilët është dërguar pejgamberi t'i thërrasë në Islam], jo ummetul-ixhabeh. Ata do të mbeten përgjithmonë në Zjarr, dhe ky është opinioni më me bazë.
Po ashtu është thënë se termi "umet" në këtë hadith do të thotë ummetud-da'ueh, i cili është term i përgjithshëm që tregon të gjithë ata të cilëve u është dërguar pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], ata që besojnë dhe ata që s'besojnë. Ndërsa termi "grupi i shpëtuar" është ummetul-ixhabeh, i cili pikërisht është i zbatueshëm ndaj atyre që besojnë në pejgamberin [salallahu alejhi ue selam] siqerisht dhe vdesin në gjendje të tillë. Ky grup do të jetë i shpëtuar nga zjarri; ose me dënim paraprak, ose pa dënim paraprak, dhe vendbanimi përfundimtar i tyre do të jetë Xheneti. Përsa u përket shtatëdhjetë e dy grupeve [në opinionin e dytë], ata janë të gjithë mosbesimtarët që do të jetojnë përgjithmonë në zjarr, me përjashtim të grupit të shpëtuar. Prandaj, është e qartë se ummetud-da'ueh është më i përgjithshëm në domethënie sesa ummetul-ixhabeh. Kjo do të thotë, kushdo që bën pjesë në ummetul-ixhabeh, i përket ummetud-da'ue, ndërsa jo çdonjëri nga ummetud-da'ueh i përket ummetul-ixhabes. Dhe me Allahun është sukesi dhe Allahu dërgoftë përshëndetje dhe bekime mbi pejgamberin tonë [salallahu alejhi ue selam], mbi familjen dhe shoqëruesit e tij.

## Djegia e shtëpive dhe dënimi i njerëzve me zjarr

*Shejh Muhamed bin Ibrahim Al-Shejh*

Pyetje: Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"... Vërtet, do t'jua digjja shtëpitë e tyre [që s'e falin namazin në xhami e që e kanë afër] …"

"Kurrkush nuk e përdor zjarrin si dënim, përveç krijuesit të zjarrit".

Si t'i bashkërendisim këto hadithe?

Përgjigje: Është e lejueshme të ndërmarrësh masa ndëshkuese kundër një personi. Ky hadith nuk do të thotë se ai ka pasur si qëllim djegien e njerëzve brenda shtëpive të tyre. Nganjëherë një shtëpi mund të digjet ndërsa njerëzit janë brenda në të, nganjëherë shtëpitë digjen ndërsa kurrkush s'gjendet brenda. Sikur pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] të thoshte "Do t'i digjja ata", atëherë kjo do të kërkonte shqyrtim të hollësishëm për të bashkërenduar dy domethëniet e këtyre hadithеve.

## Domethënia e hadithit:"Më është dhënë Kurani dhe diçka e ngjashme me të bashkë me të"?

*Sheikh ibn baz*

Pyetje: Cila është domethënia e hadithit:"Më është dhënë Kurani dhe diçka e ngjashme me të bashkë me të"?

Përgjigje: Hadithi është një nga hadithet që janë dëshmuar të jenë nga i Dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam]. Ajo që mendohet me "... dhe diçka e ngjashme me të bashkë me të" është se Allahu i ka dhënë një tjetër shpallje, që është Suneti i cili shpjegon Kuranin dhe sqaron domethënien e tij, si ka thënë Allahu i lartësuar:

« Dhe Ne, gjithashtu, ta kemi zbritur [O Muhamed] [përkujtuesin dhe këshillën], në mënyrë që t'u shpjegosh njerëzve çka u është zbritur dhe që të mendojnë » [en-Nahl, 44]

Kështu, Allahu ia shpalli Kuranin atij dhe, po ashtu, edhe Sunetin, i cili ka të bëjë me namazin, me zekatin, me agjërimin, haxhin dhe të tjera çështje të dunjasë e të fesë. Suneti është një shpallje e dytë, të cilën ia shpalli Allahu për ta plotësuar Porosinë. Ai [salallahu alejhi ue selam] e shprehu këtë në hadithet që ua shpjegoi umetit më fjalë, me vepra dhe nëpërmjet miratimit të tij, siç është thënia e tij:

"Punët janë sipas qëllimit. Secili njeri do ta ketë atë për çka e ka pasur qëllimin";

"Nëse dikush prej jush lëshon gazra, namazi i tij nuk do të pranohet, derisa të marrë abdes";

"Asnjë namaz nuk pranohet pa pastrim dhe asnjë sadaka nuk pranohet nga pasuria e fituar me mënyra mashtruese";

"Pesë namazet ditore, ramazani deri në ramazan dhe xhumaja deri në xhumanë tjetër janë shlyerje për mëkatet që bëhen ndërmjet tyre, për sa kohë që nuk bëhen mëkate të mëdha".

Ka edhe shumë tjera hadithe , të cilat flasin për gjithçka që personi ka nevojë dhe të cilat kanë të bëjnë me sqarimin e Librit të Allahut. Kjo shpallje është një shpallje që ia shpalli Allahu, nga e cila i Dërguari [salallahu alejhi ue selam] i foli dhe ia sqaroi umetit. Domethëniet janë shpallje nga Allahu, kurse fjalët janë nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], si fjalët e lartpërmendura:"Punët janë sipas qëllimit…" dhe si fjalët e tij:"Dy palët në shitblerje kanë mundësinë e anulimit [të transaksionit] për sa kohë që hala nuk ndahen …"

Shpallja e dytë, e cila i qe dhënë pejgamberit [salallahu alejhi ue selam], përfshin edhe hadithet e shenjta [hadith ], të cilat i Dërguari i transmetoi nga Allahu i lartësuar. Ato janë shpallje nga Allahu dhe janë Fjalë të Tij, por nuk hyjnë në të njëjtin vendim si Kurani. Shembull i kësaj është hadithi:

"O robërit e Mi, ia kam ndaluar vetes padrejtësinë dhe e kam ndaluar atë mes jush. Pra, mos i bëni padrejtësi njëri-tjetrit. O robërit e Mi, krejt ju jeni të humbur, përveç atyre që Unë i udhëzoj, kështu që më kërkoni t'ju udhëzoj dhe do t'ju udhëzoj …"

Ky është një hadith i gjatë, i cili është transmetuar nga Muslim në -në e tij nga Ebu Dherr el-Ghifari. Krejt kjo përfshihet në Fjalët e Allahut:

« Pasha Yllin, kur ai perëndon [apo zhduket], shoku juaj [Muhamedi] as nuk ka devijuar, as nuk ka gabuar e as nuk flet nga hamendja. Por, kjo është një shpallje që po i shpallet » [en-Nexhm, 1-4]

## Mosperputhja e mendimeve – meshire apo denim?

*shejh Mukbil bin Hadi el Vadi*

Pyetja:"Mosperputhja e mendimeve ne mes medhhebeve eshte meshire", a eshte ky hadith i vertete apo jo?

Pergjigjja: Ky nuk eshte hadith, por eshte transmetuar ne nje hadith, ku thuhet:"Mosperputhja e mendimeve ne ummetin tim eshte meshire". Ky hadith nuk ka sened (zinxhir transmetuesish) deri te pejgamberi, alejhi selam, dhe e ka permend shejh Albani, Allahu e meshirofte, ne grupin e haditheve te dobeta dhe te shpifura. Dhe kjo gje nuk vertetohet nga i derguari i Allahut, paqja dhe meshira e Allahut qofshin mbi te. Por mosperputhja e mendimeve, a eshte meshire apo jo? Nuk eshte meshire ngase Allahu thote ne Librin e Tij Fisnik:"Po ata nuk do te pushojne ne mospajtimin e tyre. Perveç atij te cilit Zoti yt i ka dhuruar meshiren e tij dhe mu per kete Ai i krijoi ata" [Suretu Hud: 118-119]. Kuptimi i ajetit eshte se ata qe Allahu i ka meshiru nuk kundershtohen. Siç ka ardhur ne dy librat e sakta, Buhariun dhe Muslimin, i derguari i Allahut thote:"Permbajuni asaj qe jua kam lene, se popujt para jush jane shkaterruar per shkak te pyetjeve te shumta dhe kundershtimeve me pejgamberet e vet". Dhe, ne librin e sakte te Buhariut transmetohet nga Abdullah ibn Mes'udi, se ai dhe nje njeri jane kundershtuar rreth leximit te nje ajeti. Kane shkuar te dyte tek i derguari i Allahut dhe ai u ka thene:"Lexoni dhe mos u kundershtoni ashtu siç jane kundershtuar popujt para jush, se shkaterroheni ashtu siç jane shkaterruar ata". Njashtu ne librin e sakte te Buhariut ka ardhur hadithi, ku Muhamedi, alejhi selam, ka thene:"Do i drejtoni safat tuaj ose Allahu do t'jua ndryshoje fytyrat tuaja", ne nje transmetim tjeter:"Ose do t'jua ndryshoje Allahu zemrat tuaja". Transmeton Imam Ahmedi ne Musnedin e tij, nga Ebi Tha'lebe el-Hashani, Allahu qofte i kenaqur me te, ku thote:"Ka thene i derguari i Allahut, paqja dhe meshira e Allahut qofshin mbi te:'I ka pare shoket e vet te ndare dhe te ulur nen hijen e drunjve ne nje beteje prej betejave, dhe u ka thene:'Kjo ndarje eshte prej shejtanit'". Pra kjo ndarje ishte nje ndarje e trupave, e si eshte çeshtja kur zemrat perçahen! Allahu thote ne Librin e Tij Fisnik:"Kapuni te gjithe per litarin e Allahut dhe mos u perçani" (Suretu Ali Imran, ajeti 103). Dhe thote njashtu:"Vertet ata qe e perçane fene e tyre dhe u ndane ne grupe, ti (Muhamed) nuk ke kurrfare pergjegjesie." (Suretu el Enam, ajeti 159). Pas

gjithe kesaj, le te shikohet realiteti ne te cilin gjendemi. Vellezerit e mi, qe ju dua per hir te Allahut, a eshte mosperputhja meshire apo eshte shnderru ne beteje. Ai i cili lexon histori islame, e sheh se çfare perplasje ka patur ne mes Hanbelive dhe Shafive, pastaj perplasje mes Zejdive dhe te gjitha grupeve te tjera. Por perplasja mes Shijave dhe Ehli Sunetit, çdo here eshte ne vazhdimesi.

E lusim Allahun qe t'i bashkoj zemrat e muslimaneve. Amin!

# *HAXH*

## Shenjat e Haxhit apo Umres së pranuar

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A ka shenja të cilat shfaqen në ata, Haxhi apo Umreja e të cilëve është pranuar?

Përgjigje: Është mundshme që të ketë shenja për ata, Haxhi, agjërimi, lëmosha apo namazi i të cilëve është pranuar nga Allahu, dhe ato janë: hapja e zemrës [ndaj të mirave], lumturia e zemrës dhe fytyra e ndriçuar. Pa dyshim, për adhurimin e Allahut ka shenja që shfaqen në trup, shenja që janë të dukshme dhe shenja që janë të fshehta. Disa nga paraardhësit e devotshëm kanë përmendur se nga shenjat që vepra e mirë ka qenë pranuar nga Allahu, është ajo se atij do t'i jepet pëlqim për të bërë një tjetër vepër të mirë. Me siguri pëlqimi i Allahut për të, që ai të bëjë më shumë punë të mira, është dëshmi që Allahu ka pranuar veprat e tija të kaluara. Ai e ka bërë të lehtë për të një vepër tjetër dhe është i kënaqur me të për atë.

## Çka do të thotë të kesh mundësi të shkosh në haxh?

*Fetua të Komisionit të përhershëm,*

Përgjigje: Përkufizimi i mundësisë për shkuarje në haxh është:

1- personi të jetë fizikisht i shëndoshë,
2- të ketë mjet udhëtimi për tek Shtëpia e shenjtë [aeroplan, veturë apo kafshë për hipje, apo të ketë mundësi për ta paguar transportin],
3- dhe të ketë ushqim të mjaftueshëm gjatë gjithë udhëtimit, deri në kthim.

Kjo duhet të jetë mbi atë [furnizim] që ai duhet të sigurojë për ata mbi të cilët është përgjegjës, derisa të kthehet nga haxhi. Gruaja, po ashtu, duhet të jetë e shoqëruar nga bashkëshorti i saj apo nga një *mehrem*, kur të udhëtojë për haxh apo për umre.

## Shkuarja në Haxh me huamarrje

*Shejh Ibn Uthejmin,*

Pyetje: Disa njerëz marrin para të gatshme që më parë nga kompania për të cilën ata punojnë, për t'i kthyer me këste me anë të zbritjes nga pagat e tyre, me qëllim të shkojnë në Haxh. Çfarë mendoni për këtë?

Përgjigje: Mendoj që ata s'duhet ta bëjnë këtë, ngaqë njeriu s'është i detyruar të shkojë në Haxh nëse ka borxh, e lere më të merr hua për të shkuar në Haxh? Mendoj që ai s'duhet të merr hua për të shkuar në Haxh, ngaqë në këtë rast, Haxhi s'është i detyrueshëm për të. Kështu që ai duhet ta pranojë këtë lëshim të dhënë nga Allahu me mëshirën e tij dhe mos ta ngarkojë veten me hua për të cilën ai nuk e di se a do të mund ta paguajë apo jo. Ndoshta ai do të vdesë pa e paguar atë dhe ajo do t'i mbetet borxh.

## Marrja e parave për bërjen e haxhit në vend të të sëmurit apo të vdekurit

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Përgjigje: Nëse person i jep paratë dikujt tjetër për të bërë haxhin në vend të tij, për shkak se ai është i paaftë ta bëjë haxhin vetë, apo që ai të mund të bëjë haxhin në vend të dikujt që ka vdekur, kjo është e vlefshme, nëse personi që shkon në vend të tij tashmë e ka kryer haxhin vetë. Dhe ai mund t'i harxhojë këto para në bërjen e haxhit në vend të tij dhe të mbajë për vete atë çfarë mbetet nga paratë. Por, nëse atij i jepen para për të bërë haxhin dhe i thuhet ta kthejë mbetjen, atëherë ai duhet të harxhojë aq sa ka nevojë dhe pjesën e mbetur t'ia kthejë atij.

## Përse është e ndaluar për haxhiun [pelegrinin] të mbartë tesha të qepura?

*Komisioni i përhershëm për kërkime akademike dhe për nxjerrje fetuash*

Pyetje: Përse Allahu ka i ndaluar haxhinjtë nga mbartja e teshave të qepura dhe cila është arsyeja për këtë?

Përgjigje: Së pari, Allahu i ka urdhëruar për haxhin një herë në jetë ata që janë të përgjegjshëm dhe kanë mundësi ta bëjnë atë, dhe e ka bërë haxhin shtyllë të Islamit, siç është e mirënjohur në Islam. Kështu, muslimani duhet ta kryejë atë për çka është urdhëruar nga Allahu, qe ta kënaqë Allahun dhe t'u bindet urdhrave të Tij, duke shpresuar në shpërblimin e Tij dhe duke pasur frikë nga dënimi i Tij, ndërsa beson se Allahu është i urtë në ligjet e Tij dhe në tërë atë çfarë Ai bën dhe është i mëshirshëm ndaj robërve të Tij, kështu që Ai s'do t'i urdhëronte ata me ndonjë gjë veç asaj që është në dobi të tyren dhe nga e cila do të përfitonin në të dy botët. Zotit tonë, të pavarurit, të urtit, i takon të nxjerrë ligje, kurse robërve të Tij u takon të dëgjojnë e të binden.

Së dyti, ka shumë arsye përse na është urdhëruar t'u shmangemi teshave të qepura gjatë haxhit dhe umres. Për shembull, për të na e kujtuar se si do të jenë njerëzit në Ditën e Ringjalljes, sepse ata do të ringjallen të zbathur dhe të zhveshur e pastaj do të vishen. Rikujtimi i gjendjes së Ditës së Ringjalljes na jep mësime të rëndësishme. Kjo, po ashtu, na

bën të përulur dhe na bën të ndihemi se jemi të obliguar të nënshtrohemi dhe të pastrohemi nga arroganca. Na rikujton parimet e rivendosjes së marrëdhënieve, barazinë, asketizmin, heqjen dorë nga jeta luksoze e dënueshme si dhe të jemi të ndjeshëm ndaj të varfërve dhe nevojtarëve… dhe ka të tjera qëllime në shkuarjen në haxh në mënyrën e urdhëruar nga Allahu dhe të shpjeguar nga i dërguari i Tij [salallahu alejhi ue selam].
Dhe Allahu është burim i forcës. Allahu dërgoftë bekime dhe përshëndetje mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e mbi shokët e Tij.

## A ka lidhje vizita e xhamisë së Profetit (alejhis selam) me haxhin apo umran

*Ibën Uthejmini (Allahu e mëshiroftë!)*

Pyetje: Cili është gjykimi në lidhje me vizitën e xhamisë pejgamberike (xhamisë së Profetit në Medine)? Dhe a ka kjo lidhje me haxhin?
Përgjigje: Të vizituarit e xhamisë së Profetit është sunet, duke u bazuar në fjalën Profetit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!): "Nuk lejohet udhëtimi me qëllim ibadeti vetëm se në tre xhami: Në mesxhidul haram (në Meke), në këtë xhaminë time1 si dhe në xhaminë el-Aksa."{Buhariu me nr. 1189 dhe Muslimi me nr. 1397}
Pra, njeriu udhëton që të vizitojë xhaminë e Profetit, për shkak se namazi në të është më i mirë se 1000 namaze pos saj, përveç mesxhidul haramit (në Meke).2 Porse kur ai (personi) të udhëtojë për në Medine, kërkohet prej tij që qëllimi i tij, pikë së pari, të jetë namazi në xhaminë e të Dërguarit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!). E kur të mbërrijë atje, atëherë viziton edhe varrin e të Dërguarit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) si dhe varret e dy shokëve të tij, Ebu Bekrit dhe Umerit (Allahu qoftë I kënaqur me të dy ata). Kjo, në mënyrën e ligjëruar, pa bidate dhe pa e tepruar.
Ndërsa për sa i përket fjalës së pyetësit:"A ka kjo lidhje me haxhin?"3, përgjigja ndaj tij është: Kjo nuk ka aspak lidhje me haxhin dhe se vizita e xhamisë profetike është e ndarë.
Dhe haxhi dhe umra janë të ndara prej saj (vizitës). Porse dijetarët (Allahu i mëshiroftë!) i kanë përmendur ato3 në temën e "Haxhit" ose në fund të "Kapitullit të Haxhit", për shkak se njerëzit në kohën e shkuar e kishin shumë të vështirë që ta veçonin haxhin dhe umrën në një udhëtim (të posaçëm vetëm për këto të dyja) dhe vizitën e xhamisë profetike në një udhëtim tjetër. Ata, kur e kryenin haxhin dhe umran, kalonin dhe në Medine për të vizituar xhaminë e të Dërguarit të Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!). Pra, nuk ka asnjë lloj lidhje ndërmjet kësaj dhe asaj.4

## Kushtet e haxhit dhe të umras

*Shejhu i nderuar, Ibën Uthejmini (Allahu e mëshiroftë!)*

Pyetje: Cilat janë kushtet e haxhit dhe kush janë kushtet e umras?
Përgjigje: Dijetarët (Allahu i mëshiroftë!) kanë përmendur se kushtet e haxhit
janë katër (4): Ihrami, dhe ai është nijeti (qëllimi) i futjes në ritual (haxh),
qëndrimi në Arafat, tavafi *el ifadah* si dhe *saji'*. Ndërsa për sa i përket kushteve të umras, ato janë tre (3): Ihrami, dhe ai është nijeti (qëllimi) i umras, tavafi si dhe *saji'*.

### Në lidhje me përfundimin e ditëve të teshrikut

*Shejhu i nderuar, Ibën Uthejmini (Allahu e mëshiroftë!)*

Pyetje: Kur mbaron gjuajtja e guralecëve në ditën e parë, të dytë dhe të tretë?
Përgjigje: Në ditën e parë, dhe ajo është (dita) e njëmbëdhjeta (11), përfundon me lindjen e agimit (fexhrit). Në ditën e dytë përfundon përsëri me lindjen e agimit (fexhrit). Ndërsa në ditën e tretë, e cila është (dita) e trembëdhjetë (13), përfundon me perëndimin e diellit. Për arsye se çfarë është pas perëndimit të diellit, është jashtë nga ditët e teshrikut, për të cilat Allahu i madhëruar ka thënë: "Dhe përkujtojeni Allahun në ditët e përcaktuara."

## *KERKIMI I DIJES*

### A bën të jepet fetua bazuar në atë çfarë dëgjohet apo lexohet?

*Shejh Muhamed ibn Uthejmin*

Pyetje: Nëse dikush më pyet rreth një çështjeje islamike, a t'i jap përgjigje sipas asaj çfarë kam lexuar në librat Islamike ose që kam dëgjuar në ndonjë incizim apo program, apo të them "Nuk e di"?
Përgjigje: Nëse dikush të pyet dhe ti e di vendimin rreth asaj nga librat dhe nga incizimet, autorët e të cilave janë të besueshëm, apo nga ndonjë program i besueshëm, atëherë është obligim për ty të tregosh vendimin sheriatik. Sepse, nëse e di vendimin nga burimet që përmendëm, është obligim për ty t'u tregosh njerëzve për vendimet e sheriatit, kur të pyetesh, përndryshe, do të njihesh ndër ata që fshehin diturinë. Por, është mirë të thuash "Filan [dijetari] në këtë program apo incizim ka thënë kështu", apo "Filani ka thënë kështu në këtë libër", në mënyrë që të hiqni përgjegjësinë nga vetja.

### A është e lejuar për një fillestar të kritikojë dhe lavdërojë ?

*Shejh Ahmed en Nexhmij (All-llahu e mëshiroftë)*

Pyetja: A është e lejuar për kërkuesin e dijes (*Tālib ul-'Ilm*), i cili është në fillimet e tij në kërkim të dijes, t'i kritikojë dhe lavdërojë të tjerët, apo t'i akuzojë për bidate, pa iu referuar (dijetarëve) në lidhje me këtë çështje?
Përgjigjja: Nuk është e lejuar për kërkuesin e dijes, i cili është në fillimet e tij (të kërkimit të dijes), t'i kritikojë apo lavdërojë të tjerët duke e bërë këtë nga vetja e tij. Ai duhet të marr thëniet (deklaratat) e dijetarëve të cilët konsiderohen të besueshëm. Nuk është gabim, në

qoftë se ai përcjellë thënie të disa dijetarëve, përderisa kritika e tyre është e sigurt. Dhe All-llahu ndihmon në sukses.

## Cilat janë cilësitë që një person duhet t'i ketë, për të dhënë fetua?

Përgjigje: Ebu Abdullah ibn Battah ka përmendur në librin e vet *el-Khala* se Imam Ahmed ka thënë:

"Asnjë njeri nuk duhet të japë fetua, derisa t'i arrijë pesë cilësi:

Ai duhet ta ketë nijetin e mirë, sepse, nëse nuk e bën këtë, nuk do të ketë bekim në fjalët e tij

Ai duhet të jetë i dijshëm, i duruar, me dinjitet, dhe i qetë Ai duhet ta ketë zotëruar fort dijen

Ai duhet të ketë personalitet të fortë dhe të mos ndikohet nga kritikat e njerëzve

Ai duhet t'i njohë njerëzit

Kjo është çfarë ka thënë Ahmed, dhe kjo tregon për pozitën dhe dijen e tij. Këto cilësi janë baza për dhënien e fetave. Nëse ndonjë nga këto mungon, defekti do të jetë në përpjesëtim të drejtë në myftiun.

## Disa arsye përse fetuatë e dijetarëve mund të ndryshojnë

*Shejhul-Islam ibn Tehmije*

1- Teksti [i Hadithit] nuk i ka mbërri dijetarit, kështu që, për këtë shkak, ai mund të japë shumë vendime nga kjo, gjë që, në vend të kësaj, ka ardhur nga sahabët, radijallahu alejhim. Mirëpo, ata janë tërhequr nga ajo, kur u mbërrinte diçka nga pejgamberi, që e kundërshtonte atë.

2- Mund të jetë që Hadithi e ka mbërri atë [dijetarin], por nuk e ka konsideruar si të vërtetë. Kjo ka mund të ndodhë, për shkak të ndonjë mangësie në zinxhirin e transmetimit apo për shkak të diskreditimit të ndonjë prej njerëzve të tij [në zinxhir].

3- Bindja e tij që Hadithit është i dobët/da'if, për shkak të një *ixhtihadi*, rreth të cilit të tjerët nuk janë pajtuar me të.

4- Të konsideruarit që ai i bën rrëfimit të transmetuar nga një vetë [*khabar uahid*] në sistemim, në mënyrë që tjetri dallon prej tij për sa i përket kësaj.

5- Mund të jetë që Hadithi e ka mbërri atë dhe e ka konsideruar të vërtetë, mirëpo e ka harruar.

6- Moskuptimi nga ana e tij e dëshmive të Hadithit, për shkak të paqartësisë së formulimit të tij, apo për shkak të pranisë së madhe të pikëpamjeve të ndryshme lidhur me të, apo për shkak se dëshmitë e tekstit janë të fshehura në tjetër veç kësaj.

7- Besimi i tij se nuk ka dëshmi për t'u përdorur prej Hadithit, për shkak së ai e konsideron si të pavërtetë, bazuar në parimet e tij në të cilat mbështetet, si: besimi i tij se dëshmia për një përgjithësi, nuk zbatohet për atë që është e veçuar, apo se ai e kufizon atë që gjendet në një përgjithësi, për shkak të arsyeve të tij, dhe kështu me radhë.

8- Besimi i tij se dëshmitë janë në kundërshtim, me anë të asaj që tregon se s'është menduar, siç është kundërshtimi i një përgjithësie me diçka të veçantë, apo kundërshtimi i një gjëje të pakufizuar me diçka që duhet kufizuar.
9- Besimi i tij se Hadithi është kundërshtues, për shkak të asaj që tregon në dobësinë e tij, apo në shfuqizimin e tij, apo në interpretimin e tij, siç është rasti kur tjetërkush veç tij apo i llojit të tij nuk do ta konsideronte si një element kundërshtues, apo se, në fakt, nuk është një kundërshtues i vështirë/i frikshëm.

## Dituria, apo Xhihadi?

*Imam Neveviu*

Pyetje: A është më mire të merremi me dituri, apo me xhihad?
Përgjigje: Derisa xhihadi është detyrë vetëm për një pjesë të muslimanëve (farz kifaje), më mirë është të kërkohet dituri. Mirëpo, nëse xhihadi bëhet detyrë për të gjithë muslimanët (farz ajn), atëherë është më mirë të shkohet në xhihad, sesa të kërkohet dituri, qoftë ajo dituri e detyrueshme, qoftë e preferueshme.

## Kërkimi i dijes nga studentët e dijes

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Janë disa studentë të dijes të cilët janë të etur të jenë të pranishëm në ligjëratat që mbajnë të tjerë studentë të dijes, pa i dhënë shumë rëndësi marrjes pjesë në ligjëratat e dijetarëve, të cilët kanë arritur ta fitojnë dijen që studentët e dijes nuk e kanë. Si na udhëzoni [në këtë çështje], shkëlqesia e juaj? Dhe Allahu ju ruajt dhe ju mbroftë.
Përgjigje: Opinioni im është se është me vend për personin të kërkojë dije nga një dijetar i pjekur [i kualifikuar]. Kjo ngaqë disa studentë të dijes dalin që t'u japin mësim të tjerëve, dhe ata e kuptojnë ndonjë çështje ndër çështjet e shumta ose në fushën e hadithit, ose në fikh, ose në akide, e kuptojnë atë krejtësisht dhe e ripunojnë, kështu që po ta dëgjonte një student amator i dijes, ai do të mendonte se ky student i dijes është nga dijetarët e mëdhenj. Mirëpo, po të shmangej ai pak sa maja e gishtit nga tema të cilën ai krejtësisht e ka kuptuar dhe ripunuar, atëherë do të gjesh se ai në të vërtetë nuk ka dije.
Pra për shkak të kësaj, është e detyrueshme për studentin amator të dijes që të kërkojë dije nga dijetarët e mëdhenj, të cilët njihen si të besueshëm për shkak të dijes që kanë, besnikërisë dhe praktikimit të fesë.

## Kur mundem ta akuzoj unë nje person për bidate?

*Shejh Ahmed en Nexhmij (All-llahu e mëshiroftë)*

Pyetja: Cilat janë shkallët e bidatit dhe kur mundem unë të akuzoj një person për (risi) bidate?

Përgjigjja: E para: Risitë (bidatet) janë ato gjëra që janë futur në fe si te reja dhe nuk janë pjesë e saj (fesë) ... (pastaj Shejhu shpjegoi risitë (bidatet) dhe kategoritë e saj).
E dyta: Për të akuzuar dikë për risi (bidat) dhe për ta shmangur kontaktin më bidatçiun, të dyja këto janë çështje dhe mund të zbatohen vetëm atëherë kur dijetarët kanë akuzuar si bidatçi. Për ketë arsye, mos u ngutni ju të cilët jeni student të vegjël për t'i akuzuar të tjerët për risi (bidate), edhe në qoftë se këta persona paraqesin bidatin, deri kur ta keni prezantuar ketë të dijetarët dhe në ketë të jeni të përkrahur. Pa ketë kusht, ju nuk duhet të bëni diçka të tillë.
Shejh Nexhmi, në një telefonatë e cila është incizuar, thotë:"Së pari,sikurse njerëzit e thjeshtë ashtu dhe kërkuesit e dijes të cilët janë të rinj nuk është e lejuar për ta të gjykojnë të tjerët, deri (atëherë) kur të kthehen të njerëzit e dijes, të cilët kanë dije të madhe dhe më shumë njohuri për këto çështje, sepse këta merren një kohë të gjatë më ketë. Nuk do të thotë patjetër që çdonjëri i cili identifikohet me Selefitë apo me njerëzit e hadithit dhe thotë diçka që kjo duhet të jetë e arsyeshme."

## Kush ka të drejtë të flasë për rregulla?

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: A është e vërtetë që, atij i cili nuk i mëson 6000 hadithe, nuk i është lejuar që kujtdo thotë: "Kjo është hallall dhe kjo haram", por që vetëm të marrë abdes dhe ta falë namazin e vet?
Përgjigje: Çdokush që i mëson disa nga çështjet sheriatike me argumentet e veta dhe është i sigurt në vete në atë çështje, ai është i obliguar ta transmetojë dhe ta sqarojë, kur është nevoja, edhe nëse nuk e ka mësuar numrin e përmendur në atë çështje, pasi është vërtetuar nga fjalët e të Dërguarit të All-llahut, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem: "Allahu e ka ndriçuar atë njeri i cili dëgjon diç prej nesh dhe e transmeton ashtu si e dëgjon. Se ndoshta ai të cilit i transmetohet, e kupton më mirë se ai i cili e dëgjon." (Transmeton Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ibn Hibani nga Ebu Mesudi, radiAllahu anhu).
Dhe, në një transmetim tjetër, : "Allahu e ka ndriçuar atë njeri i cili dëgjon prej nesh një hadith dhe e mban në mend, që t'ua transmetojë të tjerëve. Ndoshta, bartësi i fikhut (të kuptuarit e rregullave), ia transmeton ndonjëri që është më i mençur se vetë ai; ndoshta, transmetuesi i fikhut, nuk është fakih (nuk i di rregullat sheriatike)." (Transmeton Tirmidhiu dhe Ed-Dajaa nga Zejd Ibn Thabiti, radiAllahu anhu)
Po ashtu, ai, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: "Transmetoni qoftë edhe një ajet!"

## Mbledh libra, mirëpo nuk i lexoj

*Shejh Ibn Baz*

Pyetje: Unë jam një njeri - falënderimi i takon Allahut - që kam shumë libra të dobishëm, mirëpo nuk i lexoj të gjitha, vetëm disa. A do të bëj mëkat, për shkak të grumbullimit të librave në shtëpi? E theksoj se shumica e njerëzve shfrytëzojnë bibliotekën ime duke huazuar libra nga unë dhe pastaj, pas leximit, ata m'i kthejnë.

Përgjigje: Nuk ka gjë të keqe që një musliman të mbledhë libra të dobishëm dhe t'i ruajë në bibliotekën e tij personale, për leximin dhe shfrytëzimin e tij personal, apo që t'u japë njerëzve të ditur që ia kërkojnë për lexim. Dhe nuk ka kurrfarë pengese që shumicën e librave nuk i ka lexuar vetë. Sa i përket huazimit të librave nga njerëzit besnikë që përfitojnë [nga këto libra], kjo mënyrë në parim është e lejuar dhe konsiderohet prej veprave të mira, meqë ndikon në përhapjen e diturisë, ashtu siç është në pajtim me fjalët e Allahut subhanehu ve teala:

"Ndihmohuni mes vete me të mira dhe në të mbara" [Maide, 2]

Dhe fjalët e të Dërguarit tonë, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem:"Allahu e ndihmon robin e vet, derisa ai ndihmon vëllain e vet."

## Mënyra e duhur për kërkimin e dijes islamike

*Shejh Ahmed ibn Jahja en-Nexhmi*

Pyetje: I nderuari shejh, Allahu ju ruajt. Kam dëshirë të kërkoj dije islamike. Shpresoj që mund të shpjegoni mënyrën e duhur për kërkimin e dijes, dhe Allahu të dhëntë të mira?

Përgjigje: Mënyra për kërkimin e dijes islamike është e qartë. Juve ju takon të kërkoni dije nga dijetarët, që janë në metodologjinë selefite, dhe të ruheni nga ata të metodologjive të shpikura. Pra, nëse ju vërtet dëshironi këshillë, atëherë mos iu afroni atyre, por shkoni tek njerëzit e dijes, të cilët e mësojnë Librin e Allahut dhe Sunetin e të dërguarit të Allahut, salallahu alejhi ue selam, akiden e saktë si edhe të fillohet me gjërat më të rëndësishme, pastaj të vazhdohet me atë që është më pak e rëndësishme [sipas radhës].

## Mësimi i gjuhës angleze

Shejhu i nderuar Ibën Uthejmin (Allahu e mëshiroftë!) është pyetur: Cili është gjykimi i mësimit të gjuhës angleze?

Shejhu (Allahu e mëshiroftë!) u përgjigj: Mësimi i gjuhës angleze është një mjet (mënyrë). Nëse ti je i nevojshëm për mësim e saj si mjet për të ftuar për tek Allahu, atëherë mësimi i saj mund të jetë obligim. Por nëse ti nuk je i nevojshëm për mësimin e saj, atëherë mos e harxho kohën tënde me të, porse mbushe atë (kohën) me atë që është më e rëndësishme dhe më e dobishme. Njerëzit ndryshojnë për nga nevojat e tyre për mësimin e gjuhës angleze. I Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) e urdhëroi Zejd bin Thabit që të mësonte gjuhën çifute {Shih. *Sunenu Ebi Daud* 3645. E ka saktësuar dijetari i madh, El Albani (Allahu e mëshiroftë!) në "Sahihu Ebi Daud" 3098}. Pra, mësimi i gjuhës angleze është thjesht një mjet prej mjeteve (mënyrave). Nëse ti je i nevojshëm për të, atëherë mësoje. Në të kundërt, mos e humb kohën tënde me të.

## Përballja me mosinteresimin për dijen

*Shejh Muhamed ibn Salih el-Uthejmin,*

Pyetje: Personit mund t'i ndodhë që të mos ketë interes dhe të jetë i plogësht në kërkim të dijes. Cilat janë mënyrat për ta nxitur interesimin për kërkimin e dijes?
Përgjigje: Mosinteresimi për dijen islamike është një fatkeqësi e madhe. Ka një mori gjërash, të cilat duhet t'i kryejmë, përfshirë edhe këto në vijim:
1- Sinqeriteti i nijetit ndaj Allahut në kërkimin e dijes. Nëse personi është i sinqertë ndaj Allahut në kërkimin e dijes dhe e di se do të shpërblehet për mundin e vet, dhe se do të jetë në shkallën e tretë të umetit, interesi i tij do të shtohet.
"Kushdo që i bindet Allahut dhe të dërguarit, do të jetë në shoqërinë e atyre, të cilët i ka mëshiruar Allahu, si: pejgamberët, [pasuesit e pejgamberit, të cilët qenë më të shquarit në besim, si Ebu Bekr es-Siddiik], dëshmorët e të drejtët. Sa shoqërues të shkëlqyeshëm janë këta!" [en-Nisa, 69].
2- Shoqërimi me shokë, të cilët do të të nxisin të kërkosh dije dhe do të të ndihmojnë në shqyrtim dhe në hulumtim, dhe s'do të mërzitesh në shoqërimin e tyre, për sa kohë që të ndihmojnë në kërkimin e dijes.
3- Të jesh i duruar, duke e disiplinuar veten tënde, kur ke dëshirë ta lësh atë. Allahu i ka thënë pejgamberit të vet: "Mbahu me durim [o Muhamed] me ata që thërrasin për te Zoti i tyre [dmth shoqëruesit tu, të cilët kujtojnë Zotin e tyre me lavdërim, duke e falënderuar në namaz dhe të tjera vepra të mira], mëngjes e mbrëmje, në kërkim të Fytyrës së Tij, e mos i shmang sytë prej tyre duke lakmuar salltanetin dhe shkëlqimin e jetës së dynjasë".[el-Kehf, 28]
Kështu, jini të duruar, se, nëse tregoheni të duruar dhe mësoheni me kërkimin e dijes, kjo do të bëhet cilësi juaja. Madje, dita kur s'do të kesh mundësi të kërkosh dije, do të të duket ditë e gjatë [e mërzitshme]. Por, nëse u dorëzohesh tekave dhe dëshirave tua, do të jetë gabim i madh, sepse shpirti anon nga e keqja dhe shejtani i inkurajon njerëzit të jenë përtacë dhe të mos mësojnë.

## Përhapja e dhënies së fetuave

*shejh Muhamed ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Dhënia e fetuave është përhapur aq shumë, saqë edhe studentët e vegjël japin fetua [vendime fetare]. Pra, çfarë keni për të thënë lidhur me këtë, o shejh i nderuar?
Përgjigje: Selefët i zmbrapsin fetuatë nga vetja e tyre për shkak të rëndësisë së frikshme dhe përgjegjësisë së kësaj, nga frika se do të thoshin për Allahun atë për të cilën nuk kanë njohuri. Ngaqë ai që jep fetua, në fakt, është duke informuar lidhur me Allahun, duke sqaruar ligjvënien e Tij. Kështu që nëse ndokush e thotë për Allahun atë për të cilën s'ka njohuri, ai ka rënë në atë që është e barabartë me shirk! Dëgjoni thënien e Allahut te'ala:"Thuaj [O Muhamed]: Gjërat që vërtet i ka ndaluar zoti im janë [mëkatet e mëdha dhe çdo lloj i marrëdhënieve seksuale të paligjshme], qoftë kjo e bërë haptas apo në të fshehtë, mëkatet [të gjitha llojet], shkeljen padrejtësisht, të bashkosh me Allahun ortakë [në adhurim] për të cilët Ai s'ka dhënë kurrfarë autoriteti, dhe të thuash lidhur me Allahun gjëra për të

cilat s'ke njohuri". Pra, Allahu, subhanehu ue te'ala, barazoi shirkun me të folurit rreth Tij pa pasur njohuri për atë që flitet. Dhe Allahu ka thënë:"Mos paso [O njeri, dmth mos fol, apo mos bëj, apo mos dëshmo për] atë për të cilën s'ke njohuri. Vërtet, dëgjimi, shikimi, dhe zemra, për secilën nga këto do të pyetet njeriu [nga Allahu]".

Pra, njeriu s'bën të ngutet në dhënien e fetuasë, madje ai duhet të presë, të mendojë mirë dhe të rishqyrtojë. E, nëse s'ka mjaft kohë, ai duhet t'ia referojë çështjen dikujt që është më i dijshëm se ai, me qëllim që ta ruajë veten nga të thënit për Allahun atë për çka s'ka njohuri. Nëse Allahu e di se njeriu e ka qëllimin e sinqertë dhe se ai do mirësi, atëherë ai [personi] do të mbërrijë shkallën që do me fetuanë e tij. Kushdo që ka frikë Allahun, Ai do t'i japë atij sukses dhe do ta ngritë.

Dhe, Ai qe jep fetua pa dituri është më i humbur se i padituri. Ngaqë i padituri thotë:"Nuk e di". Ai e di mundësinë e tij dhe është i vërtetë. Për sa i përket atij që krahason veten me më të diturit nga dijetarët, madje ai edhe mund ta favorizojë veten e tij mbi ta, ai do ta drejtojë gabimisht veten dhe po ashtu të tjerët, dhe do të gabojë në çështjet që madje edhe studenti më i vogël i di.

Pra, e keqja e këtij personi është e pamasë dhe rreziku është i madh.

## Gjykimi mbi studentët që qëndrojnë në shtete mosbesimtare

*Sheikh Ibn Baz*

Pyetje: Ne jemi studentë muslimanë që mësojmë në Amerikë për periudhë që ndryshon nga gjashtë muaj deri në katër vjet. Ne kemi ardhur këtu thjesht për të mësuar, sepse kështu dëshironim – dmth nuk jemi sponsorizuar prej ndokujt – dhe studimet në Amerikë nuk janë ndryshe nga studimet në vendlindje, përveç faktit se këtu mësojmë edhe anglisht. Si është gjykimi mbi qëndrimin tonë në këtë shtet për të studiuar? Allahu ju shpërbleftë me të mira.

Përgjigje: Falënderimet i qofshin Allahut. Nëse ju keni dije dhe kuptim të fesë së Allahut, që ju aftëson për të thirrur të tjerët te Allahu dhe të mësoni njerëzit gjëra të dobishme (mira), si dhe të refuzoni argumente të rreme dhe të praktikoni fenë e juaj haptazi midis kafirëve që ju rrethojnë, atëherë është në NË RREGULL. Sepse nëse një person, i cili është siç e përshkruam dhe i cili e ka pajisur veten e tij me dije, qëndron aty, ai mund t'i bëjë dobi vetes së tij dhe të tjerëve. Allahu mund të udhëzojë shumë njerëz nëpërmjet tij nëse ai përpiqet në da'ueh edhe është i durueshëm, dhe qëllimi i tij është sinqerisht vetëm për Allahun. Por nëse një person nuk posedon njohje të fesë ose ai nuk ka durim për da'ueh, ose ai frikësohet se mund të bjerë në gjëra që Allahu ka ndaluar, ose ai nuk mund të praktikojë fenë e tij haptazi, duke i thirrur të tjerët për të adhuruar vetëm Allahun dhe paralajmëruar njërëzit që e rrethojnë, atëherë nuk është e lejuar për të të qëndrojë midis mushrikinëve [idhujtarëve], sepse Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë:"Unë nuk kam asgjë të bëj me një musliman i cili qëndron midis mushrikinëve". Dhe për shkak të rrezikut të madh, që ai është i ekspozuar duke qëndruar midis tyre. Dhe Allahu është Burimi i fuqisë.

# ***KURAN***

### Të mbledhurit për lexim të Kuranit

*shejh Albani*

Pyetje: A lejohet të mbledhurit për lexim (të Kur'anit) nëse bëhet ndonjëherë ose për çdo ditë?

Përgjigjja: Nëse me këtë organizim nuk është për qëllim diçka tjetër vetëm se lehtësim për ata muslimanë që dëshirojnë mësimin e Kur'anit, atëherë kjo është e lejuar. Mirëpo, nëse ky organizim bëhet si adhurim ndaj All-llahut, atëherë kjo nuk lejohet.

### Dallimi mes Kur'anit dhe hadithit

*Shejh Salih el-Feuzan*

Pyetje: Cili është dallimi mes një hadithi dhe hadithit të të dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam]? Dhe cili është dallimi mes Kur'anit dhe haditheve ?

Përgjigje: Hadithi është ai, që pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] e ka transmetuar nga Allahu [aze ue xhel] me fjalët e Allahut dhe me domethënie nga Ai. Tjetër veç hadithit është ajo, domethënia e së cilës është shpallje nga Allahu ndërsa fjalët janë të të Dërguarit [salallahu alejhi ue selam], mu siç ka thënë Allahu: » Ai nuk flet me hamendje, por është një shpallje që i shpallet « [en-Nexhm, 3] Ka disa dallime mes Kur'anit dhe hadithit . Së pari: Kur'ani është një mrekulli, kurse hadithi s'është mrekulli në formulimin e vet. Së dyti: recitimi i Kur'anit është formë adhurimi, kurse leximi i hadithit nuk përbën adhurim.

Së treti: Kur'ani është , kurse për një hadith s'është e domosdoshme të jetë . Së katërti: Kur'ani s'bën ta prekë askush, përveç atij që është në gjendje të pastër, kurse të prekësh një hadith në gjendje papastërtie nuk prish punë.

### Qëndrimi ndaj dëgjimit të Kur'anit të shenjtë nga një grua, në kasetë

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Pyetje: Cili është qëndrimi i të dëgjuarit të Kur'anit të Shenjtë, të recituar nga një grua, në kasetë?

Përgjigje: Është e lejueshme për gratë ta dëgjojnë atë. Kjo, gjithashtu, është e lejueshme për burrat, me kusht që të jenë të lirë nga tundimi (joshja).

## Gabimet gramatikore gjatë leximit të Kur'anit

*Sheikh Ibn Baz*

Pyetje: Është një imam që bën gabime gramatikore, kur e lexon Kuranin, dhe, nganjëherë, ai shton ose heq ndonjë shkronjë në vargun Kur'anor. Cili është vendimi rreth faljes pas tij?
Përgjigja: Nëse gabimet e tij nuk e ndryshojnë domethënien, s'prish punë të falesh pas tij. Për shembull, nëse thotë *Rabba* apo *Rabbu* në vend të *Rabbi* në frazën *el-hamdu li-Lahi Rabbi l-alemin*. Ose thotë *e-Rrahmanu* në vend të *e-Rrahmani* etj. Por, nëse gabimet e tij e ndryshojnë kuptimin, atëherë njerëzit s'bën të falen pas tij, nëse ai nuk përfiton nga përmirësimi, si p.sh., kur ai thotë *ijjaki na'budu* në vend të *ijjake na'budu*, apo thotë *en'amtu alejhim* në vend të *en'amte alejhim*. Por, nëse ai e pranon të mësohet dhe e përmirëson recitimin, kur të korrigjohet, atëherë bën të falesh pas tij. Është urdhëruar në të gjitha rastet që muslimani ta mësojë vëllain e vet në namaz apo në ndonjë rast tjetër, sepse muslimani është vëlla i muslimanit tjetër dhe ai e udhëzon, nëse ky bën gabim, dhe e mëson, nëse ai nuk di si edhe e përmirëson, kur bën gabim gjatë recitimit të Kuranit.

## Gjykimi i perdorimit te letrave qe kane ajete apo hadithe apo permendje te Allahut ne gjera te nençmuara

Keto jane disa fetva te dijetareve me te medhenj rreth nje çeshtjeje qe ndoshta nuk eshte e qarte per shume muslimane: perdorimi i letrave qe kane te shkrua ajete Kuranore, hadithe profetike ose permendje te Allahut ne gjera te cilat konsiderohen nençmim dhe nenvleresim per to.
Fatkeqesisht sot letrat qe permbajne fjalen e Zotit tone ose fjalen e Profetit tone, ose emer nga emrat e Allahut, jane shnderruar ne sofer mbi te cilen shtrohet buka, ose per te mbeshtjellur buken apo rrobat, ose per te mbuluar xhamat e dyqaneve te reja qe nuk jane hapur akoma, ose hidhen rrugeve, ne koshat e plehrave dhe vende te pista. Ku eshte madherimi i dispozitave te Allahut? Thote Allahu:"Dhe kush i madheron dispozitat me te vertete kjo eshte nga devotshmeria e zemrave." Pra kini frike Allahun, o ju muslimane ne kete çeshtje dhe kujdesuni per çdo leter qe permban ajet, hadith ose emer te Allahut, qofte ajo leter gazete, reviste, ftese martese, lajmerime, urime, fleta provimesh, etj.
Me poshte ne fetvate e dijetareve do gjesh menyren se si duhet te sillesh me kete lloj letrash dhe menyren e sakte per t'i eliminuar pasi te mbaroni pune me to.

1) Fetvaja e shejhut, muhadithit, fakihut, el alameh AbdulAziz Bin Baz
Pyetje: Ne punen qe une bej me bien ne dore letra ose gjera qe permbajne emrin e Allahut, çfare duhet bere me keto letra?
Pergjigje: Keto letra qe permbajne emrin e Allahut eshte detyre te ruhen nga nençmimi derisa te mbaroje pune me to, kur te mbaroje pune me to dhe nuk i duhen me, atehere eshte detyre t'i gropose ne nje vend te paster ose t'i djege, ose t'i ruaje ne ndonje vend te paster si dollap ose raft etj si keto. Uallahul mustean

2) Pyetje: A lejohet te shkruhet Besmeleja (Bismilahi Rrahmani Rrahim) ne ftesat e marteses duke pasur parasysh se ato hidhen rrugeve pasi te kryhet pune me to?
Pergjigje: Shkruarja e Besmeles ne keto ftesa ose ne letra ne pergjithesi pelqehet, sepse Profeti Salallahu alejhi ue selem i fillonte letrat e tij me Besmele, por nuk lejohet per ate qe merr ftesen e cila permban emrin e Allahut ose ajete Kurani qe ta hedhe ne plehra ose ta vendose ne vende te papelqyeshme. Te njejtin gjykim kane gazetat ose gjerat e tjera te ngjashme me to; nuk lejohet nençmimi i tyre dhe as hedhja e tyre ne koshat e plehrave, nuk lejohet te shtrohen si sofer buke dhe as te perdoren per te mbeshtjellur gjera te ndryshme, sepse permbajne emrin e Allahut te Lartesuar dhe gjynahun e ka ai i cili ben diçka te tille ndersa ai i cili e ka shkruar nuk ka gjynah ne kete mes.

3) Fetvaja e shejhut te nderuar, muhadithit, fakihut, el alameh el Albani .
kur u pyet se a lejohet te hahet ushqim mbi gazeta, ai dha pergjigje se nuk lejohet pasi keto gazeta permbajne emrin e Allahut ose ajet Kuranor ose hadith.

4) Fetvaja e shejhut, fakihut, el alameh Ibn Uthejmin:
"Nuk lejohet te hidhet diçka qe permban ajete te Allahut ose hadithe te Profetit ne vende ne te cilat nençmohen, sepse fjala e Allahut eshte madheshtore dhe eshte detyre te respektohet, nderohet, prandaj nuk e lexon Kuranin xhunubi dhe nuk e prek ate veçse ai qe eshte me abdes, sipas mendimit te shumices se dijetareve."

5) Fetva e Komisionit te Perhershem per Kerkime Shkencore dhe Fetva
Pyetja: Kam shume gazeta te vjetra te hedhura pas leximit te tyre, a lejohet t'ia jap keto gazeta lavantierit (ai qe lan rroba me pagese) ose shitesit te bukeve qe t'i perdorin keto gazeta per nevojat e tyre?
Pergjigje: Falenderimi i takon Allahut, Nje te Vetem, salavatet dhe selamet qofshin mbi Profetin salallahu alejhi ue selem, mbi familjen e tij dhe shoket e tij, e me pas:
Nuk lejohet t'ia japesh keto gazeta lavantierit qe te mbeshtjelle rrobat me to dhe as shitesit te bukeve qe t'i perdore per te mbeshtjellur buken, sepse ne pergjithesi keto gazeta kane shkrime Islame qe permbajne ajete Kuranore, hadithe te Profetit, shkruhen ne to shume nga emrat e Allahut dhe neqoftese keto gazeta perdoren ne çfare u permend me siper kjo eshte nençmim i ajeteve Kuranore, haditheve Profetike dhe emrave te Allahut. Pra eshte detyre te ruhen keto gazeta ose te digjen, ose te groposen ne vend te paster. Allahu eshte Ai qe jep sukses, ue salallahu ala nebijjina Muhamed ue alihi ue sahbih.

6) Fetva tjeter e Komisionit te Perhershem
Pergjigje: Se pari nuk lejohet per muslimanin qe te vendose plaçkat apo gjerat e tij mbi letra ne te cilat ka te shkruar sure ose ajete ose hadithe dhe nuk lejohet qe te hidhet ajoqe permban keto gjera te shkruara ne rruge apo vende te pista, sepse kjo eshte nençmim dhe shkelje shenjterise se Kuranit, haditheve te Profetit dhe dhikrit te Allahut. Pretendimi se nuk gjen tjeter veçse keto letra eshte pretendim qe e pergenjeshtron realiteti, pasi mjetet per te ruajtur plackat jane te shumta dhe te mjafueshme duke mos pasur nevoje per perdorimin e letrave qe kane te shkruar Kuran apo hadith apo permendje te Allahut, mirepo shkaku i kesaj eshte dembelizmi dhe feja e dobet.

Se dyti: Qe ti te mos kesh gjynah dhe mos ta ndjesh veten ne siklet mjafton qe t'i keshillosh njerezit qe te mos i perdorin çfare u permend aty ku ka nençmim te saj, si dhe t'ua terheqesh verejtjen qe te mos i hedhin ne kosh te plehrave apo ne rruge e te ngjashme me keto. Nuk je i obliguar me gjera te cilat te vene ne pozite te veshtire dhe siklet qe te ngarkosh veten me mbledhjen e ketyre letrave te shperndara ne rruge, por do ngresh nga keto letra sa te kesh mundesi pa e vene veten ne siklet dhe veshtiresi.
7) Fetva e Komisionit te Perhershem : Neqoftese e ben hedhjen e gjerave qe kane te shkruar Kuran duke pasur per qellim nençmimin, zhvleresimin ose talljen me te kur e hedh ne plehra apo e perdor ne gjera te nençmuara, atehere kjo eshte kjo kufr.
Allahu eshte Ai qe jep sukses, ue salallahu ala nebijjina Muhamed ue alihi ue sahbihi ue selem.

## Kush i emërtoi suret e Kur'anit?

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Pyetje: Kush i emërtoi suret e Kuranit Fisnik. A ishte ai i dërguari i Allahut? Dhe nëse jo, atëherë kush?
Përgjigje: Nuk dimë për ndonjë tekst nga i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, që tregon emërtimin e të gjitha sureve. Mirëpo, emërtimi i disa sureve, siç është el-Bekare dhe Aal Imran, ndodh në disa hadithe të vërteta nga pejgamberi, salallahu alejhi ue selam. Për sa u përket të tjera sureve, ajo që është më e qarta është se emërtimi i tyre është bërë nga Sahabët, radiallahu anhum.
Më Allahun është suksesi. Dhe paqja e bekimet qofshin mbi pejgamberin Muhamed, mbi familjen e tij dhe shoqëruesit e tij.

## Të qenët i padijshëm rreth kuptimit të ajeteve Kur'anore

*shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: E lexoj rregullisht Kur'anin mirëpo nuk po e kuptoj. A do të kem shpërblim nga All-llahu subhanehu ue teala edhe përkundër asaj që nuk po e kuptoj Librin e Tij?
Përgjigje: Kur'ani është Libër i Bekuar. All-llahu subhanehu ue teala thotë: "Ky është Libër i begatshëm. Ne ta shpallëm ty këtë, që t'i studiojnë argumentet e tij dhe që të marrin mësim prej tij ata që kanë mend" (Suretu Saad 38:29). Njeriu do të shpërblehet për leximin e Kur'anit të Shenjtë pa marrë parasysh a e ka kuptuar atë apo jo. Mirëpo besimtari, prej të cilit kërkohet që t'i zbatojë dispozitat e Librit, nuk bën që ta lexojë Librin e All-llahut pa e kuptuar atë, p.sh. nëse dikush dëshiron që ta mësojë mjekësinë dhe studion librat e mjekësisë, ai nuk mund të përfitojë prej këtyre librave nëse nuk i kupton ato, dhe ato t'i sqarohen atij. Ky njeri është i etur për t'i kuptuar këto libra që më pas dijen e tij ta fusë në përdorim. Atëherë, sa është e nevojshme dhe e rëndësishme që të kuptohet Libri i All-llahut subhanehu ue teala, i cili është shërim për zemrat e njerëzve dhe i cili këshillon dhe paralajmëron njerëzimin!

Sa është e drejtë për çdokënd që ta lexojë Kur'anin dhe të meditojë rreth tij pa e kuptuar atë? Prandaj sahabet (All-llahu qoftë i kënaqur me ta) nuk kalonin në leximin e ajetit vijues pa e kuptuar dhe praktikuar ne jetën e përditshme ajetin paraprak. Njeriu do të shpërblehet për leximin e Kur'anit të shenjtë pa marrë parasysh a e ka kuptuar atë apo jo, por kërkohet prej tij që të bëjë përpjekje me mish e me shpirt për ta kuptuar Librin e All-llahut tebareke ue teala. Këtë dije duhet ta marrë nga dijetarët e besueshëm. Nëse nuk ka mundësi që të takohet me këta dijetarë, atëherë le t'i kthehet librave të besueshme të tefsirit të dijetarëve të njohur siç janë Ibn Xheriri, Ibn Kethiri, etj. All-llahu subhanehu ue teala e din më së miri.

## Leximi i Kuranit nga personi qe nuk eshte me abdes?

*Muhamed Halil Herras*

Pyetje: A lejohet leximi i Kuranit nga personi qe nuk eshte me abdes?

Pergjigje: Lejohet leximi i Kuranit nga ai qe nuk ka abdes, sepse eshte transmetuar nga Aishja se "Profeti, salallahu alejhi ue selem, e permendte Allahun ne çdo gjendje". (Transmeton Buhariu, nr.7, dhe Muslimi, nr.373)

Imam Maliku ka transmetuar ne el-Mueta nga Ejub es-Sihtijanij, nga Muhamed bin Sirini se Umer bin Hatabi ishte ne nje grup njerezish duke lexuar Kuran. Ai shkoi te kryente nevojat fiziologjike dhe, me pas, u kthye duke lexuar Kuran. Njeri nga te pranishmit i tha:"O prijesi i besimtareve, a po lexon Kuran duke mos qene me abdes?" Umeri i tha:"Kush ta ka mesuar kete? Mos ndoshta Musejlemeh *kedhabi*?!" (Transmeton Maliku ne *Mueta* 1/200, nr.2).

Kurse, ne lidhje me xhunubin, jane transmetuar hadithe te dobëta, qe ia ndalojne leximin e Kuranit, por keto hadithe nuk arrijne te jene te vlefshme per te rene ndesh me hadithin e lartpermendur te Aishes.

Ibn Abasi nuk e shikonte problem qe xhunubi te lexonte nje ajet apo dy.

## Ndjekja e renditjes se sureve ne leximin e Kur'anit

*Muhamed Halil Herras,*

Pyetje: Ne nje nga namazet lexova ne rekatin e pare suren Nisa. A eshte obligim qe ne rekatin e dyte te lexoj suren pasardhese apo paraardhese te sures qe u lexua ne rekatin e pare?

Pergjigje: Nuk ka argument per obligimin e ndjekjes se renditjes se vijueshme ndermjet sureve qe lexohen ne namaz. Ke te drejte te lexosh ne rekatin e dyte nje sure qe renditet nga suret e para, ndryshe nga rekati i pare ose do te lexosh sure te mevonshme ne renditje nga ajo e rekatit te pare. Nuk eshte detyre te jene sure te njepasnjeshme. *Uallahu ealem.*

## Recitimi i Kur'anit [në kasetë] ndërsa nuk i vihet veshi

*Imam Nasirud-Din el-Albani*

Pyetje: Na rastin kur kasetofoni është i lëshuar dhe në të recitohet Kur'ani, por disa nga njerëzit përreth nuk ia vëjnë veshin ngaqë janë të zënë me njëri-tjetrin duke folur, çfarë

është vendimi lidhur me mosdëgjimin e tyre të Kur'anit? A mëkatojnë këta njerëz apo vetëm personi që e lëshon Kur'anin në kasetofon?

Përgjigje: Përgjigja në këtë çështje ndryshon sipas rasteve të ndryshme në të cilat Kur'ani recitohet në kasetofon. Kështu që nëse rasti është një tubim diturie, përkujtimi dhe lexim Kur'ani, atëherë në këtë situatë është e detyrueshme t'i kushtohet vëmendje e plotë. Dhe kushdo që s'vepron kësisoj, ai mëkaton ngaqë s'po i bindet thënies së Allahut në Kur'an:"Dhe kur të recitohet Kur'ani dëgjojeni atë dhe heshtni, me qëllim që të mëshiroheni." [el-A'raf, 204] Nëse nuk është tubim diturie, përkujtimi dhe lexim Kur'ani, por një tubim i zakontë, siç është në rastin kur personi punon në shtëpi, studion apo hulumton, atëherë s'është e lejueshme për këtë person që ta lëshojë kasetofonin dhe t'ia ngre zërin në mënyrën që do ta dëgjonin edhe njerëzit tjerë brenda shtëpisë apo tubimit. Kjo meqë, në këtë rast, këta njerëz s'janë përgjegjës për dëgjimin e Kur'anit, meqë ata s'janë tubuar për këtë qëllim. Ai që është përgjegjës, është personi që ia ngre zërin kasetofonit dhe bën që të gjithë të tjerët ta dëgjojnë atë. Kjo meqë ai po i ngarkon njerëzit dhe po i detyron ta dëgjojnë Kur'anin në një situatë për të cilën ata s'janë përgatitur të ushtrojnë këtë lloj dëgjimi. Shembulli më i përafërt që mund të japim, është kur ndonjëri prej nesh ecë rrugës dhe dëgjon tingujt e shitësit të gjalpit dhe tregtarëve tjerë, dhe po ashtu të atij që shet këto kaseta të incizuara [të Kur'anit]. Kështu, tingujt e Kur'anit mbushin rrugën, dhe ngado që të shkosh ju e dëgjoni atë zë. Pra, a janë përgjegjës këta njerëz që ecin rrugës – secili në drejtimin e vet – dhe a kërkohet nga ata që të heshtin kur të recitohet ky Kur'an në vend tjetër pos vendit të duhur të tij?! Jo, por ai që është përgjegjës është vetëm personi që i ngarkon njerëzit duke i bërë atë që t'i dëgjojnë tingujt e Kur'anit, qoftë për shkak se ai e bën këtë për biznes, apo ngaqë do që të tërheqë vëmendjen e njerëzve, apo çfarëdo qoftë përfitimi tjetër material për të cilin e bën këtë.

Prandaj, ata e trajtojnë Kur'anin, nga një këndvështrim, si një instrument muzikor, siç qëndron në disa hadithe.1 Kështu ata shkëmbejnë një fitim të vogël me ajetet e Allahut nëpërmjet kësaj metode, e cila ndryshon nga metoda e përdorur nga çifutët dhe të krishterët, për të cilët Allahu ka thënë:"Ata i shkëmbyen ajetet e Kur'anit për një fitim të vogël." [et-Teubeh, 9]

Një situatë tjetër është që ata të praktikojnë këtë duke kërkuar mbrojtje – ata besojnë që, nëpërmjet varjes së këtyre ajeteve, ata janë të mbrojtur nga Shejtani. Kjo, po ashtu, nuk ka bazë në Sunet, në praktikën e sahabëve apo të selefëve. Kjo ka edhe një çështje të paligjshme të lidhur me të, dhe kjo është që personi mund të mbështetet në këto ajete e të mos kryejë atë çfarë duhet të kryejë sa i përket leximit të ajeteve që mbrojnë nga Shejtani i mallkuar, sepse ai do t'i thoshte vetvetes: meqë kam varur *Ajetul-Kursin* në shtëpinë time, për shembull, atëherë kjo mjafton që të mos e lexojë atë... S'ka dyshim që kjo e devijon njeriun nga rruga e saktë, që është mbrojtja e vetvetes duke lexuar Kuranin fisnik.

E treta është kur njeriu var këto letra që përmbajnë ajete, me qëllim që të rikujtohet me to. Në këtë rast, edhe nëse supozojmë të ketë ndonjë dobi në këtë, dëmet janë më të mëdha. Kjo, sepse shumë tubime kanë këto ajete Kur'anore, por pjesëmarrësit e këtyre tubimeve nuk përfitojnë gjë prej tyre. Mund të ketë ndonjë letër të varur ku qëndron thënia e Allahut:

"... mos përgojoni njëri-tjetrin" [el-Huxhurat, 12],

mirëpo gjen njerëz në të njëjtin vend të përgojojnë njëri-tjetrin. Ata nuk përfitojnë nga këto ajete. Duke qenë se ky ajet, i cili ndalon përgojimin, gjendet mbi ta, ndërsa ata përgojojnë

njëri-tjetrin, kjo ngjason me kundërshti e jo me kujdes ndaj ndalimeve të Allahut. Madje, mund të gjeni që në disa tubime të ketë një letër me thënien e Allahut:
"O ju që besoni, kujtojeni Allahun shumë" [el-Huxhurat, 41]
Kjo, duke qenë rasti që askush nuk i kushton kujdes kësaj, askush nuk madhëron apo nuk e përmend Allahun, dhe këso situata ka shumë.
Ndaj, pak kujtime ndodhin nëpërmjet këtyre letrave që varen. Për më shumë, kjo metodë e kujtimit ka qenë e panjohur në kohën e selefëve dhe s'ka dyshim që metoda/udhëzimi i tyre është më i mirë, sesa kjo e jona, dhe është më e saktë. Për këtë arsye, i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:
"Njerëzit më të mirë janë gjenerata ime, pastaj ata që vijnë pas tyre, pastaj ata që vijnë pas tyre".
Kjo, po ashtu, është arsyeja përse kjo motër na e bëri qejfin me djegien e këtyre letrave që përmbanin ajete nga Libri i Allahut, dhe ne e shtjelluam këtë mesele të *du'asë*.
Pyetje: Allahu ju bekoftë, o shejh Muhamed. A hyjnë në të njëjtin vendim edhe hadithet?
Përgjigje: Konsideroj që rasti i hadithеve është më i lehtë në vendim sesa ai i ajeteve për shumë herë. Mirëpo, do të ishte mirë që njerëzit t'i shmangen kësaj dhe s'ka dëm po që se hadithet mbeten.
Pyetje: Allahu ju bekoftë. Atëherë, cili është vendimi në lidhje më të tjera veç këtyre?
Përgjigje: S'ka problem në këtë, sepse ajo, zakonisht, s'është as e folur e Allahut, as e të dërguarit të Tij, salallahu alejhi ue selam.

# ***KURBAN***

## A lejohet ngrënia e kurbanit të bajramit, nëse s'është shqiptuar "bismilah" gjatë therjes

*Shejkh Mukbil bin Hadij el Uadi*

Pyetje: Nëse dikush pret kurbanin ditën e bajramit dhe harron të thotë *bismilah*, a lejohet që të hahet ky mish?
Përgjigje: Shumica e dijetarëve thonë:"Lejohet të hahet". Disa të tjerë thonë:"Lejohet të hahet mishi i prerë nga muslimani, edhe nëse përmendja e Allahut gjatë prerjes është lënë me vetëdije". Disa të tjerë thonë:"Nëse e harron përmendjen e Allahut, lejohet, kurse, nëse e lë me vetëdije, nuk lejohet".
Ajo që unë mendoj është se nuk lejohet të hahet ky mish, qoftë e lënë nga harresa apo me vetëdije thënia *bismilah*, sepse Allahu ka thënë në Librin e Tij fisnik:
“Mos hani nga ai mish që nuk është përmendur emri i Allahut në prerjen e tij”.
Ata që e lejojnë, argumentohen me hadithin e Aishes, që transmetohet në *Sahih* se disa njerëz që ishin të rinj në fe, sapo ishin shkëputur nga kufri, sollën mish si dhuratë e ajo tha:"Nuk e dimë a e kanë përmendur emrin e Allahut në prerjen e këtij mishi apo jo". Profeti, salallahu alejhi ue selem, tha:“Përmendeni ju emrin e Allahut dhe hani”.

Themi: Ky hadith ka të bëjë me atë rast kur ai i cili e pret kafshën, është musliman dhe të dhuron ty mish, ndërkohë që ti nuk e di a ka thënë *bismilah* apo jo. Atëherë, origjina është që muslimani thotë *bismilah*. Por, nëse je i bindur se ai musliman nuk ka thënë bismilah, për mendimin tim, duhet ta lësh, mos ta hash. Kush e lë diçka për hir të Allahut, Ai do ja zëvendësojë me diçka më të mirë. *Uallahul mustean*.

## Çka mendohet me kurban

*Ibn Uthejmin, Allahu e mëshiroftë.*

Pyetje: Çfarë mendohet me *udhijeh* [kurban]? A është kjo obligim apo sunet?

Përgjigje: Me fjalën udhijeh mendohet një kafshë e kategorisë en'am [dmth deve, lopë, dele, apo dhi], që bëhet kurban gjatë ditëve të *Eid el-Adha* [kurban-bajramit] për shkak të festës dhe si një akt adhurimi me të cilin kihet si qëllim afrimi ndaj Allahut.

Ky është një nga ritualet e Islamit i parashkruar në Librin e Allahut dhe Sunetin e të dërguarit të tij, salallahu alejhi ue selam, dhe është sipas konsensusit të muslimanëve.

Në Kur'an:

1- Allahu thotë: "Ndaj, ktheju me namaz Zotit tënd dhe bëj kurban [vetëm Atij]" [el-Keuther, 2]

2- Allahu thotë: "Thuaj [O Muhamed]: Vërtet, namazi im, kurbani im, jetesa ime, si edhe vdekja ime janë vetëm për Allahun, Zotin e çdo gjëje që ekziston. Ai nuk ka ortak. Për këtë jam urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve" [el-En'am, 162].

Fjala *nusuk* [që këtu është përkthyer si "kurban"] do të thotë kurban. Ky është opinioni i Se'id in Xhubejrit. Qe thënë se kjo domethënë: të gjitha aktet e adhurimit, përfshirë edhe kurbanin, gjë që është më përfshirëse.

3- Allahu thotë: "Për çdo popull kemi caktuar rite fetare, që ata të përmendin emrin e Allahut mbi bagëtitë të cilat Ai ua ka dhënë si ushqim. Zoti juaj është një Zot, kështu që vetëm Atij duhet t'i nënshtroheni. Dhe [O Muhamed] përgëzoji [besimtarët e vërtetë të njësisë së Allahut që i binden Allahut me nënshtrim dhe janë të përulur]" [el-Haxh, 34]

Në Sunet: Është transmetuar në Sahih el-Buhari [5558] dhe në Sahi Muslim [1966] që Enes in Malik, Allahu qoftë i kënaqur me të, ka thënë:"Pejgamberi i bëri kurban dy desh të bardhë me pika të zeza. Ai i theri me dorën e vet, tha 'Allahu ekber' dhe e vendosi këmbën në qafët e tyre".

2- Është transmetuar nga Abd Allah in Umer, Allahu qoftë i kënaqur me të, të ketë thënë:"Pejgamberi qëndroi në Medine për dhjetë vjet dhe bënte kurban [çdo vit në bajram]". Transmetuar nga Ahmed, 4935; et-Tirmidhi, 1507; dhe është klasifikuar si hasen nga el-Albani në "Mishkat el-Mesabih, 1475.

3- Është transmetuar nga Ukbeh in Amir, Allahu qoftë i kënaqur me të, që pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ndau kafshë për kurbanë midis shoqëruesve të vet, dhe Ukbes iu dha një dele që ishte gjashtë muaj e vjetër. Ai tha:"O i dërguar i Allahut, më është dhënë një dele që është gjashtë muaj e vjetër". "Bëje kurban" – iu përgjigj pejgamberi, salallahu alejhi ue selam. Transmetuar nga el-Buhari, 5547.

4- Është transmetuar nga el-Bera in Azib, Allahu qoftë i kënaqur me të, që pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Kushdo që bën kurban pas namazit, ai ka kryer ritet e bajramit dhe ka zbatuar mënyrën e muslimanëve". Transmetuar nga el-Buhari, 5545.
Pejgamberi bënte kurban, mu ashtu siç bënin edhe shoqëruesit e tij. Dhe ka thënë që kurbani është mënyrë e muslimanëve.
Prej këtu, muslimanët janë të një mendjeje që kjo është e parashkruar në Islam, meqë është transmetuar nga më shumë se një prej dijetarëve. Por, ata dalluan në mendime nëse kjo është *sunehmu'kkedeh* [një sunet i vërtetuar] apo është obligim dhe s'është e lejueshme të lihet.
Shumica e dijetarëve janë të mendimit që kjo është sunet i vërtetuar. Të këtij medimi janë esh-Shafi'i, Malik dhe Ahmed. Po ashtu ky ka qenë opinioni i pëlqyer nga Ibn Tejmije i cili ka thënë:"Ky është një nga opinionet të transmetuara nga medhhebi i Malikut, apo me gjasë është opinioni i vetë Malikut".
Shejh Muhamed in Uthejmin, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:"Kurbani është sunet i vërtetuar për atë që ka mundësi për të, kështu që personi duhet të bëjë kurban për veten dhe për anëtarët e familjes së vet". ["Fetaua in Uthejmin", 2/661]

## Çka është më mirë për kurban?

Përgjigje: "Kurbani më i mirë është deveja, pastaj lopa, pastaj delja, pastaj një pjesë nga deveja apo nga lopa, sepse pejgamberi (salallahu alejhi ue selam) ka thënë lidhur me xhumanë:'Kushdo që vjen më herët, është sikur të ketë bërë kurban një deve...'
Çështja është se këtu ka një rend parapëlqimi mes deveve, lopëve dhe deleve në afrimin ndaj Allahut nëpërmjet kurbanit. Padyshim, kurbani është një nga aktet më madhështore të adhurimit, nëpërmjet të cilit mund t'i afrohemi më shumë Allahut. Një deve është më e vlefshme dhe më e dobishme. Ky është opinioni i tre imamëve: Ebu Hanifes, esh-Shafi'i dhe Ahmed. Malik ka thënë:'Më e mira është delja e re, pastaj lopa, pastaj deveja, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka bërë kurban dy desh, dhe ai [salallahu alejhi ue selam] nuk ka bërë veçse atë që ishte më e mira'.
Përgjigjja në këtë është se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], nganjëherë, zgjidhte variantin që s'ishte më i miri, për shkak të mëshirës që kishte ndaj umetit, sepse ata e ndjekin shembullin e tij. Ai [salallahu alejhi ue selam] nuk donte t'ua vështirësonte gjërat atyre. Ai ka thënë që më e mira është deveja, pastaj lopa, pastaj delja, siç u tha më parë. Dhe Allahu e di më së miri." [Komisioni i Përhershëm (11/398)]
Shejh ibn Uthejmin ka thënë në *Ahkam el-Udhijeh*:
"Kurbani më i mirë është deveja, pastaj lopa, nëse theret një kafshë e tërë, pastaj delja, pastaj dhia, pastaj një e shtata e devesë, pastaj një e shtata e lopës".
Ai, Allahu e mëshiroftë, po ashtu, ka thënë:"Është haram të shitet ndonjë pjesë e kurbanit, qoftë mish apo diçka tjetër, madje edhe lëkura. Kasapit s'bën t'i jepet ndonjë gjë nga kurbani në pagimin për punën e tij, sepse kjo është si shitja... Për sa u përket deshve, dashi duhet të ketë mbërri moshën një vjeç, që të jetë i lejueshëm për kurban, por Suneti na tregon që është e lejueshme të bëhet kurban një *xhedh'eh*. Shumica e dijetarëve thonë që kjo vlen vetëm për delen *xhedh'eh*, jo për dhinë *xhedh'eh*. Delja *xhedh'eh* është delja gjashtë muajsh, por sa më e vjetër se gjashtë muaj të jetë, aq më mirë, sepse disa nga medhhebet thonë që *xhedh'eh* do

të thotë një vjeç. Dëshmia që tregon se mosha e dëshirueshme, sipas sheriatit, është një vjeç, është hadithi *merfu* nga Xhabiri [radijallahu anhu]:

"Mos therni veçse kafshë dy vjeçe, përveç nëse e keni të vështirë. Atëherë, therni një dele *xhedh'eh*". [Muslim 1963]

Domethënia e drejtpërdrejtë e këtij hadithi është se delja *xhedh'eh* është e pranueshme vetëm nëse s'ka dele dy vjeçe. Por, shumica e dijetarëve e kanë komentuar këtë të jetë njëreferim ndaj asaj që është *mustehab*/e rekomandueshme, dhe ata citojnë si dëshmi këtë që vijon:

Është transmetuar nga njëri prej shoqëruesve të pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] se "një *xhedh'eh* është e mjaftueshme për atë për të cilën është e mjaftueshme një dy vjeçare". [Transmetuar nga en-Nesa'i (4383) dhe nga Ebu Daud (2799). Është cilësuar si sahi nga shejh Albani.]

Është transmetuar nga Ukbeh ibn Amir të ketë thënë:"Ne, së bashku me të dërguarin e Allahut, therëm një dele *xhedh'eh*. [Transmetuar nga en-Nesa'i (4382). *Isnadi* i tij është cilësuar *kauij* nga el-Hafidh në *el-Fet'h* dhe sahi nga shejh Albani. Shiko komentin mbi *Zaad el-Me'ad* (2/317)]

Duhet të theksojmë se kushtet janë të njëjta, si për kurbanin që theret për lindjen e fëmijës [*akika*], ashtu edhe për *udhijeh* [të bajramit]: kafsha duhet të jetë pa të meta dhe e moshës së duhur. Dëshmi për këtë është *kijasi* [analogjia], bazuar në faktin që të dyja janë kurbane. Kështu, le të dihet se është e pranueshme të prehet si kurban një dele që ka mbërri moshën gjashtë muajsh. Dhe Allahu e di më së miri".

## Koha për kurban

Pyetje: Kur është koha për prerjen e kurbanit?

Përgjigje: Ibn el-Kajjim ka thënë në *Zad el-Me'ad* [2/319]:"Ali ibn Ebi TAlib [radijallahu anhu] ka thënë:'Ditët e kurbanit janë dita e kurbanit [*jeum el-nehr*] dhe tre ditët pas saj'. Ky është opinioni i Imamit të Basres, el-Hasan; i Imamit të Mekës, Ata' ibn Ebi Rebah; i Imamit të Sirisë, el-Auzai dhe i Imamit të juristëve të hadithit, e-Shafi'i. Po ashtu, ky është opinioni i parapëlqyer i Ibn el-Mundhir. Tri ditët janë veçuar për shkak se janë ditë të Mines, ditë të hedhjes së gurëve [Xhemerat] dhe dita e*et-Teshrik*. Në këto ditë, është e ndaluar të agjërosh. Nëpërmjet dy isnadeve që mbështesin njëri-tjetrin, është transmetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] të ketë thënë:

'E gjithë Mina është vend për kurban dhe të gjitha ditët e *et-Teshrik* janë ditë të kurbanit'".

Ky hadith është cilësuar si sahi nga shejh Albani në *el-Silsileh el-Sahiha* [2476].

Lidhur me kohën e kurbanit, shejh ibn Uthejmin ka thënë në *Ahkam el-Udhijeh*:"[Kjo kohë] Është prej pas namazit të bajramit e deri në perëndimin e diellit në ditën e fundit të *et-Teshrik*, që është dita e trembëdhjetë e dhul-hixheh. Pra, ka katër ditë për kurban: dita e bajramit dhe tri ditët pas ditës së bajramit. Kushdo që prenë kurbanin e vet para namazit të bajramit apo pas perëndimit të diellit, në ditën e trembëdhjetë të dhul-hixheh, kurbani i tij nuk është i vlefshëm… nëse ka arsyetim për vonim deri pas ditëve të *et-Teshrik*, si është rasti kur kafsha ikën nga moskujdesi i kujdestarit dhe nuk e gjen atë, deri pas kohës së caktuar, apo e dërgon dikë për ta kryer këtë në emër të tijin dhe ky harron, atëherë s'ka gjë të keqe të

ofrohet kurbani pas kalimit të kohës, sepse ka arsyetim. Kjo në analogji me faktin se, ai që fle dhe i kalon koha e namazit apo harron ta falë atë, e fal atë posa t'i kujtohet apo të zgjohet. Është e lejueshme të ofrohet kurbani gjatë kësaj kohe, natën apo ditën. Por, është më mirë që kjo të bëhet gjatë ditës, dhe dita e bajramit, pas dy hutbeve, është koha më e mirë".

Në *Fetaua el-Lexhneh ed-Da'imeh* [11/406]:"Ditët e kurbanit për haxhinjtë që janë duke bërë *kiran* apo *temettu*, dhe për ofrimin e kurbanit janë katër: dita e bajramit dhe tri ditët pas saj. Koha për kurban përfundon, kur dielli të perëndojë në ditën e katërt, sipas opinionit më të shëndoshë të dijetarëve".

## Kurbani në emër të të vdekurit

*Shejh Muhamed ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: A është e rekomandueshme të bëhet kurban në emër të të vdekurit, si në rastin e të gjallit, edhe pse ata [të vdekurit] nuk na kanë lënë porosi për këtë, apo kurbani është një adhurim i veçantë, i kufizuar vetëm për të gjallët, me përjashtim të të vdekurit që na ka porositur për këtë?

Përgjigje: Ajo çka ne konsiderojmë është se kurbani është i ligjësuar vetëm për të gjallët, sepse kjo na është transmetuar nga i Dërguari [salallahu alejhi ue selam]. Kurbani është vetëm për të gjallët, me përjashtim të të vdekurit i cili ka lënë amanet që kjo të bëhet. Atëherë, kjo duhet të bëhet në emër të tijin, sepse i vdekuri ka lënë porosi për këtë me pasurinë e vet, dhe pasuria e tij është për të që ta shpenzojë si të dojë, për sa kohë që kjo nuk bëhet në mosbindje ndaj Allahut. Pra, bëni ashtu siç ka porositur ai.

Sa i përket të gjallit, ai bën kurban në emër të tijin, por s'ka problem që ai të bëjë kurban dhe të thotë:"Kjo është në emër të familjes sime" dhe me këtë të mendojë edhe në të vdekurit, siç mund të shihet qartë nga veprimet e të Dërguarit [salallahu alejhi ue selam], kur ai tha:"Kjo është në emër timin, në emër të familjes së Muhamedit, dhe në emër të umetit të Muhamedit". Kuptimi i drejtpërdrejtë është se këtu përfshihen si të gjallët, ashtu edhe të vdekurit.

Sa i përket bërjes kurban vetëm në emër të të vdekurit, kjo s'është transmetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]. Vërtet, bijat e të Dërguarit [salallahu alejhi ue selam] vdiqën; tri prej tyre vdiqën gjatë jetës së tij dhe ai nuk bëri kurban në emër të tyrin. Bashkëshortja e tij, Hadixhja, vdiq dhe ajo ishte më dashura nga gratë e tij dhe ai nuk bëri kurban në emër të sajin. Dhe axha i tij Hamza [radi Allahu anhu] ra shehid, por ai nuk bëri kurban në emër të tijin.

Sikur kjo të ishte e ligjësuar, i Dërguari [salallahu alejhi ue selam] do ta lejonte këtë për umetin e tij qoftë nëpërmjet thënies së tij, qoftë nëpërmjet veprimit apo miratimit. Meqë asnjëra nga këto s'ka ndodhur, dihet që kjo s'është ligjësuar.

Mirëpo, ne nuk themi se kjo është e ndaluar apo se është bidat, sepse kjo është e ngjashme me një sadaka, siç e kanë krahasuar disa dijetarë me sadakanë në emër të të vdekurit, dhe sadakaja në emër të të vdekurit është vërtetuar nga Suneti.

## Ndarja e kurbanit

Pyetje: A është e lejueshme të ndahet kurbani dhe sa muslimanë mund ta ndajnë kurbanin?
Përgjigje:"Një deve apo një lopë mjafton për shtatë njerëz, qofshin ata nga e njëjta familje apo nga familje të ndryshme, qofshin ata të afërm ndërmjet vete apo jo. Sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] u ka dhënë leje sahabëve të ndajnë një deve apo një lopë. Pra, një kafshë për shtatë njerëz, dhe nuk ka thënë gjë më shumë rreth kësaj" [*Fetaua el-Lexhne ed-Da'imeh* 11/401]

Shejh ibn Uthejmin ka thënë në Ahkam el-Udhijeh:"Një dele mjafton për një person, dhe një e shtata e një deveje apo e një lope mjafton për çfarë mjafton një dele"

## Rreth prerjes së flokëve dhe të thonjve gjatë dhjetë ditëve të para të dhul-hixhes

Pyetje: Për sa i përket një muslimani që s'është duke bërë haxhin, çfarë duhet të bëjë ai në dhjetë ditët e para të dhul-hixhes? A është e ndaluar prerja e thonjve dhe e flokëve/qimeve?
Përgjigje:"Është urdhëruar që, ai i cili ka ndërmend të therë kurban, kur të fillojë muaji i dhul-hixhes, nuk duhet të heqë prej flokëve të tija, as prej thonjve e as nga lëkura, derisa të ketë ther kurbanin, për shkak të rrëfenjës së transmetuar nga Grupi, veças el-Buharit, nga Umm Selemeh [radijallahu anha], se i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
'Kur të shihni hënën e re të dhul-hixhes dhe ndonjë prej jush dëshiron të therë kurban, le të përmbahet nga heqja e flokëve apo e thonjve'.
Sipas një versioni të transmetuar nga Ebu Daud, nga Muslim e nga Nesa'i:
'Kushdo që ka kurban për të therur, kur të fillojë hëna e re e dhul-hixhes, le të mos heq prej flokëve apo prej thonjve, derisa të ketë ther kurbanin', qoftë kur do ta therë vetë kurbanin apo kur të kërkojë prej dikujt të therë në emër të tijin. Për sa i përket atij në emër të cilit po prehet kurbani, kjo s'i është urdhëruar, sepse nuk është transmetuar asgjë lidhur me këtë. Kjo nuk quhet ihram. Ihrami i referohet atij që hyn në ihram për haxh apo për umreh, apo të dyja". Komisioni i përhershëm
Komisioni i përhershëm qe pyetur:
Në hadith thuhet:"Kushdo që ka ndërmend të therë kurban apo ta caktojë dikë për të therë në emër të tijin, nga fillimi i muajit dhul-hixhe, le të mos heq prej flokëve, as prej lëkurës e as prej thonjve". A vlen ky ndalim për të gjitha anëtarët e shtëpisë, të rinj e të vegjël, apo vlen vetëm për të rriturit e jo edhe për fëmijët?
Ata u përgjigjën:"Nuk dimë për ndonjë version të hadithit ku thuhet ashtu siç e përmendët ju në pyetje. Versioni që ne e dimë është transmetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], siç transmetohet nga Grupi, veças nga el-Buhari, nga Umm Seleme [radijallahu anhu], sipas të cilës i dërguari i Allahut ka thënë:
'Kur të shihni hënën e re të dhul-hixheh dhe ndonjëri prej jush dëshiron të therë kurban, le të përmbahet nga heqja e flokëve dhe e thonjve'.
Sipas një versioni të transmetuar nga Ebu Daud:
'Kushdo që ka kurban për të prerë, kur të fillojë hëna e re e dhul-hixhes, le të mos heq prej flokëve apo prej thonjve, derisa të ketë ther kurbanin'.

Ky hadith tregon se s'është e lejueshme të hiqen flokët apo thonjtë, pasi të fillojnë dhjetë ditët e para të dhul-hixhes, për atë që dëshiron të therë kurban. Transmetimi i parë përfshin një urdhër për t'u përmbajtur, çka nënkupton se, në parim, përmbajtja është e detyrueshme, dhe nuk dimë ndonjë arsye për ta komentuar këtë ndryshe. Kështu, është e qartë që ky hadith vlen vetëm për atë që do të therë kurbanin. Për sa i përket atij në emër të cilit po theret kurbani, qoftë i moshuar apo i ri, atij nuk i është ndaluar të heqë flokët, lëkurën apo thonjtë, bazuar në parimin bazë, sipas të cilit këto veprime janë të lejueshme. Nuk dimë ndonjë dëshmi për të kundërtën e kësaj". [Komisioni i përhershëm 11/426, 427]

Ibn Hazm, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:"Kushdo që do të therë kurban, është e detyrueshme për të që, pasi të hyjë muaji i dhul-hixhes, të mos heq nga flokët apo nga thonjtë, derisa të ketë ther kurbanin, qoftë kjo rrojë, shkurtim [flokësh/qimesh] apo mënyra të tjera. Kushdo që nuk ka ndërmend të therë kurban, nuk është i detyruar për këtë". [*el-Muhalla* 6/3]

Ibn Kudame, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:"Pasi kjo të vërtetohet, ai duhet të heqë dorë nga prerja e flokëve apo prerja e thonjve. Nëse e bën këtë, duhet të kërkojë falje nga Allahu, por s'ka nevojë të ofrohet shpagim për këtë, sipas njëzëshmërisë së dijetarëve, qoftë kur e bën këtë qëllimisht apo nga harresa". [*el-Mugnij* 9/346]

Esh-Sheukani ka thënë:"Arsyeja për këtë ndalim është se të gjitha pjesët do të mbeten për t'u liruar nga Zjarri, apo është thënë se kjo është për t'i ngjarë atij që gjendet në ihram. Të dyja këto opinione janë treguar nga en-Neueui. Por, ai ka transmetuar nga shokët e Shafiut se opinioni i dytë është i gabuar, sepse personi që do të therë kurban nuk përmbahet nga marrëdhëniet seksuale me gruan, apo nga përdorimi i parfumit, apo mbartja e veshjes së zakonshme, si dhe gjëra të tjera nga të cilat përmbahet personi në *ihram*".

## Si njehen ditet e akikas

*Muhamed Halil Herras*,

Pyetje: A llogaritet dita e lindjes ne shtate ditet qe kane te bejne me kryerjen e akikas?

Pergjigje: Po, dita e lindjes eshte pjese e shtate diteve qe llogariten per kryerjen e akikas, duke u bazuar ne thenien e Profetit, salallahu alejhi ue selem:"Çdo femije qe lind, eshte peng i akikas se tij, e cila kryhet per te ne diten e shtate te lindjes se tij dhe i vihet emri". [Transmeton Ebu Daudi, nr.2837, dhe Tirmidhiu, nr.1522. *Uallahu ealem*]

## Therja për kurban e qengjit që nuk i ka mbushur një vjet

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: A është e lejuar therja për kurban e qengjit që i ka mbushur gjashtë muaj? Kam dëgjuar disa njerëz duke thëne se nuk është e lejuar therja për kurban e deles dhe dashit të cilët nuk I kanë mbushur një vit?

Përgjigje: Nuk është e vlefshme therja e deles, derisa t'i mbushë gjashtë muaj dhe të hyjë në muajin e shtatë. Pa marrë parasysh a ka të bëj kjo me delen apo me dashin, kjo dele quhet *xhedh'a*. Imam Ebu Davudi dhe Nesaiu i transmetojnë fjalët e të Dërguarit të Allahut: "Me të

vërtetë *xhedh'a* e përmbush atë që e përmbush një (kafshë) dy vjeçe". Therja e dhisë, lopës dhe devesë në emër të kurbanit është e vlefshme vetëm atëherë kur e arrin moshën e pjekurisë, pa marrë parasysh a ka të bëjë kjo me kafshët femra apo meshkuj. Dmth dhia duhet t'i mbushë një vit dhe të hyjë në vitin e dytë; lopa duhet t'i mbushë dy vite dhe të hyjë në të tretën; deveja duhet t'i mbushë pesë vjet dhe të hyjë në të gjashtën. Kjo dispozitë është ligjëruar nga i Dërguari i Allahut:"Mos therni për kurban vetëm se kafshën dy vjeçe. Nëse nuk mundeni, therni *xhedh'a* (qengj). " (Muslimi)

## Dhënia e mishit të kurbanit jobesimtarëve

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: A është e lejuar dhënia e mishit të kurbanit jobesimtarëve?
Përgjigje: Është e lejuar dhënia e mishit të kurbanit jobesimtarëve, nëse nuk është prej atyre që I luftojnë muslimanët. Ky gjykim bazohet në fjalën e të Dërguarit të All-llahut:
"Allahu nuk ju ndalon të silleni mirë dhe të jeni të drejtë ndaj atyre që nuk luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe që nuk ju dëbojnë prej shtëpive tuaja. Me të vërtetë, Allahu i do të drejtët." [Mumtehine, 8]
Dhe fjalët e të Dërguarit të All-llahut, i cili e urdhëroi Esmën, bijën e Ebu Bekrit, që t'i ruante lidhjet farefisnore, dmth ta ruante lidhjen me nënën e saj, e cila në atë kohë ishte politeiste. (Buhariu)

## Kurbani për atë person që i ka dy shtëpi (dy familje)

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: I posedoj dy shtëpi që janë larg njëra-tjetrës 15 km. A është detyrë për mua të theri kurban për çdo shtëpi, apo është e mjaftuar të theri vetëm një kurban? Kur unë theri kurban tek një shtëpi, anëtarët e shtëpisë tjetër i sjelli në vendin e therjes së kurbanit, që të marrin pjesë në therjen e kurbanit?
A është e lejuar që të thyhen eshtrat e kurbanit pas therjes së tij?
A është e lejuar t'i thyesh brirët e kurbanit pas therjes së tij?
Përgjigje: Për ty është e mjaftuar që të therësh një kurban, edhe pse je pronar i dy shtëpive. Mirëpo, po t'i therësh dy kurbane, do të ishte më mirë. Nuk ka kurrfarë pengese në thyerjen e brirëve dhe eshtrave.

## Një Kurban për disa anëtarë të familjes

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: Nëse bashkëshortja ime jeton në të njëjtën shtëpi me prindërit e mi, a është e mjaftueshme që ne si familje ta therim vetëm një kurban?
Përgjigje: Nëse situata është ashtu siç e përmendët ju, dmth që ti dhe bashkëshortja juaj jetoni

në të njëjtën shtëpi me babanë dhe nënën tënde, për ju është e mjaftuar ta therni një kurban, i cili do të mjaftojë për ty, për bashkëshorten tënde, për prindërit tu dhe për anëtarët e tjerë të familjes tuaj, dhe në këtë mënyrë e keni përmbushur gjykimin e sunneti

## Një kurban për një familje të madhe

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: Familja jonë i ka njëzetedy anëtarë, të cilët bashkërisht e kanë një burim [pasurie sh.p]. Ne për kurban-bajram therim një kurban, dhe nuk e dimë a është e mjaftuar, apo duhet t'i therim dy kurbane?
Përgjigje: Nëse është fjala për familje të madhe, të cilët jetojnë në një shtëpi, mjafton që ata të therin një kurban. Nëse i therni më shumë se një, sigurisht që do të ishte më mirë.

## Therja e kurbanit që nuk është e paguar

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: A është e lejuar në ditët e kurban Bajramit të therësh kurban që është blerë, mirëpo nuk është paguar, gjegjësisht vlera e kurbanit do të paguhet më vonë?
Përgjigje: Është e lejuar të therësh kurban, edhe pse pagesa bëhet pas therjes së kurbanit.

# *MAGJI*

## A është magjistari kafir/jobesimtar

*Shejh Abdurrazak el Afifi*

Pyetje: A është magjistari kafir/jobesimtar?
Përgjigje: Më e sakta është se kufri i magjistarit është kufër që të nxjerr prej miletit/popullit (muslimanë).

## Një grua është *vesvese* [ka paranojë] në lidhje me pastërtinë e saj

*Ibn Uthejmini*

Pyetje: Një grua është *vesvese* lidhur me pastërtinë e saj dhe ndjen që, pasi të marrë abdes, duhet të shkojë prapë në nevojtore. Në një rast, ajo ndjeu që dikush po i pëshpëriste që ta ofendonte Kuranin dhe Allahun, dhe gjithë çfarë mund të bënte ishte të qante. Si mund të ballafaqohet ajo me këtë dhe t'i heqë qafe këto pëshpëritje?

Përgjigje: Shumë njerëz vuajnë nga këto pëshpëritje. S'ka fuqi e as ndryshim, përveç me Allahun. Mënyra për t'u përballur më këto *vesvese* është të kërkosh shpëtim me Allahun nga shejtani i mallkuar, dhe, veçanërisht, të recitohen dy suret e fundit të Kuranit [Felek dhe Nas], sepse s'ka gjë më të mirë me të cilën personi mund të kërkojë ndihmë me Allahun. Kështu, ai duhet të recitojë:

*"Kul eudhu bi Rabil-Felek"* [el-Felek, 1], deri në fund të sures, e cila përfshin kërkimin e shpëtimit nga e keqja e shejtanit, sepse ai është një ndër krijesat e Allahut. Ai duhet ta lexojë edhe suren Nas: *"Kul eudhu bi Rabin-Nas"*, deri në fund [el-Nas, 114]

Pra, mënyra për t'u mbrojtur nga kjo është të kërkosh sa më shumë shpëtim me Allahun nga shejtani i mallkuar, t'i kthehesh Allahut dhe të kesh vendim të sinqertë, që mos t'u kushtohet vëmendje pëshpëritjeve që mund të hyjnë në mendjen e njeriut.

Për shembull, se a keni marrë abdes një herë, dy herë apo tre herë, ju s'duhet t'i kushtoni vëmendje pëshpëritjeve të shejtanit, edhe nëse ndjen që s'ke marrë abdes fare, apo se keni lënë jashtë disa pjesë të abdesit, apo se nuk e keni bërë nijetin e duhur, pra, ju s'duhet t'i kushtoni vëmendje kësaj. Ngjashëm, nëse po faleni dhe mendoni se nuk keni thënë "Allahu ekber" në fillim të namazit, nuk duhet t'i kushtoni vëmendje kësaj dhe duhet të vazhdoni me namazin deri në fund. Po ashtu, nëse ju shkon ndër mend ta shani Allahun apo Kuranin, apo ndonjë tjetër lloj kufri, nuk duhet t'i kushtoni vëmendje kësaj dhe kjo nuk do t'ju dëmtojë. Edhe nëse puna shkon deri aty, saqë personi, i detyruar nga paranoja, i shpreh ato fjalë, nuk ka mëkat për të, ngaqë pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Nuk ka shkurorëzim nën detyrim" [Transmetuar nga Ebu Daud (2193), Ahmed në el-Musned (6/276); i cilësuar si hasen nga el-Albani në el-Irua (nr.2047)].

Nëse shkurorëzimi që bëhet duke qenë i ndikuar nga një *vesvese* nuk njehet, atëherë, mbas gjase, këtë duhet falur edhe më shumë, por personi duhet të distancohet nga kjo dhe të mos i kushtojë vëmendje.

Kështu, e këshilloj këtë grua dhe të tjerët që provohen me *vesvese* që të kërkojnë shpëtim me Allahun nga shejtani i mallkuar në masë të madhe, t'i recitojnë dy suret e fundit tëKuranit, të kenë vendim të sinqertë dhe të mos i kushtojnë kujdes këtyre pëshpëritjeve nga shejtani.

Nëse shejtani arrin të fusë disa dyshime në zemrën e personit, në lidhje me Allahun dhe gjëra të tjera, ai s'duhet të mërzitet për këtë, sepse ai po i vuan këto dyshime vetëm për shkak të imanit në zemrën e tij. Personi që s'është besimtar, nuk çan kokën se a ka dyshime, apo jo. Ai që vuan, për shkak të këtyre dyshimeve e pëshpëritjeve, është besimtar. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë: *"Ky është besimi i vërtetë"* [Transmetuar nga Muslim, nr.132], që do të thotë se ajo çfarë shejtani hedh në zemrat tuaja për të tilla çështje, është një pasqyrim i besimit të pastër, dmth i besimit të sinqertë... Ai e përshkroi këtë si besim të sinqertë, sepse ai që i përjeton këto dyshime, nuk është i lumtur lidhur me to dhe nuk duhet t'u kushtojë vëmendje; ato e shqetësojnë atë dhe ai nuk i do ato. Shejtani u vjen vetëm zemrave që janë të mbushura me besim, me qëllim që t'i shkatërrojë ato. Ai nuk u shkon zemrave që s'kanë besim, ngaqë ato tashmë janë të shkatërruara. I qe thënë Ibn Mes'udit se çifutët kishin thënë:"Ne nuk kemi *vesvese* gjatë lutjeve tona". Ai tha:"Natyrisht. Çfarë do të bënte shejtani me një zemër që tashmë është shkatërruar?!"

E këshilloj atë që t'i injorojë këto pëshpëritje. Ajo do të ketë vështirësi në fillim dhe do të mendojë se po falet pa abdes apo pa thënë "Allahu ekber" në fillim dhe kështu me radhë, por, pas kësaj, ajo do ta ketë më lehtë dhe ky dyshim e vesveset do ta lënë atë, nëse do Allahu.

I falënderuar qoftë Allahu. Ka njerëz që kanë vuajtur nga ky problem, por u qe thënë se si të sillen në këtë situatë dhe si t'i rezistojnë, dhe Allahu u ofroi ndihmë. E lusim Allahun të jemi shëndosh e rehat.

## Shërimi nga mendimet djallëzore

*Fetaua Islamije,*

Pyetje: Nganjëherë, më vijnë ndër mend ide për të cilat unë tutem se mund të më qesin nga feja. Çka mund të bëjë rreth kësaj?
Përgjigje: Këto ide e mendime janë nga Shejtani, i cili pëshpëritë me qëllim që të shkaktojë konfuzion te muslimanët. Kështu, kur të ndiesh gjëra të këtilla, kërko shpëtim te Allahu dhe mos mendo rreth çështjeve të së padukshmes, rreth cilësive të Allahut dhe rreth krijimit, në mënyrë që të të mos dobësohet bindj

## Të pyesësh dhe t'i besosh falltarit

Pyetje: Si t'i bashkërendojmë kuptimet e këtyre dy haditheve:
"Kushdo që shkon te falltari dhe e pyet për diçka, namazi i tij s'do të pranohet për 40 ditë", dhe "Kushdo që shkon te falltari dhe i beson atij, ka mohuar Kuranin dhe në Sunetin"?
Përgjigje: Sa i përket "Kushdo që shkon te falltari dhe e pyet për diçka, namazi i tij s'do të pranohet për 40 ditë", këtu nuk përmendet të besuarit. Në hadithin e dytë, përmendet të besuarit në falltarin dhe mohimi i Shpalljes së Dërguar Muhamedit [salallahu alejhi ue selam].
Nëse falltari i thotë diçka rreth të padukshmes dhe ai e beson si diçka të vërtetë, ai ka bërë kufr [ka mohuar]. Kjo bazohet në ajetin:
*« Kurrkush në qiej dhe në tokë nuk e di [të padukshmen], përveç Allahut, e as që mund të dinë se kur do të ringjallen »*[en-Neml, 65]
Kjo s'do të thotë që ai do të presë e të shohë se çka do të ndodhë para se t'i besojë apo të mos i besojë atij. Nëse ai pret të shohë se çka do të ndodhë dhe thotë:'Po pres të shohë nëse ajo çka po thotë ai është e vërtetë', ai nuk i beson falltarit. Mirëpo, namazi i tij nuk pranohet për 40 ditë.
T'i besosh falltarit do të thotë të besosh se ajo çka ia thotë është e saktë dhe do të ndodhë.

## Trajtimi i magjisë

*shejh bin Baz*

Pyetje: Kemi angazhuar një shërbëtore, dhe tash pas shtatë muajsh, një ditë pasi ajo doli nga banja, gjetëm disa fije floku që kishin qenë lidhur në mënyrë të çuditshme, të mbështjella katër herë me një pe. Floku nuk i përket ndonjërit nga familja. Pastaj kontrolluam çantën e saj dhe gjetëm gjashtë dënga tjera të flokut të njëjtë, secila e mbështjellë përreth katër herë

më një pe. Çfarë të bëjmë me këto flokë? Ju lutem kini parasysh që floku s'është as i shërbëtores.
Përgjigje: Lavdi i takon Allahut. Rrokullisja e flokut dhe lidhja e tyre me pe, është një nga metodat e përdorura nga praktikuesit e magjisë. Ata lidhin këto denga dhe fryjnë në to, duke recituar yshtje [fjalë magjike] të rreme. Kushdo që gjen ndonjë gjë të tillë, duhet t'i zgjidhë nyejt dhe ta prishë dengun ndërsa reciton *el-mu'euidhat* [kaptinat el-Felek & en-Nas]. Pastaj duhet ta shkatërrojë atë duke e djegur, dhe kështu me radhë. Zejd Ibn Erkam, Allahu qoftë i kënaqur me të, kallëzoi:"Një Çifut shkonte tek pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, i cili i besonte atij. Ai lidhi disa nyja dhe i vendosi në një pus që i përkiste njërit nga Ensarët. Ai, salallahu alejhi ue selam, vuajti disa ditë për shkak të kësaj – apo, sipas hadithit të A'ishes, për gjashtë muaj – pastaj dy engjëj e vizituan atë. Njëri u ul te koka e tij ndërsa tjetri te shputat e tij. Njëri tha:'A e di çfarë po e mundon?' Tha:'Filani vinte tek ai, lidhte disa nyje për të dhe i gjuajti në pusin e filanit nga Ensarët. Ai duhet ta dërgojë dikë për ta nxjerrë dangën, dhe ai do të shohë që uji është zverdhur'. Pastaj erdhi Xhibrili tek ai, duke i prurë shpalljen e *el-mu'euidhatejn*, dhe i tha atij që një Çifut i kishte bërë magji dhe që materiali i përdorur gjendej në pusin e filanit. Kështu, ai dërgoi një njeri – sipas një isnadi tjetër, ai dërgoi Aliun, Allahu qoftë i kënaqur me të – i cili gjeti që uji kishte qenë zverdhur. Ai nxori dangën dhe ia solli atij, dhe i tha që ta zgjedhë atë dhe të recitojë një varg Kur'ani. Ai nisi të recitonte dhe ta zgjidhte atë. Dhe çdo herë që zgjidhte një nyjë, ai ndjehej pak më mirë, derisa rimori veten".
Transmetuar nga el-Albani në el-Silsileh el-Sahiha, 6/615; el-Hakim, 4/460; en-Nesa'i, 2/172; Ahmed, 4/367; et-Taberani.
Shejh Ibn Baz ka thënë: Një nga mënyrat e shërimit prej magjisë, e cila po ashtu është një nga mënyrat më të efektshme, është të bëhet përpjekje për të gjetur vendin ku është vendosur materiali, qoftë kjo në tokë, në male, dhe kështu me radhë. Nëse kjo mund të gjendet dhe të nxjerrët e shkatërrohet, magjia do të ndërpritet. [Mexhmu Fetaua ue Mekalat el-Shejh Ibn Baz, 3/280.]
Ai po ashtu ka thënë: Ju duhet të ruheni nga kjo shërbëtore dhe të përpiqeni ta ktheni në vendin e vet. Anëtarët e familjes po ashtu duhet të përpiqen të mbrohen duke recituar dhikrin e parashkruar në Sheriat, siç janë dhikret e mëngjesit dhe mbrëmjes, dhikret para se të flemë, kur të hyjmë dhe dalim nga shtëpia, si dhe kur të hamë dhe pimë.
Ka mënyra për t'u mbrojtur veten nga rreziqet e magjisë përpara se kjo të ndodhë. Më e rëndësishmja dhe e dobishmja është mbrojtja duke recituar dhikre dhe lutje që janë parashkruar në Sheriat, siç është Ajet el-Kursi pas çdo namazi të detyrueshëm, pas dhikreve që janë parashkruar pas selamit. Po ashtu kjo mund të recitohet para se të flihet. Ajet el-Kursi është vargu më madhështor në Kur'anin e shenjtë, në të cilin Allahu thotë [kuptimi]:
"Allah! *la ilahe ile hue* [askush s'ka të drejtë të adhurohet veç Tij], *el-Hajjul-Kajjum* [i Përjetshmi, dhe Ai që furnizon dhe mbron gjithë çka ekziston]. Atë nuk e kaplon as gjumi e as dremitja. Atij i përket çfarëdo që është në qiej dhe tokë. Kush është ai që mund të ndërmjetësojë me Të përveç me lejimin e Tij? Ai e di çfarë u ndodh [krijesave të veta] në këtë botë, dhe çfarë do t'u ndodhë në jetën e përtejme. Dhe ata kurrë s'do të kuptojnë plotësisht çfarëdo qoftë nga dija e Tij, përveç atë që do Ai. Kursija e Tij shtrihet mbi qiejt dhe tokën, dhe Ai nuk ndjen lodhje në kujdesin dhe ruajtjen e tyre. Ai është më i larti, më i madhi". [el-Bekare, 255]

Po ashtu mund të recitohet: *Kul hua Allahu ehad, kul eudhu bi Rabil-felek, dhe kul eudhu bi Rabin-nas* [dmth tre kaptinat e fundit të Kur'anit] pas çdo namazi të detyrueshëm, si dhe t'i recitojë këto kaptina në fillim të ditës, pas namazit të sabahut, si dhe në fillim të natës, pas akshamit.

Një tjetër dhikr është të recitohen dy ajetet e fundit të kaptinës el-Bekare në fillim të natës. Në këto ajete, Allahu thotë [kuptimi]:

"I dërguari i Allahut [Muhamedi] beson në çfarë i është zbritur atij nga Zoti i vet, dhe [gjithashtu] besimtarët. Secili beson në Allahun, engjëjt e Tij, Librat e Tij, dhe të dërguarit e Tij. [Ata thonë]:'Nuk bëjmë dallim mes të dërguarve të Tij' – dhe thonë:'Dëgjojmë dhe bindemi. [Kërkojmë] Faljen Tënde, zoti ynë, dhe tek Ti do të kthehemi [të gjithë]".

"Allahu nuk e rëndon asnjeri përtej mundësisë së tij. Ai fiton shpërblimin për atë [të mirën] që ka fituar, dhe ai dënohet për atë që ka fituar. 'Zoti ynë! Mos na dëno nëse harrojmë apo bëjmë gabim. Zoti ynë! Mos na rëndo siç i rëndove ata përpara nesh [Çifutët dhe të Krishterët]. Zoti ynë! Mos na rëndo me më shumë se që mund të mbartim. Na fal dhe na mëshiro. Ti je Meula [Mbrojtësi dhe Kujdestari] ynë, dhe na jep fitore ndaj njerëzve mosbesimtarë". [el-Bekare, 285-286]

Është transmetuar në një transmetim të vërtetë që i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Kushdo që reciton Ajet el-Kursin natën, do të ketë mbrojtës nga Allahu dhe asnjë dreq s'do t'i afrohet deri në mëngjes". Dhe, është transmetuar në një transmetim të vërtetë që ai, salallahu alejhi ue selam, po ashtu ka thënë:"Kushdo që reciton natën dy ajetet e fundit të kaptinës Bekare, kjo do t'i mjaftojë". Domethënia – dhe Allahu e di më së miri – është që këto do t'i mjaftojnë për gjithë të këqijat.

Ju po ashtu duhet të recitoni shpesh lutjet e kërkimit të shpëtimit me fjalët e përsosura të Allahut nga e keqja që Ai ka krijuar, natën dhe ditën, kur të ndaleni në ndonjë vend në qytet apo në shkretëtirë, nëpërmjet [udhëtimit] ujit apo ajrit. Ngaqë pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Kushdo që ndalet [në ndonjë vend] dhe thotë:*'Eudhu bi kelimat Allah il-tamati min sherri ma khalak* [Kërkoj shpëtim me fjalët e përsosura të Allahut nga e keqja e çfarë Ai ka krijuar'], asgjë s'do ta dëmtojë derisa të zhvendoset nga ai vend".

Në fillim të ditës dhe në fillim të natës, muslimani duhet të thotë tre herë: *"Bismilah ilahi la jedurru me'a ismihi shej'un fil-erd ue la fil-sema ue hue el-semi ul-alim* [Në emër të Allahut, me emrin e të Cilit asgjë nuk dëmtohet në tokë dhe qiell, dhe Ai dëgjon gjithçka, di gjithçka]". Ngaqë është transmetuar në një transmetim të vërtetë, që i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, nxiti për këtë, dhe kjo është mënyrë mbrojtjeje prej çdo të keqeje.

Këto dhikre dhe lutje për mbrojtje, janë mes mënyrave më të mira për mbrojtjen e vetes prej të keqes së magjisë dhe të këqijave të tjera, për atë që i reciton këto rregullisht dhe me sinqeritet dhe besim në Allahun, duke u mbështetur në Të dhe duke mbajtur hapur zemrat dhe mendjet ndaj asaj çfarë thotë dëshmia. Këto po ashtu janë një nga armët më të efektshme për heqjen e efekteve të magjisë pasi që ajo ndodh, si edhe që njeriu duhet ta lusë Allahun shumë dhe të kërkojë nga Ai që t'ia heqë dëmin.

Një tjetër lutje që është transmetuar nga pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, për trajtimin e sëmundjes të shkaktuar nga magjia dhe gjërat tjera, dhe të cilën pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, e përdorte si rukje për të trajtuar shoqëruesit e vet, është: *"Allahume Rab el-Nas, edhhib el-ba's ue'shfi, ente el-Shefij, la shifa'e ila shifa'uke, shifa'en la jughadiru*

*sekemen* [O Allah, Zoti i njerëzimit! Heq të keqen dhe shëro, se Ti je Shëruesi. S'ka shërim përveç shërimit Tënd, i cili nuk lë ndonjë sëmundje". Kjo duhet të thuhet tre herë.
Dhe ka një rukje me të cilën Xhibrili, paqja qoftë mbi të, e trajtoi pejgamberin, salallahu alejhi ue selam:*"Bismilah urkik, min kuli shej'in ju'dhik, ue min sherri kuli nefsin eu ajnin hasidin Allah jushfek, bismilah urkik* [Në emër të Allahut bëj rukje për ty, nga gjithçka që po të bën dëm, nga e keqja e çdo shpirti apo syri ziliqar. Allahu të shëroftë! Në emër të Allahut po të bëj rukje]". Kjo po ashtu duhet të përsëritet tre herë.

## Dëshmi që xhini hyn në trupin e njeriut

*shejh Muhamed Ibn Salih el-Utheimin*

Pyetje: A ka ndonjë dëshmi që mbështet pohimin që xhini mund ta pushtojë njeriun?
Përgjigje: Po, ka dëshmi në Librin dhe Sunetin që xhini hyn në njerëzit. Në Kur'an, Allahu i plotfuqishëm thotë:
"Ata që hanë Riba [fajde] nuk do të ngrihen [në Ditën e Ringjalljes] përveç siç ngrihet personi i rrahur nga shejtani, kështu duke e çmendur atë". [el-Bekareh, 275]
Ibn Kethir, Allahu pastë mëshirë ndaj tij, komentoi:"Ata do të ngrihen nga varret sikur që ngrihet personi i pushtuar nga shejtani".
Për sa i përket dëshmisë nga Suneti, i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Vërtet, shejtani rrjedh nëpër birin e Ademit sikur që rrjedh gjaku i tij". [el-Buhari nr.2039 dhe Muslim nr.2175]
Në "Menkelet Ehl es-Suneh uel-Xhema'ah", el-Esh'eri ka thënë që ata [Ehl es-Suneh] thonë që xhini hyn në trupin e të pushtuarit siç dëshmohet me ajetin që parapriu.
Abdullahu, i biri i Imam Ahmedit, ka thënë:"I thashë babait tim që një grup njerëzish pohojnë që xhini nuk hyn në trupa të njerëzve. Tha:"O biri im, ata po gënjejnë. A nuk sheh që janë mu ata që po flasin në gjuhët e tyre".
Në një numër hadithesh nga i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, të shënuar nga imam Ahmed dhe el-Bejheki, është transmetuar që ai takoi një djalosh i cili ishte pushtuar. Kështu, pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, nisi të thoshte:"Dil, o armik i Allahut, dil!" [Ibn Maxhehnr.3548]
Pastaj djaloshi u shërua dhe u kthye në gjendjen normale.
Këtu kemi përmendur një dëshmi nga Kur'ani dhe dy nga Suneti. Ajo çfarë dëshmojnë njerëzit çdo ditë, shërben si një dëshmi e qartë, të mos përmendim që ky është opinioni i Ehl es-Suneh uel-Xhema'ah. Megjithatë, nuk mohojmë që disa njerëz janë të çmendur për shkak të ndonjë dëmtimi në mendjet e veta.

## Vendimi mbi përdorimin e temjanit për largimin e shejtanëve

*Shejh bin Baz*

Pyetje: Disa njerëz përdorin një lloj temjani, i cili shitet nga shitësit e parfumeve, dhe pohojnë se ai i largon shejtanët. A është vërtetë kjo?

Përgjigje: Nuk di për ndonjë bazë sheriatike për bërjen e kësaj. Dhe kjo s'duhet të bëhet, sepse është një mit i pabazë. Shejtanët mund të largohen vetëm nëpërmjet leximit të shumtë të Kur'anit dhe *dhikrit* [përmendjes së Allahut] si dhe kërkimit të shpëtimit nëpërmjet fjalëve të përsosura të Allahut nga e keqja që Ai ka krijuar. Është vërtetuar se i Dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Kushdo që ndalet për të pushuar dhe thotë:'*E'udhu bi kelimet Allah it-tammeh min sherri ma khalak*/kërkoj shpëtim në fjalët e përsosura të Allahut nga e keqja që Ai ka krijuar', asgjë s'do t'i bëj dëm atij, derisa të lëvizë nga ia vend".

Një njeri tha:"O i Dërguar i Allahut, mbrëmë më pickoi një akrep". Ai [salallahu alejhi ue selam] i tha:"Sikur të thoshe:'*E'udhu bi kelimet Allah it-tammah min sherri ma khalak*', s'do të të dëmtonte".

Dhe ai [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Kushdo që thotë tre herë në mëngjes:*'Bismilahi ledhi la jedurru mea ismihi shej'un fil-erd ue la fis-sema ue huwe el-semi ul-aliim*/Në emër të Allahut, me emrin e të cilit asgjë nuk dëmtohet në tokë a në qiell, dhe Ai dëgjon gjithçka, është i gjithëdijshëm', asgjë s'do ta dëmtojë atë, deri të vijë mbrëmja, dhe kushdo që e thotë në mbrëmje, asgjë s'do ta dëmtojë atë, deri të vijë mëngjesi".

E lus Allahun të na ndihmojë neve dhe të gjithë vëllezërve tanë në arritjen e dijes së dobishme dhe të veprojmë sipas saj, se Ai dëgjon gjithçka, përherë është afër.

# MARRDHENJE BASHKESHORTORE

## A e ndërpret vdekja lidhjen martesore

*Shejh Ibn Bazi*

Pyetje: Disa dijetarë konsiderojnë se vdekja e njërit nga bashkëshortët e ndërpret lidhjen martesore. A është e saktë kjo?

Përgjigje: Ky mendim është në kundërshtim me Sunnetin e të dërguarit të All-llahut [sal-lAllahu alejhi ve sel-lem] dhe nuk ke nevojë t'ia hedhësh sytë kësaj.

## Bërja e guslit edhe nëse s'ka ndodh ejakulimi

*shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A është e detyrueshme për çiftin e martuar që të bëjnë gusl pas marrëdhënieve seksuale, edhe nëse ejakulimi s'ka ndodh?

Përgjigje: Po. Është e detyrueshme për ta të bëjnë gusl edhe nëse s'ka ndodh ejakulimi. Kjo është sipas hadithit të Ebu Hurejres [radiallahu anhu], ku pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

*"Nëse ai [bashkëshorti] ulet midis katër pjesëve të saj [bashkëshortes] pastaj bën marrëdhënie me të, atëherë gusli bëhet i detyrueshëm".* Mbi vërtetësinë e këtij hadithit është rënë dakord nga të dytë, el-Buhari dhe Muslim.
Dhe, në transmetimin e imam Muslimit qëndron [veç kësaj që u tha më lart]:
*"…edhe nëse ai nuk ejakulon".*
Ky transmetim është i qartë në detyrimin e guslit pa ejakulim. Kjo dihet nga shumë pak njerëz, kështu që duhet të kihet kujdes për sa i përket kësaj.

## Burri dhe gruaja shikojnë në trupat e njëri-tjetrit

*shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A është e lejueshme sipas Sheriatit që gruaja ta shikojë tërë trupin e burrit të saj, dhe për atë të shikojë, me qëllim kërkimi të kënaqësisë në atë që është e lejueshme?
Përgjigje: Është e lejueshme për gruan të shikojë tërë trupin e burrit të saj, dhe është e lejueshme për burrin të shikojë tërë trupin e gruas së tij; të mos hyjmë në shumë hollësira tash. Allahu, subhanehu ue Teala, thotë:
"Dhe ata që e ruajnë nderin e tyre, përveç ndaj grave të tyre dhe asaj çka posedojnë duart e tyre të djathta, se atëherë për ta s'ka faj. Por, kushdo që kërkon me tepër se kaq, ata janë shkelës [mëkatarë]". [el-Mu'minun, 5-7]

## Parandalimi i shtatzënisë gjatë fazës fillestare të martesës

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A është e lejueshme të parandalosh shtatzëninë për një periudhë kohore prej dy vitesh në fillim të martesës, për sa kohë që gruaja dhe burri pajtohen rreth kësaj, ashtu që të dy të shohin nëse janë të përshtatshëm për të vazhduar martesën?
Përgjigje: Kjo s'është e palejueshme, mirëpo është më mirë që mos të parandalohet [shtatzënia]. Ata duhet të bashkohen në mirësi dhe të kenë mendime të mira [rreth çështjeve të tyre] në Allahun.

## A është mëkat mungesa e gjatë e burrit prej bashkëshortes së tij

Shejh Ibn Uthejmin qe pyetur rreth një burri, që ishte martuar dhe kishte fëmijë me gruan e tij:"Kam udhëtuar jashtë vendlindjes sime për të përmirësuar gjendjen time dhe kam munguar gati tri vjet. Ju lutem, kini parasysh që s'kam pushuar së dërguari para dhe kam qenë në kontakt të vazhdueshëm me gruan time. A ka ajo të drejta në Sheriat dhe cilat janë ato? A kam mëkatuar në këtë?
Përgjigje: Them që e drejta e gruas ndaj burrit të saj është se ai mund të kënaqet në intimitet me të dhe ajo me të, ashtu siç qëndron puna në shumicën e rasteve. Nëse ai, me lejimin e saj, qëndron larg saj për të kërkuar furnizim dhe ajo është në një vend të sigurt, ku s'ka frikë se do t'i ndodhë diçka, atëherë s'ka gjë të keqe në këtë, sepse e drejta i takon asaj. Nëse ajo

pajtohet të heqë dorë nga kjo dhe është plotësisht e sigurt, atëherë s'prish punë që ai të mungojë tri vjet, më pak a më shumë. Mirëpo, nëse ajo i kërkon atij të kthehet, çështja duhet t'i adresohet gjyqtarit, për të gjykuar me ligjet e Allahut të lartësuar e të madhërishëm". [*Fetaua Nur ala el-Derb*]

## A ka të drejtë burri në të ardhurat (pasurinë) e bashkëshortes?

*Imam Muhammed Nasiruddin el-Albani*

Pyetje: A ka të drejtë burri në të ardhurat (pasurinë) e bashkëshortes?

Përgjigje: Kjo ndërlidhet me aktin e martesës mes saj dhe burrit. A është martuar me të me kusht që ajo të mbetet e punësuar në punën e saj, apo ajo ka filluar të punojë pasi që janë martuar? A kanë rënë dakord para ose pas martesës për ndarjen e të ardhurave dhe bashkëpunimit të ndërsjellë. Nëse është bërë ndonjë marrëveshje, kjo duhet të përmbushet; nëse nuk ekziston ndonjë marrëveshje, burri nuk ka të drejtë të marrë nga fitimi i saj.

## Kufijtë për burrin në kërkimin e kënaqësive me trupin e gruas së tij

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Cili është vendimi për sa i përket kufijve për burrin në kërkimin e kënaqësive me gruan e tij, në lidhje me tërë trupin e saj?

Përgjigje: Vendimi është se ai s'bën t'i afrohet asaj nëpërmjet anusit, e as t'i afrohet nëpërmjet vagjinës se saj ndërsa ajo është me menstruacione apo me gjakderdhje të paslindjes. Ky është vendimi, siç thotë Allahu:

*"Dhe ata që e ruajnë nderin e tyre, përveç me gratë e tyre dhe atë që posedojnë duart e tyre të djathta, se atëherë për ta s'ka kurrfarë faji. Por, kushdo që shkon përtej kësaj, atëherë ata janë shkelësit"*.[el-Mu'minun, 5-7]

## Dallimi mes dashurisë dhe marrëdhënies së ndaluar/haram

Ibn el-Kajjim ka thënë:

"Nëse dashuria zhvillohet për një arsye që s'është haram, personi s'mund të fajësohet për këtë, siç është rasti kur burri e do gruan e vet apo robëreshën e pastaj e lë atë, por dashuria për të mbetet. Atë s'duhet fajësuar për këtë. E njëjta gjë vlen, nëse ai shikon rastësisht e pastaj e largon shikimin, por dashuria mund të zërë vend në zemrën e tij pa e dashur ai këtë. Sidoqoftë, ai duhet ta zmbrapsë këtë dhe të largojë shikimin". [*Reudet el-Muhibiin*, f.147]

Shejh Ibn Uthejmin ka thënë:

"Një burrë mund të dëgjojë se një grua ka karakter të mirë dhe është e dijshme, kështu që dëshiron të martohet me të. Apo një grua mund të dëgjojë se një burrë ka karakter të mirë, është i dijshëm dhe i përkushtuar në fe, kështu që dëshiron të martohet me të. Por, kontakti mes dy vetëve që kanë admirim për njëri-tjetrin në mënyrën që s'është e pranueshme sipas Islamit, paraqet një problem me pasoja shkatërrimtare. Në këtë rast, s'është e lejueshme për

burrin të kontaktojë me gruan apo që gruaja të kontaktojë më burrin dhe të thotë se dëshiron të martohet me të. Mirëpo, ai duhet t'i tregojë kujdestarit të saj se dëshiron të martohet me të, siç ka bërë Umeri [radijallahu anhu], kur ia ofroi vajzën e vet, Hafsan, Ebu Bekrit dhe Uthmanit [radijallahu anhuma]. Pra, nëse gruaja kontakton drejtpërdrejt me burrin, kjo çon në çrregullime [joshje]".

## Gjendja psikologjike mund ta lejojë gruan që ta pengojë burrin e saj

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A mëkaton gruaja nëse ajo e pengon burrin e saj kur ai ta dëshirojë atë për marrëdhënie seksuale, për shkak të gjendjes së saj psikologjike apo për shkak të sëmundjes që e dëmton atë?

Përgjigje: Është e detyrueshme për gruan që t'i përgjigjet burri të saj nëse ai e thërret atë për në shtrat. Mirëpo, nëse ajo është psiqikisht e sëmurë dhe s'është në gjendje të përgjigjet aktivisht thirrjes së tij apo ajo ka ndonjë sëmundje fizike, atëherë, në raste të këtilla s'është e lejueshme për burrin që ta thërrasë atë. Kjo ngaqë pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Nuk bën të ketë dëm apo veprim përgjegjës [kundërpërgjigje] ndaj dëmit".

Ai ose duhet të përmbahet, ose të gëzojë shoqërimin e saj në mënyrën që nuk do ta dëmtonte atë.

## Gratë nga ehli-kitabi që martohen me muslimanët

*Shejkh Mukbil bin Hadij el Uadi'ij*

Pyetje: Gratë e ndershme nga ehli kitabi që martohen me muslimanët, a i kanë detyrë dispozitat e ndryshme fetare, megjithëse nuk kanë pranuar shehadetin? Nëse po, a duhet t'ia imponojë bashkëshorti disa nga dispozitat, si psh mbulimi i , bindja ndaj tij, pastrimi nga , etj?

Përgjigje: Ajo që kërkohet nga ky bashkëshort është ta thërrasë atë femër tek Allahu, sepse bashkëshorti ka ndikim të madh tek e shoqja dhe në përgjithësi, nëse e do vërtetë, do i bindet. Ndaj, e këshillojmë atë vëlla që martohet me të krishtere apo çifute që t'i kushtojë rëndësi davetit të saj në Islam. Profeti ka thënë: "Që ta udhëzojë Allahu një person nëpërmjet teje, është më e mirë për ty sesa devetë e kuqe", dhe thotë: "Kush thërret për në udhëzim, do ketë shpërblimin njësoj si ata që e pasojnë, duke mos iu pakësuar atyre asgjë nga shpërblimet e tyre". [Transmeton Muslimi]

Ajo bashkëshorte, ithtar e librave të mëparshëm, nuk është e ngarkuar me asgjë nga dispozitat, qoftë nga bazat esenciale të islamit apo nga ritet praktike, përveç obligimit të ruajtjes së nderit. Vetëm kjo i kërkohet dhe asgjë tjetër përveç kësaj. Uallahul mustean.

## Kur personi martohet dhe nuk e gjen femrën të virgjër

*Shejkh Mukbil bin Hadij el Uadi'ij*

Pyetje: Nëse një person martohet me një femër të pamartuar më parë, por nuk e gjen atë të virgjër, a duhet ta mbulojë këtë fakt nga njerëzit, apo çfarë të bëjë?

Përgjigje: Kjo është një pyetje e mirë dhe shumë e rëndësishme. Pse, o vëllezërit tanë? Sepse njerëzit në këtë çështje ndoshta pasojnë traditën e injorancës. Duhet të dimë se dijetarët kanë përmendur shkaqe të ndryshme, që mund ta bëjnë femrën të humbasë virgjërinë. Po ashtu, dhe mjekët përmendin shkaqe të ndryshme, si psh nga ndonjë goditje, nga menstruacionet e shumta, ose ndoshta, kur ka qenë e vogël, ka lozur lojëra që kanë ndikuar në këtë, pra, shkaqet janë të shumta. Ndaj, dhe ai i cili martohet dhe nuk e gjen të virgjër, duhet të dijë se ka shumë arsye që mund të kenë shkaktuar "zhvirgjërimin". Nëse është njeri i kuptueshëm, që mund ta përmbajë veten dhe ta justifikojë, kjo është më e mira, por në rast të kundërt e ka detyrë që së paku t'ia mbulojë atë të metë. Profeti, salallahu alejhi ue selem, ka thënë:

"Kush ia mbulon një të metë një muslimani, Allahu do ia mbulojë atij".

E ka haram, e ka haram që të përhapë ndër njerëz se ajo nuk është e virgjër (duke lënë hapësira për nënkuptime të padenja) ndërkohë që ai zhvirgjërim mund të ketë ardhur nga ndonjë shkak tjetër përveç zinasë, ose mund të ketë qenë e detyruar me forcë në atë zina, apo ndonjë shkak tjetër që ju mund ta dini

## Martesa me qëllim të shkurorëzimit

*Komiteti i përhershëm për kërkime islamike dhe fetva*

Pyetje: Është bërë e zakonshme midis të rinjve të udhëtojnë jashtë vendit dhe të martohen atje, me qëllim të shkurorëzimit më pas. Kjo martesë është qëllimi i tyre i udhëtimit, bazuar në fetuanë që ka të bëjë me këtë çështje, por shumë njerëz e kanë keqkuptuar fetuanë. Cili është vendimi mbi këtë?

Përgjigje: Martesa me qëllim të shkurorëzimit më pas, është martesë e përkohshme, kurse martesa e përkohshme është martesë e pavlefshme, sepse është *mu'teh*, dhe *mu'teh* është haram me konsensus. Martesa është e vlefshme kur një burrë martohet me qëllimin ta mbajë gruan dhe të qëndrojë me të, nëse ajo dëshmohet të jetë bashkëshorte e mirë dhe kalojnë mirë me të, përndryshe, ai mund ta shkurorëzojë atë. Allahu thotë:

"Ose mbajeni atë si duhet, ose lirojeni me mirësi". [el-Bekare, 229]

Dhe Allahu është burim i fuqisë. Bekimet dhe paqja e Allahut qofshin mbi pejgamberin Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shoqëruesit e tij.

## Ngritja e zërit të gruas mbi zërin e burrit

*Komisioni i Përhershëm për Fetva*

Pyetje: Çfarë është gjykimi për gruan e cila komunikon me burrin duke e ngritur zërin më shumë se burri i saj?

Përgjigje: Është e ligjëruar që komunikimi ndërmjet bashkëshortëve duhet të jetë në atë mënyrë që të arrihet dashuria ndërmjet tyre e forcimi i lidhjeve bashkëshortore. Dhe bashkëshortët duhet në mënyrë të ndërsjellë t'i largohen ngritjes së zërave gjatë komunikimit dhe të mos komunikojnë në atë mënyrë që nuk e dëshiron ana tjetër. Thotë All-llahu azze ve xhele: "Jetoni e silluni mirë me to!" (En-Nisa, 19)
Nuk i ka hije bashkëshortes ta ngrejë zërin mbi zërin e burrit, kur komunikon me të. All-llahu *azze ve xhel-le* thotë: "Gratë kanë aq të drejta sa kanë edhe detyra, sipas arsyes së shëndoshë, ndonëse burrat kanë një shkallë (më shumë përgjegjësie) mbi ato." (El-Bekare, 228) Po ashtu, burri duhet që këtë problem ta zgjedhë në një mënyrë të mirë, që të mos nxiten probleme dhe grindje.

## Shkurorëzimi me gruan, nëse prindi e kërkon këtë

Shejh Muhamed bin Salih ibn Uthejmin [Allahu e mëshiroftë] qe pyetur rreth vendimit mbi një burrë që prish martesën, nëse babai i tij i thotë të veprojë kësisoj.
Përgjigje: Nëse babai kërkon nga i biri i vet ta shkurorëzojë gruan, një nga skenarët në vijim janë të zbatueshëm:
1. Kur babai jep një arsye të ligjshme [të shëndoshë] përse ai duhet ta shkurorëzojë dhe të ndahet prej saj, si, për shembull, kur thotë:"Shkurorëzohu nga gruaja jote, sepse ka sjellje të dyshimtë, flirton me të huajt dhe shkon në tubime të pavenda, etj." Në këtë rast, biri duhet të pajtohet të prishë martesën, sepse babai nuk po i thotë të shkurorëzohet sipas tekave të veta, por kjo bëhet për ta mbrojtur nderin e të birit, kështu që ai duhet ta prish martesën me atë grua.
2. Kur babai kërkon nga i biri i vet të prishë martesën për shkak se i biri e do gruan dhe babai ndjehet xheloz për dashurinë e të birit ndaj gruas dhe nëna është edhe më xheloze. Kjo, sepse shumë nëna, kur shohin të birin ta dojë gruan e vet, bëhen xheloze, sikur të jetë gruaja e të birit një rivale apo gruaja tjetër e burrit të saj. E lusim Allahun të na ruajë. Në këtë rast, i biri nuk duhet të prishë martesën me gruan e vet, nëse babai apo nëna i thotë ta bëjë këtë. Dhe ai duhet të sillet mirë me ta dhe ta mbajë gruan, dhe duhet të përpiqet t'i bindë ata me fjalë të mira, derisa të binden se ajo duhet të qëndrojë me ta, posaçërisht nëse gruaja është e përkushtuar në fe dhe ka qëndrim të mirë.
Imam Ahmed [Allahu ë mëshiroftë] qe pyetur mu për këtë mesele. Një njeri erdhi dhe tha:"Babai im po kërkon nga unë ta prish martesën me gruan". Imam Ahmed i tha:"Mos u shkurorëzo". Ai tha:"A nuk i ka thënë pejgamberi Ibn Umerit të prishte martesën me gruan e tij, kur Umeri i tha ta bënte këtë?" Ai ia ktheu:"A është babai yt si Umeri?"
Pra, nëse babai i referohet këtij rasti dhe thotë:"O biri im, pejgamberi i tha Ibn Umerit të prishte martesën me gruan e tij, kur Umeri i kishte thënë ta bënte këtë", përgjigja në këtë është:"A je ti si Umeri?" Mirëpo, duhet të flasësh butë dhe mirë, dhe të thuash se Umeri ka parë diçka që e ka bërë të dobishme shkurorëzimin e Ibn Umerit nga gruaja e tij. Kjo është përgjigja në këtë pyetje, e cila parashtrohet shpesh.

## Suneti kur burri hyn te gruaja e tij natën e martesës

*Ibn el-'Uthejmin,*

Pyetje: Si është Suneti kur burri hyn te gruaja e tij natën e martesës? Shumë njerëz gabimisht mendojnë se ai duhet të lexojë Suren el-Bekare dhe të falet, dhe ky zakon është i përhapur në ditën e sotme.

Përgjigje: Falënderimet i qofshin Allahut. Kur një burrë hyn te gruaja e tij për herë të parë, ai duhet të vëri duart e tij mbi ballin e saj dhe të thotë: *"Allahumme inni es'aluke khajrahe ue khajre ma xhebeltehe 'alejh, ue e'udhu bike min sherrihe ue sherri me xhebeltehe 'alejh* (O Allah, kërkoj prej Juve mirësi me të dhe për mirësinë që e ke bërë, që ajo të anohet drejt saj, dhe kërkoj mbrojtje te Ju nga e keqja te ajo dhe e keqja që e ke bërë, që ajo të anohet drejt saj.)' (Transmetohet nga Ebu Daud, nr. 2160; Ibn Maxheh, nr. 1918). Por, nëse ai ka frikë se gruaja e tij do zemërohet nëse ai i vë duart te balli i saj dhe reciton këtë du'a, atëhere ai mund të vëri duart te balli i saj sikurse do e puthi atë, dhe të recitojë këtë du'a me vete nën frymëmarrjen e tij, duke mos e lënë që ajo ta dëgjojë atë (burrin), kështu ajo nuk do të zëmërohet. Nëse ajo është një grua e cila posedon dije, ajo do ketë njohuri se kjo është e përshkruar nga Islami dhe se nuk ka asgjë të keqe në të bërët dhe thënët e kësaj në mënyrë të tillë që ajo mund ta dëgjojë. Për sa i përket faljes së dy rekateve kur ai hyn në dhomën ku gjendet bashkëshortja e tij, është transmetuar se disa nga selefët e kanë kryer këtë. Kështu, nëse burri e bën këtë, është në rregull; nëse ai nuk e kryen atë, nuk ka ndonjë gjë të keqe në të. Për sa i përket recitimit të el-Bekares dhe sureve të tjera, unë nuk njoh ndonjë bazë për kryerjen e kësaj.

# *MENHEXH*

## A është i domosdoshëm lejimi i sunduesit për të bërë xhihad?

Ibn Kudame [Allahu e mëshiroftë] ka thënë:"Çështja e xhihadit është në duart e sunduesit dhe ixhtihadit të tij, dhe njerëzit duhet ta dëgjojnë atë në çfarëdo që ai e sheh si të përshtatshme lidhur me këtë". [*el-Mugnij* 10/368]

Komisioni i Përhershëm:"Xhihadi për të bërë fjalën e Allahut më të lartën, për të mbrojtur fenë Islame dhe për të bërë të mundshme bartjen dhe përhapjen e tij është një obligim për çdokënd që ka mundësi për këtë. Por, është thelbësore që ushtria të organizohet dhe të niset në një mënyrë të rregullt, që të mos ketë kaos dhe incidente që sjellin fatkeqësi. Prej këtu, nisja dhe angazhimi në xhihad është përgjegjësi e sunduesit të muslimanëve, kurse dijetarët duhet t'i japin zemër atij. Nëse ai nis xhihadin dhe i mobilizon muslimanët, atëherë ai që ka mundësi për këtë, duhet t'i përgjigjet thirrjes, duke kërkuar sinqerisht Fytyrën e Allahut, me shpresë për të mbështetur të vërtetën dhe për të mbrojtur Islamin. Ai që mbetet mbrapa pa arsye, kur të bëhet thirrja për xhihad, mëkaton". [*Fetaua el-Lexhne el-Da'imeh* 12/12]

Shejh el-Islam ibn Tejmije [Allahu e mëshiroftë] ka thënë:"Duhet të përmendet që caktimi i një udhëheqësi është ndër detyrat fetare më madhështore, pa të cilën s'mund të vendoset asnjë çështje fetare apo e kësaj bote, sepse interesat më të mira të njeriut s'mund të arrihen pa u bërë bashkë ngaqë njerëzit kanë nevojë për njëri-tjetrin. Dhe, kur ata të bëhen bashkë, është e rëndësishme që ata të kenë një udhëheqës. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Nuk është e lejueshme për tre njerëz të qëndrojnë në shkretëtirë pa e caktuar si udhëheqës njërin prej tyre".

Fakti se caktimi i një udhëheqësi për një grup të përkohshëm gjatë udhëtimit është një detyrim, tregon se kjo është thelbësore për të gjitha llojet e grupimeve. Allahu na ka porositur të urdhërojmë për të mirë dhe të ndalojmë nga e keqja, gjë që mund të arrihet vetëm nga një pozitë autoriteti e force. E njëjta gjë vlen edhe për të gjitha gjërat tjera që Ai ka urdhëruar, si xhihadi, drejtësia, vendosja e haxhit, xhumasë e bajramit. Po ashtu, përkrahja e atyre që u bëhet padrejtësi dhe që shtypen, si dhe zbatimi i ndëshkimeve sheriatike s'mund të realizohet, përveç nga një pozitë autoriteti e force. Kështu, është thënë se 'Sunduesi është hija e Allahut në tokë' dhe '60 vjet me një sundues të padrejtë janë më të mira, sesa një natë pa sundues'. Përvoja dëshmon për këtë". [*Mexhmu el-Fetaua* 28/390, 391]

Shejh Muhamed ibn Uthejmin [Allahu e mëshiroftë] ka thënë:"S'është e lejueshme për ushtrinë të dalë për ekspeditë ushtarake pa lejen e sunduesit, pavarësisht nga situata, sepse ata të cilëve u është drejtuar urdhri për të luftuar dhe për të bërë xhihad janë sunduesit, jo individët. Individët duhet t'i dëgjojnë vendimmarrësit. Pra, nuk është e lejueshme për ndokënd të luftojë pa lejen e imamit, përveç në rast mbrojtjeje. Nëse armiku sulmon befasisht dhe ata frikohen nga e keqja e tij, atëherë ata mund ta mbrojnë vetveten, sepse luftimi në këtë rast bëhet një obligim individual.

Arsyeja përse kjo s'është e lejueshme është se çështja e xhihadit është përgjegjësi e sunduesit, ndërsa luftimi pa lejen e tij paraqet një shkelje të të drejtave të tij dhe ekstremizëm. Po të ishte e lejueshme të luftohej pa lejen e sunduesit, kjo do të çonte në kaos. Çdonjëri që do të dëshironte, do t'i hipte kalit dhe do të luftonte, gjë që do të sillte pasoja të dëmshme. Disa persona do të pajiseshin me pohimin se duan të luftojnë kundra armikut, por synimi i vërtetë i tyre do të ishte rebelimi kundra sunduesit apo përhapja e së keqes duke sulmuar ndonjë grup tjetër njerëzish, siç ka thënë Allahu i lartësuar:

« Dhe, nëse dy grupe besimtarësh luftojnë mes vete, bëni pajtim mes tyre » [el-Huxhurat, 9]

Për këto tri arsye dhe të tjera, nuk është e lejueshme të luftohet pa lejen e sunduesit".

## A është kryengritja (huruxhi) kundër pushtetarëve çështje ixhtihadi

*Shejh Salih bin Feuzan al-Feuzan*

Pyetje: Çka mendoni për atë i cili thotë se kryengritja kundër pushtetarëve është çështje ixhtihadi, për të cilën selefët janë ndarë në mendime dhe, për shkak të kësaj, nuk është e lejuar ta konsiderojmë bidatçi apo mëkatar atë që vepron kështu?

Përgjigje: Kjo është gënjeshtër dhe shpifje kundrejt të Dërguarit të All-llahut, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem. Kjo çështje nuk ka të bëjë asgjë me . I Dërguari i All-llahut, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: "Nëse jeni të bashkuar rreth një personi dhe ju vjen dikush që

t’jua prish grupin tuaj, prejani qafën, kushdo qoftë ai". Veç kësaj, ai, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: "Ai i cili braktis dëgjueshmërinë dhe largohet nga xhemati dhe vdes në këtë gjendje, vdekja e tij është vdekje xhahilijeti (injorancë para-islamike)." Prandaj, nuk është e lejuar ngritja kundër udhëheqësit musliman. Është detyrë t’u nënshtrohemi dhe ndalohet ngritja kundër tyre. Kjo, për shkak të gjakderdhjes, përçarjes dhe humbjes së shoqërisë/xhematit. E keni parë edhe vetë çka është duke ndodhur në ato shtete kundër regjimit të të cilave është bërë kryengritje: vdekje, gjakderdhje, humbje e sigurisë, edhe pse pushtetarët e tyre nuk janë muslimanë. Kur bënë kryengritje ndaj tyre (pushtetarëve sh.p), ndodhi ajo që ka ndodhur në Somali, Afganistan, Irak dhe në disa vende tjera. E, si është puna kur udhëheqësi është musliman kundër të cilit nuk lejohet të bëjmë kryengritje, duke marrë parasysh gjakderdhjen dhe humbjen e sigurisë?! Po ashtu, jobesimtarët mund ta marrin pushtetin mbi muslimanët, kur ata janë të ndarë.

## A janë demonstratat zgjedhje për problemet

*Shejh Salih el-Feuzan*

Pyetje: A janë demonstratat nga mënyrat e thirrjes/da’ues, me qëllimin e zgjedhjes së problemeve të umetit islamik?

Përgjigje: Feja jonë s’është fe kaosi. Feja jonë është fe e disiplinës dhe e rendit, e rehatisë dhe e qetësisë. Demonstratat nuk janë nga veprimet e muslimanëve dhe janë të huaja për muslimanët. Feja islame është fe paqeje dhe mëshire, si edhe fe disipline, jo e kaosit dhe çrregullimit, dhe jo e nxitjeve për fitne. Kjo, pra, është feja islame. Të drejtat fitohen duke i kërkuar ato në mënyrën e ligjëruar nga sheriati, nëpërmjet rrugëve të ligjëruara nga sheriati. Demonstratat shkaktojnë gjakderdhje dhe shkatërrimin e pasurisë [të muslimanëve]. Pra, këto gjëra s’janë të lejueshme.

## A ka qortim për sa i përket çështjeve rreth të cilave dijetarët nuk janë të një mendjeje?

Pyetje: Ka njerëz që thonë se nuk duhet qortuar personin që ndjek opinione dijetarësh, rreth të cilave dijetarët nuk janë të një mendjeje, dhe ata përmendin parimin që "s'ka qortim për sa i përket çështjeve rreth të cilave dijetarët s'janë pajtuar". A është kjo me vend?

Përgjigje:

Shejh el-Islam ibn Tejmije, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:"Për sa u përket çështjeve të *ixhtihadit*, ato s'duhet të kritikohen, dhe askush s'ka të drejtë t'i shtrëngojë njerëzit ta ndjekin atë për sa u përket atyre, por ai duhet të flasë rreth tyre bazuar në fakte. Kushdo që mendon se njëri nga dy opinionet është i saktë, duhet ta ndjekë, dhe kushdo që ndjek ata që e parapëlqejnë opinionin e kundërt, atë nuk duhet qortuar". [*Mexhmu el-Fetaua* (30/80)].

Po ashtu, Shejhul-Islam ka thënë:"Pikëpamja se s'ka qortim në çështjet ku ka dallim mes dijetarëve, s'është e saktë, sepse me qortimin synohet ose vendimi i nxjerrë nga dikush, ose vepra [e cila kundërshton Sunetin].

Për sa i përket të parës, nëse vendimi bie në kundërshtim me Sunetin apo me konsensusin e lashtë, atëherë këtë duhet kritikuar, sipas të gjithë dijetarëve. Nëse kështu nuk qëndron puna,

atëherë këtë duhet kritikuar, në kuptimin që dobësia e tij duhet të vihet në pah. Ky është opinioni i atyre, që thonë se mund të ketë vetëm një vendim të saktë, dhe ky është vendimi i shumicës nga selefët dhe nga *fukahatë* [dijetarët e fikhut].

Për sa u përket veprave, nëse ato e kundërshtojnë Sunetin apo konsensusin, atëherë ato, po ashtu, duhet kritikuar, sipas shkallës së kritikës.

Por, nëse nuk gjendet dëshmia në Sunet dhe në konsensusi, dhe *ixhtihadi* është i vlefshëm në këtë rast, atëherë ai që vepron bazuar në *ixhtihad*, qoftë *muxhtehid* apo dikush që ndjek *muxhtehidin*, nuk duhet të qortohet.

Ky hutim ndodh, për shkak të tezës se çështjet rreth të cilave dijetarët nuk kanë rënë dakord, janë çështje që kërkojnë *ixhtihad*, siç mendojnë disa njerëz. Pikëpamja e saktë, të cilën e kanë Imamët, është se çështjet e *ixhtihadit* janë ato për të cilat s'ka dëshmi që mund të ndiqen qartazi, siç është hadithi i vërtetë, i cili nuk bie në kundërshtim me ndonjë hadith tjetër të shkallës së njëjtë. Në mungesë të një dëshmie të këtillë, *ixhtihadi* është i vlefshëm, sepse ka dëshmi që bien në kundërshti mes vete apo dëshmia s'është e qartë". [*Bejan el-Delil ala Betlan el-Tahlil*, f.210-211].

Po ashtu, ka thënë:"Për sa u përket çështjeve të *ixhtihadit*, ai që ndjek ndonjë nga dijetarët në të tilla çështje, nuk duhet të qortohet apo të braktiset. Ai që ndjek njërën nga dy opinionet, nuk duhet të qortohet". [*Mexhmu el-Fetaua* (20/207)].

Ibn el-Kajjim, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:"Pikëpamja e tyre se nuk ka qortim për sa u përket çështjeve rreth të cilave dijetarët nuk kanë rënë dakord... pastaj ka cituar fjalët e Shejhul-Islam ibn Tejmijes, të cilat i përmendëm më lart, pastaj ka thënë:

"Si mund të thotë një *fekih* se nuk ka qortim rreth çështjeve për të cilat dijetarët nuk janë të një mendjeje, kur *fukahatë* e të gjitha grupeve janë shprehur qartë se vendimi i një gjykatësi s'është i vlefshëm, nëse ai bien në kundërshti me një ajet të Kuranit apo me Sunetin, edhe nëse një pjesë e dijetarëve pajtohen me atë gjykim? Por, nëse s'ka dëshmi nga Suneti apo nga konsensusi për sa i përket një çështjeje, atëherë *ixhtihadi* është i lejueshëm dhe ai që vepron bazuar në *ixhtihad*, qoftë *muxhtehid* apo dikush që ndjek *muxhtehidin*, nuk duhet të qortohet.

Ka edhe shumë çështje tjera rreth të cilave nuk kanë rënë dakord gjeneratat e mëhershme dhe ato të mëvonshme, por jemi të sigurt që njëri nga dy opinionet është i saktë, siç është opinioni se periudha e pritjes së gruas shtatzënë [*iddeh*] përfundon para se ajo të lindë; apo se përmbushja e martesës me bashkëshortin e dytë është kusht që gruaja të bëhet e lejueshme për bashkëshortin e parë të saj [pas shkurorëzimit me të parin]; apo se *gusli* bëhet i domosdoshëm atëherë kur ndodh penetrimi, edhe nëse nuk ka ejakulim; apo se *riba el-fadl* [lloj fajdeje] është haram; apo se martesa e përkohshme [*mut'eh*] është haram; apo se pija e bërë nga hurmet [*nebiidh*], e cila deh, është haram; apo se një musliman s'bën të vritet në shenjë hakmarrjeje për një mosbesimtar; apo se fshirja [mesti] mbi çorape është i lejueshëm, qoftë gjatë udhëtimin apo ndryshe; apo se është sunet që, kur të biem në ruku, t'i vendosim duart në gjunjë e jo t'i mbajmë të bashkuara mes kofshëve, dhe se ngritja e duarve kur të biem në ruku dhe pas ngritjes nga rukuja është sunet; apo se është e lejueshme të marrësh tokën publike [që nuk e posedon askush] për sa i përket blerjes së tokës apo pronës... apo se dora e hajnit duhet të pritet për tre dirhem; apo se unaza e hekurt është e vlefshme për prikë [dhuratë martesore]; apo se bërja e tejemumit deri në kyç të dorës me një rrahje [të tokës]

është e lejueshme; apo se agjërimi i trashëgimtarit në emër të të vdekurit është i pranueshëm; apo se pelegrini/haxhiu duhet ta thotë *telbijen*, derisa të hedhë gurët tek *xhemeratet*; apo se ai që mbart *ihramin* bën të vazhdojë të mbartë parfum pa vendosur sërish; apo se Suneti është të jepim selam në namaz, në të djathtë dhe në të majtë, duke thënë: es-Selamu alejkum ue rahmetullah, es-Selamu alejkum ue rahmetullah; apo se mundësia për ta anuluar marrëveshjen mbetet, derisa të ndahen të dy palët... apo se ka dy ruku në secilin rekat të namazit të eklipsit; apo se gjykimi është i lejueshëm më një dëshmitar dhe me një betim, etj. Ka edhe shumë të këtilla çështje. Kështu, Imamët kanë thënë sevendimi i atyre që kanë nxjerrë vendim të ndryshëm për shumë nga këto çështje, është i pavlefshëm, pa kundërshtuar në shkallë personale ata që i mbajnë këto opinione.
Sidoqoftë, nuk do të ketë arsyetim përpara Allahut, në Ditën e Ringjalljes, për ata që kanë dëgjuar hadithet dhe transmetimet lidhur me çështjen në të cilën s'ka pasur kundërshtime, nëse i kanë injoruar ato". [*I'lam el-Muwekki'in* (3/300-301)]

Ibn Kudameh el-Makdisi ka thënë:"Askush s'bën ta qortojë ndokënd që ndjek medhhebin e vet, se nuk ka qortim për sa u përket çështjeve që i nënshtrohen *ixhtihadit*". [*el-Adab el-Sher'ijeh e Ibn Muflih*(1/186)].

en-Neueui ka thënë në *Sherh Muslim* [1/186]:"Dijetarët kanë thënë:'Muftiu dhe kadiu nuk kanë të drejtë t'i bëjnë vërejtje atij që bie në kundërshtim me ta, për sa kohë që ai nuk e kundërshton tekstin, konsensusin e dijetarëve apo analogjinë e qartë'".
Shejh Muhamed ibn Abd el-Uehab ka thënë:"... Nëse ai që e thotë këtë i referohet çështjeve kontestuese, kjo s'është e vlefshme dhe shkon kundra konsensusit të umetit. Sahabët dhe ata që erdhën pas tyre vazhduan t'i kritikonin ata që kishin opinione të kundërta me dëshminë dhe që bënin gabime, pavarësisht se kush ishin ata, edhe nëse ishin njerëzit më të devotshëm e më të ditur. Allahu e ka dërguar Muhamedin me udhëzim dhe me fenë e vërtetë, dhe Ai na ka urdhëruar ta ndjekim atë dhe të braktisim çfarë e kundërshton atë. Ta ndjekësh atë do të thotë që, nëse një dijetar e kundërshton atë gabimisht, gabimi i tij duhet të vihet në pah dhe ai duhet të kritikohet. Nëse çfarë mendohet me "çështjet që kërkojnë *ixhtihad*" janë çështjet rreth të cilave dijetarët nuk kanë rënë dakord dhe për të cilat s'ka pikëpamje të qartë, atëherë kjo është çështje e vlefshme dhe nuk është e lejueshme për ndokënd të qortojë diçka që bie në kundërshtim me medhhebin e vet apo me traditën popullore. Ashtu siç nuk është e lejueshme që dikush të urdhërojë për ndonjë gjë pa dije, ashtu nuk është e lejueshme që dikush të dënojë ndonjë gjë pa dije. E gjithë kjo është përfshirë në ajetin ku Allahu thotë:"Mos paso [O njeri, dmth mos fol, mos bëj, apo mos dëshmo] atë për të cilën nuk ke dije" [el-Isra, 36]". [*el-Durar el-Senije* (4/8)]

esh-Sheukani ka thënë:"Pikëpamja [se nuk ka qortim për sa u përket çështjeve rreth të cilave dijetarët s'kanë rënë dakord] është bërë prej mënyrave më efikase për të penguar urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja, çka është tepër e rëndësishme, siç e dini. Ky umet është urdhëruar dhe i është bërë detyrë nga ana e Allahut dhe e të dërguarit të Allahut, salallahu alejhi ue selam, të urdhërojë për të mirë, sipas Sheriatit, dhe të ndalojë nga e keqja, sipas Sheriatit, dhe masë për këtë është Kur'ani dhe Suneti.

Çdo musliman duhet të urdhërojë për atë që sheh se konsiderohet si e mirë në të dyja këto ose në njërën prej tyre, dhe ai duhet të ndalojë nga ajo që sheh se konsiderohet si e keqe në të dyja këto apo të njërën prej tyre.
Nëse ndonjë dijetar thotë diçka të ndryshme nga kjo, atëherë fjalët e tij duhet të refuzohen dhe atë duhet kritikuar, siç duhet vepruar edhe me atë që ndjek opinioni e tij.
Së dyti: Ky Sheriat fisnik, në të cilin duhet të urdhërojmë për atë, të cilën ai e përshkruan si të mirë, dhe ta dënojmë atë, të cilën ai e përshkruan si të keqe, është ajo çfarë gjendet në Kur'an dhe në Sunet". [*el-Sejl el-Xherar* (4/588)]

Shejh ibn Uthejmin, Allahu e mëshiroftë, ka thënë, kur ka folur rreth atyre që thonë se nuk ka qortim lidhur me çështjet për të cilat dijetarët nuk kanë rënë dakord:
"Nëse do të thoshim se nuk ka fare qortim lidhur me çështjet për të cilat dijetarët nuk kanë rënë dakord, atëherë e gjithë feja do të humbiste, ngaqë njerëzit do të kërkonin zgjidhje më të lehta, sepse ju pothuaj s'mund të gjeni ndonjë çështje rreth të cilës nuk ka dallime opinionesh midis njerëzve.
Çështjet rreth të cilave dijetarët nuk kanë rënë dakord, ndahen në dy kategori. E para: çështjet e *ixhtihadit* në të cilat tolerohen dallimet në opinione, në kuptimin që ka arsye të shëndoshë për këto dallime në opinione. Në këtë rast *muxhtehidi* nuk duhet të kritikohet, kurse muslimanët e thjeshtë janë të detyruar të ndjekin çfarë thonë dijetarët e vendit të tyre, në mënyrë që masa popullore të mos lihet e ngatërruar. Sepse, po t'i thoshim një muslimani të thjeshtë:"Ndiq cilindo opinion", atëherë komuniteti do të përçahej. Prej këtu, shejhu ynë, AbduRrahman bin Sa'di, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:"Njerëzit e thjeshtë duhet të ndjekin medhhebin e dijetarëve të tyre".
Kategoria e dytë janë çështjet për të cilat nuk tolerohet dallim opinionesh dhe nuk ka nevojë për *ixhtihad*. Në këtë rast ai që mban qëndrim të kundërt, duhet të qortohet, sepse nuk ka arsyetim". [*Lika el-bab il-Meftuh* (49/192-193)]

## Ndjeka e Sunetit është më parësore

*Sheikh Uthejmini*

Shejhu i nderuar Ibën Uthejmin (Allahu e mëshiroftë!) është pyetur në lidhje me nxënësin e dijes i cili është në fillimet e tij se a duhet që të ndjekë ndonjë imam prej katër imamëve të medhhebeve, apo jo?
Shejhu (Allahu e mëshiroftë!) u përgjigj: Allahu i Lartësuar thotë:
"Pyesni njerëzit e dijes (dijetarët) nëse nuk e dini." {El Enbija, 7}.
Nëse ky nxënës është fillestar dhe nuk di sesi të nxjerri argumentin, atëherë nuk ngel për të vetëm se pasimi, qoftë ai pasim ndonjë imami të kaluar (nga të parët) apo pasimi i ndonjë imami bashkëkohorë, që është dijetar prej dijetarëve. Pra ta pyesë atë, sepse kjo është më e mira. Por nëse atij i bëhet e qartë se kjo fjalë (e këtij imami) bie ndesh me hadithin e saktë, atëherë është obligim për të (për nxënësin) që të marrë hadithin e saktë.

## Në lidhje me anëtarësimin në partitë apo grupet e sotshme

*Shejh ibn Baz*

Shejh AbdulAziz, Allahu ë mëshiroftë, ka thënë:

Për sa i përket anëtarësimit në partitë moderne, kjo nuk duhet të bëhet. Secili duhet të kapet për Librin e Allahut dhe Sunetin e të dërguarit të Tij, dhe të bashkëpunojë në këtë sinqerisht. Kështu, ata do të jenë "Grupi i Allahut", për të cilën Allahu thotë në fund të kaptinës el-Muxhadileh:

"Vërtet, grupi i Allahu është ai që do të jetë i suksesshëm",

pasi përmend disa cilësi madhështore në ajetet:

"Ti [O Muhamed] nuk do të gjesh ndonjë popull që besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit e t'i shoqërojnë ata që e kundërshtojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij..."

Ndër cilësitë e tyre madhështore janë ato që i përmend Allahu në kaptinën el-Dharijat, ku Ai thotë:

15. "Vërtet, [të devotshmit] do të jenë midis Kopshteve dhe burimeve [në xhenet]
16. Duke iu gëzuar gjërave që ua ka dhënë Allahu. Vërtet, ata, para kësaj, qenë [bamirës].
17. Ata nuk flinin natën veçse pak [duke e lutur Zotin e tyre dhe duke u falur me frikë e me shpresë]
18. Dhe në çastet para agimit, ata luteshin për falje.
19. Dhe në pronat/pasurinë e tyre ka pasur edhe për sa'il [nevojtarin që lyp], edhe për mehrum [nevojtari që nuk lyp]". [e-Dharijat, 15-19]

Këto janë cilësitë e "Grupit të Allahut", të cilët nuk ndjekin tjetër veç Librit të Allahut dhe Sunetit. Ata e propagandojnë këtë dhe ndjekin shtegun e gjeneratave të mëhershme të këtij umeti, sahabëve dhe atyre që i ndoqën në të vërtetën.

Ata sinqerisht këshillojnë dhe i thërrasin të gjitha partitë dhe grupet që të kapën për Kuranin dhe Sunetin, dhe t'i shqyrtojnë gjërat për të cilat dallohen - çfarëdo që është në përputhje me të dyja apo me njërën nga këto [Kuranin dhe Sunetin], të jetë e pranueshme dhe e vërtetë; çfarëdo që bie në kundërshtim me këto, t'i largohemi.

Për sa i përket kësaj, nuk ka dallim mes Vëllazërisë Muslimane [el-Ihuan el-Muslimin], Ensar el-Sunneh, el-Xhema'ijeh el-Sheri'ijeh, Xhema'at el-Teblig dhe të tjera grupe dhe parti që pohojnë të jenë Islamike. Kështu, ata kanë një qëllim të përbashkët dhe bëhen një grup që ndjek shtegun e ithtarëve të Sunetit e Xhematit, të cilët janë grupi i Allahut dhe mbështetësit dhe propaganduesit e fesë së Tij.

Nuk është e lejueshme të ndiqet verbazi asnjë grup apo parti në çështje të cilat bien ndesh me Sheriatin.

## Pyetje dhe përgjigje me shejh Muhamed bin Hadi

Pyetje: Shejh, kur personi përzihet [shoqërohet] me kundërshtarët [në menhexh], a duhet që ai të konsiderohet njëjtë si ata?

Shejh Muhamed bin Hadi: Po, atë duhet konsideruar njëjtë si ata.

Pyetje: A duhet të zgjasë shumë dhënia e këshillës [ndaj atij që ka dyshime në lidhje me menhexh]?
Shejh Muhamed bin Hadi: Jo, kjo s'duhet të zgjasë shumë. Kjo është sipas asaj çka personi sheh. Nganjëherë kjo mund të jetë vetëm një seancë [bisedë, takim], nganjëherë me dy, nganjëherë kjo duhet të zgjasë deri në tre kur personi ka dyshime [keqkuptime], kurse nganjëherë kjo mund të ndodhë me vetëm një fjalë. Kjo është sipas gjendjes së atij që pranon këshillën dhe natyrës së çështjes për të cilën personi këshillohet.

Pyetje: Kjo radhitje [krahas kundërshtarëve të tij pasi përzihet me ta], dmth ai që vihet pranë personit që është bidatçi, a duhet bojkotuar edhe atë?
Shejh Muhamed bin Hadi: Si të mos e bojkotojmë! Konsiderojeni njëjtë sikur atë [bidatçiun]. Pra, bojkotoni atë!

Pyetje: Nëse një person që është Selefi përzihet me një *Ihuani* [nga Ihuan el-Muslimun], a vlen i njëjti vendim edhe për këtë?
Shejh Muhamed bin Hadi: Po, konsiderojeni [Selefiun] njëjtë sikur atë [Ihuanin].

Pyetje: A duhet të merren parasysh dobitë [*mesalih*] dhe dëmet [*mefasid*], o shejh?
Shejh Muhamed bin Hadi: Dobitë për të cilat ata flasin dhe rreth të cilave ata vërtiten, atëherë dëmet që rezultojnë nga situatat e këtilla janë më të mëdha se ato [dobitë]. Ngase dëmi që vjen nga i tilli [dmth kur një Selefi përzihet me një Hizbi] është më i madh për Ehl us-Sunneh, më i rëndë se dëmi i Hizbijunëve [partiakëve] ndaj tyre. Nga që mund të kihet kujdes dhe të ruhemi nga një Hizbi i kulluar, kurse për sa i përket atij që është në mes të këtyre të dyjave - kur ai rri me Hizbijunët dhe po ashtu edhe me Selefitë -, ai është ndikuar [degjeneruar] nga ata [Hizbijunët] dhe s'është pastruar nga Selefitë. Andaj ruajuni nga ai! Dëmi detyrimisht është më i madh në këtë rast.
Pyetje: Disa njerëz konsiderojnë se në ditët e sotme s'duhet të ketë *hexhr* [bojkotim] dhe nuk ka nevojë për të, duke e përdorur [si argument] fetuan e shejh Nasir el-Albanit. Si ta hedhim poshtë këtë?
Shejh Muhamed bin Hadi: Kjo s'është e saktë… kjo e folme s'është e saktë. Shejh el-Albani [rahmetullahi alejhi] flet për atë që e di, dhe veç kësaj bojkotimi sjell dobi nga disa njerëz [kur të bëhet nga disa njerëz], kështu që mohimi i këtij Suneti s'është me vend, absolutisht, kjo s'është me vend!

Pyetje: A është bidatçi çdonjëri që kundërshton [*mukhalif*]?
Shejh Muhamed bin Hadi: Jo… Jo… ekziston mospajtimi i i lejueshëm [khilaf sa'igh] me ç'rast lejohet dallimi, dmth në rastin kur kemi të bëjmë me vendim mbi ndonjë çështje të fikhut, kështu që ky person e pranon një pikëpamje dhe konsideron se dëshmitë e tija janë më të forta. Pra këtë s'duhet konsideruar *ibtida* [risim]. Përsa i përket kundërshtimit që mendohet nga ai që po e parashtron këtë pyetje, atëherë ajo që mendohet me këtë është e folmja në lidhje me *usul* [bazat] e fesë. Po, përsa i përket besimit musiman, atëherë s'është risimtar [bidatçi] çdonjëri që kundërshton këtë, ngaqë mund të kundërshtojë edhe personi që është injorant, dhe ai nuk e di, ai nuk e di nëse kjo është kundërshtim, ai beson se kjo është e vërteta. Pra, ajo që është e detyrueshme, është që t'i shpjegohet atij [çështja], e nëse ai

ngulmon pas kësaj, ai është bidatçi për shkak të kundërshtimit të tij; është e domosdoshme që të shpjegohet, sqarohet [*bejan*].

Pyetje: A ka dallim mes një udhëheqësi [*re's*] dhe një ndjekësi [*tabi*]?
Shejh Muhamed bin Hadi: [Po] Pa dyshim… ka dallim mes një bidatçiu që është prijës i bidatit, ngaqë ndjekësit e tij ndryshojnë, pasi ndër ta është ai që di dhe ai që s'di.

Pyetje: Nëse një person kritikohet [diskreditohet] në një qytet të caktuar, ndërsa s'është i njohur në qytetin tjetër… a është e lejueshme që të paralajmërojmë kundër tij?
Shejh Muhamed bin Hadi: Nëse ai është i panjohur, përderisa s'është thirrës, atëherë mjafton që vendimi mbi të të mbetet ndër njerëzit e qytetit të tij. Mirëpo, kur ai [që është diskredituar] bie në kontakt me njerëzit nga qyteti tjetër, atëherë baza, përkrahja [e paralajmërimit kundër tij] në këtë çështje i kthehet atij, e folmja e të cilit merret parasysh dhe në të cilin mbështetemi ndër njerëzit e qytetit të tij [personit të diskredituar], nga ata që kanë folur në lidhje me të. Kjo ngase banorët e atij qyteti e njohin më mirë atë, dhe [kjo] me kusht që të folurit kundër tij të jetë e bazuar në të vërtetën dhe drejtësinë.

Pyetje: Ka njeri, për shembull, të cilit ne i themi, "Këshilloje vëllain tënd," ndërsa ai ta kthen, "S'jam i obliguar që të jap këshillë. Nëse dëshiron ti, këshilloje." A është kjo në rregull? Domethënë që kjo [këshilla] s'është e detyrueshme për njerëz të caktuar?
Shejh Muhamed bin Hadi: Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] thotë, "Kushdo nga ju që sheh ndonjë të keqe, le ta ndryshojë atë me dorën e vet. Nëse s'ka mundësi që ta bëjë këtë, atëherë me gjuhën e tij, nëse s'ka mundësi as për këtë, atëherë me zemrën e tij, e ky është besimi më i dobët." Kështu që kur ta shihni ndokënd që ka të drejtë të detyrueshme për këshillë nga ju, atëherë është e detyrueshme për ju [që ta këshilloni atë] para tij [personit tjetër], përveç nëse tek ju mbizotëron bindja që ai s'do ta pranojë atë nga ti, dhe ndoshta ai mund ta pranojë atë prej tij [personit tjetër] për shkak që afërsisë që ka ndaj tij apo nga që ai është i dashur për të. Pra, atëherë, dhënia e këshillës i takon atij, dhe ky obligim shkarkohet nga ju. Kjo është pikëpamja e saktë.
Pyetje: Pra dhënia e këshillës nuk shkarkohet [nga ai person] tërësisht?
Shejh Muhamed bin Hadi: Jo, nuk shkarkohet tërësisht nga ai.

Pyetje: Disa të rinj nga Libia kanë dëgjuar disa fjalë nga shejh Rebi që nuk është e detyrueshme dhënia e këshillës… [fjalët e paqarta]
Shejh Muhamed bin Hadi: Çfarë ka thënë… ?

Pyetje: Që të paralajmërojmë kundër tij [personit] pa e këshilluar!
Shejh Muhamed bin Hadi: Jo, sqarim [*el-bejan*], sqarim [i bëhet] atij, këshillë për të mirën e tij. Nuk ka ndonjë hallkë lidhëse mes paralajmërimit dhe thirrjes së tij [në atë që është e saktë], që do të thotë se të thirrurit e tij në vërtetën është një temë, ndërsa paralajmërimi kundër tij është temë e tjetër.

Pyetje: Ata duhet paralajmëruar kundër tij pa e këshilluar?

Shejh Muhamed bin Hadi: Për atë, thirrja e të cilit është e njohur, dhe që është këshilluar dhe i është bërë sqarim, atëherë s'është e detyrueshme për njerëzit që ta këshillojnë atë. Është e detyrueshme për ta që t'i ndjekin dijetarët në lidhje me të, po.

Pyetje: A është e lejueshme që të dëgjohen kasetat [ligjëratat] e njerëzve të bidatit?
Shejh Muhamed bin Hadi: Pasha Allahun, është me e përshtatshme që kjo mos të bëhet, ngase mund të ndodhë që zemra e tij të lidhet për të [ta dojë atë]. I qe thënë Ibn Sirinit, "A bën të ta recitoj një ajet?" Ai tha, "Jo, madje as një gjysmë ajeti." Përse? Nga që diçka nga mahnitja prej tij mund të hyjë në zemër dhe kështu ai mund të bëhet një tifoz i njerëzve të dëshirave dhe bidateve.

## Shejh Salih el-Feuzan - Allahu e ruajt - përgjigjet në pyetjet rreth metodologjisë

### *Pastrimi/rregullimi i Akides është bazë-themel*

Ka disa nga njerëzit që nuk i dhënë rëndësi akides dhe konsiderojnë se imani u mjafton. A mund të bëni një qartësim mbi rëndësinë e akides për muslimanin dhe si reflektohet kjo në jetën e përditshme të besimtarit, apo në marrëdhëniet me vetveten, apo edhe në rrethin ku jeton dhe me të gjithë muslimanët?
Përgjigje:Në emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit. Falënderimi i takon vetëm Allahut. Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të dërguarin e tij, familjen e tij dhe shokët e tij.
Me të vërtetë rregullimi, pastrimi i akides është bazë-themel për atë se dëshmia "nuk ka Zot tjetër që meriton të adhurohet pos Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Allahut," njëkohësisht nënkupton se vetëm ai meriton të pasohet, dhe kjo është shtylla e parë e Islamit. Të gjithë pejgamberët që janë dërguar kanë predikuar pastrimin, rregullimin e akides, që mbi të të bazohet çdo vepër nga adhurimet apo gjërat tjera, dhe pa pastrimin e akides nuk ka dobi asnjë vepër. Thotë Allahu subhaneu ue teala në Kur'an:
"Ky është udhëzim i Allahut, udhëzon me të kë të dojë nga robërit e Tij. E sikur t'i përshkruajnë shok Zotit [ndonjë nga këta] kishte për t'iu shkuar huq ajo që kanë vepruar." [En'Am, 88]. Gjithashtu thotë Allahu subhanehu ue teala:
"Bënë kufr [mohuan të vërtetën] ata që thanë: "Allah është ai, Mesia, biri i Merjemes." E vetë Mesia [Isai] tha: "O beni israil, adhurojeni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj, sepse ai që i përshkruan Zotit shok, Allahu ia ka ndaluar [ia ka bërë haram] atij xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës." [el-Maide,72] Gjithashtu thotë:
"Pasha Allahun, ty të është shpallur, e edhe atyre para teje: "Nëse i bën shok [Allahut], veprat tua janë të asgjësuara dhe ti do të jesh prej të humburve." [Zumer, 65]
Nga këto ajete dhe të tjera na u qartësua rëndësia e pastrimit të akides, e cila është gjëja primare në thirrje. Dhe çështja e parë në të cilën ngrihet thirrja, është pastrimi i akides, për atë se Muhamedi, alejhi selam, qëndroi në Meke 13 vite pas shpalljes duke thirrur në pastrimin e akides dhe në njësi, duke mos u bë legjitime asnjë nga detyrimet tjera vetëm pasi u shpërngul në Medine, përveç namazit, i cili u bë detyrim në Meke para shpërnguljes ndërsa ligjet tjera janë bërë detyrë pas shpërnguljes, gjë e cila na argumenton se nuk janë të detyrueshme ligjet tjera para se të pastrohet akideja. Ndërsa, ai i cili thotë se mjafton imani pa i dhënë rëndësi akides, ai është kundërshtim për atë se imani nuk ka mundësi me qenë i

drejtë veçse pasi të pastrohet akideja; e nëse nuk ka akide të pastër, të rregulluar te ndokush, parimisht nuk ka iman e as fe.

Grupacionet dhe partitë e përçajnë njëshin e muslimanëve dhe shkaktojnë probleme dhe ngatërresa

Disa thonë se ngritja e grupacioneve, partive është nga kushtet për ngritjen, thirrjen në Allahun, posaçërisht në disa vende ku rrjeti i Fesë nuk është shumë i përhapur. Thirrja në Allahun është e kërkuar dhe e detyruar. Thotë Allahu subhanehu ue teala në Kur'an:

"Ti [Muhammed] thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata [kundërshtarët] me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që di më së miri për atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit." [Nahl, 125]

Por, nuk është nga metodologjia e thirrjes ndarja e muslimanëve në grupacione dhe çdo grup prej tyre të pretendojë se është në të vërtetën dhe të tjerët nuk janë në të vërtetën, siç është rasti me grupacionet e kohës së sotme. Por, është detyrë e çdo muslimani që ka dituri dhe ka njohuri të thirrjes, që të thërrasë për tek Allahu me syçeltësi dhe të bashkëpunojë me të tjerët duke mos pasur secili grupacion metodë të posaçme. Pra, të gjithë muslimanët jemi te detyruar të kemi një metodë dhe të bashkëpunojmë të gjithë, të këshillohemi mes veti dhe nuk ka nevojë për ngritjen e grupacioneve dhe metodave të ndryshme, për arsye se kjo e kundërshton njëshin e muslimanëve dhe shkakton përçarje dhe probleme mes njerëzve, siç është edhe shumë e qartë me grupacionet e sotme, të cilat janë ne fushën e Islamit në vendet Islame. Dhe nuk është e patjetërsueshme me qenë në grupacione që të bëhet da'ueti [thirrja] por ajo që është e domosdoshme është që ai i cili thërret duhet të jetë i pajisur me dituri dhe me urtësi dhe të ketë njohuri se si të thirret në rrugë të Allahut subhanehu ue teala, edhe nëse është i vetëm, ndërsa thirrësit në rrugë të Allahut patjetër duhet të kenë një metodë të vërtetë, e cila është edhe metoda e Muhamedit, alejhi selam, pa marrë parasysh në cilën pjesë të tokës jetojnë apo thërrasin.

## Dispozita mbi pasimin e grupacionit

Cila është dispozita për atë që pason grupacionet, posaçërisht grupacionet që ngrihen fshehurazi dhe në ato që bëjnë betime?

Përgjigje:Pejgamberi, alejhi selam, na ka paralajmëruar për ndarjen në grupe dhe na ka këshilluar ne që kur të ndodhin fatkeqësi të kapemi për xhematin dhe të qëndrojmë në atë qe ka qenë Muhamedi, alejhi selam, dhe shokët e tij. Muhamedi, alejhi selam, thoshte:"... janë ndarë çifutët në shtatëdhjetë e një grupe, dhe janë ndarë të krishterët në shtatëdhjetë e dy grupe, dhe do të ndahet ummeti im në shtatëdhjetë e tri grupe; të gjitha do të jenë në zjarr përveç një. I thanë: Cila është ajo, o i dërguar i Allahut. Ai tha:Ata që janë në atë që jam unë sot dhe shokët e mi." Ka thënë Muhamedi, alejhi selam, kur kanë kërkuar sahabet nga ai që t'i këshillojë:Ju porosis me dëgjim dhe respektim, edhe nëse ju urdhëron një rob nga Habeshe [Etiopia]. Me të vërtetë kush do të jetojë nga ju do të shohë kundërshtime të shumta, por ju kapuni për sunnetin tim edhe sunnetin e udhëheqësve pas meje, kapuni për ta me dhëmballa." Kjo është metoda që jemi të detyruar të pasojmë, të gjithë muslimanët, deri në Ditën Gjykimit. Dhe kjo është se për çdo mospajtim, ata duhet të kthehen në atë që kanë qenë selefët e këtij ummeti në metodë, fe dhe në betim.

## Gjykatësit janë ata që përcaktojnë murtedin [të dalin nga feja]

Kush është murted? Kërkojmë që të na qartësoni se a gjykohet për një njëri si murted [i dalur nga feja] nëse në të dyshohet?

Përgjigje:Të gjykuarit me [dalje nga Islami] është nga detyrat e dijetarëve të pajisur me dituri, dhe ata janë gjykatësit në gjykatat Islame dhe në vendet ku jepen fetva [mendime, gjykime, e tjera] dhe kjo ndryshon nga gjykatat tjera. Nuk është e drejtë e çdo njeriu apo e secilit që pretendon se është nga dijetarët e që i mungon jurisprudenca në fe, nuk është nga detyrat e tij që të gjykojë me [dalje nga feja] për arsye se ky veprim shkakton çrregullime dhe ndodh që të gjykohet për një njeri si i dalur nga Islami e ai të jetë musliman. Ndërsa bërja e muslimanit jo-musliman, i cili nuk ndodhet në njërën nga gjërat që e përjashtojnë nga Islami, është rrezik shumë i madh dhe kush i thotë vëllait të tij: o jobesimtar, o fasik, dhe ai nuk është i tillë, me të vërtetë fjala i kthehet thënësit. Pra, ata që gjykojnë për dalje nga Islami janë gjykatësit e Islamit apo edhe dijetarët që japin fetva, ndërsa ata që bëjnë ekzekutimin janë udhëheqësit e muslimanëve, dhe e kundërta e kësaj sjell çrregullime në tokë.

## Ekzekutimi i të gjykuarve i takon vetëm udhëheqësit muslimane e askujt tjetër

Vërehet nga disa kërkues të diturisë nxitimi për largimin e muslimanit nga Islami, dhe disa nga këta e konsiderojnë edhe ekzekutimin e atij personi, të cilin e quajnë si të dalur nga feja, nëse këtë ekzekutim nuk e bën udhëheqësit muslimane? Ekzekutimi i të gjykuarve është nga detyrat e udhëheqësit së muslimanëve, e jo për çdo person, për atë se kjo shkakton çrregullime, bën ndarjen e popullatës, ngritjen në protesta, dhe shpërndarjen e të këqijave. Pra, ekzekutimi është nga detyrat e udhëheqësit së muslimanëve. Ka thënë Muhamedi, alejhi selam: "Faleni njëri-tjetrin në ekzekutime. E nëse paraqitet ai problem te udhëheqësi i muslimanëve, mallkimi i Allahut qoftë mbi atë që dëshiron të ndërmjetësojë." Sepse, nga detyrat e udhëheqësit në Islam është ekzekutimi pasi të qartësohet e gjitha në gjykatat Islame, për atë që ka bërë akte të palejueshme për të cilat Allahu ka përgatitë dënime, si për atë që vjedh apo për atë që del nga Islami, etj.

Rezultat i saj është se ekzekutimi është nga detyrat e udhëheqësit, e nëse nuk kanë muslimanët udhëheqësi, atëherë mjafton urdhri për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, dhe thirrje në Allahun me urtësi dhe këshilla të mira dhe debat të mirëfilltë. Dhe nuk lejohet për persona të caktuar që të bëjnë ekzekutime për arsyet që i cekëm edhe me herët, sepse kjo sjell çrregullime dhe kështu mund të vijë deri te ngritja në protesta dhe në të ka dëme më të mëdha sesa që ka dobi, siç e dimë edhe nga shumë definicione të Islamit, se largimi i të këqijave është më primar sesa veprimi i të mirave…

Kush mundohet që ta largojë ummetin tonë nga selefet e parë, ai është risimtar dhe ia do ummetit të keqen. Paramendojnë disa njerëz se metoda e elhu sunet uel xhema'a nuk është e përshtatshme në kohën tonë, duke u bazuar në atë se rregullat e sheriatit, të cilat i marrin parasysh ehlu sunnet uel xhema'ati, nuk kanë mundësi të zbatohen sot!!

Ai që paramendon se metoda e selefu salih nuk është e përshtatshme në këtë kohë, konsiderohet i humbur për atë se metoda e selefit të sinqertë është metodë për të cilën na urdhëroi Allahu deri në Ditën e Fundit. Ka thënë Muhamedi, alejhi selam, "... ai që jeton pas meje do të shohë kundërshtime të shumta, por ju kapuni për sunnetin tim dhe sunnetin e

udhëheqësve të drejtë pas meje, kapuni për këtë me dhëmballë." Kjo është detyrim për ummetin deri në Ditën e Gjykimit dhe kjo argumenton se pa tjetër duhet ta zbatojmë metodën në të cilën kanë qenë selefët dhe atë se metoda selefite është e përshtatshme për çdo kohë dhe çdo vend. Thotë Allahu subhanehu ue teala në Kur'an:

"Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve [migruesve] dhe prej ensarëve [vendasve-ndihmëtarë] dhe prej atyre që i pasuan ata me punë të mira, e edhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Atyre u ka përgatitur xhennete në të cilët rrjedhin lumenj, ku do të jenë përjetësisht. Ky është fitim i madh." [Teube 100]

Kjo përfshin gjithë ummetin deri në Ditën e Gjykimit. Detyrohemi të pasojmë metodën e të parëve tanë nga muhaxhirët dhe ensarët, për ç'gjë edhe imam Maliku ka thënë:"Nuk rregullohet gjenerata e fundit vetëm se me atë që është rregulluar gjenerata e parë."

Ndërsa ai që mundohet ta largojë këtë ummet nga e kaluara dhe ta largojë ummetin nga selefët e sinqertë, ai ia do të keqen muslimanëve dhe dëshiron ta ndryshojë këtë Islam, dëshiron të shpikë diçka që kundërshton Islamin e pastër, gjë të cilën jemi të detyruar ta refuzojmë, të ndërpresim rrjetin e tyre dhe t'i këshillojmë të tjerët që të ruhen prej tyre. Patjetër duhet të zbatojmë metodën e selefit dhe t'i pasojmë vetëm ata; patjetër duhet te ecim në atë që kanë qenë ata, dhe këtë duke u bazuar ne librin e Allahut dhe në sunnetin e të dërguarit, alejhi selam, siç e cekëm më lart. Dhe kush mundohet ta shkëputë ummetin e vonshëm nga ai hershmi në tokë, duhet të refuzojmë fjalën e tij dhe të ruhemi prej tij. Ata mund të bëhen të njohur me këto shprehje, por ato nuk kanë kurrfarë peshe.

## Islami e ndalon ashpërsinë gjatë thirrjes

Ajo që po vërehet në kulturën bashkëkohore Islame të sotshme, përmban mendime të disa grupacioneve të humbura si Hauarixhët dhe Mu'tezilet. Shohim te disa nxjerrjen e disa bashkësive nga Islami dhe ashpërsi të madhe ndaj mbretërive dhe fusakave [mëkatarëve] nga muslimanët. Kjo është metodë e gabuar për atë se Islami e ndalon vrazhdësinë gjatë thirrjes. Thotë Allahu në Kur'an:

"Ti [Muhammed] thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe debato me ata [kundërshtarët] me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit." [Nahl, 125]

Dhe, iu ka drejtuar pejgamberëve të tij, Musait dhe Harunit, alejhimu selam, kur e kanë këshilluar Firaonin, ku thotë në Kur'an:

"Atij i thoni fjalë të buta, ndoshta ai mendohet a frikësohet." [Ta Ha, 44] Ashpërsia kthehet me ashpërsi dhe nuk sjell vetëm se të kundërtën e asaj që kërkohet, e që pastaj gjurmët e saja të këqija zbresin mbi muslimanët. Kërkohet thirrje me urtësi dhe me atë që është më e pëlqyer, si dhe sjellja me butësi me të thirrurin. Por, marrja me vrazhdësi e të thirrurit dhe sjelljet e këqija e largojnë, dhe kjo nuk është prej Islamit. Dhe, është detyrim i muslimanëve që të ecin në thirrjen e tyre mbi metodën e Pejgamberit, alejhi selam, dhe sipas këshillave dhe udhëzimeve Kur'anore. Ndërsa, tekfiri [nxerrja e dikujt nga Islami] ka rregulla Islame. Kush gjendet në njërën nga gjërat që përjashtojnë nga Islami, të cilat i kanë përmendur dijetarët e sunnetit, ai gjykohet me dalje nga Islami pasi t'i bëhen të ditura argumentet dhe t'i kuptojë

ato. Ndërsa, kush nuk gjendet në këto gjëra, të cilat nxjerrin nga Islami, ai nuk është kafir [jobesimtar] edhe nëse bën mëkate tëmëdha pos shirkut

## Prej kujt duhet marrë dije

*Shejh Salih el-Feuzan*

Pyetje: Rreth cilëve dijetarë na këshilloni të mblidhemi dhe të marrim dije?
Përgjigje: Dijetarët nga të cilët marrja e dijes është obligim janë ata që bashkojnë cilësitë e dijes së mirëfilltë, besimit të shëndoshë dhe veprave të drejta. Ndaj, s'është e lejueshme të merret dije nga të padituritë edhe nëse janë mësues, as që është e lejueshme të merret dije nga ata që kanë devijime në akide, për shkak të shirkut apo mohimit të cilësive të Allahut, e as nuk është e lejueshme të merret dije nga bidatçinjtë apo të devijuarit edhe nëse janë dijetarë.
Pra, ka tre grupe lidhur me këtë:
1- Njerëzit e dijes së dobishme dhe e veprave të drejta; 2- njerëzit që kanë dije por nuk veprojnë sipas saj; 3- njerëzit që kanë vepra të drejta por nuk kanë dije.
Allahu ka përmendur këto tre grupe njerëzish në pjesën e fundit të sures el-Fatiha. Ai na ka urdhëruar ta lusim Atë për të na udhëzuar në shtegun e grupit të parë dhe të na mbajë larg nga shtigjet e dy grupeve tjera. Allahu thotë:"Na udhëzo në Rrugën e drejtë – në Rrugën e atyre që i ke favorizuar, jo në të atyre që tërhoqën hidhërimin Tënd e as në të atyre që humbën Rrugën". [el-Fatiha, 6-7]
Kështu, Ai e bëri si grup të parë atë që është i bekuar dhe që posedon përkrahjen e Allahut, ndërsa e ka bërë grupin e dytë atë që ka tërhequr hidhërimin e Allahut, dhe grupin e tretë atë që ka humbur Rrugën. Këto dy grupet e fundit përfaqësojnë grupet e devijuara të së sotmes edhe nëse ia atribuojnë vetën e tyre Islamit.

## Pyetje-përgjigje nga Salih el-Feuzan

Pyetje: A janë të pranishëm sot ata që mbartin ideologjinë e Hauarixhëve?
Përgjigje: I pastër nga të metat është Allahu. Ajo që po ndodh sot, a nuk është kjo nga veprimet e Haurixhëve? Dhe kjo është të shpallurit e muslimanëve mosbesimtarë. Dhe më e rëndë se kjo është vrasja e muslimanëve dhe shkelja e tyre nëpërmjet aktiviteteve terroriste. Ky është mehexh [metodologji] i Hauarixhëve. Kjo përfshin tre aspekte:
- Tekfirin në muslimanët
- Mosbindjen ndaj sunduesit
- Lejimin e vrasjes së muslimanëve

Ky është menhexh i Hauarixhëve, edhe nëse ndonjë person beson në këtë me zemrën e tij por nuk e ka folur këtë, apo nuk ka vepruar diçka nga kjo, ai megjithkëtë bëhet Harixhi në besimin dhe opinionin e tij, të cilin ai nuk e ka shfaqur haptas.

Pyetje: A konsiderohen Hauarixhët njerëz të Kibles, a bën të falet namazi prapa tyre, dhe çfarë është vendimi i përgjithshëm për sa u përket atyre prapa të cilëve bën të falim namazin, nga njerëzit e Kibles?

Përgjigje: Dijetarët kanë dallime në mendime për sa i përket asaj se a janë Hauarixhët mosbesimtarë apo thjesht devijues dhe mëkatarë. Opinioni se ata janë mosbesimtarë është më afër së vërtetës, meqë dëshmitë tregojnë se ata janë mosbesimtarë. Për sa i përket namazit prapa tyre, kjo nuk është e lejueshme, përveç nëse e marrin pushtetin mbi popullin, siç është përmendur nga dijetarët. Në këtë rast, muslimani duhet të falë namazin prapa tyre dhe të mos e lë faljen me xhemat.

Pyetje: A duhet konsideruar nga Hauarixhët atë që bën tekfir në pushtetarët dhe nxit muslimanët për t'u rebeluar kundër pushtetarëve?
Përgjigje: Ky është mehdheb [drejtim] i Hauarixhëve, kur një njeri konsideron që është e lejueshme kryengritja kundër pushtetarëve muslimanë, dhe më e rëndë së kjo është të shpallurit e tyre mosbesimtarë, ky është medhheb i Hauarixhëve!

Pyetje: Çfarë është pozita jonë ndaj atyre që bëjnë tekfir në pushtetarët e sotshëm muslimanë, përgjithësisht dhe hollësisht? A konsiderohen Hauarixhë këta njerëz?
Përgjigje: Ata që i konsiderojnë mosbesimtarë pushtetarët muslimanë në përgjithësi, ata janë ndër Hauarixhët më ekstremë ngaqë ata s'bëjnë përjashtim dhe nxjerrin vendime të mosbesimit për të gjithë pushtetarët muslimanë. Pra, kjo është forma më e ashpër e medhhebit të Hauarixhëve, sepse ata përgjithësojnë [deklaratën e mosbesimit].
Pyetje: Është një person në internet, i cili i thërret rininë që ta hedhin be'jen [betimin për besnikëri] ndaj sunduesit të këtij vendi [Arabisë Saudite]. Dhe arsyeja për këtë është prania e bankave që përdorin fajden dhe shfaqja e së keqes në këtë vend [siç pohojnë ata]. Pra, çfarë na këshilloni, Allahu ju ruajt?
Përgjigje: Ne këshillojmë që ky pohim është i rrejshëm dhe s'duhet të pranohet. Kjo ngaqë ky person thërret për në devijim dhe ndarje të radhëve [përçarje], dhe është e detyrueshme që të refuzohet ky person dhe të folurit e tij, meqë ai thërret në pavërtetësi, në të keqen dhe fitne. Dhe, prania e këtyre gjërave nuk kërkon me doemos tekfirin në pushtetarët.

Pyetje: Disa njerëz janë shumë të lirë për sa i përket kryengritjes kundër pushtetarëve. Ata e përdorin si dëshmi atë çfarë ka ndodhur në kohën e el-Haxhaxhit dhe atyre që u rrebeluan kundër tij me në krye Seid bin Xhubejrin [Allahu pastë mëshirë ndaj tij]. Pra, si i përgjigjeni kësaj pike?
Përgjigje: Kjo e folme është plotësisht e pabazuar dhe këto janë gjepura. Muslimanët kurrë nuk kanë hequr dorë nga dëgjimi dhe bindja [ndaj pushtetarëve], edhe nëse kanë ndodhur disa ndryshime në ndonjë periudhë të kohës. Mirëpo, shumica e muslimanëve janë treguar të dëgjueshëm dhe janë bindur. Dhe, nëse në disa nga ata është shfaqur ndonjë dallim apo gabim, atëherë ata do ta refuzonin atë. Seid Ibn Xhubejr [Allahu pastë mëshirë ndaj tij] ka qenë ndër imamët e Tabi'inëve dhe ai qe mbytur padrejtësisht, dhe edhe nëse ai është rebeluar, kjo është një gjë mbi të cilën s'është rënë dakord.

Pyetje: Janë disa stacione televizive dhe disa forume në internet, të cilat thërrasin në kryengritje kundër pushtetarëve të këtij vendi [Arabisë Saudite]. Çfarë i këshilloni ata që janë mashtruar nga këto dredhi, apo nga të dëgjuarit e tyre, apo nga pjesëmarrja në to?

Përgjigje: Po, ky është shtet ndaj të cilit njerëzit kanë tendenca dhe synojnë ta sulmojnë, ngaqë është vendi i vetëm që zbaton metodologjinë e Selefus-Salihit, dhe është një vend i lirë nga fitnet, revolucionet dhe kryengritjet. Pra ky është një vend, dhe falënderimi i takon Allahun, i cili gëzon paqe, siguri dhe praktikon menhexh të Selefus-Salihit. Kështu, ata dëshirojnë ta zhveshin nga këto cilësi dhe ta bëjnë atë një vend anarkie dhevrasjesh, siç ndodh në vendet tjera. Pra, ne na takon që të ruhemi nga këta individë dhe të paralajmërojmë kundër tyre dhe të mos i futim këto stacione televizive brenda në shtëpitë tona, apo që fëmijët tanë t'i shohin këto të këqija dhe të edukohen në këtë. Është e detyrueshme për ne që t'i mbrojmë shtëpitë tona nga këto stacione satelitore dhe t'i parandalojmë fëmijët tanë nga dalja nëpër kafene, të cilat i kanë këto stacione apo në internet. Baballarëve u takon që t'i parandalojnë fëmijët e tyre nga të dalurit nëpër këto kafene, në të cilat gjinden këto të këqija, meqë ata [baballarët] janë përgjegjës për fëmijët e tyre.

Pyetje: A duhet të konsiderohet sahab ai [Dhul Khuweisire et-Timimi], i cili i pat thënë pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] 'Bëhu i drejtë!'? Apo atë duhet konsideruar Harixhi? Duke pasur parasysh që ai s'është rrebeluar kundër pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] dhe ai nuk ka bërë vepër që e përjashton atë nga Islami.
Përgjigje: Ai që i pat thënë të dërguarit 'ti nuk je i drejtë,' atëherë kjo ka qenë pararendës i rebelimit. Ai u rebelua kundër pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] në kuptimin që ai e ka akuzuar për tradhti. Dhe, s'është nga kushtet e të qenit Hauarixh që njeriu të mbart armën, madje kur personi beson në tekfirin e muslimanëve për shkak të mëkateve të mëdha, ai bëhet Harixhi dhe në është në medhhebin e tyre. Po ashtu nëse ai i nxit njerëzit kundër sunduesit të muslimanëve me ligjeratat dhe shkrimet e tija, edhe nëse ai s'ka ngre shpatën, atëherë ky është medhheb i Hauarixhëve. Dhe Hauarixhët janë të llojeve të ndryshme. Midis tyre janë ata që përdorin armën, ata që flasin me të ngjashmen e asaj çfarë ky njeri i pat thënë pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]. Dhe midis tyre janë ata që shkruajnë, dhe ata që besojnë me zemrat e tyre dhe s'flasin apo bëjnë ndonjë gjë, por në akiden e tij dhe në zemrën e tij gjendet akideja e Hauarixhëve. Mirëpo, disa nga ta janë më të ashpër se të tjerët.

Pyetje: A është e lejueshme të kritikohen sunduesit muslimanë përpara mbledhjeve dhe njerëzve?
Përgjigje: Kemi folur rreth kësaj çështjeje shumë herë më parë! S'është e lejueshme të flitet rreth sunduesve, ngaqë kjo sjell të keqen dhe përçarjen në shoqëri, dhe kjo then unitetin e muslimanëve dhe shkakton urrejtje mes sunduesit dhe të sunduarve. Dhe, kjo përçarje dhe e keqe çon në rebelim kundër sunduesit dhe gjakderdhje dhe në gjërat që kanë pasoja të dënueshme.
Por, nëse keni ndonjë koment lidhur me ta [sunduesit], çojeni atë tek sunduesi në të fshehtë duke e vizituar atë, nëse kjo është e mundshme, apo duke i shkruar atij apo duke e informuar dikë që mund t'ia bart atë sunduesit si këshillë të sinqertë ndaj tij. Kjo duhet të bëhet në të fshehtë, jo haptas, dhe kjo është përmendur në hadith:"Kushdo që dëshiron ta këshillojë sunduesin, atëherë të mos e përmend këtë në publik, por le ta kapësunduesin për dore. Kështu që nëse ai dëgjon, atëherë kjo është kjo; nëse jo, atëherë ai ka përmbushur atë që i

takonte të bëjë." Kjo domethënie është transmetuar nga i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam].

## Si të veprojmë në rastin e mospajtimit mes dijetarëve

*Shejh Muhamed bin Salih el-Utheimin*

Pyetje: Jam një student në vitin e parë të fakultetit të Sheriatit. Po na vijnë shumë çështje për të cilat ka dallim opinionesh. A ka mundësi që opinioni i parapëlqyer [] në disa nga këto çështje të kundërshtojë disa nga qëndrimet e dijetarëve të sotshëm? Apo, kemi çështjet, ku s'ka ndonjë argument mbizotërues, kështu që çështjet na ngatërrohen. Çfarë duhet të bëjmë me vendimin e një çështjeje për të cilën ka dallime opinionesh, apo kur të pyetemi nga njerëzit e thjeshtë lidhur me këtë? Allahu ju shpërbleftë me të mirë.

Përgjigje: Kjo çështje, të cilën po e përmend pyetësi, nuk i ndodh vetëm një studenti të Sheriatit, por çdonjërit. Kur sheh dallim mes dijetarësh lidhur me ndonjë fetua, ai hutohet, por realitetit është se në këtë nuk ka kurrfarë ngatërrimi ngaqë kur fetuatë dallojnë, personi duhet të ndjekë atë që e sheh se është më afër së vërtetës, në pajtim me shtrirjen e dijes dhe fuqisë së besimit të vet. Kjo është si në rastin e personit i cili sëmuret dhe doktorët dallojnë lidhur me sëmundjen e tij, atëherë ai merr qëndrimin e atij të cilin e parapëlqen, kur atij i parashkruhet kurimi. Dhe, nëse të dy çështjet i duken të barabarta, dmth kur ai nuk parapëlqen opinionin e njërit dijetar mbi tjetrin, atëherë disa nga dijetarët thonë që ai duhet të ndjekë thënien:"Merr qëndrimin më të ashpër ngaqë është më i sigurti". Disa dijetarë të tjerë thonë që ai duhet të ndjekë qëndrimin më të lehtë, sepse kjo është origjina e Sheriatit islamik, dhe thuhet që ai duhet të zgjedhë mes këtyre dyjave.

Sidoqoftë, pozita e saktë është që ai të ndjekë qëndrimin "më të lehtë", sepse kjo është në pajtim me lehtësinë e fesë islame për shkak të thënies së Allahut, të bekuarit dhe më të lartit:

"Allahu synon lehtësimin për ju dhe nuk do që t'jua vështirësojë gjërat" [el-Bekare, 185];

"... dhe Ai nuk ju ka ngarkuar me ndonjë vështirësi në fe" [el-Haxh, 78].

Dhe thënia e tij, salallahu alejhi ue selam:

"Lehtësoni gjërat e mos i vështirësoni". [el-Buhari në "el-Ilm", 69]

Po ashtu ngaqë origjina është lirimi nga përgjegjësia në një çështje derisa të vërtetohet çfarë e heq këtë origjinë. Ky parim është për atë që s'mund të vijë i vetëm deri te e vërteta. Por, nëse ai është në gjendje ta bëjë këtë, siç është studenti i dijes i cili ka mundësi të lexojë çfarë është thënë rreth kësaj çështje, kështu që i jep përparësi asaj që sheh se është e parapëlqyer për shkak të dëshmive të Sheriatit, atëherë është detyrim përtë që të hulumtojë dhe të lexojë për të arritur dije mbi atë e cila është më e saktë nga këto qëndrime për të cilat dijetarët nuk janë të një mendjeje

## Thirres për ne dyert e Xhehenemit

*shejh Salih el Feuzan*

Eshte pyetur shejhu Salih el Feuzan (el Munteka min Fetaua Fadileti Shejh Salih bin el Feuzan, vellimi 1, fq 320): Jane shtuar shume ne keto dite ata te cilet jane dhene pas daues,

gje e cila e ben te domosdoshme qe te njihen se kush jane dijetaret e konsiderueshem, ata te cilet marrin persiper drejtimin e umetit dhe rinise drejt menhexhit te vertete. Pra kush jane ata dijetare per te cilet i keshilloni rinine qe te perfitojne prej tyre, t'i ndjekin mesimet e tyre, kasetat e tyre te incizuara, marrjen e dijes prej tyre, kthimin tek ta ne çeshtje te rendesishme ne sprove dhe ne kohe fitnesh?

Pergjigje: Thirrja per ne rruge te Allahut eshte diçka e domosdoshme, dhe siç dihet feja eshte ngritur me daue dhe xhihad, kuptohet duke u bazuar ne dijen e dobishme: "Perveç atyre te cilet besuan, bene vepra te mira, e keshilluan njeri-tjetrin t'i permbahen se vertetes dhe keshilluan njeri-tjetrin qe te bejne durim." (Asr 3) Me Besim ketu mendohet ne dijen rreth Allahut (xh.sh.) me emrat dhe cilesite e Tij, adhurimin e Tij, kurse vepra e mire vjen si rrjedhoje e dijes se dobishme, sepse puna duhet patjeter te jete e ndertuar mbi baze te dijes. Thirrja per ne rrugen e Allahut (xh.sh.), urdherimi per te mire, keshilla mes muslimaneve, eshte diçka e kerkueshme dhe e pelqyeshme, por jo çdokush mund t'i kryeje keto pune. Keto jane gjera qe u takojne vetem dijetareve (ehlul ilmi), poseduesve te dijes dhe ata qe jane me mendime te pjekura, per vete faktin se keto jane çeshtje te veshtira dhe te rendesishme, dhe nuk i takon te merret me to veçse ai i cili eshte i pershtatshem dhe i pregatitur per te tilla çeshtje.

Fatkeqesisht sot porta e daues eshte shnderruar ne nje porte shume te gjere ne te cilen hyn kushdo dhe e quan veten "thirres," ne nje kohe qe ai mund te jete xhahil (injorant, i padijshem) qe nuk ia ka idene daues, duke prishur me shume sesa qe ndreq, biles mund te jete i vrullshem qe i merr punet me ngutje dhe fluturim duke shkaktuar si pasoje e veprimeve te tija gjera te keqija me shume sesa qe ka permiresuar apo ndrequr. Biles ka prej atyre te cilet e konsiderojne veten thirresa, qe ne te vertete kane epshe dhe interesa personale tek te cilat therrasin, dhe duan t'i realizojne ato ne llogari te daues, duan te çorodisin mendimet e rinise ne emer te "daues" dhe "xhelozise" per fene. Ose mund te kene ndonje qellim tjeter si psh. devijimi i shebabeve (rinise), shkeputja e tyre nga dijetaret, prijesat, shoqeria dhe futja e armiqesise. Keto lloj personash vijne gjoja per te keshilluar dhe per te bere daue, ne pamje te jashtme, tamam si gjendja e munafikeve ne kete umet, te cilet duan te keqen por shfaqen ne pamje te hajrit.

Do ju jap nje shembull, ata te cilet ndertuan xhamine e sherrit (perçarjes) ne kohen e Profetit (salallahu alejhi ue selam) ata ne pamje te jashtme ndertuan xhami dhe kjo eshte pune e mire, kerkuan prej Profetit (salallahu alejhi ue selam) qe te falej ne te ashtu qe te aprovonte punen e tyre dhe t'i nxiste njerezit qe te falen ne te, mirepo Allahu i dinteqellimet e tyre dhe se ato nuk donin tjeter veçse perçarje dhe te keqen e muslimaneve, i donin te keqen xhamise Kaba, xhamia e pare e cila u ngrit me devotshmeri, donin te perçanin xhematin e muslimaneve, prandaj Allahu ia beri te qarte Profetit te Tij kurthin e tyre dhe shpalli fjalen e Tij: "(nga hipokritet me te shemtuarit jane) Edhe ata qe ndertuan xhami sherrri, mosbesimi e perçarje mes besimtareve dhe ftuan ne pritje (solemne) ate qe me pare kishte luftuar kunder Allahut dhe te derguarit te Tij. Ata do te betohen: "Ne nuk kemi pasur tjeter qellim, vetem per te mire!" Po Allahu deshmoi se ata vertet jane rrenacake. Ti mos u fal aty kurre! Nje xhami e cila qe prej dites se pare eshte themeluar ne respekt ndaj Allahut (pa hile), eshte me e drejte te falesh ne te, aty ka burra qe deshirojne te pastrohen mire, e Allahu i do te pastrit." (Teube 107-108)

Na behet e qarte nepermjet kesaj historie madheshtore se çdokush i cili shfaqet me hajr dhe pune te mire nuk eshte i sinqerte ne vepren e tij, sepse ai mund te kete per qellim me kete gje te kunderten e asaj qe shfaq. Pra, ka sot prej atyre te cilet merren me daue dhe jane qe çojne ne humbje (dalalet), duan devijimin e shebabeve (rinise), duan largimin e njerzeve nga feja e vertete, duan perçarjen e xhematit te muslimaneve dhe futjen e fitnes mes tyre. Allahu i Lartesuar na e ka terhequr verejtjen prej tyre ku thote: "Edhe sikur te dilnin me ju, ata nuk do t'ju shtonin tjeter pos ngaterreses dhe shume shpejt do te perçanin mesin tuaj, duke kerkuar t'ju turbullojne. E nder ju ka te tille qe i degjojne ata. Allahu i di shume mire hipokritet." (Teube 47)
Pra nuk mjafton thjesht t'i bashkangjitesh daues apo te shfaqesh diçka ne pamje te jashtme, perkundrazi ajo e cila merret ne konsiderate eshte realiteti i ketyre gjerave dhe perfundimi i tij. Ata te cilet i bashkangjiten daues duhet te shohin tek ta: Ku kane mesuar? Nga kush e kane marre dijen? Ku u zhvilluan? Cila eshte akideja e tyre? Duhet te shihen punet e tyre dhe ndikimi qe lene tek njerezit. Çfare rezultati te mire kane lene? Çfare kane permiresuar me punen e tyre? Eshte detyre te studiohet gjendja e tyre para se te mashtrohen njerezit me pamjen dhe fjalet e tyre, kjo eshte diçka e domosdoshme, sidomos ne kete kohe ne te cilen jane shtuar thirresat e fitnes.
I ka cilesuar Profeti (salallahu alejhi ue selam) thirresat e fitnes se ata jane njerez me te njejten lekure si ne, flasin me gjuhen qe flasim ne (eshte per qellim se jane pjestare te te njejtit popull) (Hadithi i Hudhejfes ne Buhari, vellimi 8, fq 92-93) Kur u pyet Profeti (salallahu alejhi ue selam) rreth fitneve, tha: "Thirresa per ne dyert e xhehenemit, kush iu bindet atyre e hedhin ne te (xhehenem)." Pra i quajti thirresa, prandaj duhet te jemi te kujdesshem dhe mos te perfshijme ne daue çdokend vetem pse ai thote: Une therras per tek Allahu, ose: Ky xhemat therret ne rruge te Allahut! Duhet patjeter te shohim realitetin e kesaj çeshtjeje dhe patjeter te shohim realitetin e ketyre personave dhe xhemateve, sepse Allahu e ka lidhur ngushte thirrjen tek Allahu me thirrjen ne rruge te Tij, siç thote: "Thuaj: kjo eshte rruga ime, therras per tek Allahu." (Jusuf 108)
Pra na behet e qarte se ka njerez te cilet therrasin tek diçka tjeter perveç Allahut, ashtu siç na lajmeron Allahu per kafirat te cilet therrasin per ne zjarr: "…Ata ju ftojne per ne zjarr, e Allahu me meshiren e vet ju fton per ne xhenet, per ne shpetim dhe u sqaron njerzeve argumentet e veta, ashtu qe ata te perkujtojne." (Bekareh 221) Prandaj duhet patjeter te shikohet dhe te studiohet çeshtja e ketyre thirresve. Thote shejhul islam Muhamed bin Abdul Wehab ne lidhje me kete ajet:"Thuaj, kjo eshte rruga ime, therras per tek Allahu," :"Ky ajet ka per qellim sinqeritetin, sepse shume prej njerzeve therrasin te vetet e tyre dhe nuk therrasin tek Allahu i Lartesuar." (Libri i Teuhidit, fq 45-46)

Eshte pyetur shejhu Salih el Feuzan: Cili eshte qellimi i ketyre grupacioneve ekzistuese si psh. Tabliget, Ihuanul Muslimin, etj. te cilat jane te perhapura ne vendet islame???
Pergjigje: Keto xhemate (grupacione) te ardhura nga jashte eshte detyre t'i refuzojme, mos t'i pranojme sepse ata duan te na devijojne nga rruga e drejte, duan te na perçajne, duan ta bejne kete teblig, kete ihuan, kete diçka tjeter! Pse kjo perçarje? Kjo eshte mohim i miresise se Allahut, ne jemi nje xhemat, jemi te bashkuar, e kemi te qarte çeshtjen tone, ta zevendesojme me te miren me diçka qe eshte me e ulet? Pse te heqim dore nga ajo me te cilen na ka nderuar Allahu prej bashkimit dhe rruges se vertete, pse t'i bashkangjitemi ketyre

grupacioneve te cilat duan te na perçajne dhe te mbjellin mes nesh armiqesi? Kjo nuk lejohet kurre. (el Munteka min Fetaua Shejh Salih el Feuzan, vellimi 2, fq 376)

Eshte pyetur shejh Salih Feuzan: Çfare eshte xhemati teblig? Cili eshte menhexhi qe ata ndjekin? A lejohet tu bashkohemi atyre dhe te dalim me ta ne daue, (siç pretendojne ata), nese ata kane mesuar dhe e kane akiden te sakte, siç jane bijte e ketij vendi (Saudi)?
Pergjigje: "Rregulli i cili duhet te ndiqet eshte se: Xhemati i cili eshte detyre te bashkohemi me te, te ecim dhe punojme me te eshte xhemati i cili ece sipas asaj ne te cilen ka qene Profeti (salallahu alejhi ue selam) dhe shoket e tij, ndersa çfare bie ne kundershtim me kete Xhemat eshte detyre te largoheni prej tij. Po, ne duhet t'i therrasim ata te Allahu (t'u bejme daue), t'ua bejme te qarte gabimet, t'i therrasim tek Libri i Allahut, suneti i Profetit (salallahu alejhi ue selam) dhe rruga e te pareve tane te mire (selefus-salih). Kjo eshte detyra jone, ndersa te bashkohemi me ta, te dalim me ta, te ecim sipas planit te tyre e ne e dime se ata ecin sipas nje plani jo te sakte, pra kjo nuk lejohet sepse do te ishte dashuri per xhemat tjeter perveç xhematit te kapur pas rruges se Profetit (salallahu alejhi ue selam) dhe shokeve te tij."

## Vendimi mbi traditat dhe adetet që bien ndesh me Sheriatin dhe apo që shkaktojnë telashe

Shejh el-Sa'di [Allahu e mëshiroftë] ka thënë në *Risaleh fi Usul el-Fikh* [7]:
"Parimi bazë lidhur me traditat është se janë të lejueshme, po që se nuk qëndron në Sheriat se janë të ndaluara".
Shejh Abd el-Aziz bin Baz [Allahu e mëshiroftë] ka thënë në *Mexhmu el-Fetaua* [6/510]:
"Asnjë musliman s'bën t'i pranojë traditat verbërisht, por duhet t'i vlerësojë ato karshi Sheriatit. Çfarëdo që ai lejon, është e lejueshme për të, përndryshe, nuk duhet bërë atë. Të gjitha traditat që njerëzit i kanë në vendet apo në fiset e tyre duhet të vlerësohen karshi Librit të Allahut dhe Sunetit të të dërguarit të Tij [salallahu alejhi ue selam]. Çfarëdo që Allahu dhe i dërguari i Tij kanë lejuar, është lejuar; çfarëdo që Allahu ka ndaluar, duhet të lihet, edhe nëse është traditë popullore".
Shejh Ibn Uthejmin [Allahu e mëshiroftë] ka thënë në *Tefsir Surat el-Bekareh 2* [299]:
"Tradita nuk e bën të lejueshme atë që s'është caktuar si e lejueshme, sepse Allahu ka thënë: » Nuk është drejtësi/mirësi të hyni nëpër shtëpia nga prapa « [el-Bekare, 189], ndonëse kjo ishte adet i tyre dhe e konsideronin me vend. Ai që merr ndonjë traditë apo adet dhe e konsideron atë si të drejtë, duhet ta vlerësojë karshi ligjeve të Allahut".
Shejh Ibn Uthejmin [Allahu e mëshiroftë] ka thënë, kur ka diskutuar rreth llojeve të ndryshme të ekstremizmit në *Mexhmu el-Fetaua* [7/7]:
"Kategoria e katërt është teprimi në tradita, çka është kapja me fanatizëm për traditat e lashta dhe refuzimi për t'u kthyer tek ajo që është më e mirë. Por, nëse traditat janë të barabarta në arritjen e një synimi të ligjshëm, atëherë më mirë është përmbajtja ndaj traditave personale, sesa marrja e traditave të huaja".

# *MIQESIM DHE ARMIQESIM*

## Ndryshimi i emrit

Sheikh ‘Abd el-‘Aziz ibn Baz (Allahu pastë mëshirë mbi të) është pyetur: A është e detyrueshme për një person i cili bëhet musliman që ta ndryshojë emrin e tij, si p.sh. Gjon ose Josif, etj?

Ai u përgjigj:"Nuk kërkohet (nuk është e detyrueshme) prej tij të ndryshojë emrin, përveç në rastin kur emri nënkupton nënshtrim ndaj dikujt ose diçkaje tjetër përveç Allahut, por është mirë që të ndryshoje emrin në një emër më të mirë. Kështu, nqs ai e ndryshon emrin nga një emër i huaj në emër islamik (prejardhje nga islami), atëherë është mirë, por për sa i përket asaj që kjo të jetë e detyrueshme, atëherë jo, nuk është.

Nqs emri është ‘Abd el-Mesih (robi i Mesiut) ose diçka të asaj natyre, atëherë ai duhet ta ndryshojë atë, por nqs emri nuk nënkupton nënshtrim ndaj dikujt ose diçkaje pas Allahut, si për shembull Gjon ose Pal, etj., atëherë ai nuk e ka të obligueshme ta ndryshojë atë, sepse këto emra janë të përbashkët midis të krishterëve dhe te tjerëve. Dhe Allahu është Burimi i fuqisë.

## Është vërtetuar se Krishterimi dhe Judaizmi janë lloje të kufrit (mosbesimit)

*shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Një predikues i fesë në njërën prej xhamive të Evropës, ka deklaruar se nuk bën që të konsiderohen mosbesimtarë të Krishterët dhe Çifutët. Shejh i nderuar, ju e dini se njerëzit që shkojnë në xhamitë e Evropës kanë fare pak njohuri në lidhje me këtë çështje. Ne kemi frikë se deklaratat e tilla do të përhapen shumë shpejtë, prandaj kërkojmë nga ju që të na jepni përgjigje të qartë në këtë pyetje.

Përgjigje: Unë them se deklarata e këtij predikuesi është devijim i qartë, dhe mund të konsiderohet rebelim kundër Zotit. Kjo është kështu sepse Allahu i lartësuar ka thënë në Librin e vet Fisnik se të Krishterët dhe Çifutët janë kufarë (mosbesimtarë). Allahu i lartësuar thotë:

“E Çifutët thanë: Uzejri është djali i All-llahut , e të Krishterët thanë: Mesia është djalë i All-llahut. Ato ishin thënie të tyre me gojët e tyre (fraza të thata), që imitojnë thëniet e jobesimtarëve të mëhershëm. All-llahu i vraftë, si largohen (nga e vërteta)! Ata i konsideruan “ahbarët” (priftërinj Çifutë) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e Krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain), birin e Merjemes, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë". (et Teube, 9:30-31)

Ky ajet na e bën të qartë se ata janë idhujtarë që i shoqërojnë rivalë/shokë Allahut. Edhe në ajetet tjera Kuranore, Allahu i lartësuar e vërteton se ata janë jobesimtarë:

“E mohuan (bënë kufr) të vërtetën ata që thanë: 'Zot është ai, Mesihu, bir i Merjemes…'” (el Maideh,m 5:17)

“Bënë kufr (mohuan të vërtetën) ata që thanë: 'All-llah është ai, Mesihu, bir i Merjemes'. E vetë Mesihu, (Isai) tha: 'O beni Israil, adhuroni All-llahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj, sepse ai që i përshkruan Zotit shok, All-llahu ia ka ndaluar (ia ka bërë haram) atij Xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës.'” (el Maideh, 5:72)
“Gjithashtu bënë kufr (mosbesim) ata që thanë: 'All-llahu është i treti i treve…'” (El Maideh 5:73)
“Ata që mohuan të vërtetën nga beni israilët, u mallkuan prej gjuhës së Davudit dhe të Isait, të birit të Mejremës. Kështu u veprua sepse kundërshtuan dhe e tepruan.” (el Maideh 5:78)
“S’ka dyshim se ata, të cilët nuk besuan nga ithtarët e librit dhe nga idhujtarët, do të jenë në zjarrin e Xhehennemit, aty do të jenë përgjithmonë. Të tillët janë krijesat më të dëmshme.”(el Bejjineh, 98:6)
Shumë ajete tjera Kuranore dhe hadithe e vërtetojnë këtë çështje. Prandaj kushdo që thotë se të Krishterët dhe Çifutët që nuk e besojnë pejgamberin Muhamed (salallahu alejhi ue selam) nuk janë jobesimtarë, në të vërtetë e ka mohuar atë çfarë Allahu i Gjithëdijshëm ka thënë për ata. Mohimi i asaj çfarë Allahu i lartësuar ka shpallur, është në të vërtetë rebelim kundër Zotit. Nëse dikush ka dyshim për kufrin (mosbesimin) e të Krishterëve dhe Çifutëve, atëherë ai vetë është jobesimtar (kafir).
Lavdërimet dhe Falënderimet e panumërta dhe më madhështoret i qofshin Allahut!
Si është e mundur që ky njeri (predikues) të mos pajtohet me atë se të Krishterët dhe Çifutët janë jobesimtarë, kur këta të fundit vetë thonë:"Allahu është njëri prej Trinisë?" Krijuesi i tij e ka vërtetuar se ata (të Krishterët dhe Çifutët) janë jobesimtarë. Si është e mundur që ky njeri të mos pajtohet me atë se të Krishterët dhe Çifutët janë jobesimtarë kur këta të fundit vetë thonë:"Isai është biri i Zotit", "Allahu e ka dorën e shtrënguar", "Ne jemi të pasur kurse Allahu është i varfër?!"
Si është e mundur që ky njeri të mos pajtohet për t'i quajtur jobesimtarë të Krishterët dhe Çifutët kur dihet mirë se thëniet e tyre nuk janë tjetër pos sharje dhe ofendim që ia bëjnë Allahut?
Unë i bëj thirrje këtij njeriu që të pendohet tek Allahu i Mëshirshëm, dhe t'i lexojë fjalët e të Lartësuarit: “Ata kanë dëshirë që ti të bësh lajka.” (el Kalem 68:9). Ai duhet t’ua bëjë me dije të gjithëve se të Krishterët dhe Çifutët janë jobesimtarë dhe do të jenë banorë të Zjarrit të xhehenemit. Pejgamberi (salallahu alejhi ue selam)) ka thënë: “Pasha Atë, në dorën e të Cilit është shpirti im, asnjë nga të Krishterët dhe Çifutët që dëgjojnë për mua (kjo vlen prej kohës së pejgamberit e deri në Ditën e Gjykimit) e që nuk e pasojnë udhëzimin tim - apo ka thënë: nuk besojnë me atë çfarë kam ardhur - veçse do të jenë banorë të Zjarrit të xhehenemit.” (Hadithi është sahih. Transmeton Muslimi)
Ai i cili ka deklaruar një gjë të tillë duhet që menjëherë të pendohet tek Allahu i Mëshirshëm, për shkak të thënies së vet e cila është një gënjeshtër e madhe. Ai duhet të deklarojë se të Krishterët dhe Çifutët janë jobesimtarë dhe si të tillë do të jenë banorë të Zjarrit. Ky njeri (predikues) duhet po ashtu të deklarojë se ata duhet ta pasojnë pejgamberin e pashkolluar, Muhamedin (Lavdërimi dhe pastrimi i Allahut qoftë mbi të). Ky pejgamber është ai të cilin të Krishterët dhe Çifutët e njohin sikurse i njohin bijtë e vet. Allahu i Plotfuqishëm ka thënë: “Ata që pranojnë të dërguarin (Muhammedin), Pejgamberin Arab, (që nuk shkruan as nuk lexon), të cilin e gjejnë të cilësuar (të përshkruar me virtytet e tij) te ata në Tevrat dhe në Inxhil, e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e

këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta.

Pra, ata të cilët e besojnë atë, e nderojnë dhe e ndihmojnë, veprojnë me dritën që iu zbrit me të, të tillët janë të shpëtuarit."(el Araf 7:157)

Ky pra është pejgamberi për të cilin Isai, i biri i Merjemes (paqja e Allahut qoftë mbi të), pat profetizuar. Allahu i Gjithëdijshëm na ka treguar në Kuranin e Shenjtë se çfarë kishte thënë Isai (paqja e Allahut qoftë mbi të): "Dhe, kur Isai, biri i Merjemes, tha: 'O beni Israil, unë jam i dërguar i All-llahut te ju. Jam vërtetues i Tevratit që ishte para meje dhe jam përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është Ahmed!' E kur ai u erdhi atyre me argumente të qarta, ata thanë: "'Kjo është magji e hapët'". (es Saff 61:6)

Kur Ahmedi u erdhi atyre, ata nuk e besuan atë dhe deklaruan se kjo ishte vetëm një magji. Me këtë i përgënjeshtrojmë të Krishterët, të cilët thanë se Isai (paqja e Allahut qoftë mbi të) ka thënë se do të vijë një Ahmed e jo Muhamed; ne e argumentojmë këtë me thënien e Allahut: "…e kur ai u erdhi atyre me argumente të qarta...", dhe askush nuk ka ardhur pas Isait (Paqja e Allahut qoftë mbi të) me argumente të qarta, përveç Muhamedit (Lavdërimi dhe pastrimi i Allahut qoftë mbi të). Muhamedi është Ahmedi, për të cilin kishte profetizuar Isai (paqja e Allahut qoftë mbi të). Allahu e kishte frymëzuar Isanë (paqja e Allahut qoftë mbi të) që ta thërret Muhamedin si Ahmed. Kjo është e vërtetë për shkak se emri Ahmed në rrënjët e tij do të thotë "I lavdërueshëm". Ky emër vetvetiu d.m.th. "Ai që e lavdëron Allahun më shumë se njerëzit tjerë". Prandaj, pejgamberi Muhamed (Lavdërimi dhe pastrimi i Allahut qoftë mbi të) ka qenë ai i cili më së tepërmi i kishte shprehur lavdërime dhe falënderime Allahut të Patëmeta dhe të Lartësuar.

Më tej theksoj se, nëse dikush pretendon se ekziston fe tjetër përveç Islamit, e cila pranohet tek Allahu, atëherë ai që e deklaron këtë padyshim se është jobesimtar dhe këtu nuk ka dyshim për kufrin (mohimin e besimit) e tij, për shkak se Allahu i Patëmeta dhe i Lartësuar e ka bërë këtë të qartë në Librin e vet: "E, kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpëruarit." (Ali Imran 3:85). Allahu gjithashtu ka thënë: "Pa dyshim feja te All-llahu është Islami. U kundërshtuan ata që u është dhënë libri pasi që u erdhi e vërteta, nga zilia mes vete. E kush mohon argumentet e All-llahut, (le ta dijë se) All-llahu (ia) llogaritë shpejtë" (Ali Imran 3:19). Ndërsa në një ajet tjetër Kuranor, Allahu na e bën të qartë se: "…Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju islamin fe…"" (el Maide 3:5)

Bazuar në këto argumente Kuranore, them për të tretën herë se personi i cili ka deklaruar një gjë të tillë (të cekur më lart në pyetjen e parashtruar), duhet që menjëherë të pendohet tek Allahu i Mëshirshëm dhe t'ua bëjë me dije njerëzve se të Krishterët dhe Çifutët janë jobesimtarë. Argumentet e lartcekura i përgënjeshtrojnë thëniet e këtij predikuesi. Të Krishterëve dhe Çifutëve u ka ardhur mesazhi hyjnor (ajo që iështëshpallur pejgamberit Muhamed (Lavdërimi dhe pastrimi i Allahut qoftë mbi të), mirëpo kanë refuzuar ta besojnë atë.

Çifutët janë përshkruar sikur populli që e ka merituar hidhërimin e Allahut. Kjo është për arsye se ata e dinin të vërtetën, megjithatë ata iu kundërvunë asaj. Të Krishterët janë përshkruar si populli që kanë lajthitur nga rruga e vërtetë, sepse ata e kanë pasur të vërtetën, por kishin devijuar nga e vërteta. Tani që të gjithë e dinë të vërtetën dhe e njohin atë. Por, prapëseprapë, ata luftojnë kundër saj. Prandaj, që të gjithë këta (Çifutët dhe të Krishterët) e

meritojnë hidhërimin e Allahut. Prandaj unë ju bëjë thirrje Çifutëve dhe të Krishterëve, që ta besojnë Allahun dhe të gjithë të dërguarit e Tij. Unë i thërras ata që ta pasojnë pejgamberin Muhamed (Lavdërimi dhe pastrimi i Allahut qoftë mbi të). Ata njëherësh janë urdhëruar që ta bëjnë këtë edhe në librat e tyre. Allahu i Plotfuqishëm thotë në Kuran:"Atë (Mëshirën) do ta caktoj për ata të cilët i ruhen (mëkateve), e japin zeqatin dhe për ata që argumentet tona i besojnë, që pranojnë të dërguarin (Muhammedin), Pejgamberin Arab, (që nuk shkruan as nuk lexon), të cilin e gjejnë të cilësuar (të përshkruar me virtytet e tij) te ata në Tevrat dhe në Inxhil, e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta. Pra, ata të cilët e besojnë atë, e nderojnë dhe e ndihmojnë, veprojnë me dritën që iu zbrit me të, të tillët janë të shpëtuarit. Thuaj (Muhammed): 'O ju njerëz! Unë jam i dërguari i All-llahut te të gjithë ju. All-llahut që vetëm i Tij është sundimi i qiejve e i tokës. S'ka të adhuruar tjetër pos Tij. Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje. Pra besoni All-llahun dhe të dërguarin e Tij, pejgamberin e pashkolluar, që beson All-llahun dhe shpalljet e Tij. Ndiqni rrugën e tij që ta gjeni të vërtetën.'" (el Aaraf, 7:156-158)

Duke e pranuar Islamin, Çifutët dhe të Krishterët do të marrin shpërblimin e dyfishtë. Pejgamberi Muhamed (Lavdërimi dhe pastrimi i Allahut qoftë mbi të) ka thënë në një hadith: "Janë tri kategori të njerëzve që do t'i marrin shpërblimet e dyfishta: Njeriu nga popujt e Librit (Çifutët dhe të Krishterët), i cili e ka besuar të Dërguarin e vet dhe të Dërguarin e fundit, Muhamedin,..." (Sahih. Buhariu dhe Muslimi).

Gjithashtu e kam gjetur në librin mbi ligjin, "el Ikna", në paragrafin mbi dezertimin (largimin nga feja e Allahut), ku autori thekson me sa vijon: "Ai i cili nuk e konsideron për jobesimtar atë i cili pason fe tjetër përveç Islamit, sikurse janë të Krishterët, apo ka dyshim ndaj kufrit (mosbesimit) të tyre, apo e miraton (pajtohet) me kufrin e tyre, atëherë vetë ai njeri është jobesimtar". Më pas, ai e citon dijetarin e madh Islam, Ibn Tejmijje (Allahu e mëshiroftë): "Jobesimtar është ai njeri i cili mendon se kishat janë shtëpi ku adhurohet Allahu i madhëruar, apo ai i cili mendon se format e adhurimit që i bëjnë të Krishterët dhe Çifutët janë të pranuara dhe se janë bindje ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, apo shpreh dashuri, simpati dhe miraton veprat e tyre (Çifutëve dhe të Krishterëve), apo i ndihmon ata për të ndërtuar faltoret e tyre dhe të themelojë fenë e tyre, apo mendon se përmes veprave të tyre afrohesh tek Allahu i madhëruar, dhe sekëto vepra janë formë e duhur e adhurimit të Allahut". Ai më tej shton se: "Nëse dikush mendon se të vizituarit e faltoreve të Çifutëve dhe të Krishterëve është vepër që e shpie atë më afër Allahut të madhëruar, atëherë ky person është renegat (ka dal nga feja e Allahut)."

Këto thënie e mbështesin atë çfarë shejhu (Allahu e mëshiroftë) është përgjigjur në lidhje me këtë temë. Kjo është çështje shumë e qartë, në të cilën nuk ka vend dyshimi. Dhe i tërë suksesi qëndron me Allahun e Plotfuqishëm!

## A konsiderohen vëllezër të tjerët veç muslimanëve

*Komisioni i Përhershëm për Kërkime dhe Fetua*

Pyetja: A mund që të Krishterët të konsiderohen vëllezërit tanë, plotësisht, sikurse muslimanët, pa kurrfarë dallimi?

Përgjigja: Ndalohet marrja e të Krishterëve për vëllezër. Allahu i lartësuar thotë:
"O ju që keni besuar!, mos i zini Çifutët dhe të Krishterët për eulija (shokë, miq e mbrojtës). Ata janë miq vetëm të njëri-tjetrit. Në qoftë se ndonjëri prej jush i zë miq ata, atëherë nuk ka dyshim se ai është prej tyre. Vërtet, Allahu nuk e udhëzon një popull që është zullumqar"(Maide, 51), dhe "Padyshim që besimtarët janë vëllezër" (Huxhurat, 10).
Allahu i lartësuar e ka përkufizuar vëllazërinë e vërtetë vetëm brenda muslimanëve. Është vërtetuar se pejgamberi ka thënë:"Muslimani është vëlla i muslimanit - nuk i bën padrejtësi, nuk e lë pa ndihmesë, nuk e gënjen dhe nuk e nënçmon". (Transmeton Buhariu)
Me (ndihmën) Allahun vjen suksesi. Paqja dhe bekimet qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shoqëruesit e tij.

## Pjesëmarrja në funeralin e prindit jomusliman

*Shejh el-Alameh Mukbil Ibn Hadi el-Uadi'i, Allahu e mëshiroftë*

Pyetje: Disa njerëz kanë pranuar Islamin por kanë të afërm, siç janë prindërit e tyre, të cilët ende janë jobesimtarë. Kur ky jobesimtar vdes, çfarë duhet të bëjë muslimani?
Përgjigje: Ai mund të shkojë dhe të marrë pjesë në funeral së bashku me ta për shkak të dëshmisë në Sunen Ebi Daud, që Aliu, radijallahu anhu, ka shkuar te i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, dhe ka thënë:"Xhaxhai yt i gabuar ka vdekur".
Ai, salallahu alejhi ue selam, tha:"Shkoni dhe varroseni".
Ai [Aliu] ia ktheu:"Por ai vdiq si mushrik [idhujtar]!"
Ai, salallahu alejhi ue selam, tha:"Shkoni dhe varroseni".
Kështu që Aliu shkoi për ta varrosur dhe ai, salallahu alejhi ue selam, tha:"Mos thoni gjë, përveç nëse më njoftoni".
Kështu ai mori pjesë dhe nuk tha gjë.

# *MJEKESI*

## Përqindja e alkoolit në ilaçe

Pyetje: Cili është vendimi mbi ilaçin që përmban një përqindje të alkoolit?
Përgjigje: Për sa i përket asaj që disa ilaçe përmbajnë alkool, nëse efekti i alkoolit në ilaçin mund të shihet në formën e dehjes, atëherë është haram, por nëse nuk shihet ndonjë efekt dhe alkooli i është shtuar vetëm si një ruajtës/konservues, atëherë s'ka kurrfarë problemi në këtë, ngaqë përmbajtja alkoolike nuk ka ndonjë efekt.

## Dobitë e rruajtjes së kokës të porsalindurit

Pyetje: A ka bazë ne islam rruajtja e kokës të porsalindurit? Cili është qëllimi i kësaj, dhe a ka kjo mbështetje në Kur'an?

Përgjigje: Rruajtja e kokës të porsalindurit, në ditën e shtatë nga lindja e tij, është Sunet. Dëshmia për këtë përcillet nga Imam Ahmed, nga en-Nesa'i, nga Ebu Daud, nga el-Tirmidhi, dhe nga Ibn Maxhe, rreth Samras, se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Djali është i varur nga , kështu që therni kurban për të në ditën e shtatë dhe rruajani kokën me emrin e Allahut". [*Sunen e-Tirmidhi*, nr.1522.] Et-Tirmidhi ka thënë:"Ky hadith është i mirë dhe i vërtetë".

Imam Ahmed ka transmetuar në Musned-in e vet rreth Selman bin Amir se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Me personin është akika e tij, kështu që lirojeni atë nga kurbani dhe nga dëmi".

Ai ka thënë se Ibn Sirini thoshte se, nëse hiqja e dëmit nuk nënkupton rruajtjen e kokës, atëherë nuk di çfarë mund të jetë.

Ibn el-Kajjim [rahimehullah], në lidhje me dobitë e rruajtjes së kokës të porsalindurit, ka thënë:

"Rruajtja e kokës e heq dëmin prej tij, i heq flokët e dobëta, kështu që flokë më të mira dhe më të forta i zëvendësojnë dhe kjo, po ashtu, është e dobishme për kokën. Veç kësaj, kjo e rehaton foshnjën dhe i hap poret e lëkurës së kokës... Dhe, krahas kësaj, kjo forcon shikimin, nuhatjen dhe dëgjimin e tij". [Referoju *Ahkamul Tifl*]

Shejh ibn Uthejmin ka thënë:"Me sa duket, rruajtja e kokës, në atë ditë, ka një efekt pozitiv në rrënjët e flokut". [*Sherh el-Mumti* 7/540]

## Heqja e pikave të zeza nga fytyra – Heqje e të metës apo ndryshim i krijesës së Allahut?

shejh Muhamed Ibn Salih el-Uthejmin

Pyetje: Allahu ju bekoftë. Pyetësja, Nura Abd el-Aziz nga provinca lindore, thotë që ajo është një vajzë e re me pika të zeza në fytyrën e vet, të ngjashme me farën e zezë në madhësi. Këto pika janë të shumta, nga gjashtë deri në tetë pika të ndryshme. Si është vendimi për sa i përket heqjes së këtyre pikave në spital, duke përdorur trajtimin me laser apo ndonjë metodë tjetër?

Përgjigje: Nuk ka kurrfarë problemi në heqjen e tyre ngaqë ato, të shumta siç gjenden, pa dyshim shëmtojnë fytyrën dhe bëjnë që njerëzit të mos e pëlqejnë kur ta shikojnë atë. Parimi në rast të këtillë është që çfarëdo që përdoret për zbukurim është e ndaluar dhe çfarëdo që përdoret për të hequr një të metë është e lejueshme.

Dëshmia kundër të parës [zbukurimit] është që pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] mallkoi gruan që bën dhe kërkon t'i bëhet tatuazh, dhe njëlloj ato që limojnë dhëmbët dhe kërkojnë t'u bëhet kjo. Për sa i përket dëshmisë në favor të së dytës [heqja e të metave], pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] lejoi njeriun, hunda e të cilit që prerë, që të përdorë hundën e bërë nga argjendi, gjë të cilën njeriu edhe e bëri. Pastaj argjendi nisi të brehej, kështu që e urdhëroi njeriun të përdorë ar në vend të argjendit, ngaqë qëllimi i të bërit këtë qe për të hequr një të metë, kështu që merreni këtë parim dhe përfitoni prej tij.

Duke pas thënë këtë, gratë që përpiqen të ndryshojnë errësirën në fytyrat e veta [të jenë më të bardha në fytyrë], përpjekjet e tyre janë të ndaluara ngaqë kjo bëhet për të ndryshuar krijesën e Allahut vetëm për zbukurim. Tash, nëse dikush thotë:"Çfarë thoni rreth ndreqjes së syve të vëngërt, a hyn kjo në heqjen e një të mete?" Përgjigja është se kjo hyn në heqjen e një të mete, kështu kjo është e lejueshme. Po, dhe ngjashëm, nëse ata ndreqin dhëmbët e shtrembët, kjo konsiderohet si [heqje e një] të mete, kështu që s'ka gjë të keqe me ndreqjen e tyre në mënyrë që të drejtohen radhët e dhëmbëve tjerë

## Në lidhje me autopsinë

Në librin *el-Buthuh el-Ilmije* e Këshillit të dijetarëve të mëdhenj në Arabinë Saudite [2/83-84], thuhet:

"Kjo çështje mund të ndahet në tre kategori:

- autopsia në rastin e një hetim krimi - autopsia në rastin e një hulumtimi për një sëmundje infektuese, në mënyrë që të merren masa parandaluese bazuar në këtë hulumtim, që të mbrohen të tjerët nga kjo sëmundje - autopsia për qëllime shkencore, për mësim

Pas një shkëmbimi pikëpamjesh, diskutimi dhe studimi të kësaj çështjeje, Këshilli ka vendosur siç vijon:

për sa u përket dy kategorive të para, Këshilli mendon se lejimi në këtë rast i shërben dobisë në fushat e sigurisë, të drejtësisë dhe të mbrojtjes së shoqërisë nga sëmundjet infektuese – prerja e trupit të vdekur bie në rëndësi krahasuar me shumë dobi publike, të cilat u shërbejnë këtyre qëllimeve.

Prej këtu, Këshilli janë të një mendjeje se është e lejueshme të bëhet autopsia e trupit për këto qëllime, meqë Islami ka ardhur për të arritur dhe për të shtuar dobinë e njerëzve. Dhe, meqë synon të keqen më të vogël për ta larguar të keqen më të madhe, atëherë, nëse ka konflikt dobish, duhet zbatuar dobinë më të madhe. Po ashtu, sepse autopsia apo prerja e kafshëve të tjera veç njerëzve s'mund të zëvendësohet me autopsinë e njerëzve, dhe ngaqë autopsia u shërben shumë qëllimeve në përparimin shkencor, në shumë fusha të mjekësisë.

Atëherë, Këshilli beson se është e lejueshme autopsia e trupit njerëzor në përgjithësi, ngaqë Islami i kushton vëmendje të madhe dinjitetit të muslimanit, si në vdekje, ashtu edhe në jetë, për shkak të transmetimit nga Imam Ahmed, nga Ebu Daud dhe nga Ibn Maxheh, të treguar nga Aisha [radijallahu anha], se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Të thyesh ashtin e të vdekurit është sikurse të thyesh atë kur ai është i gjallë".

Ngaqë autopsia përfshin cenim të dinjitetit dhe ngaqë s'ka domosdoshmëri për autopsinë e tyre sepse ka mundësi të përdoren trupa që s'mbrohen nga Sheriati, Këshilli beson se autopsia duhet të kufizohet në trupa të tillë, jo në trupa që mbrohen nga Sheriati".

## Përdorimi i kafshëve në hulumtim dhe në testim

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A është e lejueshme të kryhen kërkime [dhe testime] në kafshët, me qëllim të përparimeve në mjekësi?

Përgjigje: Nuk shoh ndonjë dëm në këtë, bazuar në përgjithësinë e thënies së Tij, më të lartit: « Është Ai që krijoi për ju tërë atë që gjendet në tokë » [el-Bekareh, 29]
Mirëpo, është obligim që të merret rruga më e thjeshtë në testim, e cila nuk do t'u shkaktonte vuajtje kafshëve.

## Prerja cezariane

*Shejh Ibn Uthejmin*

Kjo mund të ndodhë në një nga katër situatat:

1- Që nëna dhe foshnja të jenë të gjallë: në këtë rast, nuk është e lejueshme të bëhet ndonjë intervenim kirurgjik, përveç në rast domosdoshmërie, siç është rasti kur lindja vështirësohet, etj. Kjo, sepse nuk është e lejueshme të bëhet operacioni pa nevojë, meqë trupi na është lënë në dorë dhe duhet të respektohet nga çdo person. Ai s'bën të bëjë ndonjë gjë që e rrezikon atë [trupin], përveç për ndonjë qëllim më të dobishëm, ngaqë operimi mund ta dëmtojë fëmijën.

2- Që fëmija dhe nëna të jenë të vdekur: këtu, nuk është i lejueshëm operimi, sepse nuk ka dobi në këtë.

3- Që nëna të jetë gjallë, kurse fëmija i vdekur: këtu, është i lejueshëm operimi për ta nxjerrë atë. Sepse nuk mund të nxirret veçse nëpërmjet operimit, dhe Allahu e di më së miri.

· Nëse është e pranishme frika për nënën, për shkak të operimit, nuk është i lejueshëm operimi, sepse frika nga dëmi e parandalon atë çfarë mund të bëjë dobi.

· Nëse mundësia e dëmit është shumë e ulët dhe fëmija mund të vazhdojë të qëndrojë në mitrën e saj, atëherë bën të operohet, sepse vazhdimi i ekzistencës së foshnjës në mitrën e saj e pengon atë nga shtatzënia.

4- Që nëna të jetë e vdekur, kurse foshnja e gjallë: dijetarët hanbelitë kanë deklaruar se është e ndaluar të operohet, me qëllim që t'i hiqet fëmija. Arsyeja e tyre për këtë është vendimi se kjo përfshin sakatimin dhe shkeljen në nderin ekzistues për hir të një jete që supozohet të jetë ekzistuese, përveç kur pjesë të foshnjës tashmë kanë filluar të dalin, në të cilin rast është i lejueshëm operimi, për ta nxjerrë pjesën tjetër. Ata kanë thënë:"Është e lejueshme që mamia të ndrydhë atë, që ta detyrojë të dalë". Ibnul-Kajjim ka thënë në librin e tij *I'laa el Muwaki'in*[3/413] se i qe thënë Imam Ahmedit se Sufjan është pyetur lidhur me një grua, e cila kishte vdekur me fëmijën në mitrën e saj, dhe kishte thënë:"Nuk shoh gjë të keqe në prerjen e barkut të saj, për ta hequr atë". Me të dëgjuar këtë, Ahmed tha:"Them: arsyeja e dijetarëve tonë, që është përfshirja e sakatimit, nënkupton që kjo duhet të lejohet sot, sepse operimi nuk përfshin sakatimin. · Bazuar në këtë, pikëpamja e saktë është ajo e Sufjanit, e cila e bën të detyrueshme [uaxhib] operimin, nëse mundësitë për sigurinë e foshnjës janë të mëdha; · apo se është e rekomandueshme [*mustehab*], nëse ka gjasa të shpëtojë

· dhe e lejueshme [*mubah*], kur ka pak gjasa për mbijetesë. Kjo është kështu, për shkaqe të ndryshme:

i. ngaqë është e bazuar në atë që është ndaluar nga dijetarët tanë. Arsyeja e tyre nuk është më e pranishme, sepse, pasi të prehet barku dhe të qepet, pasi të hiqet foshnja, nuk ka sakatim;

ii. nderi i të gjallëve është më i madh se nderi i të vdekurve. Kështu, nëse konsiderojmë që prerja e barkut të saj përfshin cenimin e nderit të saj, atëherë bërja e kësaj është më e pakët se çnderimi i të gjallit [foshnjës që është në rrezik për jetën];

iii. foshnja është një qenie e gjallë dhe e respektueshme, e cila rrezikon të vdesë, dhe operimi për ta hequr atë, përfshin shpëtimin e një shpirti njerëzor nga vdekja, gjë që është e detyrueshme, meqë dobia mund të arrihet pa ndonjë dëm;
iv. dijetarët tonë e kanë lejuar operimin në rastin e një fëmije që ka nisur të dalë, për ta nxjerrë pjesën tjetër [bazuar në arsyen që jeta e tij është e njohur, kurse, para se të dalë jashtë, jeta e tij vetëm paramendohet], çka nënkupton se s'duhet të ketë dallim mes dy situatave, përpara apo pasi të ketë filluar të dalë, për sa kohë që jemi të sigurt se është i gjallë.
v. dobia e saj peshon më shumë së dëmi, dhe është e mirënjohur që Islami ose i detyron muslimanët, ose i inkurajon ata [për të bërë gjëra], kurdo që dobia e tyre peshon më shumë se dëmi. Se pa dyshim që prerja e barkut e një gruaje të vdekur, shtatzëne, për ta shpëtuar foshnjën e saj, është një dobi që peshon më shumë se dëmi i saj. Kështu, kjo gjë reduktohet deri në të qenët e detyruara apo e inkurajuar, apo [në rastin më të keq] e lejueshme, sipas shkallës së shpresës për shpëtimin e jetës së fëmijës, apo ndryshe

## Transformimi i gjinisë

*Komisioni i Përhershëm për Kërkime dhe Fetua*

Pyetja: Po shohim dhe po lexojmë, në disa gazeta, për disa operacione të cilat po i kryejnë disa kirurgë, në Evropë, me ç'rast arrijnë ta transformojnë femrën në mashkull dhe mashkullin në femër. A është kjo e vërtetë dhe a nuk konsiderohet kjo ndërhyrje në çështjet të cilat i përkasin vetëm Krijuesit, i Cili veçohet me krijim dhe formësim? Cili është gjykimi i Sheriatit për këtë?
Përgjigja: Nuk ka mundësi askush nga krijesat që të bëjë transformimin e mashkullit në femër dhe as të femrës në mashkull. Kjo është një çështje që nuk u përket mundësive të tyre, sado që ata të thellohen në studimin e materies dhe të përbërësve të saj. Kjo i takon vetëm Allahut. Allahu i lartësuar thotë:
"Allahut i përket sundimi i qiejve dhe i tokës. Ai krijon çfarë të dojë. Ai i dhuron (fëmijë) femra kujt të dojë dhe Ai i dhuron (fëmijë) meshkuj kujt të dojë. Ose, Ai i dhuron të dy: edhe meshkuj, edhe femra, dhe Ai bën që të mbetet steril ndokush. Vërtet që Ai është i Gjithëdijshmi dhe Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë" (Shura, 49-50).
Allahu i lartësuar, në këtë ajet, fillimisht, tregoi se vetëm Ai zotëron një gjë të tillë dhe vetëm Atij i përket ajo, dhe, në mbarim të ajetit, tregoi se dija dhe fuqia e Tij e plotë bëjnë që ato t'i përkasin vetëm Atij. Mirëpo, nganjëherë, i porsalinduri nuk dallohet se a është mashkull a femër. Mund të duket në fillim se ai është mashkull, por, në të vërtetë, ai është femër, ose e kundërta. Përgjithësisht, ky problem mënjanohet dhe del në pah e vërteta kur ai arrin moshën e pjekurisë dhe, rrjedhimisht, kirurgët i bëjnë një operim që i përgjigjet natyrës së tij, femërore qoftë apo mashkullore. Nganjëherë, s'ka nevojë as për hapje, as për operim. Ajo që mjekët bëjnë në këso raste, është zbulimi dhe nxjerrja në shesh e asaj që është prezent tek i linduri. Pra, ata nuk e kanë transformuar mashkullin në femër e as femrën në mashkull. Nga kjo kuptojmë sa ata nuk janë futur në çështjet që i përkasin Allahut, mirëpo vetëm se ua kanë zbuluar njerëzve atë që Allahu i lartësuar ua ka krijuar.
Me (ndihmën) Allahun vjen suksesi. Paqja dhe bekimet qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shoqëruesit e tij.

Lavdi Allahut, Zotit të botëve, dhe lutjet e bekimet qofshin mbi Muhamedin, pejgamberin e fundit, mbi familjen e tij dhe mbi shoqëruesit e tij. Vendimi nr.1, datuar më 04.08.1988 Komisioni i konferencës Islamike në seancën e vet të katërt, në Xhiddeh, në Mbretërinë e Arabisë Saudite, nga data 18 e deri më 23 Xhumade el-Akhir 1407 [11-16 tetor 1986], pas shqyrtimit të dokumenteve mjekësore dhe hulumtuese, prezantoi çështjen lidhur me temën "Transplantimi i organit prej një personi në tjetrin, qoftë i gjallë apo i vdekur", dhe nxjerri përfundimin se: Në dritën e diskutimeve të cilat tërhoqën vëmendjen në faktin se kjo temë është diçka që u imponohet të gjithëve nga zhvillimet e fundit në fushën e shkencës dhe të mjekësisë, që kanë sjell mjaft dobi, por që, në të shumtë ne rasteve, janë të përziera me shumë të këqija personale dhe shoqërore, çka është pasojë e ndërmarrjeve [të hulumtimeve shkencore] që nuk i marrin parasysh parimet dhe udhëzimet islamike, me anë të cilave mbrohet dinjiteti njerëzor, dhe nuk zbatojnë synimet e Sheriatit, të cilat mbartin të gjitha të mirat për individin dhe për shoqërinë, dhe të cilat kultivojnë dhembshuri dhe vetëmohim të ndërsjellë, kjo temë u reduktua në disa pika të veçanta, të cilat qartazi tregojnë për çështjen në fjalë, dhe u organizuan degë dhe situata të ndryshme lidhur me çështjen, në bazë të cilave ndryshojnë vendimet. Konferenca mori qëndrimet vijuese: Në çështjen e nën-grupimit dhe degëzimit:

1. Këtu, "Organi" i referohet cilësdo pjesë të trupit njerëzor, indit, qelizave, gjakut, dhe gjërave të ngjashme, si vetullave të ngjitura për të apo të ndara. 2. Ajo çfarë mendohet me "dobi" është ajo që ka të bëjë me një dobi për të cilën ka nevojë pranuesi, me qëllim që t'i shpëtohet jeta apo funksionimi i duhur i trupit, si shikimi dhe gjëra të ngjashme, me kushtin që pranuesi të ketë një jetë të respektuar sipas Sheriatit.1 3. Këto dobi mund të kategorizohen si në vijim:

a. transplantimi i organit nga një person i gjallë b. transplantimi i organit nga një person i vdekur c. transplantimi nga një fetus

Kategoria e parë, në të cilën organi transplantohet nga një person, konsiston në situatat në vijim:

i. transplantimi i një organi nga një pjesë e trupit në po të njëjtën pjesë të trupit, siç është transplantimi i lëkurës, kërcit, eshtrave, venave, gjakut, etj.; ii. transplantimi i një organi nga një trup i gjallë tek tjetri, në të cilin rast organi ka këto nën-ndarje: në atë prej të cilës varet jeta dhe në atë prej të cilës nuk varet.

Për sa i përket asaj prej të cilës varet jeta, mund të jetë një apo më shumë - e para, siç është zemra dhe mëlçia, dhe e fundit, siç janë veshkat dhe mushkëritë.

Ka edhe të atilla prej të cilëve nuk varet jeta, që ose kryejnë një funksion themelor në trup, ose jo. Disa zëvendësohen vazhdimisht, si gjaku, kurse të tjerat jo. Disa ndikojnë në gjenealogji/prejardhje, në trashëgimi dhe në karakterin e përgjithshëm, si testiset, vezoret, dhe qelizat e sistemit riprodhues, kurse të tjerat nuk kanë një ndikim të këtillë.

Kategoria e dytë: transplantimi i një organi nga personi i vdekur [vëreni se si vdekja, këtu, përfshin të dyja]:

1. vdekja e trurit, kur funksioni i tij ndalet përherë, pa shpresë për përmirësim, sipas mjekësisë; 2. kur zemra pushon së rrahuri dhe frymëmarrja ndalet plotësisht, pa pasur shpresë për kthimin e saj, sipas mjekësisë.
Të dyja situatat [më lart] janë marrë parasysh në vendimin e konferencës, në seancën e tretë të saj.
Kategoria e tretë: transplantimi nga një fetus [kjo zakonisht zbatohet në tri situatat në vijim]: a. kur fetusi del automatikisht b. kur fetusi del si pasojë e një akti kriminal mjekësor c. kur fetusi të jetë rritur jashtë mitrës.
Kështu, për sa u përket vendimeve:
Një: është i lejueshëm transplantimi i një organi nga një vend në tjetrin, në trupin e njëjtë, me kusht që dobia e pritur nga një operim i këtillë të jetë më e madhe sesa dëmi që mund të dalë nga kjo, dhe me kusht që një operim i këtillë të kryhet për të prodhuar një organ që mungon, apo për ta përmirësuar formën apo funksionin normal të tij, apopër të korrigjuar një defekt, apo për të mënjanuar një deformim i cili shkakton dëm psikologjik a fizik tek personi.
Dy: është i lejueshëm transferimi i një organi nga një person tek tjetri, nëse ky organ rimbushet/plotësohet vazhdimisht, siç është gjaku dhe lëkura, me kushtin që dhënësi të jetë i pajisur plotësisht dhe pasi të konstatohen të gjitha parakushtet e parashtruara nga Sheriati.
Tre: është e lejueshme për një tjetër person që të përfitojë nga një organ i zhvendosur nga një personi i sëmurë, siç është marrja e vetullave për ndonjë person, kur ato të hiqen nga një pacient, për shkak të sëmundjes.
Katër: është i ndaluar transplantimi i cilitdo organ nga i cili varet jeta, siç është transplantimi i zemrës së një personi të gjallë tek tjetri.
Pesë: është i ndaluar transplantimi i një organi nga një person i gjallë, heqja e të cilit çon në humbjen e funksioneve themelore të jetës, edhe nëse nuk shkakton humbjen e jetës, siç është transplantimi i kornesë së dy syve. Mirëpo, nëse transferimi çon vetëm në humbjen e pjesshme të funksionit themelor, atëherë kjo çështje ende po shqyrtohet, siç do të shihet në paragrafin e ardhshëm [nr.8].
Gjashtë: është i lejueshëm transplantimi i një organi nga personi i vdekur tek personi i gjallë, jeta e të cilit, apo siguria e një funksioni themelor në të, varet nga kjo, me kushtin që i vdekuri të ketë dhënë leje për këtë, apo trashëgimtarët e tij, apo udhëheqësi i përgjithshëm i muslimanëve, nëse të vdekurit nuk i dihet identiteti.
Shtatë: duhet të përmendet që, në situatat më lart, kur ka një konsensus rreth lejueshmërisë së transplantimit të një organi siç u shpjegua, kushti është që kjo mos të realizohet me shitjen e organit, sepse, në asnjë situatë, s'është e lejueshme shitja e ndonjë organi të trupit njerëzor.
Tetë: çdo situatë dhe kusht tjetër veças nga këto që u përmenden më lart, që kanë të bëjnë me temën kryesore, ende po shqyrtohen dhe duhet të prezantohen në konferencën e radhës, në pajtim me kushtet e profesionit mjekësor dhe vendimet e Sheriatit.

## Pyetje – Përgjigje në lidhje me mjekësinë

*Shejh Muhamed bin Salih el Uthejmin*

Falënderimi i takon vetëm Allahut. Vetëm Atë falënderojmë, Atij i kërkojmë ndihmë dhe falje të gjynaheve tona. I kërkojmë mbrojtje Allahut prej të keqes së vetëve (shpirtrave) dhe punëve tona. Atë të cilin e udhëzon Allahu, nuk ka kush e humb dhe atë të cilin e humb Allahu, nuk ka kush e udhëzon. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut, Një e i Pashoq, dhe dëshmoj se Muhamedi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) është rob dhe i Dërguari i Tij. Me të vërtetë dijetarët janë trashëgimtarët e profetëve, sepse profetët nuk kanë lënë trashëgim pasurinë, por kanë lënë diturinë, të cilën, kush e merr, ka marrë diçka shumë të vlefshme. Këtë fakt e përforcon më shumë hadithi, ku i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë:
"Kur njeriu vdes, i ndërpriten veprat e tij, përveç se tri gjërave: Sadakaja e rrjedhshme, dituria prej së cilës përfitohet ose pasardhës i devotshëm, që lutet për të (prindin)."2 Ndërsa në një hadith tjetër i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë: "Vlera e dijetarit mbi adhuruesin është si vlera e hënës mbi yjet."

### Ndalohet veçimi i mjekut me pacienten

Pyetje: Një grua me fëmijën e saj të sëmurë vjen në dhomën e vizitave, pa qenë e shoqëruar. A konsiderohet si veçim i ndaluar (*khaluetun*) qëndrimi im (mjekut) në dhomë me të dhe fëmijën e saj të vogël, duke pasur parasysh se dera shpesh herë qëndron e mbyllur? Nëse kjo nuk lejohet, atëherë si më këshilloni në lidhje me këtë (çështje)? Përgjigje: S'ka dyshim se ky lloj i veçimit është i ndaluar. Nëse burri veçohet me një grua, me të cilën nuk ka afërsi apo lidhje familjare, pa praninë e një shoqëruesi të saj e duke qenë dera e mbyllur, atëherë s'ka dyshim se ky veçim është i ndaluar. Pra, kjo gjë nuk lejohet. Nëse një veprim i tillë është i domosdoshëm, atëherë duhet që të paktën dera të qëndrojë e hapur, që të mos jetë veçimi i ndaluar. Hapja e derës nënkupton se çdo njeri është i mirëpritur të hyjë në çdo çast.

### Gabimet mjekësore

Pyetje: Cili është gjykimi i sheriatit në lidhje me gabimet mjekësore të paqëllimshme, duke pasur parasysh se unë (doktori) u përpoqa me të gjitha forcat (mundësitë) e mia dhe asgjë nuk nënvlerësova, mirëpo ishte përcaktimi i Allahut që pacienti (i sëmuri) të vdesë. Ju lutem, shpjegojeni këtë çështje duke e parë nga të gjitha pikëpamjet. A jam unë gjynahqar për çka ndodhi? Apo çështja ime është si shembulli i gjykatësit, i cili, pasi që është përpjekur, edhe nëse gabon, shpërblehet?
Përgjigje: Pikë së pari, i tërheq vërejtjen pyetësit edhe të tjerëve, të cilët e fillojnë pyetjen duke thënë "Cili është gjykimi i sheriatit…?" Përse e bëj këtë? Sepse ai të cilit i është drejtuar pyetja, mund edhe të gabojë, mirëpo, nëse gabon (pasi që është thënë "Cili është gjykimi i sheriatit"), atëherë si rrjedhojë del se sheriati gjykon gabim!! E sakta është që të thuhet "Cili është gjykimi i sheriatit, sipas mendimit tuaj?" ose "Cili është mendimi juaj në lidhje me këtë çështje?" Pra, le të kihet parasysh kjo këshillë. Tani le të kthehemi tek pyetja "Për sa i përket gabimeve mjekësore të paqëllimta…" Doktori duhet të jetë ekspert në profesionin e tij. Pra, e ka përvetësuar profesionin e mjekësisë si nga ana teorike, ashtu edhe nga ana praktike.
Kushti i parë është që (mjeku) të jetë ekspert në profesionin e tij.

Kushti i dytë është që të mos e tejkalojë vendin e plagës.

P.sh.: nëse përcaktohet se vendi i operacionit është një pjesëz e përcaktuar, mirëpo mjeku e tejkalon atë pa qenë nevoja, mendimi i juristëve islam është se ky lloj veprimi konsiderohet gabim i pavullnetshëm. Nëse si pasojë (i këtij tejkalimi) i sëmuri vdes, jeta e doktorit gjithsesi mbetet e pacenuar (pra nuk ka *Kisas*), por ai (doktori) duhet të paguajë dëmshpërblim (*Ed Dije*). Nëse dëmshpërblimin e merr përsipër që ta paguajë shteti, kjo do ishte më mirë. Pra, ka dallim. Nëse gabimi do te ishte në vendin e përcaktuar për operim, atëherë nuk do të kishte dëmshpërblim (për doktorin). Në këtë rast, do të thoshim se ky do të ishte si gabimi i dijetarit apo gjykatësit. Nëse ai (doktori) e tejkalon vendin e përcaktuar, atëherë themi se vet tejkalimi përbën gabim në vetvete. Sidoqoftë, edhe nëse do të sillte si pasojë vdekjen (e të sëmurit), gjykimi është ai që përmendëm, sepse është e paqëllimtë.

### Përdorimi i ilaçeve pa patur eksperiencë

Pyetje: A i lejohet mjekut të përdori ndonjë lloj ilaçi pa patur eksperiencë te pacientët, duke ditur se aty ndodhen mjekë me më tepër eksperiencë?

Përgjigje: Kjo nuk lejohet. S'ka të drejtë doktori ta bëjë trupin e birit të Ademit (njeriut) vend për të mësuar. Përderisa edhe dijetarit i cili jep fetva, nuk i lejohet ta bëjë këtë vetëm se me dije. Po kështu edhe mjeku.

### Në lidhje me abortin e foshnjës

Pyetje: Cili është gjykimi në lidhje me abortin, kur bëhet fjalë për një fetus të çrregullt (të sakatuar). Duke ditur se çrregullimi në këtë rast është mungesa e trurit, gjë e cila do ta bënte të pamundur jetesën e foshnjës pas lindjes (Allahu e di më së miri!), të paktën kështu ndodh gjithmonë në të tilla raste. Duhet patur parasysh se në këtë rast pacientja ka lindur me ndërhyrje kirurgjikale tre herë apo më tepër. Pra, është e sigurt se edhe këtë herë lindja do të jetë me ndërhyrje kirurgjikale (operacion) e në të tilla raste rrezikshmëria është e lartë. Nuk duhet harruar se vdekja e foshnjës është e sigurt pas lindjes. Nëse aborti në këtë rast lejohet, a mund të më shpjegoni se deri në cilën periudhë të fetusit është i lejuar (aborti)?

Përgjigje: Maksimumi i moshës së fetusit në të cilën kohë edhe mund të jetë i lejuar aborti, kur është i domosdoshëm, është 4 mujori i parë. Nëse fetusi i plotëson 4 muaj në barkun e nënës, atëherë ai është njeri, ndërsa vrasja e njeriut nuk lejohet, i sakatuar apo i shëndetshëm qoftë. Le të qëndrojë (fëmija në barkun e nënës)! Nëse do Allahu i Madhëruar që fëmija të jetojë, ka për të jetuar, e në të kundërt, do të vdesë.

Dikush mund të thotë: "Nëse do ta linim në barkun e nënës, pasi që i ka plotësuar 4 muaj, rrezikohet që të vdesë me të edhe nëna e tij gjatë lindjes?" Përgjigja e kësaj është: Nëse kështu është përcaktuar, le të ndodhë. Nëse sigurohemi plotësisht se kjo foshnjë është pa jetë në barkun e nënës, atëherë lejohet nxjerrja e tij, sepse në këtë rast nuk përbën vrasje. Gjithsesi përfundimi është se aborti në 4 muajt e parë të shtatzënisë është i tolerueshëm, kur e kërkon nevoja. Abortimi, mbasi të kenë kaluar 4 muaj, është rreptësishtë i ndaluar për çfarëdo arsye qoftë, sepse tashmë është bërë njeri.

E merrni me mend, nëse një foshnjë lind sakat, a lejohet ta vrasim atë?! Sigurisht që nuk lejohet. E lemë çështjen e tij në Dorë të Allahut të Madhëruar. Madje, unë po ju tregoj juve, edhe pse nuk doja të flisja hapur për këtë përpara jush! Disa doktorë përcaktuan me anë të analizave se foshnja e një gruaje shtatzënë ishte e deformuar në barkun e saj dhe se abortimi

i tij ishte i domosdoshëm. Prindërit e foshnjës nuk e pranuan abortin dhe thanë se një gjë e tillë nuk ka për të ndodhur. Ishte Dëshira e Allahut të Madhëruar që shtatzënia të vazhdonte, e më pas erdhi koha e lindjes. Kur ç'të shohësh! Ky fëmijë ishte më i bukur ndër vëllezërit e tjerë. I Lartësuar është Allahu. Njeriu mund të gabojë në përcaktim.
Megjithatë, rregulli bazë i kësaj çështjeje është ajo që përmenda më para. Nëse i ka plotësuar 4 muaj, aborti është i ndaluar, ndërsa, para kësaj, s'ka problem, nëse është e nevojshme.

## Djali është i babait, edhe nëse rezulton mbas analizave se nuk është i tij

Pyetje: Në analizat mjekësore që i bëhen ndonjë fëmije të sëmurë, shpesh herë kërkohet të ekzaminohen edhe qelizat e prindërve të tij për të qenë më i qartë përfundimi. Mbas përfundimit të analizave, rezulton me përqindje të lartë se ky fëmijë s'është i këtij burri. Si duhet të veprojmë ne në këtë situatë, pasi ne jemi përgjegjësit e laboratorit?
Përgjigje: Fëmija është i babait të tij, edhe nëse rezulton mbas analizave se nuk i përket atij. Argument për këtë është: Erdhi një burrë tek i Dërguari (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) dhe i tha:
- O i Dërguari i Allahut, gruaja ime ka lindur një fëmijë të zi...", kurse as ky burrë e as e shoqja nuk ishin të zinj. I Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) i tha:
- A ke deve?
- Po. - u përgjigj burri.
- Çfarë ngjyre janë ato?
- Të kuqe.
- A ka ndonjë prej tyre *aurak*?
- Po.
- Si është e mundur një gjë e tillë?
- Ndoshta është e trashëguar.
- Edhe djali yt, ndoshta, e ka trashëgimi këtë (prej gjyshërve të tij), - i tha i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!).
Për të tillë problem ka debatuar edhe Sead ibën ebi Uekas me Abd ibën Zemea. Seadi tha: "O i Dërguari i Allahut, ky është djali i vëllait tim, Utbes. Ai m'u betua se ky djalosh është i tij. Shiko se sa i ngjason atij (Utbes)." Abd bin Zemea tha: "Ky djalosh është vëllai im. Ai ka lindur në dyshekun e babait tim." I Dërguari (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) tha: "Djaloshi është i dyshekut, ndërsa laviri meriton ndëshkimin."
Pra, e mohoi që fëmija të ishte i Utbes, edhe pse përngjasimi ishte i dukshëm. Për sa i përket pyetjes, djali është i babait, edhe nëse rezulton mbas analizave se nuk është i tij.

## Transplantimi i organeve

Pyetje: Njëri nga vëllezërit, i cili e di mendimit tuaj në lidhje me transplantimin e organeve, thotë: Unë jam njëri prej punonjësve në sektorin e transplantimin e organeve dhe e kam dëgjuar mendimin tuaj në lidhje me këtë gjë. Në të vërtetë, o shejh, janë të shumtë ata që pyesin për këtë çështje…
Përgjigje: Mendimi im në lidhje me transplantimin e organeve është se ky veprim është haram (nuk lejohet). E kanë shprehur dijetaret Hanbeli se nuk lejohet transplantimi i organe, edhe sikur vdekuri ta ketë lenë këtë gjë amanet. Ky lloj amaneti nuk lejohet të plotësohet.

Njeriu nuk është pronar i vetvetes, por ai është pronë e Allahut të Madhëruar. Allahu i Madhëruar thotë:
"Mos e vrisni veten tuaj."
Për këtë arsye, është e ndaluar për njeriun të lahet (pastrohet) atëherë kur i ftohti e dëmton atë, por duhet që të marrë *tejemum,* derisa të gjejë ujë të ngrohtë. Nuk i lejohet askujt t'i thotë një personi: "O filan, me pre mua prej gishtave të mi". E si do të ishte puna me ndonjë prej organeve funksionale, si shpretka apo diçka tjetër?! Unë habitem! Si pranon një person të dhurojë ndonjë prej organeve të tij, të cilën ia kadhuruar Allahu i Lartësuar, kur ky organ luan një rol të rëndësishëm në trupin e tij? A mos mendon dikush se Allahu i Lartësuar i ka krijuar dy veshka pa qëllim (kotë se koti)? Është e pamundur. Me siguri që të dyja ato (veshkat) kryejnë funksione përkatëse. Pastaj, nëse ai e dhuron njërën (nga veshkat) dhe tjetra që i ka mbetur sëmuret, atëherë si do t'i shkojë halli?! Përgjigjuni, përgjigjuni, o mjekë!
Pyetësi: Do ta marrë përsëri nga vëllai i tij…
Shejhu: E vërtetë…! Pra, mendimi ime është se kjo nuk lejohet, në mënyrë që të mos bëhen organet si puna e pjesëve të këmbimit për makina apo si copa trangujsh etj.

### Marrja e organeve prej të vdekurit

Pyetje: Në rastet kur te pacienti ka ndodhur vdekja e trurit, pra, kur është e sigurt kjo, shpesh herë, në të tilla raste kërkohet nga familja e të ndjerit që të lejojnë marrjen e organeve prej tij (të vdekurit) dhe një gjë e tillë ndodh. A e shikon edhe këtë të ndaluar këtë?
Përgjigje: Kjo gjë është akoma më e keqe, sepse të afërmit e të ndjerit nuk kanë të drejtë që të marrin vendime të tilla në lidhje me të vdekurin. Nuk lejohet. Unë ju përmenda juve që, edhe nëse e ka lënë amanet, nuk zbatohet ky lloj amaneti. Për sa i përket dhënies gjak, kjo gjë lejohet, me kusht që të mos dëmtohet ai që jep gjak dhe t'i bëhet dobi atij që e merr këtë gjak. Sepse gjaku, me lejen e Allahut, zëvendësohet përsëri (me kalimin e kohës), ndryshe nga gjymtyrët.

### Gjykimi në lidhje me dhurimin e palcës së kockës

Pyetje: A lejohet të dhurohet palca e kockës nga një person tek tjetri? Kjo nuk është e dëmshme (me lejen e Allahut të Madhëruar), sepse trupi e rigjeneron atë (palcën) përsëri.
Përgjigje: Nëse kjo është diçka që zëvendësohet përsëri me kalimin e kohës dhe nuk përbën ndonjë rrezik për të sëmurin, atëherë është njësoj si gjaku, domethënë që lejohet.

### Nuk lejohet të detyrohet nëna e foshnjës për bërjen e operacionit

Pyetje: Nëse doktorët përcaktojnë për një lindje se ajo duhet patjetër të kryhet me operacion, për shkak se foshnja ndodhet në gjendje rrezikshmërie, mirëpo nëna refuzon të operohet dhe shkak për refuzimin e saj është fakti se ajo ka frikë nga përdorimi i narkozës dhe ecuria e operacionit, ndërsa bashkëshorti i saj është dakord që të kryhet operacioni. A lejohet të detyrohet nëna e foshnjës që ta bëjë operacionin duke i dhënë asaj narkozë me forcë? Nëse kjo nuk lejohet, a i lejohet asaj të bëhet shkaktare për vdekjen e foshnjës duke mos e pranuar operimin?
Përgjigje: Pikë së pari, nuk i lejohet askujt që të marrë vendime në lidhje me këtë grua, apo të hapi barkun e saj pa dhënë leje vetë ajo! Ky (veprim) do të ishte dhunim karshi saj. Se në çfarë gjendje është foshnja në mitrën e saj, ajo për këtë nuk ka asnjë lloj faji apo përgjegjësie.

Ky ishte përcaktimi i Allahut të Madhëruar. Ne përpiqemi që ta bindim atë se ndërhyrja kirurgjikale në këtë rast është shumë e nevojshme dhe se ajo duke e lejuar bërjen e operacionit do të vepronte mirë, si karshi vetes, ashtu edhe karshi foshnjës së saj. Por që të detyrohet, kjo nuk lejohet. Njeriu, ashtu siç është i lirë të marrë vendime në lidhje me pasurinë, është i lirë të marrë vendime edhe në lidhje me trupin e tij.

### Korrektësia në lidhje me orarin e punës

Pyetje: Ndonjëherë e lë punën gjysmë ore apo një orë para orarit. Kjo, sepse drejtori i spitalit nuk e pengon këtë gjë. Dikush tjetër thotë se ikën para orarit, në mënyrë që të kryhej ndonjë punë tjetër, sepse ai nuk ka përgjegjësi të drejtpërdrejtë. Kjo, duke patur parasysh se ai një pjesë të mirë të kohës në të cilën ikën, para orarit, e kalon në punë e cila kthehet në dobi të profesionit të tij. Pra, cila është përgjigja juaj në lidhje me këta persona?
Përgjigje: U them atyre: a është puna juaj normative apo e përcaktuar me orar? Nëse është normative dhe nuk ke ndonjë të sëmurë i cili ka nevojë, atëherë largohu (nëse dëshiron). Mirëpo, nëse puna jote është e lidhur me kohën, është e domosdoshme që ta plotësosh të gjithë orarin, edhe nëse nuk ke ndonjë angazhim konkret. Ndërsa, kur vetë drejtori e lejon këtë gjë, këtu duhet parë, nëse ti ke të drejtë ta bësh një gjë të tillë apo jo. Pra, nëse drejtori e lejon dhe ti e shikon se nuk prish punë të largohesh me raste, nuk ka problem. Mirëpo, nëse me largimin tënd krijohet problem, atëherë edhe nëse ai (drejtori) e lejon, kjo nuk vlen.

### Të bashkuarit ndërmjet ilaçeve fetare dhe atyre farmaceutike, si dhe gjykimi në lidhje me të hequrit dorë prej kurimit

Pyetje: Ju (Allahu ju ruajt!), thatë se ka dy lloje prej ilaçeve, dhe përmendët historinë e shokëve të Profetit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), të cilët shëruan duke lexuar Kuran, pra, shëruan me kurimin fetar. Me lejen e Allahut, ky ilaç bën dobi dhe ndonjëherë nuk bën dobi. Ndonjëherë është e dukshme efekti i tij dhe ndonjëherë jo. Ne kemi një problem, o shejh i nderuar, sepse shumë prej të sëmurëve zgjedhin për kurim këtë lloj ilaçi të mirë dhe i refuzojnë ilaçet farmaceutike. A u lejohet atyre një gjë e tillë, duke ditur se ne e dimë me një dije të sigurt se (me Lejen e Allahut) ne kemi disa ilaçe të dobishme. E ndonjëherë (si shkak i refuzim të ilaçeve farmaceutike) përfundon gjendja e këtyre (sëmurëve) me vuajtje të shumta apo edhe me vdekje.
Përgjigje: Unë e shoh që të bashkojnë ndërmjet të dy ilaçeve dhe në këtë nuk ka ndonjë problem. Pra, të bashkojë ndërmjet kurimeve fetare dhe barnave farmaceutike. Në këtë s'ka problem.
Pyetja do ishte më mirë të bëhej: A është apo jo e detyrueshme për të sëmurin pirja e ilaçeve? Fjala më e saktë e dijetarëve është se pirja e tyre nuk është e detyrueshme (nga ana e fesë). Njeriu, nëse dëshiron, mund të heqë dorë nga të kuruarit dhe nuk konsiderohet si vrasës i vetvetes, sepse sëmundjen nuk e solli ai me dëshirën e tij. Pastaj ai mund të kurohet e të mos ketë dobi prej kurimit, ashtu siç edhe ka ndodhur. Mund edhe të shërohet, pa marrë kurime. Pra, e vërteta është se të kuruarit nuk është detyrë (*vaxhib*), përveç se në rastet kur e dimë se është e domosdoshme. P.sh.: në ndonjë gjymtyrë prej gjymtyrëve, nëse doktorët përcaktojnë se duhet prerë, se në të kundërt sëmundja do të përhapej në të gjithë trupin, këtu i themi të sëmurit se duhet që t'i lejojë doktorët ta presin atë (gjymtyrën e sëmurë). Ashtu siç veproi Hidri, kur e prishi anijen, dhe Musai i tha atij:"A e prishe atë (anijen) që të mbyten njerëzit që

janë në ty?" Ai i tregoi më vonë Musait se përpara tyre ishte një mbret i cili i merrte për vete të gjitha anijet e mira, dhe Hidri e prishi pak atë, në mënyrë që të mos e merrte (anijen) ky mbret.

### Përdorimi i kafshëve për eksperimente

Pyetje: A lejohet që të përdoren disa prej kafshëve për të bërë eksperimente të ndryshme mbi to, si p.sh.: minjtë dhe lepujt? Duhet patur parasysh se mbi ta mund të bëhet injeksion me lëndë vdekjeprurëse, apo ndonjëherë shfaqen te kafshët gjëndra kanceroze, të cilat bëhen shkak që kafshët të vuajnë ose të ngordhin. Mirëpo, prej këtyre eksperimenteve dalin shumë zbulime në dobi të njeriut.

Përgjigje: Këtë çështje e tërheqin drejt vetes dy rregulla bazë. Rregulli i parë është se çdo gjë që është mbi tokë, është krijuar për ne. Allahu i Lartësuar thotë:

"Ai është i Cili krijoi për ju gjithçka që është mbi tokë…"

Pra, çdo gjë që ekziston në tokë, është në dobinë tonë. Ky rregull na shtyn që të kryhen këto eksperimente mbi këto kafshë, edhe pse mund të jetë e dhimbshme për to, sepse në këtë ka dobi. Mirëpo, rregulli bazë, në anën tjetër, është se Profeti (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) e ka ndaluar torturimin e kafshëve dhe ka urdhëruar që të sillemi mirë me to, si dhe të tregojmë kujdes, madje, edhe në therjen e tyre. Lus Allahun të na udhëzojë në atë që është më e drejtë!

### Gjykimi në lidhje me të sëmurët me zemër

Pyetje: A është detyrë mbi mjekun që t'i japë ilaç të sëmurit me zemër, nga i cili nuk shpresohet që të shërohet prej saj, por thjesht sa për të zgjatur jetën?

Përgjigje: Në këtë rast, edhe nëse do të zgjatej jeta e tij, ai nuk ka asnjë dobi prej saj. Kjo, sepse ky person nuk është në gjendje të marrë vendime me zemrën e tij. Ai nukmund ta adhurojë Allahun me gjuhën apo me gjymtyrët e tij. Pra, nuk përfiton asgjë. Në lidhje me këtë, ka dalë një fetva prej Komisionit të Përhershëm të Dijetarëve të Mëdhenj. Mendoj se ajo është publikuar, prandaj kthehu tek ajo…!

### Gjykimi në lidhje me transplantimin e mëlçisë

Pyetje: Kuptuam prej fjalës suaj se ajo gjë që e bën të lejuar dhurimin e gjakut është pikërisht fakti se ai ripërtërihet përsëri. A mundet ta krahasojmë këtë gjë me të gjitha organet që i ngjasojnë atij, siç është mëlçia? Nëse vërtetohet nga ana mjekësore se ajo është organ që mund të ripërtërihet, a e bën kjo gjë të lejuar dhurimin e saj (mëlçisë) një personi të sëmurë? Duhet patur parasysh se në disa prej operacioneve nuk merret veçse një pjesëz e mëlçisë dhe jo e gjitha.

Përgjigje: Nëse vërtetohet se mëlçia, pasi që i është marrë një pjesëz prej saj, mund të ripërtërihet sërish, atëherë gjykimi për të është i njëjtë me gjykimin mbi dhurimin e gjakut. Megjithatë, unë dyshoj se mëlçia, pasi që të jetë transplantuar e gjitha, të jetë e mundur që të riprodhohet sërish si organ. Ju, si mendoni? A është e mundur një gjë e tillë?

Pyetësi: Po. Në ato raste kur merret prej një personi të gjallë vetëm një pjesëz prej saj?

Shejhu: Arsyeja e bërjes së diçkaje të lejuar apo të ndaluar është e lidhur fort me pasojat e saj.

Pyetësi: Allahu jua shpërbleftë me të mira!

## Vlera e mjekëve

Pyetje: Është e njohur vlera e poseduesve të dijes, ku ata janë trashëgimtarë të profetëve. Dëshiroj prej jush që të na shpjegoni se cili është shpërblimi i mjekëve, duke patur parasysh se ata shpeshherë rrinë gjithë natën zgjuar në shërbim të të sëmurëve, apo duke studiuar?

Përgjigje: Padyshim që shpërblimi i tyre do të jetë i madh. Kjo në varësi edhe të sinqeritetit, dhe punës së tyre. Edhe pse mjekësia në mënyrë të drejtpërdrejtë nuk është një domosdoshmëri fetare, ajo është e tillë në mënyrë tërthorazi. Për këtë, disa prej dijetarëve kanë thënë se mësimi i mjekësisë është *farz kifaje*. Duhet patjetër që në mesin e muslimanëve të ketë edhe mjek. Pra, konsideroheni mjekësinë si *farz kifaje*, sepse ky është profesion për të cilin ka nevojë i gjithë populli. Nëse muslimani ka për qëllim që me profesionin e tij ta plotësojë këtë detyrë dhe t'u bëje dobi njerëzve, atëherë edhe shpërblimi për të do të jetë i madh. Njeriu shet diçka dhe për këtë paguhet, mirëpo ai edhe mund të shpërblehet për këtë nga Allahu. Nëse ti i shet diçka një nevojtari, duke patur për qëllim që t'ia zgjidhësh atij problemin që ka,shpërblehesh për këtë, apo jo? Shpërblehesh, edhe pse ti do të marrësh para (në këmbim të mallit që po i shet). Gjithashtu, nëse do t'i shisje dikujt armë me të cilën ka për qëllim të vrasë muslimanët, do të ishe gjynahqar. Pra, qëllimi ka një rëndësi të veçantë në shpërblim.

## Ftesa e të tjerëve për në fenë e Allahut të Madhëruar, është detyrë e domosdoshme

Pyetje: A bën gjynah ai person i cili jeton më jomuslimanët dhe nuk i fton (thërret) ata në fenë islame?

Përgjigje: S'ka dyshim që ky person ka lënë pa kryer një detyrë të domosdoshme (vaxhibin). Allahu i Lartësuar ka urdhëruar të ftojmë (thërrasim) në Islam. Është shumë e lehtë që mjekët ta pranojnë fenë Islame. Prandaj, unë ju këshilloj ju që të ftoni për në fenë Islame. Këtë duhej ta kisha përmendur më parë me këshillat e mësipërme, që t'u bëhet thirrje për në fenë islame atyre (mjekëve) të krishterë apo edhe të ndonjë feje tjetër qofshin. Duhet t'u jepni atyre libra nga ata që ju i lexoni, apo edhe të përkthyer në gjuhën e tyre. I Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) i ka thënë Ali bin Ebi Talibit:

"Sikur Allahu të udhëzojë nga duart e tua qoftë edhe një njëri të vetëm, është më e mirë për ty sesa devetë e kuqe"

Devetë e kuqe simbolizojnë pasurinë më të shtrenjtë për arabët. Këshilla ime për ju është që t'u bëni thirrje atyre në fenë islame. Të paktën, ta njohin Islamin si Fe, se, në të kundërtën, do të thonë "Secili prej nesh ka fenë e vet dhe nuk është nevoja që dikush të ftojë të tjerët për në fenë e tij". Duhet bërë kjo detyre, edhe nëse e shikon të dobishme ta ftosh këtë njeri në shtëpinë tënde. Pra, nuk ka problem.

## Shkurtimi i shprehjes "salallahu alejhi ue selam"

*Komisioni i Përhershëm për Kërkime dhe Fetua*

Pyetje: A është e lejueshme të shkruhet shkronja "Sad" në vend të "salallahu alejhi ue selam", dhe pse?

Përgjigje: Suneti është që të shkruhet shprehja "salallahu alejhi ue selam" e plotë. Sepse, kjo është du'a [lutje] dhe du'aja është një akt adhurimi, mu sikur te kishte qenë thënë me zë. Ta paraqitësh atë simbolikisht duke përdor shkronjat "Sad"-"Lam"-Ajn"-Mim" [apo s.a.w.s], s'është as du'a, as akt adhurimi, pavarësisht se a është kjo një thënie apo diçka shkruar. Për këtë shkak, ky simbol nuk është përdor nga tre gjenerata e para, për të cilat pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka dëshmuar me khajrije [mirësi dhe epërsi].

Me Allahu qëndron suksesi dhe paqja dhe bekimet qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe shokët e tij.

## Kufijtë e frikës

*Shejhul-Islam Ibn Tejmije*

Pyetje: Cili është kufiri i frikës?

Përgjigje: Ibn Kajjim ka thënë të ketë dëgjuar shejhul-Islam Ibn Tejmijen të thotë:

"Kufiri i frikës është çfarë të kufizon nga mëkatimi ndaj Allahut. Kështu, çfarëdo që shtohet veç kësaj s'është e nevojshme"

## Dallimi mes *el-Hamd* dhe *esh-Shukr*

*Shejh Salih Aalush-Shejh*

Pyetje: Cili është dallimi mes *el-Hamd* dhe *esh-Shukr*?

Përgjigje: Ka shumë dallime mes *el-Hamd* dhe *esh-Shukr*, por ajo që i bën të sakta është se *el-Hamd* është lavdërim me gojë dhe lavdërim i çdo gjëje të bukur, kurse *esh-Shukr* ka të bëjë me gjuhë dhe me vepër. Ndaj, nuk thuhet se dikush e lavdëroi Allahun e lartësuar me veprën e tij. Është e domosdoshme që *el-Hamd* të bëhet me gjuhë. Mirëpo, *esh-Shukr* është i mundshëm edhe me gjuhë, edhe me vepër. Ai, më i larti, ka thënë:

« Që ju të jeni falënderues ndaj Meje dhe ndaj prindërve tuaj » [Lukman, 14];

« Punoni, o familja e Daudit, që të falënderoni » [Sebe, 13]

Nga kjo pikëpamje *esh-Shukr* është më e përgjithshme se *el-Hamd*, sepse përfshin lavdërimin/falënderimin me gjuhë dhe me vepër, kurse *el-Hamd* është më e veçantë, sepse bëhet vetëm me gjuhë.

Sa i përket asaj që lavdërohet, [nga kjo pikëpamje] *el-Hamd* është më e përgjithshme. Kështu, kjo është nga çështjet rreth të cilave dijetarët kanë thënë se mes tyre ka të përgjithshme dhe të veçanta, që janë në përputhje në një gjë dhe të ndara në një gjë tjetër.

## Dobitëe sprovave të besimtarit

*shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Përse Allahu i rëndon me sëmundje dhe të tjera sprova besimtarët që bëjnë shumë akte adhurimi, kurse mëkatarët i gëzojnë të gjitha të mirat në jetë?

Përgjigje: Kjo pyetje mund të shtrohet në dy mënyra, qoftë si vërejtje apo si kërkim për të kuptuar. Nëse shtrohet si vërejtje, kjo tregon për paditurinë e pyetësit, sepse urtësia e Allahut është aq e madhe, saqë mendjet tona s'mund ta përfshijnë. Allahu ka thënë:

» Ty pyesin ty [O Muhamed] lidhur me shpirtin. Thuaj: Shpirti është nga gjërat për të cilat di vetëm Zoti im. Kurse, juve ju është dhënë vetëm pak dije « [el-Isra, 85]

Shpirti është brenda nesh dhe është thelbi i jetëve tona, por nuk e njohim atë. Filozofët e mendimtarët janë të paaftë për ta përkufizuar dhe përshkruar atë. Nëse nuk dimë gjë rreth shpirtit - që është gjëja më e afërt ndaj nesh - veç asaj që është përshkruar në Kur'an dhe në Sunet, atëherë çka mendoni për gjërat përtej kësaj? Allahu është më i urti, më i madhi, më madhështori dhe më i fuqishmi, dhe në duhet t'i nënshtrohemi vullnetit dhe caktimit të Tij. Bazuar në këtë, përgjigja në këtë pyetje është: Allahu e di më së miri dhe ai është më i urti, më i fuqishmi dhe më i madhi.

Nëse pyetja shtrohet në kërkim të kuptimit, atëherë i themi pyetësit: Besimtari i nënshtrohet provimit, dhe provimi i tij nga ana e Allahut nëpërmjet gjërave që mund ta dëmtojnë apo ta lëndojnë atë, sjell dy dobi të mëdha. Dobia e parë është se Allahu e sprovon këtë njeri lidhur me besimin e tij, për të parë nëse besimi i tij është i sinqertë apo i paqëndrueshëm. Besimtari, feja e të cilit është e sinqertë, e pranon vullnetin dhe caktimin e Allahut, dhe kërkon shpërblim prej Tij. Në këtë rast, çështja bëhet e përballueshme për të. Është transmetuar se një adhuruese e Allahut preu gishtin e saj, por nuk u ankua për dhimbjen dhe nuk tregoi shenja të shqetësimit. Ajo u pyet për këtë dhe tha:"Ëmbëlsia e shpërblimit për këtë më bën ta harroj hidhësinë e përballimit me të". Pra, besimtari kërkon shpërblim nga Allahu dhe i nënshtrohet Atij plotësisht. Kjo është një dobi.

Sa i përket dobisë së dytë, Allahu i lavdëron të duruarit dhe thotë se është me ta, dhe do t'u japë atyre shpërblim pa masë. Durimi është një pozitë e lartë, që mund të arrihet vetëm nga ata që sprovohen me gjëra që i mbartin me durim. Nëse ai bën durim, e arrin këtë pozitë të lartë, e cila sjell shpërblim të madh. Kështu, kur Allahu i sprovon besimtarët me gjëra që i lëndojnë ata, kjo bëhet që ata të arrijnë pozitën e të duruarve. I dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam], i cili ishte njeriu më besimin më të madh, me devotshmërinë dhe me frikën më të madhe ndaj Allahut, ka përjetuar dyfishin e dhimbjes së një njeriu të thjeshtë, kur është sëmurë. Dhe ai [salallahu alejhi ue selam] vuajti shumë në prag të vdekjes, që të arrinte plotësisht pozitën e të duruarit, sepse ai kaqenë më i duruari ndër të duruarit. Prej këtu, na bëhet e qartë urtësia në provimin që Allahu ua bën besimtarëve me të tilla fatkeqësi.

Sa i përket shëndetit dhe furnizimit të bollshëm që Allahu ua jep mëkatarëve, keqbërësve, njerëzve të pamoralshëm dhe mosbesimtarëve, kjo bëhet me qëllim që ata të entuziazmohen

[ta humbasin kontrollin në mëkatim e pastaj t'i dënojë rëndë]. Është transmetuar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Kjo botë është burg për besimtarin, kurse për mosbesimtarin është parajsë".
Atyre u jepen këto gjëra të mira me qëllim që ta marrin të mirën e tyre më herët në këtë botë, kurse në Ditën Ringjalljes, ata do të marrin dënimin e merituar. Allahu ka thënë:
» Në ditën kur ata që kanë mohuar [në njësinë e Allahut] do të dalin para Zjarrit [do të thuhet]: Ju pranuat gjërat e mira në jetën e dunjasë dhe u kënaqët me to. Tash, në këtë ditë, do të dënoheni me vuajtje poshtëruese, sepse u treguat arrogantë në tokë pa asnjë të drejtë dhe ngaqë u rebeluat kundër urdhrit të Allahut « [el-Ahkaf, 20]
Çështja këtu është se kjo botë është për mosbesimtarët të entuziazmohen në të. Pastaj, kur ta lënë këtë jetë, në të cilën gjetën kënaqësi, do të hasin në torturë. Kërkojmë shpëtim tek Allahu. Dënimi do të jetë edhe më i rëndë, sepse do të vuajnë shumë dhe njëkohësisht do të humbasin luksin dhe kënaqësitë që i donin aq shumë.
Ka edhe një dobi të tretë, e cila do t'u shtonte dy të parave dhe nga e cila përfiton besimtari në rastin e sëmundjes dhe problemeve. Besimtari do të zhvendoset në një fushë që është më e mirë se kjo botë, do të zhvendoset nga diçka që e lëndon atë në diçka që do t'i sjellë lumturi e gëzim. Pra, ky gëzim do të shumëfishohet, ngaqë u arrit prej tij, kurse pushuan dhimbja dhe vështirësitë me të cilat u përballë.

## Durimi në sprovën e mospasjes së pasardhësve

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Çka të bëjë njeriu, pasi Allahu i madhëruar nuk e ka furnizuar me pasardhës? Mospasja e fëmijës tek ai po ndikon shumë dhe po has në shumë vështirësi në mjedisin ku ai jeton. Në atë bashkësi që ky jeton, mospasjen e fëmijës e konsiderojnë si të metë. Më tregoni diçka rreth kësaj, Allahu ua shpërbleftë me të mira!
Përgjigje: Mos u brengos, vëllai im, për atë që nuk të ka furnizuar Allahu me fëmijë. Allahu i madhëruar thotë në Librin e Tij:
"I Allahut është pushteti mbi qiejt dhe Tokën. Ai krijon çfarë të dojë. Ai i dhuron vajza kujt të dojë e djem kujt të dojë. Disave u dhuron të dyja gjinitë: djem e vajza; e, kë të dojë e lë pa fëmijë. Vërtet, Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Fuqishëm." [esh-Shura, 49-50]
Allahu i madhëruar është i Gjithëdijshëm dhe i fuqishëm! Ai krijon çfarë të dëshirojë! U përcakton robërve të vet atë që dëshiron! Në ajetin e lartpërmendur, Allahu i madhëruar flet në lidhje me katër lloje njerëzish, kur janë në pyetje pasardhësit e tyre:
- Atyre që Allahu i madhëruar u ka dhuruar vetëm fëmijë femra, - Atyre që Allahu i madhëruar u ka dhuruar vetëm fëmijë meshkuj, - Atyre që Allahu i madhëruar u ka dhuruar meshkuj dhe femra, - Atyre që Allahu i madhëruar ka përcaktuar që të mos kenë pasardhës.
E gjitha kjo kthehet në diturinë, urtësinë dhe fuqinë e Tij. Ndoshta ndryshohet gjendja jote dhe Allahu i madhëruar të furnizon me pasardhës. Ti mos u brengos, përderisa bashkëshortja juaj nuk kërkon asgjë nga ju, dhe Allahu e shpërbleftë me të gjitha të mirat për durimin e saj me ty.

Lus Allahun, të Gjithëdijshmin, të na furnizojë me udhëzimin dhe shpërblimin e Tij. Ai është i cili dëgjon dhe u përgjigjet lutjeve të robërve të Vet.

## Vendimi në lidhje më kërkimin e vdekjes për shkak të fatkeqësisë

*shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Jam përballur me mjaft fatkeqësi në jetën time, të cilat më kanë bërë ta urrej këtë jetë. Sa herë që lus Allahun, kërkoj nga Ai që të ma merr jetën sa më shpejt. Kjo është dëshira ime deri tash, meqë nuk shoh zgjidhje tjetër për problemet e mia përveç vdekjes. Kjo është e vetmja gjë që mund të më shpëtojë nga ky dënim. A bën të sillem kështu?

Përgjigje: Kur njeriu të dëshirojë vdekjen për shkak të diçkaje që e godet atë, ai bën diçka që pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka ndaluar. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Askush prej jush mos ta kërkojë vdekjen për shkak se është goditur me fatkeqësi. Nëse ka këso dëshira, ai duhet të thotë:'O Allah, më jep jetë nëse jeta është më mirë për mua, dhe më jep vdekjen nëse vdekja është më mirë për mua".

Andaj, s'është e lejueshme për askënd të dëshirojë vdekjen për shkak të fatkeqësisë që e ka goditur atë, apo ndonjë vështirësie a mundim. Në fakt, ai duhet të ketë durim dhe të shpresojë në shpërblimin e Allahut për atë që po përjeton. Ai po ashtu duhet të shpresojë se do të vijë lehtësimi, siç ka thënë pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]:

"Dije se fitorja vjen më durim, ndihma me shqetësim dhe lehtësimi me vështirësi".

Ai që goditet me ndonjë dëm duhet të dijë se ato dëme ia shlyejnë disa mëkate që ai ka bërë. Asnjë besimtar nuk goditet me ndonjë lloj shqetësimi, dhimbjeje apo brenge vetëm se Allahu ia shlyen mëkatet atij për shkak të kësaj, madje edhe me shpimin e gjembit. Kur një person është i duruar dhe shpreson shpërblimin e Allahut, ai mbërrin shkallën e të qenit ndër durimtarët. Kjo shkallë është një shkallë mjaft e lartë. Allahu ka thënë rreth banorëve të tij:

"Dhe përgëzoje durimtarin, i cili kur goditet me fatkeqësi, thotë:'Vërtet, Allahut i përkasim dhe Atij do t'i kthehemi". [el-Bekare, 155-156]

Femra që po pyet ndien se s'ka tjetër zgjidhje për problemet e saj përveç vdekjes. Besoj që ky është qëndrim i gabuar. Vdekja nuk zgjedh asnjë problem. Në fakt, vështirësitë mund të bëhen edhe më të rënda. Sa e sa njerëz vdesin ndërsa janë të goditur me dhimbje dhe probleme, por ata kanë qenë duke i bërë padrejt vetes dhe nuk i kanë dorëzuar mëkatet e tyre dhe kështu t'i pendohen Allahut. Në këtë rast, vdekja e tij është vetëm një përshpejtim i dënimit të tij. Po të mbetej gjallë, ndoshta Allahu do ta udhëzonte që të pendohej, të kërkonte falje, durim, ballafaqim me problemin dhe pritjetë ndihmës. E gjithë kjo do të ishte mirë për të. Andaj, ti, pyetëse, duhet të jesh e duruar dhe të presësh ndihmë nga Allahu. Allahu thotë në librin e Tij:

"Vërtet, pas vështirësisë vjen lehtësimi. Vërtet, pas vështirësisë vjen lehtësimi". [esh-Sherh, 5-6]

Dhe pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë, në një transmetim të vërtetë:

"Dije se fitorja vjen me durim, ndihma me shqetësim dhe lehtësim me vështirësi".

## Koha e dhikrit të mëngjesit dhe të mbrëmjes

*Komisioni i përhershëm për Fetua*

Pyetje: Sa i përket dhikrit të mbrëmjes, a duhet që kjo të bëhet pas ikindisë apo pas perëndimit të diellit, pas namazit të akshamit?
Përgjigje: Dhikri i mbrëmjes fillon pasi dielli ta kalojë zenitin, deri sa të perëndojë, si edhe në fillim në natës. Dhikri i mëngjesit fillon në agim, deri ta kalojë dielli zenitin. Allahu thotë:
"Madhëroni Zotin tuaj para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij" [Ta –Ha, 130];
"Kujtoni Zotin tuaj, në vetvete, kokulur e me frikë, pa e ngritur zërin, në mëngjes e pasdite []" [el-A'raf, 205]
Fjala *"asaal"* [e përkthyer këtu si "pasdite"] i referohet periudhës mes ikindisë dhe akshamit.
Allahu thotë:
"Lartësoni Allahun [mbi tërë atë çfarë i përshkruajnë Atij], kur të vijë mbrëmja [dmth, fal akshamin dhe jacinë] dhe kur të vijë mëngjesi [dmth, fal namazin e sabahut]. Atij i takojnë të gjitha falënderimet dhe lavdërimet në tokë e në qiej. Dhe madhëroni Atë, pasdite [dmth, fal ikindinë] dhe kur dielli të fillojë të bie [dmth, fal namazin e drekës]" [el-Rum, 18].

## Prurja e librave që përmbajnë imazhe në xhami

*Shejh Muhamed bin Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Siç e dimë, librat shkollorë e universitarë përmbajnë imazhe. Cili është vendimi mbi prurjen e këtyre librave në xhami?
Përgjigje: Sa i përket imazheve të dukshme, si ato nëpër ballina, për shembull, nuk është e lejueshme të sillen në xhami, sepse melaiket nuk hyjnë në shtëpinë ku ka imazhe. Nëse melaiket fyhen nga era e qepës dhe preshit, atëherë ato do të fyhen dhe nga këto imazhe, të cilat i mbajnë jashtë, dmth i pengojnë melaiket nga hyrja në xhami. Por, nëse imazhet janë të fshehura dhe nuk kërkohen në vetvete, shpresoj që s'ka gjë të keqe në këtë, sepse ato janë të fshehura brenda librit dhe, po ashtu, ato nuk janë qëllimi për të cilin është prurë libri. Nëse personi mendon që mund të bëjë atë që është më mirë dhe më e sigurt dhe t'i fshijë fytyrat, atëherë zgjidhet problemi.

## Sexhde falënderimi në fushën sportive

*Shejh Salih el-Feuzan*

Pyetje: Cili është gjykimi i bërjes së sexhdes së falënderimit në fushën e futbollit?
Përgjigje: Kjo është bidat. Kjo sexhde bëhet për shkak të ndonjë mirësie/bekimi. Çfarë mirësie është futbolli? Çka përfituan muslimanët nga futbolli? Vetëm se u ka bërë dëm.

## Vendimi mbi masturbimin

*Shejh ibn el-Feuzan*

Pyetje: Jam një student me prirje për të masturbuar. Dëshirat e mia më kanë kapluar aq shumë, saqë nuk e kam agjëruar as Ramazanin për shkak të kësaj dhe nuk kam falur namazin e detyrueshëm për një kohë të gjatë. Tash po mundohem ta lë dhe shumicën e rasteve arrij që të përmbahem nga masturbimi, në mënyrën që nganjëherë e fali namazin e *uitrit* natën dhe po ashtu para se të flej. Pra, me gjithë këtë, a pranohen namazet e mia apo a duhet t'i kompensoj namazet? Dhe çfarë është vendimi për sa i përket masturbimit, duke pasur parasysh se shumicën e rasteve e bëj këtë kur shikoj televizorin apo ndonjë spot muzikor?

Përgjigje: Masturbimi është haram, ngaqë kjo është përpjekje për t'u kënaqur me tjetër pos asaj çka Allahu ka lejuar. Allahu nuk e ka lejuar kënaqësinë dhe përmbushjen e dëshirave përveçse me gruan [bashkëshorten] apo me atë çfarë posedon dora e djathtë. Allahu thotë:

"Dhe ata që e ruajnë nderin e tyre [dmth pjesët e turpshme, nga marrëdhëniet e paligjshme seksuale] përveç nga gratë e tyre apo [robërit] atë çfarë posedon dora e djathtë e tyre, se atëherë për ta s'do të ketë faj". [el-Mu'minun, 5-6]

Pra, çfarëdo forme e kënaqësisë me tjetër pos gruas apo me atë çfarë posedon dora e djathtë, konsiderohet e ndaluar dhe kundërshtim [i ligjit të Allahut].

Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] këshilloi të rinjtë me një ilaç që do t'i lehtësonte dëshirat e zjarrta dhe rrezikun e këtyre dëshirave, siç ai [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"O tubim i të rinjve! Kushdo pre jush që ka mundësi, le të martohet, meqë kjo vërtet është mbrojtje për sytë dhe pjesët e turpshme; kushdo që s'ka mundësi, le të agjërojë, se kjo vërtet është më mirë për të". [el-Buhari, vëll.7, f.117]

Pra, i dërguari [salallahu alejhi ue selam] na këshilloi t'i heqim qafe dëshirat tona dhe të qëndrojmë larg nga rreziqet e tyre me anë të dy mënyrave: qoftë nëpërmjet agjërimit – për atë që s'ka mundësi të martohet, apo nëpërmjet martesës – për atë që ka mundësi të martohet.

Kjo tregon se s'ka zgjidhje të tretë për rininë. Kështu që masturbimi, sipas shumicës së dijetarëve, është haram dhe s'është i lejueshëm nën çfarëdo rrethane.

Andaj, prej jush kërkohet që t'i pendoheni Allahut dhe të mos e kryeni këtë akt, por të largoheni nga ajo që ndikon në dëshirat tuaja, siç përmendët se shikoni televizor dhe spota muzikorë, dhe shihni imazhe të cilat ngacmojnë dëshirat. Pra, ajo që është e detyrueshme për ju është të largoheni nga shikimi i imazheve të tilla dhe të mos shikoni televizor apo spota muzikorë që t'i ngjallin epshet. Kjo ngaqë kjo është nga mënyrat për tek e keqja, dhe muslimani duhet t'i mbyllë të gjitha dyert që çojnë tek e keqja, dhe si rezultat dyert e mirësisë do t'i hapen atij [inshallah].

Pra, largohu nga të gjitha të këqijat dhe fitnet që të vijnë. Nga shkaqet kryesore të fitnes dhe së keqes janë këta filma dhe operat e sapunit [serialet televizive] të cilat përshkruajnë femrën në mënyrën që ngacmon epshin. Andaj, ju duhet të largoheni nga këto dhe edhe më tej të zmbrapsni mënyrat për tek këto të këqija.

Për sa i përket përsëritjes së *uitrit* dhe namazeve vullnetare, atëherë s'ka nevojë të bëhet kjo, meqë aktet [e lartpërmendura] nuk e anulojnë uitrin e as *tehexhudin* [namazin e natës]. Ndërsa për sa i përket masturbimit që ju keni bërë, atëherë kjo në vetvete është e ndaluar dhe

ju mëkatoni me bërjen e kësaj. Mirëpo aktet e adhurimit, të cilat ju tashmë i keni kryer sipas Sheriatit, nuk anulohen, përveç me anë të shirkut apo femohimit – kërkojmë shpëtim nga Allahu. Për sa u përket akteve tjera pos shirkut dhe femohimit, atëherë ato nuk i anulojnë aktet e adhurimit, mirëpo ato konsiderohen mëkate

## Vendimi mbi masturbimin

*shejh Albani*

Pyetje: Cili është vendimi mbi masturbimin?

Përgjigje: Nuk dyshojmë në ndalimin e këtij vesi, për dy arsye:

E para: Fjala e All-llahut të lartësuar gjatë përshkrimit që u bën besimtarëve:"Veçse kanë shpëtuar besimtarët… Ata të cilët ruajnë organet gjenitale e tyre nga amoraliteti, përveçse me bashkëshortet e tyre ose (robëreshat) që ua kap dora e tyre e djathtë. Pasi në këto raste ata nuk ngarkohen me faj. Por kush kërkon përtej kësaj, atëherë të tillët janë që i kalojnë caqet".

Imam Shafiu ka argumentuar me këtë ajet për ndalimin e masturbimit, kështu që në këtë ajet, All-llahu për besimtarët e vërtetë ka bërë dy rrugë që ata t'i zbrazin epshet e veta: ose duke u martuar me të lirat, ose duke u kënaqur me robëreshat... dhe pastaj ka thënë:"Por kush kërkon përtej kësaj, atëherë të tillët janë që i kalojnë caqet". Që do të thotë se kush kërkon rrugë tjetër për t'i kënaqur epshet e veta (seksuale), përveç këtyre dy rrugëve (legjitime): martesës dhe asaj që posedojnë, atëherë ai është kalues i kufijve dhe zullumqar.

E dyta: Është vërtetuar shkencërisht se kush e kryen atë, do të ketë pasoja të dëmshme shëndetësore dhe se ky ves shkakton sëmundje, posaçërisht për ata të cilët e kryejnë atë vazhdimisht, ditë e natë. Është transmetuar nga Pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, të ketë thënë:"Nuk ka dëm e as të dëmtuar", që do të thotë se nuk i lejohet muslimanit të bëjë diçka që i bën dëm vetes ose të tjerëve.

Këtu patjetër duhet cekur edhe diçka tjetër, e ajo është se ata të cilët e kryejnë këtë ves, atyre u përshtatet (bie mbi ta kërcënimi) Fjala e All-llahut të madhëruar:"A po e zëvendësoni të poshtmen me atë që është më mirë". Dhe, veçse është transmetuar nga Pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem - gjë që e forcon ndalimin e këtij adeti - fjala e tij:"O ju të rinj… çdonjëri prej juve që ka mundësi të martohet, le të martohet, ngase ajo është më e mirë për uljen e shikimit dhe më mbrojtëse për organin (seksual). E kush nuk ka mundësi, atëherë le të agjërojë, ngase agjërimi është mbrojtje".

## Si mund të jetë muslimani një sprovë për mosbesimtarin?

*Shejh Muhamed ibn Uthejmin*

Pyetje: Allahu ka thënë:

« Zoti ynë, mos na bëj sprovë për mosbesimtarët » [el-Mumteheneh, 5]

Si mund të jetë muslimani një sprovë për mosbesimtarin?

Përgjigje: Ai mund të jetë sprovë për ata që nuk besojnë, nëse mosbesimtarët fitojnë pushtet mbi të, sepse arritja e pushteti mbi muslimanin nga ana e mosbesimtarëve është një sprove [*fitne*], meqë ata mbartin barrën e mëkatimit ndaj nesh. Pra, kjo është një sprovë për ta.

Shprehja « … sprovë për mosbesimtarët », po ashtu, mund të kuptohet se ata përpiqen të na sprovojnë për të na larguar nga feja jonë nëpërmjet persekutimit, si në ajetin ku Allahu i lartësuar thotë:
« Vërtet, ata që i sprovojnë besimtarët e besimtaret [duke i torturuar dhe djegur ata] dhe nuk pendohen më pas, do të ndëshkohen në xhehenem me ndëshkimin e zjarrit flakërues ». [el-Buruxh, 5]
Ky ajet përfshin të dy kuptimet, sepse dy kuptimet nuk e përjashtojnë njëra-tjetrën. Parimi bazë në *tefsir* është se, nëse ajeti mund të komentohet në dy mënyra që nuk e përjashtojnë njëra-tjetrën, atëherë duhet të komentohet në të dy mënyrat.

## Çka është zuhd[asketizëm]?

*Komiteti i përhershëm për kërkime akademike dhe fetua*

Pyetje: Çka është ? A do të thotë kjo mbartje e teshave të lerosura, agjërim i vazhdueshëm dhe largimi nga shoqëria, apo është diçka tjetër?
Përgjigje: s'do të thotë të mbartësh tesha të lerosura, të tërhiqesh nga njerëzit e të largohesh nga shoqëria, apo të agjërosh vazhdimisht. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] është udhëheqësi i të gjithë zahidëve [asketëve], por ai mbartte tesha të reja, zbukurohej për të mirëpritur delegacione, për xhuma e për bajram, përzihej me njerëzit dhe i thërriste për të bërë mirë dhe për t'ua mësuar fenë, si dhe ua ndaloi shoqëruesve të tij të agjëronin vazhdimisht.
do të thotë t'i shmangesh asaj që është haram dhe asaj që Allahu e urren, duke iu shmangur paraqitjeve luksoze dhe shfrenimit në kënaqësitë e kësaj bote, si dhe të përgatitesh për jetën e përtejme. Shpjegimi më i mirë i kësaj është jeta e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam].
Dhe Allahu është burim force. Allahu dërgoftë bekime e paqe mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e mbi shoqëruesit e tij.

## Gjykimi në lidhje me durimin, falënderimin në rast fatkeqësie

*Dijetari i madh, Imam Ibën Bazi (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: A është *vaxhib* (obligim) falënderimi në rast fatkeqësie? Përgjigje: *Vaxhib* (në këtë rastë) është bërja durim. Ndërsa, për sa i përket të qenit i kënaqur dhe *shukrit* (falënderimit), këto janë *mustehab* (të pëlqyeshme). Në rast fatkeqësie, janë tre çështje: E para: durimi, dhe ky është *vaxhib*. E dyta: të qenët i kënaqur, dhe kjo është sunet E treta: falënderimi. E, kjo është më e mira.

## Qëndrimi i muslimanit me familje jomuslimane

*Komisioni i Përhershëm për Kërkime dhe Fetua*

Pyetje: Kam familje që janë idhujtarë, përveç një motre e cila është muslimane. A më lejohet të jetoj me ta? I kam thirrur në Islam, por po ngurrojnë. Dhe nuk i përkasin ndonjë grupi të caktuar, ndonëse janë më afër shirkut.

Përgjigje: Ti duhet t'i këshillosh ata, t'ua sjellësh ndërmend gjërat, t'u bësh shoqëri të mirë dhe t'u flasësh butësisht atyre. Nëse ke pasuri, harxho në ta, me shpresë që Allahu do t'ua hapë zemrat dhe t'ua tregojë dritën. Allahu ka thënë:
« Nëse ata përpiqen që ti të më bësh ortakë Mua në adhurim, për çka nuk ke njohuri, atëherë mos i dëgjo ata, por sillu butësisht me ta në këtë botë dhe ndiq udhën e atij që më kthehet me pendim e bindje » [Lukman, 15]
Këqyr për mënyra të ndryshme që t'ua përcjellësh të vërtetën atyre, si librat, incizimet, broshurat etj.

# *NAMAZ*

## A duhet udhëtari t'i falë namazet sunet?

*ibn Uthejmin*

Pyetje: Nëse udhëtoj dhe falem me imam në xhami dhe e fali namazin të plotë, a duhet të fali edhe namazin sunet të rregullt, apo jo?
Përgjigje: Sa u përket namazeve sunet të rregullta, e kam studiuar atë që është transmetuar nga Suneti lidhur me namazet nafile/të vullnetshme, dhe, me sa kam parë, namazi sunet i Drekës, i akshamit dhe i jacisë nuk ka nevojë të falet [nga udhëtari]. Por, ai mund të falë të tjera namaze nafile veç këtyre, siç është namazi sunet i sabahut, i witrit, namazi i natës, namazi i *duhasë* dhe *tehijat el-mesxhid* [dy rekate përshëndetëse të xhamisë], si dhe namazet nafile në përgjithësi.

## A mund të nxirret nga safi i parë një djalë, nëse ai hyn në të?

*Sheikh ibn baz*

Pyetje: Nëse një djalë i ri hyn në safin e parë për t'u falur, a lejohet ta nxirresh atë në mënyrë që një i rritur të falet në vendin e tij?
Përgjigje: Shejh bin Baz ka thënë:
"Qëndrimi i saktë është se, nëse ata –dmth djemtë—hyjnë në safat e parë, nuk është e lejueshme t'i kthejmë mbrapsht. Po ashtu, nëse ata hyjnë në safin e dytë, ata që vijnë mbas tyre nuk bën t'i çojnë apo t'i lëvizin nga vendi, sepse ata kanë arritur atë të drejtë para të tjerëve. Pra, nuk është e lejueshme t'i nxjerrim nga safi, për shkak të domethënies së përgjithshme të hadithеve të cilat flasin rreth kësaj. Sepse nxjerrja e tyre do t'i largonte nga namazi dhe do t'i zmbrapste nga bërja e garës në këtë. Mirëpo, nëse njerëzit kthehen nga ndonjë udhëtim apo për ndonjë shkak tjetër, atëherë burrat duhet të formojnë safat së pari,

pastaj djemtë dhe pastaj gratë në fund, nëse edhe ato janë të pranishme. Por, nuk është e lejueshme t'i nxjerrim ata nga safi, në mënyrë që të rriturit të falen në vendin e tyre.
Sa u përket fjalëve të pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]:
"Le të jenë më së afërti meje të urtët dhe më të denjët",
ajo çka mendohet këtu është inkurajimi i të urtëve dhe i të denjëve të nguten për në namaz dhe të jenë në ballë të njerëzve. Kjo s'do të thotë se, ata që kanë ardhur para tyre aty, duhet të shtyhen mbrapa për t'ua liruar vendin atyre"

Shejh Ibn Uthejmin ka thënë:
"Nëse djemtë arrijnë të parët në vend, ata janë më meritorë për të se të tjerët, për shkak të domethënies së përgjithshme se, ai që mbërrin i pari diçka që askush para tij s'ka mbërritur, është më meritor për të. Xhamitë janë shtëpitë e Allahut, ku krejt robërit e Allahut janë njësoj. Kështu, për shembull, nëse një djalë mbërrin i pari në safin e parë dhe ulet, le të rrijë aty ku është, sepse, nëse themi se djemtë duhet të largohen nga vendi mëi mirë dhe t'i vendosim në një vend, kjo do të bëjë që ata të luajnë, sepse gjenden së bashku në një saf pa të tjerët".
Shejhu, po ashtu, tha:
"Është e lejueshme për djemtë të jenë në saf, edhe nëse ata e ndërpresin safin, sepse ata janë qenie njerëzore; ata s'janë gurë ose shtylla, kështu që ata nuk e ndërpresin safin. Dhe s'është e lejueshme që dikush t'i detyrojë ata t'i lënë vendet e tyre, edhe nëse janë drejtpërdrejt mbas imamit, në safin e parë, sepse s'është e lejueshme t'i zhvendosësh nga vendet e tyre".

## E folmja mbas ikametit për namaz

*Shejh AbdulAziz bin Baz*

Pyetje: Cili është vendimi mbi të folurit rreth çështjeve jashtë namazit, si drejtimi i safave dhe gjëra tjera, mbasi të thirret ikameti për namaz dhe para tekbirit hyrës, apo të flasësh për çështje të dunjasë?
Përgjigje: Të flasësh rreth çështjeve që kanë të bëjnë me namazin mbas ikametit dhe para tekbirit hyrës, si drejtimi i safave dhe gjëra të tjera, është e urdhëruar me ligj islamik. Por, nëse s'ka të bëjë me namazin, atëherë është më mirë t'i shmangemi, me qëllim që të përgatitemi për hyrje në namaz dhe nga respektimi për të.

## Falja e namazit në rrugët e afërme me xhaminë

*Komiteti i Përhershëm për Kërkime dhe fetva*

Pyetje: Cilët janë kufijtë e një xhamie sipas ligjit islamik dhe a janë rrugët e afërme me xhaminë pjesë e xhamisë? Kjo, kur xhamia është e mbushur me plot njerëz, ndonëse ka xhami të cilat nuk mbushen me xhematlinj?
Përgjigje: Kufijtë e xhamisë në të cilën muslimanët i falin pesë vaktet në xhemat përkufizohen me muret rrethuese të xhamisë, qofshin ato të gurta, të drunjta, me degë të palmave, etj. Pra, kjo është përkufizuar si xhami, ku është e ndaluar hyrja dhe ulja për gratë

me menstruacione, për gratë me gjakderdhje të pas-lindjes dhe për personin me papastërti pas-seksuale [xhunubllëk]. Për ata që mbërrijnë në xhami dhe e gjejnë atë përplot me adhurues, është e lejueshme ta falin namazin e xhumasë apo ndonjë namaz tjetër, qoftë i obligueshëm, qoftë i vullnetshëm, në vendin më të afërt ndaj xhamisë, siç janë rrugët pranë saj, për sa kohë që e zënë namazin me Imam – për shkak të domosdoshmërisë –, me kusht që të mos dalin para Imamit. Por, ky namaz nuk e ka vendimin e njëjtë si të atij që falet në xhami. Dhe Allahu e di më së miri.

## Falja në të njëjtin saf me një djalë

*Komisioni i përhershëm për Fetua dhe Kërkim*

Pyetje: Në xhami hynë dy njerëz dhe, bashkë me ta, ishte një djalë i cili ishte diku nja 7-8 vjeç. Njëri prej tyre doli një hap para dhe udhëhoqi burrin tjetër në namaz në të cilin burri dhe djali qëndruan në një saf mbas imamit. Cili është vendimi mbi namazin e tyre? Dhe cila është mosha kur personi mund të falet në saf?

Përgjigje: Mosha kur një djalë mund t'i bashkëngjitet safit është mosha e përgjegjësisë. Kjo është kur ai do të mbërrinte moshën 15 vjeç ose kur sheh ëndrra seksuale, ose kur nis t'i dalë mjekra në fytyrë. Por, është e lejueshme për një djalë t'i bashkëngjitet safit, kur t'i bëjë shtatë vjet, sipas mendimit më të saktë nga dy mendimet e dijetarëve.

Dhe suksesi arrihet nëpërmjet Allahut dhe paqja e bekimet qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shokët e tij.

## Kompensimi i disa namazeve pas sëmundjes

*Shejh Muhamed bin Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Një i sëmurë iu nënshtrua një operimi kirurgjik dhe, pas tij, ai i huqi disa namaze të obligueshme. A duhet që ai t'i falë krejt së bashku pasi ta marrë veten, apo duhet t'i falë në kohën e tyre? Domethënë, a duhet që ai të falë Sabahun e humbur bashkë me Saabahun aktual, Drekën me Drekën, etj?

Përgjigje: Ai duhet t'i falë krejt së bashku, sepse, kur pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] e huqi namazin e ikindisë gjatë betejës së Hendekut, ai e fali para Akshamit, kështu që, kur një person i huq disa namazeve të obligueshme, ai duhet t'i falë bashkë e të mos i vonojë.

## Kunuti në namazet e obligueshme

*Shejh AbdulAziz bin Baz*

Pyetje: A ka bërë pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] du'an e kunutit në namazin e sabahut, në rekatin e fundit, mbas rukusë, duke ngritur duart e duke thënë: O Allah, më udhëzo me ata që i ke udhëzuar ... çdo ditë, derisa e la këtë botë?

Përgjigje: Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] nuk ka bërë gjithmonë kunut1 në namazin e sabahut, as me du'anë e mirënjohur: O Allah, më udhëzo me ata që ke udhëzuar ... etj. e as

me ndonjë du'a tjetër. Ai bënte kunutin vetëm në kohë krizash, domethënë, nëse muslimanët i godiste ndonjë fatkeqësi nga armiqtë e Islamit, ai bënte kunut për një kohë të caktuar, duke u lutur kundra tyre dhe për muslimanët ... Në këtë tregojnë hadithet e të Dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam]. Është transmetuar besnikërisht nga hadithi i Sad bin Tarik el-Exhshei se ai i tha babait të tij – Allahu qoftë i kënaqur me të:'O babai im, ti je falur mbas të Dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam] dhe mbas Ebu Bekrit, Umerit, Uthmanit dhe Aliut - Allahu qoftë i kënaqur me ta. A bënin kunut ata në namazin e sabahut?" Ai tha:"O biri im, kjo është një bidat"2.
1 Kunut tekstualisht do të thotë qëndrim në këmbë apo bindje. Këtu i referohet lutjes së veçantë, të bërë në namaz, para apo mbas rukusë. 2 Et-Tirmidhi nr.402 dhe Ahmed 3:472, 6:394. 3 Ahmed 3:162.
Ajo që është transmetuar nga Enes se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] bënte kunut në namazin e sabahut, derisa e la këtë botë3 , është hadith i dobët, sipas dijetarëve të Hadithit.

## Gjykimi në lidhje me lënien me vetëdije e uljes në namaz

*Komiteti i Përhershëm për Kërkime dhe fetva*

Pyetje: Fala namazin dhe lash uljen e mesit me vetëdije dhe nuk bëra sehvi sexhde. Pasi dhashë selam, i kërkova Allahut falje. A është namazi im i saktë?
Përgjigje: Namazi yt nuk është i saktë, sepse ti ke lënë me vetëdije një vaxhib prej vaxhibeve të namazit dhe ai është teshehudi i parë, në fjalën më të saktë të dijetarëve.
Allahu është Ai që jep suksesin. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi Profetin tonë, Muhamedin, mbi familjen dhe mbi shokët e tij!

## Namazi i humbur i vitrit ditën e nesërme është me numër çift

*Shejh AbdulAziz bin Baz [rahimehullah]*

Pyetje: Si kompensohet namazi i vitrit ditën e nesërme, nëse e personin e kaplon gjumi? Na është thënë se disa dijetarë thonë që kjo mund të kompensohet. Allahu ju shpërbleftë.
Përgjigje: Është sunet që të kompensosh vitrin. Kurdo që pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] e humbte vitrin për shkak të ndonjë sëmundjeje apo gjumit, ai e falte në ditën e radhës. Aisha [radi Allahu anha] ka thënë:
"Kurdo që pejgamberi e humbte vitrin për shkak të sëmundjes, ai falte dymbëdhjetë rekate ditën tjetër".
Shumicën e kohës, pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] falte njëmbëdhjetë rekate, prandaj, nëse diçka bën që personi të humbasë njëmbëdhjetë rekate të vitrit, ai duhet të shtojë një rekat. Kështu është Suneti. Pra, ai e kompenson gjatë ditës, por me numër çift të rekateve e jo me numër tek. Me këtë, ai ndjek Sunetin e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam].
Prej këtu, nëse personi e ka zakon që të falë tri rekate vitr me një selam, ditën tjetër ai do t'i falë ato me dy selame. Po ashtu, nëse personi e ka zakon të falë pesë rekate vitr natën, ditën tjetër ai duhet t'i falë gjashtë me tri selame. Për më shumë, nëse personi e ka zakon të falë

shtatë rekate vitr, ditën tjetër ai duhet t'i falë tetë me katër selame... ky veprim është i vullnetshëm, jo një obligim. Allahu ju shpërbleftë.

## Ndërprerja e namazet në raste domosdoshmërie

*Shejh Abdullah bin Humejd,*

Pyetje: A është e lejueshme të ndërpritet namazi, nëse aktivizohet alarmi në ndonjë rast aksidenti?

Përgjigje: Nëse aksidenti është i madh dhe serioz, është në rregull të ndërpritet namazi; nëse është ndonjë aksident që mund të trajtohet mbas përfundimit të namazit, nuk është e lejueshme të ndërpritet. Dijetarët kanë thënë se është obligim të ndalet namazi, me qëllim që të shpëtohet ndonjë person i shkujdesur nga një aksident fatal. Për shembull, nëse ti po falesh dhe sheh një gjarpër teksa i afrohet një njeriut i cili është ulur dhe nuk e vëren këtë. Nëse gjarpri shkon në drejtim të tij, ti duhet ta ndërpresësh namazin dhe t'ia bësh me dije këtë, që ai të mos kafshohet, ndoshta edhe për vdekje. Apo nëse e sheh një të verbër duke ecur para teje dhe ai shkon në drejtim të një pusi dhe ti ke frikë që ai mund të bjerë në të, atëherë ti duhet ta ndërpresësh namazin dhe ta shpëtosh atë nga kjo. E njëjta gjë vlen edhe në rastet e zjarrit, etj.

Por, nëse alarmi aktivizohet për ndonjë gjë të vogël, e cila mund të trajtohet mbas përfundimit të namazit dhe s'do të bëhet vonë nëse së pari e kryen namazin, atëherë s'është e lejueshme të ndalet namazi para se ta kryesh atë. Sepse ky aksident mund të trajtohet mbas kryerjes së namazit, pa pasur lëndime ndokush. Allahu e di më së miri.

## Pikat në të cilat duhet çuar duart në namaz

*Komisioni i Përhershëm për Kërkime dhe Fetua*

Pyetje: Në qytetin tonë, ka dy grupe njerëzish: njëri që citon dëshmitë nga Hadithi fisnik dhe tjetri që pason medhhebin Malikij në krejt aktet e adhurimit. Për shembull, ka njerëz dhe të rinj që i çojnë duart kur bien në ruku dhe kur çohen nga rukuja dhe citojnë për këtë si dëshmi Hadithin pejgamberik. Sa u përket të tjerëve, ata nuk veprojnë kësisoj dhe thonë: Imam Malik nuk e ka bërë këtë. A mos jeni ju më të mençur se Imami i vendit të Hixhretit [Medinës]? Çka mendoni për këtë?

Përgjigje: Për muslimanin është e obligueshme t'i dijë vendimet nga këshillat legale të pranueshme në Libër, në Sunet, *ixhmanë* [konsensusin] dhe atë që bazohet mbi këtë, siç është analogjia dhe kështu me radhë, nëse ai ka mundësi të hulumtojë dhe të bëjë *ixhtihad* [gjykim juridik]. Nëse jo, ai duhet t'i pyes ata që u beson në mesin e dijetarëve dhe t'i pasojë ata, pa fanatizëm ndaj ndonjë *muxhtehidi* [ai që bën *ixhtihad*] të caktuar. Suneti autentik nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] na ofron ligjshmërinë e çuarjes së duarve gjatë bërjes së tekbirit të parë, kur bëjmë ruku dhe kur çohemi nga rukuja si dhe kur çohemi për rekatin e tretë. S'është e lejueshme ta kundërshtojmë Sunetin me thënie të dikujt nga njerëzit.

Dhe paqja e bekimet qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamed si dhe mbi familjen e tij e mbi shokët e tij.

## Nuk ka ikamet pa lejen e Imamit

*Ibn Kudame el Makdesi*

Muezini nuk do ta thërrasë kiametin, derisa imami të japë leje. Bilalli (radiAllahu anhu) e ka pasur zakon që të kërkonte leje nga i Dërguari i All-llahut, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, para se ta thërriste ikametin.

Zijad bin el-Harith es-Sudai ka thënë:

"E kam pyetur të Dërguarin e All-llahut, sal-lallahu alejhi ue sel-lem: "A ta thërras kiametin? A ta thërras ikametin?"

Transmeton Ebu Hafsa me zingjirin e tij prej Aliut, i cili ka thënë:

"Muezzini ka më shumë të drejtë për Ezanin, ndërsa Imami ka të drejtë më shumë për Ikamet".

## Të falurit e namazit të xhumasë në shtëpi private me anëtarët e shtëpisë

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: Nëse personi fal namazin e xhumasë në shtëpinë e tij, me anëtarët e tij të familjes, dhe po ashtu ua mban edhe hutben e xhumasë, a është ky namaz valid?

Përgjigje: Ata të cilët e falin namazin e xhumasë në shtëpi me anëtarët e familjes së vet, duhet që ta përsërisin namazin, ta falin namazin e drekës, pasi xhumaja e tij nuk është valide. Sepse për meshkujt është obligim ta falin me vëllezërit e tjerë muslimanë në një prej shtëpive të All-llahut – Xhamitë. Ndërsa sa i përket femrave, në esencë ato nuk e kanë obligim faljen e namazit të xhumasë; për ato është obligim falja e namazit të drekës. Mirëpo, nëse do të ndodhte që femrat të prezantojnë me meshkujt në namazin e xhumasë, namazi i tyre është valid dhe është i mjaftueshëm për namazin e drekës.

## Të qenurit e halifës nuk është kusht i vlefshmërisë së namazit të xhumasë

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: A është levend që një numër jashtëzakonisht i madh i të rinjve e braktisin faljen e namazit të xhumasë dhe e falin namazin e drekës me pretekstin se një nga kushtet e vlefshmërisë së namazit të xhumasë është prania/të ekzistuarit e halifes?

Përgjigje: Braktisja e faljes së namazit të xhumasë dhe falja e namazit të drekës në vend të tij, është një veprim jo i saktë, pasi saktësia dhe obligimi i xhumasë nuk kushtëzohet as me praninë e halifes e as me lejen e tij, sipas mendimit të ehli sunnetit dhe xhematit.

## Tekbiri në sexhde e leximit të Kuranit []

*Ibn uthejmin*

Pyetje: A duhet të bëhet tekbiri i leximit të Kuranit në namaz dhe jashtë tij, dhe a duhet të jepet selam kur kjo bëhet jashtë namazit?

Përgjigje: Sexhda e leximit të Kuranit është sikurse sexhda në namaz. Kur personi bie në sexhde, gjatë rënies, duhet ta thotë tekbirin si edhe kur të çohet. Dëshmia për këtë gjendet në hadithin e transmetuar nga i Dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam], ku thuhet se ai e thoshte tekbirin në namaz në secilën rënie [dmth ruku e sexhde] dhe kur ngrihej. Kur ai bënte sexhde, thoshte tekbirin dhe, kur ngrihej, e thoshte tekbirin. Për këtë jemi informuar nga sahabët në hadithin e Ebu Hurejres dhe e të tjerëve.
Dhe kjo sexhde është sexhde e namazit. Kjo na bëhet e qartë nga dëshmitë. Mirëpo, nëse personi bën sexhde të leximit jashtë namazit, lidhur me këtë s'është transmetuar bërja e tekbirit, përveç në fillim të saj [sexhdes]. Kjo është çka dihet, siç na është transmetuar nga Ebu Daud dhe nga el-Hakim.
Sa i përket bërjes së tekbirit gjatë ngritjes jashtë namazit, lidhur me këtë s'është transmetuar as tekbir e as selam. Disa nga dijetarët kanë thënë:"Tekbiri duhet të bëhet gjatë dhe gjithashtu edhe selami". Por, lidhur me këtë s'është transmetuar gjë, prandaj nuk kërkohet kurrgjë nga adhuruesi, përveç tekbirit të parë gjatë rënies, nëse kjo bëhet jashtë namazit.

## Thënia e imamit:"Allahu nuk shikon në safin e shtrembër".

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Po dëgjomë disa nga imamët tanë të thonë, para nisjes së namazit:"Allahu nuk shikon në safin e shtrembër". A është e vërtetë kjo?
Përgjigje: Pa dyshim që një saf i shtrembër është i papërshtatshëm, dhe besimtarët mëkatojnë, nëse nuk e drejtojnë safin. Sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] i paralajmëroi ata që nuk drejtojnë safat, duke thënë:
"O robër të Allahut, ose drejtojini safat, ose Allahu do të krijojë përçarje mes jush".
Sa i përket hadithit që përmendët:"Allahu nuk shikon në safin e shtrembër", ky hadith nuk është *sahi*.

## Vonimi i namazit, për shkak të gjumit

*Shejh Muhamed bin Salih el-Utheimin*

Pyetje: Jam një çikë e re që, për shkak të gjumit, shpesh humbi namazin e akshamit e pastaj e kompensoj në mëngjes apo më vonë. Cili është vendimi mbi këtë?
Përgjigje: Nuk është e lejueshme për askënd të jetë i shkujdesur rreth namazit ashtu që t'i ikë kohë për të. Nëse personi fle, ai mund ta obligojë dikë që ta zgjojë nga gjumi, në mënyrë që ta falë namazin. Dhe ai duhet ta bëjë këtë. Pra, është e obligueshme për këtë çikë ta nxisë dikë nga familja e saj që ta zgjojë atë. Por, nëse këtë ia imponojnë rrethanat nga shkaku se ka gjumin shumë të rëndë dhe ka frikë se do të mposhtet nga gjumi para se të falë jacinë ndërsa mund ta falë atë para kohës së sabahut, s'ka mëkat për të nëse i bën bashkë akshamin dhe jacinë, në mënyrë që të mos e humbasë jacinë në kohën e vet. Kjo është e lejueshme vetëm për shkak të disa rrethanave të jashtëzakonshme, si psh nëse ka qëndruar zgjuar për disa net apo është lodhur nga sëmundja etj.

## Zënia e teshehudit të fundit me imamin

*Shejh Muhamed bin Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Një person i bashkëngjitet imamit në teshehudin e fundit. A është e mjaftueshme që ai të recitojë teshehudin, apo të dërgojë salavate mbi pejgamberin [salallahu alejhi ue selam] dhe të lutet? Dhe cila është dëshmia për këtë?

Përgjigje: Nëse ai e zë imamin në teshehud, duhet t'i bashkëngjitet atij dhe ta recitojë teshehudin deri në fund, sepse ai u ul në këtë pozitë për ta pasuar imamin, kështu që ai duhet ta pasojë atë në ulje dhe në dhikrin e caktuar në të. Nëse ai e bën vetëm teshehudin e parë, shpresoj që s'ka gjë të keqe në këtë, por është më mirë të vazhdohet dhe të kryhet ai. Kjo mbulohet nga përgjithësimi i fjalëve të pejgamberit:

"Çfarëdo që zini [në namazin me xhemat], faleni". [Muslim nr.602 dhe 603]

"Nëse dikush nga ju vjen në namaz ndërsa imami është në një pozitë, ai duhet të veprojë njësoj si imami". [et-Tirmidhi, nr.591]

## Sexhdeja e harresës – përpara apo pas selamit?

*Shejh Salih bin Feuzan*

Pyetje: A duhet bërë sexhden e harresës [*suxhud es-seuh*] përpara selamit apo pas tij? Apo, a ka situata kur atë duhet bërë përpara selamit dhe kur atë duhet bërë pas tij?

Përgjigje: Sexhden e harresës është e lejueshme të bësh përpara apo pas selamit. Mirëpo, ajo çfarë është më mirë është që ta bësh përpara selamit nëse ke lënë mangët diçka nga namazi, siç është lënia e teshehudit të parë apo lënia e ndonjë pjesë të obligueshme të namazit, siç është të thënët "*Subhane Rabi el-Adhim*" në ruku, apo të thënët "*Subhane Rabi el-Alaa*" në sexhde.

Mirëpo, nëse sexhden e harresë duhet bërë për diçka që është shtuar, siç është dhënia e selamit përpara përfundimit të namazit, apo ngritja për rekatin e pestë në namazin katër rekatësh, apo ngritja për të tretin në namazin dy rekatësh, apo për ngritja për të katërtin në namazin akshamit dhe pastaj atij i kujtohet dhe [menjëherë] ulet, atëherë më së mirë është që sexhdeja e harresës të bëhet pas selamit.

Pra, kur diçka shtohet në namaz nga harresa, atëherë më së miri është sexhdeja e harresës të bëhet pas selamit dhe po ta bënte këtë përpara selamit apo gjithmonë pas selamit, atëherë kjo nuk do të prishte punë, inshallah. Nga i dërguari i Allahu, salallahu alejhi ue selam, është përmendur edhe kjo edhe ajo [Sahi el-Buhari (2/65); hadithi i Abdullah in Buhejnes, radijallahuanhu.].

## A duhet falur namazin në xhami ndërsa je në udhëtim

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Nëse jam në udhëtim dhe dëgjoj ezanin, a duhet të falem në xhami? Dhe, nëse falem në vendin ku jam duke qëndruar, a ka diçka të keqe në këtë?

Përgjigje: Nëse ti e dëgjon ezanin aty ku je duke qëndruar, duhet të falesh në xhami, sepse

pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] i ka thënë një njeriut, i cili kërkoi lejim për të mos u falur me xhemat:"A e dëgjon thirrjen?""Po", u përgjigj ai. "Përgjigju", ia ktheu ai. [Muslim, 6533]
Dhe ai [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Kushdo që e dëgjon ezanin dhe nuk vjen, për të nuk ka namaz [dmth atij nuk i pranohet namazi], përveç atij që ka arsye". [et-Tirmidhi, 217. I cilësuar *sahi* nga shejh Albani në Sahih et-Tirmidhi].
S'ka dëshmi se kjo vlen vetëm për udhëtarin, përveç nëse shkuarja në xhami do të sjellë probleme në udhëtimin tënd, siç është rasti kur ndalesh për të fjetur, apo, nëse ki frikë se po shkove në xhami, imami do ta vonojë namazin ndërsa ti dëshiron të largohesh ngaqë druan se do ta humbasësh trenin apo aeroplanin, etj.

## A duhet të thërrasë ezanin ai qe falet i vetëm

*Komiteti i Përhershëm për Kërkime dhe fetva*

Përgjigje: Është e lejueshme që personi i cili falet i vetëm, të falet pa ezan. Por, nëse ai gjendet në shkretëtirë apo në ndonjë fermë të largët apo të ngjashme me këtë, i është urdhëruar ta thërrasë ezanin, edhe nëse do të falet i vetëm. Kurse, ikameti është urdhëruar për të gjitha kohët, për shkak të domethënies së përgjithshme të dëshmive dhe për shkak se Ebu Se'id el-Khudrij i pat thënë Ebdullah el-Ensarit:"Shoh që i do delet dhe shkretëtirën. Kur të jesh me delet tua në shkretëtirë dhe e thërret ezanin për namaz, ngrite zërin, se asnjë xhin, njeri apo ndonjë gjë tjetër brenda shtrirjes së zërit të muezinit nuk e dëgjon thirrjen veçse dëshmon për të në
Ditën e Ringjalljes". Ebu Se'id tha:"E kam dëgjuar këtë nga i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam]". [el-Buhari 1/151]
Dhe Allahu është burimi i forcës. Allahu e bekoftë pejgamberin tonë Muhamed si dhe familjen e shoqëruesit e tij.

## A duhet të thuhet ikameti me zë të lartë apo qetë nga ai që falet i vetëm?

*Komiteti i Përhershëm për Kërkime dhe fetva*

Pyetje: A duhet të thuhet ikameti me zë të lartë apo qetë nga ai që falet i vetëm?
Përgjigje: Çfarë është ligjëruar lidhur me ikametin është se atë duhet thënë me zë të lartë. Kështu që kushdo që e thërret ikametin për namaz, këtë duhet ta bëjë me zë të lartë, pavarësisht se a është i vetëm apo jo.
Me Allahu qëndron suksesi dhe paqja dhe bekimet qofshin mbi pejgamberin Muhamed, mbi familjen e tij dhe shokët e tij.

## Obligimi i drejtimit të radhëve në namaz

*Nga shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A është drejtimi i radhëve në namaz obligim në kuptimin që adhuruesit mëkatojnë nëse nuk e drejtojnë atë?

Përgjigje: "Fjalët e Allahut "... ose Allahu do të shkaktojë mosmarrëveshje mes jush", pa dyshim, janë një paralajmërim për ata që nuk i drejtojnë radhët. Kështu disa dijetarë mbajnë qëndrimin se është e detyrueshme të drejtohen radhët. Ata morën si dëshmi për këtë faktin që pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka urdhëruar për këtë dhe u është kërcënuar atyre që kundërshtojnë urdhrin e tij. Nëse për diçka urdhërohemi dhe bëhet paralajmërim/kërcënim nëse veprohet e kundërta, s'mund të thuhet se kjo është "vetëm sunet".

Që këtu, opinioni i saktë për këtë çështje është se drejtimi i radhëve është obligim dhe nëse xhemati nuk i drejton radhët, mëkatojnë. Ky është kuptimi i qartë i fjalëve të shejh el-Islam Ibn Tejmijes". ["el-Sherh el-Mumti, 3/6]

"Të drejtosh radhët do të thotë që askush të mos qëndrojë përpara dikujt tjetër. Por a mendohet me këtë që shputa e njërit mos të dalë përpara shputës së tjetrit? Përgjigja në këtë është se me këtë mendohet në krahët, në maje të trupit, dhe në thembrat, në fund të trupit. Thembrave u kushtohet vëmendje ngaqë ato janë baza mbi të cilat qëndron trupi. Thembra është fundi i këmbës, kurse këmba është shtylla e trupit, pra këtë duhet marrë parasysh. Për sa u përket gishtave të këmbës, ata nuk merren parasysh, sepse gishtat e këmbës dallojnë; disa njerëz i kanë shputat e gjata, disa i kanë të shkurtra, kështu që thembrat duhet marrë parasysh.

Është edhe një tjetër lloj i drejtimit që nënkupton plotësim apo përsosmëri, kur Allahu thotë: "Kur ai u forcua dhe u përsos"[el-Kasas, 14]

Këtu fjala "*estewa*" [e përkthyer si "u përsos"] do të thotë: u plotësua. Nëse themi "*istiwa el-sufuuf*" [drejtimi i safave/radhëve] në kuptimin e plotësimit, kjo nuk heq nga domethënia e të drejtuarit e radhëve në kuptimin që të sigurohemi se secili po qëndron paralel, mirëpo kjo përfshin një mori domethëniesh:

1- Drejtimi në kuptimin e të qëndruarit paralel, gjë e cila, sipas opinionit të saktë, është obligim, siç u tha më lart.

2- Ngjeshja e radhëve, gjë e cila është pjesë e plotësimit dhe përsosmërisë së tyre. Pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, urdhëronte për këtë dhe nxiste umetin e vet të formonte radhët siç I formojnë engjëjt para Zotit të tyre, duke i mbushur dhe duke i plotësuar radhët një nga një. Çfarë mendohet me ngjeshjen e radhëve, s'është që mos të lihen hapësira për djajtë, kjo s'do tëthotë të grumbullosh e të dyndësh njerëzit, sepse ka dallim mes ngjeshjes së radhës dhe ngjeshjes së tepërt. Që këtu pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, thoshte:"Drejtoni radhët, bëni krahët paralel... dhe mos lini hapësira për djajtë", dmth s'bën të ketë hapësira mes jush nëpërmjet të cilave djajtë mund të hyjnë, sepse djajtë hyjnë mes radhëve si qengjat e vegjël, për ta prishur namazin e adhuruesve.

3- Plotësimi i radhës së parë pastaj të tjetrës. Kjo është pjesë e të drejtuarit të radhëve. Radha e dytë s'bën të niset përpara plotësimit të radhës së parë, radha e tretë s'bën të niset përpara plotësimit të radhës së dytë dhe kështu me radhë. Pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, nxiste për plotësimin e radhës së parë dhe thoshte:"Po të dinin njerëzit çfarë ka në ezan dhe

në radhën e parë, por mos të kishin mundësi tjetër përveç hedhjes së shortit, atëherë do të hidhnin short".

Dmth: Nëse dy njerëz vijnë në radhën e parë dhe njëri prej tyre thotë:"Unë jam më i denjë sesa ti", dhe tjetri ia kthen:"Jo, unë jam më i denjë", dhe pastaj thotë:"Le të hedhim short se cili nga ne do të qëndrojë në këtë vend".

Një nga mënyrat me të cilat shejtani luan me njerëzit sot, është kur ata shohin që radha e parë është e përgjysmuar, por pavarësisht nga kjo ata nisin radhën e dytë. Më pas, kur të thirret ikameti dhe t'u thuhet atyre:"Plotësoni radhën e parë", ata shikojnë përreth të ngatërruar.

4- Një tjetër aspekt i drejtimit të radhëve është të afrohen radhët afër njëra-tjetrës dhe afër imamit, sepse ata janë xhemat [grup] dhe fjala "*xhemat*" është marrë nga fjala "*ixhtima*" [bashkim]. Nuk mund të ketë bashkim të duhur nëse radhët janë larg njëra-tjetrës. Sa më afër të jenë radhët ndaj njëra-tjetrës aq më mirë. Në disa xhami shohim hapësira mes imamit dhe radhës së parë, që janë aq larg njëra-tjetrës saqë mes tyre mund të hyjnë edhe një apo dy radhë të tjera, sepse imami është tepër i larguar përpara. Mendoj që kjo vjen nga padituria. Sunet është që imami të jetë afër njerëzve që po falen prapa tij, njerëzit të jenë afër imamit dhe secila radhë të jetë afër njëra-tjetrës. Përcaktimi i "afërsisë" është se duhet të ketë hapësirë të mjaftueshme për sexhde dhe pak më shumë.

5- Aspekt tjetër i drejtimit të radhëve është t'i afrohemi më shumë imamit, sepse pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Prej jush më së afërti meje le të jenë të urtët dhe të mençurit".

Sa më afër aq më mirë. Prej këtu inkurajohet t'i afrohemi imamit në namazin e xhumasë, sepse afrimi ndaj imamit, në rastin e xhumasë, arrihet me anë të afrimit ndaj tij gjatë namazit dhe hutbes. T'i afrohesh imamit është diçka e dëshirueshme, por disa njerëz e lënë këtë pas dore.

6- Aspekt tjetër i drejtimit të radhëve është parapëlqimi i anës së djathtë të radhës ndaj të majtës, dmth se ana e djathtë e radhës është më e mirë sesa e majta, por jo në kuptimin absolut, siç është rasti i radhës së parë. Po të kishte qenë në kuptimin absolut, si në rastin e radhës së parë, i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, do të thoshte:"Plotësoni anën e djathtë, pastaj anën e djathtë", por ka thënë:"Plotësoni radhën e parë, pastaj radhën tjetër". Ana e djathtë është më e mirë se e majta nëse të dy anët janë afërsisht të barabarta, si në rastin kur të jenë pesë persona në të djathtë dhe pesë në të majtë pastaj vjen i njëmbëdhjeti. Në këtë rast i themi:"Shko në të djathtë, sepse e djathta është më e mirë", kur të dy anët janë pothuaj të barabarta nëmënyrën që dallimi mes të djathtës dhe të majtës s'është i qartë. Por nëse ka dallim, atëherë, pa dyshim, ana e majtë e radhës më të afërt është më e mirë sesa ana e djathtë e një radhe më larg.

Kjo tregohet me faktin që, nëse xhemati është vetëm tre njerëz, imami duhet të qëndrojë mes tyre, dmth mes dy të tjerëve. Kjo tregon se e djathta s'është më e mirë në kuptimin absolut, sepse po të kishte qenë kështu, do të kishte qenë më mirë që dy njerëzit të qëndronin në të djathtë të imamit dhe askush në të majtë. Por ajo çka është parashkruar është që një duhet të jetë në të djathtë dhe një të majtë, që imami të jetë në mes dhe mos të ketë pabarazi në njërën anë.

7- Aspekt tjetër i drejtimit të radhëve është që femrat duhet të qëndrojnë të vetme, dmth femrat duhet të jenë prapa burrave, jo të përziera me burra, sepse pejgamberi, salallahu

alejhi ue selam, ka thënë:"Radhët më të mirë për burra janë radhët e para ndërsa më të këqijat janë radhët e fundit; radhët më të mirë për femrat janë radhët e fundit ndërsa më të këqijat janë të radhët e para." Pejgamberi ka thënë që sa më larg të jenë femrat prapa burrave, aq më mirë.
Pra, është më mirë për femrat që të jenë prapa burrave, për shkak të fitnes që shkaktohet nëse janë afër burrave. Më e keqe se kjo është përzierja me burrat, ku një femër është krahas një burri apo një radhë femrash mes dy radhëve të burrave. Kjo s'është me vend, si edhe meqë është haram ekziston frika e fitnes.
Ka më shumë mundësi të jetë haram kur ekziston frika e fitnes, por edhe kur s'ka fitne, ende s'është me vend, siç është rasti kur femrat janë kujdestare të meshkujve". [el-Sherh el-Mumti", 3/13-17].

## A është e domosdoshme që du'aja në namaz të jetë e vërtetuar me Sunet?

*Sheikh ibn Baz*

Pyetje: Kur personi të falet, a duhet të recitojë të gjitha dhikret e transmetuara nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] apo mund të lutet me cilëndo lutje të lejueshme që do?
Përgjigje: Besimtari është urdhëruar të lutet gjatë namazit të tij në vendet ku lutja është e lejueshme, qoftë në namazin e detyrueshëm apo në atë të vullnetshëm. Vendet ku lutja është e lejueshme janë: sexhdeja, mes dy sexhdeve, dhe në fund të namazit, pas teshehudit dhe salavateve mbi pejgamberin dhe para selamit. Është dëshmuar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] lutej për falje mes dy sexhdeve, dhe është vërtetuar të ketë thënë mes dy sexhdeve:
"*Allahume igfir li, ue'rhamni, ue'hdini, ue'xhburni, ue'rzukni, ue'afini*/O Allah, më fal, më mëshiro, më udhëzo, më pasuro, më furnizo, më siguro".
Dhe ai [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Për sa i përket rukusë, në të madhëroni Zotin, kurse në sexhde lutuni shumë, sepse ka gjasa të pranohet". [Muslim]
Po ashtu, Muslim ka transmetuar nga Ebu Hurejre se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Personi më së afërti ndaj Allahut është kur bën sexhde. Pra, lutuni shumë në të".
Në *el-Sahihajn* është transmetuar nga Abdullah bin Mesud se, kur pejgamberi ia mësoi atij teshehudin, i tha:
"Pastaj le të zgjedhë çfarëdo lutje që do".
Sipas një transmetimi tjetër:
"Le të zgjedhë çfarëdo lutje që do dhe ta thotë atë".
Ka shumë hadithe që flasin rreth kësaj, dhe ato tregojnë se është urdhëruar të bëhet lutje në këto vende në namaz, qoftë nëse kemi të bëjmë me jetën e përtejme apo me punë të kësaj bote, për sa kohë që lutja nuk përfshin ndonjë mëkat apo ndërprerje lidhjesh familjare. Dhe është mirë të thuhen shumë lutje që janë transmetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam].
Ai [Allahu e mëshiroftë], po ashtu, ka thënë:
"S'ka gjë të keqe të bëhet lutje gjatë namazit, qoftë për vete, për prindërit apo për këdo tjetër. Madje, jemi porositur ta bëjmë këtë, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Personi më së afërti ndaj Allahut është kur bën sexhde. Pra, lutuni shumë në të"...
Kështu, nëse personi lutet, kur është në sexhde apo në fund të namazit, për vete, për prindërit a për muslimanët, atëherë s'ka gjë të keqe në këtë, për shkak të domethënies së përgjithshme të këtyre haditheve dhe të tjerave"

## Falja e namazit pa zë të dëgjueshëm

*Shejh Muhamed bin Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Në namazin e sabahut, akshamit dhe jacisë ne duhet të këndojmë me zë të lartë në dy rekatet e para të namazit. A është e lejueshme që të lexojmë me pak zë [sikur në namazin e drekës apo ikindisë]? Nëse jo, çfarë duhet të bëjmë nëse harrojmë të këndojmë me zë të lartë?
Përgjigje: Leximi me zë të lartë në namazet në të cilat është parashkruar këndimi me zë të dëgjueshëm s'është i obligueshëm, por vetëm e rekomanduar. Kushdo që lexon qetësisht [pa e ngritur zërin], namazi i tij ende është i vlefshëm. I dërguari, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:
"S'ka namaz për atë që nuk e lexon el-Fatihanë".
Ai nuk ka caktuar që këndimi të bëhet qetësisht apo me zë të lartë. Ndaj, nëse adhuruesi lexon
çfarë është e obligueshme të lexohet, qoftë qetësisht apo me zë të lartë, atëherë ai e ka përmbushur obligimin. Mirëpo, është më mirë të lexohet me zë të lartë në namazet në të cilat këndimi me zë të dëgjueshëm është parashkruar nga Suneti i pejgamberit, salallahu alejhi ue selam, si namazi i sabahut dhe i xhumasë.
Nëse personi që po udhëheq namazin me qëllim lexon qetësisht [pa e ngritur zërin] në namazin në të cilën është parashkruar këndimi me zë të dëgjueshëm, atëherë namazi i tij ende është I vlefshëm, por nuk do të jetë i plotë [sipas Sunetit].
Për sa i përket atij që falet i vetëm, ai mund të zgjedhë nëse do të këndojë me zë të dëgjueshëm apo qetësisht në namazet e tilla. Ai mund të veprojë ashtu siç i përshtatet më mirë për përqendrim dhe përulje më të mirë.
Nëse personi e lë këndimin me zë të dëgjueshëm në namazet në të cilat është parashkruar këndimi me zë të dëgjueshëm dhe e bën këtë nga harresa, ai mund të bëjë sehue-sexhde, mirëpo nuk është obligim për të që ta bëjë këtë, meqë s'do ta zhvlerësonte namazin e tij lënia e qëllimtë e këndimit më zë të dëgjueshëm.
Çfarëdo thënie apo vepër që s'do ta zhvlerësonte namazin, nëse do të bëhej apo lihej qëllimisht, sehue-sexhdeja nuk do të jetë e nevojshme për të nëse lihet nga pavëmendja.

## Imami bën pauzë pasi të recitojë suren el-Fatiha

*shejh Salih el-Feuzan*

Pyetje: A është ligjëruar që imami të bëjë pauzë pasi të recitojë el-Fatihanë, në mënyrë që ata pas tij të arrijnë të recitojnë el-Fatihanë, apo jo? Ju lutem na jep fetua, dhe Allahu ju shpërbleftë.
Përgjigje: Ajo që është vërtetuar nga pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, janë dy pauza:

E para: Pas tekbirit të parë, që ai më pas të mund të recitojë du'anë hapëse dhe të thotë "eudhu bilani min esh-shejtanir-raxhim..." qetë, me pak zë, para se të recitojë el-Fatihanë.
E dyta: Pasi të ketë përfunduar recitimin dhe pak para rënies në ruku e deri të kthehet në pozitën e drejtë.
Për sa i përket bërjes së pauzës nga imami pasi të recitohet el-Fatiha, në mënyrë që ata pas tij të arrijnë ta recitojnë el-Fatihanë, kjo nuk është vërtetuar nga pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, por disa nga dijetarët e kanë preferuar këtë. Kjo sepse është ligjëruar për ata që falen pas imamit që ta recitojnë el-Fatihanë dhe po ashtu është ligjëruar që ta dëgjojnë recitimin e imamit. Pra, me qëllim që të kombinohen dy veprat e mira, disa nga dijetarët kanë rekomanduar këtë pauzë.
Allahu e di më së miri.

## A është ezani obligim për çdonjërin?

*nga shejh Albani*

Pyetja: A është obligim ezani për çdonjërin që falet në xhami, qoftë edhe për një individ i cili falet në një xhami që ka imam të rregullt?
Përgjigjja: Po. Veçse është transmetuar saktësisht në disa rrugë të hadithit të atij personit i cili ka gabuar në namazin e vet, se pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, i ka thënë atij: "Thirre ezanin e pastaj bëj ikamet!"
Ky është një urdhër nga ai, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem. Dhe siç dihet, prej rregullave të shkencës së Usulit [bazave] është se parimi fundamental në lidhje me një urdhër është se ai tregon në obligim, përveç nëse ka diçka që e largon atë nga obligimi, e këtu diçka e tillë nuk ka ardhur.

## Ndërrimi i vendit për të falur Suneti

*Ibn Uthejmin*

Pyetje: A është transmetuar ndonjë dëshmi për ndërrimin e vendit me qëllim që të falet Suneti pas namazit të detyrueshëm [farz]?
Përgjigje: Po, është transmetuar në hadithin e Mua'wijes se ai ka thënë:
"Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] na ka urdhëruar që të mos bashkojmë njërin namaz me tjetrin pa u larguar apo folur [mes tyre]" [Transmetuar nga Muslim dhe Ebu Daud]
Pra, dijetarët kanë kuptuar nga kjo se duhet të ketë një pauzë [ndalesë] mes namazit të detyrueshëm dhe Sunetit, qoftë duke folur apo duke ndërruar vendin.

## A i lejohet udhëtarit që një herë t'i bashkojë namazet, herëve tjera jo?

*Shejh Bin Baz*

Pyetje: A është e lejueshme për udhëtarin t'i bashkojë namazet ndonjëherë ndërsa herëve tjera jo?

Përgjigje: Udhëtari që ndalet, mund të zgjedhë: nëse do, mund t'i bashkojë namazet në kohën e namazet më të hershëm apo t'i bashkojë në kohën e namazit të mëvonshëm. Por, është më mire për të të falë secilin namaz në kohën e vet, siç veproi pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] në Mina gjatë haxhit të fundit të tij. Ai fali çdo namaz në kohë të tijin, sepse ai po qëndronte aty.

Por, nëse ka nevojë për bashkimin e namazeve, s'ka gjë të keqe në këtë, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] i bashkoi namazet gjatë fushatës së Tebukut, kur kishte ndaluar.

## A ka namazi i ikindisë rekate sunete para farzit

*Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë!)*

Shejhul islam Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë!) është pyetur: A janë sunetet e namazit të ikindisë (të pëlqyeshme që të falen)? Ai (Allahu e mëshiroftë!) u përgjigj: "Profeti (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) nuk ka qenë që falte para ikindisë ndonjë gjë (sunete), porse ai (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) falte para drekës dy rekate ose katër regate, e po ashtu edhe pas saj (namazit të drekës). Gjithashtu ishte që falte mbas akshamit dy rekate, mbas jacisë dy rekate si dhe para sabahut dy rekate. Ndërsa për sa i përket faljes para ikindisë, para akshamit dhe para jacisë, ai (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) nuk u falte, porse transmetohet nga ai (Paqja dhe bekimi i Allahu qofshin mbi të!) në "Sahih" se ai (Paqja dhe bekimi i Allahu qofshin mbi të!) ka thënë:

"Ndërmjet çdo dy ezaneve ka namaz."

Pastaj në herën e tretë tha: "Për atë që dëshiron" , duke urryer që njerëzit ta merrnin këtë si sunet. Kush dëshiron të falet vullnetarisht para ikindisë, kjo është një gjë shumë e mirë, porse jo që ta marrë këtë veprim si sunet. Allahu e di më së miri!"

Po ashtu ai (Allahu e mëshiroftë!) ka thënë:"Ajo që transmetohet në "Sahih" nga Profeti (Paqja dhe bekimi i Allahu qofshin mbi të!) është se ai (Paqja dhe bekimi i Allahu qofshin mbi të!) falte bashkë me farzet dhjetë (10) rekate ose dymbëdhjetë (12) rekate (sunete): dy rekate para namazit të drekës ose katër rekate si dhe dy rekate mbas tij, mbas akshamit dy rekate, mbas jacisë dy rekate dhe para namazit të sabahut dy rekate.Po ashtu transmetohet në "Sahih" se Profeti (Paqja dhe bekimi i Allahu qofshin mbi të!) ka thënë:

"Kush fal ditë-natë dymbëdhjetë (12) rekate vullnetarisht, përveç farzeve, Allahu i ndërton atij një shtëpi në xhenet."

Dhe nuk ndodhen në "Sahih" gjë tjetër përveç këtyre tre haditheve: Hadithi i Ibën Umerit, Aishesh dhe hadithi nga Ummu Habibeh. Ndërsa për sa i përket faljes para ikindisë, askush nuk ka thënë se Profeti (Paqja dhe bekimi i Allahu qofshin mbi të!) ishteqë u falte para ikindisë vetëm se në këtë (thënie) ka dobësi, dhe ajo, mbi të gjitha, është gabim, si p.sh. hadithi që transmetohet nga Aliu se ai ishte që falte gjashtëmbëdhjetë (16) rekate prej tyre edhe para ikindisë… Kjo gjë qartëson se namazi para ikindisë, para akshamit dhe para jacisë është diçka e mirë, porse nuk është sunet…

## Dy rekatet e namazit të Sabahut dhe tehijatul-mesxhid

*Komiteti i Përhershëm për Kërkime dhe fetva*

Pyetje: A mjaftojnë dy rekate [të sunetit] të namazit të Sabahut në vend të [dy rekateve] të tehijatul-mesxhid? Dhe, nëse një person i fal të dyjat, tehijatul-mesxhid dhe dy rekate sunet të namazit të Sabahut, a mëkaton?

Përgjigje: Dy rekatet [sunet] të namazit të Sabahut majftojnë për vete dhe për tehijatul-mesxhid, dhe kjo është më mirë dhe më e pëlqyeshme. Dhe nëse ai së pari fal dy rekate të tehijatulmesxhid dhe pastaj edhe dy rekate sunet të namazit të Sabahut, atëherë s'prish punë.

Dhe me Allahun qëndron i gjithë suksesi. Allahu dërgoftë përshëndetje dhe bekime mbi pejgamberin Muhamed, familjen e tij dhe shoqëruesit bujarë të tij.

## Të qenët e imamit më lart në namaz sesa xhemati

*Shejh Salih ibn Feuzan*

Pyetje: A ndikon në vlefshmërinë e namazit nëse imami fal namazin nga një platformë e ngritur?

Përgjigje: Këtë situatë duhet shqyrtuar. Nëse imami është i vetëm, atëherë i lejohet atij që të jetë i ngritur pak, siç janë shkallët e minberit, meqë pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, është ngritur në minder dhe është falur e më pas ka zbritur, kështu që nuk prish punë një ngritje të vogël për sa kohë që imami të jetë i vetëm.

Mirëpo, nëse ka një ngritje të konsiderueshme, atëherë s'është e lejueshme për imamin që të dallohet nga xhemati.

Nëse imami është së bashku me një pjesë të xhematit, atëherë nuk prish punë që ata të jenë pak të ngritur [nga pjesa tjetër e xhematit]. Pra është e lejueshme, për shembull, që imami [dhe një pjesë e xhematit] të jetë në një nivel më të lartë sesa pjesa tjetër e xhematit.

## A të themi *es-selamu alejke…* apo *es-selam ala en-nebij* në teshehud

*Komiteti i Përhershëm për Kërkime dhe fetva*

Pyetje: A duhet të themi në teshehud *es-selamu alejke ejhul-nebiju* [Paqja qoftë mbi ty, o pejgamber], apo *es-selamu ala en-nebij* [paqja qoftë mbi pejgamberin], sepse Abdullah ibn Mes'ud ka thënë:"Para së te vdiste pejgamberi, thoshim *es-selamu alejke ejhul-nebiju*, por, pasi vdiq, thoshim *es-selamu ala en-nebij*?

Përgjigje: Opinion i saktë është se në teshehud adhuruesit duhet të thonë *es-selamu alejke ejhuhel-nebiju ue rahmetullahi ue berekatuhu* [paqja qoftë mbi ty, o pejgamber, si dhe mëshira dhe bekimet e Allahut]. Sa i përket transmetimit nga Ibn Mes'ud - nëse është i vërtetë -, ky është ixhtihadi i atij që e bëri këtë dhe kjo nuk e kundërshton hadithin e provuar. Sikur vendimi pas vdekjes se pejgamberit të ishte i ndryshëm nga ai sa ka qenë i gjallë, ai do të na e thoshte këtë.

Në lidhje me këtë, shejh Ibn Uthejmin ka thënë
:"A janë fjalët *es-selamu alejke* një deklaratë aponjë lutje? Dmth a po thoni se pejgamberi është në gjendje paqeje, apo po kërkoni nga Allahu t'ijapë paqe atij? Përgjigja është se kjo paraqet një lutje/*du'a* ku ju luteni që Ai të dërgojë paqe mbitë.
Kjo është një deklaratë e cila shërben si lutje.A i drejtohet kjo pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] ashtu siç i drejtohen njerëzit njëri-tjetrit?
Përgjigja është jo. Po të ishte kështu, kjo do ta zhvlerësonte namazin, sepse namazi s'duhet të përmbajë ndonjë të folme njerëzish. Dhe po të ishte kështu, sahabët do ta ngrinin zërin që pejgamberi t'i dëgjonte dhe ai t'ua kthente përshëndetjen, ashtu siç bënte kur takoheshin me të.
Por, shejhul-Islam [Ibn Tejmije] ka thënë në librin e tij *Iktida el-Sirat el-Mustekim*:'Sepse, kur judërgoni selam mbi të, ju e mendoni të dërguarin e Allahut [salallahu alejhi ue selam] sikur ai gjendet përpara jush dhe ju po i drejtoheni atij'.
Prej këtu, sahabët thoshin *es-selamu alejke* [Paqja qoftë mbi ty], por ai nuk i dëgjonte, kur gjendej në një vend tjetër. Kurse, ne themi *es-selamu alejke*, edhe kur jemi në një vend tjetër dhe në një kohë tjetër.
Sa i përket transmetimit në *Sahi el-Buhari* nga Abdullah ibn Mes'ud, ku thuhet se, pas vdekjes së të dërguarit [salallahu alejhi ue selam], thoshin *es-selamu ala en-nebij ue rahmetullahi ue bereketuhu*, ky ishte ixhtihadi i Ibn Mes'ud, i cili dallonte nga dikush që ishte më i dijshëm se ai, dmth Umer ibn el-Khatab. Sepse ai [Umeri] u drejtohej njerëzve nga minberi i të dërguarit të
Allahut dhe thoshte në teshehud: *es-selamu alejke ejhul-nebiju ue rahmetullah* [Paqja qoftë mbi ty, o pejgamber, si edhe mëshira e Allahut], siç është transmetuar nga Malik në *el-Muwetta* me zinxhirë të shëndoshë. Umeri e ka thënë këtë në prani të sahabëve dhe ata e kanë miratuar.
Për më shumë, i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] e mësoi këtë umet, madje edhe Ibn Mes'udin, duke ia mbajtur dorën e tij në mes duarve të veta, në mënyrë që ai ta mbante mend këtë. Ai ua mësonte këtë atyre ashtu siç ua mësonte ndonjë sure nga Kur'ani. Dhe ai e dinte se do të vdiste, sepse Allahu i ka thënë atij:
« Vërtet, ti [O Muhamed] do të vdesësh, dhe, vërtet, ata do të vdesin » [el-Zumer, 30]
Pra, ai s'ka thënë:'Pasi të vdes unë, thoni *es-selamu ala en-nebij* [paqja qoftë mbi pejgamberin]'. Ai ua mësoi teshehudin ashtu siç ua mësonte ndonjë sure nga Kur'ani, me këtë formulim. Që këtej, askush s'bën të mbështetet në ixhtihadin e Ibn Mes'ud, por duhet të themi *es-selamu alejke ejhulnebiju* [Paqja qoftë mbi ty, o pejgamber]". [*Sherh el-Mumti* 3/150-151]

## A thirren dy ezane ne diten e xhumas?

*Muhamed Halil Herras*

Pyetje: A eshte e sakte te therriten dy ezane, perveç kiametit, ne diten e xhuma?
Pergjigje: Xhumaja nuk ka tjeter perveç nje ezani, i cili therritet kur ngjitet hatibi ne minber, gje e cila vertetohet nga Suneti praktik i sakte. Profeti, salallahu alejhi ue selem, dilte per ne xhami, kur hynte koha, drejtohej nga minberi, ngjitej ne te, kthehej nga njerezit e pranishem

ne xhami, u jepte selam dhe pastaj ulej. Bilali qendronte tek dera e xhamise, duke pritur, dhe, sapo e shihte qe Profeti, salallahu alejhi ue selem, ulej, Bilali ngrihej dhe therriste ezanin. Kur Bilali mbaronte, atehere Profeti, salallahu alejhi ue selem, ngrihej dhe e fillonte hytben. Ezani qe u shtua nga Uthmani ne vendin e quajtur Zeura, therritej para se te hynte koha, me qellimin qe te lajmeroheshin njerezit per afrimin e kohes se xhumase, ashtu qe njerezit te pergatiteshin.
*Uallahu ealem.*

## Bashkimi i namazeve në shkollë

*Nga shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Nganjëherë koha e mësimit në shkollë fillon para kohës së namazit, dmth në orën 12:00 për namazin e drekës dhe në 16:40 për ikindinë, dhe s'mund të falem në shkollë, sepse s'ka vend të përshtatshëm për namaz. Kështu, namazet farz jam e detyruar t'i fali të bashkuara dhe nganjëherë bëhen tre namazet farz bashkë. Cili është vendimi mbi namazin tim? Ju lutem, më këshilloni. Allahu ju shpërbleftë me të mira.
Përgjigje: Sa i përket bashkimit të dy namazeve, në këtë s'ka kurrgjë të keqe në këtë rast, sepse kjo është e domosdoshme, siç është bashkimi i namazit të drekës me ikindinë dhe akshamit me jacinë. Sa i përket bashkimit të ikindisë me akshamin, për shembull, kjo s'është e lejueshme, sepse nuk lejohet të vonosh namazin përtej kohës së vet në asnjë rrethanë. Bazuar në këtë, në këtë rast, nëse ajo ka frikë se do t'i përfundojë koha e namazit që s'mund të bashkohet me namazin e radhës, atëherë ajo duhet të falet në çfarëdo mënyre që mundet. Pra, nëse ajo, për shembull, shkon në shkollë në kohën e ikindisë dhe aty s'mund ta falë ikindinë, atëherë duhet ta bashkojë ikindinë me namazin e drekës në kohën e namazit të drekës e pastaj të shkojë në shkollë. Pra, nuk është e lejueshme për një grua apo kushdo qoftë tjetër t'i bashkojë dy namaze që nuk është e lejueshme të bashkohen. Personi mund të bashkojë vetëm ato që është e lejueshme të bashkohen, si bashkimi i drekës me ikindinë në kohën e drekës apo në kohën e ikindisë, si edhe bashkimi i akshamit me jacinë në kohën e akshamit apo të jacisë, kur ka nevojë për këtë.

## Bërja e vijave në dysheme për të drejtuar radhët në namaz

Dijetarët e Komisionit të përhershëm qenë pyetur: Cili është vendimi për bërjen e vijave bë qilima, në xhami, sepse kibla s'është në përputhje me ndërtesën, me qëllim që të organizohen radhët?
Ata u përgjigjen: S'ka gjë të keqe në këtë. Dhe, nëse ata falen pa bërë vija, s'ka gjë të keqe as në këtë, sepse një shmangie e vogël nga kibla nuk prish punë. [*Fetaua el-Lexhne el-Da'imeh* (8/15)]

Shejh Abd el-Rezak Afifi qe pyetur rreth vendimit për bërjen e vijave në xhami për të drejtuar radhët.

Ai u përgjigj: Nëse njerëzit s'mund t'i drejtojnë radhët veçse nëpërmjet kësaj, atëherë s'ka gjë të keqe në këtë. Apo, nëse xhamia është ndërtuar pak e devijuar nga kibla dhe radhët s'mund të drejtohen veçse nëpërmjet kësaj, atëherë s'ka gjë të keqe në këtë, in sha Allah.

## Ç'është namazi tesbih?

*Muhamed bin Salih el-Uthejmin, rahimehullah*

Pyetje: Ç'është namazi tesbih?

Përgjigje: Namazi tesbih s'është transmetuar në të vërtetë nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]. Imam Ahmedi, Allahu pastë mëshirë ndaj tij, ka thënë:"Për sa i përket hadithit që ka të bëjë me të, ai s'është i vërtetë". Shejhul-Islam Ibn Tejmije, Allahu pastë mëshirë ndaj tij, ka thënë:"Kjo është gënjeshtër. Ahmedi dhe imamët e medhhebit të tij kanë thënë që kjo është e urryer, dhe asnjë imam i vetëm s'ka thënë që kjo është e rekomandueshme. Për sa i përket Ebu Hanifes, Malikut dhe esh-Shafi'it, asnjëri nga ta s'kanë dëgjuar për këtë".

Këto janë fjalët e shejhul-Islam Ibn Tejmijes, Allahu pastë mëshirë ndaj tij, dhe ato janë të vërteta. Po të ishte ky namaz vërtet nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], imamët do ta transmetonin këtë në mënyrën që s'do të linte dyshim lidhur me të, për shkak të dobisë së madhe të tij dhe ngaqë është i ndryshëm nga llojet tjera të namazit, vërtet llojet e adhurimit. Se nuk dimë për ndonjë akt adhurimi, në të cilin personi është i lirë të zgjedhë në këtë mënyrë,

qoftë nëse e bënë atë çdo ditë, apo një herë në javë, apo një herë në muaj, apo një herë në vit, apo një herë në jetë. Nëse diçka është e veçantë nga lloji i vet, njerëzit do të kishin qenë të kujdesshëm në transmetimin e saj dhe ajo do të ishte dije e rëndomtë midis tyre, për shkak të natyrës së pazakontë të saj. Meqë kështu s'qëndron puna, atëherë dihet që ky namaz s'është ligjëruar. Asnjë nga imamët nuk e kanë rekomanduar.

## Çfarë duhet të bëjë ai i cili hyn në xhami derisa tjerët janë duke e falur Jacinë, ndërsa ai nuk e ka falur ende Akshamin?

*Ibn Uthejmini*

Pyetje: Një njeri i cili ishte udhëtar hyri në xhami dhe e gjeti xhematin duke e falur namazin e Jacisë, kurse ai ende se kishte falur namazin e Akshamit. Kështu që ai iu bashkëngjit atyre në namazin e Jacisë. Kur Imami u ngrit për rekatin e katërt, ai u ul (d.m.th. mbeti ulur dhe e plotësoi teshehudin dhe namazin e tij). Pra, a është veprimi i tij korrekt? Ju lutem na jepni verdiktin, dhe Allahu ju shpërbleftë.

Përgjigje: Mendimi korrekt është ai se veprimi i tij është korrekt. Që do të thotë se kur ju e mbërrini Imamin dhe ai është duke falur namazin e Jacisë ndërsa ju ende nuk e keni falur namazin e Akshamit, atëherë ju duhet të hyni me të. Kur ai të ngrihet për rekatin e katërt, ju duhet të uleni, edhe pse ju veproni ndryshe nga Imami, e përfundoni Teshehudin dhe pastaj jepni selam, dhe hyni me Imamin në atë që është mbetur nga namazi i Jacisë. Dhe ky është mendimi më korrekt.

Disa nga dijetarët thonë se ju së pari duhet të falni namazin e Akshamit vetëm apo me ata që

janë me ty, pastaj pas kësaj duhet të bashkoheni me Imamin në atë që ka mbetur nga namazi I Jacisë.
Dhe disa nga dijetarët kanë thënë se ju hyni me Imamin me qëllim të namazit të Jacisë dhe pasi që ta keni kryer atë (me xhemat) ju e falni namazin e Akshamit. Pra këto janë tri mendimet e dijetarëve dhe më i forti prej tyre dhe më korrekti është i pari.
Pra ju duhet të hyni me ta me qëllim të namazit të Akshamit, pastaj kur Imami të ngrihet për rekatin e katërt, ju duhet të rrini ulur, e thoni teshehudin dhe jepni selam. Dhe kur ta përfundoni këtë, hyni me Imamin në atë që ka mbetur nga namazi i Jacisë.

## Këpucët si sutre

*Shejh Muhamed bin Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Cili është vendimi lidhur me përdorimin e këpucëve si sutre?
Përgjigje: Kjo nuk prish punë, përveç nëse në to ka papastërti apo dëm, atëherë nuk bën të përdoren si sutre, sepse i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, ndaloi që adhuruesi të pështyjë përpara vetes1. Mirëpo, nëse nuk ka ndonjë papastërti [*nexheseh*] në to, atëherë nuk ka problem që t'i merrni për sutër.

## Zgjatja e ezanit

*Komisioni i Përhershëm*

Pyetje: Cili është vendimi rreth *tetwil* [zgjatjes] në ezan?
Përgjigje: Për sa i përket zgjatjes së ezanit, nuk dimë për ndonjë bazë që ka të bëjë me këtë. Madje, Suneti është që të thirret ezani me ezanin e ligjëruar në mënyrën mesatare [pa e zgjatur tepër].
Dhe, me Allahun është suksesi. Paqja dhe bekimet qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe shoqëruesit e tij.
.

## Çfarë duhet të bëjë personi të cilit i vije rëndë, kur imami qëndron në sexhde për një kohë të gjatë?

*Shejh Muhamed ibn Ibrahim*

Pyetje: Nëse më vjen rëndë, kur imami qëndron në sexhde gjatë, çfarë të bëj? A të bëj sexhde me imamin e pastaj të ngrihem përpara tij, apo ta vonoj sexhden pas tij?
Përgjigje: Nëse ai s'mundet të qëndrojë në sexhde nga koha kur imami thotë tekbirin deri të ngrihet, atëherë ai duhet të bjerë në sexhde me imamin e pastaj, nëse i vështirësohet qëndrimi në sexhde, ai mund të ngrihet pak, por të qëndrojë sa më afër tokës që është e mundshme. Kjo s'do të thotë që ai po bën ndryshe nga imami. Nëse ai s'mund të bëjë sexhde në tokë, le të bëjë sexhden sa më afër tokës që mundet.

## Falja me koke te zbuluar

*Muhamed Halil Herras,*

Pyetje: Cili eshte gjykimi i faljes me koke te zbuluar per burrat?
Pergjigje: Nuk ka problem te falet mashkulli me koke te zbuluar, sepse koka nuk eshte pjese e auretit qe Allahu ka urdheruar te mbulohet. Profeti nuk i permbahej ne menyre te vazhdueshme mbulimit te kokes ne namaz, bile shpeshhere falej kokëzbuluar. Ndaj, disa dijetare e preferonin namazin kokezbuluar

## Falje me syze

*shejh ibn Uthejmin*

Shejh ibn Uthejmin qe pyetur rreth personit qe mbart syze të mëdha, të cilat e pengojnë nga të bërit e sexhdes me shtatë pjesët e trupit.
Përgjigje: Nëse ato e pengojnë fundin e hundës të prekë në tokë, kur ai bën sexhde, kjo s'është e pranueshme, sepse ajo që po e mban kokën në këtë rast janë syzet, të cilat nuk gjinden në fund të hundës, por qëndrojnë në urën e hundës. Bazuar në këtë, sexhdeja s'është e vlefshme. Ai që mbart syze të cilat e pengojnë nga vendosja e hundës në vendin e sexhdes, duhet t'i heqë ato, kur të falet

## Gjykimi në lidhje me gabimin e bërë gjatë leximin e sureve pos sures El Fatiha

*imam Ibën Bazi (Allahu e mëshiroftë!)*

Pyetje: Cili është gjykimi në lidhje me personin i cili është imam me njerëzit dhe gabon gjatë leximit (të sures) e nuk ia korrigjon këtë asnjë prej besimtarëve (xhematit), derisa të mbarojë. Më pas, atij i kujtohet në e fundit se ka gabuar në lexim. A duhet të bëjë sexhde për gabimin e tij në lexim?1 Përgjigje: Nuk është detyrë për të që të bëjë sexhde, nëse ka gabuar në lexim, nëse ky (gabim) është përveç sures El Fatiha. Por, nëse gabimi i tij është në (leximin e) El Fatiha, atëherë në lidhje me këtë ka sqarim.

## Imami fal pesë rekate gabimisht

*Shejh ibn Uthejmin*

Pyetje: Nëse imami fal pesë rekate gabimisht, cili është vendimi për namazin e tij si edhe për namazin e atyre pas tij? A duhet ai që i është bashkëngjitur namazit vonë ta njehë këtë rekat shtesë [si pjesë të namazit të vet]?
Përgjigje: Nëse imami fal pesë rekate gabimisht, atëherë namazi i tij është i vlefshëm, dhe, po ashtu, edhe namazi i atyre që e ndjekin, gabimisht apo prej padijes, është i vlefshëm. Por, nëse personi e di që ky është rekat shtesë, ai duhet të ulet e ta thotë selamin, sepse, në këtë rast, ai beson që namazi i imamit të tij është zhvlerësuar, përveç nëse ka frikë që imami është çuar për të falë një rekat shtesë, ngaqë nuk e ka recituar El-Fatiha [për shembull] në një

rekat. Në këtë rast, ai duhet të presë, jo ta thotë selamin [dmth, duhet të presë të thotë selamin me imamin].

Për sa i përket atij që i është bashkëngjitur namazit vonë, në rekatin e dytë apo më vonë, atëherë ky rekat shtesë njehet. Nëse ai i është bashkëngjitur imamit në rekatin e dytë, për shembull, ai duhet ta thotë selamin me imamin, kur të falë një rekat shtesë. Nëse ai është bashkëngjitur në rekatin e tretë, ai duhet ta falë edhe një rekat, pasi imami ta thotë selamin, pasi të falë rekatin shtesë. Kjo, ngaqë, nëse themi se ai që i është bashkëngjitur namazit vonë, nuk duhet ta njehë rekatin shtesë, atëherë ai do të duhej ta shtojë një rekat me qëllim, dhe kjo do ta zhvlerësonte namazin e tij. Për sa i përket imamit, ai është i justifikuar për këtë rekat, sepse ka harruar, kështu që namazi i tij është i vlefshëm.

## Imami që ua fal të tjerëve namazin duke mos pasur abdes

*Komiteti i Përhershëm për Kërkime dhe fetva*

Komisioni i përhershëm për Vendime fetare qe pyetur për një person, i cili kishte falur namazin e Drekës dhe të Ikindisë si imam, ndërsa ishte xhunub, por nuk e ka ditur këtë.

Përgjigja: Ju duhet ta përsërisni namazin e Drekës dhe të Ikindisë, pasi të bëni gusël për t'u pastruar nga xhunubllëku, dhe duhet të nxitoni në këtë. Për sa u përket atyre që janë falur pas teje, ata nuk duhet t'i përsërisin këto namaze, sepse Umeri, radijallahu anhu, udhëhoqi njerëzit në namazin e sabahut, ndërsa ishte xhunub dhe e kishte harruar këtë, kështu që ai përsëriti namazin e sabahut, por nuk u tha atyre që ishin falur me të ta përsërisnin atë. Dhe, ata janë të justifikuar, sepse nuk e kanë ditur që nuk ke abdes.

## Kur duhet të ngrihemi për namaz gjatë ikametit

*Nga shejh ibn Uthejmin*

Pyetje: A përmendet në Sunet momenti kur personi duhet të ngrihet për thirrjen e ikametit?

Përgjigje: Në Sunet, nuk përmendet momenti kur personi duhet të ngrihet, përveç thënies së pejgamberit, salallahu alejhi selam:

"Mos u ngrini [për namaz], deri të më shihni". [Sahih el-Buhari, Hadithi nr.637 dhe Sahih Muslim, Hadithi nr.156]

... pra, kur personi të ngrihet në fillim të ikametit apo gjatë tij, apo pasi të ketë përfunduar, atëherë e gjithë kjo është e lejueshme.

## Kur i është urdhëruar personit që falet pas imamit të japë selam në të djathtë

Pyetje: Kur japim selam në fund të namazit, a duhet personi që është pas imamit të japë selam pas selamit të parë nga imami e pastaj të japë selamin e dytë pas të dytit, apo duhet të presë dhe të mos japë selam, derisa imami të përfundojë selamin e dytë?

Përgjigje: En-Neueui ka thënë në *el-Mexhmu* [3/464]:"El-Begaui ka thënë:'Është e pëlqyeshme të mos jepet selam, derisa imami të kryejë të dyja selamet. Ky është opinion i

esh-Shafi'i, sipas el- Buwejtit, siç është cituar nga el-Begaui. Ai ka thënë:'Kushdo që falet pas imamit, kur imami të ketë kryer dhënien e selamit, ai duhet të japë selam në të djathtë dhe në të majtë'".
Shejh Ibn Uthejmin ka thënë në *el-Sherh el-Mumti'*[4/267]:"Dijetarët kanë thënë se është e urryer të jepet selami i parë dhe i dytë bashkë me imamin, por, nëse jepni selamin e parë pas selamit të parë të imamit dhe jepni selamin e dytë pas selamit të dytë të tij, s'ka gjë të keqe në këtë.
Mirëpo, është më mirë të mos jepet salami, derisa imami të japë dy selamet".

## Situatat kur mund të kthehemi në drejtime tjera përveç kibles

*Ibn Uthejmin*

Pyetje: Cila janë situatat në të cilat mund të kthehemi në drejtim tjetër përveç kibles?
Përgjigje: Lavdi i qoftë Allahut. Ndoshta pyetësi dëshiron të dijë lidhur me situatat, në të cilat detyrimi për t'u kthyer kah kibla ndërsa falim namazin nuk merret parasysh, dhe se a është në rregull që të kthehemi në drejtim tjetër përveç kibles.
Një nga kushtet që namazi të jetë i vlefshëm është kthimi kah kibla dhe namazi s'është i vlefshëm pa këtë, ngaqë Allahu ka urdhëruar për këtë vazhdimisht në Kur'an. Allahu thotë:
"Ktheni fytyrat e juaja në drejtim të el-Mesxhid el-Haram [Mekes]. Dhe kudo që të jeni, ktheni fytyrat e juaja [në namaz] në këtë drejtim". [el-Bekare, 144]
Kur pejgamberi [paqja dhe bekimet qofshin mbi të] erdhi së pari në Medine, ai falej duke u drejtuar kah el-Bejt el-Makdis [Jerusalem], duke qenë Ka'ba pas tij dhe Siria përpara tij. Por pas kësaj, ai shpresonte që Allahu do ta ndryshonte këtë, kështu që ai nisi të ngrejë fytyrën kah qielli, duke shikuar për Xhibrilin të zbresë me shpallje dhe t'i thotë atij të kthehet kah Ka'ba, siç thotë Allahu:
"Vërtet, Ne kemi parë kthimin e fytyrës tënde kah qielli. Vërtet, Ne do të të kthejmë kah një kible [drejtim faljeje] që do të të kënaq, pra ktheje fytyrën tënde kah el-Mesxhid el-Haram [në Meke]."[el-Bekare, 144]
Kështu Allahu e urdhëroi atë të kthehet kah el-Mesxhid el-Haram, por në këtë ka tre përjashtime:
1. Nëse personi s'është i aftë ta bëjë këtë, siç është ai që është i sëmurë dhe është i kthyer në drejtim tjetër përveç kibles dhe s'mund të kthehet kah ajo. Detyra për t'u kthyer kah kibla nuk merret parasysh në këtë rast, ngaqë Allahu thotë:
"Kryej detyrat tua ndaj Allahut dhe ki frikë Atë aq sa të kesh mundësi". [et-Tagebun, 16]
"Allahu nuk e rëndon askënd përtej mundësive të tij". [el-Bekare, 286]
Dhe, pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Nëse ju urdhëroj të bëni një gjë, atëherë bëni prej saj aq sa keni mundësi". [Transmetuar nga el-Buhari, 7288; Muslim, 1337]
2. Nëse personi është në një gjendje frike të rëndë - siç është rasti me atë që është duke ikur nga armiku apo nga ndonjë shtazë e egër, apo nga vërshimi që mund ta mbysë atë - në këtë rast, aiduhet të falet pa marrë parasysh se në cilin drejtim është i kthyer. Dëshmi për këtë është ajeti, në të cilin Allahu thotë:
"Dhe nëse keni frikë [nga armiku], faleni namazin duke ecur apo duke kalëruar. Dhe kur të jeni të sigurt, faleni namazin në mënyrën që Ai jua ka mësuar, të cilën ju nuk e dinit". [el-

Bekare, 239]

Fraza "nëse keni frikë" është e përgjithshme në domethënie dhe përfshin të gjitha llojet e frikës.

Dhe fraza "dhe kur të jeni të sigurt, faleni namazin në mënyrën që Ai jua ka mësuar, të cilën ju nuk e dinit", tregon se çfarëdo pjese e namazit të personit që lihet jashtë, nuk ka mëkat për shkak të kësaj dhe kjo përfshin edhe kthimin kah kibla.

Kjo po ashtu tregohet nga dy ajetet e cituara më lart dhe hadithi në të cilin thuhet se detyrimet janë të lidhura më aftësinë e personit për t'i bërë ato.

3. Kur t'i falim namazet vullnetare duke udhëtuar, qoftë me anë të aeroplanit, veturës, apo deves, mund të falemi në çfarëdo drejtimi kah i cili jemi të kthyer. Kjo ka të bëjë me namazet vullnetare si uitri, namazi i natës [kijam], namazi i duhasë, e të tjerë.

Udhëtari duhet t'i falë të gjitha namazet vullnetare saktësisht sikur ai që nuk është duke udhëtuar, përveç namazit të rregullt sunet si sunetet e Drekës, Akshamit dhe Jacisë. Është Sunet që këto namaze mos të falen.

Nëse personi do që të falë namaz vullnetar ndërsa udhëton, ai mund t'i falë ato në çfarëdo drejtimi që të jetë i kthyer. Kjo është transmetuar në el-Sahihajn nga i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam].

Në këto tre raste s'është e detyrueshme të kthehemi kah kibla.

Përsa i përket atij që nuk e di, ai duhet të kthehet kah kibla, por nëse ai përpiqet për këtë dhe kupton se ka gabuar, ai s'duhet ta përsërisë namazin. Nuk themi që detyrimi për t'u kthyer kah kibla nuk merret parasysh, porse ai duhet të kthehet kah kibla dhe duhet të përpiqet shumë për ta arritur këtë. Nëse ai bën gjithçka që është në mundësitë e tij e pastaj kupton se ka gabuar, ai s'duhet ta përsërisë namazin. Dëshmi për këtë është fakti që Sahabët, të cilët nuk e dinin se kibla kishte qenë ndryshuar kah Ka'ba, ishin duke falur namazin e sabahut një ditë prej ditësh në xhaminë e Kubas, kur një njeri erdhi dhe tha:"Kur'ani i është shpallë në këtë natë të dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam] dhe ai është urdhëruar të kthehet kah Ka'ba, kështu që kthehuni kah ajo". Ata ishin të kthyer kah Siria dhe u kthyen kah Ka'ba. [Transmetuar nga el- Buhari, 304; Muslim, 526]

Pasi që Ka'ba kishte qenë pas tyre, ata e vendosën përpara tyre. Pra ata u kthyen por vazhduan të faleshin. Kjo ndodhi në kohën e të dërguarit të Allahut [salallahu alejhi ue selam] dhe ai nuk e ka dënuar këtë. Kështu që sipas sheriatit, nëse një person bën gabim në të drejtuarit kah kiblapër shkak se nuk e di këtë, ai s'duhet ta përsërisë namazin; nëse e merr vesh këtë [se është drejtuar gabimisht], madje edhe gjatë faljes, atëherë ai duhet të kthehet kah kibla.

Kthimi kah kibla është një nga kushtet e namazit pa të cilin namazi s'është i vlefshëm, përveç në tre rastet e përmendura më lart, po të mos bëjë personi ndonjë gabim pasi të përpiqet aq sa ka mundësi për të ditur se në cilin drejtim është kibla.

## Lëvizja e gishtit apo të treguarit me të pa e lëvizur në

*shejh AbduRrezak Afifij*

Pyetje: Lidhur me lëvizjen e gishtit tregues [të dorës së djathtë] në pozitën e *teshehudit*, a duhet që gishti të lëvizet, apo mjafton që vetëm të tregojmë me të [kah kibla], pa e lëvizur?

Përgjigje: Të dyja këto janë nga Suneti i pejgamberit [salallahu alejhi ue selam], kurse më mirë është të lëvizet.

## Lëvizja e gjuhës gjatë recitimit të Kur'anit

*ibn Uthejmin*

Pyetje: A është obligim të lëvizet gjuha, kur të recitohet Kur'ani në namaz, apo mjafton të thuhet me zemër?

Përgjigje: Recitimi duhet të bëhet me gjuhë. Nëse personi reciton [vetëm] me zemër në namaz, kjo nuk mjafton. E njëjta gjë vlen për të gjitha dhikret tjera, pra, nuk është e mjaftueshme të recitohet vetëm me zemër, por është e nevojshme të lëvizen gjuha dhe buzët. Sepse ato janë fjalë

që duhet thënë, dhe kjo mund të arrihet vetëm nëpërmjet lëvizjes së gjuhës dhe të buzëve.

## Lidhur me namazin gjatë udhëtimit

*shejh Muhamed ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Cila është largësia në të cilën një udhëtar mund ta shkurtojë namazin? A është e lejueshme bashkimi i tyre më parë sesa shkurtimi i tyre?

Përgjigje: Largësia në të cilën namazet shkurtohen, siç e kanë caktuar disa dijetarë, është rreth 83 kilometra. Të tjerë dijetarë kanë thënë se kjo largësi është ajo çfarë konsiderohet si udhëtim nga tradita [e një vendi], edhe nëse udhëtari nuk udhëton më shumë se 80 kilometra. Dhe çfarë nuk konsiderohet udhëtim nga njerëzit, atëherë kjo nuk është udhëtim, edhe nëse mbërrin 100 kilometra.

Opinioni i fundit është opinioni i shejh el-Islam ibn Tejmije, rahimehullah, dhe kjo për shkak se Allahu nuk ka caktuar një largësi të veçantë, në të cilën lejohet shkurtimi i namazeve, dhe këtë se ka bërë as pejgamberi [salallahu alejhi ue selam].

Enes ibn Malik, radijallahu anhu, ka thënë:"Pejgamberi, kurdo që udhëtonte 3 *ferasikh* [masë gjatësie; rreth 5 km], e shkurtonte namazin në dy rekate".

Thënia e shejh el-Islam ibnTejmije ka gjasa më shumë të jetë e sakta. Po ashtu, nuk prish punë, kurdo që ka dallime rreth asaj çfarë konsiderohet udhëtim sipas traditës, nëse personi vepron sipas vendimit të largësisë së caktuar, sepse ky është opinion i disa dijetarëve. Pra, kjo s'prish punë, nëse do Allahu. Për sa kohë që çështja mbetet e pacaktuar, veprimi sipas asaj që konsiderohet udhëtim sipas traditës [së atij vendi], është opinioni i saktë.

Për sa i përket "a është e lejueshme bashkimi i tyre më parë sesa shkurtimi i tyre?", themi:

Bashkimi i namazeve nuk ka të bëjë me shkurtimin, por ka të bëjë me nevojën. Kështu, kurdo që një person ka nevojë t'i bashkojë, qoftë udhëtar apo jo, le t'i bëjë bashkë. Njerëzit i bashkojnë namazet, për shkak të shiut, i cili do t'i pengonte të ktheheshin në xhami. Po ashtu, njerëzit I bëjnë bashkë namazet, nëse ka dimër të ashpër e të ftohët, nga i cili do të vështirësohej shkuarja në xhami. Dhe bashkohen [namazet], nëse ka frikë për humbje të pasurisë apo ndonjë dëm në të, apo të ngjashme me këtë. Është transmetuar nga Ibn Abas, radijallahu anhu, të ketë thënë:

"Pejgamberi i ka bërë bashkë namazin e drekës me të ikindisë dhe namazin e akshamit me të jacisë pa ekzistuar ndonjë frikë apo shi".
Ata pyetën:"Përse e bëri këtë?". Ai tha që këtë e bëri me qëllim që të mos i rëndojë umetin, domethënë, nuk ka dashur t'ua vështirësojë në mënyrë që ata do ta linin faljen me xhemat.
Pra ky është kushti: kurdo që një person ka vështirësi, gjë që do ta bënte atë ta lë faljen me xhemat, atëherë ai bën t'i bashkojë. Nëse s'ka vështirësi, ai nuk i bashkon. Mirëpo, mbas gjase, udhëtimi do ta vështirësonte faljen me xhemat. Meqë puna qëndron kështu, atëherë është e lejueshme për udhëtarin t'i bashkojë namazet, qoftë gjatë udhëtimit apo kur ndalet [në destinacionin e tij]. Nëse është në udhëtim e sipër, atëherë është e pëlqyeshme të bashkohen; nëse ka mbërritur destinacionin, është e pëlqyeshme të mos i bashkojë.
Përjashtim nga kjo bën rasti kur një person ka mbërri në destinacionin dhe aty falet namazi me xhemat. Atëherë, është e obligueshme falja me xhemat. Në këtë rast, ai nuk i bashkon e as nuk I shkurton namazet. Mirëpo, nëse i humb falja me xhemat, ai i shkurton namazet dhe nuk I bashkon, përveç nëse ka nevojë për t'i bashkuar [për ndonjë arsye].

## Ndërprerja e namazit, për shkak të ndërprerjes së rrymës

*Shejh Bin Baz*

Pyetje: Një grup njerëzish falën namazin e xhumasë, në bodrum të xhamisë, dhe, ndërsa po faleshin, u ndërpre rryma, kështu që s'mund ta dëgjonin zërin e imamit. Njëri ndër ta doli dhe I udhëhoqi të tjerët për namaz. Cili është vendimi në lidhje me këtë namaz, duke e ditur që ai e përfundoi namazin sikur të ishte i xhumasë? Cili do të ishte vendimi po të mos dilte asnjëri prej tyre për t'i udhëhequr? A duhet që secili ta kryejë namazin veçmas? Nëse kjo është e lejueshme, a duhet që ata ta përfundojnë namazin si namaz të Drekës apo si të xhumasë, meqë kanë dëgjuar hatibin, kanë filluar të falen me imamin dhe kanë falur një rekat, së bashku me të?
Përgjigje: Nëse është kështu, siç e përshkroi pyetësi, atëherë namazi i tyre është në rregull, sepse kushdo që e zë një rekat të xhumasë, ai e ka mbërri xhumanë, siç qëndron në një hadith të vërtetë, nga i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam. Edhe nëse askush s'do të dilte për t'i udhëhequr dhe secili të falte namazin veçmas, kjo do të mjaftonte, mu si në rastin e atij që i bashkëngjitet vonë namazit: fal, me imamin, atë çfarë mbërrin, pastaj e plotëson pjesën tjetër, i vetëm, për shkak të kuptimit të përgjithshëm të fjalëve të Pejgamberit, salallahu alejhi ue selam:"Kushdo që e zë një rekat të namazit, ai e ka mbërri namazin".

## Ndërprerja e namazit

Pyetje: Nëse dikush troket në derë ndërsa falem, dhe askush s'gjendet në shtëpi veç meje, çfarë duhet të bëj?
Përgjigje: Nëse namazi është vullnetar, kjo është shumë më e lehtë meqë asgjë nuk të pengon nga ndërprerja e namazit dhe të shikosh se kush është tek dera. Mirëpo, nëse kemi të bëjmë me namaz të detyrueshëm, atëherë ju s'duhet ta ngutni namazin, përveç nëse është diçka e

rëndësishme dhe keni frikë se do t'ju humbasë. Nëse ka mundësi, ju mund ta alarmoni personin tek dera se jeni i zënë me namaz, duke thënë SubhaneAllah për meshkujt apo duke duartrokitur për femrat [me pëllëmbën e dorës së djathtë në shpinën e pëllëmbës së dorës së majtë], kjo do të mjaftojë. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Po që se ndodh diçka gjatë namazit, meshkujt duhet të thonë SubhaneAllah dhe femrat duhet të duartrokasin".

Nëse keni mundësi t'ia bëni me dije personit tek dera se jeni në namaz, meshkujt duke thënë SubhaneAllah dhe femrat duke duartrokitur, atëherë ju duhet ta bëni këtë. Mirëpo, nëse kjo s'do të ndihmojë ngaqë dera është tepër larg dhe personi s'do t'ju dëgjojë, atëherë s'prish punë nëse e ndërprisni namazin, veçanërisht nëse është namaz vullnetar. Nëse është namaz i detyrueshëm, ju duhet ta bëni këtë vetëm nëse pritet që kjo të jetë diçka tepër e rëndësishme. Në këtë rast, ju mund ta ndërprisni namazin dhe pastaj ta përsëritni atë nga fillimi.

Të gjitha falënderimet i takojnë Allahut.

## Ndryshimi i nijetit gjatë namazit, nga nafilja [namazi I vullnetshëm] në farz

En-Neueui [Allahu e mëshiroftë] ka thënë në *el-Mexhmu* [4/183-184]:"El-Mewardi ka thënë:'Ndryshimi i nijetit nga një namaz në tjetrin ka disa kategori:

1- ndryshimi i nijetit nga një namaz farz në tjetrin, gjë që nuk është e vlefshme;

2- ndryshimi i nijetit nga një namaz i rregullt nafile në tjetrin, si p.sh. nga *uitri* në sunetin e sabahut, gjë që nuk është e vlefshme;

3- ndryshimi nga namazi nafile në një namaz farz, gjë që nuk është e vlefshme, etj."

Shejh Ibn Uthejmin [Allahu e mëshiroftë] qe pyetur rreth njeriut që ka filluar të falet, pastaj i është kujtuar se nuk e kishte falur akshamin, kështu që e ndryshon nijetin për namazin e akshamit. A është e vlefshme kjo?

Përgjigje: Kjo nuk është e vlefshme, sepse nijeti për ndonjë akt të veçantë të adhurimit duhet të bëhet që në fillim, para se të fillohet me të. Nëse ai e bën nijetin gjatë aktit, kjo nënkupton se një pjese nga ajo çfarë ka bërë para se ta bënte nijetin e ri, i mungon nijeti për bërjen e namazit që po e nis, dhe pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Veprat njehen sipas qëllimit, dhe çdo njeriu do t'i takojë ajo që ka pasur për qëllim".

Pra, pyetësi duhet ta përsëris namazin e akshamit".

## Ngritja e njërës apo dy shputave nga toka ndërsa jemi në sexhde

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: I nderuari shejh, po vërej disa njerëz që, ndërsa janë në sexhde, ata ngritin një nga shputat apo edhe të dyja. Cili është vendimi lidhur me këtë veprim?

Përgjigje: S'është e lejueshme për atë që gjendet në sexhde të ngrejë nga toka ndonjë nga shtatë

pjesët e kërkuara [të trupit], sepse pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:

"Jam urdhëruar të bëj sexhde me shtatë pjesë [të trupit]: Në pjesën e hundës dhe të ballit, dhe

ai tregoi me dorë nga hunda e tij; në shuplakat e duarve, në gjunjë dhe në majat e gishtave të këmbës".

Kështu që nëse ndokush ngre një shputë apo të dyja, apo njërën dorë apo të dyja, apo ngre hundën apo ballin apo të dyja, atëherë me siguri sexhdeja e tij është anuluar dhe nuk llogaritet,

dhe nëse sexhdeja i anulohet, atëherë vërtet i gjithë namazi i është anuluar.

## Ndërsa falim namazin vullnetar fillon namazi me xhemat [farz]

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Shejh i nderuar, ç'është opinioni përsa i përket situatës kur jemi duke falur namazin vullnetar dhe fillon namazi me xhemat?

Përgjigje: Opinioni i përgjithshëm për sa i përket namazit vullnetar, është se nëse namazi me xhemat fillon ndërsa jeni në rekatin e dytë [të fundit], atëherë ju duhet më shpejt ta kryeni atë, e nëse jeni në rekatin e parë, atëherë ju duhet ndërpriteni namazin vullnetar [për t'iu bashkëngjitur namazit farz me xhemat].

## Përngjasimi i namazit të vitrit me atë të akshamit

*shejh Ibn Uthejminit,*

Pyetje: Keni shkruar në artikullin "Namazi i natës gjatë ramazanit" se pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, e ka ndaluar faljen e witrit me tre rekate, dhe e shpjeguat këtë duke thënë:"Mos e bëni të ngjashëm me namazin e akshamit. Pra, personi që dëshiron ta falë litrin me tre rekate, duhet të gjejë një mënyrë që e dallon atë [nga namazi i akshamit]. Ka dy mënyra për ta bërë këtë: ose duke dhënë selam pas dy rekateve të para, që është mënyra më e mirë; ose duke mos u ulur pas dy rekateve të para".

Unë, po ashtu, fali tre rekate në witr, por e dalloj nga namazi i akshamit duke i ngritur duart për tekbir përpara lutjes së kunutit. A është me vend kjo?

Përgjigje: Qoftë i lavdëruar Allahu. Para se të përgjigjem në këtë pyetje, do të donim të thoshim se e çmojmë etjen tuaj për pasimin e Sunetit, dhe e lusim Allahun të na bëjë ne dhe juve ta dëgjojmë fjalën dhe ta pasojmë atë si duhet.

Çfarë thatë ju – Allahu ju udhëzoftë -, në lidhje me qëllimin për ta dalluar witrin duke ngritur duart për tekbir përpara lutjes së *kunutit*, s'është ajo që është menduar me ndalimin e pejgamberit në hadith, të transmetuar nga el-Hakim [1/304], nga el-Bejheki [3/31] dhe nga el- Darekutni [f.172], dhe i cili është cilësuar si sahi nga el-Hakim, sipas kushteve të el-Buharit dhe të Muslimit. Sipas këtij hadithi, pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:

"Mos e falni witrin në mënyrë që t'i ngjajë namazit të akshamit".

Çfarë ka menduar ai, salallahu alejhi ue selam, dhe dijetarët e kanë shpjeguar, është se ne s'duhet të ulemi në *teshehudin* e parë në mënyrën të njëjtë si në namazin e akshamit.

Shiko Fet'h el-Bari të Ibn Haxher [4/301]. El-Hafidh ka thënë:"Zinxhiri i tij është sahi, sipas kushteve të el-Buharit dhe të Muslimit. Shiko, po ashtu, *Awn el-Ma'bud*, komentim i hadithit

nr.1423; *Salat el-Terauije* nga shejh el-Albani, f.97.
Ngritja e duarve për tekbir përpara thënies së lutjes së *kunutit*, nuk e bën dallimin, sepse ka katër vende në të cilat duart duhet të ngrihen gjatë namazit:
- kur të thuhet tekbiri i parë
- kur të biem në ruku
- kur të ngrihemi nga rukuja
- kur të ngrihemi pas *teshehudit* të parë

Nuk është ligjëruar që adhuruesi t'i ngrejë duart në ndonjë vend tjetër veç këtyre katër pikave.

## Përse falen namazet sunet para namazeve farze

Pyetje: Përse falen namazet sunet para farzeve, si psh në namazin e sabahut, të drekës, të ikindisë. etj.
Përgjigje:
Shejh AbduAziz bin Baz ka thënë:"Ka shumë dobi në këto namaze dhe kryerja e tyre rregullishtështë një prej mënyrave për të hyrë në xhennet, së bashku me kryerjen e namazeve farze [të detyrueshme] dhe largimin nga gjërat e ndaluara. Pra, këto janë të vullnetshme, jo të detyrueshme. Por, siç thuhet në një hadith, namazet farze plotësohen nga këto. Këto namaze janë prej mënyrave të arritjes së dashurisë së Allahut dhe bërja e tyre është ndjekje e shembullit të pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]. Kështu, besimtari duhet t'u kushtojë vëmendje dhe t'I falë ato rregullisht, ashtu siç ka vepruar pejgamberi me Sunetin e namazit të duhasë, namazit të natës dhe witrin. Pra, besimtari duhet të jetë i vëmendshëm ndaj të gjitha këtyre". [*Fetaua el-*

Shejh Muhamed el-Muhtar el-Shankiti ka thënë:"Namazet e rregullta sunet janë urdhëruar për arsye të rëndësishme. Nëse adhuruesi fillon menjëherë me namazin farz, përqendrimi dhe vëmendja e tij është më e pakët sesa do të ishte po të falte namazin sunet para atij të farzit, siç është rasti me namazin e drekës. Në kohën e namazit të drekës, njerëzit janë të lodhur dhe të hutuar, për shkak të punës së tyre dhe ashpërsisë në kërkimin për bukën e gojës. Kështu, nëse ata fillojnë të falen menjëherë pasi të vijnë nga punët e tyre, do të jenë më pak të përqendruar sesa po t'ia fillonin me namazin sunet dhe, më pas, të falnin namazin farz.
Adhurimi e qetëson njeriun dhe e bën atë më të përqendruar, dhe kjo mësohet nga praktika e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]. Kur ai donte të falte namaz të natës, fillonte me dy rekate të shkurtra, dhe është thënë: Sepse kjo e përgatitë personin për namaz të gjatë dhe ndihmon për përqendrimin e duhur. Suneti i rregullt shërben për të njëjtin qëllim.
Kjo, po ashtu, ndodh kur personi vonohet për namaz, apo vjen teksa thirret ikameti. Kur ai fillon të falet, nuk do të ketë përqendrimin e njëjtë si po të vinte mes ezanit dhe ikametit dhe të falte namazin e rregullt sunet dhe ta kujtonte Allahun. Një veprim i mirë çon te tjetri veprim i mirë, kështu që, pas namazit sunet, do të shihni se personi është më i qetë dhe më i përqendruar, çka bën që ai të jetë më i aftë për faljen e namazit farz me vëmendjen e duhur. Kjo vlen, nëse namazi i rregullt sunet vjen para farzit.

## Falja e namazit përpara imamit

Ibn Uthejmin

Pyetje: A është e lejueshme për një pjesëmarrës të xhematit të qëndrojë përpara imamit [në namaz]?

Përgjigje: Pikëpamja e saktë është se, është e detyrueshme që imami të qëndrojë përpara dhe s'është e lejueshme për një pjesëmarrës të xhematit [kongregacionit] të qëndrojë përpara imamit, ngaqë imami do të duhej të jetë një shembull dhe vendi i tij është përpara pjesëmarrësve të xhematit. Pra, s'është e lejueshme që një person të falë namaz përpara imamit. Pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, falej përpara sahabëve, Allahu qoftë i kënaqur me ta, dhe bazuar në këtë, namazi i atyre që falen përpara imamit nuk njehet, dhe ata duhet ta përsërisin namazin.

Por, disa dijetarë kanë bërë përjashtim në rastet e domosdoshmërisë, siç është rasti kur xhamia është e vogël dhe s'ka hapësirë të mjaftueshme për çdonjërin; në këtë rast, ata duhet të falen në të djathtë dhe në të majtë të imamit, si dhe përpara tij dhe pas tij, për shkak të domosdoshmërisë.

## Pytetje dhe pergjigje rreth neglizhimit te namazit

1. Është pyetur dijetari i madh, imam Ibën Bazi (Allahu e mëshiroftë!): Cili është gjykimi në lidhje me atë person i cili e dëgjon ezanin dhe nuk shkon në xhami, megjithëse ai në shtëpi ose në vendin e tij të punës i fal të gjitha namazet?

Përgjigje: Një gjë e tillë nuk lejohet. Është detyrë mbi atë njeri i cili e dëgjon ezanin që t'i përgjigjet thirrjes, duke u bazuar në fjalën e të Dërguarit të Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) i cili thotë: "Kush e dëgjon ezanin dhe nuk vjen në xhami ai s'ka namaz përveç rastit kur ka arsye." Ibën Abasit (Allahu qoftë i kënaqur me të dy ata!) i thanë: "Kush konsiderohet arsye?" Tha: "Frika ose sëmundja." Një burrë i verbër erdhi tek i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) dhe tha:"O i Dërguari i Allahut, unë nuk kam ndonjë njëri i cili të më shoqëroj për në xhami. A më lejohet mua që të falem në shtëpi?" I Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) tha: "A e dëgjon thirrjen për në namaz?" Tha:"Po!" I Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) tha: "Atëherë përgjigju thirrjes". Pra, përderisa edhe të verbrit i cili nuk kishte shoqërues nuk iu dha leje, mosarsyetimi për të tjerët është më parësor. Atëherë është obligim për muslimanin që të nxitojë në faljen e namazit në kohën e përcaktuar dhe me xhemat. Në qoftë se ai banon larg (xhamisë) dhe nuk e dëgjon ezanin, atëherë i lejohet atij që të falet në shtëpi. Mirëpo, nëse ai e merr mundimin dhe bën të pamundurën për të shkuar në xhami, kjo padyshim që është shumë më mirë për të.

Është pyetur dijetari i madh, imam Ibën Bazi (Allahu e mëshiroftë!):"Transmetohet se Ibën Abasi (Allahu qoftë I kënaqur me të dy ata!) është pyetur për atë person i cili falet natën dhe agjëron ditën, porse nuk prezanton në namazin e xhumasë dhe në namazin me xhemat. Ibën Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të dy ata!) tha: "Ai është në zjarr." Ç'mund të thoni në lidhje me saktësinë e këtij hadithi? Shejhu (Allahu e mëshiroftë!) u përgjigj: "Kjo fjalë është e njohur nga Ibën Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të dy ata!) dhe është vërtetuar që është

prej fjalëve të tij. Dhe kjo tregon se mosprezantimi në namazin e xhumasë dhe të namazit me xhemat është prej shkaqeve e futjes në zjarr.

2. Shejhu i nderuar, Ibën Uthejmin (Allahu e mëshiroftë!) është pyetur për personin i cili fle në kohën e namazit të sabahut dhe nuk e fal atë vetëm se pas lindjes së diellit pak para shkuarjes së tij për në punë. E nëse i atij thuhet: Kjo që vepron ti nuk lejohet. Ai thotë: "Është ngritur lapsi prej tre personave." Prej tyre: "Nga personi që fle derisa të ngrihet." Ky është "argumenti" i tij I përhershëm.
Shejhu u përgjigj: Këtë person pyete dhe thuaji: Si mendon sikur puna jote të fillonte rreth gjysmë ore para lindjes së diellit, a do të ngriheshe apo do thoshe: Është ngritur lapsi prej tre personave? Përgjigja e tij do të ishte se do të ngrihej. Atëherë thuaji: Nëse do të ngriheshe për punën tënde në dunja, atëherë pse nuk ngrihesh për punën tënde të ahiretit?! Pastaj, personi prej të cilit është i ngritur lapsi, është ai i cili nuk ka kush që ta zgjojë dhe nuk ka mundur që të gjej diçka me anë të së cilës të jetë në gjendje që të zgjohet. Ndërsa ai i cili e ka njërën nga këto mundësi për t'u ngritur si p.sh. orë me zile dhe të tjera përveç saj, atëherë ai nuk është i arsyetuar. Dhe është detyrë për këtë që të pendohet tek Allahu i Lartësuar dhe të përpiqet me të gjitha forcat në mënyrë që të ngrihet herët në mëngjes e të falë namazin e sabahut me xhemat.

3. Shejhu i nderuar, Ibën Uthejmin (Allahu e mëshiroftë!) është pyetur për gjykimin e atij që e lë namazin e sabahut dhe ai e dëgjon muezinin të thotë *Es Salatu hajrun minen neum*/Namazi është më i mirë se gjumi?
Shejhu u përgjigj: Ishte më parësore për pyetësin që të thoshte: Cili është gjykimi në lidhje me atë person i cili e lë namazin me xhemat dhe ai e dëgjon muezinin të thotë *Hajja alas Salah*. Në mënyrë që pyetja e tij të përfshijë si namazin e sabahut ashtu edhe namazet e tjera, sepse fjala e muezinit *Hajja alas Salah* është më domethënëse sesa *Es Salatu hajrun minen neum*. Për shkak se thënia *Es Salatu hajrun minen neum* nuk është shtyllë prej ezanit, ndërsa *Hajja alas Salah* është shtyllë e tij. E rëndësishme është se nuk i lejohet askujt prej burrave që e dëgjon muezinin të thotë *Hajja alas Salah*, të vonohet në përgjigjen ndaj tij, vetëm se duke pasur arsye sheriati. Është transmetuar saktësisht se tek i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) erdhi një i verbër dhe i tha:"O i Dërguari i Allahut, unë jam i verbër e nuk kam asnjë shoqërues që të më shoqërojë për në xhami". I Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) i dha leje atij. Ndërkohë që ai u nis të largohej, i Dërguari e thirri atë dhe i tha: "A e dëgjon ezanin?" Tha:"Po!" Tha (i Dërguari i Allahut!): "Atëherë përgjigju atij."3 Ky është argument I qartë i cili vërteton se është obligim për burrin që kur e dëgjon muezinin t'i përgjigjet thirrjes së tij.

4. Dijetari i madh, Ibën Baz (Allahu e mëshiroftë!) është pyetur: Duke u nisur prej përvojës tuaj të gjatë në fushën e davas, cila është mënyra më e mirë e thirrjes për tek Allahu?
Përgjigje: Mënyra më e mirë e thirrjes është ajo që ka sqaruar Allahu i Madhëruar në Kuran dhe që gjendet e qartë në Sunetin e të Dërguarit të Tij (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!).
Allahu i Madhëruar thotë: "Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira."{En

Nahl, 125}. Po ashtu, i madhëruari thotë: "Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do shkapërderdheshin prej teje."{Al Imran, 159}.
Allahu i Madhëruar, në lidhje me Musain dhe Harunin, kur Ai i dërgoi tek faraoni, thotë: "Atij I thoni fjalë të buta, ndoshta ai mendohet a frikësohet."{Ta Ha, 44}. Thirrësi duhet të përzgjedhë metodën më të mirë dhe urtësinë gjatë thirrjes së tij për në rrugë të Allahut. Ajo është dija me atë çfarë ka thënë Allahu i Lartësuar dhe çfarë ka ardhur në hadithet e Profetit fisnik (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!). Gjithashtu rëndësi të madhe ka edhe këshillimi i mirë si dhe fjalët e zgjedhura, të cilat ndikojnë thellë në zemër duke i përkujtuar asaj vdekjen dhe botën tjetër, xhenetin dhe zjarrin. Të gjitha këto bëjnë që zemra ta pranojë thirrjen, t'i jepet asaj dhe të përqendrohet në atë që thirrësi thotë. Në qoftë se ndodh që ai të cilit i bëhetthirrja të paraqesë ndonjë dyshim që mund të ketë, atëherë duhet që thirrësi t'ia qartësojë atë (dyshimin) në mënyrën më të mirë.
Thirrësi nuk duhet që dyshimin ta largojë me ashpërsi dhe as me egërsi, por gjithnjë me atë që është më e mirë. E mira është që ai ta përmendë dyshimin, pastaj me anë të argumenteve ta eliminojë atë pa u lodhur, pa u dobësuar, pa u nevrikosur në atë mënyrë, e cila do ta bënte atë që thirret ta refuzojë thirrjen. Përkundrazi, thirrësi duhet të përzgjedhë mënyrën më të mirë, sqarimin më të mirë dhe argumentet më të përshtatshëm. Ai duhet të jetë i durueshëm ndaj çdo gjëje që mund t'i shkaktojë nervozizëm, duke u përpjekur që ta paraqesë këshillën me qetësi dhe butësi, se ndoshta Allahu i Madhëruar e bën të dashur thirrjen e tij në zemrën e të thirrurit.

## Shejh Bin Bazi (rahimehullah) dhe recitimi i el-Fatihas prapa Imamit

Pyetje: Mendimet e dijetarëve janë të ndryshme lidhur me recitimin e atij që udhëhiqet (në namaz) prapa Imamit (udhëheqësit në namaz). Pra, çfarë është qëndrimi korrekt në lidhje me këtë? A është e obligueshme për të (personin i cili udhëhiqet) që ta recitojë el-Fatihan? Dhe kur duhet ai ta recitojë atë nëse Imami nuk heshtë që t'iu lejojë pasuesve ta recitojnë atë? Dhe a është bërë ligj për Imamin që të heshtë pasi ta thotë Fatihan që t'iu japë pasuesve rast për ta recituar Fatihan?
Përgjigje: Qëndrimi korrekt është ai se është obligim për pasuesit që ta recitojnë Fatihan në të gjitha namazet e tyre, qoftë ai namaz i heshtur apo namaz me zë. Kjo bazohet në deklaratën e përgjithshme të Pejgamberit (sallallahu alejhi ue selam):
"Nuk ka namaz për atë i cili nuk e reciton Fatihan (Çeljen) e Librit." (el-Buhari dhe Muslim)
Po ashtu për shkak të thënies së Imam Ahmedit me zinxhir Sahih të transmetimit.
Vendimi në lidhje me këtë është ai se, personi e reciton atë (Fatihan) gjatë kohës kur Imami është i heshtur. Dhe nëse Imami nuk heshtë, atëherë personi duhet të recitojë edhe nëse Imami reciton, pastaj (pas Fatihas) ai duhet të dëgjojë (recitimin e Imamit). Ky përjashtim është për shkak të dëshmisë gjenerale e cila tregon se është obligim që të dëgjohet me vëmendje recitimi I Imamit. Sidoqoftë, nëse personi i udhëhequr e harron Fatihan, apo e lë atë për shkak të injorancës, apo ai beson se kjo s'është obligim, atëherë nuk ka mëkat për të. Sipas shumicës së dijetarëve, recitimi i Imamit do të mjaftojë për të.

Ngjashëm është edhe situata kur personi vjen në namaz derisa Imami është në ruku. Ai bie në ruku së bashku me Imamin dhe rekati i tij konsiderohet të jetë i plotë me atë të Imamit. Ai po ashtu nuk e reciton Fatihan në këtë situatë, edhe pse ai nuk e ka mbërri recitimin e Imamit. Kjo është për shkak të asaj që është vërtetuar në hadithin e Ebi Bekre eth-Thekefi (radiallahu anhu), kur ai erdhi te Pejgamberi (sallallahu alejhi ue selam) derisa ai ishte në ruku (në namaz), kështu që Ebi Bekre u përkul jashtë rreshtit (safit) pastaj hyri në rresht (pasi që tashmë ishte përkulë).
Kur Pejgamberi (sallallahu alejhi ue selam) dha selam që ta përfundojë namazin, ai i tha Ebi Bekres, "Allahu ta shtoftë përkushtimin, por mos vepro kështu prapë." Dhe Pejgamberi (sallallahu alejhi ue selam) nuk e ka urdhëruar atë që ta përsërisë rekatin. Kjo është transmetuar nga el-Buhari në Sahih.
Domethënia e thënies së Pejgamberit (sallallahu alejhi ue selam), "Mos vepro kështu prapë", është ju s'duhet ta përsëritni aktin e përkuljes jashtë rreshtit. Prej kësaj është e njohur se vendimi për atë që hyn në xhami derisa Imami është në ruku, është se ai nuk duhet të bie në ruku para se ta mbërrijë rreshtin e namazit. Në të kundërtën, ai duhet të pres derisa t'ibashkohet rreshtit, edhe nëse nuk e mbërrin rukunë. Kjo është për shkak të thënies së Pejgamberit (sallallahu alejhi ue selam):
"Kur të vini në namaz, ejani duke ecur, dhe ju duhet ta bëni këtë në mënyrë të qetë, dhe atë që e mbërrini nga namazi, faleni, ndërsa çfarëdo që nuk e mbërrini, plotësojeni atë." (El-Buhari dhe Muslim)
Në lidhje me hadithin:
"Kushdo që ka Imam, recitimi i Imamit është edhe recitimi i tij."
Ky është hadith i dobët dhe dijetarët nuk e përdorin këtë si dëshmi. Po ashtu, edhe sikur ky hadith të ishte autentik, Fatiha është përjashtim nga kjo, me kombinimin e kuptimit të dy haditheve.
Në lidhje me aktin e pauzimit pas Fatihas, nuk ka ndonjë transmetim autentik në lidhje me këtë, me sa di unë. Megjithatë, kjo është një çështje e gjerë, nëse do Allahu. Kështu, kushdo që e bën këtë (pauzon pas Fatihas) nuk prish punë, dhe kushdo që nuk pauzon, po ashtu s'ka problem as në këtë. Asgjë s'është transmetuar nga Pejgamberi (sallallahu alejhi ue selam) në lidhje me këtë, me sa di unë. Janë vetëm dy periudha të heshtjes të vërtetuara nga Pejgamberi (sallallahu alejhi ue selam). Njëra prej tyre është hapja – Tekbiri, në të cilën është bërë ligj që personi të thotë lutjen për ta filluar namazin. Heshtja e dytë është pasi që personi ta kryen recitimin dhe para se të bie në ruku. Kjo është një periudhë e shkurtër e cila e ndan recitimin dhe Tekbirin. Dhe Allahu është Dhurues i suksesit.

## Recitimi i tekbirit të parë në heshtje gjatë namazit në të cilin Kurani recitohet me zë

Pyetje: Nëse e them tekbirin e parë në heshtje gjatë namazit në të cilin Kur'ani duhet të recitohet zëshëm, a është i vlefshëm namazi im?
Ibn Kudame ka thënë në *el-Mugnij*:"Adhuruesi duhet ta dëgjojë veten [dmth kur ta thotë tekbirin], qoftë kur ai udhëheq në namaz apo ndryshe, përveç nëse ka ndonjë problem, si të qenit i shurdhër apo diçka që e pengon nga dëgjimi, në të cilin rast ai duhet ta bëjë këtë sikur të dëgjonte apo sikur të mos kishte ndonjë pengesë. Sepse dhikri është diçka që duhet të

bëhet gojarisht dhe s'mund të ketë thënie pa zë/tingull, ndërsa zë është ajo çfarë mund të dëgjohet dhe dëgjuesi më i afërt është vetë ai. Kështu, nëse ai s'mund ta dëgjojë veten, nuk mund të di nëse e ka thënë fjalën. S'ka dallim mendimesh mes burrave dhe grave në këtë çfarë thamë".

En-Neueui ka thënë në *el-Mexhmu'*[3/256]:"Forma më e pakët e recitimit në heshtje është që personi ta dëgjojë veten, nëse ka dëgjim të shëndoshë dhe s'ka ndonjë problem, si zhurma përreth apo të ngjashme me këtë. Kjo është e përgjithshme në kuptim dhe vlen për recitimin/këndimin, tekbirin, tesbihun kur biem në ruku, teshehudin, selamin dhe duatë, qoftë në namazin e detyrueshëm apo në nafile. Asgjë nuk njehet po që se personi s'mund ta dëgjojë veten, nëse ai ka dëgjim të shëndoshë dhe s'ka ndonjë problem tjetër".

El-Merdeui ka thënë në *el-Insaaf* [2/44]:"... Dhuruesi duhet të recitojë zëshëm në namazet në të cilat Kur'ani recitohet me zë dhe të thotë tekbirin e kështu me radhë, në mënyrën që ia mundëson ta dëgjojë veten. Ky është opinioni jonë dhe i bashkëkohësve tanë, dhe ky është qëndrimi i shumicës prej tyre. Shejh Tekij ed-Din [Ibn Tejmije] e ka parapëlqyer opinionin se është e mjaftueshme të formohen shkronjat, edhe nëse personi s'mund ta dëgjojë veten... Them: e parapëlqej këtë opinion".

Shejh ibn Uthejmin ka thënë në *Sherh el-Mumti'*[3/25]:"Ka dallim mendimesh rreth kësaj... Opinioni e saktë është se s'është me rëndësi që personi të dëgjojë veten, sepse dëgjimi është diçka shtesë në thënie dhe në të folur. Dhe, nëse diçka është shtesë ndaj asaj që përmendet në Sunet, atëherë ai që e thotë këtë, duhet të ofrojë dëshmi. Bazuar në këtë, nëse një person është I sigurt se i ka shqiptuar fjalët si duhet, por nuk e ka dëgjuar veten, qoftë për shkak se ka dëgjim të dobët apo për shkak të zhurmës përreth tij, apo ndonjë arsye tjetër, atëherë opinion i saktë është se të gjitha fjalët e tij janë të pranueshme dhe ai s'duhet të bëjë më shumë se çfarë tregohet nga teksti, që është e folmja".

## Sehvi sexhde në namazet nafile

*Dijetari i madh, imam Ibën Bazi (Allahu e mëshiroftë!)*

Pyetje: A është sehvi sexhdja e ligjëruar në namazin *nafile* dhe në sunetet *er ravatib* ashtu siç është (e ligjëruar) dhe në farze?1 Përgjigje: Sehvi sexhdja është e ligjëruar në të gjitha namazet *nafile* apo në farzet në përgjithësimin e haditheve.

## Sexhdeja me turban/kapuç

*Shejh ibn Uthejmin*

Pyetje: Cili është vendimi mbi adhuruesin që bie në sexhde dhe vendos turbanin/kapuçin si mbrojtës mes tij dhe tokës?

Përgjigje: Namazi i këtij adhuruesi nuk prishet, por ai nuk duhet ta përdorë turbanin/kapuçin si mbrojtje nga toka, përveç në rast nevoje, si p.sh. kur toka është shumë e fortë, apo kur ka gurë që mund ta lëndojnë, apo kur ka gjemba. Në këto raste, s'ka gjë të keqe ta mbrojë veten me diçka që ai mbart, si turban apo teshë, sepse Enes bin Malik [radijallahu anhu] ka thënë:

"Ne faleshim me pejgamberin [salallahu alejhi ue selam] kur bënte shumë nxehtë dhe, nëse ndonjëri prej nesh s'mund ta vendoste ballin në tokë, e zgjeronte teshën dhe bënte sexhde në të".
Kjo tregon që është më mirë të lësh ballin të prekë tokën drejtpërdrejt, por s'ka gjë të keqe që njeriu ta mbrojë veten me diçka që ai mbart, si tesha apo turbani, nëse kjo është e nevojshme, për shkak se toka është tepër e nxehtë apo e ftohët, apo e palëmuar. Por, ai duhet të kujtojë se, po ashtu, është me rëndësi ta lë hundën ta prekë tokën në këtë rast, për shkak të hadithit nga Ibn Abasi [radijallahu anhu], i cili ka transmetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] të ketë thënë:"Jam urdhëruar të bëjë sexhde me shtatë eshtrat: me ballë – dhe tregoi me gisht nga hunda e tij -,me duar, me gjunjë dhe me gishtërinjtë e këmbëve".

## Shkurtimi i namazeve pa pasur frikë apo shi

*Shejkh Mukbil bin Hadij el Uadi'ij*

Pyetje: Transmetohet nga Ibn Abasi se Profeti, salallahu alejhi ue selem, kur erdhi në Medine, bashkoi ndërmjet drekës dhe ikindisë, si dhe ndërmjet akshamit dhe jacisë, pa arsye, thjesht për t'ia lehtësuar umetit të tij. A është i saktë ky hadithi? Nëse po, pse dijetarët e ndalojnë bashkimin e namazeve, nëse njeriu është i zënë me ndonjë punë ose është shumë i lodhur dhe dëshiron të pushojë?
Përgjigje: Hadithi është i saktë. Gjendet në dy *Sahihet* nga Ibn Abasi se Profeti, salallahu alejhi ue selem, bashkoi ndërmjet namazeve pa arsye frike apo shiu tetë regate (drekë dhe ikindi) dhe shtatë rekate (aksham dhe jaci). Ka prej dijetarëve siç është Tirmidhiu i cili në librin *el-Ilel* ka thënë:"Kuptimi i këtij hadithi është i bojkotuar. Kjo nuk është praktikuar nga asnjë (prej dijetarëve)".
Mirëpo, më parësor se ky mendim është të thuhet se ky hadith praktikohet njëherë në jetë ose dy apo tre herë, ose në situata të veçanta ku njeriu ka nevojë që të bashkojë mes dy namazeve.
Kurse që ky bashkim të bëhet zakon dhe fe, nuk është vërtetuar për të ndonjë argument. Ata që e ndalojnë bashkimin pa arsye, nganjëherë kanë dhe një hadith që e transmeton Tirmidhiu, ku thuhet:"Kush bashkon ndërmjet dy namazeve pa arsye, ka bërë gjynah të madh", por ky hadith është i dobët, sepse në të është transmetuesi Hanesh es-Sananij, i cili është i dobët.
Ajo që dihet me vërtetësi nga Profeti, salallahu alejhi ue selem, në këtë çështje, është transmetimi në Sunene nga Xhabiri se erdhi Xhibrili tek Profeti, salallahu alejhi ue selem, dhe e falën drekën kur dielli lëvizi nga zeniti, ikindinë kur hija e objektit ishte sa vetë objekti, akshamin kur perëndoi dielli, jacinë kur u zhduk kuqërrimi nga horizonti dhe sabahun kur u shfaq agimi. Pastaj i erdhi përsëri Xhibrili ditën e dytë dhe e fali drekën kur hija e objektit ishte sa vetë objekti, fali ikindinë kur hija e objektit u bë sa dyfishi i objektit, akshamin në të njëjtën kohë - në një transmetim tjetër thuhet:"Para zhdukjes së kuqërremes nga horizonti -, jacinë e vonoi dhe sabahun e fali kur u zbardh çdo gjë. Më pas, Xhibrili tha:"O Muhamed, namazi falet ndërmjet këtyre dy kohëve". Kjo është transmetuar nga Profeti, salallahu alejhi ue selem, dhe njihet nga praktika e tij. Allahu në Kuran ka thënë:
"Vërtet namazi është obligim i përcaktuar për besimtarët".

Nëse ndonjëherë rrallë është i zënë me ndonjë punë, lejohet. Por që ta praktikojë çdo ditë me pretendimin se është i zënë, kurrsesi jo. Patjetër, ai duhet ta falë çdo namaz në kohën e tij. Mirëpo, i qëndrojmë asaj që lejohet ndonjëherë, si psh njëherë në vit apo në dy vjet, apo njëherë në muaj. E rëndësishme është të theksohet parimi: Nëse në kohë pas kohe i ndodh një punë (hall, nevojë) që nuk manovron dot me të, lejohet t'i bashkojë.

## Shkurtimi i namazit, nëse personi ka dy shtëpi

*Shejkh Mukbil bin Hadij el Uadi'ij*

Pyetje: Një person ka dy shtëpi në dy fshatra të ndryshme me një distancë rreth 30 kilometra ndërmjet tyre. A i lejohet shkurtimi i namazit gjatë udhëtimit ndërmjet tyre?
Përgjigje: Nëse ai ka dy shtëpi në vende të ndryshme, atëherë, kur të jetë në shtëpinë e tij, e ka detyrë ta falë namazin të plotë - në secilën nga shtëpitë e tij në fshatrat e ndryshëm -, kurse, nëse e arrin koha e namazit gjatë rrugës, i lejohet ta shkurtojë namazin. Por, nëse vendos të heqë dorë
përfundimisht nga njëra shtëpi, atëherë konsiderohet udhëtar, siç veproi pejgamberi pas shpërnguljes nga Meka në Medine, ku e shkurtonte namazin, sepse hixhret do të thotë: lënia e atij vendi, për hir të Allahut. *Uallahul mustean.*

## Plotësimi i radhëve në namaz

*nga shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Si duhet të plotësohen radhët [safat] pas imamit – radha e parë dhe të tjerat radhë?
Përgjigje: Drejtimi i radhëve po ashtu do të thotë të parapëlqesh anën e djathtë mbi të majtën, por këtë s'duhet marrë në kuptimin absolut, si në rastin kur kemi të bëjmë me radhën e parë, ngaqë po të kishte qenë kusht absolut si në rastin kur kemi të bëjmë me radhën e parë, I dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] do të kishte thënë:"Plotësoni radhët nga ana e djathtë", por ai ka thënë:"Plotësoni radhën e parë, pastaj tjetrën". Meqenëse nuk është parashkruar që të nisen radhët nga ana e djathtë deri sa të plotësohen, atëherë duhet të shikojmë në parimet bazë të Sheriatit për të parë se si duhet bërë këtë në lidhje me të majtën.
Gjejmë që kur kemi të bëjmë me të majtën, nëse e djathta dhe e majta janë pak a shumë të barabarta, atëherë anës së djathtë i jepet përparësi, si për shembull nëse janë pesë në të majtë dhe pesë në të djathtë dhe njeriu i njëmbëdhjetë vjen, ne do t'i thoshim që të shkojë në të djathtë, ngaqë e djathta është më e mirë se e majta kur të dyja këto janë pothuaj të barabarta, dhe nuk ka dallim të qartë mes të djathtës dhe të majtës së radhës. Por, nëse njëra anë është më larg, atëherë nuk ka dyshim që t'i bashkëngjitësh së majtës nëse është më afër, është më mirë se t'I bashkëngjitësh së djathtës nëse ajo është më larg. Kjo tregohet nga fakti që nëse ka një grup prej tre vetash, është parashkruar që imami të qëndrojë mes dy të tjerëve. Kjo tregon se e djathta s'është absolutisht më mirë, ngaqë po të kishte qenë kështu, do të kishte qenë më mirë për të dy njerëzit që të jenë në të djathtë të imamit. Por është parashkruar që

njëri të jetë në të djathtë të imamit dhe tjetri në të majtë, që imami të jetë në mes dhe kështu s'do të ketë çekuilibër mes dy anëve.

Shejh bin Baz qe pyetur: A duhet që dy vetë të fillojnë nga e djathta apo nga prapa imamit? A është parashkruar që të arrihet balancë mes së djathtës dhe të majtës, në mënyrë që të thuhet "Bëjeni radhën të barabartë në të dy anët", siç veprojnë shumë imamë?
Ai u përgjigj [Mexhmu Fetaua Ibn Baz, 12/205]: Radha duhet të fillojë nga mesi, nga prapa imamit. Dhe ana e djathtë e secilës radhë është më e mirë sesa e majta. Radha e re s'duhet të niset derisa të plotësohet e përparmja. S'ka gjë të keqe që të ketë më shumë njerëz në anën e djathtë të radhës dhe s'ka nevojë që të bëhet radha e barabartë në të dy anët. Madje urdhri për ta bërë këtë është në kundërshtim me Sunetin. Por, njerëzit s'duhet të formojnë radhën e dytë derisa të plotësohet radha e parë, apo të formojnë radhën e tretë derisa të plotësohet e dyta, dhe kështu me radhë, ngaqë është dëshmuar që i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] ka urdhëruar për këtë.

## Si duhet të veprojë personi, nëse harron të lexojë suren el Fatiha

*imam Ibën Bazi*

Pyetje: Imami harroi që, në rekatin e fundit, të lexonte suren El Fatiha dhe nuk iu kujtua kjo vetëm se pas sexhdes së dytë. Si duhet të veprojë ai (në këtë rast)?
Përgjigje: Detyrë për të është që të falë dhe një rekat në vend të atij rekati në të cilin ai la pa lexuar suren El Fatiha dhe të bëjë dy sexhde para dhënies së selamit. Po ashtu, edhe për xhematin është detyrë që ta pasojë atë (imamin). Allahu është Ai që jep suksesin!

## S'ka namaz sunnet të rregullt para xhumasë

*Shejh el-Al-lameh Abd el-Aziz AbdAllah ibn Baz,*

Pyetje: A ka namaz sunnet para apo pas xhumasë?
Përgjigje: Lavdi Allahut. S'ka namaz sunnet të rregullt para xhumasë, sipas opinionit më të saktë. Por, muslimani këshillohet që, kur të vijë në xhami, të falë aq sa t'ia mundësojë Allahu të falë, duke jep selam pas çdo dy rekateve, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Namazi i natës dhe i ditës [dmth të tjerat veç farzeve] është dy nga dy". [Transmetuar nga Imam Ahmed dhe nga autorët e *Sunen*, me *isnad hasen*. Origjinali gjendet në *el-Sahi*, pa përmendur ditën.]
Shumë transmetime të vërteta tregojnë se muslimani këshillohet që, kur të vijë në xhami ditën e xhumasë, të falë aq sa do Allahu para se të dalë imami. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] nuk ka specifikuar se a duhet të falen dy, katër apo më shumë. E gjithë kjo është mirë. Por, minimumi është dy rekate të përshëndetjes së xhamisë.
Sa i përket faljes pas xhamisë, ka namaz sunnet të rregullt, minimum i të cilave është dy rekate dhe maksimumi katër. Sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Kushdo nga ju që falet pas xhumasë, le t'i falë katër [rekate]". [Transmetuar nga Muslim, *el-*

*Xhumu'ah,* 8881]
Dhe ai [salallahu alejhi ue selam] falte dy rekate pas xhumasë në shtëpinë e vet. Allahu na ndihmoftë për të bërë atë që e kënaq Atë.

## Të dhënit selam para përfundimit të *tehijatit*

*bin Baz*

Pyetje: Gjatë namazit, imami e thotë selamin ndërsa unë e kam përfunduar vetëm një pjesë të *ettehijatu*. A duhet ta përsërisë namazin?
Përgjigje: "Ti duhet ta përfundosh *teshehudin*, edhe nëse kjo do të thotë të ngecësh pak prapa imamit. Sepse *teshehudi* i fundit është shtyllë apo pjesë thelbësore e namazit, sipas opinionit më të saktë nga dy opinionet e dijetarëve, dhe kjo përfshin edhe urimin për bekime ndaj pejgamberit [dërgimin e salavateve].
Pra, ajo çfarë duhet të bësh është ta plotësosh atë, edhe nëse këtë duhet bërë pasi imami të thotë selamin. Kjo, po ashtu, përfshin kërkimin e shpëtimit tek Allahu nga dënimi i xhehenemit, nga tortura në varr, nga provat dhe jetës dhe të vdekjes si edhe nga prova e Dexhallit, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka urdhëruar për kërkimin e shpëtimit nga këto katër
gjëra në teshehudin [uljen] e fundit, dhe sepse disa dijetarë kanë thënë që kjo është e detyrueshme. Allahu e di më së miri."

## Të falen tetë apo njëzet rekate

*Mukbil in Hadi el-Uadi'i*

Pyetje: Nëse falem në xhami dhe imami fal njëzet rekate, a duhet t'i plotësoj njëzet së bashku me të apo t'i fal tetë rekate së bashku me të, e pastaj ta fal uitrin i vetëm dhe të shkoj?
Përgjigje: Të këshilloj që t'i falësh tetë rekate dhe ta falësh uitrin i vetëm. Të pasosh Sunetin është më me vend, se vërtet, pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:"Faluni siç më keni parë të falem".

## Të falurit me mëngë të shkurtuara dhe pa kapelë

*Shejh bin Baz*

Pyetje: "Një imam udhëheq namazin ndërsa nuk mbart asgjë në kokë. Cili është vendimi mbi këtë?
Përgjigje: "S'ka gjë të keqe në këtë, sepse koka s'është pjesë e *auretit* [pjesës së turpshme të trupit]. Ajo çfarë kërkohet është të falemi me një teshë të poshtme dhe një të epërme, ngaqë pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Asnjë prej jush të mos falet në një teshë të vetme pa prekur asnjë pjesë e saj në krahët e tij". Por, nëse ai mbart zbukurimet e tij dhe vishet tërësisht, kjo është më e pëlqyeshme, sepse Allahu thotë:
"O fëmijët e Ademit, zbukurohuni [me tesha të pastra] kur të faleni". [el-A'raf, 31]

Por, nëse ai gjendet në një vend ku s'është traditë mbulimi i kokës, atëherë s'ka gjë të keqe që ai të mos mbulojë kokën".

## Vendimi mbi thënien amin para imamit

*Shejh Muhamed ibn Uthejmin*

Pyetje: Sa i përket shpërblimit i cili është përmendur në hadithin për atë që thotë *Amin* njëkohësisht me imamin dhe njëkohësisht me engjëjt, a përfshihet në këtë ai që thotë *Amin* para imamit?

Përgjigje: Personi që thotë *Amin* para imamit, nuk përfshihet në shpërblim, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]:

"Kushdo që thotë *Amin* njëkohësisht ..."

Por, nëse supozojmë që imami e vonon atë, atëherë s'ka gjë të keqe që personi i cili falet mbas tij të thotë *Amin*.

## Shejh Bin Baz qe pyetur në lidhje me *Tehijatul-Mesxhid* para namazit të Akshamit

Pyetje: Cili është vendimi për *Tehijatul-Mesxhid* (namaz dy-rekatësh për përshëndetjen e xhamisë me rastin e hyrjes dhe para uljes) pas ezanit të Akshamit dhe para fillimit të namazit?

Kjo është derisa e dimë se koha në mes ezanit dhe ikametit është e shkurtër. Po ashtu, cili është vendimi për bërjen e namazeve tjera vullnetare përpos Tehijatul-Mesxhidit para namazit të Akshamit?

Përgjigje: Tehijatul-Mesxhid është sunet i theksuar (*Suneh Mu'ekede*) gjatë gjitha kohërave, e edhe gjatë kohës kur zakonisht është e ndaluar që të falet namaz, sipas mendimit më korrekt prej dy mendimeve të dijetarëve mbi këtë çështje. Kjo bazohet në gjeneralitetin e thënies së Pejgamberit (sallallahu alejhi ue selam), "Nëse ndonjëri prej jush hyn në xhami, ai s'duhet të ulet derisa t'i falë dy rekate." (Në koleksionin e El-Buharit dhe Muslimit).

Dhe namazi pas ezanit të Akshamit dhe para ikametit është sunet për shkak të thënies së Pejgamberit (sallallahu alejhi ue selam), "Faluni para Akshamit, faluni para akshamit", dhe pasi e tha këtë tre herë ai tha, "kush të dojë (të falë namaz)." Kjo është transmetuar nga El-Buhari. Po ashtu, kur ezani për Aksham thirrej, Shoqëruesit e Pejgamberit (sallallahu alejhi ue selam) nguteshin për t'i falur dy rekate para ikametit, kurse Pejgamberi (sallallahu alejhi ue selam) i shihte duke vepruar kështu dhe nuk i ndalonte nga kjo. Më saktë, ai e urdhëronte këtë mu ashtu si në hadithin e përmendur paraprakisht.

## Parandalimi i fëmijës nga kalimi përpara atij që po falet

*Shejh Salih el-Feuzan*

Pyetje: Cili është vendimi lidhur me fëmijën nën 2 vjeç i cili kalon përpara atij që po falet? A është e domosdoshme që ai të parandalohet dhe mos të lejohet ta bëjë këtë?

Përgjigje: Po, s'është e lejueshme të lihet fëmija të kalojë përpara atij që po falet. Fëmija s'është përgjegjës për mëkatin ngaqë nuk e ka mbërri moshën e përgjegjësisë. Mirëpo, kushdo që gjendet pranë atij që po falet, ai mëkaton nëse ka mundësi për ta penguar fëmijën që të kalojë përpara atij që po falet [e nuk e bën këtë], sepse pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka urdhëruar që kalimtari të pengohet nga kalimi përpara atij që po falet. [Sahih el-Buhari (1/129); hadithi i Ebul-Xhehmit, radijallahu]

## Vendimi mbi namazin e atij që fal namaz farz [të obligueshëm] pa atij që fal namaz nafile [të vullnetshëm]

Pyetje: Cili është vendimi mbi namazin e atij që fal namaz farz pas atij që fal namaz nafile?
Përgjigje: Shejh AbdulAziz bin Baz ka thënë:.Vendimi mbi këtë është se kjo është e vlefshme, sepse është dëshmuar që në disa udhëtime pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka udhëhequr një grup shoqëruesish në faljen e dy rekateve të namazit të frikës, pastaj ka udhëhequr një grup tjetër në faljen e dy rekateve tjera. Pra, namazi i dytë ishte nafile për të [salallahu alejhi ue selam]. Ngjashëm, është dëshmuar në *el-Sahihajn* nga Mu.adh [radi Allahu anhu] se ai falte farzin e jacisë me pejgamberin [salallahu alejhi ue selam], pastaj shkonte dhe ua falte farzin njerëzve të tij, kështu që për ta kjo ishte farz, kurse për të ishte nafile.
Ky opinion është edhe opinion ii Imam esh-Shafi.i dhe është thënë në një transmetim edhe i Imam Ahmed. Po ashtu, ky ishte opinion i parapëlqyer nga Shejhul-Islam ibn Tejmije, Shejh Muhamed ibn Ibrahim dhe shejh Muhamed ibn Uthejmin [Allahu i mëshiroftë të gjithë]. [Shiko *esh-Sherh el-Mumti*, 4/358]

## Vendimi mbi namazin e atij që harron tekbirin e parë në namaz

*Shejh ibn Baz*

Pyetje: Nëse personi harron të thotë tekbirin e parë [të thënët "Allahu ekber"], a duhet të vazhdojë namazin deri në fund apo ta përsërisë atë, apo të ndalet dhe të fillojë prapë?
Përgjigje: Nëse personi harron tekbirin e parë apo s'është i sigurt nëse e ka thënë atë apo jo, ai duhet të thotë tekbirin menjëherë dhe pastaj të bëjë/plotësojë çfarëdo që ka zënë me tekbirin e parë. Nëse ai e thotë tekbirin pasi të ketë humbur rekatin e parë me imam, ai duhet të llogarisë se ka humbur rekatin e parë dhe ta plotësojë atë, pasi imami të japë salam. Nëse ai e përsëritë tekbirin në rekatin e tretë, ai duhet të llogarisë se ka humbur dy rekate dhe duhet të falë dy rekate, pasi imami të thotë selamin. Kjo vlen për atë që nuk është i ndikuar nga dyshimet e vazhdueshme [*uesues*]. Por, nëse vuan nga dyshimet e vazhdueshme, ai duhet të llogarisë sikur të ketë thënë tekbirin në fillim të namazit dhe s'duhet të kompensojë asgjë, me qëllim që ta zemërojë shejtanin dhe ta luftojë atë dhe pëshpëritjet e tij. Lavdi Allahut.

## Vonimi i namazit në xhami

*Mesh'hur bin Hasen*

Një vëlla nga Tunizia pyet dhe thotë: Në vendin tonë, shumë nga xhamitë e vonojnë namazin e drekës. Cila është gjëja më e mirë: të falemi vetën në fillim të kohës, apo të falemi me xhematin në fund të saj (kohës)?

Përgjigje: Nëse imamët janë që e vonojnë namazin e drekës, atëherë falu në xhami me xhematin, sepse namazi me xhemat në xhami, edhe pse vonohet nga koha, është më i mirë dhe më i dashur tek Allahu, sesa namazi i falur vetëm në fillim të kohës.

# *POLITIKE*

## Dhënia e ryshfeti

*shejh AbduRrezak Afifij*

Pyetje: A lejohet dhënia e ryshfetit?

Përgjigje: Dhënia e ryshfetit është e lejueshme, me qëllim që ta largosh ndonjë të keqe e cila të ka goditur padrejtësisht, apo për të fituar të drejtën tënde, të cilën s'mund ta fitosh pa dhënë ryshfet, me kusht që kjo të mos rezultojë në një dëm më të madh, siç është dënimi apo burgosja.

## Lidhur me zgjedhjet e ditëve të sotme

*shejh Salih ibn Feuzan el-Feuzan*

Lavdi Allahut, Zotit të botëve, dhe salati dhe selami qofshin mbi pejgamberin Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shoqëruesit e tij. Më tej:

Vërtet ka pasur shumë interesim kohëve të fundit lidhur me zgjedhjet dhe demonstratat, duke u mbështetur në faktin se këto janë çështje të reja, që janë pranuar nga jomuslimanët. Kështu, them - dhe Allahu është dhurues i suksesit -:

Çështja e zgjedhjeve ka nevojë për shtjellim. Së pari, është e lejueshme për muslimanët ta zgjedhin imamin kryesor [sundimtarin e shtetit islamik], nëse kanë nevojë për këtë, por me kushtin që këtë ta bëjnë udhëheqësit e umetit në dije dhe në pozitë [*ehlul hil uel akd*], kurse pjesa tjetër e muslimanëve të përfaqësohen nga këta, mu siç kanë vepruar sahabët, kur udhëheqësit [në dije e pozitë] prej tyre zgjodhën Ebu Bekr es-Sidik [Allahu qoftë i kënaqur me të] dhe iu zotuan për besnikëri atij. Si pasojë, ky zotim qe detyrues edhe për pjesën tjetër të muslimanëve. Kjo, po ashtu, ndodhi kur Umer ibn el-Hatab caktoi gjashtë të mbeturit nga

dhjetë personat e përgëzuar me xhenet, për të caktuar sundimtarin pas tij, dhe ata zgjodhën Uthman ibn Afan [Allahu qoftë i kënaqur me të]. Ata, pra, iu zotuan për besnikëri atij, prandaj ky zotim qe detyrues për të gjithë muslimanët.
Së dyti, për sa i përket pozitës udhëheqëse nën udhëheqjen qendrore, caktimi i njerëzve për të tilla pozita është përgjegjësi e sunduesit. Ai duhet t'i zgjedhë ata që janë të zgjuar dhe besnikë. Allahu i lartësuar ka thënë:
» Vërtet, Allahu ju urdhëron të respektoni atë që ju është dhënë me mirëbesim dhe që, kur të gjykoni mes njerëzve, të gjykoni drejtësisht «
Ky ajet u drejtohet sunduesve, dhe "mirëbesimi" i përmendur këtu janë pozitat udhëheqëse në vend. Allahu ia ka lënë në dorë këtë sunduesit. Ky mirëbesim zbatohet duke zgjedhur njerëz të zotë dhe besnikë për të tilla pozita, mu siç vepronin pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], shoqëruesit e tij dhe sunduesit muslimanë pas tyre: ata zgjidhnin njerëz të përshtatshëm për të tilla pozita, të cilët i kryenin detyrat në mënyrë të ligjshme.
Për sa u përket zgjedhjeve që zbatohen në vende të ndryshme në ditët e sotme, zgjedhjet e tilla nuk janë pjesë e sistemit islamik. Në to përfshihen çrregullime, interesa personale, lakmi dhe marrëdhënie personale. Për shkak të tyre, ndodhin trazira dhe gjakderdhje, dhe ato nuk mbërrijnë qëllimin e synuar. Madje, ato bëhen një mejdan tenderësh, tregtish e pohimesh të rreme.

## Obligimet e një muslimani ndaj një jomuslimani

*Shejh Abd el-Aziz ibn Baz*

Pyetje: Cili është obligimi i një muslimani ndaj një jomuslimani, qoftë kur ai [jomuslimani] është një *dhimmij* në një vend musliman, qoftë kur muslimani jeton në vendin e atij jomuslimani? Obligimet që dua të më sqarohen këtu janë bashkëveprimet e të gjitha llojeve, duke nisur nga përshëndetja deri te kremtimi i festave të jomuslimanëve me të. A është e lejueshme të merret ai për shok vetëm në vendin e punës? Ju lutem, na këshilloni, Allahu ju shpërbleftë.
Përgjigje: Obligimi i muslimanit ndaj jomuslimanit përfshin një numër gjërash.
Së pari, daueti apo të thirrurit atë për te Allahu i lartësuar. Pra, ai duhet ta thërrasë atë për te Allahu dhe t'ia shpjegojë realitetin e Islamit, kur ka mundësi për këtë, lidhur me cilado çështje për të cilat ka njohuri. Sepse kjo është mirësia më e madhe që ai mund t'i bëjë bashkëqytetarit të tij dhe atyre që i takon nga çifutët, të krishterët dhe të tjerët që mund të jenë idhujtarë. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Ai që i udhëzon të tjerët në mirësi, do të ketë shpërblim të njëjtë si ai që e bën atë".
Dhe ai [salallahu alejhi ue selam] i tha Aliut [*radi Allahu anhu*], kur e çoi për në Hajber dhe e instruktoi t'i thërriste çifutët në Islam:
"Pasha Allahun, sikur Allahu të udhëzonte një njeri nëpërmjet teje, do të ishte më mirë sesa pasja e deveve të kuqe [e llojit më të mirë]".
Dhe ai [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Kushdo që thërret të tjerët për në udhëzimin e drejtë, do të ketë shpërblim si të atyre që e pasojnë atë, pa zbritur aspak nga shpërblimi i tyre".

Kështu, të thirrurit atë [jomuslimanin] për në Islam, bartja e Islamit te ai dhe të qenit i sinqertë ndaj tij në këtë është ndër mënyrat më të mira për t'iu afruar Allahut.

Së dyti, Ai s'bën t'i bëjë padrejtësi atij në mirëqenien fizike të tij, në pasurinë e tij apo në nderin e tij. Nëse ai është një *dhimmij* [jomusliman që jeton nën ligjin islamik], *muste'men* [atij që i jepet siguri në një vend musliman] apo *mu'ahid* [njëri ndër ata me të cilët muslimanët kanë marrëveshje paqeje], atëherë ai duhet t'ia japë të drejtat atij dhe të mos ia cenojë pasurinë duke e vjedhur, duke e tradhtuar apo duke e mashtruar. Dhe ai s'bënta dëmtojë atë fizikisht duke e goditur apo duke e vrarë atë, sepse fakti që ai është një *mu'ahid*, *dhimmij* apo *muste'men*, do të thotë se është i mbrojtur nga sheriati.

Së treti, s'ka arsye pse ai të mos bashkëveprojë me të duke blerë, duke shitur, duke huazuar apo duke marrë me qira nga ai e kështu me radhë. Është transmetuar në transmetime të vërteta se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] blinte nga mosbesimtarët që adhuronin idhujt dhe blinte nga çifutët, dhe këto janë bashkëveprime. Kur ai [salallahu alejhi ue selam] vdiq, mburoja e tij po mbahej peng nga një çifut për një sasi ushqimi që ai kishte blerë për familjen e vet.

Së katërti, sa i përket përshëndetjes, muslimani nuk duhet ta iniciojë përshëndetjen, por ai mund ta kthejë atë, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha:

"Mos e nisni përshëndetjen ndaj çifutëve apo të krishterëve".

Dhe tha:

"Nëse pasuesit e Librit ju përshëndesin me selam [duke thënë: *selam alejkum*], thoni: *ue alejkum*".

Pra, muslimani nuk duhet ta iniciojë përshëndetjen ndaj një mosbesimtari, por, nëse mosbesimtari e përshëndet i pari me selam, atëherë i thotë: *ue alejkum*, siç ka thënë pejgamberi [salallahu alejhi ue selam].

Këto janë disa nga të drejtat mes një muslimani dhe një mosbesimtari.

Një tjetër e drejtë është të qenit një fqinj i mirë. Kështu, nëse ai është fqinj i mirë, jini i mirë ndaj tij dhe mos e bezdisni. Jepni atij sadaka/lëmoshë, nëse është i varfër, dhe jepni dhurata e këshillë të mirë, sepse këto janë gjëra që do ta bëjnë Islamin tërheqës për të dhe sepse fqinjët kanë të drejta. I Dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] tha:

"Xhibrili vazhdonte të më nxiste të jem i mirë ndaj fqinjit aq shumë, saqë mendoja se do ta përfshinte atë në trashëgiminë time". [*Sahih*]

Nëse fqinji është mosbesimtar, hala për të vlejnë të drejtat e një fqinji. Nëse ai është edhe farefis, edhe mosbesimtar, atëherë ai ka dy të drejta: të drejtën e një fqinji dhe atë të familjarit.

Një nga të drejtat e fqinjit është se ju duhet t'i jepni sadaka atij, por jo edhe zekatin, sepse Allahu i lartësuar thotë:

« Allahu nuk ju ndalon të silleni butë dhe drejtësisht me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë suaj e as nuk ju përzunë nga shtëpitë tuaja. Vërtet, Allahu i do të drejtët » [el-Mumteheneh, 8]

Sipas një hadithi *sahi*, të transmetuar nga Esma bint ebi Bekr [Allahu qoftë i kënaqur me të], nënë e saj, e cila ishte idhujtare, shkoi te ajo për të kërkuar ndihmë gjatë armëpushimit mes pejgamberit dhe banorëve të Mekës. Esma e pyeti pejgamberin nëse ai do t'i jepte leje për të mbajtur lidhjet familjare me të dhe pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha:

"Mbaj lidhjet familjare me të".

Por, sa i përket kremtimit të festave të tyre, muslimani s'bën të marrë pjesë në ato kremtime, por s'ka gjë t'i ngushëlloni, nëse atyre u vdes ndonjë i afërm, siç është thënia:"Allahu jua kompensoftë humbjen" dhe të tjera fjalë të mira. Por, ai s'duhet të thotë:"Allahu e mëshiroftë" dhe s'duhet të lutet për të vdekurin, nëse ai ka qenë mosbesimtar. Dhe ai mund të lutet për atë që është gjallë që të udhëzohet dhe të kompensohet e kështu me radhë.

## Varfëria, dobësia dhe prapambetja e muslimanëve rezultat i shkallës së lartë të lindjes?

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Sipas mendimit tuaj, cili është vendimi lidhur me dikë që thotë:"Vërtet, dobësia dhe prapambetja e muslimanëve në këto kohë është si pasojë e shkallës së lartë të lindjes e cila çon në shtimin e popullatës, gjë e cila trondit pozitën e ekonomike [të individëve/popujve]". Dhe çfarë e këshilloni personin që beson në këtë?

Përgjigje: Opinioni ynë është se ky është një gabim i madh, dhe kjo për shkak se Allahu, më i larti, është i zoti t'i ofrojë furnizim kujt të dojë, dhe çështja s'është e shtimit të popullatës, sepse nuk ka krijesë në Tokë veçse furnizimi i saj të jetë prej Allahut. Mirëpo, Allahu, më i larti, jep dhe ndalon sipas urtësisë së vet. Këshilloj atë që mban këtë qëndrim, që ta ketë frikë Allahun, më të lartin, dhe ta lë këtë besim të gabuar, dhe ta dijë se sado që bota të popullohet, vërtet Allahu mund t'i ofrojë furnizim çdonjërit, nëse Ai do. Allahu ka thënë në Librin e vet:

"Sikur Allahu ta shtonte furnizimin për robërit e vet, ata me siguri do të rebeloheshin në tokë, por ai zbret [furnizim] sipas masës, aq sa të dojë. Vërtet, Ai është i mirinformuar për sa u përket robërve të vet dhe sheh gjithçka". [esh-Shura, 27]

## Puna e femrës në një ambient pa prani të mahremit

*Shejkh Abdulaziz bin Baz*

Pyetje: Pyetja ime ka të bëjë me punën e femrës dhe qëndrimin e saj në një vend tjetër pa praninë e mahremit, duke pasur parasysh se unë aktualisht punoj këtu (në Saudi), në një vend vetëm me gra. Unë banoj në ambientet e ofruara nga puna posaçërisht vetëm për gratë, uelhamdulilah, pa pasur përzierje apo diçka tjetër që zemëron Allahun, qoftë në punë apo banesë. Cili është gjykimi sheriatit për gjendjen time dhe qëndrimin tim pa mahrem? Duke patur parasysh dy gjëra: së pari i kam drejtuar Allahut shumë lutje udhëzimi (*istihareh*), para se të vija këtu, dhe kam ndjerë se Allahu m'i ka lehtësuar shumë çështje; së dyti: gjendja në vendin tim, ku ka përzierje mes burrave e grave, dhe shthurja morale në punë nuk e inkurajon muslimanin e devotshëm të punojë aty. Si mendoni?

Përgjigje: E lusim Allahun për ne dhe ty të të japë sukses dhe përmirësim të gjendjes gjithmonë. Për sa i përket veprimit tënd, nuk përmban asnjë lloj problemi, sepse qëndrimi i gruas në një vend pa mahrem, nuk përbën problem e as dëm, veçanërisht nëse nuk i kanoset ndonjë rrezik duke qenë se punon në një ambient vetëm me femra ose në një repart të veçantë për gratë, gjë e cila është e lejuar nga Allahu. E gjithë kjo nuk ka problem. Ndalimi ka të bëjë me udhëtimin vetëm, ndaj mos udhëto pa mahrem, qoftë në vajtje apo ardhje. Nëse ke udhëtuar nga vendi yt pa mahrem, e ke detyrë të pendohesh tek Allahu, t'i kërkosh falje

dhe të mos e përsëritësh më. Nëse dëshiron të udhëtosh, patjetër duhet të kesh shoqërues mahrem. Ndaj bëj durim deri sa të të mundësohet mahremit, sepse Profeti, salallahu alejhi ue selem, ka thënë:"Mos të udhëtojë femra veçse me mahrem".
Nëse të mundësohet mahremi, qoftë nga të afërmit apo nëpërmjet lidhjes së bashkëshortësisë, çështja është në dorë të Allahut. Por, ti përpiqu sa të mundesh, derisa të sigurosh një shoqërues mahrem. Kurse qëndrimi yt aktual në shoqërinë e grave dhe në një punë të lejuar, nuk përbën asnjë lloj problemi, uelhamdulilah. Pa dyshim që udhëtimi i femrës pa mahrem është diçka e rrezikshme dhe fitne, ndaj i këshillojmë motrat, për hir të Allahut, të ruhen nga ky veprim dhe të mos udhëtojnë pa mahrem. Gjithashtu tërheqim vërejtjen nga përzierja me burrat ose puna së bashku me ta, ose veçimi me ta. Duhet të ruheni nga të gjitha këto, qoftë në spital apo diku tjetër. Këshilla ime për të gjithë është që të mos udhëtojë gruaja pa mahrem, të mos punojë e përzier me burrat dhe të mos veçohet një grua me një burrë që nuk e ka mahrem, sepse është nga shkaqet e fitnes. Profeti, salallahu alejhi ue selem, e ka ndaluar këtë duke thënë: "Në çdo veçim të një burri me një grua, i treti me ta është shejtani".
Qëllimi është që femra dhe kujdestari i saj e kane detyrë t'i kushtojnë rëndësi ruajtjes së nderit dhe largimit nga shkaqet e fitnes. Ndërsa për sa i përket punës, i lejohet femrës qëtë punojë në ambient dhe shoqëri femrash në punë të lejuara, që nuk i dëmton fenë dhe që nuk i shkakton sprovim me burrat.

## Rëndësia e të kuptuarit të kohërave në të cilat po jetojmë

*Shejh Hemmad el-Ensari*

Vërtet, kjo kohë në të cilën po jetoj unë dhe ju është një kohë prej të cilës duhet kërkuar shpëtim te Allahu. Se vërtet, fitnet [sprovat] në të nuk janë sikur sprovat e kohërave të mëhershme, siç ka qenë fitneja e çështjes së krijimit të Kuranit, çështja e *te'uil* [keqinterpretimit të domethënieve], *tehrif* [shtrembërimit/ndryshimit të domethënieve], *te'til* [mohimit të domethënieve të sakta], dhe të tjera bidate. Më saktë, në kohën tuaj fitnet vërtet kanë filluar t'i largojnë njerëzit nga Islami, me një largim të plotë. Kështu, ata janë lënë të luhatshëm në këtë - as drejt Islamit, as drejt diçkaje tjetër veç tij. Kërkojmë ndihmë nga Allahu.
Bota në të cilën po jetojmë - është e palejueshme të jetosh në të ndërsa nuk e kupton.

## Ruajtja e kishave si punë

*Komisioni i përhershëm per studime dhe fetva*

Pyetje: A është lejuar për muslimanin të punojë si rojtar i kishës?
Përgjigjje: Nuk është e lejuar për një musliman të punojë si rojtar i kishës, pasi kjo është ndihmesë ndaje jobesimtarëve në mëkat, ndërsa i Lartësuari na ka ndaluar që t'i përkrahim të tjerët në mëkat. Allahu i Lartësuar thotë:
"Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi!" [el-Maide, 2]

## Shqyrtim i metodologjisë së xhihadit gjithëpërfshirës sheriatik

*Nga Shejh ul-Islam Ibn el-Kajim*

Ai thotë në *Miftah Dar is-Se'adeh* (2/177), "Dhe mendoni në urtësinë e Tij, më të Lartit në bërjen e mbretërve të robërve, udhëheqësve dhe sunduesve të tyre të njëjtë sikurse lloji i veprave të tyre (të robërve). Më saktë, kjo është sikur veprat e tyre (veprat e robërve) manifestohen në paraqitjen e sunduesve dhe mbretërve të tyre. Nëse ata mbesin të drejtë, atëherë mbreti i tyre do të mbetet i drejtë, dhe nëse ata largohen (nga drejtësia), atëherë ata (mbretërit) po ashtu do të largohen prej drejtësisë. Nëse robërit bëjnë shtypje (ndaj vetvetes apo të tjerëve), atëherë mbretërit e tyre do t'i shtypin ata, dhe nëse te ata paraqiten komplotet dhe mashtrimet, sunduesit e tyre do të sillen në mënyrë të njëjtë, dhe nëse robërit i parandalojnë të drejtat që Allahu i ka ndaj tyre dhe i refuzojnë të drejtat e njëri-tjetrit, atëherë sunduesit dhe mbretërit e tyre do t'ua refuzojnë të drejtat të cilat robërit i kanë prej tyre, dhe do të bëhen dorështrënguar për sa u përket atyre. Dhe nëse ata e marrin nga i dobëti atë që nuk e meritojnë prej tij në marrëveshjet e tyre, atëherë mbreti do të marrë prej tyre atë që nuk e meriton të marrë prej tyre dhe do t'i ngarkojë ata me tatime dhe shërbime. Dhe çdo gjë që robërit marrin prej personit të dobët, mbreti do të marrë prej tyre me dhunë dhe forcë. Kështu që veprat e robërve manifestohen në veprat e sunduesve dhe mbretërve të tyre. Dhe s'është prej urtësisë hyjnore që keqbërësit dhe mëkatarët të sundohen me ndonjë përveç me atë i cili është i ngjashëm me ta. Kur mu brezi i parë i Islamit ishte gjenerata më e mirë dhe më e devotshmja prej tyre, edhe sunduesit e tyre qenë të ngjashëm me ta. Dhe kur ata e humbën shkëlqimin, sunduesit e tyre u prishën. Kështu, urtësia e Allahut refuzon që të ngjashmit me Muauijen dhe Umer Ibn Abdul-Azizin të jenë në autoritet mbi ne në kohërat e këtilla (shekulli 8 pas Hixhres), e lere më të ngjashmit me Ebu Bekrin dhe Umerin. Më saktë, sunduesit tonë janë në pajtim me natyrën tonë dhe sunduesit e atyre para nesh qenë në pajtim me natyrën e tyre. Dhe të dyja këto çështje kërkojnë urtësi dhe atë që ajo kërkon. Dhe ai i cili ka zgjuarsi të rrënjosur thellë, kur ai ta përqendrojë mendimin e tij në këtë temë, do të shohë urtësinë hyjnore e cila rrjedh nëpër *el-Kada uel-Kader* (Paracaktimin dhe Urdhërimin), së jashtmi dhe së brendshmi, mu ashtu siç rrjedh nëpër *el-Khalk uel-Amr* (Krijim dhe Komandë). Pra, kini kujdes nga të menduarit me mendjen tuaj të degjeneruar se çfarëdo qoftë prej urdhrave dhe dekreteve të Tija janë të lira nga urtësia. Më saktë, të gjitha urdhrat dhe dekretet e Tija, më të Lartit, zënë vend nga këndet më të përkryera të korrektësisë dhe urtësisë. Mirëpo, intelektet e dobëta mbulohen, prej dobësisë së tyre, nga perceptimi i këtyre aspekteve të urtësisë, mu ashtu siç mbulohet verbëria-e-ditës me anë të dobësisë së tyre ndaj dritës së diellit…"

## Ibn el-Kajim mbi xhihadin e të Dërguarit të Allahut dhe xhihadin Sheriatik

- Udhëzimi i të Dërguarit të Allahut (salallahu alejhi ue selam) në lidhje me xhihadin, betejat, inkursionet dhe delegimet Meqë xhihadi është kulmi dhe ngrehina e strukturës së Islamit, dhe gradat e atyre që e bëjnë atë janë më të lartat në Parajsë, mu ashtu siç ata gjithashtu do të kenë lartësim në jetën e kësaj bote – ngase ata janë më të lartit në këtë botë dhe në tjetrën, dhe i Dërguari i Allahut (sallallahu alejhi ue selam) në majën më të lartë të

këtij xhihadi. Dhe ai (salallahu alejhi ue selam) ka qenë i preokupuar me të gjitha llojet e tij. Kështu ai bëri xhihad për hir të Allahut ashtu siç vërtet duhet të bëhet për Të, me zemër, gjymtyrë, me da'ue, me sqarim të së vërtetës (*bejan*), dhe me shpatë e shtizë. Dhe tërë koha e tij qe shpenzuar në xhihad me zemrën, gjuhën dhe shtizën e tij. Për këtë arsye, ai ishte më fisniku nga të dy botët (e xhinëve dhe njerëzve) në përkujtim, dhe më madhështori prej tyre në pozitë – në shikimin e Allahut. Dhe Allahu, më i Larti, e urdhëroi atë me xhihad prej fillimit, kur Ai e ngriti dhe e dërgoi atë (si Lajmëtar), "Dhe mos iu bind jobesimtarëve, por përpiqu kundër tyre me mundin më të madh (*xhihaden kebira*) me të (Kur'an)" (el-Furkan: 52). Kjo sure (el-Furkan) është sure Mekase, në të cilën xhihadi kundër Kufarëve është urdhëruar me dëshmi (*huxhah*), shpjegim (*bejan*), dhe transmetimin e Kur'anit. Ngjashëm, xhihadi kundër hipokritëve zhvillohet duke transmetuar dëshminë (e Kur'anit), përndryshe, ata janë të nënshtruar ndaj njerëzve të Islamit. Ai, më i Larti ka thënë:
"O Pejgamber! Bën përpjekje të madhe (xhihad) kundër jobesimtarëve dhe hipokritëve, dhe bëhu i ashpër ndaj tyre, vendbanimi i tyre është Xhehenemi – sa destinacion i keq është ai". (et-Teube: 73). Xhihadi kundër hipokritëve është më i vështirë se xhihadi kundër Kufarëve, dhe xhihad ndërmerret nga individët më të posaçëm dhe unik të Umetit, trashëgimtarët e Pejgamberëve, dhe ata që e ekzekutojnë atë, që marrin pjesë në të dhe reciprokisht asistojnë në të janë personat unik në këtë botë. Edhe pse ata mund të jenë të pakët në numër, ata i kanë gradat më të larta në shikimin e Allahut. Dhe meqë xhihadi më superior është thënia e të së vërtetës përballë ashpërsisë dhe vrazhdësisë së kundërshtarit, siç është rasti kur ju e flisni të vërtetën tek ai autoritetit dhe fuqisë së të cilit i frikoheni, pastaj të Dërguarit (lutjet dhe paqja e Allahut qoftë mbi ta) kanë pjesë të madhe në këtë lloj të xhihadit. Dhe Pejgamberi (salallahu alejhi ue selam) pati xhihadin më të plotë dhe të përkryer në këtë aspekt.
Më tej, meqë xhihadi i jashtëm kundër armiqve të Allahut është degë e xhihadit të brendshëm të robit kundër shpirtit të tij për hir të Allahut, mu ashtu siç ka thënë Pejgamberi (salallahu alejhi ue selam), "Muxhahid është ai i cili lufton kundër shpirtit të vet në bindje ndaj Allahut, dhe Muhaxhir është ai i cili migron (largohet) nga ajo që Allahu e ka ndaluar", atëherë xhihadi kundër shpirtit ka përparësi mbi xhihadin e jashtëm kundër armikut. Kjo në të vërtetë është fondament (*asël*) për të. Ngase ai i cili paraprakisht nuk bën xhihad kundër shpirtit të tij, ashtu që ta bëjë atë që është urdhëruar dhe ta lë atë që është ndaluar, dhe të zhvillojë luftë kundër kësaj për hir të Allahut, s'do të jetë në gjendje që të bëjë xhihad kundër armikut të tij. Si mund të jetë e mundur për të që të bëjë xhihad kundër armikut të tij dhe të kërkojë hakmarrje prej tij derisa armiku i cili është në mes dy anëve të tija (d.m.th. shpirtit) e mposhtë atë, duke e mbizotëruar dhe kontrolluar atë, dhe kundër të cilit ai nuk bën xhihad e as që bën luftë kundër tij për hir të Allahut. Vërtet, ai s'do të jetë në gjendje që t'i dalë përballë armikut derisa të bëjë xhihad kundër shpirtit të tij, me qëllim që të dalë (të luftojë). Robi provohet dhe kontrollohet me xhihad të këtyre dy armiqve (të brendshëm dhe të jashtëm – shpirti dhe Kufarët). Dhe në mes këtyre dyjave është armiku i tretë, dhe s'është e mundur që ai të bëjë xhihad kundër këtyre dyve (shpirtit dhe Kufarëve) veçse duke bërë xhihad kundër të tretit (shejtanit). Ngase ky armik e parandalon robin nga të bërit xhihad kundër këtyre dy armiqve, dhe ai e bën që ta lë atë dhe e bën atë që të dridhet nga kjo, dhe ai kurrë nuk pushon së përshkruari atij vështirësitë e ndryshme, lënien e hises së kësaj bote, humbjen e kënaqësive dhe gëzimeve që pasojnë nga të bërit xhihad kundër këtyre dyve

(armikut të brendshëm dhe të jashtëm). S'është e mundur për të që të bëjë xhihad kundër këtyre dy armiqve përveç se duke bërë xhihad kundër këtij, dhe xhihadi kundër armikut të tretë është fondament (*asël*) i xhihadit kundër dy të tjerëve. Dhe ky është Shejtani. Më i Larti ka thënë,

"Pa dyshim, Shejtani është armiku juaj, pra trajtojeni atë si një armik" (Fatir:6).

Dhe urdhri për ta konsideruar atë si një armik është lajmërim për të dhënë tërë mundin në luftimin kundër tij, dhe për të bërë xhihad kundër tij, meqë ai është një armik i cili nuk shtendoset dhe i cili nuk pushon së bëri luftë kundër robit madje edhe për disa çaste. Pra, këta janë tre armiqtë, të cilët robi është urdhëruar t'i luftojë dhe të bëjë xhihad kundër tyre, dhe ai po ashtu është vënë në sprovë duke luftuar kundër tyre në këtë vendbanim (këtë botë). Dhe ata i janë ndërsyer atij në shenjë sprove prej Allahut dhe s'i një fatkeqësi. Allahu i dha robit ndihmë, mjete, mënyra të përkrahjes, dhe armë për të zhvilluar këtë xhihad, dhe Ai po ashtu i dha armikut të tij ndihmë, mjete, mënyra të përkrahjes dhe armë, dhe e vëri në sprovë njërin grup me anë të tjetrit, dhe Ai gjithashtu e bëri secilin prej tyre fatkeqësi për tjetrin ashtu që Ai të provojë atë që është thënë në lidhje me ta, dhe që Ai të ekzaminojë se cili Shejtanit dhe grupit të tij, mu ashtu siç ka thënë më i Larti,

"Dhe Ne i bëmë disa prej jush sprovë për të tjerët: a do të keni durim? Dhe Zoti juaj është Mbikëqyrës i përhershëm (i çdo gjëje)" (Furkan: 20)

"Por, sikur të dëshironte Allahu, Ai me siguri do të mundte t'i dënojë ata (pa juve). Po (Ai ju lë që të luftoni) në shenjë sprove, disa me të tjerët" (Muhamed: 4)

"Vërtet, Ne do t'ju sprovojmë deri sa t'i njohim ata që përpiqen shumë (në Rrugën e Allahut) dhe ata që bëjnë durim, dhe Ne do t'i sprovojmë realitetet e juaja (d.m.th. atë që është gënjeshtar, dhe atë që është i sinqertë)". (Muhamed: 31). Prandaj, Ai ua dha robërve të vet aftësitë e të dëgjuarit dhe të parit, intelektin dhe fuqinë (e llojeve të ndryshme), dhe Ai ua shpalli Librat e Tija atyre dhe u dërgoi Lajmëtarë, i forcoi ata me Engjëj dhe iu tha (Engjëjve), "Vërtet, Unë jam me ju, pra forconi ata që kanë besuar…" (El-Enfal: 12).

Ai po ashtu i urdhëroi ata që t'u përmbahen urdhrave të Tij, në çka qëndron përkrahja për ta në luftë kundër armikut të tyre. Kështu që Ai i informoi se në qoftë se ata punojnë ashtu siç Ai i ka urdhëruar ata, ata gjithmonë do të jenë të ndihmuar kundër armikut te Tij dhe armikut të tyre. Dhe nëse Ai autorizon ndonjë armik mbi ta, atëherë kjo do të ishte për shkak të lënies së urdhrave të Allahut, dhe për shkak të mosbindjes së tyre ndaj Tij. Madje edhe atëherë, Ai s'do t'i privonte ata nga shpresa dhe s'do t'i bënte ata të dëshpëruar. Më saktë, Ai i urdhëron ata që të përballen dhe të ballafaqohen me çështjet e tyre, që t'i mjekojnë plagët e tyre dhe të kthehen e ta kundërshtojnë armikun prapë. Dhe pastaj Ai do t'i ndihmonte ata kundër armikut dhe do t'u jipte fitore kundër tyre. Kështu, Ai i informoi ata se Ai është me të devotshmit (*el-muttekin*) nga mesi i tyre, dhe ata që bëjnë vepra të mira (*el-muhsinin*), dhe me durimtarët (*es-sabirin*) dhe me besimtarët (*el-mu'minin*), dhe se Ai i mbron robërit e Tij besimtarë në mënyrën me të cilën ata s'mund ta mbrojnë veten e tyre. Më saktë, me mbrojtjen që Ai u bën atyre (në mënyrat e atilla) ata përkrahen kundër armiqve të tyre, dhe sikur Ai mos t'i kishte mbrojtur ata, armiku i tyre do t'i merrte nëpër këmbë dhe do t'i shkatërronte ata. Kjo mbrojtje e tyre është në përputhje me nivelin e tyre të Imanit, dhe në përputhje me shtrirjen e këtij Imani. Sikur Imani të shtohej dhe forcohej, atëherë mbrojtja gjithashtu do të rritej. Kështu, kushdo që gjen ndonjë të mirë le ta falënderojë Allahun, dhe kushdo që gjen tjetër pos kësaj, atëherë të mos e fajësojë askënd përveç vetvetes. Ai po ashtu i

urdhëroi ata që të bëjnë xhihad në Rrugën e Tij ashtu siç vërtet duhet bërë për Të, mu ashtu siç i urdhëroi ata që t'i frikohen Atij ashtu siç vërtet duhet frikuar Atij. Dhe mu ashtu siç frika e vërtetë ndaj Tij është se Atij duhet bindur e jo kundërshtuar, të përkujtohet e të mos harrohet, të falënderohet e të mos përbuzet, atëherë xhihadi i vërtetë për hir të Tij është kur robi bën xhihad kundër shpirtit të vet ashtu që zemra, gjuha dhe gjymtyrët e tija të jenë të dobishme dhe t'i nënshtrohen Allahut. Kështu që e tëra ajo të jetë për Allahun, e jo për shpirtin e tij apo rreth shpirtit të tij. Dhe që ai të bëjë xhihad kundër shejtanit të tij duke e refuzuar premtimin e tij, dhe duke iu mos bindur urdhrave të tij dhe duke e bërë atë që ai (shejtani) e ndalon, ngase ai premton vetëm dëshira të zbrazëta, krijon mashtrim, premton varfëri, dhe urdhëron në gjëra të turpshme dhe ndalon nga devotshmëria dhe udhëzimi, dëlirësia dhe durimi, dhe nga të gjitha karakteristikat e Imanit. Prandaj, bëni xhihad kundër tij duke refuzuar premtimin e tij dhe duke mos iu bindur urdhrave të tij, dhe pastaj nga këto dy xhihade (njëri kundër shejtanit, tjetri kundër shpirtit të tij), ngrihet fuqia, forca dhe mundësia, me të cilat ai bën xhihad të jashtëm kundër armiqve të Allahut, me zemrën e tij, me gjuhë, dorë dhe pasuri, me qëllim që fjala e Allahut të jetë më e larta. Pasqyrimet e Selefit në lidhje me të drejtën e xhihadit dallojnë: Ibn Abas ka thënë, "(Xhihad) është që tërë forca dhe mundësia t'i kushtohen Atij, dhe që ai (robi), në Rrugën e Allahut, të mos i frikohet qortimit të ndokujt". Mukatil ka thënë, "Puno për Allahun ashtu siç vërtet duhet të punohet për Të, dhe adhuroje Atë ashtu siç vërtet duhet të adhurohet Ai". Abdullah bin el-Mubarek ka thënë, "(Xhihad) është luftimi kundër shpirtit dhe dëshirës (*en-nefs uel-hauaa*)". Sa i përket atij që thotë se dy ajetet janë abroguar për shkak të besimit të tij se ato urdhërojnë në diçka e cila s'është e mundur të bëhet; dhe se të frikësuarit nga Ai ashtu siç duhet pasur frikë prej tij dhe të bërit xhihad për të ashtu siç duhet bërë është çfarëdo qoftë për të cilën ka mundësi robi; kjo ndryshon për secilin bazuar në dallimet në secilin person në lidhje me situatën e tij shprehur në forcë, mundësi dhe pamundësi, dituri dhe injorancë. Prej këtu, të pasurit frikë Atë ashtu siç duhet frikuar prej Tij dhe të bërit xhihad për Të ashtu siç duhet bërë xhihad për Të, në lidhje me atë i cili ka mundësi dhe është i aftë, dhe i cili ka dituri, është diçka. Kurse sa i përket atij që s'ka mundësi dhe është injorant e i dobët (në takua dhe xhihad) atëherë kjo është gjë tjetër. Dhe vetëm shikoni sesi Ai e përforcoi këtë urdhër (që të bëhet xhihad ashtu siç duhet bërë) me thënien e tij,

"…Ai ju ka zgjedhur juve dhe nuk ju ka ngarkuar me ndonjë vështirësi në Fe" (El-Haxh: 78). Domethënia e vështirësisë është *ed-dejjik* (izolim, frenim, kufizim). Më saktë, Ai e ka bërë atë (Fenë) të gjerë dhe e cila është e mjaftueshme për çdo person, mu ashtu siç ka bërë që furnizimi i Tij ta arrijë dhe të mjaftojë për secilën qenie të gjallë, dhe Ai e ngarkoi robin me atë që robi mund ta kryen dhe e furnizoi robin me atë që është e mjaftueshme për të. Kështu, ai ka mundësi që t'i përmbahet asaj me çka është ngarkuar dhe furnizimi i tij është i mjaftueshëm për të, dhe nuk bëri ndonjë vështirësi në Fe për robin e tij prej çfarëdo këndi. Pejgamberi (sallallahu alejhi ue selam) ka thënë, "Unë jam dërguar me *el-Hanefije es-Semhe*", që do të thotë me Fe, e cila është *hanefije* (e drejtë) në Teuhid, dhe *semhe* (fisnike) në vepra. Allahu, i Lartësuari, ofroi gjerësi për sa i përket Fesë së tij, furnizimit të tij, faljes së Tij dhe butësisë së Tij, dhe Ai po ashtu i hapi dyert e pendimit për ta, përderisa shpirti të gjendet në trup, dhe po ashtu e hapi derën (e pendimit) për ta, e cila s'do të mbyllet gjersa të lind dielli në Perëndim. Ai gjithashtu për çdo mëkat bëri shlyerje që e largon mëkatin me anë të pendimit, lëmoshës, apo një vepre të mirë e cila e shlyen atë. Ai nga të gjitha gjërat në të cilat

i ndaloi ata bëri diçka që është hallall dhe që është më e dobishme dhe më e këndshme, që kjo të zë vendin e vet dhe që robi të mos ketë nevojë për atë që është haram, dhe që hallalli t'i mjaftojë atij dhe që ai të mos jetë i shtrënguar. Ai gjithashtu bëri që çdo vështirësi me të cilën Ai i sprovon ata, të ketë lehtësi si para ashtu edhe pas saj (vështirësisë), "Një vështirësi s'do t'i mund dy lehtësi" (el-Hakim – *Mursel*). Pra, nëse kjo është çështja e Tij, të Lartësuarit, me robërit e Tij, atëherë si mundet Ai që t'i ngarkojë ata me diçka të cilën ata s'mund ta mbërrijnë, e lere më të mos kenë mundësi apo forcë që të veprojnë?

Nivelet e Xhihadit Kur e tërë kjo të dihet, atëherë xhihadi i ka katër nivele. - Xhihadi kundër shpirtit

- Xhihadi kundër shejtanit
- Xhihadi kundër kufarëve, dhe
- Xhihadi kundër hipokritëve Xhihadi kundër shpirtit Ky xhihad degëzohet në katër nivele tjera. I pari: Që ai të bëjë xhihad kundër shpirtit me qëllim që ta mësojë udhëzimin/fenë e së vërtetës pa të cilën nuk ka sukses apo lumturi, në këtë jetë apo në tjetrën. Dhe kur shpirti ta humbasë njohurinë mbi të, ai do të jetë i mjeruar në dy vendbanimet (jetën e tanishme dhe jetën e përtejme). I dyti: Që ai të bëjë xhihad kundër shpirtit që të veprojë sipas diturisë pasi ta mësojë atë, përndryshe, vetëm dituria, pa vepra, nëse ajo nuk e dëmton, s'do t'i bëjë as dobi. I treti: Që ai të bëjë xhihad kundër shpirtit me të thirrurit në dituri dhe duke ia mësuar diturinë atij i cili nuk e di atë, përndryshe, ai do të jetë në mesin e atyre që e fshehin atë çka Allahu ka shpallur nga udhëzimi dhe dëshmitë e qarta. Kështu që dituria e tij s'do t'i bëjë dobi atij, dhe as që do ta shpëtojë atë nga dënimi i Allahut. I katërti: Që ai të bëjë xhihad kundër shpirtit në të bërit durim në vështirësitë që dalin nga të thirrurit në Allahun, dhe nga dëmi i krijesave, dhe që tërë këtë ta durojë për hir të Allahut. Pra, kur ai t'i përsosë të gjitha këto katër nivele, ai do të jetë prej *Rebanijin*, ngase Selefi janë pajtuar në atë se Dijetari nuk meriton të quhet *Rebanijjin* gjersa ta di të vërtetën, të veprojë sipas saj dhe t'ua mësojë atë të tjerëve. Prandaj, kushdo që di dhe vepron dhe ua mëson atë të tjerëve, i tilli do të ketë reputacion në mbretërinë e qiejve (d.m.th. te engjëjt). Xhihadi kundër shejtanit Sa i përket xhihadit kundër shejtanit, kjo i ka dy nivele: I pari: Të bërit xhihad kundër shejtanit në zmbrapsjen e asaj të cilën ai e hedh në robin nga dyshimet therëse dhe keqkuptimet në lidhje me Imanin. I dyti: Të bërit xhihad kundër shejtanit në zmbrapsjen e asaj që ai hedh në të nga dëshirat dhe qëllimet e çoroditura. Pas xhihadit të parë (dëbimit të dyshimeve) është bindja (*jekin*), ndërsa pas xhihadit të dytë (dëbimit të dëshirave) është durimi (*sabr*). Më i Larti ka thënë,

"Dhe Ne bëmë nga mesi i tyre udhëheqës - të cilët udhëzojnë me urdhrin tonë - kur ata treguan durim dhe qenë të bindur në shenjat Tona." (Sexhde: 24) Pra, Ai na informoi se udhëheqja në fe fitohet me durim dhe bindje. Kështu që durimi i zmbraps dëshirat dhe qëllimet e pavërteta, ndërsa bindja i dëbon dyshimet dhe keqkuptimet. Xhihadi kundër kufarëve dhe hipokritëve Ky xhihad i ka katër nivele. Me zemër

Me gjuhë

Me pasuri dhe

Me shpirt (me vetveten)

Dhe xhihadi kundër kufarëve është më i veçantë me dorë, kurse xhihadi kundër hipokritëve është më i veçantë me gjuhë. Xhihadi kundër udhëheqësve të së keqes (*dhulm*), bid'atit (risisë në fe) dhe të urryerës (*munker*) Sa i përket xhihadit kundër udhëheqësve të shtypjes, bidatit

dhe të këqijave, kjo i ka tri nivele: I pari, me dorë kur ai ka mundësi për këtë. Kështu që nëse ai s'ka mundësi, atëherë ai vazhdon me gjuhë dhe nëse edhe për këtë s'ka mundësi, atëherë ai bën xhihad me zemrën e tij. Pra, këto gjithsejtë janë trembëdhjetë nivele të xhihadit, "Kushdo që vdes dhe nuk ka luftuar, apo s'ka pasur dëshirë të luftojë, atëherë ai vdes në njërën degë të hipokrizisë". Xhihadi s'është i plotë përveç se me Hixhret (migrim), domethënia e Hixhretit, dhe se s'ka Hixhret përveç se me Iman. Dhe xhihadi s'është i plotë përveç se me hixhret, dhe s'ka xhihad e as hixhret pa Iman. Dhe ata që shpresojnë në mëshirën e Allahut, ata janë të cilët i kanë sjellur këto tri çështje. Më i Larti ka thënë,

"Vërtet, ata që kanë Iman dhe ata që kanë bërë hixhret, dhe ata që dhanë mundin (bën xhihad) në rrugë të Allahut, ata janë të cilët kanë shpresë në mëshirën e Allahut, dhe Allahu është Falës, Mëshirues" (Bekare: 218). Dhe mu ashtu siç Imani është obligim (*farz*) për çdonjërin, atëherë të dy llojet e hixhretit janë obligim për të në çdo moment: *Hixhreti* (migrimi) te Allahu, i Madhërishmi, me Teuhid, *Ihlas* (sinqeritet) dhe *inabeh* (keqardhje), *tevekul* (mbështetje), *khawf* (frikë), *rexha* (shpresë), *mehebbeh* (dashuri) dhe *teube* (pendim). Dhe po ashtu hixhret te Pejgamberi i Tij me pasim (mutabe'eh), nënshtrim, pajtim me urdhërin e tij (amr), të besuarit në informatën e tij (kheber) dhe të vendosurit e informatës dhe urdhërit të tij para informatave të kujtdoqoftë tjetër, (ashtu siç ka thënë ai (sallallahu alejhi ue selam), "Kushdo që ka bërë hixhret te Allahu dhe i Dërguari i tij, atëherë hixhreti i tij qe për hir të Allahut dhe të Dërguarit të tij. Dhe kushdo që ka bërë hixhret për këtë botë, me qëllim që të përfitojë ndonjë pjesë të saj apo ta martohet me ndonjë femër, atëherë hixhreti i tij ishte për atë të cilën ai ka migruar." Dhe të bërit xhihad kundër shpirtit të tij për hir të Allahut, është obligim për të, si dhe xhihadi kundër shejtanit të tij. Pra, e gjithë kjo është obligim për secilin individ (*fard ajn*), dhe askush s'mund t'ia ngarkojë këtë personit tjetër. Sa i përket xhihadit kundër kufarëve dhe hipokritëve, atëherë kjo mjafton me vetëm disa nga Umeti, pasi ta realizojnë qëllimin pas xhihadit. Dhe nga krijesat më të përkryer te Allahu është ai i cili i ka përkryer të gjitha nivelet e xhihadit. Dhe, krijesat dallojnë mes veti në lidhje me pozitën e tyre te Allahu, bazuar në dallimin e tyre në bërjen e niveleve të ndryshme të xhihadit. Për këtë arsye, krijesa më e përkryer dhe më bujare për Allahun ishte vula e pejgamberëve të Tij, ngase ai përsosi nivelet e xhihadit dhe bëri xhihad në rrugën e Allahut ashtu siç vërtet duhet bërë xhihad për Të. Dhe Ai po ashtu e ndërmori këtë xhihad prej momentit kur ai qe dërguar (si pejgamber) deri sa Allahu i Madhërishëm e mori atë. Pra, kur Ai i shpalli atij,

"O ti i mbështjell (në tesha)! Ngrihu dhe paralajmëro! Dhe madhëroje Zotin tënd! Dhe teshat tua pastroji!" (El-Muddethir: 1)

ai iu përvesh thirrjes me zell dhe energji, dhe u ngrit për hir të Allahut në mënyrën më komplete, dhe thirri në Allahun ditë dhe natë, fshehtazi dhe haptazi. Dhe kur Ai shpalli,

"Prandaj deklaro haptazi atë që po të urdhërohet." (El-Hixhr: 94),

ai filloi haptazi të deklarojë urdhrin e Allahut, pa u zmbrapsur nga qortimi i qortuesve. Pra, ai i thirri të vjetrit dhe të rinjtë, robin dhe personin e lirë, mashkullin dhe femrën, të kuqin dhe të ziun, dhe xhinët e njerëzit, në Allahun. Dhe kur ai haptazi deklaroi urdhrin e Allahut, dhe haptazi u bëri da'ue njerëzve të tij, dhe i thirri ata që t'i lënë zotat e tyre, dhe e bëri të ditur gabimin në fenë e tyre (shirkun në të cilin qenë ata), dëmi i tyre ndaj tij dhe atyre që iu përgjigjen atij nga shoqëruesit e tij u bë shumë i rëndë. Ata bën që ai dhe ata të përballen me

lloje të ndryshme të dëmtimeve. Dhe ky është Suneti i Allahut, të Madhërishmit, në krijimin e Tij. Mu ashtu siç Ai, më i Larti, ka thënë,

"Ty nuk të është thënë gjë tjetër pos asaj që u qe thënë të Dërguarve para teje." (Fusilet: 43) Dhe Ai tha, "Dhe kështu Ne kemi caktuar për çdo Pejgamber armiq/shejtanë (djaj) nga mesi i njerëzimit dhe xhinëve." (El-En'am: 112).

Dhe Ai tha,

"Ngjashëm, asnjë i Dërguar nuk u erdhi atyre para këtyre, e që ata të mos thonë: "Magjistar apo njeri i çmendur!" A ua kanë transmetuar ata (njerëzit e mëhershëm) këtë thënie këtyre (paganëve kurejshitë)? Madje, ata vetë janë njerëz që i tejkalojnë kufijtë (në mosbesim)!" (Edh-Dharijat:52-53). Dhe Ai, i Lartësuari, ia mbushi mendjen dhe e ngushëlloi Pejgamberin e Tij me anë të kësaj, (duke ia shpjeguar) se ai ka një shembull të mirë në të Dërguarit që kanë ardhur para tij. Dhe Ai po ashtu i ngushëlloi dhe i inkurajoi pasuesit e tij, me thënien e Tij,

"A mos menduat se do të hyni në Parajsë pa (sprovë) të këtillë, ashtu siç u erdhi atyre që vdiqën para teje? Ata qenë vrerosur me skamje dhe gjendje të këqija dhe qenë aq të tronditur, saqë edhe i Dërguari dhe ata që besuan së bashku me të thanë, "Kur (do të vijë) ndihma e Allahut?" Po! Me siguri, ndihma e Allahut është afër!" (El-Bekare: 214). Dhe thënia e Tij, "*Elif-Lam-Mim*. (Këto shkronja janë prej mrekullive të Kur'anit, dhe askush pos Allahut nuk e di domethënien e tyre). A mos menduan njerëzit se do të lihen për shkak se thonë: "Ne besojmë," dhe se s'do të sprovohen. Vërtet, Ne i kemi sprovuar ata që ishin para tyre. Dhe Allahu me siguri do ta bëjë të njohur realitetin e atyre që janë të vërtetë, dhe me siguri do ta bëjë të njohur pavërtetësinë e atyre që gënjejnë (ndonëse Allahu e di tërë këtë edhe para se t'i sprovojë ata). Apo mos menduan keqbërësit se mund të na kalojnë (d.m.th. t'i ikin dënimit Tonë)? I shëmtuar është gjykimi i tyre! Kushdo që shpreson në takimin me Allahun, atëherë afati i Allahut me siguri është duke ardhur, dhe Ai është Dëgjuesi, i Gjithëdijshmi. Dhe kushdo që bën përpjekje, ai bën përpjekje vetëm për vete. Vërtet, Allahu nuk ka nevojë për askënd nga Alemin (njerëzimi, xhinët, dhe e tërë ajo që ekziston). Atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Ne me siguri do t'ua shlyejmë veprat e tyre të këqija dhe do t'i shpërblejmë ata sipas më të mirës nga ajo që ata vepruan. Dhe Ne e kemi urdhëruar njeriun që të jetë bamirës ndaj prindërve të tij, por nëse ata përpiqen që ti t'më shoqërosh ortak (në adhurim) ndonjë gjë për të cilën ti nuk ke kurrfarë diturie, atëherë mos iu bind atyre. Tek Unë është kthimi juaj, dhe Unë do t'ju njoftoj për atë që ata bënin. Dhe ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Ne me siguri do t'i bëjmë të hyjnë (në hyrjen e) të drejtëve (d.m.th. në Parajsë). Prej njerëzve ka disa që thonë: "Në besojmë në Allahun," por nëse ata goditen me ndonjë të keqe për hir të Allahut, ata e konsiderojnë sprovën e njerëzimit si dënim të Allahut, dhe nëse fitorja vjen nga Zoti juaj, (hipokritët) do të thonë: "Vërtet! Ne ishim me ty." A s'është Allahu që di më së miri për atë që gjendet në gjokset e Alemin (njerëzimit dhe xhinëve). Vërtet, Allahu i di ata që besuan, dhe vërtet, Ai i di hipokritët." (El-Ankebut: 11). Pra, le të mendojë robi në aranzhimin e këtyre ajeteve, dhe atë çfarë ato përmbajnë nga mësimet dhe thesaret e diturisë. Ngase njerëzit, kur i Dërguari u qe dërguar atyre, ishin në mes dy çështjeve: - Ose njëri nga ata thoshte, "Ne kemi besuar"

- Ose nuk e thoshte atë, por vazhdonte në të keqen dhe në mosbesim. Që këtej, ai i cili thotë, "Ne kemi besuar", Zoti i tij do ta sprovojë atë dhe do t'ia nënshtrojë atë çrregullimit (*Fitneh*). Dhe *el-fitneh* është dëmtimi (*ibtilah*) dhe provimi (*el-ikhtibar*), ashtu që i sinqerti të mund të

ndahet prej gënjeshtarit. Dhe ai i cili nuk ka thënë "Ne kemi besuar", mos të mendojë se mund të ikë nga Allahu, meqë Ai posedon etapa të ndryshme (të fatit të këtij personi) në (dy) Duart e Tija. Dhe si mund të ikë njeriu nga Ai me mëkatin e tij, kur shtigjet e ndryshme janë të palosura ne Dorën e Tij Prandaj, kushdo që beson në të Dërguarit dhe iu bindet atyre, atëherë armiqtë e tyre do të shfaqin armiqësi ndaj tij dhe do ta dëmtojnë atë. Pra, ai do të sprovohet me atë që e lëndon atë. Dhe nëse ai nuk u beson atyre (të Dërguarve) dhe nuk u bindet atyre, ai do të dënohet në këtë botë dhe në jetën e përtejme, dhe kështu ai do të merr atë që është e dhimbshme për të, dhe kjo gjë, e cila e lëndon atë, është më e madhe në dhimbjen e vet dhe më e gjatë sesa dhimbja që e kanë ndier pasuesit (e të Dërguarve). Që këtu, nuk ka ikje nga dëmtimet për ndonjë shpirt që ka besuar apo që nuk e ka dëshiruar besimin. Mirëpo, Besimtari fillimisht i nënshtrohet dhimbjes në këtë botë, pastaj ai e gjen përfundimin e mirë në këtë botë dhe në tjetrën. Sa i përket atij që largohet nga Imani, ai e shijon kënaqësinë dhe gëzimin në fillim, pastaj hynë në dhimbjen e përjetshme. Dhe esh-Shafi'i (rahimehullah) qe pyetur, "Cila prej këtyre dyjave është më e dobishme për njeriun: Që ai të përforcohet apo që të sprovohet?" Ai u përgjigj, "Ai s'do të përforcohet gjersa të sprovohet (së pari). Dhe Allahu, më i Larti, i sprovoi pesë të Dërguarit e vendosur, dhe kur ata duruan, Ai i përforcoi ata." Pra le të mos mendojë asnjë person se ai do të lirohet nga dhimbja. Në lidhje me dhimbjen e tyre, njerëzit dallojnë vetëm në intelektin e tyre. Kështu që më inteligjenti është ai i cili e ka shitur dhimbjen e madhe të përjetshme për një dhimbje të lehtë e të përkohshme. Dhe më i mjeri prej tyre është ai i cili e ka shitur dhimbjen e lehtë e të përkohshme për dhimbjen e madhe të përhershme."

## Të jetosh më dikë që pi alkool

*Komisioni i përhershëm per studime dhe fetva*

Pyetje: Jam student në një universitet dhe jetoj me studentë të tjerë në dhomë në konviktin studentor. Nuk kam të drejtën të lëviz jashtë kësaj dhome, pra jam i detyruar të qëndroj këtu. Studentët që jetojnë me mua thonë që pinë birra. Pra, a bëj mëkat nëse rri me ta apo ha me ta, apo madje edhe të flas me ta?

Përgjigje: Nëse vërtetohet se ata konsumojnë pije dehëse, atëherë largohu nga ata në konvikt sa më shumë që mundesh nëse ata nuk pranojnë këshillën tënde për të hequr dorë nga ky akt djallëzor [të pirjes së alkoolit). Nëse s'mund ta lësh konviktin, atëherë shmangu ndenjes me ta, bisedës me ta dhe ngrënies me ta, përveç në raste të domosdoshmërisë; përndryshe ti do të mëkatosh.

Dhe, me Allahu është suksesi dhe Allahu dërgoftë përshëndetje dhe bekime mbi pejgamberin [salallahu alejhi ue selam] dhe mbi familjen dhe shoqëruesit e tij.

## Udhëheqësit e paditur dhe opinionet e dënueshme

*el-Hafidh ibn Haxher*

*Kaptina: Çfarë është përmendur lidhur me kundërshtimin e opinionit dhe barrën e analogjisë*

"Mos paso [mos fol] rreth asaj për çka nuk ke njohuri". [el-Isra, 36]
Na e ka transmetuar Se'id bin Telid se ibn Uehb ma ka transmetuar nga AbduRrahman bin Shureih dhe të tjerë veç tij, nga Ebul-Esued se Urwe ka thënë:"Abdullah bin Amr bëri haxhin me ne, kështu që e dëgjova të thotë:'Kam dëgjuar pejgamberin, salallahu alejhi ue selam, të thotë:
"Vërtet, Allahu nuk do ta heqë dijen, pasi jua ka dhënë atë, duke e rrëmbyer atë prej jush, por do ta heqë atë me anë të vdekjes së dijetarëve. Kështu, do të mbeten vetëm njerëzit e paditur, të cilët do të pyeten dhe do të përgjigjen sipas mendjes së tyre. Në këtë mënyrë, ata do të humbasin dhe do t'i humbasin të tjerët".
Ia rrëfeva këtë Aishes, bashkëshortes së pejgamberit, salallahu alejhi ue selam. Pastaj, Abdullah bin Amr bëri haxhin përsëri dhe ajo më tha:"O biri i motrës sime, shko te Abdullahu dhe vërteto atë çfarë ma transmetove nga ai". Shkova tek ai dhe e pyeta, dhe ai ma tha të njëjtën gjë. Kështu, u ktheva te Aisha dhe e njoftova. Ajo u befasua dhe tha:"Pasha Allahun! Vërtet, Abdullah bin Amr ka mbajtur në mend".
el-Hafidh bin Haxhr el-Askelani përmend në shpjegimin që i bën këtij hadithi:
"Në këtë hadith ka ndalim për sa i përket bërjes udhëheqës të njeriut të paditur. Kjo, për shkak të çrregullimeve dhe ligësisë që mund të dalin nga kjo. Dhe kjo mund të përdoret nga ai, që nuk e lejon të paditurin të caktohet për vendimmarrje, edhe nëse ai është inteligjent dhe i moralshëm. Mirëpo, nëse duhet bërë zgjidhje mes një dijetari të prishur dhe një injoranti të devotshëm, injoranti ka më shumë përparësi. Kjo, sepse devotshmëria e tij do ta pengojë atë nga nxjerrja e vendimeve pa dije dhe, si pasojë, do ta shqyrtojë rastin dhe do të pyes [rreth çështjes në fjalë].
Po ashtu, në këtë hadith ka inkurajim për dijetarët dhe për nxënësit të marrin nga njëri-tjetri dhe të dëshmojnë për njëri-tjetrin në të mësuarit përmendsh dhe në mirësi. Hadithi, po ashtu, tregon se si një dijetar duhet t'i nxisë nxënësit e vet të marrin nga të tjerë veç tij, që të përfitojnë edhe nga tjetri për atë çfarë ai [dijetari] nuk ka...
Ibn Battal ka thënë:"Bashkërendimi mes asaj çfarë ka në ajet dhe në hadith, në lidhje me mosmiratimin e veprimeve të bazuara në opinion dhe çfarë është bërë nga Selefët në nxjerrjen e vendimeve, është se formulimi i ajetit ka të bëjë më të folurën e dënueshme, që s'ka dije në të. Pra, kjo ka të bëjë veçanërisht me atë që flet sipas opinionit të palidhur me ndonjë parim fundamental. Për sa i përket domethënies së hadithit, ajo është një mosmiratim ndaj atij që jep fetua pa dije. Për këtë shkak, ai i përshkruan ata si të humbur dhe që i humbasin të tjerët.
Në anën tjetër, ai që nxjerr vendime bazuar në një parim fundamental [], qoftë nga Libri i Allahut, nga Suneti apo nga [konsensusi], atëherë kjo është e lavdërueshme. Nëse, ndërkaq, nxjerrja e vendimeve nuk është e bazuar në ndonjë nga këto burime, kjo është e dënueshme".

## Vozitja e femrës me automjet me personin i cili nuk eshte mahrem

*Shejh Ibn Baz*

Pyetje: A është e lejuar që femra të vozitej me automjet me personin që nuk është mahrem?

Përgjigje: Nëse femra është vetëm, nuk është lejuar të ulet në automjetin me personin që nuk është mahrem, pasi që ajo në këtë rast vetmohet me të. Në hadithet e sakta transmetohet se i Dërguari i All-llahut, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë:
"Mos të vetmohet mashkulli me femrën pa prezencën e mahremit të femrës" [Buhariu dhe Muslimi];
"Asjnë njeri nuk vetmohet me femrën vetëm se do të jetë shejtani me ta" [Tirmidhiu dhe Ahmedi].
Nëse në prezencën e tyre është edhe nje mashkull apo më shumë, ose edhe nje femër apo më shumë, nuk ka pengesë që të voziten së bashku, pasi që në këtë rast i largohet vetmimit. Mirëpo, duhet plotësuar dy kushte:
- e para: mos të jetë personi i dyshimtë; - e dyta: mos të jetë udhëtim. Në rast të udhëtimit, femra duhet të jetë me mahrem [me personat që e ka të ndaluar martesën].
Argument për këtë i kemi fjalët e të Dërguarit , sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem:
"Femra të mos udhëtojë pa mahrem". [Buhariu dhe Muslimi]
Nuk ka dallim ndërmjet udhëtimit tokësor dhe atij detar apo ajror.

## Greva e urisë

*Shejh Salih Feuzan,*

Pyetje: Cili është vendimi lidhur me përmbajtjen nga të ngrënit për një periudhë të kufizuar apo të pakufizuar kohore, posaçërisht në burg, atëherë kur kjo është e vetmja metodë apo mënyrë për ta tërhequr vëmendjen kah vetja brenda burgut, për të apeluar për të drejta njerëzore brenda burgut?
Përgjigje: Përmbajtja nga të ngrënit si formë proteste, nëse kjo e dëmton personin apo bëhet shkak për vdekje, s'është e lejueshme, për shkak të thënies së më të Lartit:
« Dhe mos vritni vetveten » [en-Nisa, 29]
Nëse, në anën tjetër, përmbajtja nga të ngrënit nuk do ta dëmtojë dhe kjo çon në arritjen e një qëllimi të lejueshëm, atëherë s'ka problem në këtë, nëse personi është i shtypur dhe dëshiron ta lirojë vetveten nëpërmjet kësaj padrejtësie [grevës së urisë].

## Të punuarit në bankë

*Shejh Muhammed Salih el-Uthejmin [rahimehullah]*

Pyetje: Si është gjykimi i punësimit në bankat të cilat merren me kamatë dhe si është gjykimi i shfrytëzimit të shërbimit të këtyre bankave?
Përgjigje: Punësimi dhe të punuarit në banka të tilla është i ndaluar. Pasi ata të cilët punojnë me ta, u ndihmojnë në punët e kamatës dhe me këtë hyjnë nën mallkimin e Allahut që transmetohet nëpër hadithe të sakta të të Dërguarit të Allahut, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem:
"E ka mallkuar i Dërguari i Allahut, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, atë të cilin e merr kamatën, atë që jep dhe dy dëshmitarët", dhe tha: "Të gjithë këta janë të njëjtë".
Dhe nëse në të [sh.p. në këtë punë] nuk i ndihmojnë, atëherë ai është prej atyre që është i kënaqur me të, dhe heshtja e aprovon të bërit e atij harami.

Kështu që nuk lejohet punësimi nëpër bankat ku punohet me kamatë. Ndërsa sa i përket vendosjes së parave në bankat me kamatë, kjo është e lejuar, nëse tregohet nevoja për këtë, kur nuk ka vend tjetër më të sigurt, dhe me kusht që të mos merret kamata prej saj. Nëse do të merrej kamata, do të ishte haram.

## Punësimi i femrës

*Komisoni i i përhershëm për fetva*

Pyetje: Si është gjykimi Islam në lidhje me punësimin e femrës? Nëse është e lejuar, ku mundet femra të punojë?

Përgjigje: Nuk ka mospajtime rreth asaj se femra mund të punojë. Megjithatë, dijetarët ndahen rreth fushës së punësimit rreth vendeve ku femra mund të veprojë. Besojmë se femra duhet të punojë, para së gjithash, në shtëpi dhe ato punë që janë specifike për femrat, si p.sh. në edukimin e fëmijëve, përgatitjen e ushqimit, pastrimin e larjen e rrobave, të gjitha ato lloje të punëve që i përgjigjen familjes islame.

Nuk ka pengesë të punojë në fushën e arsimit, shitblerjes, industrinë e tekstilit, në rrobaqepësi dhe të ngjashme, nëse puna e saj në fushat e lartpërmendura nuk do ta dërgojë në diç që është e ndaluar me sheriat, siç është përzierja me të huajt [njerëzit të cilët nuk i ka të afërt/] në atë mënyrë që mund të shkaktojë ngatërresë dhe moskryerje të obligimeve familjare, duke mos ua lënë të tjerëve ato obligime, pra, që ajo të mund t'i kryejë vetë.

# *QESHTJE TE GRUAS*

## Çfarë është përcaktuar në Sheriat për mbartjen e veshjes gjatë namazit?

*Shejh el-Feuzan,*

Pyetje: A bën që një vajzë të falet me pantallona? Çfarë veshje është urdhëruar në Sheriat për namaz?

Përgjigje: S'është e lejueshme të mbartet veshja e cila tregon gjymtyrët dhe formën e trupit të femrës. Veshja e ngushtë s'është e lejueshme për meshkujt apo femrat, por është veçanërisht e ndaluar për femrat, ngaqë fitneja [pasojat e këqija] në këtë rast është më e madhe.

Për sa i përket namazit veçanërisht, nëse një person falet me *auretin* [pjesën e turpshme të trupit] e mbuluar me të tillë veshje, namazi i tij është i vlefshëm në vetvete, ngaqë *aureti* është mbuluar, por ai po mëkaton duke u falur në veshje të ngushtë ngaqë ai ka shkel në një nga rregullat e namazit duke mbartur veshje të ngushtë. Kjo është nga njëri aspekt. Aspekti tjetër është se kjo është shkak për joshje dhe tërheq vëmendjen, veçanërisht në rastin e

femrës. Kështu, femra duhet të mbulohet me veshje të çlirët, që i mbulon ato dhe nuk tregon ndonjë nga gjymtyrët e trupit të tyre apo të tërheqë vëmendjen. Pra, veshja s'bën të jetë e rralluar apo e tejdukshme, por duhet të jetë veshje që fsheh, e cila do ta mbulojë femrën plotësisht.

## A e anulon abdesin lustrimi i thonjve dhe a duhet të përsëritet namazi?

*Komisioni i përhershëm per studime dhe fetva*

Përgjigje: "Nëse ngjyra është e padepërtueshme, abdesi s'është i vlefshëm, përveç nëse hiqet para marrjes së abdesit. Nëse ngjyra është e depërtueshme, abdesi është i vlefshëm, siç është rasti me kanën".

Imam Shafi [Allahu e mëshiroftë] ka thënë:

"Nëse ka ndonjë rrëshirë [lëndë ngjitëse] apo diçka të trashë që e parandalon ujin ta mbërrijë lëkurën, larja që personi i bën asaj pjese për abdes, s'është e vlefshme, përveç nëse e heq atë të tërën apo e heq aq sa për të depërtuar uji tek lëkura".

el-Neueui [Allahu e mëshiroftë] ka thënë:

"Nëse ka dyllë, brumë, kanë dhe të ngjashme me këto në ndonjërën nga gjymtyrët e personit, gjë që do ta pengonte ujin të depërtonte tek ndonjë pjesë të gjymtyrës, atëherë pastrimi i tij s'është i vlefshëm, qoftë sasia e madhe apo e vogël. Nëse ka gjurmë të kanës në dorë apo tjetërkund dhe ngjyra e saj ka mbetur pa pasur ndonjë material [shtresë e] ngurtë, apo ka gjurmë yndyre të lëngshme, përmes së cilës rrjedh uji mbi gjymtyrën por nuk qëndron aty, pastrimi i tij është i vlefshëm".

## Lëshimi i frymës nga vagjina

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A e prish abdesin lëshimi i frymës nga gjenitalet e gruas [vagjina]?

Përgjigje: Kjo nuk e prish abdesin, ngaqë nuk vjen nga një vend i papastër siç është rasti me frymën që del nga anusi.

## Afati i menstruacioneve

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A ka numër të caktuar ditësh, për zgjatjen minimale dhe maksimale të menstruacioneve?

Përgjigje: S"ka numër të caktuar ditësh, për zgjatjen minimale apo maksimale të menstruacioneve, sepse Allahu ka thënë:

"Të pyesin lidhur me menstruacionet - Thuaj: kjo është adha [gjë e dëmshme për burrin që të ketë marrëdhënie seksuale me gruan e vet, ndërsa ajo ka menstruacionet], prandaj largohuni nga gratë gjatë menstruacioneve dhe mos iu afroni atyre, derisa të pastrohen [nga menstruacionet, dhe të jenë larë]". [el-Bekare, 222]

Kështu, Allahu nuk e ka kufizuar me ditë periudhën e përmbajtjes, por ka thënë që periudha e përmbajtjes përfundon kur gruaja të pastrohet. Kjo tregon që arsyeja për këtë vendim janë menstruacionet, dhe fakti se a ka apo nuk ka menstruacione. Kur menstruacionet të jenë të pranishme, zbatohet ky vendim; kur menstruacionet të përfundojnë, ky vendim nuk zbatohet më. Për më shumë, nuk ka dëshmi për të vendosur një afat kohor për menstruacionet, ndonëse ka pasur nevojë [në kohën e pejgamberit, salallahu alejhi ue selam] për të shpjeguar këtë përcaktim, nëse do të kishte ekzistuar një përcaktim i tillë. Po të kishte një përcaktim të tillë, do të kish qenë shpjeguar në Librin e Allahut dhe në Sunetin e të dërguarit të Tij, salallahu alejhi ue selam. Bazuar në këtë, kurdo që gruaja të shohë një lloj gjaku, i cili njihet tek gratë si gjak menstruacioni, atëherë ky është gjak i menstruacioneve, pa qenë kjo e kufizuar me një kohë të caktuar, përveç nëse gjakderdhja është e vazhdueshme dhe nuk ndalet kurrë, apo ndalet për një kohë të shkurtër, një apo dy ditë të muajit, gjë që është istihadeh [gjakderdhje vagjinale jo-menstruale].

## Aureti i muslimanes para një muslimane

*Abdurrazak Afifi*

Pyetje: Cili është aureti i femrës muslimane para muslimanes?
Përgjigje: Aureti i muslimanes para muslimanes është ndërmjet kërthizës dhe gjunjëve. Megjithatë, duhet pasur parasysh se në lidhje me këtë çështje ka dhe mendime të tjera. I lejohet muslimanes që t’i japë gji fëmijës para një muslimaneje tjetër.

## Avreti i femrës muslimane në mesin e muslimaneve

Me të vërtetë, të gjitha falemnderimet i takojnë All-llahut. Atë e lavdërojmë, prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje tek All-llahu nga epshet dhe veprat tona të këqija. Dëshmoj se nuk meriton të adhurohet askush përpos All-llahut, që është Një dhe i pa shokë, dhe dëshmoj se Muhammedi është rob dhe i Dërguari i Tij.
Më pas (në vazhdim):
Avreti i femrës muslimane në mesin e muslimaneve
Ky seksion pyetje përgjigjesh është marrë nga shejh Salih ibn Fawzan ibn Abdullah el-Fawzan (hafidhahullah).
All-llahu subanehu ve teala në Kur’anin fisnik thotë:
“... të mos ua tregojnë bukuritë e tyre askujt përveç burrave të vet, baballarëve të vet ose baballarëve të burrave të vet, djemve të vet ose djemve të burrave të vet, vëllezërve të vet ose djemve të vëllezërve të vet, apo djemve të motrave të veta, ose grave të tyre (që u përmendën) dhe robëreshave, të cilat i kanë në pronësinë e tyre, ose shërbëtorëve nga meshkujt të cilët nuk ndiejnë nevojë për femrat, ose fëmijët që nuk e kanë arritur pjekurinë për gra..." [En-Nur 31]
Nga kjo që është theksuar në ajetin e lartshënuar konkludojmë se femrës besimtare i lejohet që t’i tregojë bukuritë e saja (si p.sh fytyra, flokët, qafa, parakrahun, pjesa e poshtme e

këmbës, vall-llahu a'lem) në mesin e muslimaneve, robëreshave si dhe fëmijëve që nuk e kanë arritur pjekurinë për gra.
Megjithatë, pyetja ka të bëjë me llojet e veshjes, të cilat janë të lejuara dhe të përshtatshme në këso lloj situatash.

Është pyetur shejh Salih ibn Feuzan (All-llahu e ruajt):"Shumica e femrave kanë një opinion se avreti i femrës në mesin e femrave është ndërmjet gjurit dhe kërthizës. Shumica nga këto gra nuk ngurrojnë që të veshin rroba të ngushta apo i kanë të pambuluara pjesën më të madhe të gjoksit dhe të kraharorit. Çka mendoni ju për këtë?"
Përgjigje:"Ajo që kërkohet nga femra muslimane është të jetë e dëlirë dhe të ketë turp, të jetë shembull për motrat e saja muslimane, dhe në mesin e grave besimtare të mos zhvishet jashtë normales, që t'u tregojnë njëra-tjetrës avretet. Kjo është çfarë fillimisht u takon atyre të bëjnë dhe kjo është më e sigurt. Nëse ajo e tregohet e shkujdesur nëshfaqjen e asaj që nuk është e nevojshme të shfaqet, kjo mund të çojë edhe më tej në shkujdesje dhe, si pasojë, në atë që është e ndaluar. All-llahu e di më së miri".

Pyetje:"Femra e cila vesh rroba të ngushta në mesin e femrave, a ka të bëjë me hadithin "... gratë të cilat janë të veshura, por janë të zhveshura..."?
Përgjigje:"Nuk ka dyshim se mbartja e rrobave të ngushta, e cila tregon vijën e pjesëve të trupit, është e ndaluar, përveç nëse në prani të burrit të saj, ndërsa në prani të të tjerëve përpos burrit është e ndaluar, edhe nëse ka të pranishme vetëm gra. Sepse kjo do të ishte një shembull i keq për to, dhe kjo do të ndikonte tek gratë e tjera që edhe ato të bartin rroba të tilla të ngushta. Gruaja e tillë është e obliguar që ta mbulojë avretin e saj me një fustan të gjerë dhe të jetë e mbuluar përpara çdokujt, përpos burrit të saj. D.m.th avreti i saj duhet të mbulohet si para grave të tjera, ashtu edhe para burrave të tjerë, përveç asaj që konsiderohet e përshtatshme për ta shfaqur në mesin e grave, si p.sh. fytyra dora, shputa e këmbës dhe gjëra tjera që kanë nevojë të zbulohen...

## Gruaja heq qimet e fytyrës dhe qimet e këmbëve dhe duarve

*Komisioni i përhershëm per studime dhe fetva*

Pyetje: Ç'është 'en-nems'? Dhe, a është e lejueshme që gruaja të heqë qimet e fytyrës dhe qimet e këmbëve dhe duarve nëse këto qime i shkaktojnë neveri burrit të saj?
Përgjigje: I gjithë falënderimi i takon Allahut, dhe Allahu dërgoftë përshëndetje dhe bekime mbi të dërguarin e Tij dhe mbi familjen dhe shoqëruesit e tij. Më tej:
'en-nems' është heqja e qimeve nga vetullat; dhe kjo s'është e lejueshme, meqë i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] mallkoi atë që heq qimet nga vetullat, si dhe atë që lejon të heqen qimet e këtilla. Mirëpo, është e lejueshme për gruan të heqë qimet e fytyrës dhe po ashtu qimet e këmbëve dhe duarve.
Me Allahun qëndron suksesi, dhe Allahu dërgoftë bekime dhe përshëndetje mbi pejgamberin tonë [salallahu alejhi ue selam], mbi familjen dhe shoqëruesit e tij.

## Ç'është më mirë për gruan: të falë namazin në shtëpinë e saj apo në el-Mesxhid el-Haram [Meke]?

*Sheikh ibn Uthejmini*

Kjo pyetje i është bërë shejhut tonë bujar, Muhamed ibn Salih el-Uthejmin, pas namazit të Sabahut në el-Mesxhid el-Haram të martën më 27 Ramadan, 1420 [4 Janar, 2000].

Ç'është më mirë për gruan: të falë namazin në shtëpinë e saj apo në el-Mesxhid el-Haram [Meke]?

Shejhu bujar [Allahu e mëshiroftë] shkurtimisht u përgjigj duke thënë se është më mirë për gruan të falet në shtëpinë e saj, për atë që është përmendur në hadith:

"Mos i parandaloni gratë e juaja nga shkuarja në mesaxhid. Mirëpo, shtëpitë e tyre janë më të mira për to".

Fjala mesaxhid [shumësi i mesxhid/xhami] përfshin të gjitha xhamitë, duke përfshirë këtu el-Mesxhidil Haram në Meke, el-Mesxhid en-Nebeuij në Medine dhe el-Mesxhid el-Aksa në el-Kuds [Jerusalem]. Andaj, bazuar në këtë hadith, është e qartë se është më mirë për gruan të falet në shtëpinë e saj.

## Çfarë duhet të bëjë [për shlyerje të mëkatit] një grua e cila qëllimisht aborton fetusin e saj?

*Shejh Salih el-Fauzan*

Përgjigje: Nëse shpirti është frymuar në fetusin dhe ai ka nisur të lëvizë, pastaj gruaja e aborton atë dhe ai vdes, atëherë ajo konsiderohet të ketë vrarë një shpirt dhe është e obligueshme të bëjë shlyerje, që është lirimi i një robi. Nëse s'mund ta bëjë këtë, ajo duhet të agjërojë dy muaj rresht dhe t'i pendohet Allahut. Kjo është kur shtatzënia është mbi katër muaj, sepse në këtë rast në të është frymuar shpirti. Kështu, nëse ajo e aborton pas kësaj kohe, duhet të ofrojë shlyerje [kefaret] siç e përmendëm. Kjo është një çështje serioze dhe s'është e lejueshme të merret lehtësisht. Allahu e di më së miri.

## Çfarë duhet të bëjë gruaja me përfundimin e menstruacioneve

*Salih el-Feuzan*

Me përfundimin e menstruacioneve të saja, gruaja duhet të kryejë ritualin e pastrimit, gjë që përfshin tërë trupin e saj, me qëllim të pastrimit të vetes së saj. Kjo është provuar me thënien e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]: "Nëse ju vijnë menstruacionet, lëreni namazin. Kurse, kur të përfundojnë, pastrohuni dhe vazhdoni namazin." [Buhari]

- Mënyra e këtij pastrimi []

Gruaja e bën qëllimin për menjanimin e papastërtisë apo pastrimin e vetvetes për të kryer namazin dhe akte tjera të ngjashme të adhurimit. Atëherë, ajo duhet të thotë, 'Bislmilah' [me emrin e Allahut]. Ajo pastaj duhet të derdhë ujë nëpër gjithë trupin e saj dhe t'i lagë rrënjët e flokëve me të, ndonëse, nëse i ka të lidhura, s'është e domosdoshme që t'i zgjidhë ato, por ajo vetëm i lagë me ujë. Po ashtu, është e lejueshme për të që të përdorë [fletët e drurit të Lotusit (zambaku i ujit. Bot.)] apo ndonjë mjet tjetër të pastrimit. Po ashtu, është [e rekomanduar]

për të që ta vë një copë pambuku të parfumosur në vaginë, pas larjes. Kjo është provuar me rastin kur pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] e urdhëroi Esmën për ta bërë këtë. [Muslim]

## Vendimi për sa i përket faljes në namazit në çorapet e holla gjysmë të tejdukshme

*Shejh Ibn Baz*

Pyetje: Çfarë është vendimi për sa i përket një gruaje të veshur me një mantel të hollë që tregon veshjen e saj? Ngjashëm, çfarë është vendimi për sa i përket *mestit* [fshirjes] mbi çorapet e holla gjysmë të tejdukshme, të quajtura çorapë najloni?

Përgjigje: S'është e lejueshme për gruan të falet në veshje shumë të ngushtë. Namazi në një veshje të tillë s'është i rregullt. Në vend të kësaj, është e detyrueshme për të që të falet në veshjen që mbulon, përmes të cilës s'mund të shohësh çfarë ka përmbas saj apo ngjyrën e lëkurës. Kjo ngaqë gruaja është *auret* [duhet të mbulohet]. Është e detyrueshme për të ta mbulojë tërë trupin e saj në namaz, përveç fytyrën dhe duart e saj. Nëse ajo i mbulon edhe duart, kjo është më mirë. Për sa i përket shputave të saj, ajo duhet ose t'i mbulojë ato me çorapë që mbulojnë dhe i fshehin ato, apo me veshje [me fustan, për shembull] që i mbulon ato.

## Deklarata të dijetarëve rreth prerjes së flokëve të muslimaneve

*Shejh Muhamed bin Salih el-Uthejmin,*

"Dijetarët islamikë nuk janë të një mendjeje rreth prerjes së flokëve të tyre. Disa prej tyre kanë thënë se prerja e flokëve të saj është e papëlqyeshme, përveç kur të bëhet haxhi apo umreja, ndërsa të tjerët e kanë ndaluar, duke thënë që nuk është e lejueshme. Disa dijetarë e kanë lejuar këtë, me kushtin që të mos ketë ngjashmëri me gratë jomuslimane apo burrat jomuslimanë. Është e ndaluar që gruaja të ngjajë me burrin. Kjo është mëkat. Po ashtu, e njëjta gjë vlen për sa i përket imitimit të grave mosbesimtare. Ndaj, mendoj që ajo s'bën ta presë flokun e vet qoftë përpara, qoftë prapa kokës". ["Fetawa Menar el-Islam" 826/3]

Shejh Salih el-Feuzan, rahimehullah, ka thënë:

"Flokët e një gruaje janë bukuria e saj, prandaj kërkohet prej saj që të përkujdeset për to. Modelimi i flokëve për zbukurim duhet të jetë përbrenda kufijve të ligjshëm dhe mënyrave të lejueshme. Ajo duhet t'i fshehë flokët e veta nga burrat që nuk i ka mehrem [burrat me të cilët mund të martohet]. Prerja e flokëve apo përngjasimi me ato të burrave, duke bërë shtrembërimin e formës së tyre apo duke ndryshim të panevojshëm të ngjyrës së tyre, e gjithë kjo është e palejueshme, përveç kur flokët gri të ngjyhen me ngjyrë tjetër veç të zezës, gjë e cila kërkohet nga gratë. Mirëpo, s'bën të ketë shpenzime të tepërta në modelimin e flokëve, dhe gruaja s'bën të shkojë tek sallonet për modelimin e flokëve, ku, për shembull, punëtorët janë ose burra, ose gra jomuslimane. Gruaja mund t'i modelojë flokët e veta në shtëpi, sepse kjo është modesti dhe më e lehtë për t'u bërë". ["el-Daua" 1211]

Në një tjetër rast, shejhu ka thënë:

"Nëse prerja e flokëve të saj nuk përfshin joshjen e ndokujt, apo nëse kjo është e nevojshme ngaqë flokët e saj janë rritur tepër dhe e bezdisin atë, atëherë nuk prish punë që të prehen

ato, sepse gratë e pejgamberit, salallahu alejhi ue selam, i shkurtonin flokët pas vdekjes së tij, në mënyrë që të hiqnin dorë nga zbukurimet, dhe i shmangeshin rritjes së flokëve. Por nëse gruaja prenë flokët me qëllim që t'u ngjasojë grave mosbesimtare apo t'u ngjasojë burrave, atëherë prerja e flokëve, pa dyshim, është e ndaluar, sepse kjo do ta bënte atë të ngjashme me mosbesimtarët. Nëse prerja bëhet për arsye kozmetike dhe për pispillosje, atëherë, mendoj që kjo s'është e lejueshme". ["el-Daua" 240]

*Shejh Abdul-Aziz bin Baz*, rahimehullah, ka thënë:
"Nuk dimë për sa i përket prerjes së flokëve të gruas, por rruajtja e flokëve është e ndaluar, prandaj gruaja s'bën ta rruajë kokën. Mirëpo, nëse ajo i prenë flokët ngaqë i ka të gjata apo të shumta, kjo s'prish punë. Prerja e flokëve duhet të kryhet në mënyrën që do t'i pëlqente bashkëshortit të saj dhe s'bën të jetë e ngjashme me ato të gruas jomuslimane. Rruajtja e kokës së saj s'është e lejueshme, përveç në rast të sëmundjes".

## Gjykimi mbi veshjen e pantallonave nga gratë

*Abdurrazak Afifi*

Pyetje: Cili është gjykimi i veshjes së pantallonave nga gratë?
Përgjigje: Nëse gruaja vesh pantallona duke qenë e mbuluar sipër me rrobë të gjerë, kjo nuk konsiderohet përngjasim me burrat, për sa kohë që i mban të veshura poshtë mbulesës. Përngjasimi i ndaluar ndodh nëse nuk vesh gjë tjetër mbi to.

## Mjekimi tek doktori, edhe pse ka doktoresha

*ibn Uthejmin*

Pyetje: Si është gjykimi Islam i mjekimit të femrës tek mjeku [mashkull, sh.p], nëse në të njëjtën kohë në atë regjion ka mjeke [femër]?
Përgjigje: Nëse doktori dhe doktoresha janë të specializuar në degë të njëjtë dhe aftësinë e dijes e kane te njëjtë, femrës nuk i lejohet të shkojë tek mjeku [mashkull. Sh.p], meqë nuk ka nevojë për të. Mirëpo, nëse mjeku është në nivel më të lartë të specializimit dhe dijes, femrës i lejohet të mjekohet tek ai, pasi kemi të bëjmë me nevojën, ndërsa nevoja i bën të lejuara këto dhe gjëra të ngjashme.

## Shejh Albani dhe namazi i gruas prapa burrave

Pyetje: Janë disa xhami në të cilat gratë falen nën xhami, vend i cili është i njohur (në Arabisht) si "dhoma e fjetjes" (podrumi), apo në katin e sipërm të xhamisë. Ne gratë nganjëherë falemi në këto xhami derisa e përcjellim Imamin nga një vend prej ku ne nuk e shohim Imamin apo ata (burrat) të cilët e përcjellin atë. Nganjëherë në xhami ka vend-falje për burra në të cilën gjindet një hapësirë e gjerë dhe e zbrazët. A është namazi jonë korrekt nëse ne nuk e shohim Imamin apo ndonjë nga ata të cilët e përcjellin atë? Kjo është në rastin

kur ne hyjmë në xhami dhe nuk e dimë se në cilin rekat gjindet ai. Po ashtu, a është e lejuar në këtë situatë që të përcillet vetëm mikrofoni? A është në rregull që ne ta përcjellim Imamin derisa ne jemi në katin e sipërm apo katin e ulët, meqenëse e dimë se nganjëherë në xhami ka vend mjaft (që të falen gratë në të)?

Përgjigje: Përgjigja ndaj kësaj është në dy pjesë:

Pjesa e parë: Ajo se namazi në këtë situatë është korrekt përderisa gratë falen në xhami, pa marrë parasysh se a bëhet kjo në pjesën e sipërme apo të ulët. Përderisa ato ta dëgjojnë Tekbirin (thënien: Allahu Ekber) për ndërrimin e pozitës së Imamit nga qëndrimi (kijami) në ruku pastaj në sexhde.

Pjesa e dytë: Nuk është e pëlqyer që gratë të falin namaz të këtillë, përveç nëse vendi i burrave është i zënë me burra të cilët falen dhe gratë s'mund të gjejnë ndonjë vend për vete pas rreshtave (të burrave). Në këtë situatë është e lejuar për to që të falen – siç thamë më parë – në pjesën e sipërme të xhamisë apo pjesën e ulët të saj. Sidoqoftë, nëse ka ndonjë hapësirë të zbrazët në xhami (pas burrave) në të cilin falet Imami me burra pas tij, atëherë s'është e lejuar për gratë që të shkojnë lart në nivelin e sipërm të xhamisë apo në nivelin e ulët të saj ku s'mund t'i shohin lëvizjet e Imamit apo lëvizjet e atyre që e përcjellin atë. Arsyeja për këtë kthehet prapa tek dy çështje:

Çështja e parë është se Pejgamberi (sallallahu alejhi ue selam) ka thënë, "Rreshtat më të mirë për burra janë rreshtat e parë dhe më të këqijtë janë ata të fundit, ndërsa rreshtat më të mirë për gra janë rreshtat e fundit dhe më të këqijtë janë rreshtat e parë." Kjo do të thotë vetëm në platformën në të cilën faleshin Pejgamberi dhe Shoqëruesit e tij. Gratë nuk ishin në nivelin e sipërm apo të ulët. Pika delikate këtu është ajo se mikrofoni mund të mos dëgjohet nganjëherë, ndërsa herave tjera mund të jetë krejtësisht i ndalur. Në këtë rast, namazi i grave të cilat e përcjellin namazin në nivelin e sipërm apo të ultin, dhe prej aty nuk e shohin namazin e burrave të cilët falen pas Imamit, anulohet. Prandaj, përfundimi i kësaj përgjigje është se namazi në nivelin e sipërm apo të ulët është korrekt. Sidoqoftë, nuk është e lejuar që gratë qëllimisht të falen në atë vend nëse ka hapësirë në vendin e faljes së burrave ku gratë mund të falen në pjesën e prapme të atij vendi. Kjo në esencë është përfundimi i kësaj pyetje."

## Qime që lejohet të heqen

*Komisioni i përhershëm per studime dhe fetva*

Nuk ka mëkat për një grua nëse ajo heq qimet në pjesën e sipërme të buzëve, kofshëve, këmbëve dhe krahëve. Kjo nuk është pjesë e tenemus (heqjes) që është e ndaluar

Këshilli u pyet: Si është gjykimi islamik mbi heqjen e qimeve midis vetullave?

Ata u përgjigjen: Është e lejuar t'i heqësh atë, sepse kjo nuk është pjesë e vetullës. (Fetaua el-Lexhneh el-Da'imeh, 5/197)

Këshilli u pyet: Si është gjykimi mbi një grua që heq qime nga trupi i saj?

Ata u përgjigjen: Është e lejueshme për të ta bëjë, përveç qimeve të vetullave dhe kokës. Nuk është e lejueshme për atë të heqi flokët e saj ose të heqi ndonjë pjesë të vetullave, qoftë me rruajtje ose mënyra të tjera.

Shpjegim për el-nemes:

el-nemes do të thotë heqja e qimeve të vetullave e cila nuk është e lejueshme, sepse Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) e mallkoi gruan që heq vetullat (el-namiseh) dhe atë që i bën vetullat të hequra (el-mutenemmiseh).

### Si mund ta di gruaja se menstruacionet e saja kanë përfunduar

*Dr. Salih el-Feuzan*

Fundi i menstruacioneve tregohet me ndërprerjen e rrjedhës së gjakut, gjë e cila mund të njihet në dy mënyra:
1) Rrjedha e derdhjes së bardhë. Kjo është derdhje e bardhë që është në ngjasim me sherbetin e gëlqeres, dhe zakonisht rrjedh pas menstruacioneve. Ngjyra e saj ndryshon sipas dallimeve të gjendjeve të gruas.
2) Tharja e vaginës. Ajo mund ta kuptojë këtë duke e futur një copë pambuku në pjesën intime të saj, e ajo nuk del e lagësht – me shenja gjaku, apo derdhje të zverdhur apo bojë kafe.

## SEKTE

### Paralajmërimi i njerëzve kundër devijuesve

*Sheikh Ibn Baz Fetaua Islamijeh*

Pyetje: A është e lejuar që të përmendësh emrat dhe karakteret e njerëzve kur ndonjë dëshiron të kritikojë ata dhe mënyrën e tyre të të menduarit?
Përgjigje: Nëse dikush shkruan diçka që kundërshton Sheriatin e pastër dhe e shpërndan atë material, ose nëse ai propagandon atë qëndrim në mediat, është e detyrueshme që ta refuzosh atë dhe të shfaqësh haptazi gënjeshtrat e asaj që thotë. Nuk ka asgjë të keqe në përmendjen e emrit të atij personit ose në paralajmërimin e njerëzve për atë nëse ai thërret në risi (bidat), shirk, ose nëse i thërret njerëzit në atë që Allahu e ka ndaluar ose në mosbindje. Deri në këtë ditë ka patur njerëz të ditur dhe besimtarë nga njerëzit e thirrjes për te e vërteta dhe mbartësit e Sheriatit, që kanë kryer këtë detyrim sinqerisht për Allahun (Subhanehu ue Te'ala) dhe për mirësinë e shërbëtorëve të Tij, duke e kundërshtuar të gabuarën, ftuar njerëzit te e vërteta, dhe paralajmëruar të tjerët kundër atyre që propagandojnë gënjeshtra dhe retorikë () shkatërruese.
Dhe Allahu është Përhapësi i (gjithë) suksesit.

## Ti quash Havarixhë autorët e atentateve në Arabi

*Sheikh Salih el Fevzan*

Pyetje: A është e lejuar të futësh në emërtimin havarixhë autorët e atentateve në këtë shtet (Arabi), duke e ditur që një grup prej tyre nuk e bëjnë jobesimtar autorin e mëkateve të mëdha?

Përgjigje: T'i përshkruash si havarixhë është minimumi (më e pakta) që mund të themi për ta. Në qoftë se ata (havarixhët) e bëjnë të lejuar (aktet e tyre), atëherë ata janë kafira (jobesimtarë).

Por në qoftë se ata nuk e bëjnë të lejuar atë që bëjnë, po besojnë që do të shpërblehen dhe që kjo është xhihad në rrugën e Allahut, atëherë në këtë rast ata janë të devijuar, medhhebi tyre është ai i havarixhëve dhe gjykimi mbi ta është ai i havarixhëve.

Shejh Feuzani u pyet mbi faktin që a ka njerëz që i kanë ideologjitë e havarixhëve në këtë kohë. Shejhu ua ktheu:

"*Subhannallah* (i pastër nga të metat është Allahu)!!! Kjo ekziston aktualisht. A nuk është vepër e havarixhëve t'i bësh kafira (jobesimtarë) muslimanët? Me keq se kjo: Të vrasësh muslimanët dhe t'u bësh dëm atyre me atentate, ky është medhhebi i havarixhëve i cili është i përbërë prej tre karakteristikash:

E para: Ti bësh jobesimtarë muslimanët. E dyta: Të dalësh nga bindja e pushtetarëve. E treta: Ta bësh hallall gjakun e muslimanëve.

Ky është medhhebi i havarixhëve. Edhe në qoftë se personi beson në këtë por nuk e thotë dhe nuk e vë në praktikë, ai konsiderohet havarixh në besimin e tij dhe në ideologjinë e tij".

## Të flasësh kundër njerëzve të bidatit

*Ubejd el-Xhabirij*

Pyetje: Cili është qëndrimi juaj, Allahu ju ruajt, për atë që thotë:"Nuk është e lejueshme që të flitet kundra njerëzve të bidatit, përderisa ata janë Muslimanë". Dhe ai përdor si argument thënien e të Dërguarit (Salallahu alejhi ues-selem):"Gjaku, pasuria dhe nderi i Muslimanit është i shenjtë për Muslimanin tjetër". Na jepni dobi, Allahu ua shpërbleftë.

Përgjigje: Po filloj duke thënë: e para, fik'hu, apo kuptimi se si të përdorim argumentet, është:

(1) Të sillen të tëra tekstet rreth temës në fjalë

(2) Pastaj shihet se cilat prej tyre janë gjithëpërfshirëse dhe cilat janë të kufizuara

(3) Pastaj (cilat prej tyre janë) të përgjithshme dhe cilat janë të veçanta, specifike

(4) Pastaj cilat prej tyre janë që të çojnë në kuptimin bazë (muxhmel) dhe cilat janë që zgjerohen më tej (). Kjo është rruga më e mirë, e vetmja që përdorimi i argumenteve nuk plotësohet veçse nëpërmjet saj. Ngjashëm është edhe:

(5) Të shikohet se cilat prej tyre janë tekste të premtimit për shpërblim të mirë dhe cilat janë tekste të premtimit për ndëshkim

Kjo është ajo mbi të cilën janë Ehlus-Suneh. Sepse vërtet Ehlus-Suneh nuk i peshojnë thëniet dhe veprat e njerëzve vetëm se me dy njësi: tekstet e Librit dhe Sunetit dhe konsensusi i dijetarëve . Kështu që kushdo që është në përputhje me tekstet dhe konsensusin e dijetarëve, atëherë ne pranojmë prej tij; kushdo që kundërshton një tekst ose konsensus të dijetarëve,

atëherë ai refuzohet, kushdo qoftë ai. Kështu që kur kjo të jetë kuptuar, ne duhet ta vendosim këtë hadith bashkë me hadithet e tjera. Për shembull, shembulli i një hadithi të cilin ne duhet ta vendosim me këtë, që t'i kuptojmë ata në harmoni (me njëri-tjetrin), është thënia e tij (Salallahu alejhi ues-selem):
"Do të vijnë njerëz që do t'ju tregojnë atë që ju s'e keni dëgjuar ndonjëherë, e as baballarët tuaj. Kështu që ruhuni prej tyre". Hadithi është mbledhur nga Muslimi në hyrjen e Sahihut të tij, ngjashëm edhe Begaui e ka mbledhur atë në Sherhus-Suneh.
Kështu që bëhet e qartë se kuptimi që Muslimani (nga hadithi në pyetje), gjaku pasuria dhe nderi i të cilit janë të shenjta, është Muslimani i cili nuk i dëmton pasuesit e Islamit, edhe nëse ai ka qenë bidatçi i cili e mbante bidatin për vete, i cili nuk thërriste për në tëdhe rrinte i heshtur. Ky është rasti me bidatçiun që e mban bidatin për vete, nuk lejon në të dhe as që thërret në të.
E dyta, nëse do të shihnim tek Selefët e këtij Umeti, duke filluar me shokët e Profetit (Salallahu alejhi ues-selem), Tabi'unët, dhe ata që erdhën pas tyre, do të gjenim se librat e tyre janë plot me refuzime të njerëzve të dëshirave, duke folur keq për ta dhe duke i urryer ata.
Nga këto thënie është edhe thënia e Abdullah ibn Abbasit (radija-Allahu anhu):"Pasha Allahun, nuk mendoj se shkatërrimi i ndonjërit do të ishte më i dashur për Shejtanin". Është thënë:"Si kështu?" Ai u përgjigj:"Një bidat është shpikur në Lindje dhe në Perëndim, dhe një njeri e sjell atë tek mua. Kur ai më mbërrin, unë e shtyp atë me Sunet".
Dhe el-Faruk (Umer ibnul-Khattab), radij-Allahu anhu, ka thënë:"Kini kujdes nga njerëzit e mendimeve! Sepse vërtet, ata janë njerëz që nuk kapen pas transmetimeve të të Dërguarit të Allahut (Salallahu alejhi ues-selem) dhe pastaj ata flasin duke u bazuar në mendimet e tyre, prandaj ata devijuan dhe shkaktuan devijimin e të tjerëve".
Dhe ngjashëm, paralajmërimet që rrodhën nga Selefët që erdhën më pas, vazhduan. Imamët e fesë nxorën paralajmërime, kurse njerëzit e dijes dhe të praktikës paralajmëruan kundra bidatit dhe njerëzve të tij. Kështu që kur kjo të jetë kuptuar, atëherë ti e di se personi që tha atë deklaratë ose është një injorant që nuk e njeh da'uen [mënyrën e thirrjes së] e Selefit dhe as nuk e di se si bashkëveproi Ehlus-Suneh kundër atyre që kundërshtuan (Sunetin), ose një person i dëshirave që dëshiron të krijojë një atmosferë të lehtë për njerëzit e bidatit, që ata të pranohen mes njerëzve.

## Dobitë nga mësimi mbi sektet e shmangura

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Çfarë dobie ka nëse kërkuesit e diturisë mësojnë rreth sekteve të Mu'tezileve, Xhehmije dhe Hauarixh, pasi ato nuk ekzistojnë në kohën e sotme?
Përgjigje: Të mësuarit rreth sekteve që janë shmangur në kohën e sotme ka disa dobi, të cilat janë:
Që ne t'i njohim bazat e shmangies [devijimit] të pozitave të tyre, në mënyrë që të mund t'i përgënjeshtrojmë nëse hasim në to, dhe në realitet ato ekzistojnë. Dhe, thënia e pyetësit se ato nuk ekzistojnë sot, bazohet vetëm në dijen e tij. Pra, ajo që ne e dimë dhe të tjerët që kanë lexuar rreth çështjeve të njerëzve, është se këto sekte ekzistojnë dhe janë aktive në

propagandimin e porosisë së tyre. Dhe për shkak të kësaj, është e domosdoshme që t'i analizojmë opinionet/pikëpamjet e tyre, me qëllim që t'i njohim pavërtetësitë e tyre dhe ta njohim të vërtetën, si dhe t'i përgënjeshtrojmë ata [prej tyre] që bisedojnë me ne.

## Devijimi i Havarixhëve pavarësisht adhurimit të tyre

*Shejh Meshhur Hasen Selman*

Pyetje: Si u bë që Hauarixhët të jenë të devijuar, pavarësisht faktit se ata i përkushtohen shumë adhurimit?

Përgjigje: Sa i përket konsideratës se Hauarixhët i përkushtohen shumë adhurimit, kjo është e vërtetë. I Dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] vërtet i ka përshkruar ata duke thënë: "Do të vijnë njerëz dhe ju s'do ta zini për gjë namazin tuaj, kur ta krahasoni me namazin e tyre, si dhe agjërimin tuaj krahasuar me agjërimin e tyre. Ata do ta këndojnë Kuranin, por s'do t'i kalojë fytet e tyre". [el-Buhari, 3414]

Pra, ku është devijimi? Burimi i devijimit qëndron në dy çështje: ose për shkak të qëllimeve të prishura, të cilat e pengojnë personin nga veprat e mira, ose për shkak të të kuptuarit të gabuar. Një person mund të adhurojë dhe të japë mund të madh, mirëpo mund të mos e kuptojë si duhet fenë e Allahut.

Pra, mu ashtu siç pasja e mangësive në dëgjueshmëri është gjynah, ashtu edhe shtimi në atë që është obligim është gjynah. Kështu, devijimi i Hauarixhëve, të cilët bënë tekfir në Aliun dhe në ata që ishin me të, ishte për shkak të të kuptuarit të gabuar.

Kuptimi i shtrembër është më i rrezikshëm sesa qëllimi i prishur. Prej këtu, ai që nuk e kupton si duhet një çështje të fesë, pavarësisht qëllimit të tij, është më i rrezikshëm për Islamin dhe për muslimanët sesa ai që e kupton Islamin si duhet, por qëllimet i ka të gabuara.

Personi që bën gjynah të madh, siç është kurvëria apo pirja e alkoolit, e pranon shkeljen që bën. Mirëpo, si do të pendohet një bidatçi ndërsa mendon se ai po adhuron Allahun me bidatin që ai bën? Hauarixhët janë njerëz të tekave. Ata i luftojnë pushtetarët për pushtet dhe ky është shkaku pse ata bëjnë tekfir në njerëzit.

Kam hasur në një *ether* [transmetim] nga el-Hasen el-Basri, të cilin e përmend Ibn Hijjan et-Teuhidij në librin e tij *el-Besa'ir ued-Dekha'ir*, në vëllimin e parë, faqe 156, ku ai sqaron devijimin e Hauarixhëve. Ai thotë:

"Një njeri erdhi te el-Hasen dhe e pyeti se çka mendonte për Hauarixhët, dhe ai u përgjigj:

- Ata janë njerëz që e kërkojnë këtë bot

- Pse thua që ata e kërkojnë këtë botë, kur ndonjë prej tyre hidhet midis gjuajtësve derisa të vritet, dhe lë pas vetes gruan e fëmijët -, ia ktheu ai.

- Më trego për pushtetarin! A ju pengon të falni namazin, të jepni zekatin, të bëni haxhin dhe umren? Ajo që shoh unë është se ata [pushtetarët] ju ndalojnë nga pasuritë e kësaj bote dhe ky është shkaku pse po i luftoni'".

Domethënë, ju po i luftoni ata që të mund të jeni sundues e ta merrni pushtetin. Kështu, sipas el-Hasen el-Basrit, Haurixhët janë njerëz të kësaj bote dhe devijimi i tyre qëndron në të kuptuarit e fesë.

## Katër llojet e Murxhiave

Marrë nga *Es'ile ue Axhuibeh fi Mesa'il el-Iman uel Kufr*, nr.4

Pyetje: Cilat janë llojet e Murxhiave? Dhe cilat janë qëndrimet e tyre lidhur me çështjet e imanit/besimit?

Përgjigje: Murxhiat janë katër llojesh.

Lloji i parë: ata që thonë se imani është vetëm pasje njohurish rreth Allahut [*ma'rife*], pa besuar në Allahun [*tesdik*]. Ky është qëndrimi i Xhehmive, dhe kjo është e folmja më e përbuzur dhe më e urryer. Kjo, po ashtu, është kufr [mosbesim] në Allahun, sepse idhujtarët [*mushrikin*] e moçëm, si Firauni, Hamani, Karuni, Iblisi, të gjithë ata e njihnin Allahun dhe besonin me zemër, por nuk e shprehnin atë me gjuhët e tyre e as që vepronin sipas saj me gjymtyrët e tyre. Pra, kjo dije nuk u bëri punë atyre.

Lloji i dytë: Ata që thonë se imani është vetëm *tesdik* [besimin në Allahun] me zemër. Ky është qëndrimi i Esharive dhe kjo, po ashtu, është pavërtetësi, sepse mosbesimtarët besonin në Allahun me zemrat e tyre ndërsa e dinin që Kurani dhe i Dërguari është i vërtetë. Dhe çifutët dhe të krishterët kishin njohuri rreth kësaj:

» Atyre që u dhamë Librin [çifutët dhe të krishterët] e njohin atë [Muhamedin] ashtu siç i njohin bijtë e tyre « [el-Bekare, 146]

Pra, ata besojnë me zemrat e tyre! Më i larti, lidhur me idhujtarët, ka thënë:

» Vërtet, Ne e dimë që fjalët e tyre të vrerosin [O Muhamed]. Ata [idhujtarët, keqbërësit] nuk po të mohojnë ty, por po i mohojnë ajetet e Allahut « [el-En'am, 33]

Kështu, këta njerëz nuk e kanë shprehur besimin me gjuhët e tyre e as që kanë kryer vepra me gjymtyrët e tyre sipas besimit që kishin, kështu që ata nuk kanë qenë besimtarë të vërtetë.

Lloji i tretë: Këta janë Keramitët, e kundërta e ideologjisë Esharite, ata që thonë se imani shprehet me gjuhë, por pa besuar me zemër. S'ka dyshim që kjo e folme është pavërtetësi, sepse munafikët [hipokritët], ata që do të jenë në shtresën më të ulët të Zjarrit, thonë:"Dëshmojmë se askush s'meriton të adhurohet, përveç Allahut, dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij" me gjuhët e tyre, por nuk besojnë në këtë dhe nuk e konfirmojnë me zemrat e tyre, siç ka thënë më i larti:

» Kur të vijnë hipokritët të ti [O Muhamed], thonë:'Dëshmojmë se ti, vërtet, je i dërguar i Allahut'. Allahu e di që ti je i dërguar i Allahut dhe Allahu dëshmon se hipokritët janë gënjeshtarë. Ata i kanë bërë betimet e tyre mbulesë [për hipokrizinë etyre] dhe i pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut. Vërtet, e lig është ajo çfarë ata bënin « [el-Munafikun, 1-2];

» ... e thoshin me gojët e tyre atë që s'ishte në zemrat e tyre « [Aali Imran, 167]

Lloji i katërt : Këta janë grupi me shkallën më të ulët të *irxhas*, ata që thonë se imani është besim me zemër dhe shprehje më gjuhë, por veprat [e gjymtyrëve] nuk hyjnë në këtë. Ky është qëndrim i*murxhietul fukaha*, dhe kjo, po ashtu, është e pasaktë.

## Në lidhje me aderimin në grupe apo parti Islamike

*Shejh Salih bin Feuzan*

Pyetje: A konsiderohet risimtar në fe [bidatçi] personi i cili aderon në grupe të ndryshme?

Përgjigje: Kjo varet nga grupet. Për sa i përket grupeve të cilat kanë gjëra [d.m.th. koncepte, thirrje dhe ideologji] që janë në kundërshtim me Librin [Kur'anin] dhe Sunetin, atëherë personi i cili aderon në këto, konsiderohet bidatçi.1

1 Shënim nga Shejh Xhemal el-Harithi: esh-Shejh Bekr bin Abdullah Ebu Zejd tha në librin e tij, "*Hukm ul-Intima'ilal-Firak uel-Ahzab uel-Xhema'at il-Islamije*" [Vendimi në Lidhje me Aderimin në Sekte, Parti dhe Grupe Islamike], në faqe 96-97:"Nuk është e lejuar që një person të caktohet [si dikush i posaçëm] për umetin [Popullin Musliman] dhe të thirret në rrugën e tij, dhe të bëhet miqësi dhe armiqësi bazuar në rrugën e tij. Kjo s'është e lejuar për askë tjetër përveç për Pejgamberin dhe të Dërguarin tonë, Muhamedin [salallahu alejhi ue selam]. Pra, kushdo që e ngrit ndonjë person tjetër pos Pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] mbi këtë [d.m.th, rrugën e tij], atëherë ai ka devijuar dhe është bidatçi." Shejh ul-Islam Ibn Tejmije [Allahu e mëshiroftë] tha në *el-Fetaua* [20/164]: "Nuk i takon askujt që të caktojë ndonjë person për Umetin dhe të thërret në rrugën e tij, dhe të bëjë miqësi dhe armiqësi bazuar në rrugën e tij, përveç në atë të Pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]. As që u takon që të caktojnë ndonjë thënie tjetër në të cilën ata e bazojnë miqësinë dhe armiqësinë e tyre, përveç thënieve të Allahut dhe të Dërguarit të Tij, dhe në çfarëdoqoftë që umeti është pajtuar [d.m.th. konsensusi]. Më saktë, kjo është prej veprave të njerëzve të bidatit [Ehlul-Bid'a], të cilët caktojnë për vete ndonjë person apo thënie [d.m.th. ide] me të cilën ata e përçajnë umetin. Ata bëjnë miqësi dhe besnikëri bazuar në atë thënie [apo ide] apo atë grup, dhe armiqësohen [me të tjerët] bazuar në atë.." esh-Shejh Bekr tha, pasi që e transmetoi këtë thënie të Ibn Tejmijes: "Dhe kjo është situata e shumicës së grupeve dhe partive Islamike sot. Ajo se ata caktojnë disa individë apo udhëheqës për vete, pastaj e shoqërojnë dhe e duan atë që i përkrah ata njerëz, dhe e armiqësojnë atë që i kundërshton këta njerëz. Dhe ata i dëgjojnë këta njerëz në çdo gjë që ata iu japin si vendim pa iu referuar Librit [Kur'anit] dhe Sunetit, dhe pa pyetur për dëshmitë e tyre në lidhje atë çka thonë ata apo e japin si verdikt." Ky është fundi i thënies së tij siç është shënuar në librin e tij, "*Hukm ul-Intima*".

## Si duhet t'i trajtojmë librat dhe kasetat e njerëzve të devijuar

*Salih el-Feuzan*

Pyetje: Cili është vendimi i vërtetë në lidhje me leximin e librave të bidatçinjëve dhe dëgjimin e kasetave të tyre? Përgjigje: Nuk është e lejuar që të lexohen librat e bidatçinjëve apo të dëgjohen kasetat e tyre, përveç për atë që ka ndër mend t'i përgënjeshtrojë ata dhe të sqarojë devijimin e tyre.

Në lidhje me personin i cili teksa ka filluar [studimin], nxënësit e dijes, dhe njerëzit e rëndomtë, apo personin i cili i lexon vetëm sa për të parë se çfarë gjendet në to, e jo për t'i hedhur poshtë ato dhe për të shpjeguar gjendjen e këtyre [librave çorientuese], atëherë për këta persona s'është e lejuar që t'i lexojnë këto libra. Kjo ngase ato mund të ndikojnë në zemrën e tij1 dhe t'i shkaktojnë konfuzion, dhe kështu ai mund të dëmtohet nga e keqja e tyre. Prandaj, s'është e lejuar të lexohen librat e njerëzve të devijimit, përveç për dijetarët që janë specialistë, me qëllim që të përgënjeshtrohen këto libra dhe të paralajmërohet kundër tyre.

Vërtet transmetimet nga Selefi në lidhje me paralajmërimin kundër njerëzve të dëshirave dhe bidateve janë tepër të shumta që të mohohen [*Muteuatir*]. Pra, ja ku janë disa prej këtyre transmetimeve, të cilat po jua prezantojmë ne juve: Ebu Kulabe ka thënë, "Mos rrini me ta – njerëzit e bidatit – e as mos u përzieni me ta, ngase vërtet unë nuk ndihem i sigurt prej tyre se nuk do t'ju zhytin të gjithëve në devijimin e tyre, apo do t'ju ngatërrojnë në shumicën e asaj që tashmë e dini." [el-Lalika'i, 1/134, dhe libri *el-Bida uen-Nehi'enha*, f.55, dhe libri *el-I'tisam* nga esh-Shatibi, 1/172.] Ibrahim en-Nekhe'i ka thënë, "Mos u ul me njerëzit e bidateve dhe mos u fol atyre, sepse vërtet unë kam frikë se zemrat e juaja do të bëhen femohuese." [*el-Bida'uen-Nehi'enha,* f.56, dhe *el-I'tisam*, 1/172.] Ebu Kulabe ka thënë, "O Ejub – es-Sekhtijeni – mos lejo që njerëzit e dëshirave të kenë qasje në të dëgjuarit tënd [dmth mos i dëgjo fare ata]." [el-Lalika'i, 1/134.] el-Fudejl bin Ijad ka thënë, "Nëse e shihni një bidatçi në rrugë, ju merrni tjetër rrugë." [el-Lalika'i, 2/475.] Ebu Zer'e qe pyetur lidhur me el-Harith bin Esed el-Muhasibi dhe librat e tija, kështu që ai i tha pyetësit, "Ruaju nga këto libra. Këto janë libra të bidatit dhe devijimit. Ju duhet t'i përmbaheni rrugës së vjetër [dmth rrugës së Selefit]." Atij gjithashtu i qe thënë, "Në këto libra ka mësim të mirë." Kështu që ai u përgjigj, "Kushdo që nuk merr mësim prej Librit të Allahut, atëherë për të nuk ka mësim të mirë në këto libra." Ai pastaj tha, "Sa shpejt njerëzit u turren bidateve." [el-Tehthib, 2/117, dhe Tarikh Bagdad, 8/215.] el-Imam Ahmed ka thënë deklarata të ashpra lidhur me el-Muhasibi kur qe pyetur për të, dhe prej asaj çfarë ai i tha pyetësit ishte, "Mos u mashtro me uljen e kokës së tij [dmth në devotshmëri], ngase vërtet ai është njeri i keq… mos i fol atij dhe për të s'duhet të ketë respekt… dhe kjo s'do të jetë e njohur perveç për atë i cili e njeh mirë atë." [Shiko transmetimin në tërësi në 'Hashije', nr.49, f.30.] Pra, ky është menhexhi i Selefit në trajtimin e njerëzve të bidateve, dhe pozita e tyre në lidhje me librat e tyre dhe dëgjimin e të folmes së tyre. Pra krahasojeni këtë me kasetat e tyre [dmth dëgjimin e kasetave të tyre.]

## Refuzimi i gabimeve të Sejid Kutbit, Hasen el-Bena dhe Mustafa es-Siba'it

*sheikh Ahmed en-Nexhmi*

Pyetje: Si është opinioni juaj në lidhje me ata që refuzojnë gabimet e disa librave te Sejid Kutbit, Hasen el-Bena dhe Mustafa es-Siba'it, dhe të tjerë përveç tyre nga njerëzit, gabimet e të cilëve ndikojnë akiden e çdo muslimani, ndërsa të tjerët thonë: nuk është e lejueshme t'i refuzosh gabimet e tyre, sepse ata janë *muxhtehidun* (të kualifikuar për te bërë *ixhtihad*/gjykim i pavarur i llogaritur mirë). Pra, si është opinioni juaj në lidhje me ata që thonë këtë dhe gjëra të ngjashme? Dhe Allahu ju shpërbleftë me të mirë.

Përgjigje: Në të vërtetë, sigurisht këta (njerëz) kanë gabime të shejtanosura në akide. Dhe ajo që është e detyrueshme për muslimanin, madje e detyrueshme për njerëzit e dijes, është që të qartësojë të vërtetën. Për sa i përket njerëzve të dijes që heshtin (pa folur gjë) në lidhje me gënjeshtrën (të pavërtetën) derisa ajo të jetë shpërndarë, atëherë kjo nuk është e lejueshme, kurrë! Por në të kundërt, cilido që refuzon ata, ai konsiderohet si muxhahid në Rrugën e Allahut.

# SHITBLERJE

## Fitimi i më shumë se 10 %

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pyetje: A është e lejueshme për tregtarin të fitojë më shumë se 10% në mallin [që ai shet]?
Përgjigje: Se sa fiton tregtari, s'është ligjësuar në Sheriat, mirëpo s'është e lejueshme për muslimanin t'i mashtrojë ata që blejnë nga ai, në mënyrë që ai të shesë me një çmim të panjohur [të ndryshëm nga vlera vepruese] në treg. Mirëpo, është ligjësuar që muslimani s'duhet ta teprojë në fitimet e tij, por duhet të jetë tolerant nëse ai shet apo blen, siç ka inkurajuar pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] për një qasje tolerante në bashkëveprime [me njëri-tjetrin].
Dhe me Allahun qëndron i tërë suksesi dhe Allahu dërgoftë paqe dhe bekime mbi pejgamberin tonë [salallahu alejhi ue selam] dhe mbi familjen dhe shoqëruesit e tij.

## A është e lejueshme të hiqet një pjesë e borxhit, nëse kryhet pagesa më herët

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pergjigje: "Kjo është një çështje lidhur me të cilën ka dallime në mendime. Pikëpamja e saktë është se është e lejueshme të hiqet një pjesë e borxhit, me qëllim që borxhi të paguhet më herët. Kjo është transmetuar nga Imam Ahmed. Po ashtu, ky ka qenë qëndrimi i shejh Ibn Tejmijes dhe i shejh Ibn el-Kajjimit, dhe i është atribuuar Ibn Abasit [radijallahu anhu]".
Ibn el-Kajjim ka thënë:
"Kjo është e kundërta e kamatës, sepse kamatë do të thotë shtimi i kohës së lejuar dhe i sasisë së borxhit, gjë që e dëmton borxhliun. Por, ajo për çka po flasim është se borxhliu e paguan borxhin dhe huadhënësi përfiton duke i marrë paratë më herët. Kështu, të dyja palët kanë dobi, pa u dëmtuar ndonjëra prej tyre. Ndryshe nga rasti i kamatës për të cilën ka konsensus, sepse në këtë rast borxhliut i bëhet dëm, kurse i tërë fitimi i takon huadhënësit. Kjo, pra, është e kundërta e kamatës".

## Përfitimi nga pasuria e kamatës

*shejh Albani*

Pyetja: A i lejohet njeriut të marrë nga pasuria e prindit të vet dhe të përfitojë nga ajo në tregti, duke pasur parasysh se prindi i vet bashkëpunon me bankat e kamatave?
Përgjigjja: Çdonjëri i cili ka arritur moshën e pjekurisë e ka për obligim që të japë mundin e vet maksimal për t'u larguar nga përfitimi prej mallit të kamatës apo ngrënies së saj. Andaj, ai han nga ajo përderisa malli është pashmangshëm i nevojshëm për të. Mirëpo, të zgjerohet në këtë pasuri haram, nuk i lejohet atij. All-llahu e di më së miri!

## Blerja e aksioneve në kompanitë private

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Komisioni i Përhershëm qe pyetur rreth blerjes së aksioneve në një kompani private, e cila merret vetëm me aktivitete bamirëse, me bujqësi, me banka, me kompani sigurimi dhe me industri të naftës.

Përgjigja: Është e lejueshme të blihen aksione në këto kompani, për sa kohë që nuk përfshihen në fajde; nëse ata bëjnë punë më fajde, nuk është e lejueshme, sepse është vërtetuar në Kuran dhe në Sunet si edhe me konsensus dijetarësh se lidhja tregtare me fajde është haram. Ngjashëm, nuk është e lejueshme të blihen aksione në kompanitë e sigurimit, sepse politikat e sigurimit janë të paqarta dhe nënkuptojnë blerjen e një gjëje të panjohur, dhe ato përfshijnë edhe fajdenë, kështu që këto janë të ndaluara, sipas sheriatit Islamik.

## Dispozita e blerjes së aksioneve të kompanive dhe bankave që merren me kamatë

Falënderimi i takon Allahun, i Cili është i vetëm, ndërsa salavatet dhe selamet ia dërgojmë Pejgamberit tonë, Muhammedit (sal Allahu alejhi ve sel-lem).

Këshilli i Akademisë Islamike të Fikhut, i cili vepron në kuadër të Ligës së Botës Islame, në sesionin e katërmbëdhjetë, të mbajtur në Meke, me datën 21/01/1995, shqyrtoi këtë temë dhe mori vendimin që vijon:

1. Meqenëse shitblerja konsiderohet e lejuar në parim, atëherë edhe formimi i shoqërive aksionare për qëllime dhe aktivitete të lejuara konsiderohet i lejuar sheriatikisht.
2. Nuk ka mospajtime mes dijetarëve lidhur me ndalimin e pjesëmarrjes në aksione të kompanive qëllimi esencial i të cilave është harami, siç janë ato që veprojnë me kamatë, prodhojnë apo tregtojnë gjëra të ndaluara.
3. Nuk i lejohet një muslimani blerja e aksioneve të kompanive apo bankave të cilat në disa transaksione të tyre punojnë me kamatë, nëse ai është në dijeni për këtë.
4. Nëse një person ka blerë aksione duke mos qenë në dijeni se ajo kompani bën transaksione me kamatë, pastaj më vonë është vënë në dijeni për atë, atëherë e ka obligim që të tërhiqet nga blerja e tyre.

Ndalesa për këtë është e qartë, sepse kanë ardhur argumente nga Kurani dhe Suneti që e ndalojnë kamatën. Po ashtu, blerja e aksioneve të kompanive që kanë transaksione me kamatë, duke qenë bleresi në dijeni për këtë, nënkupton se është pjesëmarrje e drejtpërdrejtë e tij në kamatë. Sepse aksioni paraqet një pjesë të shpërndarë të kapitalit të kompanisë, që tregon se aksionari e posedon një pjesë të atij kapitali. Andaj çdo kredi që kompania e merr apo e jep me interes, aksionari e posedon një hise të saj, sepse kompania vepron në bazë të autorizimeve të aksionarëve, kurse autorizimi për punë të ndaluara është i ndaluar.

## Cilat janë fushat më të mira për të punuar, për t'u punësuar dhe për të bërë tregti?

Ibn Tejmije

Shejh el-Islam ibn Tejmije qe pyetur si vijon:

"Pyes shejhun dhe Imamin, pasuesin e selefëve dhe udhëheqësin e gjeneratave të mëvonshme, njeriun më te ditur nga ata që kam takuar në lindje e në perëndim, Tekij el-Din Ebul-Abas Ahmed ibn Tejmije, që të m'i shpjegojë mënyrat më të mira për jetesë".
Ai, Allahu e mëshiroftë, u përgjigj:
"Mënyra më e mirë e fitimit për jetesë është t'i zësh besë Allahut dhe të besosh që Ai është i aftë të përkujdeset për ty, dhe të mendosh mirë për të. Kjo do të thotë se, ai që duhet të punojë për jetesë, duhet të t'i kthehet Atij dhe ta lusë Atë, siç ka thënë Allahu, sipas një hadithi kudsij, në të cilin pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Të gjithë ju jeni të uritur, përveç atyre që Unë i ushqej. Më lutni t'ju ushqej, Unë do t'ju ushqej. Të gjithë ju jeni të zhveshur, përveç atyre që Unë i vesh. Më lutni t'ju vesh, Unë do t'ju vesh".
Dhe el-Tirmidhi ka transmetuar nga Enes [radijallahu anhu] se i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Secili prej jush le ta lusë Zotin për çfarë ka nevojë, edhe nëse ajo është një rrip i këputur i sandales. Se, nëse Allahu nuk e lehtëson këtë për të, ai s'do të jetë i aftë ta ndreqë atë". [Një rrëfenjë e ngjashme e transmetuar nga Nëna e besimtarëve, Aisha, është cilësuar si *Sahi*. Shih *el-Daife* nr.1362]
Allahu thotë:
"... kërkoni Allahut nga të mirat e Tij" [el-Nisa, 32];
"Atëherë, kur të ketë përfunduar namazi i xhumasë, ju mund të shpërndaheni nëpër tokë dhe të kërkoni të mirat e Allahut [me punë]..." [el-Xhumua, 10].
Ndonëse kjo i referohet namazit të xhumasë, domethënia vlen për të gjitha namazet.
Prej këtu, dhe Allahu e di më së miri, pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] na ka thënë që, kur të hyjmë në xhami, të themi:"*Allahume iftah li ebwabe rahmetike*/O Allah, m'i hap dyert e mëshirës sate", dhe, kur të dalim nga xhamia, të themi:"*Allahume inni es'eluke min fadlike*/O Allah, kërkoj nga të mirat Tua".
Dhe Ibrahimi, miku i afërt i Allahut, ka thënë:
"Kërko furnizimin tënd vetëm nga Allahu dhe adhuroje Atë, dhe ji mirënjohës". [el-Ankebut, 17]
Ky është një urdhër, dhe urdhri e bën të nevojshme përgjigjen. Pra, të kërkosh ndihmë nga Allahu, t'i kthehesh Atij lidhur me çështjen e furnizimit dhe të tjera çështje është një parim i rëndësishëm.
Pra, njeriu duhet të kërkojë fitimin me respekt për veten dhe me krenari, që Allahu ta bekojë atë për të. Njeriu s'bën ta marrë atë me një qëndrim të dëshpëruar dhe me lakmi. Paraja duhet të jetë si tualeti, për të cilin njeriu ka nevojë, por që nuk zë vend të posaçëm në zemër. Të përpiqesh për fitim parash është sikurse të përpiqesh ta ndreqësh tualetin. Sipas një hadithi *merfu*, i cili është transmetuar nga et-Tirmidhi dhe të tjerët:
"Kushdo që e ka këtë botë shqetësimin kryesor, Allahu do ta shpartallojë atë, dhe ai do të ketë një ndjenjë paniku dhe humbjeje, dhe s'do të marrë gjë nga kjo botë, përveç asaj që tashmë i është caktuar. Kurse, kushdo që zgjohet dhe shqetësim kryesor e ka jetën e përtejme, Allahu do ta bëjë atë të përqendruar dhe të kënaqur, do t'i japë një ndjenjë pavarësie dhe përfitimet e kësaj bote do t'i vijnë me ose pa dashje".

Një nga selefët ka thënë:"Ju keni nevojë për gjërat e kësaj bote, por për hisen tuaj në jetën e përtejme keni nevojë edhe më të madhe. Nëse filloni me hisen tuaj në jetën e përtejme, atëherë hisja juaj në këtë botë do të vijë automatikisht".
Allahu thotë:
"Dhe Unë [Allahu] nuk i kam krijuar xhinët dhe njerëzit veçse të më adhurojnë [vetëm Mua]. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim [dmth furnizim për ta apo për krijesat e Mia] e as nuk kërkoj prej tyre të më ushqejnë [dmth të ushqejnë vetët e tyre apo krijesat e Mia]. Vërtet, Allahu është furnizues i përgjithshëm, i pushtetshëm, më i fuqishmi". [el-Dharijat, 56-58]
Për sa i përket saktësimit të veçimit të mjeteve për jetesë, qoftë kjo në industri, biznes, ndërtim, blegtori, etj., kjo ndryshon nga një person tek tjetri. Nuk di për ndonjë vendin të përgjithshëm, por, nëse ka ndonjë drejtim që personi dëshiron ta marrë, atëherë le të kërkojë udhëzimin e Allahut dhe të falë namaz të *istiharës* ashtu siç na është mësuar nga mësuesi i të gjitha të mirave [salallahu alejhi ue selam]. Sepse në këtë ka bekim aq të madh, saqë s'mund të kapet nga mendja e njeriut. Atëherë, çfarëdo që lehtësohet për të, ai duhet të jetë i kënaqur me atë, përveç nëse është diçka e dënueshme në baza islamike.

## T'u dalësh përpara tregtarëve, para se të vijnë në treg

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pyetje: Cili është vendimi mbi takimin e tregtarëve në rrugë, para se ta sjellin mallin e tyre në dyqane, dhe blerjes prej tyre?
Përgjigje: Lavdërimi i qoftë Allahut. Është haram t'u dalësh përpara shitësve në rrugë, para së ata të mbërrijnë vendet që janë të përgatitura për shitjen dhe blerjen e mallrave, sepse kjo bie në kategorinë e njëjtë si takimi i kalorësve [karvanit] që janë në ardhje e sipër, gjë që është e ndaluar për shkak të hadithit që është transmetuar nga Imam Ahmed, ku thuhet:
"Mos i zini në rrugë mallrat, përpara se të mbërrijnë në treg".
Po ashtu, është transmetuar nga el-Buhari, në Sahi-në e tij [4/373], nga Nafi, nga Abdullah ibn Umer, Allahu qoftë i kënaqur me të:
"Ne i takonim kalorësit dhe blinim ushqim prej tyre, por pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, na e ndaloi këtë, derisa ushqimi ta mbërrinte tregun". Sipas një versioni të transmetuar nga Nafi, Abdullahu ka thënë:
"Ata blinin ushqim nga skaji në fillim i tregut dhe e shitnin aty ku e blinin, por pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ua ndaloi ta shitnin aty ku e blinin, derisa ta zhvendosnin". Sipas transmetimit të Muslim:
"I dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, ka thënë:'Mos u dilni përpara tregtarëve që janë duke ardhur. Nëse personi i del përpara [tregtarit] dhe blen prej tij, tregtari mund të zgjedhë që ta marrë përsëri atë [mallin], kur të mbërrijë në treg'".
Është haram t'u dalësh përpara atyre, dhe kushdo që e bën këtë, para se ata të mbërrijnë në treg, është mëkatar që kundërshton Allahun, nëse ai e di se kjo është e ndaluar. Sepse kjo nënkupton mashtrim ndaj shitësit dhe dëmtim ndaj njerëzve në treg. Nëse kjo vërtetohet dhe shitësi është mashtruar, domethënë, ai e ka shitur me një çmim më të ulët, i cili s'është çmimi i zakonshëm i tregut, atëherë shitësi mund të bëjë zgjidhje: ose të vazhdojë me shitjen, ose ta

anulojë shitjen. Kjo bie nën kaptinën e mundësisë së zgjedhjes, kur një person të jetë mashtruar.

## Dhënia e ryshfetit

*shejh AbduRrezak Afifij*

Pyetje: A lejohet dhënia e ryshfetit?
Përgjigje: Dhënia e ryshfetit është e lejueshme, me qëllim që ta largosh ndonjë të keqe e cila të ka goditur padrejtësisht, apo për të fituar të drejtën tënde, të cilën s'mund ta fitosh pa dhënë ryshfet, me kusht që kjo të mos rezultojë në një dëm më të madh, siç është dënimi apo burgosja.

## Pranimi i dhuratave nga ata që merren me punë haram

*Shejh Mukbil bin Hadij el-Uadi'i*

Pyetje: A duhet të pranohet dhurimi i atij që punon me gjëra të ndaluara apo donacionet e tij për ndërtimin e xhamive si dhe në tjetër pos akteve të sadakasë?
Përgjigje: Devotshmëri/kujdes [*el-Wer*] do të ishte që kjo të mos pranohet. Por, nëse pranohet, gjynahu bie mbi atë që në mënyrë të drejtpërdrejtë merret me punën haram, siç kemi thënë më herët. Dhe kemi thënë që vërtet gjynahu bie mbi atë që në mënyrë të drejtpërdrejtë merret me atë punë, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tregtonte me çifutët dhe ata merreshin me kamatë. Dhe, mbas gjase, ata e kanë ftuar pejgamberin [për të ngrënë] dhe ai ka pranuar ftesën, edhe pse ata merreshin me kamatë.

## Lidhur me kompanitë e sigurimeve

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

"Nuk është e lejueshme për një musliman të sigurohet prej sëmundjes, qoftë në një vend musliman apo në atë të mosbesimtarëve, sepse kjo përfshin paqartësi dhe një lloj kumari [bixhoz].
Nuk është e lejueshme për një musliman ta sigurojë jetën e vet, apo të gjitha aftësitë e tija fizike, apo ta sigurojë pasurinë e vet, pronën, veturat dhe të ngjashmet me këto, qoftë kjo në një vend musliman apo në një vend mosbesimtar, sepse këto janë lloje të sigurimeve komerciale, çka është haram nga shkaku se në këtë ka paqartësi dhe një lloj kumari".
Shejh Ibn Uthejmin, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:
"Sigurim do të thotë që personi t'i paguajë një sasi të caktuar parash kompanisë çdo muaj apo çdo vit, për t'u siguruar nga ndonjë aksident që mund t'i ndodhë gjësë së siguruar.
Dihet që ai i cili paguan sigurim, humb në të gjitha rastet, kurse kompania e sigurimit mund të fitojë apo të humbasë, sepse, nëse aksidenti është tepër serioz dhe kushton më shumë se shuma e paguar nga klienti, kompania do të humbasë; nëse dëmi është i vogël dhe kushton

më pak se paratë e paguara nga klienti, apo nëse aksidenti nuk ndodh fare, atëherë kompania do të fitojë ndërsa klienti do të humbasë.
Kjo lloj kontrate – dmth kontratat në të cilat personi mund të fitojë apo të humbasë – konsiderohet si një lloj kumari, të cilën Allahu e ka ndaluar në Librin e Tij dhe e përmend atë krahas pirjes së alkoolit dhe adhurimit të idhujve.
Bazuar në këtë, ky lloj sigurimi është haram. Nuk di të ketë ndonjë lloj sigurimi të lejuar, i cili bazohet në paqartësi, madje të gjitha llojet janë haram, për shkak të hadithit të Ebu Hurejres i cili kumtoi që i dërguari i Allahut, salallahu alejhi ue selam, e ka ndaluar tregtinë të bazuar në paqartësi".

Po ashtu, shejh Ibn Uthejmin ka thënë:
"Sigurimi i jetës nuk është i lejueshëm, sepse, nëse i vjen engjëlli i vdekjes atij që siguron jetën, ai s'mund t'i referohet kompanisë së sigurimeve. Pra, ky është një gabim dhe një devijim qesharak, që nënkupton mbështetje në këtë kompani në vend të Allahut. Sepse personi po varet në kompaninë që, nëse ai vdes, të përkujdeset për trashëgimtarët e tij, gjë që do të thotë mbështetje në diçka tjetër veç Allahut.
Kjo është e ngjashme me kumarin. Në fakt, kjo është bixhoz. Në Librin e Tij, Allahu e përmend kumarin krahas shirkut, parashikimit me shigjeta dhe alkoolit.
Në rastin e sigurimit, personi mund të paguajë për vite të tëra dhe mund të humbasë. Por, nëse ai vdesë pa vonuar, kompania është humbëse. Të gjitha kontratat në të cilat mund të ketë fitime dhe humbje, janë lloje kumari".

## Bërja e një programi kompjuterik për ndonjë kompani

*shejh Muhamed Ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: Dëshiroj të përpiloj një web-sajt për një kompani apo t'u bëj një program kompjuterik. E di që disa nga gjërat që kjo kompani bën janë hallall dhe disa haram. A është e lejueshme për mua ta bëj këtë, duke e ditur që s'do të jem drejtpërdrejt i përfshirë në bërjen e këtyre gjërave haram? Gjithë çfarë do të bëj është përgatitja e programit apo përpilimit të web-sajtit, të cilin ata do ta përdorin në punën e tyre.
Përgjigje: Nëse shumica e punës që bën kjo kompani është haram, atëherë s'është e lejueshme që t'u bëhen këto shërbime; nëse shumica e asaj çfarë bëjnë është e lejueshme, atëherë bën t'u ofrohen këto shërbime. Nëse, ndërkaq, [harami dhe hallalli] janë të njëjta, atëherë s'bën të bëhet kjo, me supozimin që çfarë është haram do ta kalojë në peshë atë që është hallall. Dhe Allahu e di më së miri.

## Pranimi i parave nga dikush qe bën biznes haram

*Mukbil bin Hadi el-Uadi'i*

Pyetje: Si duhet të sillet babai me të birin i cili ka migruar në Perëndim dhe ai [i biri] punon në atë çka ka ndaluar Allahun dhe ai e di këtë, dhe anasjelltas [dmth nëse babai bën punë haram]? Cili është vendimi mbi fitimet e tyre nga kjo pasuri?

Përgjigje: Sa i përket atij i cili në mënyrë të drejtpërdrejtë ka të bëjë me këtë punë [haram], ai bën gjynah dhe është obligim i babait që ta këshillojë atë, madje ta urdhërojë për të mirë dhe ta ndalojë nga e keqja. Allahu i patëmeta thotë:

« Ata që mohuan nga Fëmijët e Israilit u mallkuan nëpërmjet gjuhës së Daudit dhe të Isës, birit të Merjemes. Kjo, sepse ata kundërshtonin dhe kalonin kufijtë. Ata nuk ndalonin njëri-tjetrin nga e keqja që bënin. Dhe sa e ligë ishte ajo çka bënin » [el-Ma'ideh, 78-79]

Është obligim për babën që ta urdhërojë birin e tij për të mirë dhe ta ndalojë nga e keqja. Nëse s'ka mundësi ta bëjë këtë, ai duhet ta këshillojë, se vërtet feja [Islami] është sinqeritet dhe këshillë. Dhe Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Kushdo prej jush që e sheh të keqen, le ta ndryshojë më dorën e vet. Nëse s'ka mundësi, atëherë me dorë e vet. Nëse s'ka mundësi, atëherë me zemrën e vet, por ky është imani më i dobët".

Dhe ne e këshillojmë babën që të mos marrë gjë nga pasuria e të birit në shenjë të përmbajtjes nga devotshmëria. Kjo në mënyrë që të mos e nxisë atë të merret me kamatë apo me burime të ndaluara të fitimit. Pejgamberi ka thënë:

"Secili prej jush jeni çoban [dmth kujdestar] dhe secili pre jush jeni përgjegjës për bylykun e tij [dmth ata që janë nën autoritetin e tij]".

Allahu i lartësuar thotë:

« O ju që besoni, mbroni vetët tuaja dhe familjet tuaja nga një Zjarr, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët » [et-Tehrim, 6]

Dhe në dy *Sahih* [Buhari dhe Muslim] nga hadithi i Me'kil bin Jesar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]ka thënë:

"S'ka asnjë rob të cilin Allahu e vendos si përgjegjës të një bylyku dhe ai nuk kujdeset për ta me sinqeritet dhe me këshillë veçse ai s'do ta ndjejë aromën e xhenetit".

Kështu, është obligim për të që ta këshillojë të birin e tij. Nëse i biri refuzon ta pranojë këshillën dhe babai ka nevojë për para - nevojë të domosdoshme -, atëherë gjynahu bie mbi atë që bën drejtpërdrejt atë punë. Kjo krahas dijes se përmbajtja nga devotshmëria [*el-Wer*] është që kjo të lihet [dmth të mos merrem paratë]. Kjo vlen edhe nëse situata është e anasjelltë. Dhe pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Kushdo që rritet me pasuri të përfituar në mënyrë të ndaluar, atëherë Zjarri është më meritor për të".

## Rreth shitjes se cigareve

*Shejh Meshhur Hasan Aal Selman*

Pyetje: Cili është vendimi mbi shitjen e cigareve?

Përgjigje: Cigaret janë haram, dhe me qindra dijetarë mbajnë qëndrimin se ato janë haram. Zoti ynë ka thënë:

« ... dhe i bën të lejuara për ta gjërat e mira ndërsa ua ndalon të keqen... » [el-Araf, 157]

Cigaret janë të këqija dhe të ndyra, dhe ka dëshmi instiktive që tregojnë në ndyrësinë e cigares. Nëse një njeri që është i çmendur pas cigares, për shembull, agjëron ramazanin dhe thirret ezani në xhami, a është e lejueshme për të të ndezë cigaren në xhami? Ka vetëm një përgjigje: jo! Mirëpo, a bën që ai të shkojë në tualet dhe te ndezë cigaren aty? Përgjigja është po. Nga realitetet të cilat janë nga Sunetet [mënyrat] e përgjithshme në krijimin, është se asnjë kafshë apo insekt nuk i afrohet gjetheve të duhanit1, para se ato të përdoren për prodhim të cigareve, ndërsa tokat ku duhani rritet e kultivohet nuk pranojnë bimë të tjera. Cigaret janë nga gjërat që sot shkaktojnë dëm, dhe pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"S'duhet të ketë as dëm e as të shkaktohet dëm". Pra, dëmi ndikon te të tjerët dhe, për këtë shkak, vlerësohet si i dëmshëm. Cigaret ndikojnë në fëmijët, dhe ajo që me siguri dihet është se fëmija i atij që nuk pi cigare është më inteligjent sesa fëmija i atij që pi. Fëmija i atij që nuk pi cigare ka mbrojtje shumë më të fortë kundra sëmundjeve sesa fëmija i atij që pi. Cigaret janë haram dhe shumica e dijetarëve të hershëm dhe të sotëm e kanë gjykuar atë si të ndyrë e të dëmshme, kështu që çfarëdo që gjykohet të jetë haram, është haram edhe ta shesësh, të blesh, ta kultivosh e ta prodhosh, dhe pasuria e fituar nëpërmjet shitjes së cigareve është haram. Dhe kushdo që punon në prodhimin e cigareve, paratë e tij nga kjo punë janë haram.

1. Sh.P. *Nicotiana tabacum* [bima e duhanit] përdoret si një insekticid dhe si pesticid natyror. Bima e duhanit e sintetizon nikotinën për t'u mbrojtur nga sulmet e kafshëve barngrënëse dhe si mënyrë të përshtatshme për të rezervuar azotin përkohësisht. Në fakt, përveç disa llojeve që janë të afërme me duhanin, s'ka ndonjë organizëm tjetër të gjallë që prodhon nikotinën. Shpezët vjellin dhe përjetojnë sëmundje të ndryshme nga ngrënia e gjetheve të duhanit.

## Shejh Mukbil mbi depozitimin e parave ne bankë

Peytje: Cili është vendimi në lidhje me bërjen e biznesit me atë që është e lejuar (Hallall) dhe (në të njëjtën kohë) lidhjet tregtare me bankat lokale dhe ato të huajat?

Përgjigje: I tërë lavdërimi i takon Allahut, dhe Allahu dërgoftë Salat (d.m.th. Përmendja që Ai i bën Muhamedit në mesin e mbledhisë bujare të engjëjve) dhe paqe mbi Pejgamberin tonë, Muhamedin, dhe mbi familjen e tij, shoqëruesit e tij dhe këdo që e përkrah atë. Dhe dëshmoj se askush nuk meriton të adhurohet pos Allahut, i Cili nuk ka ortak, dhe dëshmoj se Muhamedi është robi dhe i dërguari i Tij.

Më tej: Në lidhje me të bërit biznes me atë që është e lejueshme (hallall), vërtet është transmetuar në Musnedin e Imam Ahmedit nga një hadith i Rafi bin Hadixh, i cili tha, "Qe thënë, 'O i Dërguar i Allahut! Cili është përfitimi më i mirë?' Ai u përgjegj, 'Puna të cilën njeriu e bën me duart e veta, dhe çdo transaksion i bekuar i biznesit (d.m.th. shitblerja)." Përsa i përket bashkëpunimit (lidhjes tregtare) me bankat lokale apo të huaja, nëse ai (personi) merr kamatë, atëherë kjo konsiderohet Riba dhe Allahu i Madhërishëm thotë në Librin e tij fisnik, "Ata që marrin er-Riba (kamatë/fajde), ata s'do të ngrihen ndryshe (në

Ditën e Ringjalljes) përveç sikur ai të cilin e rrah Shejtani duke e çmendur atë në këtë mënyrë." (el-Bekare 275)
Dhe në Sahi Muslim, në hadithin e Xhabirit (radiallahu anhu) ku ai ka thënë: "I Dërguari i Allahut (sallallahu alejhi ue selam) e ka mallkuar atë i cili e përdor kamatën, personin i cili ua jep atë të tjerëve, personin i cili e shkruan atë (kontratën e saj) dhe ata të cilët e dëshmojnë atë (kontratën)." Prandaj, lidhjet tregtare me kamatë dhe marrja e shtesës konsiderohet e ndaluar; edhe në qoftë se personi nuk merr ndonjë shtesë (kamatë), ai akoma i ndihmon ata duke ua lënë në shfrytëzim paratë e tija dhe duke përfituar (ata) prej tij. Dhe Allahu i Madhërishëm thotë: "Bashkëpunoni mes vete në punë të mbara dhe devotshmëri, e mosni në mëkat dhe mosbindje." (el-Ma'ide 2)
Prandaj, s'është e lejuar për të që të depozitojë pasurinë e tij në bankë përveç nëse ka frikë prej vjedhësve (d.m.th. që ndokush mund t'ia vjedhë atë), dhe kjo me kusht që ai të mos merr ndonjë sasi të kamatës. E, nëse ai merr kamatë, atëherë, vërtet Allahu thotë: "Allahu do ta shkatërrojë er-Riba (kamatën) dhe do ta shtojë Sadakanë (lëmoshën)." (el-Bekare 276)

## Shitja e unazave prej floriri

*Shejh Muhamed bin Salih el Uthejmin, Allahu e mëshiroftë*

Pyetje: A lejohet shitja e unazave prej floriri për burrat e në veçanti për jomuslimanët?
Përgjigje: Jo nuk lejohet, sepse i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë:
"Kur Allahu e bën të ndaluar/haram ndonjë gjë, Ai, po ashtu, e ndalon edhe vlerën e saj."1
1 Ahmedi në "Musnedin" e tij 4/95 me nr. 2221 dhe Ebu Daudi me nr. 3488.

## Shitja me çmime të ndryshme njerëzve të ndryshëm

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Cili është vendimi mbi tregtarin që u shet artikuj njerëzve të ndryshëm me çmime të ndryshme, edhe pse prodhimi është i njëjtë? Pra, njërit ia shet për dhjetë, tjetrit për njëzet dhe të tretit për pesë? A është e lejueshme kjo?
Përgjigje: Nëse ky ndryshim shkaktohet nga luhatjet në treg, apo çmimi i këtij prodhimi ngrihet një ditë dhe bie ditën tjetër, atëherë s'ka gjë të keqe të shitet me çmimin e tregut dhe në këtë s'ka gjë haram. Por, nëse ky variacion ndodh për shkak të teknikave të blerësit në pazarllëk, në mënyrë që, nëse ai sheh se tjetri nuk është i mençur në pazarllëk, do ta ulë çmimin dhe, nëse nuk e sheh si të tillë, e ul çmimin, atëherë kjo s'është e lejueshme. Sepse kjo përbën një lloj mashtrimi dhe mungesë sinqeriteti. Është vërtetuar në hadithin e Temim ed-Darit se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"'Feja është sinqeritet'. 'Ndaj kujt?', - u tha. 'Ndaj Allahut, ndaj Librit të Tij, ndaj të dërguarit të Tij, ndaj udhëheqësve të muslimanëve dhe ndaj njerëzve të thjeshtë prej tyre', - ua ktheu ai". [Muslim, 55]
Mu ashtu siç ai nuk do të donte t'ia bënte ndokush atij këtë, si mund ai të pajtohet t'ia bëjë këtë vëllezërve të tij muslimanë? Personi duhet të shesë sipas çmimeve normale në vendin ku

ai bën biznes dhe të mos i japë njërit me një çmim ndërsa tjetrit me çmim tjetër, për shkak të mashtrimit të blerësit.
Por, nëse ai u bën favor disa shokëve duke e ulur çmimin, në këtë s'ka gjë të keqe dhe s'ka mëkat. Apo, nëse ai shet mallra me çmim të tregut e pastaj vjen një person tjetër me mjeshtri në pazarllëk dhe e ul çmimin, s'ka gjë të keqe në këtë, sepse kjo nuk shkon përtej çmimit normal".

## Shlyerja e tatimit me para të kamatës?

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pyetje: A lejohet të deponoj në bankë një pjesë të pasurisë ku përfitohet interes prej 12%, me qëllim të pagimit të tatimeve mbi vlerën e shtuar TVSH, e cila është 15%, si dhe disa tatimeve tjera të obligueshme nga ana e shtetit.
Përgjigje: Nuk është e lejuar të deponohen para në bankë me kamatë, me qëllim që të paguhen tatimet, për shkak se kanë ardhur shumë tekste sheriatike që e ndalojnë kamatën në përgjithësi.

## Të shesësh më lirë se tjetri

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A është haram ofrimi i një çmimi më të ulët për të njëjtin artikull, me qëllim të konkurrimit me tregtarët e tjerë, dhe a konsiderohet kjo tejkalim i vëllait musliman1 në ofrim/tregti? Përgjigje: Pikëpamja e saktë është se është haram t'ia rrëzosh çmimin vëllait musliman, qoftë kjo gjatë kohës kur ata ende mund ta anulojnë marrëveshjen, apo pas kësaj. Por, nëse kjo ndodh pas një kohe të gjatë, s'ka gjë të keqe në këtë, dmth nëse kjo ndodh pas një jave apo një muaji dhe të ngjashme me këtë, dhe ai vjen e thotë:'Do të të jap një artikull të ngjashëm për nëntë, kurse ia e kishte blerë për dhjetë, pra, s'ka gjë të keqe në këtë, sepse s'është e mundshme të anulohet marrëveshja në këtë fazë.
1 "Asnjëri s'bën t'ia rrëzojë çmimin vëllait të tij". [el-Buhari (5142) dhe Muslim (1412) nga Ibn Umer] "… dhe ai s'bën të shesë më lirë se vëllai i tij [musliman]". [Muslim (1408) nga Ebu Hurejra] "Asnjëri s'bën të shesë më lirë se vëllai i tij, derisa të arrihet apo të anulohet marrëveshja". [en-Nesa'i (4504) nga Ibn Umer. I cilësuar si sahi nga el-Albani në Sahi en-Nesa'i]

## Tregtia me jobesimtarët

*Shejh Abdur-Rezak el-Afifi*

Pyetje: Si është rregulli i tregtisë me jobesimtarët?
Përgjigje: I Dërguari i All-llahut [sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem] i ka trajtuar në mënyrë të njejtë edhe muslimanët, edhe jomuslimanët në rregullin e tregtisë. Ai blinte nga çifutët, ashtu siç bënte [blinte] edhe me muslimanët.

## A është e lejuar tregtia me valutë në tregun e zi?

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pyetje: A është e lejuar tregtia me valutë në tregun e zi, megjithëse ligjet e shtetit e ndalojnë rreptësishtë?
Përgjigje: Është e lejuar blerja e një valute për tjetrën [p.sh euro për dollar, sh.p.] me çmime të ndryshme, me kusht që shitblerja të jetë dorë më dorë, pa marrë parasysh se ligji i shtetit e ndalon.

## T'u shesësh mish derri dhe alkool jomuslimanëve

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pyetje: A është e lejuar t'u shesësh jomuslimanëve alkool dhe mish të derrit?
Përgjigje: Nuk është e lejuar shitja e ushqimit apo diç tjetër që e ka ndaluar Allahu i Lartësuar, siç është mishi i derrit dhe alkooli, edhe nëse blerësi është jobesimtar. I Dërguari i Allahut [sal-lAllahu alejhi ve sel-lem] thotë:
"Kur Allahu i Lartësuar ndalon nga një gjë, e ndalon edhe shitjen e saj".
Po ashtu, i Dërguari i Allahut e ka mallkuar alkoolin, atë që e përdor [alkoolin], atë që e shet, atë që e blen, atë që e bartë dhe atë për të cilin bartet, atë që ushqehet me fitimin e saj, si dhe atë që e shtrydh dhe atë për të cilin shtrydhet.

## Vendimi mbi blerjen nga mosbesimtarët, kur ka muslimanë përreth

*Komisioni i perhershem per studime dhe fetva*

Pyetje: Cili është vendimi mbi muslimanët që nuk bashkëpunojnë më njeri-tjetrin për shkakun se nuk duan të blejnë nga muslimanët dhe parapëlqejnë të blejnë në dyqanet e mosbesimtarëve? A është kjo hallall apo haram?
Përgjigje: Lavdi Allahut. Parim bazë është se i lejohet një muslimani të blejë çfarë ka nevojë nga ajo çfarë i ka lejuar Allahu, qoftë nga muslimani apo nga mosbesimtari. Pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, ka blerë nga çifutët. Por, kur një musliman zgjedh të mos blejë nga vëllai i tij musliman pa ndonjë arsye, domethënë, kur ai nuk është mashtruar prej tij dhe malli nuk është i cilësisë së dobët, por ai thjesht parapëlqen të blejë nga një mosbesimtar, kjo është haram, sepse në këtë mënyrë dobësohet tregtia e muslimanëve dhe kjo bën që ata të mos përfitojnë, nëse kjo u bëhet shprehi muslimanëve. Kurse, nëse ai nuk blen nga muslimani për ndonjë nga arsyet e lartpërmendura, atëherë ai duhet ta këshillojë vëllanë e tij musliman që të tërhiqet nga gjërat e këqija. Nëse ai e pranon këshillën, atëherë falënderimi i takon Allahut, përndryshe, ai duhet ta lë atë dhe të shkojë te tjetri, edhe nëse ai është një mosbesimtar, por që është i ndershëm dhe tregtia është dobiprurëse për të dyja palët.

**Vendimi mbi shitjen e incizimeve të Kur'anit**

*Shejh Rebi bin Hadi el-Madkhali*

Pyetje: Cili është vendimi mbi incizimin e Kur'anit në kaseta [CD] dhe shitjen e tyre?
Përgjigje: S'ka gjë që e ndalon këtë [dmth shitjen e tyre]. Ti e shet vetëm kasetën, jo Kur'anin. Kur'ani nuk është për t'u shitur. Vërtet, ti po shet vetëm punën që ke bërë [publikimin/prodhimin etj]. Për shembull, Mus'hafi; kjo nuk është shitje e vetë Kur'anit, por është shitje e punës që është bërë në të.

**Vendimi në lidhje me përdorimin e kartës së kredisë**

*shejh ibn Uthejmin*

Pyetje: Ka banka që u ofrojnë klijentëve të tyre kartë të quajtur "Visa". Kjo kartë u lejon kijentëve të tërheqin para nga banka edhe nëse s'kanë fonde të mjaftueshme në llogarinë e tyre në atë kohë. Pas një periudhe të caktuar kohore, nga klijenti kërkohet të paguajë shumën që ka marrë, dhe nëse ai nuk e bën këtë para se të kalojë afati, banka pastaj do ta ngarkojë atë me një tarifë shtesë veç shumës që fillimisht është tërhequr. Kjo është veç pagesës së tarifës fikse vjetore që klijenti ia paguan bankës për përdorimin e kësaj karte. Kërkoj nga ju që të shpjegoni vendimin për sa i përket përdorimit të kësaj karte, dhe a ka ndonjë kusht të veçantë që duhet të ekzistojë nëse përdorimi i kësaj karte s'është i lejueshëm? Dhe, Allahu ju shpërbleftë me të mirë!
Përgjigje: Ky transaksion s'është i lejueshëm, ngaqë kjo konsiston në pajtimin për të paguar kamatë nëse paratë nuk kthehen brenda afatit të caktuar, dhe kjo marrëveshje [pajtim] s'është e lejueshme. Edhe nëse personi mendon se me siguri do të mund t'i kthejë paratë para skadimit të afatit, është e mundshme që rrethanat të ndryshojnë duke bërë që ai të mos jetë në gjendje t'i kthejë paratë brenda afatit të caktuar kohor. Dhe meqë kjo është çështje e së ardhmes, personi nuk e di se çfarë do të ndodhë në të ardhmen, kështu që ky transaksion në këtë rast s'është i lejueshëm.

**Blerja e gjërave të vjedhura**

*shejh Ibn Bazi*

Pyetje: Një person dëshiron t'i shesë gjëra të vjedhura blerësit i cili e di se ajo është e vjedhur. A është blerësi mëkatar, nëse e blen atë?
Përgjigje: Nuk është e lejuar blerja e gjërave për të cilat dihet se janë të vjedhura, por është detyrë që blerësi ta këshillojë atë [vjedhësin] dhe ta këshillojë që t'ua kthejë atyre që u janë vjedhur, dhe të ndihmohet me emirin [prijësin, autoritetet], nëse këshilla nuk i bën dobi.

# SUNET

## Dallimi mes sunet dhe nafile [veprimet e kryera vullnetarisht], dhe mes sunet e mustehab [veprimet e rekomandueshme]

*Sheikh Feuzan*

Pyetje: A ka dallim mes sunet dhe *nafile*, dhe mes sunet e *mustehab*?
Përgjigje: Shumica e dijetarëve të Usul el-Fikh [bazat e jurisprudencës islamike] thonë që s'ka dallim mes sunet, *mustehab*, *tetewwu* [veprimet e kryera vullnetarisht] dhe *nafile*. Por Hanefitë kanë qëndrim tjetër lidhur me këtë. Ata e konsiderojnë *menduub* [të rekomandueshmen] të ketë pozitën e njëjtë si të *nafiles*, dhe ata bëjnë dallim mes sunet dhe *nafile*, duke e konsideruar sunetin me pozitë më të lartë.

## Kush janë Selefitë

*shejh Salih ibn Uthejmin*

Pyetje: Po dëgjoj në lidhje me Selefitë. Kush janë Selefitë, o shejh i nderuar?
Përgjigje: Selef do të thotë paraardhësit. Kushdo që vjen para një personi, atëherë ai është Selef për atë person. Por kur termi Selefi aplikohet, atëherë ajo që mendohet me këtë janë tre gjeneratat e para të ndershme të Shoqëruesve [e pejgamberit], pastaj ata që i ndoqën ata, pastaj ata që i ndoqën ata sipas radhës. Ata janë Selefij Salih [Paraardhësit e Devotshëm]. Dhe, kushdo që vjen pas tyre dhe ndjek metodologjinë [menhexhin] e tyre, atëherë ai është sikur ata në rrugën e Selefit, edhe nëse vjen pas tyre në kohët e vona. Ngaqë, termi es-Selefije i referohet metodologjisë [menhexhit] që ka qenë ndjekur nga paraardhësit e devotshëm, Allahu qoftë i kënaqur me ta. Siç ka thënë pejgamberi, paqja qoftë mbi të:"…Ata që janë në atë çka jam unë dhe shoqëruesit e mi". Dhe me këtë kusht, termi Selefije hyn në këtë kontekst. Pra, kushdo që është në metodologjinë e shoqëruesve [të pejgamberit], dhe atyre që i ndoqën ata, dhe atyre që i ndoqën ata sipas radhës në mirësi, atëherë ai është Selefi, edhe nëse ai jeton në ditët e sotme, që është shekulli i katërmbëdhjetë pas hixhres [migrimit].

## Mosekzistimi i njërës nga arsyet për lëshimin e mjekrës

*Shejh ibn Uthejmin*

Shejh ibn Uthejmin qe pyetur rreth asaj çfarë thonë disa njerëz për lëshimin e mjekrës, për t'u dalluar nga mexhusët dhe nga të krishterët, siç përmendet në hadith, dhe se kjo arsye më nuk vlen, sepse edhe ata i lëshojnë mjekrat.
Përgjigje: Në këtë mund të përgjigjemi në disa mënyra:
1- Lëshimi i mjekrës nuk bëhet vetëm me qëllim të të qenit i ndryshëm, por kjo, po ashtu, është pjesë e natyrës së pastër [*fitreh*], siç provohet në Sahih Muslim, ku qëndron se lëshimi i mjekrës është pjesë e *fitres*, me të cilën Allahu e ka krijuar njerëzimin. Kështu, ata e

konsiderojnë të mirë e të bukur atë që është në përputhje me të dhe e konsiderojnë të shëmtuar atë që është në kundërshtim me të.
2- Çifutët, të krishterët dhe mexhusët sot nuk i lëshojnë mjekrat, madje këtë nuk e bëjnë as çereku i tyre, por shumica e tyre i rruajnë mjekrat, siç është e dukshme.
3- Nëse një vendim është vendos në Sheriat për një arsye e cila nuk ekziston më, dhe ky vendim është në pajtim me fitren apo është një nga simbolet e Islamit, atëherë kjo mbetet, edhe nëse arsyeja nuk ekziston më. A nuk sheh që *reml* [ecja me hap të shpejtë] në *tawaf*, fillimisht, është menduar që pejgamberi dhe shoqëruesit e tij të demonstrojnë forcën fizike para idhujtarëve, të cilët thanë:'Ju kanë ardhur njerëz të lodhur nga ethet e Jethribit [Medinës]'. Kjo arsye më nuk ekziston, por vendimi mbetet në fuqi sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] e ka bërë këtë ecje të shpejtë në haxhin lamtumirës.
Në fund, ajo që kërkohet nga një besimtar, nëse Allahu dhe i dërguari i Tij kanë urdhëruar për diçka, është të thotë: Dëgjojmë dhe bindemi, siç thotë Allahu:
"E vetmja gjë që e thonë besimtarët, kur ata thirren për tek Allahu dhe i dërguari i Tij për të gjykuar mes tyre, është:'Dëgjojmë dhe bindemi'. Të këtillë janë të suksesshmit [që do të jetojnë në parajsë]" [en-Nur,
51].
Pra, ata s'duhet të jenë si ata që thonë:'Dëgjojmë dhe kundërshtojmë', apo si ai që arsyetohet rrejshëm. Kjo është gjendja e atij që nuk i nënshtrohet urdhrit të Allahut dhe të të dërguarit të Tij. Allahu thotë:
"Nuk i takon një besimtari, qoftë mashkull apo femër, që, kur Allahu dhe i dërguari i Tij të kenë caktuar ndonjë çështje, ai të bëjë zgjedhje tjetër. Dhe, kushdo që nuk i bindet Allahut dhe të dërguarit të Tij, ai vërtet ka rënë në një gabim të hapët" [el-Ahzab, 36];
"Por jo, për Zotin tënd, ata s'mund të besojnë, derisa të bëjnë ty [O Muhamed] gjykatës në të gjitha mospajtimet e tyre, të mos kundërshtojnë vendimin tënd dhe të pranojnë me një nënshtrim të plotë". [en-Nisa, 65]
Nuk di se si do të përballet me Allahun, në Ditën e Gjykimit, ai që flet të tilla gjëra. Ne duhet të dëgjojmë e të bindemi, si dhe të mbajmë parasysh urdhrin e Allahut dhe të dërguari të Tij në të gjitha rastet".
Shejh ibn Uthejmin, po ashtu, ka thënë:"Lëshimi i mjekrës është mënyrë e të dërguarve. Allahu tregon për Harunin se ai i tha vëllait të vet, Musës:
"O biri i nënës sime! Mos më kap për mjekre e as për koke! Vërtet, pata frikë se mos po thua përçave bijtë e Israilit dhe nuk respektove fjalën time!" [Ta-Ha, 94]
Pejgamberi i fundit dhe më i miri, Muhamedi [salallahu alejhi ue selam], e ka lëshuar mjekrën, siç kanë vepruar edhe halifet që erdhën pas tij si edhe shoqëruesit, udhëheqësit e populli i thjeshtë muslimanë, në të gjitha kohët, përveç kohëve të fundit, kur shumë prej tyre po kundërshtojnë mënyrën/rrugën e pejgamberit të tyre dhe të paraardhësve të devotshëm [Allahu qoftë i kënaqur me ta]. Pra, kjo është mënyra e pejgamberëve dhe e të dërguarve si edhe ndjekësve të tyre, dhe është pjesë e natyrës së pastër, në të cilën i ka krijuar Allahu, siç provohet në Sahi Muslim. Prej këtu, pikëpamja e saktë është se rruajtja e mjekrës është haram, siç është parapëlqyer nga shejh el-Islam ibn Tejmije [Allahu e mëshiroftë], për shkak të urdhrit të pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] për ta lëshuar atë.
Për sa i përket thënies se arsyeja për lëshimin e saj është të dallojmë nga çifutët dhe se kjo më nuk vlen, kjo s'është e pranueshme, sepse dallimi nga çifutët nuk është e vetmja arsye.

Çfarë është provuar në dy Sahi-të është:"Dallohuni nga idhujtarët", dhe në Sahi Muslim, po ashtu, thuhet:"Dallohuni nga adhuruesit e zjarrit [mexhusët]". Për më shumë, dallimi nga këta njerëz nuk është e vetmja arsye, por ka edhe një tjetër më të madhe, që do të thotë ndjekja e udhëzimit të të dërguarit [salallahu alejhi ue selam] duke mbajtur mjekrën.
Pastaj, detyrimi për të zbatuar natyrën e pastër të njeriut [*fitreh*], dhe të mos ndryshohet krijesa e Allahut në mënyrat që Ai ka ndaluar.
Të gjitha këto janë arsye përse është e detyrueshme mbajtja e mjekrës dhe lëshimi i saj, si edhe të qenit i ndryshëm nga armiqtë e Allahut, si idhujtarët, adhuruesit e zjarrit dhe çifutët.
Për më shumë, pohimi se arsyeja për lëshimin e mjekrës nuk vlen më, s'është i vërtetë, sepse shumica e armiqve të Allahut nga çifutët dhe të tjerët sot i rruajnë mjekrat, siçështë e ditur për secilin që ka njohuri rreth popujve të tjerë dhe veprimeve të tyre. Edhe nëse supozojmë që shumica e tyre sot i lëshojnë mjekrat, kjo nuk e ndryshon faktin se në Islam është e urdhëruar lëshimi i mjekrës. Sepse fakti që armiqtë e Islamit imitojnë diçka që u është urdhëruar muslimanëve, nuk do të thotë që kjo s'është e urdhëruar më. Pra, ne duhet t'i përmbahemi asaj, se ata na imitojnë dhe na ndjekin, dhe e konsiderojnë atë si diçka të mirë dhe kthim në natyrën e pastër.

## Ndjeka e Sunetit është më parësore

*Shejh ibn Uthejmin*

Shejhu i nderuar Ibën Uthejmin (Allahu e mëshiroftë!) është pyetur në lidhje me nxënësin e dijes i cili është në fillimet e tij se a duhet që të ndjekë ndonjë imam prej katër imamëve të medhhebeve, apo jo?
Shejhu (Allahu e mëshiroftë!) u përgjigj: Allahu i Lartësuar thotë:
"Pyesni njerëzit e dijes (dijetarët) nëse nuk e dini." {El Enbija, 7}.
Nëse ky nxënës është fillestar dhe nuk di sesi të nxjerri argumentin, atëherë nuk ngel për të vetëm se pasimi, qoftë ai pasim ndonjë imami të kaluar (nga të parët) apo pasimi i ndonjë imami bashkëkohorë, që është dijetar prej dijetarëve. Pra ta pyesë atë, sepse kjo është më e mira. Por nëse atij i bëhet e qartë se
kjo fjalë (e këtij imami) bie ndesh me hadithin e saktë, atëherë është obligim për të (për nxënësin) që të marrë hadithin e saktë.

## Pasuesit e Sunetit midis njerëzve të tjerë të Islamit janë si njerëzit e Islamit midis kategorive tjera

*Shejh-ul-Islam Ibn Tejmije*

Pasuesit e Sunetit në Islam janë si pasuesit e Islamit midis kategorive tjera, në mënyrën që të gjithë popujt tjerë janë në drejtim të keq, përveç muslimanëve. Se, vërtet, ata që i humbën qenë dijetarët e tyre, kështu që dijetarët e tyre janë më të këqijtë ndër ta.
Muslimanët janë të udhëzuar dhe vërtet udhëzimi u bëhet i qartë nëpërmjet dijetarëve të tyre, kështu që dijetarët e tyre janë më të mirët ndër ta, siç janë pasuesit e Sunetit. Imamët e tyre janë më të mirët e umetit, kurse Imamët e ithtarëve të bidatit janë më të dëmshëm për

umetin se mëkatarët. Për këtë arsye, pejgamberi, salallahu alejhi ue selam, pat urdhëruar vrasjen e Hauarixhëve dhe pat ndaluar vrasjen e sundimtarëve despotikë. Ata [Hauarixhët] kishin një dëshirë të zjarrtë për dije dhe për adhurim, mirëpo pëshpëritjet nisën t'u shfaqeshin, çka i çoi në drejtim të gabuar, ndërsa mendonin që ai ishte udhëzim dhe kështu iu bindën, dhe kjo nuk u ndodhi të tjerëve, përveç atyre. Kështu, kushdo që qe mbrojtur nga kjo midis tyre, qe nga Imamët e devotshëm, të cilët qenë si llamba udhëzimi, shatërvanë të dijes, siç u pat thënë Ibn Mes'udi shoqëruesve të vet:
"Jini gurra të dijes, fenerë urtësie, fitila të fenerëve të ndezur të natës, me zemra të rinuara, që rrinë nëpër shtëpitë e veta, që mbartin tesha të ngrëna nga përdorimi, në mënyrë që të jeni të njohur midis banorëve të qiejve, të panjohur për banorët e tokës".

## QESHTJE TE PERGJITHSHME

### Dallime mes engjëjve dhe xhinëve

*shejh ebu Nasr Muhamed ibn Abdullah ibn el-Imam*

Ka muslimanë që nuk e dinë dallimin mes engjëjve fisnikë dhe xhinëve e shejtanëve. Disa nga popujt e mëhershëm devijuan në krahasimin që bënë mes engjëjve dhe xhinëve. Shejhul-Islam ibn Tejmije tha:
"Arabët paganë dhe ithtarët e Librit e pranojnë ekzistimin e xhinëve, ndonëse shumë prej tyre i konsiderojnë engjëjt dhe xhinët të jenë e njëjta gjë. Ata besojnë se engjëjt që kundërshtojnë Allahun, bëhen shejtanë. Paganët, çifutët dhe të krishterët e mohojnë që Iblisi të jetë baba i xhinëve si dhe mohojnë mundësinë e xhinëve për t'u martuar, të kenë fëmijë, të hanë e të pinë. Disa nga arabët paganë pohojnë se engjëjt janë fëmijë të xhinëve".
Këto në vijim janë disa dallime mes engjëjve dhe xhinëve:
1. Engjëjt u krijuan nga drita, kurse xhinët u krijuan nga zjarri pa tym. Meqë ky është një dallim unik, ka edhe më shumë arsye që ata të dallojnë edhe në veprime.
2. Emrat e engjëjve dallojnë nga emrat e xhinëve në përgjithësi dhe në veçanti. Emrat e engjëjve janë menduar për të Dërguarit, ata janë të Dërguar të Allahut.
3. Engjëjt u krijuan për t'iu bindur Allahut. Ata s'kanë vullnet të lirë që ta kundërshtojnë Allahun. Ndryshe nga xhinët, të cilëve Allahu u ka dhënë vullnet të lirë për t'iu bindur apo për ta kundërshtuar Atë, si njeriu. Kushdo që do të besojë në Allahun, mund ta bëjë këtë; kushdo që do ta mohojë Atë, mund ta bëjë këtë.
4. Engjëjt s'kanë dëshira, prandaj ata nuk hanë, nuk pinë dhe nuk martohen. Xhinët hanë, pinë dhe martohen.
5. Engjëjt nuk e kundërshtojnë Allahun as për një moment të vetëm. Shumica nga xhinët janë mosbesimtarë. Në fakt, numri i mosbesimtarëve nga xhinët tejkalon numrin e

mosbesimtarëve nga njerëzit. Ka njerëz që thonë se Harut dhe Marut ishin engjëj. Kjo s'është e vërtetë. Të dy ata ishin xhinë dhe transmetimet ku përmendet se ata ishin xhinë, janë nga izraelitët. Asnjë prej atyre transmetimeve s'është i vërtetë.

6. Engjëjt janë shumë më të fuqishëm sesa xhinët. S'mund të përfytyrohet fuqia e një engjëlli krahasuar me krejt xhinët. Merrni, për shembull, Engjëllin e vdekjes. Ai është një dhe ka mundësi të marrë shpirtra në një çast kudo në botë.
7. Engjëjt janë më superiorë sesa xhinët në formë, në veprime dhe në gjendjet e tyre.
8. Numri i engjëjve është i pamasë. Ai tejkalon numrin e xhinëve, njerëzve dhe kafshëve.
9. Allahu i ka krijuar engjëjt për t'i shërbyer birit të Ademit [njeriut]. Shumica e xhinëve, me në krye babanë e tyre, Iblisin, e devijojnë njeriun nga Rruga e Drejtë.
10. Engjëjt u shërbejnë xhinëve dhe i rregullojnë çështjet e tyre.
11. Engjëjt i shohin krejt xhinët gjatë gjithë kohës. Xhinët s'kanë mundësi t'i shohin engjëjt, përveç nëse ata marrin formën që e mundëson dukshmërinë e tyre. Sikur xhinët të kishin mundësi t'i shihnin engjëjt, kjo do ta hiqte një aspekt të besimit në diçka ta padukshme.
12. Allahu i krijoi engjëjt para xhinëve. Dëshmi për këtë është se engjëjt mbartin Fronin [Arshin]. Froni u krijua para qiejve dhe tokës dhe gjithçka mes tyre.
13. Engjëjt bëjnë pjesë në gjërat e padukshme që xhinët duhet të besojnë.
14. Engjëjt, me lejen e Allahut, kanë pushtet mbi xhinët. Prandaj, engjëjt mund t'i shohin xhinët, t'i mposhtin ata dhe t'ua marrin shpirtrat.
15. Engjëjt në përgjithësi përshkruhen me lavdërim dhe me cilësi të vlefshme. Shumica e xhinëve përshkruhen si pëshpëritës të së keqes, komplotues, mashtrues e zullumqarë.
16. Engjëjt s'janë përshkruar të jenë as meshkuj, as femra. Arabët paganë i kanë përshkruar engjëjt si femra. Xhinët janë meshkuj e femra.
17. Engjëjt u ndihmojnë pejgamberëve, të Dërguarve dhe pasuesve të tyre në veprat e mira. Prej këtu vjen frymëzimi për të bërë mirë. Ibn Tejmije tha:
"Frymëzimi për të kërkuar të vërtetën dhe për të bërë mirë vjen nga engjëjt. Ideja për të ndjekur një besim të prishur dhe për të bërë çrregullime frymëzohet nga shejtanët". [*Mexhmu* 4/34]
18. Engjëjt jetojnë nëpër qiej, kurse xhinët jetojnë në vende të ndyra.
19. Engjëjt fluturojnë në formën që janë krijuar. Xhinët mund të fluturojnë vetëm nëse marrin tjetër formë nga ajo në të cilën janë krijuar.

## A është e lejuar për një fillestar të kritikojë dhe lavdërojë ?

*Shejh Ahmed en Nexhmij (All-llahu e mëshiroftë)*

Pyetja: A është e lejuar për kërkuesin e dijes (*Tālib ul-'Ilm*), i cili është në fillimet e tij në kërkim të dijes, t'i kritikojë dhe lavdërojë të tjerët, apo t'i akuzojë për bidate, pa iu referuar (dijetarëve) në lidhje me këtë çështje?
Përgjigjja: Nuk është e lejuar për kërkuesin e dijes, i cili është në fillimet e tij (të kërkimit të dijes), t'i kritikojë apo lavdërojë të tjerët duke e bërë këtë nga vetja e tij. Ai duhet të marr thëniet (deklaratat) e dijetarëve të cilët konsiderohen të besueshëm. Nuk është gabim, në

qoftë se ai përcjellë thënie të disa dijetarëve, përderisa kritika e tyre është e sigurt. Dhe Allllahu ndihmon në sukses.

## A ka të drejtë burri në të ardhurat (pasurinë) e bashkëshortes?

*Imam Muhammed Nasiruddin el-Albani*

Pyetje: A ka të drejtë burri në të ardhurat (pasurinë) e bashkëshortes?

Përgjigje: Kjo ndërlidhet me aktin e martesës mes saj dhe burrit. A është martuar me të me kusht që ajo të mbetet e punësuar në punën e saj, apo ajo ka filluar të punojë pasi që janë martuar? A kanë rënë dakord para ose pas martesës për ndarjen e të ardhurave dhe bashkëpunimit të ndërsjellë. Nëse është bërë ndonjë marrëveshje, kjo duhet të përmbushet; nëse nuk ekziston ndonjë marrëveshje, burri nuk ka të drejtë të marrë nga fitimi i saj.

## Djegia e shtëpive dhe dënimi i njerëzve me zjarr

*Shejh Muhamed bin Ibrahim Al-Shejh*

Pyetje: Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"... Vërtet, do t'jua digjja shtëpitë e tyre [që s'e falin namazin në xhami e që e kanë afër] ..."

"Kurrkush nuk e përdor zjarrin si dënim, përveç krijuesit të zjarrit".

Si t'i bashkërendisim këto hadithe?

Përgjigje: Është e lejueshme të ndërmarrësh masa ndëshkuese kundër një personi. Ky hadith nuk do të thotë se ai ka pasur si qëllim djegien e njerëzve brenda shtëpive të tyre. Nganjëherë një shtëpi mund të digjet ndërsa njerëzit janë brenda në të, nganjëherë shtëpitë digjen ndërsa kurrkush s'gjendet brenda. Sikur pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] të thoshte "Do t'i digjja ata", atëherë kjo do të kërkonte shqyrtim të hollësishëm për të bashkërenduar dy domethëniet e këtyre haditheve.

## Inkurajimi për durim dhe qëndrueshmëri në kohërat e vështira

*Ibn Baz,*

Pyetje: Cili është vendimi mbi mospranimin e së keqes? A është kjo vetëm një formë e durimit ndaj fatkeqësisë? Si është puna e vërtetësisë së haditheve që inkurajojnë durim në kohëra të vështira?

Përgjigje: Nuk është qëndrim i lëvdueshëm të durosh të keqen pa e ndaluar atë. Është obligim ta dënosh të keqen, kurdo që të shfaqet, nëpërmjet dorës, dmth me largim fizik, nëpërmjet gjuhës, dmth duke folur kundër saj, apo nëpërmjet zemrës, dmth duke mos e pëlqyer atë, sipas mundësisë. Allahu i lartësuar thotë:

« Besimtarët – burrat e gratë – janë [ndihmues, përkrahës, shokë] të njëri-tjetri. Ata urdhërojnë për [monoteizëm islamik dhe krejt çka Islami urdhëron] dhe i ndalojnë nga [idhujtaria dhe mosbesimi it ë gjitha llojeve si krejt çka Islami ka ndaluar] »

Kështu, krejt muslimanët duhet ta dënojnë të keqen, kurdo që të përballen me të, qoftë në shtëpi, qoftë në udhë, etj. Ata s'bën ta tolerojnë të keqen aspak.

Sa i përket hadithit për vlerën e durimit në kohëra të vështira, ato janë shumë. Pr shembull, pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha:

"Pejgamberët përjetojnë fatkeqësitë më të mëdha në këtë botë, pastaj njerëzit e drejtë dhe ata që janë të ngjashëm me ta".

Ky është hadith i vërtetë. Dhe pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], po ashtu, ka thënë:

"E mrekullueshme është gjendja e besimtarit! Në çdo gjendje të tijën ka mirësi dhe, përveç për besimtarin, kështu s'qëndron puna për askënd tjetër. Nëse ai ndjen kënaqësi, e falënderon Allahun dhe kështu kjo është mirë për të. Nëse pëson ndonjë dëm, ai duron dhe kjo është mirë për të". [Muslim]

Allahu i lartësuar thotë në Librin e Tij:

« Me siguri, Ne do t'ju sprovojmë me diçka nga frika, nga uria, nga humbja e pasurisë, e jetëve dhe e frutave, por përgëzoji të durueshmit, të cilët, kur dëmtohen, thonë:'Vërtet, të Allahu jemi dhe Atij do t'i kthehemi'. Të këtillët kanë [dmth bekime dhe janë të falur] nga Zoti i tyre dhe do të pranojnë mëshirën e Tij, dhe të këtillët janë të udhëzuar »

Allahu, më i larti, thotë: «Vetëm të durueshmit do ta pranojnë të plotë dhe pa llogari shpërblimin e tyre »

Vërtet, ka shumë ajete dhe hadithe lidhur me këtë. Allahu na bëftë të gjithëve nga ata që durojnë. Ai është Fisnik, Dashamir. Po ashtu, është transmetuar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Besimtari dhe besimtarja do të vazhdojnë të dëmtohen në trupin e tyre, në pronë a në fëmijë, derisa ta takojnë Allahun si të pamëkatë". [Ahmed në *Musned* nga Ebu Hurejre]

Disa mendojnë se ata që sëmuren, janë të mallkuar. Kjo s'është e vërtetë, sepse Allahu i lartësuar mund ta dëmtojë më sëmundje dikë që është i dashur për Të, si pejgamberët, njerëzit e drejtë dhe kështu me radhë. Tashmë u përmend se "Pejgamberët përjetojnë fatkeqësitë më të mëdha në këtë botë …" Kështu ishte rasti i vetë pejgamberit Muhamed [salallahu alejhi ue selam] në Mekë, në ditën e Uhudit, në betejën e Ahzabit dhe gjatë vdekjes së tij. Ngjashëm, kështu ishte rasti dhe me pejgamberin Ejub [alejhi selam] si dhe me pejgamberin Junus [alejhi selam]. Kjo ua ngrit gradat atyre dhe ua shton shpërblimin. Këto janë shembuj të mirë për njerëzit që dëmtohen.

Një njeri mund të sprovohet me mirëqenie, si me pasuri, me gra e me fëmijë dhe kështu me radhë. Ndaj, ai s'duhet të mendojë së është i dashur për Allahun, përveç nëse është plotësisht i bindur. Vetëm atëherë mirësitë e kësaj bote mund të jenë shenjë e dashurisë ndaj tij. Por, kjo s'është mundësia e vetme, sepse dashuria dhe mospëlqimi dallojnë sipas gjendjeve të ndryshme. Është evidente që mirësitë si fëmijët, paratë e pozita nuk janë dëshmi për dashurinë e Allahut.

Vërtet, vetëm veprat e mira, devotshmëria, pendimi dhe respektimi i fesë mund ta afrojnë personin te Allahu i lartësuar. Sa më shumë që personi të ketë këso karakteristika, aq më i dashur është për Allahun.

Qe transmetuar se i Dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] tha:

"Allahu u jep gjërat e kësaj bote atyre që i do si dhe atyre që nuk i do. Por, Ai u jep fenë dhe besimin vetëm atyre që i do. Pra, atij qe i jepet feja nga Allahu, ai është i dashur për Të".

Kështu, kushdo që dëmtohet me mosbesim dhe me gjynahe, ai nuk pëlqehet nga Allahu në disa raste. Mirëpo, dëmtimi mund të jetë mënyrë për ta çuar atë në shkatërrim në po të njëjtën mënyrë siç mirësia mund të jetë mënyrë për te e keqja dhe humbja. Allahu i lartësuar thotë:

"Ne do t'i kapim gradualisht me dënim në mënyrën që ata s'e kuptojnë »

« Dhe jepu afat atyre, se vërtet që plani im është i fuqishëm »

Është transmetuar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha:

"Kur sheh që Allahu ia plotëson dëshirat një robi ndërsa ai e kundërshton Atë, dije që ai person gradualisht po çohet në humbje". Pastaj pejgamberi lexoi:

« Kështu, kur ata e harruan atë me çka këshilloheshin, Ne ua çelëm portat e çdo kënaqësie, derisa i kapëm [me dënim] në kulmin e kënaqësisë së tyre që Ne u dhamë. Dhe ata u zhytën në shkatërrim me pendim dhe dhimbje të madhe »,

dmth ata humbën shpresën për çdo të mirë. Allahu na shpëtoftë!

Allahu i lartësuar thotë:

« A mendojnë ata që me pasurinë dhe me fëmijët me të cilët Ne i zgjerojmë ata po ngutemi t'u ofrojmë të mira atyre? Kurrsesi! [Kjo është vetëm një sprovë në jetën e kësaj bote, që ata të mos kenë hise në të mirat e ahiretit] Por ata s'po e kuptojnë këtë » [Tefsir el-Kurtubij]

Allahu, më i larti, mund t'i dëmtojë disa njerëz me sëmundje për ndonjë urtësi të caktuar. Për shembull, për ngritjen e gradave të tyre dhe shlyerjen e gjynaheve, jo për shkak se nuk i do ata.

## Kërcimi nga aeroplani me parashute

Pyetje: A është e lejueshme ta rrezikojmë vetveten siç po shohim sot në disa sporte ekstreme, gjë që mund të çojë në vdekjen e atyre që merren me këto gjëra?

Përgjigje: Nuk është e lejueshme për një person ta rrezikojë jetën e vet me bërjen e gjërave në të cilat ekziston frika nga dëmi apo nga vdekja, sepse Allahu thotë:

« Mos e vritni vetveten. Vërtet, Allahu është më i mëshirshmi ndaj jush » [en-Nisa, 29]

Nëse Allahu e ka ndaluar këtë dhe ka thënë « Mos e vritni vetveten », atëherë çfarëdo që çon në vdekje apo që shkakton dëm, po ashtu, është haram. Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha:

"Gjaku juaj, pasuria juaj dhe nderi juaj janë të shenjta për njëri-tjetrin".

Mu siç s'është e lejueshme për një person t'i bëjë zullum personit tjetër, ashtu s'është e lejueshme që ai t'i bëjë zullum vetvetes duke u ekspozuar ndaj asaj që mund të shkaktojë vdekje apo ndonjë dëmtim.

## Kur mundem ta akuzoj unë nje person për bidate?

*Shejh Ahmed en Nexhmij (All-llahu e mëshiroftë)*

Pyetja: Cilat janë shkallët e bidatit dhe kur mundem unë të akuzoj një person për (risi) bidate?

Përgjigjja: E para: Risitë (bidatet) janë ato gjëra që janë futur në fe si te reja dhe nuk janë pjesë e saj (fesë) ... (pastaj Shejhu shpjegoi risitë (bidatet) dhe kategoritë e saj).
E dyta: Për të akuzuar dikë për risi (bidat) dhe për ta shmangur kontaktin më bidatçiun, të dyja këto janë çështje dhe mund të zbatohen vetëm atëherë kur dijetarët kanë akuzuar si bidatçi. Për ketë arsye, mos u ngutni ju të cilët jeni student të vegjël për t'i akuzuar të tjerët për risi (bidate), edhe në qoftë se këta persona paraqesin bidatin, deri kur ta keni prezantuar ketë të dijetarët dhe në ketë të jeni të përkrahur. Pa ketë kusht, ju nuk duhet të bëni diçka të tillë.
Shejh Nexhmi, në një telefonatë e cila është incizuar, thotë:"Së pari,sikurse njerëzit e thjeshtë ashtu dhe kërkuesit e dijes të cilët janë të rinj nuk është e lejuar për ta të gjykojnë të tjerët, deri (atëherë) kur të kthehen të njerëzit e dijes, të cilët kanë dije të madhe dhe më shumë njohuri për këto çështje, sepse këta merren një kohë të gjatë më ketë. Nuk do të thotë patjetër që çdonjëri i cili identifikohet me Selefitë apo me njerëzit e hadithit dhe thotë diçka që kjo duhet të jetë e arsyeshme."

## Kurbani në emër të të vdekurit

*Shejh Muhamed ibn Salih el-Uthejmin*

Pyetje: A është e rekomandueshme të bëhet kurban në emër të të vdekurit, si në rastin e të gjallit, edhe pse ata [të vdekurit] nuk na kanë lënë porosi për këtë, apo kurbani është një adhurim i veçantë, i kufizuar vetëm për të gjallët, me përjashtim të të vdekurit që na ka porositur për këtë?
Përgjigje: Ajo çka ne konsiderojmë është se kurbani është i ligjësuar vetëm për të gjallët, sepse kjo na është transmetuar nga i Dërguari [salallahu alejhi ue selam]. Kurbani është vetëm për të gjallët, me përjashtim të të vdekurit i cili ka lënë amanet që kjo të bëhet. Atëherë, kjo duhet të bëhet në emër të tijin, sepse i vdekuri ka lënë porosi për këtë me pasurinë e vet, dhe pasuria e tij është për të që ta shpenzojë si të dojë, për sa kohë që kjo nuk bëhet në mosbindje ndaj Allahut. Pra, bëni ashtu siç ka porositur ai.
Sa i përket të gjallit, ai bën kurban në emër të tijin, por s'ka problem që ai të bëjë kurban dhe të thotë:"Kjo është në emër të familjes sime" dhe me këtë të mendojë edhe në të vdekurit, siç mund të shihet qartë nga veprimet e të Dërguarit [salallahu alejhi ue selam], kur ai tha:"Kjo është në emër timin, në emër të familjes së Muhamedit, dhe në emër të umetit të Muhamedit". Kuptimi i drejtpërdrejtë është se këtu përfshihen si të gjallët, ashtu edhe të vdekurit.
Sa i përket bërjes kurban vetëm në emër të të vdekurit, kjo s'është transmetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]. Vërtet, bijat e të Dërguarit [salallahu alejhi ue selam] vdiqën; tri prej tyre vdiqën gjatë jetës së tij dhe ai nuk bëri kurban në emër të tyrin. Bashkëshortja e tij, Hadixhja, vdiq dhe ajo ishte më dashura nga gratë e tij dhe ai nuk bëri kurban në emër të sajin. Dhe axha i tij Hamza [radi Allahu anhu] ra shehid, por ai nuk bëri kurban në emër të tijin.
Sikur kjo të ishte e ligjësuar, i Dërguari [salallahu alejhi ue selam] do ta lejonte këtë për umetin e tij qoftë nëpërmjet thënies së tij, qoftë nëpërmjet veprimit apo miratimit. Meqë asnjëra nga këto s'ka ndodhur, dihet që kjo s'është ligjësuar.

Mirëpo, ne nuk themi se kjo është e ndaluar apo se është bidat, sepse kjo është e ngjashme me një sadaka, siç e kanë krahasuar disa dijetarë me sadakanë në emër të të vdekurit, dhe sadakaja në emër të të vdekurit është vërtetuar nga Suneti.

## Kush ka të drejtë të flasë për rregulla?

*Komisioni i përhershëm për fetva*

Pyetje: A është e vërtetë që, atij i cili nuk i mëson 6000 hadithe, nuk i është lejuar që kujtdo thotë: "Kjo është hallall dhe kjo haram", por që vetëm të marrë abdes dhe ta falë namazin e vet?

Përgjigje: Çdokush që i mëson disa nga çështjet sheriatike me argumentet e veta dhe është i sigurt në vete në atë çështje, ai është i obliguar ta transmetojë dhe ta sqarojë, kur është nevoja, edhe nëse nuk e ka mësuar numrin e përmendur në atë çështje, pasi është vërtetuar nga fjalët e të Dërguarit të All-llahut, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem:

"Allahu e ka ndriçuar atë njeri i cili dëgjon diç prej nesh dhe e transmeton ashtu si e dëgjon. Se ndoshta ai të cilit i transmetohet, e kupton më mirë se ai i cili e dëgjon." (Transmeton Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ibn Hibani nga Ebu Mesudi, radiAllahu anhu).

Dhe, në një transmetim tjetër, :

"Allahu e ka ndriçuar atë njeri i cili dëgjon prej nesh një hadith dhe e mban në mend, që t'ua transmetojë të tjerëve. Ndoshta, bartësi i fikhut (të kuptuarit e rregullave), ia transmeton ndonjëri që është më i mençur se vetë ai; ndoshta, transmetuesi i fikhut, nuk është fakih (nuk i di rregullat sheriatike)." (Transmeton Tirmidhiu dhe Ed-Dajaa nga Zejd Ibn Thabiti, radiAllahu anhu)

Po ashtu, ai, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ka thënë:

"Transmetoni qoftë edhe një ajet!"

## Lënia pas dore e suneteve të dhe ndikimi i tyre në pastërti

*Shejh ibn Baz*

Pyetje: Kam vërejtur që disa adhurues i lënë thonjtë e tyre të rriten dhe ata mbushen me papastërti. A i ka hije kjo një muslimani dhe a është i vlefshëm abdesi i tyre? A ka ndonjë afat të caktuar për prerjen e thonjve apo për bërjen e gjërave tjera që janë sunete te *el-fitre* [natyrës njerëzore]?

Përgjigje: Thonjtë duhet të priten brenda 40 ditëve [nga prerja e fundit], sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka caktuar një kufi brenda të cilit njerëzit duhet t'i presin thonjtë, të rruajnë pjesën intime, të heqin qimet ë nënsqetullave dhe t'i presin mustaqet, dhe të mos i lënë më gjatë se 40 ditë. Kjo është vërtetuar nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]. Enesi [radi Allahu anhu], i cili ishte shërbëtor i pejgamberit, ka thënë:

"Ai na caktoi afat për prerjen e mustaqeve, për prerjen e thonjve, heqjen e qimeve të nënsqetullave dhe rruajtjen e pjesës intime. Këto nuk duhet t'i lëmë pa hequr për më shumë se 40 ditë". [*Sahi Muslim* 258]

Kjo, po ashtu, është transmetuar nga Imam Ahmed [11823] dhe nga en-Nesa'i [14] me fjalët:

"I Dërguari i Allahut na caktoi afat. Ne s'duhet të lëmë thonjtë, mustaqet, rruajtjen e pjesës intime dhe të nënsqetullave për më shumë se 40 ditë".

Edhe meshkujt, edhe femrat duhet t'i kushtojnë kujdes kësaj çështjeje dhe të mos lënë thonjtë, mustaqet, pjesën intime dhe nënsqetullat më shumë se 40 dite.

Abdesi është i vlefshëm dhe nuk ndikohet nga çfarëdo papastërtie që gjendet nën thonj, sepse kjo është sasi e vogël dhe mund të falet.

## Lidhur me qëndrimin se gjithçka që thotë një person i caktuar është e saktë dhe gjithçka që ai nuk thotë s'është e saktë

*Shejh Salih Aali Shejh*

Nga fatkeqësitë e kësaj kohe, e cila ka goditur njerëzit, është fanatizmi ndaj personit me të cilin magjepsen. Kështu, ju mund të shihni dikë, veçanërisht nga të rinjtë, që, nëse është i magjepsur me ndonjë person i cili mund të ketë apo të mos ketë ndonjë ndikim të madh te muslimanët, ka fanatizëm ndaj tij, për çka ai nuk dëgjon e as nuk pranon gjë kundër atij personi. Ky është lloj i ekstremizmit [*ghuluu*] që s'është i lejuar për besimtarët. Fjalët e tij duhet të vlerësohen, sepse ai është një njeri dhe një pasues i pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]. Pra, krejt ajo që është në pajtim me Sunetin dhe udhëzimin, duhet të merret në konsideratë ndërsa krejt ajo që nuk është në pajtim me këtë, duhet të refuzohet. Si të mos jetë kështu, kur Imam Malik [rahimehullah] ka thënë: "S'ka asnjë prej nesh vetëm se thëniet e tij i pranohen apo i refuzohen, përveç atij që gjendet në këtë varr [dmth pejgamberit, salallahu alejhi ue selam]". Kështu, gjithkujt pos tij [salallahu alejhi ue selam] mund t'i merren fjalët apo t'i lihen. Kjo do të thotë se s'duhet të ketë fanatizëm nga një grup i cili graviton rreth magjepsjes me ndonjë person të caktuar, ku konsiderohet se gjithçka që ai thotë, është e saktë, dhe gjithçka që ai nuk thotë, s'është e saktë. Kësisoj, ne s'duhet të kemi fanatizëm përgjegjës nga një kënd tjetër, ku krejt çështjet në të cilat një dijetar apo nxënës dijeje janë është i saktë zhvlerësohen. Është obligim t'i thuhet atij që ka bërë mirë:"Ke bërë mirë" dhe t'i thuhet atij që është i saktë:'Ti je i saktë", si dhe atij që gabon:'Ke gabuar". Kjo është obligim për besimtarët. Dhe ata nuk bën t'i mbyllin sytë e zemrat dhe të pasojnë gjithçka që vjen nga ai me të cilin janë magjepsur, qoftë saktë, qoftë e pasaktë. Kjo ka nevojë të kultivohet dhe t'i jepet rëndësi në shpirtrat e besimtarëve dhe ky është menhexhi i pagabueshëm, dëshmia që nuk dështon: Libri, Suneti dhe ajo rreth çka janë pajtuar pasuesit e Sunetit dhe Xhematit dhe është përmendur në akiden e tyre. Tjetër veç kësaj, pra, krejt ata që janë afër kësaj apo më larg prej kësaj, duhet të trajtohen sipas dijes dhe udhëzimit që ata kanë.

Kjo është një çështje tepër e rëndësishme, të cilës të rinjtë duhet t'ia hapin gjoksin. Ata s'duhet t'i shtrëngojnë zemrat dhe ta qesin përpara një opinion mbi Librin dhe mbi Sunetin, se s'ka ndonjë vetëm se fjalët e tij pranohen apo refuzohen. Dhe s'duhet të besohet se ai që është i saktë, është i përsosur ndërsa ai të cilit nuk i pranohet qëndrimi, hedhet poshtë plotësisht. Gjithkush ka në vetvete atë që është e saktë dhe atë që s'është e saktë, kështu që, ai që është i saktë, duhet të pasohet në atë që ia qëllon dhe nuk duhet të mendohet se te ai gjithmonë gjendet e sakta, por ai duhet të nxirret në pah nga e sakta dhe të lavdërohet për të saktën. Njësoj, ai që gabon, duhet të refuzohet dhe t'i thuhet:"Ke gabuar në këtë çështje" dhe atë nuk duhet pasuar në gabimin e tij.

Ky është menhexhi i saktë në këto çështje lidhur me atë që gabon në çështjet e ixhtihadit, kështu që ne as nuk e teprojmë e as nuk jemi të shkujdesur, meqë teprimi dhe shkujdesja dënohen nga pasuesit e Sunetit dhe Xhematit. Pra, është obligim për ne të dënojmë ekstremizmin ndaj personaliteteve, ndaj dijetarëve dhe ndaj të drejtëve. Ky është parim i pasuesve të Sunetit dhe Xhematit. Ekstremizmi është një degë e çështjeve të xhahilijetit, sepse kjo është shkak i fanatizmit, ku shpirti pranon diçka dhe magjepset me një person deri në atë masë, saqë thënia e atij personi bëhet thënia e tij, edhe nëse është gabim.

## Cilit medhheb i ka takuar Imam Muslimi [autori i "Sahi Muslim"]: Mehdhebit Hanbelit apo Shafi'it

*shejh Muhamed Ali Adem el-Itjubi*

Dije se njerëzit e kohës sonë kanë dhënë deklarata ngatërruese rreth medhhebit të tij [të Imam Muslimit]. Ata kanë bërë pohime kundërthënëse në lidhje me këtë çështje, disa nga ta duke thënë që ai ka qenë Shafi'it, të tjerët duke pohuar se ai ka qenë Hanbelit, mes pohimeve tjera, mu siç kanë rënë në kundërshtim rreth medhhebit të el-Buharit, autorit tjetër të Gjashtë Librave, mes tjerash.

Kjo bazohet në atë çfarë ata janë bindur të besojnë rreth obligimit të ngjitjes për ndonjërin nga medhhebet e katër Imamëve – se kjo është obligim për çdonjërin, madje edhe për dijetarët më të mëdhenj të Hadithit. Kjo është diçka që ka shkaktuar trazira tek muslimanët në kohët tona, së bashku me besimet e shtrembëruara dhe devijimet.

Vërtet, njerëzit kanë jetuar për një kohë të gjatë pa u ndikuar nga këto fatkeqësi, kur ata zbatonin thënien e Allahut të lartësuar:

"Pyetni njerëzit e kujtimit [dijetarët] kur nuk dini" [el-Enbija, 7].

Asnjëherë nuk ka ndodhur që ndonjëri prej tyre ta quaj veten "Bekrij", apo "Umerij", apo "Uthmanij", apo "Aleuij", apo diçka tjetër, me qëllim që t'i atribuohet Ebu Bekrit, Umerit, Uthmanit, Aliut, apo ndonjë sahabi tjetër të madh, Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata. Njëlloj ka qenë rasti edhe me tabi'unët dhe kjo vazhdoi deri pas kohës së mbërritjes së katër Imamëve. Qe atëherë kur njerëzit nisën t'ia atribuojnë veten atyre, ndërsa këta Imamë i patën paralajmëruar njerëzit të mos bëjnë taklid, duke i pasuar verbazi ata, përveç kur të ekzistojë nevoja për këtë.

Njëri nga ata [përkrahësit e taklidit] bile ka thënë – dhe sa thënie e shëmtuar është!:

"Është e lejueshme të pasohet tjetërkush veç këtyre katërve, kur dikush të ketë nevojë, dhe për këtë ka lëshim".

Autori i "Meraki es-Su'ud" bile ka thënë - dhe sa thënie e shëmtuar është!:

"Ajo për çfarë është rënë dakord sot janë katërshja [dmth katë Imamët], dhe pasimi i të tjerëve është diçka që të gjithë ata e ndalojnë".

Allahu i përkasim dhe Atij do t'i kthehemi, dhe s'ka mundësi apo fuqi veçse nëpërmjet Tij, dhe nga Ai kërkojmë ndihmë kundra atyre që kundërshtojnë medhhebin e më të mirëve nga umeti.

Kjo është për t'u diskutuar gjetkë, kështu që t'i kthehemi temës në fjalë.

Dije se imam Muslimi, Allahu e mëshiroftë, ka qenë një imam-i cili fokusohej në tekstin [e Librit dhe Sunetit]. Ajo në çka janë bindur të besojnë ata që pasojnë verbazi, se ai ka qenë në

një medhheb të caktuar, është vetëm një rezultat i pozitës së tij që korrespondon nganjëherë me pozitën e atij imami, një rezultat i pajtimit të tyre rreth kuptimeve të atyre dëshmive, apo për shkak se ai e ka mësuar atë vendim prej tij apo nga dikush që e ka mësuar prej tij. Nëse kjo është diçka që argumenton pasimin verbazi [taklidin], atëherë duhet të përfundojmë që vetë esh-Shafi'i ka qenë Malikij, meqë ka mësuar prej tij; dhe se vetë Ahmedi ka qenë Shafi'i, meqë ka mësuar prej tij, dhe kështu me radhë. Këta njerëz [përkrahësit e taklidit] nuk e thonë këtë, madje e refuzojnë një thënie të tillë.

E gjithë kjo [që Imam Muslimi ka pasuar verbazi ndonjë medhheb të caktuar] hedhet poshtë nga fakti që ai do ta kundërshtonte imamin [që njerëzit kanë thënë se ka bërë taklid] në çështje tjera, dhe është e mirënjohur që kush pason verbazi nuk e kundërshton imamin e vet asnjëherë.

E vërteta është se ai ka qenë në medhhebin e ehlul-hadithit, jo një që pason verbazi ndokënd. Ai ka qenë sikur esh-Shafi'i, Ahmed, dhe juristët [fukahatë] e tjerë ndër dijetarët e Hadithit.

Abu Abdilah el-Hakim, Allahu e mëshiroftë, pat bërë mirë kur e renditi atë midis juristëve të dijetarëve të Hadithit. Ai më pas e veçoi atë, duke shkruar biografi rreth tij, siç ka bërë edhe me imamët tjerë si ez-Zuhri, el-Auzai, Ibn Ujejne, Ibn el-Mubarek, Jahja el-Ketan, Ibn Mehdi, Ahmed in Hanbel, Ibn el-Medini, dhe të tjerë. Para biografive të tyre, ai shpjegoi domethënien e të pasurit fikh në hadith, duke thënë në nënkapitullin e njëzet:

"Dija mbi "fikhul-hadith" – Kjo është mu fryti i këtyre shkencave dhe është baza e Sheriatit. Dijetarët e fikhut islamikë, ithtarët e analogjisë, e opinionit, e deduksionit, e debatimit dhe kërkimit, janë të mirënjohur në secilën epokë tek njerëzit në çdo vend. Do të përmendim me vullnetin e Allahut, me këtë rast, që fikhu i hadithit merret nga njerëzit e tij, për të provuar që njerëzit e kësaj shkence [Hadithit], ata që e zotëruan këtë shkencë, në asnjë mënyrë nuk janë të paditur rreth fikut të transmetimeve, meqë kjo është një nga variacionet e kësaj shkence [shkencës së Hadithit]". ["Ma'rifetu Ulum el-Hadith", f.63-78]

El-Alame el-Mubarekfuri, Allahu e mëshiroftë, qe një pasues i Sunetit, një që e ka zbatuar atë, si dhe një muxhtehid i cili nuk ka pasuar verbazi katër imamët apo dike tjetër – të këtillë kanë qenë edhe Muslim, et-Tirmidhi, en-Nesa'i dhe Ibn Maxhe. Të gjithë këta qenë pasues të Sunetit, që kanë punuar në përputhje me të; muxhtehidë, që nuk kanë pasuar verbazi asnjeri. [Parathënia e "Tuhfetul-Ehuethi" 1/353]

Përmbledhje: Imam Muslim, Allahu e mëshiroftë, si edhe autorët e Gjashtë Librave, dhe të tjerët, kanë qenë juristë [fukaha] të dijetarëve të Hadithit, që kanë punuar me të [Sunetin], kanë thirrur për tek ai, duke mos i dhënë ndonjë rëndësi pasimit verbazi të ndokujt, pavarësisht kush ka qenë ai. Ata nuk patën imam tjetër veç të dërguarit të Allahut, salallahu alejhi ue selam; atij, nëpërmjet të cilit Allahu i garantoi krijimit udhëzim, dhe suksesi i tyre qëndron në bindjen ndaj tij dhe pasimin e rrugës së tij. Allahu, më i larti, ka thënë:

"Nëse i bindeni atij, atëherë do të jeni të udhëzuar si duhet" [en-Nur, 54];

"Pasojeni atë që të jeni të udhëzuar si duhet" [el-A'raf, 158].

Dhe, nëse pozita e tyre ka korresponduar me pozitën e disa prej imamëve në disa nga çështjet, atëherë kjo ka ndodhur vetëm për shkak se dëshmitë e kanë çuar në atë. Ata që nuk e kuptojnë këtë çështje, mendojnë që kjo ka ndodhur për shkak të taklidit dhe kështu i kanë etiketuar ata me diçka, saqë as ata që janë më të ulët në shkallë se ata, për sa i përket diturisë, nuk meritojnë të etiketohen në atë mënyrë [me taklid].

Allahu është Ai nga i cili kërkohet ndihma kundra atyre që kundërshtojnë atë që është e saktë. Dhe Allahu është më i dijshmi rreth të saktës, dhe tek Ai është kthimi dhe përfundimi.

## Muslimani i cili bën shirk nga padituria

*Shejh Muhammed bin Salih el-Uthejmin*

Personi konsiderohet jobesimtar (kafir) apo mëkatar (fasik) vetëm atëherë kur ta kuptojë të vërtetën. Para kësaj, nuk mund të konsiderohet as jobesimtar, as mëkatar.

Sa i përket individëve të cilët nuk janë muslimanë, pasi që nuk kanë dëgjuar për islamin, nuk themi për ta se janë muslimanë. Ne themi se ata janë jobesimtarë dhe ata i trajtojmë si jobesimtarë. Mirëpo, Allahu azze ve xhele do t'i gjykojë në Ditën e Gjykimit.

Sa i përket atij personi i cili i atribuohet Islamit dhe jeton në shtetet Islame, mirëpo bie në pabesim (kufr), për shkak të paditurisë, atë e trajtojmë si musliman, edhe pse ka rënë në kufër. Këtë e bëjmë, për shkak se i atribuohet Islamit, pasi ka rënë në kufër dhe mëkat për shkak të paditurisë. Shembull i kësaj është kur njeriu jeton në mesin e njerëzve të cilët thithin (duhanin) dhe rruajnë (mjekrën). Ai asnjëherë nuk ka dëgjuar se është e ndaluar të përdoret (duhani) dhe rruajtja (e mjekrës). Ne nuk themi se ai është mëkatar (fasik) pasi ai nuk e mësoi të vërtetën.

Shembulli i dytë është kur personi jeton në mesin e njerëzve të cilët i adhurojnë varret dhe u kthehen "shenjtorëve", të drejtëve, njerëzve të vdekur dhe i lusin për diçka. Ky person asnjëherë nuk e ka ditur që kjo është absurditet dhe e ndaluar në fe. Ne nuk e gjykojmë me pabesim, pasi ai është musliman i cili mendon se vepra e tij është e lejuar në fe.

Me këtë e dimë se jobesimtarët dhe ata të cilët bien në kufër, mund të ndahen në dy lloje:

1- Ai i cili ka rënë në kufër dhe e konsideron vetën të krishterë apo diçka tjetër. Ky është jobesimtar në brendësi () dhe së jashtmi ().

2- Ai i cili ka rënë në kufër duke mos e konsideruar këtë kufër. Ai i atribuohet Islamit në brendësi dhe së jashtmi. Ai mendon se vepra e tij nuk e nxjerr nga Islami. Në këtë mënyrë, ai nuk është jobesimtar.

## Nivelet e njerëzve në jetën e përtejme

*Ibn el-Kajjim*

Niveli më i lartë është ai i të Dërguarve – Allahu i lartësoftë dhe u dhëntë paqe e siguri të përkryer –. Ai është tre nivelesh dhe më i larti prej tyre është:

1. Më të qëndrueshmit në vendosmëri: Nuhu, Ibrahimi, Musa, Isa dhe Muhamedi, Allahu i lartësoftë dhe u dhëntë paqe e siguri të përkryer. Pastaj,
2. Të tjerët veç tyre nga të Dërguarit Pastaj,
3. Pejgamberët, ata që s'qenë çuar si të Dërguar tek popujt e tyre. Pastaj,
4. Pasuesit më të sinqertë dhe më të vërtetë të Dërguarve, trashëgimtarët e të Dërguarve, ata që zbatuan atë me të cilën u çuan të Dërguarit në dijen e tyre, në veprime dhe në thirrjen për te Allahu. Pastaj,
5. Udhëheqësit dhe sunduesit e drejtë. Pastaj,

6. Ata që dhanë mundin dhe luftuan në rrugën e Allahut me pasurinë dhe me vetët e tyre. Pastaj,

7. Ata që u dhanë përparësi të tjerëve më shumë se vetvetes, i trajtuan të tjerët njerëzishëm dhe bënë akte bamirësie. Pastaj,

8. Ata të cilëve Allahu ua hapi dyert e bërjes së të mirave të kufizuara në vetët e tyre, si namazi, sadaka, agjërimi, haxhi, etj. Pastaj,

9. Niveli i njerëzve të shpëtuar, i atyre që zbatuan obligimet e Allahut dhe iu shmangën të ndaluarave. Pastaj,

10. Niveli i njerëzve që dëmtuan vetveten dhe bënë gjynahe të mëdha, të ndaluara nga Allahu, por që Allahu u mundësoi të pendohen sinqerisht para vdekjes së tyre. Kështu, ata vdiqën në pendim të sinqertë dhe Allahu ua pranoi pendimin. Pastaj,

11. Niveli i njerëzve që i përzjenë veprat e mira me të këqija dhe e takojnë Allahun ndërsa ngulmojnë në gjynahe dhe nuk pendohen. Mirëpo, veprat e tyre të mira janë më të shumta sesa veprat e këqija, duke peshuar më rëndë veprat e mira. Pra, edhe këta do të jenë të shpëtuar dhe të suksesshëm. Pastaj,

12. Njerëzit veprat e mira e të këqija të të cilëve janë të barabarta. Këta janë njerëzit e Lartësirave [], që është një vend mes xhenetit dhe xhehenemit. Në fund, edhe këta do të hyjnë në xhenet. Pastaj,

13. Niveli i atyre që u sprovuan dhe u goditën nga fatkeqësitë – e lusim Allahun për mirëqenie dhe siguri. Këta janë muslimanët peshoret e të cilëve nuk rëndohen: veprat e tyre të këqija peshojnë më pak sesa veprat e mira. Ka hadithe lidhur me ta, që tregojnë se këta do të hyjnë në Zjarr dhe do të qëndrojnë aty sipas veprave të tyre. Pastaj, ata do të dalin nëpërmjet ndërmjetësimit të atyre që ndërmjetësojnë dhe mëshirës së më të Mëshirshmit. Pastaj,

14. Njerëzit që s'kanë vepra bindjeje a mosbindjeje, as të mosbesimit e as të besimit të vërtetë. Këta janë disa llojesh. Prej tyre janë ata që s'i ka mbërri thirrja e vërtetë. Prej tyre është personi i çmendur, i paarsyeshëm. Prej tyre është i shurdhri që kurrë s'ka dëgjuar gjë. Dhe prej tyre janë fëmijët e idhujtarëve, të cilët kanë vdekur para se të ishin në gjendje t'i dallonin gjërat. Pra, dijetarët dallojnë në mendime sa u përket këtyre, duke marrë kështu tetë qëndrime. Më i sakti prej tyre është se ata do të sprovohen në Ditën e gjykimit dhe atyre do t'u çohet një i Dërguar: kushdo që e dëgjon atë, do të hyjë në xhenet; kushdo që e kundërshton, do të hyjë në xhehenem. Sepse Allahu nuk e dënon askënd, derisa ta vendoset dëshmia ndaj tij dhe më pas ai largohet dhe e refuzon me ngulm, siç ka thënë Ai, më i larti:

« Dhe Ne nuk dënojmë askënd, derisa t'i çojmë një të Dërguar » [el-Isra, 15]

15. Niveli i hipokritëv, të cilët së jashtmi shfaqin Islamin, por së brendshmi fshehin mosbesimin. Këta janë në thellësitë më të mëdha të Zjarrit. Pastaj,

16. Krerët e mosbesimit, udhëheqësit e tij dhe thirrësit e tij. Pastaj,

17. Niveli i atyre mosbesimtarëve që pasonin verbazi dhe ishin injorantë. Umeti është pajtuar se ata janë mosbesimtarë. Dhe në fund,

18. Niveli i xhinëve. Ata do të dënohen sipas veprave të tyre, mu siç ka thënë Allahu i lartësuar:

« Dhe për të gjithë do të ketë nivele në përputhje me atë çfarë bënë, në mënyrë që Ai t'i shpërblejë/dënojë tërësisht për veprat e tyre, dhe atyre s'do t'u bëhet padrejtësi » [Ahkaf, 19]

## Personi me tejemum udhëheq në namaz njerëzit me abdes

*Shejh AbdulAziz bin Baz*

Pyetje: A është e lejueshme që një person me tejemum të udhëheqë në namaz, sepse s'ka tjetër pos tij që mund të udhëheqë namazin?

Përgjigje: Është e lejueshme që një person i cili ka bërë tejemum t'ua fal namazin atyre që janë me abdes, nëse ai ka bërë tejemum për një arsye sheriatike, për t'u pastruar prej papastërtisë së vogël a të madhe. Është e lejueshme për të që t'i udhëheqë në namaz ata që janë pastruar me ujë dhe në këtë s'ka gjë të keqe. Edhe atëherë kur dikush që është kompetent të udhëheqë namazin dhe është i pranishëm dhe ai [personi me tejemum] i udhëheq në namaz, s'ka gjë të keqe në këtë, nëse ai vetë është kompetent për udhëheqjen e namazit.

## Pranimi i parave nga dikush qe bën biznes haram

*El-Imam Mukbil bin Hadi el-Uadi'i*

Pyetje: Si duhet të sillet babai me të birin i cili ka migruar në Perëndim dhe ai [i biri] punon në atë çka ka ndaluar Allahun dhe ai e di këtë, dhe anasjelltas [dmth nëse babai bën punë haram]? Cili është vendimi mbi fitimet e tyre nga kjo pasuri?

Përgjigje: Sa i përket atij i cili në mënyrë të drejtpërdrejtë ka të bëjë me këtë punë [haram], ai bën gjynah dhe është obligim i babait që ta këshillojë atë, madje ta urdhërojë për të mirë dhe ta ndalojë nga e keqja. Allahu i patëmeta thotë:

« Ata që mohuan nga Fëmijët e Israilit u mallkuan nëpërmjet gjuhës së Daudit dhe të Isës, birit të Merjemes. Kjo, sepse ata kundërshtonin dhe kalonin kufijtë. Ata nuk ndalonin njëri-tjetrin nga e keqja që bënin. Dhe sa e ligë ishte ajo çka bënin » [el-Ma'ideh, 78-79]

Është obligim për babën që ta urdhërojë birin e tij për të mirë dhe ta ndalojë nga e keqja. Nëse s'ka mundësi ta bëjë këtë, ai duhet ta këshillojë, se vërtet feja [Islami] është sinqeritet dhe këshillë. Dhe Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Kushdo prej jush që e sheh të keqen, le ta ndryshojë më dorën e vet. Nëse s'ka mundësi, atëherë me dorë e vet. Nëse s'ka mundësi, atëherë me zemrën e vet, por ky është imani më i dobët".

Dhe ne e këshillojmë babën që të mos marrë gjë nga pasuria e të birit në shenjë të përmbajtjes nga devotshmëria. Kjo në mënyrë që të mos e nxisë atë të merret me kamatë apo me burime të ndaluara të fitimit. Pejgamberi ka thënë:

"Secili prej jush jeni çoban [dmth kujdestar] dhe secili pre jush jeni përgjegjës për bylykun e tij [dmth ata që janë nën autoritetin e tij]".

Allahu i lartësuar thotë:

« O ju që besoni, mbroni vetët tuaja dhe familjet tuaja nga një Zjarr, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët » [et-Tehrim, 6]

Dhe në dy *Sahih* [Buhari dhe Muslim] nga hadithi i Me'kil bin Jesar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]ka thënë:

"S'ka asnjë rob të cilin Allahu e vendos si përgjegjës të një bylyku dhe ai nuk kujdeset për ta me sinqeritet dhe me këshillë veçse ai s'do ta ndjejë aromën e xhenetit".

Kështu, është obligim për të që ta këshillojë të birin e tij. Nëse i biri refuzon ta pranojë këshillën dhe babai ka nevojë për para - nevojë të domosdoshme -, atëherë gjynahu bie mbi atë që bën drejtpërdrejt atë punë. Kjo krahas dijes se përmbajtja nga devotshmëria [*el-Wer*] është që kjo të lihet [dmth të mos merrem paratë]. Kjo vlen edhe nëse situata është e anasjelltë. Dhe pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Kushdo që rritet me pasuri të përfituar në mënyrë të ndaluar, atëherë Zjarri është më meritor për të".

## Si do të dalin njerëzit nga varret

*Komisioni i përhershëm për kërkime e fetua*

Pyetje: Si do të dalin njerëzit nga varret e tyre në Ditën e Gjykimit dhe kush do të vishet i pari? Përgjigje: Allahu i madhërishëm do ta ringjallë njeriun në Ditën e ringjalljes duke e rikrijuar atë nga ashti i bishtit [fundi i poshtëm i kurrizit; Lat. Coccyx]. Njerëzit do të rriten si krijesa të përsosura, mu ashtu siç rriten bimët nga farat dhe drurët e palmave nga farat e hurmave. Ata do të shfaqen nga varret e tyre të zbathur, të zhveshur dhe të pa bërë synet. Ata do të ngarendin sikurse karkalecat e shpërndarë apo si fluturat e hallakatura, dhe s'do ta huqin shtegun për te Vendi i Tubimit. Në fakt, ata do ta dinë shtegun për te ai vend më mirë sesa një pëllumb i egër e di shtegun për te çerdhja e vet, si kur garojnë për te një cak. Të parit të cilit do t'i çelet toka është pejgamberi jonë Muhamed [salallahu alejhi ue selam]. Atij të parit do t'i kthehet vetëdija. Sa i përket të parit që do të vishet pas ringjalljes, ai është *khalilur-Rrahman* [miku i të Mëshirshmit], Allahu e lartësoftë përmendjen e tij dhe e siguroftë nga të këqijat. Njerëzit do t'i kaplojë tmerri deri në atë masë, saqë edhe pejgamberët do të thonë: Vetja ime! Vetja ime! Ai që i lexon ajetet që flasin për ringjalljen në suret el-Kamer, el-Me'arixh dhe el-Karij'ah dhe të ngjashme me to, do të informohet më shumë rreth kësaj ngjarje të madhe. Është transmetuar besnikërisht në Buhari dhe në Muslim se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha: "Ju do të thirreni të zbathur, të zhveshur dhe të pa bërë synet". Pastaj lexoi e tha: « Ashtu siç e nisëm krijimin e parë, ashtu do ta përsërisim. Ky është një premtim i Yni dhe Ne sigurisht që do ta përmbushim » [el-Enbija, 104]
I pari që do të vishet në Ditën e Ringjalljes është Ibrahimi. Ndërsa një grup nga umeti im do të rroket për në anën e majtë, unë do të thërras:'[këta janë] Pasuesit e mi!' Do të thuhet:'Ata e braktisën fenë mbasi ti i le ata'. Pastaj unë do të them ashtu siç tha robi i mirë Isa1
« Unë isha dëshmitar ndaj tyre për sa kohë që isha ndër ta. Por, kur Ti më more, Ti ishe mbikëqyrës i tyre dhe Ti je dëshmitar ndaj çdo gjëje. Nëse I dënon ata, janë robërit Tu; nëse i fal, Ti je i Plotfuqishmi, i Urti » [el-Ma'ideh, 117-118] Po ashtu, është transmetuar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Njerëzimi do të tronditen derisa t'u bie të fikët në Ditën e Ringjalljes dhe unë do të jem i pari të cilit do t'i çelet toka".2Dhe, po ashtu, është transmetuar se pejgamberi tha:
"Unë do të jem i pari që do t'i kthehet vetëdija". 3 Ju mund të informoheni më hollësisht këtyre dy haditheve në librin Akideja e Tahauit, ku Imam et-Tahaui flet për gjendjen e njerëzve në Ditën e Ringjalljes.

## Si të përballemi me fazën e adoleshencës?

*Komisioni i përhershëm për Kërkime e Fetua*

Pyetje: Si i ka trajtuar pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] adoleshentët muslimanë, me qëllim që t'u ndihmojë ta kalojnë këtë fazë?
Përgjigje: Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] i kushtonte vëmendje të madhe rinisë muslimane dhe prindërve të tyre dhe u dha udhëzime e direktiva.
Ai u dha prindërve këto instruksione:
"Urdhëroni fëmijët tuaj të falen, kur të jenë shtatë vjeç, dhe shtrëngoni [nëse refuzojnë], kur të jenë dhjetë vjeç, si dhe ndani në shtretërit e tyre". [Ahmed, Ebu Daud]
Ai [salallahu alejhi ue selam] iu drejtua të rinjve duke thënë:
"O ju të rinj, kushdo prej juve që ka mundësi të martohet, duhet të martohet, se bashkëshortësia ndihmon në uljen [ruajtjen] e shikimit dhe ruan moralin; kushdo që s'ka mundësi të martohet, është e pëlqyeshme të agjërojë, se agjërimi dobëson dëshirën seksuale". [Buhari dhe Muslim]
Allahu na bëftë të suksesshëm! Paqja dhe bekimet qofshin mbi pejgamberin, mbi familjen e tij dhe mbi sahabët!

## Të pyesësh dhe t'i besosh falltarit

Pyetje: Si t'i bashkërendojmë kuptimet e këtyre dy haditheve:
"Kushdo që shkon te falltari dhe e pyet për diçka, namazi i tij s'do të pranohet për 40 ditë", dhe
"Kushdo që shkon te falltari dhe i beson atij, ka mohuar Kuranin dhe në Sunetin"?
Përgjigje: Sa i përket "Kushdo që shkon te falltari dhe e pyet për diçka, namazi i tij s'do të pranohet për 40 ditë", këtu nuk përmendet të besuarit. Në hadithin e dytë, përmendet të besuarit në falltarin dhe mohimi i Shpalljes së Dërguar Muhamedit [salallahu alejhi ue selam].
Nëse falltari i thotë diçka rreth të padukshmes dhe ai e beson si diçka të vërtetë, ai ka bërë kufr [ka mohuar]. Kjo bazohet në ajetin:
« Kurrkush në qiej dhe në tokë nuk e di [të padukshmen], përveç Allahut, e as që mund të dinë se kur do të ringjallen » [en-Neml, 65]
Kjo s'do të thotë që ai do të presë e të shohë se çka do të ndodhë para se t'i besojë apo të mos i besojë atij. Nëse ai pret të shohë se çka do të ndodhë dhe thotë:'Po pres të shohë nëse ajo çka po thotë ai është e vërtetë', ai nuk i beson falltarit. Mirëpo, namazi i tij nuk pranohet për 40 ditë.
T'i besosh falltarit do të thotë të besosh se ajo çka ia thotë është e saktë dhe do të ndodhë.

## Tejemumi nga i sëmuri që s'mund të gjejë dhé

*Shejh ibn Uthejmin*

Shejh Ibn Uthejmin qe pyetur rreth një të sëmuri i cili s'mund të gjejë dhé se a bën të marrë tejemum duke goditur murin me duar apo shtratin, dhe kështu me radhë?

Përgjigje: Nëse muri është ndërtuar nga diçka nga toka, si gurët apo tullat e baltës, atëherë është e lejueshme të përdoret për tejemum. Por, nëse muri është i mbuluar me dru apo ngjyrë dhe nëse në të ka pluhur, mund të përdoret për tejemum dhe s'ka gjë të keqe në këtë. Kjo është sikur të bësh tejemum në tokë, sepse pluhuri vjen nga toka. Mirëpo, nëse s'ka pluhur në të, atëherë kjo s'është nga toka dhe s'mund të përdoret për tejemum.

Sa i përket shtratit, themi se, nëse në të ka pluhur, mund të përdoret për tejemum, përndryshe, s'duhet të përdoret për tejemum, sepse ai nuk vjen nga toka.

## Vonimi i namazit

Pyetje: Koha e namazit fillon kur të thirret ezani, por kur mbaron koha e namazit? A ka dallim mes vonimit të namazit dhe mosfaljes së namazit me kohë? Dhe cili është dënimi për të dyja këto?

Përgjigje:

Shejh AbdulAzizi bin Baz tha:

"Sa i përket personit që qëllimisht e vonon namazin, derisa t'i kalojë koha atij namazi apo kurdis orën më vonë në mënyrë që të mos zgjohet me kohë, sipas krejt dijetarëve, ai qëllimisht nuk po falet dhe bën një gabim tepër të madh. Por, a është kjo *kufr* [mosbesim që të përjashton nga Islami], apo jo?

Lidhur me këtë, ka dallime në mendime mes dijetarëve. Nëse personi nuk e mohon të qenit e namazit obligim, atëherë shumica e dijetarëve thonë që ai nuk del nga feja. Disa dijetarë janë të mendimit se ky është kufr i madh, i cili e përjashton personin nga Islami, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha:

"Mes njeriut dhe shirkut [adhurimit ndaj të tjerëve krahas adhurimit ndaj Allahut] dhe *kufrit* [mosbesimit] qëndron lënia e namazit". [Muslim]

"Besëlidhja mes neve dhe atyre është namazi. Kushdo që e lë namazin, është kafir [mosbesimtar]". [Ahmed dhe katër autorët e *Suneneve* me *isnad* të vërtetë].

Tabi'iu i famshëm Abdullah ibn Shekik el-Akiili tha:

"Sahabët e të Dërguarit të Allahut nuk konsideronin se lënia e një gjëje përbën *kufr*, përveç lënies së namazit".

Sa i përket vonimit të namazit, kjo i referohet dy gjërave:

1. vonimit të namazit, derisa t'i përfundojë koha atij namazi. Këtë e shpjeguam më lart
2. vonimit të namazit deri në fundin e kohës së atij namazi."

Shejh Ibn Uthejmin tha:

"Është më mirë që namazi të falet në kohën e kërkuar nga sheriati. Prej këtu, pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha, kur iu përgjigj atij që pyeti se cila është vepra më e dashur për Allahun:"Namazi me kohë". [Buhari 527. Muslim 85]

Ai nuk tha:'Namazi në fillim të kohës së tij'. Kjo, sepse namazi përfshin disa namaze të cilat është sunet të falen më vonë. Është sunet që jacia të falet më vonë, pasi të kalojë një e treta e natës. Që këtej, nëse një grua është në shtëpi dhe pyet se cila është më mirë: të falet jacia, kur të dëgjohet ezani, apo ta vonojë atë, derisa të kalojë një e treta e natës? Themi: Është më mirë të vonohet, derisa të kalojë një e treta e natës, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] e vonoi një natë jacinë, derisa thanë:"O i Dërguar i Allahut, gratë dhe fëmijët kanë rënë në gjumë", kështu që ai u çua dhe i udhëhoqi në namaz dhe tha:"Kjo do të ishte koha e saj, sikur të mos ishte e vështirë për umetin tim".

Pra, nëse një grua gjendet në shtëpinë e saj, është më mirë për të që ta vonojë jacinë. Ngjashëm, nëse një grup merr udhë dhe vjen koha për faljen e jacisë, a është më mirë për ta të falin jacinë më herët, apo më vonë? Themi që është më mirë ta vonojnë, nëse kjo s'do t'u shkaktojë ndonjë vështirësi.

Në rastin e namazeve tjera, është më mirë të falen herët, përveç nëse ka ndonjë arsye për të vepruar ndryshe. Pra, namazi i sabahut duhet të falet më herët, namazi i drekës duhet të falet më herët, ikindia duhet të falet më herët dhe akshami duhet të falet më herët, përveç nëse ka ndonjë arsye për të vepruar ndryshe. Dhe ndër këto arsye janë:

Nëse është shumë nxehtë, mund të vonohet namazi i drekës, derisa të flladitet pak, dmth derisa të afrohet koha e ikindisë. Sepse temperatura bie pak, kur afrohet koha e ikindisë. Pra, është më mirë të falemi kur është më pak nxehtë, sepse pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha:

"Kur është shumë nxehtë, pritni derisa të ftohet pak para se të faleni, sepse intensiteti i nxehtësisë vjen nga fryma e xhehenemit". [Buhari 537. Muslim 615]

Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ishte në një udhëtim dhe Bilali u çua për ta thirrur ezanin, por pejgamberi i tha:"Prit, derisa të flladitet". Pastaj edhe një herë Bilali u çua për të thirrur namazin dhe pejgamberi prapë i tha:"Prit derisa të flladitet". Pastaj, më vonë, Bilali u çua për ta thirrur namazin dhe pejgamberi e lejoi. [Buhari 629. Muslim 616]

Një tjetër arsye është kur ka mundësi të falet namazi me xhemat në fund të kohës. Në këtë rast, vonimi është i rekomanduar. Për shembull, nëse një person gjendet jashtë qytetit, kur të hyjë koha për namaz, dhe ai e di që do ta mbërrijë qytetin dhe të falet me xhemat nga fundi i kohës së namazit. A është më mirë që ai të falë namazin kur të hyjë koha, apo të vonojë për ta falur me xhemat kur të mbërrijë në qytet? Themi që është më mirë që ai ta vonojë, derisa ta mbërrijë xhematin. Bile, themi se është obligim vonimi i namazit në këtë rast, në mënyrë që ai ta mbërrijë faljen e namazit me xhemat".

## Adhurimi në kohën e fitnes dhe vlera e sahabëve

*Shejh Zejd bin Muhamed el-Madkhali*

Pyetje: Shejh i nderuar, si të bashkërendisim domethëniet e hadithit që përmend vlerën e sahabëve [radi Allahu anhum] me hadithet në vijim:

"Ai që adhuron Allahun gjatë kohës së fitnes [çrregullimit], do të ketë shpërblimin e njëqind sahabëve".

Dhe në një transmetim, përmendet shpërblimi i pesëdhjetë sahabëve.

"Tuba [pemë në xhenet] për atë që më pa dhe më besoi. Tuba, Tuba, Tuba për atë që më beson në mua, ndonëse nuk më ka parë".
Përgjigje: Epërsia e sahabëve [radi Allahu anhum] ndaj atyre që vijnë më pas është vërtetuar me Kuran dhe me Sunet. Shpërblimi dhe lutja e përmendur nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] nuk bie në kundërshtim me pozitën dhe fisnikërinë e sahabëve.
Këto hadithe vetëm e fuqizojnë dëshminë për një shpërblim të madh për kapjen në të vërtetën gjatë Ditëve të fundit, gjatë të cilave e keqja do të përhapet gjithkund në tokë dhe njerëzit do të jenë të ligj.
Këto hadithe, bile, as nuk sugjerojnë që personi në rrugë të drejtë, gjatë Ditëve të fundit, është më i mirë se sahabët në vlerë. Fisnikëria dhe pozita e lartë e sahabëve kurrë s'mund të mbërrihet nga dikush që ka ardhur mbas tyre.
Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"… Nëse dikush prej jush harxhon [në rrugë të Allahut] sasinë e arit të barabartë me kodrën Uhud, s'do të mbërrijë vlerën e dy grushteve apo një grushti të asaj që ata kanë harxhuar". [el-Buhari]

## Fetva rreth pastërtisë

*Komisioni i përhershëm për kërkime e fetua*

1. Pyetje: Cili është vendimi i Islamit në lidhje me heqjen e qimeve në mes të vetullave?
Përgjigje: Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allllahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjne dhe shokët e tij:
Lejohet ndukja (heqja) e tyre, sepse këto qime nuk konsiderohen prej vetullave.
2. Pyetje: Këtu në Britani në banjot tona përdorim mindil dhe letër për pastrim pas nevojave fizilogjike, a është obligim të pastrohemi edhe me ujë pas përdorimit të mindilave apo jo?
Përgjigje: Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allllahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjne dhe shokët e tij:
Lejohet dhe mjafton përdorimi i mindilëve, letrave dhe gjërave të ngjashme me to për pastrim pas dy nevojave fizioligjike. Preferohet që letrat që përdoren për pastrim të jenë me numër tek, kurse obligim është që vendi të fshihet së paku tri herë. Nuk është obligim përdorimi I ujit pas kësaj, mirëpo është sunnet.
Suksesin e jep Allahu, salatet dhe selamet qoshfin mbi të Dërguarin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.
3. Pyetje: A lejohet kremtimi për syneti? Tek disa është bërë traditë që operacionin e synetisë ta bëjnë në ditën e mevludit, dhe për këtë rast therrin kafshë dhe ftojnë musafir nga familje të shumta që të kremtojnë së bashku, kurse pas synetisë të pranishmit fillojnë t'I japin të holla fëmiut. A ka mënyrë të veçantë përmes të cilës kremtohet synetia?
Përgjigje: Së pari: Synetia është prej suneteve të Fitres (natyrshmërisë së pastër në të cilën Allahu i ka krijuar njerëzit), dhe i Dërguari (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i ka udhëzuar muslimanët të bëhen synet.
Së dyti: Islami nuk ka ligjësuar kremtim me rastin e synetisë, kurse bërja e synetisë ditën e mevludit pastaj të kremtohen dyjat së bashku, kjo është bidat (inovacion) i shpikur, ndërsa i

Dërguari (sal-lAll-llahu alejhi ue sellem) thotë: "Kush shpik në fenë tonë vepra që nuk janë prej saj, ato (vepra) i refuzohen (Allahu nuk ja pranon)". Transmeton Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi, Ibën Maxhe dhe Ahmedi.

## Kundërpërgjigje ndaj një dyshimi

Nëse dikush thotë: I Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Mos u përngjasoni jehudive dhe të krishterëve, mirëpo lëshoni mjekrat, shkurtoni mustaqet dhe ngjyrosini qimet e thinjura"2. Si të largohemi nga imitimi i jehudive dhe priftërinjëve (ortodoks) në kohën tonë, kur është e njohur se ata i lëshojnë dhe nuk i shkurtojnë mjekrat e tyre?3
Përgjigje: Së pari: Dijetari i madh Zekerija El-Kandehlevij thotë: "Si lëshimi i mjekrës ashtu edhe rruajtja e saj kanë ekzistuar në kohën e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Mirëpo ai zgjodhi atë që ishte në përputhje me fenë e Ibrahimit (alejhisselam), e që është lëshimi i mjekrës. Urdhëroi që mjekra të lëshohet dhe refuzoi të kundërtën e saj, rruajtjen. Urrejti dhe kunërshtoi rruajtjen e saj duke na u drejtuar me terme dhe mënyra të ndryshme të të shprehurit. Edhe sot, në kohën tonë, është e njëjta gjendje, disa i lëshojnë mjekrat e tyre, disa tjerë i shkurtojnë ato, kurse ne jemi të obliguar t'i kundërshtojmë ata që i rruajnë apo shkurtojnë mjekrat e tyre, jo ata të cilët I lëshojnë ato. Prandaj sikur të ishte parim i fesë sonë (siç ka mundësi ndokush të mendojë), që ne si myslimanë jemi të obliguar të distancohemi nga çdo gjë që jehuditë veprojnë, atëherë do të duhej të mos bëhemi synet, sepse jehuditë bëhen synet. Mirëpo këto fjalë (dyshime) nuk dalin vetëm se nga teket (nefsi) e atyre që rruajnë mjekrat e tyre, dhe s'kanë të bëjnë fare me fenë e Allahut teala"4.
Së dyti: Në disa hadithe urdhëri për lëshimin e mjekrës nuk ka ardhë i pasuar nga ndonjë shkak, siç e shohim tek hadithi që Imam Muslimi e trasmeton në Sahihun tij: "(i Dërguari sallAllahu alejhi ue sel-lem) urdhëronte për shkurtimin e mustaqeve dhe lëshimin e mjekrës".
Gjithashtu është e njohur se urdhëri për lëshimin e mjekrës nuk bëhet vetëm si shkak për të kundërshtar mexhusët (zjarrputistët), jehuditë dhe mushrikët, mirëpo gjithashtu, ka shkaqe tjera të cilat dijetarët i cekin. Prej këtyre shkaqeve është: se rruajtja e mjekrës është shëmtim i pamjes fizike, ndryshim i krijimit të Allahut, përngjasim dhe imitim i grave, ...etj
Së treti: Ibën Tejmije (rahimehullah) thotë: "Sa i përket gjendjes së selefit (gjeneratave të para) të këtij ummeti,s'ka dyshim se çdo gjë që kanë vepruar apo e kanë lënë pa vepruar, është e bazuar në argumente.
Kështu që ne (si ummet) nuk i lëjmë veprat me të cilat Allahu na ka urdhëruar,
vetëm pse pabesimtarët i veprojnë ato. Edhe pse duhet ditur që Allahu nuk na urdhëron për ndonjë gjë në të cilën pabesimtarët na përgjasojnë me veprat e tyre, vetëm se në atë vepër patjetër ka një dallim me të cilin feja e përsosur e Allahut veçohet nga fetë tjera, të cilat janë abroguar apo zëvendësuar me dispozitat e kësaj feje"

Ibn Muflih: "Aromat e ndihmojnë shëndetin. Era e mirë është ushqim për shpirtin dhe shpirti mbart me vete fuqinë." (*Adab Shar'ijjah* 3/38)
Aisha: "Cilësia më e mirë është turpi". (*Adab Shar'ijjah* 2/344)
Ali bin Ebi Talib: "Hani mish!, se ai e pastron ngjyrën e lëkurës, e zbraz barkun dhe jep karakter të mirë". *(Adab Shar'ijjah 3/78)*
Ibn Tejmije: "Nuk lejohet të vishen tesha e as të përgatiten ushqime që janë specifike për festat e jobesimtarëve". (*Risalah fi 'Id-in-Nasara,* Fq. 21)
Ibnul Xheuzi: "Asnjëherë nuk ngihem me lexim. Kur e shoh ndonjë libër për herë të parë, ndihem sikur të shihja thesar". (*Adab Shar'ijjah* 2/374)
El-Euzai: "Fshatari jobesimtar nuk vritet, nëse nuk lufton." (*Hashijah ala el-Mugni'* 1/489)
El-Albani: "Nuk është e lejuar të hash ushqimin që është përgatitur për shkak të ditëlindjes së të Dërguarit." (alalbany.net)
Ibn Muflih: "Është e urryer të fillosh suren et-Teube me *Bismilah*. Nëse kjo veprohet që ti afrohesh Allahut, atëherë kjo assesi nuk lejohet (haram)." (*Adab Shar'ijjah* 2/451)
Ibn Muflih: "Është e lejuar ta lyesh me lëndë aromatike Kur'anin, ta vendosësh në karrige, në qese prej mëndafshi dhe në dysheme. Kështu ka thënë Ahmedi." (*Adab Shar'ijjah* 2/461)
Nëse fëmija i vogël teshtin, Hasan el Basriu thotë se duhet thënë: *Burika Fik* (qofsh i bekuar)" (*Adab Shar'ijjah* 2/474)
Esh-Shafi: "Dy gjëra njerëzit i kanë braktisur: gjuhën arabe dhe mjekësinë" (*Adab Shar'ijjah* 2/484)
Muhammed Ibn Abdulvehab: "Të debatosh me këta gomarë (shiat) është humbje kohe." (*Redd ala Rafidah*, Fq. 32)
Ibn Tejmija: "Vetëm një munafik, personi me qëllim të prishur apo krejtësisht i paditur kërkon nga pushtetari që t'ua lejojë të krishterëve të shfaqin fenë e tyre në shtetin musliman apo që t'i forcojë." (*Adab Shar'ijjah* 3/102)
Ibn Bazi: "Është detyrë e muslimanëve që ta rimarrin Kudsin nga çifutët, mirëpo kjo çështje u takon pushtetarëve musliman." (binbaz.org.sa)
Muhammed Ibn Abdulvehab: "Rafiditë (shiat) janë më të dëmshëm për fenë sesa çifutët dhe të krishterët." (*Redd ala Rafidah*, Fq. 13)
El-Azdi: "E kam pyetur Ibn Abbasin rreth xhihadit. Ai më tha: 'A dëshiron ta dish se cila është më e vlefshme se ai? Bëje një xhami, mësoji njerëzit rreth detyrimeve e sunnetit dhe mësoji që ta kuptojnë fenë." (*Xhami' Bejan-il-'Ilm* 1/76)
Muadh Ibn Xhebel: "Largohu nga shoqëria nga e cila nuk përfiton dituri". (*Adab Shar'ijjah* 4/232)
Ibnul Kajjim: "Pranvera është stina më e shëndetshme." (*et-Tibb en-Nebewi*, Fq. 38)
Ibn Avn: "Mos di shumë për njerëzit dhe do të shpëtosh." (*Adab Shar'ijjah* 4/224)
Ibnul Mubarek: "Njeriu asnjëherë nuk do të fisnikërohet me çfarëdo diturie, nëse atë dituri nuk e zbukuron me sjellje të bukur." (*Adab Shar'ijjah* 4/208)
El-Albani: "Mjekra (*lihjeh*) është qimet që rriten në nofull. Ajo që rritet tek qafa, nuk përfshihen në mjekër dhe lejohet të hiqet." (alalbany.net)
Ibn-ul-Kajjim: "Kur isha në Mekke, sëmuresha shumë dhe nuk mund të gjeja mjek. Atëherë, e mjekova vetveten duke e lexuar el-Fatihan dhe vërejta rezultate të çuditshme. Këtë ua

tregova shumë personave të cilët kishin dhimbje dhe shumë nga ata që e provuan këtë, shumë shpejt u shëruan". (*el-Xhewab el-Kafi*, Fq. 5)

Ibnul Mubarek: "Allahu i ofroi Sulejman bin Davudit të zgjedhte ndërmjet diturisë dhe pushtetit dhe Sulejmani e zgjodhi diturinë. Për shkak të kësaj, Allahu ia dha edhe pushtetin." *(Xhami' Bajan-il-'Ilm* 1/114)

Esh-Shafi: "Të kërkosh dituri është më mire se të falësh namaz nafile." (*Xhami' Bejan-il-'Ilm* 1/63)

Ez-Zuhri: "Adhurimi i Allahut me dije, nuk krahasohet me asgjë." (*Xhami' Bejan-il-'Ilm* 1/110)

Sufjan eth-Theuri: "Nuk ekziston asnjë vepër që është më e mirë se kërkimi i diturisë, nëse qëllimi është i drejtë." (*Xhami' Bejan-il-'Ilm* 1/63)

Umer: "Të vdesin njëmijë të devotshëm të cilët falen natën dhe agjërojnë ditën, është më e lehtë se të vdesë njeriu i cili e kupton hallallin dhe haramin." (*Xhami' Bejan-il-'Ilm* 1/65)

Ibn-ul-Kajjim: "Nëse njeriu vendos mjaltë në flokë, ato do të rriten, do të zbukurohen dhe do të bëhen të buta. Nëse i lan dhëmbët me të (mjaltin), ata bëhen më të bardhë dhe më të shëndetshëm". (*et-Tibb en-Nebawi*, Fq. 31)

Umer bin Abdil Azizi: "Ata të cilët veprojnë pa dije, më shumë do të bëjnë dëm se dobi." (*Xhami' Bejan-il-'Ilm* 1/66)

Ahmed ibn Hanbeli: "Asgjë s'është si varfëria. A e di çka do të thotë të durosh në varfëri?" (*Menakib Ahmad*, Fq. 70)

Ahmed ibn Hanbeli: "Jemi urdhëruar të jemi të përulur ndaj atyre që marrim dije." (*Menakib Ahmad*, Fq. 71)

El-Albani: "Ajo që mbështetet mendimin se *Sabhah* (tepsitë e dhikrit) është bidat, është ajo që gjuhëtarët thonë se kjo, bile, s'është as fjalë arabe." (*ed-Da'ifeh* 1/185)

Ahmed Ibn Hanbel: "Jam martuar pasi i kam mbushur dyzet vjet." (Menakib Ahmad, Fq. 72)

Kutejbe bin Se'id: "Nëse e sheh një person që e do Ahmed Ibn Hanbelin, dije se ai e pason sunnetin." (*Menakib Ahmad*, Fq. 103)

Esh-Shafi: "E lëshova Bagdadin dhe nuk e lash askënd pas meje që ishte aq i devotshëm dhe aq i ditur siç ishte Ahmed Ibn Hanbeli" (*Menakib Ahmed*, Fq. 143)

Hamad bin Atik: "Ne e kemi traditë që, kur të na vjen ndonjë libër i ri, ne shikojmë se çka thuhet në të rreth epërsisë dhe cilësive të Allahut." (*Mashahir 'Ulema'-in-Nexhd*, Fq. 252)

Ebu Zur'ah er-Razi: "Ahmedi i ka mësuar përmendsh një milion hadithe." (*Menakib Ahmad*, Fq. 73)

El-Albani: "Turbani (Imameh) është sunnet i traditës dhe jo sunnet i adhurimit. Megjithatë, turbani është karakteristikë e muslimanit, me të cilën ai dallohet nga jobesimtarët. Kjo veçanërisht vlen sot kur nuk mund të dallohet muslimani nga jomuslimani për shkak të veshjes." (*ed-Da'ifeh* 1/253-254)

Esh-Shabi: "Plotësim i vizitës së mysafirit është që ta përcjellësh deri tek dera dhe të kujdesesh për dizgjinët e kalit të tij." (*Menakib Ahmad*, Fq. 152)

El-Albani: "Në një rast i thashë një profesorit të Ez'herit se vepra të cilën ai po e bënte bazohej në një hadith të dobët. Ai u tregua kryelartë dhe tha: 'Unë kam diplomë nga Ez'heri. Çfarë diplome ke ti që të më gjykosh?' Unë i thash: Fjalët e të Dërguarit të All-llahut: 'Ai i cili shikon ndonjë gjë që nuk është e mirë, le ta ndryshojë me dorën e tij…'" (*ed-Da'ifeh* 1/104)

El-Mervazi: "Pashë një mjek të krishterë tek Ahmed Ibn Hanbeli. Ai (mjeku) tha: 'Kam pas dëshirë të të takoj për vite me radhë. Jeta juaj nuk u sjell dobi vetëm muslimanëve, por edhe të gjitha krijesave tjera". (*Menakib Ahmed*, Fq. 203)

El-Albani: "Të lexuarit e Kur'anit pranë varrezave është bidat i urryer, çka po ashtu kanë thënë dhe Ebu Hanifeja, Maliku dhe Ahmedi në njërin nga mendimet e tij". (*ed-Da'ifeh* 1/128)

Ahmed Ibn Hanbeli: "Shtatëdhjetë tabi'inë, imamë të muslimanëve dhe dijetarë botëror pajtohen se nuk lejohet kryengritja kundrejt pushtetarëve, edhe nëse ai është i padrejtë. Kjo është sunnet. Përmbajuni kësaj dhe do të jeni të shpëtuar." (*Menakib Ahmed*, Fq. 242)

El-Albani: "Nuk është e lejuar të sakrifikosh jetën tënde, për shkak të dikujt tjetër." (*Silsilet-ul-Huda* 18).

## Shenjat e para te dites se gjykimit

*Imam Ibn Kethir*

Ajetet dhe hadithet rreth Çastit

Allahu i lartësuar ka thënë:

« Të pyesin rreth Çastit: 'Kur e ka kohën?' Çfarë rëndësie ka për ty që ta përmendësh atë? Te Zoti yt është afati i tij. Ti nuk je veçse një paralajmërues për ata që ia kanë frikën atij [Çastit]? Ditën kur do ta shohin atë, do t'u duket sikur të kenë qëndruar veç një mbrëmje apo një mëngjes » [en-Naziat, 42-46]

« Të pyesin ty rreth Çastit: 'Kur e ka kohën?' Thuaj:'Vetëm Zoti e di dhe askush s'mund të thotë se kur do të ndodhë ai. E rëndë do të jetë për qiejt dhe për tokën dhe do të vjen papritmas.' Ty pyesin ty thua se ti e di këtë mirë. Thuaj: 'Vetëm Zoti e di, por shumica e njerëzve nuk e dinë këtë' » [el-A'raf, 187]

Ka shumë ajete e hadithe lidhur me këtë temë. Allahu i lartësuar ka thënë:

« Çasti është afruar dhe hëna është çarë » [el-Kamer, 1]

Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha ndërsa tregonte me gishtin tregues dhe me gishtin e mesëm:

"Ardhja ime dhe Çasti janë si këta dy gishtërinj".

Në një hadith tjetër, tha:

"Çasti gati sa nuk erdhi para meje".

Kjo tregon se sa relativisht afër Çastit jemi.

Allahu i lartësuar ka thënë:

« I është afruar njerëzimit Dita e Llogarisë, megjithëkëtë ata kthejnë shpinën dhe janë të shkujdesur » [el-Enbija, 1]

« Urdhri [Çasti] i Allahut do të ndodhë, kështu që mos kërko ngutjen e tij » [en-Nahl, 1]

nganjëherë më vjen ndër mend ashtu siç dikush do ta kujtonte dhe njihte fytyrën e një njeriu që e kishte harruar, kur ta shohë atë". [Ebu Daud, Muslim] Imam Ahmed transmetoi nëpërmjet Ebu Nudreh se Ebu Se'id tha: "Një ditë prej ditësh, pejgamberi na e fali namazin e ikindisë, pastaj u çua e na foli deri në aksham. Ai përmendi gjithçka që do të ndodhë deri në Ditën e Ringjalljes dhe s'la gjë pa treguar. Disa prej nesh e mbajtën në mend, disa e harruan. Ndër ato që tha ishte: 'O njerëz, kjo botë është përplot joshje. Allahu ju ka caktuar si

mëkëmbës në këtë botë dhe Ai do t'ju shohë se si po veproni, kështu që ruhuni nga joshjet e kësaj bote dhe ruhuni gruas'. Nga fundi fjalimit tha: 'Dielli gati sa nuk ka perënduar dhe çfarë ka mbetur nga kjo botë, krahasuar me atë që ka kaluar, është sikurse çfarë ka mbetur nga kjo ditë krahasuar me atë që ka kaluar'".

Ali ibn Zejd ibn Xhed'en el-Timi ka transmetuar disa hadithe *garib1* dhe *munker2* , çka do ta bënte të diskutueshëm vlefshmërinë e këtij hadithi. Por, ka disa transmetime që janë të ngjashme me këtë hadith dhe janë transmetuar me zinxhirë [*isnad*] tjetër. Një pjesë e këtij hadithi gjendet në *Sahih Muslim*, nëpërmjet Ebu Nudreh nga Ebu Se'id. Ky hadith i referohet asaj për të cilën s'ka dyshim: çka mbetet nga kjo botë, krahasuar me atë që ka kaluar, është shumë pak. Pavarësisht kësaj, kurrkush s'mund të dijë saktësisht sa kohë ka mbetur, përveç Allahut, dhe kurrkush s'e di saktë se sa kohë ka kaluar, përveç Allahut.

## Përshkrim i përgjithshëm i Fitneve [Çrregullimeve]

Hudhejfe ibn el-Jeman ka thënë:

"Njerëzit e pyetnin pejgamberin [salallahu alejhi ue selam] rreth gjërave të mira, por unë e pyesja rreth gjërave të këqija, sepse tutesha se mos po më kaplonin. Thashë:

- O i Dërguar i Allahut, ne ishim të humbur në injorancë dhe ligësi, pastaj Allahu e pruri këtë të mirë [Islamin]. A do të vjen ndonjë e keqe mbas kësaj të mire?
- Po -, tha ai.
- A do të ketë mirësi mbas asaj të keqeje?
- Po, por do të jetë e njollosur me të keqe.
- Si do të jetë kjo njollosje?
- Do të ketë njerëz që do t'i udhëzojnë të tjerët në rrugë të ndryshme nga e imja. Ju do të shihni në ta si të mira, ashtu edhe të këqija.
- A do të vjen ndonjë e keqe mbas asaj mirësie?
- Disa njerëz do të çohen e do të thërrasin tek portat e xhehenemit. Kushdo që i përgjigjet thirrjes së tyre, do ta hedhin në Zjarr.
- O i Dërguar i Allahut, na i përshkruaj ata.
- Ata do të jenë nga populli jonë dhe do ta flasin gjuhën tonë.
- Çka më këshillon të bëj, nëse e përjetoj këtë.
- Mbahu me xhematin e muslimanëve dhe me udhëheqësin [imamin] e tyre.
- Çka nëse s'ka as xhemat e as udhëheqës.
- Izolohu nga krejt këto grupe, edhe nëse të duhet të hash rrënjët e pemës, derisa të të vjen vdekja ndërsa je në atë gjendje.

Abdullah ibn Mes'ud ka thënë: "Pejgamberi ka thënë:

'Islami ka nisur si diçka i pazakontë dhe do të rikthehet si i pazakontë, ashtu siç ishte në fillim, kështu që përgëzime për të pazakonshmit'. Dikush pyeti:'Kush janë të pazakonshmit?' Tha:'Ata që ndahen nga popujt [drejtpërdrejt: fiset] e tyre për hir të Islamit'".

Ndarjet brenda grupimit kryesor fetar

Ebu Hurejre ka transmetuar se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] tha:

"Çifutët u ndanë në 71 grupe, kurse umeti im do të ndahet në 72 grupe".

Awf ibn Malik ka transmetuar nga Pejgamberi:

- Çifutët u ndanë në 71 grupe; një do të hyjë në xhenet, 70 do të hyjnë në xhehenem. Të krishterët u ndanë në 72 grupe; 71 do të hyjnë në xhehenem, një do të hyjë në xhenet. Pasha Atë, në Dorën e të cilit është shpirti im, umeti im do të ndahet në 73 grupe; një do të hyjë në xhenet, 72 do të hyjnë në Zjarr.

- Kush do të jenë ata [të shpëtuarit], o i Dërguar i Allahut? -, pyeti dikush.

- Xhemati -, u përgjigj ai. [Awf ibn Malik është i vetmi që e transmetoi këtë hadith dhe *isnadi* i tij është i pranueshëm].

Enes ibn Malik ka thënë: "Do t'ju tregoj një hadith që e kam dëgjuar nga i Dërguari i Allahut, të cilin s'do t'jua thotë kush mbas meje. E dëgjova të thotë:

"Ndër shenjat e Çastit do të jetë zhdukja e dijes [fetare] dhe shfaqja e injorancës. Kurvëria do të përhapet dhe pirja e verës [alkoolit] do të jetë e zakonshme. Numri i burrave do të zbresë, kurse numri i grave do të rritet, derisa një burrë të përkujdeset për pesëdhjetë gra". [Ky hadith është transmetuar në dy *Sahi*-të nga hadithi i Abd Rabihi]

Abdullah tha: "Pejgamberi tha:

"Pak para Çastit, do të ketë ditë në të cilat dija [fetare] do të zhduket ndërsa injoranca do të shfaqet, dhe do të ketë vrasje të shumta". [Ibn Maxheh. Po ashtu el-Buhari dhe Muslim nga hadithi i el-A'mesh]

Hudhejfeh ibn el-Jeman tha: "Pejgamberi tha:

- Islami do të shtirret ashtu siç shtirren teshat, derisa kurrkush të mos dijë për agjërimin, namazin e sadakanë. Kurani do të zhduket brenda një nate dhe asnjë ajet s'do të mbetet në tokë. Do të mbeten disa grupe nga të moçmit që do të thonë:'Kemi dëgjuar të parët të thonë *la ilahe ila Allah*, kështu që po e përsërisim dhe ne'.

Sileh e pyeti Hudhejfen:

- Çka do t'u bëjë punë *la ilahe ila Allah*, kur ata nuk dinë se çka është namazi, agjërimi dhe sadaka?

Hudhejfe e injoroi, por Sileh e përsëriti pyetjen tri herë dhe secilën herë Hudhejfe e injoroi, derisa në fund u përgjigj:

- O Sileh, do t'i shpëtojë nga Zjarri i xhehenemit -, dhe këtë e tha tri herë. [Ibn Maxheh]

Kjo tregon se në Ditët e fundit dija do t'u merret njerëzve, madje, edhe Kurani do të zhduket nga *mus'hafi* dhe nga zemrat e njerëzve. Njerëzit do të lihen pa dije. Vetëm të vjetrit do të thonë se kanë dëgjuar njerëzit të thonë *la ilahe ila Allah* dhe do ta përsërisin këtë për t'u ndjerë më afër Allahut. Kështu, kjo do t'u ofrojë disa bekime, edhe pse ata s'kanë punë të mira apo dije të dobishme. Dija do t'u merret njerëzve dhe injoranca do të shtohet, dhe padituria dhe humbja e tyre do të shtohet vazhdimisht, deri në fund, si në hadithin e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]:

"Çasti s'do t'i vjen dikujt që thotë 'Allah, Allah'. Ai do t'ju vjen vetëm njerëzve më të këqij".

## Të këqijat që do ta godasin umetin musliman gjatë Ditëve të fundit

Abdullah ibn Umer ka thënë: "Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] erdhi dhe tha:

"O Muhaxhirë [emigrantë nga Meka në Medinë], juve mund t'ju godasin pesë gjëra dhe Zoti mos e bëftë që t'i përjetoni ato. Nëse kurvëria përhapet, ju duhet ta dini se kjo kurrë s'ka ndodhur pa u rënë njerëzve sëmundje të reja, të cilat s'i kanë pasur paraardhësit e tyre.

Nëse njerëzit nisin të mashtrojnë në peshore, ju duhet të dini se kjo kurrë s'ka ndodhur pa i goditur njerëzit thatësia dhe uria, dhe pa u shtypur nga udhëheqësit e tyre.
Nëse njerëzit s'e japin zekatin, ju duhet të dini se kjo kurrë s'ka ndodhur pa pushuar shiu së rëni. Dhe po të mos ishte për kafshët, kurrë më s'do të binte shi.
Nëse njerëzit s'e respektojnë marrëveshjen me Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ju duhet ta dini që kjo kurrë s'ka ndodhur pa e dërguar Allahu një ushtri kundër tyre për të marrë pasurinë e tyre me zor.
Nëse udhëheqësit nuk qeverisin sipas Librit të Allahut, ju duhet ta dini se kjo kurrë s'ka ndodhur pa i ndarë Allahu ata në grupe që luftojnë njëra-tjetrën'". [Ibn Maxheh]
Ali ibn Talib ka thënë: "Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
'Nëse umeti im mbart pesëmbëdhjetë cilësi, do t'i godasin' çrregullimet. Dikush pyeti:'Cilat janë ato, o i Dërguar i Allahut?' Tha:
- Kur fitimi të shpërndahet vetëm midis të pasurve, pa u bërë dobi të varfërve.
- Kur besa të bëhet mjet për arritje të pasurisë.
- Kur zekati të bëhet barrë.
- Kur burri ta dëgjojë gruan dhe ta kundërshtojë nënën, dhe të sillet mirë me shokun ndërsa i shmanget babait.
- Kur të ngrihen zërat në xhami.
- Kur më i keqi i njerëzve të bëhet udhëheqës i tyre.
- Kur njerëzit ta respektojnë dikë nga frika e së keqes që ai mund të bëjë.
- Kur të pihet shumë verë [alkool].
- Kur burrat të mbartin mëndafsh.
- Kur të popullarizohen këngëtaret dhe instrumentet muzikore.
- Kur të fundit e këtij umeti të mallkojnë të parët e tij.
Atëherë, le të presin një erë të kuqe, apo që toka t'i përpijë, apo të transformohen në kafshë'". [et-Tirmidhi]
Ali ibn Ebi Talib ka thënë: "Pejgamberi na udhëhoqi në namazin e sabahut. Kur e kreu, një burrë e thirri:
- Kur do të jetë Çasti?
- Hesht! -, i tha pejgamberi, dhe e qortoi.
Pas pak, ai i ngriti sytë nga qielli dhe tha:
- Lavdi Atij që e ngriti dhe u përkujdes për të.
Pastaj e uli shikimin për toke dhe tha:
- Lavdi Atij që e krijoi dhe e sheshoi. Ku është ai që më pyeti për Çastin?
Burri u gjunjëzua dhe tha:
- Unë isha që pyeta.
- Çasti do të vjen, kur udhëheqësit të jenë zullumqarë, kur njerëzit të besojnë në yje dhe ta mohojnë paracaktimin hyjnor [kaderin], kur besa të bëhet mjet për arritjen e pasurisë, kur njerëzit të ngurrojnë të japin sadaka, kur kurvëria të përhapet. Kur këto të ndodhin, atëherë populli yt do të mbarojë.
Imran ibn Husejn ka thënë: 'Pejgamberi tha:
- Disa njerëz nga umeti im do t'i përpijë toka, disa do të transformohen në kafshë dhe disave do t'ju bie rrebesh gurësh.
- Kur do të jetë kjo, o i Dërguar i Allahut -, pyeti një nga muslimanët.

- Kur të popullarizohen këngëtarët dhe instrumentet muzikore, dhe të pihet vera [alkooli] shumë. [et-Tirmidhi]

## Dallimi mes votimit për dëmin më të pakët dhe pjesëmarrjes në votime

*Shejh Muhamed Nasirudin el-Albani*

Mbasi iu parashtruan pyetje të përgjithshme që kanë të bëjnë me zgjedhjet, ku e fundit kishte të bënte me zgjedhjet lokale, alamet shejh Albani tha:

Zgjedhjet dalin nga një parim joislamik. Në fakt, ato dalin nga një parim sionist, domethënë se qëllimi arsyeton mënyrën/mjetin.

Mirëpo, unë bëj dallim mes çështjes së një muslimani i cili kandidohet për një pozitë dhe votimit për atë dëmi i të cilit në atë pozitë mund të jetë më i vogël.

Dallimi mes këtyre dy çështjeve është thelbësor, bile edhe në zgjedhjet kryesore (parlamentare). *Xhemati Inkadh* nga Algjeria ma dërgoi një pyetje rreth zgjedhjeve, kështu që unë u shkrova atyre një sqarim të hollësishëm. Atyre ua përmenda - ashtu siç kam përmendur më herët - se zgjedhjet dhe parlamentet nuk janë islamike dhe unë nuk këshilloj ndonjë musliman që të kandidohet për përfaqësues në parlament, sepse ai kurrë s'do të jetë në gjendje të bëjë ndonjë gjë për Islamin. Bile, lëvizja/situata do ta mposhtë atë mu siç ka ndodhur me krejt qeveritë ekzistuese në vendet arabe.

Edhe pse kështu qëndron puna, kam vërejtur se në të krejt vendet islamike, fatkeqësisht, ka muslimanë që kandidohen për parlament duke pohuar se do ta pakësojnë të keqen. Ne s'mund t'i ndalojmë ata nga fushata. Krejt çka mund të bëjmë është të këshillojmë, të qartësojmë dhe të përcjellim (të vërtetën). Prej këtu, nëse një musliman kandidohet përball një të krishteri apo një komunisti, qoftë kjo në zgjedhjet lokale apo parlamentare, atëherë ne votojmë për të.

Pse? Sepse ka një parim islamik mbi të cilin e bazova përgjigjen time. Nëse një musliman gjendet mes dy të këqijave, ai duhet të zgjedhë të keqen më të vogël. S'ka dyshim që të kesh një musliman për kryetar/kryebashkiak të një qeverisjeje lokale është më pak e dëmshme – nuk them më mirë – sesa të kesh një kryetar që është qafir apo ateist.

Mirëpo, ky politikan e shkatërron vetveten pa e kuptuar këtë. Kur ai të kandidohet me pohimin se dëshiron të pakësojë të keqen – dhe ai mund ta bëjë këtë – ai nuk po e di se po digjet nga një kënd tjetër. Shembulli i tij është si i dijetarit që nuk vepron sipas dijes së tij. Pejgamberi (salallahu alejhi ue selam) tha: "Shembulli i dijetarit që nuk vepron sipas dijes që ka, është si shembulli i një llambe (një fitili): e djeg vetveten ndërsa u bën dritë të tjerëve".

Për këtë arsye, ne bëjmë dallim mes votimit dhe fushatës. Ne nuk kandidojmë për pozitë, sepse do të digjemi. Sa i përket muslimanit që insiston ta djegë vetveten - qoftë pak, qoftë shumë -, duke u kandiduar për pozitë, atëherë ne votojmë për të në kundërshtim të një qafiri apo një ateisti, duke zbatuar parimin e zmbrapsjes së një të keqeje më të madhe me një të keqe më të vogël.

Pyetësi: O shejhu ynë, nga kjo po kuptoj se si në rastin e zgjedhjeve parlamentare, ashtu edhe të atyre lokale, nëse një musliman kandidohet, është e lejueshme të votojmë për të.

Shejhu: Po, por bazuar në parimin - dhe mbaj mend çfarë po them -, bazuar në parimin e zmbrapsjes së një të keqeje më të madhe me një të keqe me të vogël, jo sepse është më mirë.

## Leximi me zë kur falesh vetëm

*shejhu i nderuar Abdulaziz bin Abdullah er Raxhih*

Pyetje: Nëse personi e fal namazin e jacisë i vetëm, a duhet të lexojë me zë në namazin e tij dhe të thotë 'amin' me zë?

Përgjigje: Suneti në lidhje me namazet me zë është se imami dhe personi që falet i vetëm duhet të lexojë me zë. E, nëse personi që falet i vetëm nuk lexon me zë, namazi i tij është i saktë, porse ai ka lënë sunetin. Gjithashtu, edhe thënia amin me zë është si për imamin, ashtu edhe për personin që falet i vetëm.

## Pjesëmarrja e muslimanit në votime së bashku më jomuslimanët

*Komisioni per studime dhe fetva*

Pyetje: A është e lejueshme për një musliman që është duke jetuar në një vend jomuslimanë të marrë pjesë në votimet e tyre?

Përgjigje: Këshilli i Fikhut Islamik, në seancën e tij të nëntëmbëdhjetë, që u mbajt në selinë e Ligës Botërore Muslimane në Meke mes 22 dhe 27 sheual 1428 (3-8 nëntor 2007), shqyrtoi çështjen e pjesëmarrjes së muslimanëve në votime së bashku me jomuslimanët në vendet jomuslimane. Kjo është njëra nga temat e cila që shtyrë në konferencën e gjashtëmbëdhjetë, e cila u mbajt mes 21 dhe 26 sheual 1422, me qëllim që të shqyrtohej më hollësisht.

Mbasi dëgjoi hulumtimin e bërë dhe diskutimin lidhur me të, Këshilli vendosi si më poshtë:

1. Pjesëmarrja muslimane në votime së bashku me jo muslimanët në një vend jomusliman është një nga çështjet politike sheriatike për të cilën vendimi merret në dritën e peshimit të dëmeve e dobive, dhe fetvatë lidhur me këtë ndryshojnë sipas kohës, vendit dhe rrethanave.

2. Është e lejueshme për muslimanin i cili gëzon të drejtën e nënshtetësisë në një vend jomusliman të marrë pjesë në votime dhe të ngjashme me to, sepse, me gjasë, kjo pjesëmarrje do të sjellë dobi të ndryshme, siç është prezantimi i imazhit të vërtetë të Islamit, mbrojtja e çështjeve islame në atë vend, mbështetja e të drejtave fetare dhe të minoriteteve tjera, përforcimi i rolit të tyre në qarqet e ndikimit, si dhe bashkëpunimi me njerëz të arsyeshëm e të drejtë duke u bazuar në të vërtetën dhe në drejtësinë. Kjo duhet të jetë në përputhje me instruksionet në vijim:

i. Pjesëmarrësit muslimanë duhet të kenë si qëllim shërbimin ndaj interesave muslimane dhe zmbrapsjen e së keqes dhe dëmit nga vetja e tyre.

ii. Pjesëmarrësit muslimanë duhet të perceptojnë efektin pozitiv të mundshëm, që do t'u bëjë dobi muslimanëve në atë vend, siç është mbështetja e pozitës së tyre, përcjellja e kërkesave të tyre tek vendimmarrësit dhe tek ata që janë përgjegjës në vend, si dhe të mbrojnë të drejtat e tyre fetare e të kësaj bote.

iii. Pjesëmarrja e muslimanit në këto votime s'duhet ta bëjë atë të shkujdesur ndaj detyrave fetare të tij.

Allahu është burim i forcës. Allahu dërgoftë bekime dhe paqe mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shokët e tij.

## Qëndrimi i shejh ibn Uthejminit ndaj zgjedhjeve

Shejh ibn Uthejmin qe pyetur për vendimin mbi zgjedhjet dhe ai u përgjigj:
Mendoj që dalja në zgjedhje është obligim. Ne duhet të caktojmë atë që mendojmë se është i përshtatshëm, sepse, nëse njerëzit e mirë përmbahen, kush do ta marrë vendin e tyre? Vendet e tyre do t'i zënë njerëzit e ligj, apo ata që janë neutral, në të cilët s'ka as të mira e as të këqija dhe ndjekin këdo që bën zhurmë. Pra, ne nuk kemi zgjedhje tjetër veçse të zgjedhim ata për të cilët mendojmë se janë të përshtatshëm.
Nëse dikush thotë: Ne zgjedhim ndonjë, por shumica e parlamentit nuk janë të atillë,
themi: S'ka gjë. Nëse Allahu e bekon këtë person dhe i mundëson të flasë të vërtetën në këtë parlament, padyshim që ai do të ndikojë. Por, ne duhet të jemi të sinqertë ndaj Allahut, kurse problemi është se ne mbështetemi së tepërmi në mjetet fizike dhe nuk dëgjojmë çfarë thotë Allahu. Pra, kandidojeni atë për të cilin mendoni se është i përshtatshëm dhe mbështetuni në Allahun.

## Realiteti i qëndrimit të shejh Albanit ndaj votimit

Pyetësi: Disa studentë të dijes kanë nxjerrë një vendim ku lejohet votimi për kandidatin e krishterë më të mirë në dispozicion, me kusht që kjo të jetë e keqe më e vogël. A është e lejueshme kjo? Veç kësaj, a nuk konsiderohet kjo shtim i radhëve të tyre, gjë që mund të ketë një efekt negativ në opinionin publik të muslimanëve?
Shejhu: Kjo pyetje më është parashtruar në më shumë se një rast dhe besoj që s'është plotësuar si duhet. Kështu, nëse do ta përfundosh këtë pyetje të paplotësuar duke sqaruar më tej (atëherë bëje këtë) ...
Pyetësi: A është e lejueshme të votohet për kandidatin më të mirë në dispozicion, sidomos nëse ata janë të krishterë?
Shejhu: Kjo pyetje s'u plotësua mu si në rastet tjera. Tash do të them atë çfarë konsideroj se është menduar me pyetjen.
Në rastin kur ka një numër kandidatësh të krishterë, të cilët u imponohen muslimanëve, domethënë se njëri prej tyre patjetër do të zgjidhet, e deshën këtë muslimanët apo nuk e deshën, atëherë zbatohet parimi i përmendur më herët: zgjedhja e së keqes më të vogël. Për shembull, ka katër kandidatë të krishterë në një vend të caktuar dhe është e pashmangshme që njëri prej tyre të fitojë (të zgjidhet). Nëse shtrojmë hipotezën se vetëm muslimanët do të votojnë (për këta kandidatë) dhe kurrkush tjetër – bile asnjë tjetër person –, në mënyrë që, nëse muslimanët nuk votojnë, ata s'do të zgjesheshin, atëherë s'është e lejueshme të votohet për ta.
A është e qartë deri këtu?
Pyetësi: Po.
Shejhu: Mirëpo, nëse situata është e kundërt me këtë, dhe mendoj këtij rasti i referohet pyetja, atëherë njëri prej tyre duhet të zgjidhet, për shkak të procesit zgjedhor të vendosur sot. Juve ju takon që të dini se ky sistem s'është islamik në asnjërën mënyrë ... (shejhu nis të shpjegojë disa të këqija të demokracisë dhe dëmin e dhënies së pushtetit dikujt që e kërkon atë, në kontrast me bukurinë e *Shurës* islamike)

Diskutimi i këtyre çështjeve kërkon kohë. Mirëpo, çështja është se muslimanëve të ndonjë vendi të caktuar u imponohet të zgjedhin një kandidat mu siç u imponohet që disa nga kandidatët të jenë të krishterë. Pse? Sepse ka edhe qytetarë të krishterë. Qeveria merr parasysh përqindjen e qytetarëve të krishterë në vend dhe bën llogaritë. Ata, për shembull, krahasojnë raportin mes muslimanëve dhe të krishterëve. A marrin parasysh në këtë proces edhe qytetarët çifutë? Nuk jam i sigurt. Bazuar në këto kalkulime, ata nxjerrin përfundimin se vendi duhet të ketë, për shembull, dy politikanë të krishterë.
Nëse muslimanët nuk zgjedhin mes tyre, atëherë ata do të zgjidhen nga populli i tyre. Në cilindo rast, njëri prej tyre do të zgjidhet. Por, siç thamë më herët, mund të ketë katër apo pesë kandidatë. Muslimanët e këtij vendi duhet të llogarisin kështu: kandidati i parë është Bathist (socialist) dhe jomusliman, i dyti është një komunist dhe jo musliman, i treti është një ateist dhe jomusliman, dhe kështu me radhë. I fundit është një i krishterë praktikues, i cili nuk mban urrejtje ndaj muslimanëve. Nëse pashmangshëm njëri apo dy prej tyre do të zgjidhen, atëherë çfarë duhet të bëjnë muslimanët? A duhet ata të thonë: "Nuk do të përzihemi. Ata janë të krishterë. Le të luftojnë me njëri-tjetrin". Jo, nuk bën kështu, sepse dy nga këta kandidatë patjetër do të zgjidhen.
Kështu, o muslimanë, o ju që kuptoni, a duhet të zbatohet ky parim në këtë rast, apo jo? Them që po, sepse muslimanët në këtë rast gjenden mes dy të këqijave. Ngjashëm, kështu qëndron puna kur kandidatët janë muslimanë, meqë ndër muslimanët janë komunistët, bathistët, dhe kështu me radhë. Në rregull, a duhet që ne të ulemi dhe të shikojmë, apo duhet të zgjedhim atë dëmi i të cilit është më i vogël?

## Vendimi për punësinë në banka

Komisioni i përhershëm për kërkime e fetua

Pyetja: A është e vërtetë se punësia në banka është e ndaluar? Dhe çka nëse njeriu është i detyruar për një gjë të tillë dhe nuk mund të gjejë punë tjetër përveç saj?
Përgjigja: Kemi dhënë fetua më parë për vendimin e punësisë në banka kamatarie. Fetuaja ka nr. 4961 dhe ky është teksti i saj:
"Nëse banka s'merret me kamatë, atëherë atë që e merr punëtori, qoftë rrogë apo pagesë, si shpërblim për punën e bërë, duke qenë (kjo pagesë) nga fitimi hallall dhe ai (punëtori) e meriton atë për punën e bërë, lejohet. E, nëse banka merret me kamatë, atëherë ajo që e merr punëtori, qoftë rrogë apo pagesë, si shpërblim për punën e bërë, nuk lejohet, për shkak të bashkëpunimit të tij në gjynahe dhe ë armiqësi me pronarët e bankave të kamatarisë. Allahu i Lartësuar thotë:
"...dhe ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në ruajtjen nga të këqijat, jo në gjynahe dhe në armiqësi..." (El-Maideh 2).
Dhe, për arsye se Profeti - alejhis-salatu ues-selam - e ka mallkuar ngrënësin e kamatës, autorizuesin e saj, atë që lidhë kontratën (që përmban kamatë) mes njerëzve dhe ata që dëshmojnë (në lidhjen e saj). Dhe ka thënë: "Të gjithë janë të njëjtë (d.m.th. në mallkim)", siç transmeton Muslimi.
Suksesi është nga Allahu. Salatet dhe selamet qofshin për të Dërguarin tonë Muhamedin, për familjen dhe për mbarë shokët e tij."

## Votimi në zgjedhje dhe kandidimi i personave në to

*Komisioni i përhershëm për kërkime e fetua*

Pyetje: A lejohet votimi në zgjedhje dhe kandidimi i personave në to? Ju lutem, kini parasysh se vendi jonë udhëhiqet sipas ligjeve tjera veç atyre të Allahut?
Përgjigje: Nuk është e lejueshme për një musliman të kandidohet me shpresë se do të bëhet pjesë e një sistemi i cili operon në diçka tjetër veç sheriatit islamik. Nuk është e lejueshme për një musliman të votojë për të (muslimanin) apo për këdo që do të punojë në atë qeveri, përveç nëse ai që kandidohet apo ata që votojnë për të, shpresojnë se, me përfshirjen e tyre, ata do të jenë në gjendje të ndryshojnë sistemin në atë që operon sipas sheriatit islamik, dhe e përdorin këtë si mjet për të mposhtur sistemin qeverisës, me kusht që ai i cili kandidohet, mbasi të zgjidhet, të mos pranojë ndonjë pozitë që shkon kundër sheriatit islamik.

## Falja e namazit me tejemum, pastaj gjetja e ujit

*Shejh,Alameh, Salih el-Feuzan*

Pyetje: Nëse një person fal sabahun me tejemum, ngaqë nuk ka ujë, a duhet që ai ta përsërisë namazin më pas, nëse (më vonë) do të gjente ujë, pasi të ketë lindur dielli?
Përgjigje: Nëse ai bën tejemum gjatë kohës (së namazit), për shkakun se nuk ka gjetur ujë, dhe falet, atëherë namazi i tij është i vlefshëm. Më pas, nëse ai gjen ujë, madje, edhe para se të kalojë koha (e atij namazi), prej tij nuk kërkohet që ta përsërisë namazin, ngaqë namazi, të cilin sapo e kreu, u bë në një gjendje pastërtie të ligjëruar, për të cilën na ka urdhëruar Allahu. Pra, ai s'duhet ta përsërisë namazin. Allahu, më i larti, ka thënë:
"... nëse nuk gjeni ujë, bëni tejemum me dhé dhe fërkoni me të fytyrat dhe duart tuaja…" (en-Nisa, 43)
Mirëpo, nëse uji gjendet para faljes së namazit, atëherë namazi [me tejemum] zhvlerësohet [për shkak të gjetjes së ujit], dhe është obligim për të që të pastrohet me ujë dhe të falë namazin me abdes.

## Fshirja [mes'hi] mbi shaminë

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A është e lejueshme për gruan të fshijë [t'i japë *mes'h*] mbi shaminë?
Përgjigje: Qëndrimi i mirënjohur në medhhebin e Imam Ahmedit është se ajo bën t'i japë *mes'h* shamisë, nëse ajo kalon nën mjekër/nofull, sepse është transmetuar se disa nga gratë e sahabëve [radijallahu anhu] e kanë bërë këtë.
Sidoqoftë, nëse ka ndonjë vështirësi, qoftë mot i ftohët apo e ka të vështirë ta heqë e ta vendosë prapë, atëherë s'prish punë t'i jepet *mes'h,* përndryshe, është më mirë të mos bëhet kjo.

## *Mes'hi* gjatë dimrit dhe verës

*Shejh ibn Baz*

Shpesh shoh adhurues që fshijnë mbi çorapet e veta [u japin *mes'h*], kur marrin abdes, madje edhe gjatë verës. Shpresoj që mund ta shpjegoni deri në çfarë mase kjo është e lejueshme. Cila është më mirë për atë që nuk udhëton: të marrë abdes, duke larë shputat, apo t'u japë *mes'h*? Ju lutem, kini parasysh që ata, të cilët u japin mes'h mbathjeve, nuk kanë arsyetim. E gjithë çfarë thonë është se ka lirim që e lejon këtë.

Përgjigje: Lavdërimi i takon Allahut. Bekimet dhe paqja qofshin mbi të dërguarin e Allahut, salallahu alejhi ue selam. Domethënia e përgjithshme e haditheve të vërteta lidhur me të qenët e lejueshme t'u japim *mes'h* mbathjeve të lëkurës apo çorapeve tregon që kjo është e lejueshme, qoftë në dimër apo në verë. Nuk di për ndonjë dëshmi që tregon se kjo është e lejueshme vetëm në dimër. Por, nuk është e lejueshme t'u jepet *mes'h* çorapeve, etj., po që se nuk plotësohen kushtet e vendosura nga sheriati, siç është kushti që çorapet ta mbulojnë pjesën e cila lahet gjatë abdesit, që ato të jenë të mbathura kur personi ka abdes, si dhe t'i kushtohet vëmendje kohëzgjatjes së lejueshmërisë së kësaj, që është një ditë e një natë për atë që nuk udhëton dhe tre ditë e tre net për udhëtarin, duke filluar nga hera e parë që personi u jep *mes'h*, pas prishjes së abdesit, sipas opinionit më të saktë nga dy opinionet të dijetarëve. Dhe, Allahu është burim i forcës.

## Nëse personi ka mbathje tjetër mbi çorapë, cilës prej tyre duhet t'i japë mes'h?

*shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Kam mbathur çorapë nën këpucët e mia, pasi kam marrë abdes, e pastaj kam marrë abdes dhe u kam dhënë mes'h këpucëve. Nëse i heq këpucët, a më lejohet të vazhdojë t'u japë mes'h çorapëve për kohën e lejueshme [të mes'hit]?

Përgjigje:

1- Nëse ai mbath çorapët apo mestet e pastaj e prish abdesin, pastaj mbath diçka tjetër para se të marrë abdes, atëherë vendimi [për mes'h] vlen për mbathjen e parë [çorapët apo mestet]. Dmth, nëse ai dëshiron të japë mes'h pas kësaj, duhet t'i japë mes'h mbathjes së parë dhe s'është e lejueshme për të t'i japë mes'h të epërmes.

2- Nëse ai mbath çorapë apo meste e pastaj e prish abdesin dhe u jep mes'h atyre, pastaj mbath diçka tjetër mbi to, atëherë ai mund t'i japë mes'h mbathjes së epërme, sipas opinionit më të saktë.

Në *el-Furuu*, thuhet:"Sipas Malik, kjo është e lejueshme".

En-Neueui ka thënë:"Kjo duket të jetë më e sakta, sepse ai i mbath ato në gjendje pastërtie, kurse sugjestioni se kjo është pastërti e mangët, nuk është i pranueshëm."

3- Nëse ai mbath këpucë mbi çorapë apo mbi meste dhe u jep mes'h e pastaj i heqë ato, a mund t'u japë mes'h mbathjeve të mbetura për kohën e mbetur [për mes'h]? Nuk kam gjetur ndokënd të flasë qartë për këtë, por en-Neueui ka transmetuar nga Ebu'l-Abbas ibn Surejxh, lidhur me rastin kur një mbi-mbathje vishet mbi çorapë:"Ato janë si një mbathje e vetme, të cilës i shihet shtresa e epërme ndërsa e poshtmja jo". Them: Bazuar në këtë, është e lejueshme t'i jepet mes'h mbathjes së poshtme, derisa të përfundojë koha e mes'hit për mbathjen ne

epërme, si atëherë kur shtresa e epërme e këpucëve/mesteve është e hequr, ai mund t'i japë mes'h shtresës së poshtme.

## Përsëritja e tejemumit për çdo namaz

*Shejh Muhammed Nasiruddin el-Albani*

Pyetje: A duhet që të përsëritet tejemumi për çdo namaz, apo mjafton vetëm një herë për veprimin e farzeve apo namazeve vullnetare [sunetet]?
Përgjigje: Derisa nuk gjen ujë, mund të falë me të njëjtin tejemum çka dëshiron prej farzeve apo nafileve.

## Tejemumi i personit të sëmurë i cili s'mund të gjejë pluhur

*shejh Ibn Uthejmin*

Shejh Ibn Uthejmin, Allahu pastë mëshirë ndaj tij, qe pyetur rreth një personi të sëmurë, i cili s'mund të gjejë pluhur, se a mund të bëjë ai tejemum duke goditur duart në mur apo shtrat, dhe kështu me radhë?
Ai u përgjigj: Nëse muri është i ndërtuar nga ndonjë përbërës i tokës, siç janë gurët dhe tullat e baltës, atëherë është e lejueshme të përdoret për tejemum. Por, nëse muri është i mbuluar me dru apo bojë, dhe nëse ka pluhur mbi të, atëherë mund të përdoret për tejemum dhe s'ka kurrfarë problemi në këtë. Kjo është sikur të ketë bërë tejemum në tokë, ngaqë pluhuri vjen nga toka. Por nëse s'ka pluhur mbi të, atëherë ajo s'është nga toka dhe s'mund të përdoret për tejemum.
Për sa i përket shtratit, them: nëse ka pluhur mbi të, mund të përdoret për tejemum, përndryshe s'duhet të përdoret për tejemum ngaqë nuk vjen nga toka.

## Tejemumi nga i sëmuri që s'mund të gjejë dhé

Shejh Ibn Uthejmin qe pyetur rreth një të sëmuri i cili s'mund të gjejë dhé se a bën të marrë tejemum duke goditur murin me duar apo shtratin, dhe kështu me radhë?
Përgjigje: Nëse muri është ndërtuar nga diçka nga toka, si gurët apo tullat e baltës, atëherë është e lejueshme të përdoret për tejemum. Por, nëse muri është i mbuluar me dru apo ngjyrë dhe nëse në të ka pluhur, mund të përdoret për tejemum dhe s'ka gjë të keqe në këtë. Kjo është sikur të bësh tejemum në tokë, sepse pluhuri vjen nga toka. Mirëpo, nëse s'ka pluhur në të, atëherë kjo s'është nga toka dhe s'mund të përdoret për tejemum.
Sa i përket shtratit, themi se, nëse në të ka pluhur, mund të përdoret për tejemum, përndryshe, s'duhet të përdoret për tejemum, sepse ai nuk vjen nga toka.

## Vendimi mbi fshirjen [*mes'hin*] mbi çorapet që kanë vrima dhe janë shumë të holla

*Komisioni i përhershëm për kërkime e fetua*

Pyetje: Cili është vendimi mbi fshirjen mbi çorapët që kanë vrima dhe janë shumë të holla?
Përgjigje: Është e lejueshme të fshihet mbi to, në vend të larjes së këmbëve, nëse janë mbathur duke qenë në gjendje pastërtie, përveç nëse vrimat janë më të mëdha sesa që është zakonisht e pranueshme, apo çorapët janë aq të holla, saqë këmbët do të duken si të zhveshura, ngaqë e tregojnë ngjyrën e lëkurës nën to.

# TRADITA

## Aktrimi në drama

*Shejh Salih el-Feuzan*

Pyetje: Cili është vendimi mbi aktrimin në drama, dhe cili është vendimi mbi shkrimin e rrëfenjave të trilluara?
Përgjigje: Aktrimi në drama është nga rrugët e të folmes së pavërtetë, e cila është prezantuar në tokat muslimane. S'është e lejueshme të merret pjesë në to e as të preokupohemi me to. Në to ka gënjeshtra dhe kundërshtime me realitetin. Aktorët i degradojnë personalitetet e respektuara në atë që ata shtiren të jenë. Po ashtu në këtë ka një imitim të mosbesimtarëve të njerëzve të famshëm mosbesimtarë. Në këtë ka edhe një mori rreziqesh tjera.
Disa nga dijetarët kanë shkruar lidhur me këtë, Allahu i shpërbleftë ata. Ata kanë shkruar libra të vlershme që personifikojnë dëmet e tyre dhe paralajmërimin kundër tyre, si ajo çfarë shkroi shejh Dr. Bekr Ebu Zejd, dhe si ajo çfarë shkroi shejhu i virtytshëm Abdus-Selam ibn Burxhis Ali Abdil-Kerim, dhe atë çfarë shkroi shejh Hamud et-Tuwejxhiri. Pra, këqyrni këto dhe atë që gjendet në to lidhur me dobitë [e dramave dhe rrëfenjave të trilluara], meqë dëmet e vërteta që rezultojnë prej tyre janë të shumëfishta. Dhe, parandalimi i një dëmi ka përparësi ndaj përfitimit të ndonjë dobie.

## Festimi i ditëlindjes

*Komisioni per studime dhe fetva*

Pyetje: Tek ne kemi disa vëllezër myslimanë, të cilët i festojnë ditëlindjet e tyre dhe të fëmijëve të tyre? Si e sheh Islami festimin e ditëlindjes?
Përgjigje: Në esencë të gjitha ibadetet janë të ndaluara, me përjashtim kur kemi argument se një ibadet është i ligjshëm. Nuk i lejohet askujt që ta adhurojë Allahun në ndonjë mënyrë jo

të ligjshme. Pejgamberi në një hadith të saktë thotë: "Kush shpik në fenë tonë diçka që nuk është prej saj, ajo i refuzohet". Në një transmetim tjetër thuhet: "Kush e kryen një vepër e cila nuk është prej fesë sonë, ajo i refuzohet".

Festimi i ditëlindjes është lloj ibadeti i shpikur në fenë e Allahut, kështu që nuk lejohet të praktikohet nga askush, edhe pse është futur në shoqëritë e shumë vendeve. Padyshim që Pejgamberi ishte njeriu më i zgjedhur prej robërve të Allahut dhe nuk është vërtetuar që ai ta ketë festuar ndonjëherë ditëlindjen e tij dhe nuk e këshilloi ymetin e vet me këtë. Gjithashtu këtë nuk e praktikoi as gjenerata më e mirë, as kalifët e drejtë dhe as sahanët e tjerë. Prandaj çdo e mirë është në ndjekjen e tyre dhe mënyrës së tyre të të jetuarit, të cilën e mësuan në shkollën e të Dërguarit të Allahut.

Me një fjalë, ai i cili e praktikon këtë bidat, u ka përngjasuar të krishterëve, çifutëve dhe pabesimtarëve të tjerë duke festuar një festë të tyre dhe të shpikur prej tyre.

Po ashtu, komisionit të fetvave i është bërë pyetja në vijim:

Fëmija im momentalisht ndodhet me nënën e tij, e cila ia organizon festimin e ditëlindjes. Për këtë kremtim përgatiten ëmbëlsira të ndryshme dhe një pastë mbi të cilën vendosen aq qirinj sa numri i viteve të personit që feston ditëlindjen. Si e gjykon feja këtë vepër?

Përgjigjja: Nuk lejohet organizimi i kremtimit të ditëlindjes për askënd, sepse është bidat. Transmetohet se Pejgamberi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë: 'Kush shpik në fenë tonë diçka që nuk është prej saj, ajo i refuzohet'. Po ashtu kjo konsiderohet edhe përngjasim me zakonet e pabesitmarëve, për çka Pejgamberi thotë: "Kush i përngjan një populli ai është prej tyre."

## Historia e 1 Majit – festa e punës

*Dr.Ibrahim b. Muhammed el-Akil*

Në vitin 1889, asociacioni botëror i partive socialiste kishte mbajtur një konferencë në Paris dhe u kishte dhënë mbështetje kërkesave të lëvizjes së punëtorëve në Amerikë që orari ditor punës të jetë e kufizuar në tetë orë. Të pranishmit zgjodhën 1 majin e vitit 1890 për demonstrata dhe mbështetjen e këtij vendimi.

Prej këtij viti, 1 Maji mbeti festë me emrin Festa e Punës, ndërsa shumica e shteteve të botës e quajnë festa e 1 Majit. Po ashtu, shumica e shteteve arabe dhe islamike nuk janë kursyer nga risia e kësaj feste. Në atë ditë, nuk punohet, dmth punëtorët marrin pushim zyrtarisht.

Kjo festë ka origjinën në festat e idhujtarëve mosbesimtarë dhe nderohet tek grupimet e ehlul kitabëve, kurse ka mbetur traditë vjetore tek të tjerët. Festën e punës e sollën adhuruesit e drurëve, që identifikoheshin me grupimin e Druidëve. Po ashtu, thuhet se të parët të cilët e zbatuan ishin Egjiptianët e vjetër dhe Indianët, dhe e quanin Festa e pranverës. Anglezët e kanë marrë nga Romakët gjatë ekspeditave të tyre në Angli, ndërsa Romakët e kremtonin këtë ditë si festë të luleve dhe i mblidhnin lulet për zotin e luleve, qoftë i lartësuar Allahun nga shpifjet e tilla. Në shekullin e mesëm, kjo ditë tek anglezët u bë festë e veçantë. Ata, në këtë ditë, kanë ceremoni dhe tradita të veçanta, meqë mbledhin lule dhe me to i zbukurojnë shtëpitë dhe kishat e tyre.

Në Francë, 1 Maji konsiderohet si festë fetare, pasi [sipas tyre] ka të bëjë me virgjëreshën Mari dhe e konsiderojnë të shenjtë muajin Maj. Femrat e reja, në këtë ditë, në kishat e tyre

kurorëzoheshin si mbretëreshat që, më vonë, nga nderimi për virgjëreshën Mari, dilnin për procesione te veçanta.

## Lejimi i mbartjes së arit apo imitimeve te orëve të arta

*shejh AbdulAziz bin Abdullah bin Baz*

Pyetje: A është e lejueshme mbartja e orës së artë apo e një ore të verdhë, me ngjyrë që i ngjason arit?

Përgjigje: Kjo është e lejueshme për gratë. Sa për meshkujt, atëherë kjo s'është e lejueshme, nëse ora është e bërë nga ari apo është lyer me ar, për shkak të thënies së pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]:

"Ari dhe mëndafshi u janë lejuar grave të umetit tim, kurse u janë ndaluar burrave të tij". [Sunen et-Tirmidhi]

Nëse është vetëm imitim i arit dhe nuk është në të vërtetë ar, megjithëkëtë, ende është më mirë për burrin ta lë këtë që ta mbrojë nderin nga akuzat për kundërshtim të Sheriatit.

## Vendimi mbi "ilahitë islamike"

*shejh Albani*

Pyetja: Cili është vendimi mbi ilahitë, të cilat këndohen në mesin e shumë të rinjve, dhe i quajnë "ilahi islamike"?

Përgjigjja: Nëse këto ilahi janë me përmbajtje islamike dhe nuk ka në to diçka nga muzika dhe instrumentet e muzikës, si defet dhe daullet, ose diçka të ngjashme me to, atëherë kjo nuk prishë punë. Mirëpo, duhet pasur parasysh edhe një kusht tjetër të rëndësishëm për lejimin e tyre, e ai është që ajo (ilahija) të jetë e pastër nga kundërvajtjet të ligjit sheriatik, si ekstremizmi apo diçka e ngjashme me të.

Përveç kësaj është edhe një kusht tjetër, e ai është që dëgjimi i tyre të mos jetë i shpeshtë, ngase kjo i largon dëgjuesit e tyre nga leximi i Kur'anit, gjë për të cilën jemi nxitur (për leximin e Kur'anit) nga transmetimet e Sunneteve të pastra pejgamberike. Po ashtu kjo nuk duhet t'i largojë nga kërkimi i dijes së dobishme dhe nga thirrja për tek All-llahu i Madhëruar.

Ndërsa për sa i përket përdorimit të defeve në ilahi, përdorimi i tyre është i lejuar vetëm në një mjedis grash, pa përzierje me burra, dhe kjo vetëm në festat e bajrameve dhe në martesa.

## Nashidet islamike

*Shejh el-Al-lameh Salih el-Feuzan*

Pyetje: Ka patur debate të shumta rreth "nashideve islamike". Disa kanë dhënë një vendim formal, legal, se ato janë të lejueshme, ndërsa të tjerët i konsiderojnë si alternativë për muzikën. Çfarë mendimi keni rreth kësaj, eminenca juaj?

Përgjigje: Fraza "nashide islamike" nuk është me vend, ngaqë kjo është një frazë e shpikur së voni. Për këtë arsye, nuk ka diçka [të njohur] si "nashide islamike", në librat e paraardhësve tanë të mirë, si dhe nga vendimet e atyre që konsiderohen dijetarë dhe në të cilët mbështetemi. Madje, ajo që çka dihet është se Sufitë1 janë ata, të cilët i kanë ujdisur e futur këto "nashide islamike" në fenë e tyre, dhe quajnë këtë fe të tyren . Në kohën e sotme, kur janë ngre e janë shtuar grupe të ndryshme, kjo ka bërë që të gjitha këto grupe të bëjnë himnet e veta fanatike, të cilat i kanë emëruar "nashide islamike". Etiketa "nashide islamike" s'ka vërtetësi apo legjitimitet [në fenë tonë]. Ndaj, nuk është e lejueshme të përdoren këto nashide, apo të qarkullojnë dhe të propagandohen midis njerëzve. Allahu është Pronari i gjithë suksesit.

## Vendimi në lidhje me gostitë martesore në hotele

*Shejh Bin Baz*

Pyetje: Çfarë është opinioni juaj për sa i përket gostive që mbahen në hotele?

Përgjigje: Gostitë që mbahen në hotele kanë shumë gjëra të gabuara dhe mund të kritikohen për shumë arsye.

Së pari, Ato zakonisht bëhen me shpenzime të tepruara dhe përtej nevojave.

Së dyti, kjo çon në barrën e tepërt financiare e të mbajturit gostitë në hotele dhe prania e njerëzve për të cilët s'ka nevojë.

Së treti, kjo mund të çojë në përzierje mes meshkujve dhe femrave të hotelit dhe të tjerë. Përzierja është një e keqe poshtëruese.

Për këtë shkak, dijetarët kryesorë lëshuan një fetua dhe ia dhanë atë Mbretit duke e këshilluar që mos t'i lejojë gostitë martesore të mbahen në hotele. Në vend të kësaj, ata thanë se këto gosti duhet të mbahen në shtëpi dhe hotelet s'bën të merren me qira, meqë të tilla gosti çojnë në të këqija. Ngjashëm është edhe në rastin e sallave që merren me qira për një shumë të madhe parash. Kjo këshillë qe dhënë nga brenga për njerëzit, për shkaqet ekonomike, dhe për t'iu shmangur shpenzimit të tepërt dhe luksit. Po ashtu, kjo do t'ua mundësojë atyre që janë në kategorinë e mesme të jenë në gjendje të martohen dhe që kjo mos të jetë barrë e madhe për ta. Nëse ata shohin kushëririn apo të afërmin duke u martuar në një gosti hoteli të shtrenjtë, ai duhet të konkurrojë me të apo të bëjë diçka të ngjashme. Kjo do ta shtyj atë për të huazuar para. Përndryshe, atij do t'i duhet ta vonojë martesën nga frika e shpenzimeve të tilla.

Unë i këshilloj të gjithë vëllezërit muslimanë që mos t'i mbajnë gostitë e tyre martesore në të tilla hotele, e as në salla të shtrenjta që merren me qira për këtë qëllim. Ata duhet t'i mbajnë ato në salla jo të shtrenjta apo mos t'i mbajnë fare në salla. Mënyra e pëlqyeshme është që ato të mbahen në shtëpi. Apo, mund të mbahen në shtëpinë e të afërmit nëse për këtë ka mundësi.

## Në lidhje me kubet dhe minaret e xhamive

*Komisioni i përhershëm për fetwa*

Pyetje: A është e lejueshme të ndërtohen kubet në xhamia, nëse kjo bëhet me qëllim të ndriçimit më të madh dhe ajrosjes?
Ata u përgjigjen: Nuk dimë të ketë gjë të keqe në këtë, nëse puna qëndron ashtu siç e përmendët?
Pyetje: Disa njerëz i bëjnë vërejtje ndërtimit të minareve dhe e konsiderojnë këtë si diçka që kundërshton Sunetin dhe si shpërdorim parash. Të tjerët reagojnë dhe thonë se minarja është bërë një simbol, me anë të cilit njihet një xhami midis një morie ndërtesash të larta, të cilat pengojnë pamjen nga largësia. Xhamia, me minaret e veta të larta, i bënë shumë njerëz të ndjehen se muslimanët ende i kanë punët mirë karshi sfidave të shumta me të cilat po përballen.
Përgjigje: S'ka gjë të keqe në ndërtimin e minareve në xhami, madje kjo është e rekomandueshme, sepse kjo mundëson zërin e muezinit të mbërrijë tek ata që u bëhet thirrja për namaz. Kjo tregohet nga fakti që Bilali, në kohën e pejgamberit [salallahu alejhi ue selam], e thërriste ezanin nga kulmet e disa shtëpive në fqinjësi të xhamisë, dhe ka konsensus midis muslimanëve rreth kësaj pike.

## Shejh ibn Uthejmini –rahimehullah- sqaron gjykimin e tij mbi fotografitë

Pyetje:"Shejhut të nderuar Muhamed ibn Salih el-Uthejmin, es-selamu alejkum ue rahmetullahi ue barakatuh.
Sot, në ditët tona, ne shohim fotografi të ndryshme, të mëdha e të vogla, nëpër dyqane dhe supermarkete. Ata janë fotografi të njerëzve me famë, fotografi që janë vendosur për t'i dhënë emër produktit. Kur ne ia tërheqim vëmendjen pronarëve të dyqaneve se kjo gjë nuk lejohet, ata na thanë që këto fotografi nuk janë tre-dimensionale dhe nuk bëjnë hije, dhe për këtë arsye janë të lejuara. Ata thonë se kanë lexuar një fetva nga ju në revistën 'El-Muslimun', një fetva që tregon që fotografia tre-dimensionale ose diçka që ka trup është haram (nuk lejohet), por ndryshe nga këto nuk është haram. Ju lutemi, na e sqaroni këtë çështje. Allahu ju shpërbleftë me të mira, dhe selamun alejkum ue rahmetullah."
Përgjigje:"Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim, ue alejkumus-selam ue rahmetullahi ue barakatuh.
Kushdo që ma vesh mua thënien se fotografia që ka trup është haram, por përveç kësaj nuk është haram, ka gënjyer ndaj meje. Unë mbaj mendimin që nuk lejohet të kesh çfarëdo fotografie, pa marrë parasysh a është fotografi nëpër rroba për të rritur apo për fëmijë. Të gjitha fotografitë, përfshirë këtu edhe ata që mbahen si kujtim, nuk lejohen, përveç nëse është e domosdoshme që të kesh ose të bësh ndonjë."

## Traditat e njerëzve dhe sheriati

Pyetje: Si të bashkërendojmë mes traditave e sheriatit?

Përgjigje: El-Shatibi [Allahu e mëshiroftë] i ka ndarë traditat e njerëzve në dy kategori:

1. Ato për të cilat ka dëshmi sheriatike se a është e mirë apo e keqe. Në këtë rast, duhet t'i referohemi sheriatit, kurse ajo që është tradicionale te njerëzit s'është e rëndësishme.

Për shembull, zbulimi i avretit është e qortueshme sipas sheriatit, ndonëse shumë njerëz janë mësuar me këtë.

Largimi i papastërtive është diçka e mirë dhe e urdhëruar me sheriat, ndonëse shumë njerëz nuk i kushtojnë vëmendje papastërtisë në veshjen e tyre dhe nuk mbrohen nga kjo.

2. Gjërat që janë tradicionale mes njerëzve dhe s'ka dëshmi sheriatike për të ndaluar apo urdhëruar atë.

Gjërat e këtilla janë dy llojesh:

i. Traditat e vendosura që nuk ndryshojnë, siç është dëshira për ushqim dhe pije.

ii. Traditat që ndryshojnë, nëse një veprim konsiderohet i mirë a i keq, gjë që ndryshon nga një shoqëri në tjetrën.

## Vendimi mbi traditat dhe adetet që bien ndesh me Sheriatin dhe apo që shkaktojnë telashe

Shejh el-Sa'di [Allahu e mëshiroftë] ka thënë në *Risaleh fi Usul el-Fikh* [7]:

"Parimi bazë lidhur me traditat është se janë të lejueshme, po që se nuk qëndron në Sheriat se janë të ndaluara".

Shejh Abd el-Aziz bin Baz [Allahu e mëshiroftë] ka thënë në *Mexhmu el-Fetaua* [6/510]:

"Asnjë musliman s'bën t'i pranojë traditat verbërisht, por duhet t'i vlerësojë ato karshi Sheriatit. Çfarëdo që ai lejon, është e lejueshme për të, përndryshe, nuk duhet bërë atë. Të gjitha traditat që njerëzit i kanë në vendet apo në fiset e tyre duhet të vlerësohen karshi Librit të Allahut dhe Sunetit të të dërguarit të Tij [salallahu alejhi ue selam]. Çfarëdo që Allahu dhe i dërguari i Tij kanë lejuar, është lejuar; çfarëdo që Allahu ka ndaluar, duhet të lihet, edhe nëse është traditë popullore".

Shejh Ibn Uthejmin [Allahu e mëshiroftë] ka thënë në *Tefsir Surat el-Bekareh 2* [299]:

"Tradita nuk e bën të lejueshme atë që s'është caktuar si e lejueshme, sepse Allahu ka thënë: » Nuk është drejtësi/mirësi të hyni nëpër shtëpia nga prapa « [el-Bekare, 189], ndonëse kjo ishte adet i tyre dhe e konsideronin me vend. Ai që merr ndonjë traditë apo adet dhe e konsideron atë si të drejtë, duhet ta vlerësojë karshi ligjeve të Allahut".

Shejh Ibn Uthejmin [Allahu e mëshiroftë] ka thënë, kur ka diskutuar rreth llojeve të ndryshme të ekstremizmit në *Mexhmu el-Fetaua* [7/7]:

"Kategoria e katërt është teprimi në tradita, çka është kapja me fanatizëm për traditat e lashta dhe refuzimi për t'u kthyer tek ajo që është më e mirë. Por, nëse traditat janë të barabarta në arritjen e një synimi të ligjshëm, atëherë më mirë është përmbajtja ndaj traditave personale, sesa marrja e traditave të huaja".

# UDHETIME

## Turizmi në vendet e pamoralshme

*Komisioni i Përhershëm për studime dhe Fetua*

"Nuk është e lejueshme të shkohet për turizëm në vende të çoroditura, për shkak të rrezikut që kjo paraqet për përkushtimin fetar dhe moralin e muslimanit. Islami ka ardhur për t'i mbyllur udhët që çojnë tek e keqja".

Ata, po ashtu, kanë thënë:"Nëse ky turizëm e lehtëson mëkatimin dhe e përkrahë atë, nuk është e lejueshme për muslimanin që beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit t'u ndihmojë të tjerëve në mosbindjen ndaj Allahut dhe t'i kundërshtojë urdhrat e Tij. Nëse personi heq dorë nga diçka për hir të Allahut, Allahu do t'ia kompensojë atë me diçka më të mirë".

## Udhëtimi në vendet e kufarëve

*Komisioni i Përhershëm për studime dhe Fetua*

Pyetje: Shumë muslimanë të cilët vijnë këtu në Amerikë e kanë qëllimin e qëndrimit dhe fitimit të nënshtetësisë. A është kjo gjë e lejuar, duke e ditur se është vend jomusliman, vend i shirkut? Prandaj, si munden ata t'ia japin përkushtimin/besnikërinë atij shteti dhe ta braktisin nënshtetësisë e shtetit te vet... Si është gjykimi islam në këtë pyetje, duke e përmend se për këtë vepër ata arsyetohen me "përhapjen e islamit"?

Përgjigje: Muslimani e ka të ndaluar pranimin e nënshtetësisë së ndonjë prej vendeve të jobesimtarëve, pasi kjo mund të bëhet shkak i shprehjes së simpatisë, dashurisë dhe ndihmës ndaj këtij shteti dhe përputhja/pajtimi me atë në çka gjendet shteti prej gabimeve dhe gënjeshtrave. Ndërsa sa i përket qëndrimit në ato mjedise, duke mos e marrë nënshtetësinë, në esencë nuk lejohet. Argument për këtë është fjala e All-llahut, subhanehu ve teala:

"Kur engjëjt ua morën shpirtin atyre që ishin mizorë të vetvetes u thanë: "Në çka ishit ju? Ata thanë: "Ne ishim të paaftë në atë tokë!" (Engjëjt) u thanë: "A nuk ishte e gjerë toka e All-llahut e të migronit në të?" (e të praktikonit lirisht fenë e Zotit). Vendi i tyre është xhehennemi dhe sa vend i keq është ai! Përveç atyre që ishin të paaftë nga burrat, gratë e fëmijët që nuk kishin mundësi të gjenin as mënyrë, as rrugë (për shpërngulje)." (En-Nisa, 97-98)

Ndërsa thënia e Resulit, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, që e transmeton Tirmidhiu (1605), Ebu Davudi (2645) dhe Nesaiu 8/36-:

"Unë distancohem nga çdo musliman që jeton në mesin e mushrikëve" (Saktësoi shejh Albani në "Irvau Galil" 5/29, dhe në "Sahihu Ebu Davud" 2/501 me numër 2304).

Ka /konsensus nga të gjithë muslimanët për obligimin e hixhretit/shpërnguljes nga mjediset e shirkut në mjedise Islame sipas mundësisë.

Megjithatë, nëse dikush nga nxënësit e dijes, që ka pikëpamje të qartë të fesë, jeton në mjediset joislame, për shkak të bartjes së Islamit dhe thirrjes në të, nuk prish punë të qëndrojë aty, me kusht që qëndrimi i tij të mos ndikojë në dëmtimin e fesë, gjegjësisht që

qëndrimi i tij të mos jetë shkak i rënies së tij në fitne, dhe, në anën tjetër, shpreson që thirrja e tij do të lë gjurmë tek ata dhe do të jetë shkak i udhëzimit të tyre.

## Vendimi mbi udhëtimin vetëm

Pyetje: A është e vërtetë se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] e ka ndaluar udhëtimin vetëm?

Përgjigje:

Imam Ahmed e ka shënuar këtë hadithi në *el-Musned* [2/91] me disa shtojca, ku thotë:"Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] e ka ndaluar të kalohet nata vetëm dhe të udhëtohet vetëm".

Et-Teberani ka shënuar në *el-Eusat* [2079] nëpërmjet Muhamed ibn el-Kasim el-Esedi, nga Zuhejr ibn Mu'auijeh, nga Ebu'l-Zubejr, nga Xhabir se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

'Sikur njerëzit ta dinin çfarë di unë rreth të qenët vetëm, asnjë udhëtar s'do të udhëtonte vetëm dhe askush s'do të flinte në shtëpi vetëm'.

Ky transmetim është i papranueshëm, për shkak të Muhamed ibn el-Kasim el-Esedi, ngaqë ky është akuzuar për gënjeshtër.

Ndalimi nga kalimi i natës vetëm, po ashtu, është transmetuar në disa transmetime *sahi*/të vërteta. Është transmetuar se Umer ibn el-Khatab [radi Allahu anhu] ka thënë:'Askush të mos udhëtojë vetëm apo të flejë në shtëpi vetëm'".

Imam Ahmed qe pyetur rreth personit që kalon natën vetëm dhe u përgjigj:"Sugjeroj që ai të mos e bëjë këtë". [*el-Adab esh-Sher'ijeh* (1/428)]

Është transmetuar nga Abdullah ibn Amr el-Aas se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:

"Udhëtari i vetëm është një shejtan. Dy udhëtarë janë dy shejtanë, kurse tre veta janë grup udhëtarësh".

Këtë hadithi e ka shënuar et-Tirmidhi [1674], i cili ka thënë se hadithi është *hasen*. Gjithashtu, është cilësuar si *hasen* nga Ibn Haxher në *Fet'h el-Bari* [6/53] dhe nga shejh Albani në *el-Silsileh es-Sahihah*[62].

El-Hafidh ibn Haxher ka thënë në *Fet'h el-Bari* [6/53]:"Ibn Khuzejme e ka shënuar nën kapitullin 'Ndalimi për udhëtimin e dy vetëve dhe se më pak se tre janë mëkatarë', sepse ajo që mendohet me 'shejtan', është mëkatar. Et-Teberi ka thënë:'Ky është një qortim me të cilin synohet disiplinimi dhe udhëzimi, për shkak të frikës nga të vetmuarit e personit.

Mirëpo, kjo s'është haram. Ai që udhëton në shkretëtirë vetëm dhe ai që rri në shtëpi vetëm, s'mund të sigurohet se s'do të ndjehet i vetmuar, posaçërisht nëse ka mendime të këqija dhe besim të dobët'.

Në fakt, njerëzit dallojnë sa i përket kësaj dhe ndalimi nga kjo është masë parandaluese. Por, nëse për këtë shfaqet nevoja, duhet të jetë në rregull. Në komentimin e fjalëve 'një udhëtar është shejtan' është thënë se udhëtimi vetëm personit i sugjerohet nga shejtani apo se ai i ngjason shejtanit në veprimin e tij. Dhe është thënë se kjo s'është e pëlqyeshme, ngaqë, nëse vdes personi që udhëton i vetëm, s'do të ketë njeri për t'u kujdesur për të. Ngjashëm, nëse dy

veta udhëtojnë dhe të dytë apo njëri vdes, s'do të ketë njeri për ndihmë. Ndryshe nga tre, sepse në shumicën e rasteve [kur janë tre] kjo frikë s'do të jetë e pranishme".
Shejh ibn Uthejmin ka thënë në *Fetaua Nur ala el-Darb*:"Kjo është një paralajmërim kundër udhëtimit vetëm, por kjo ka të bëjë me udhëtimet ku rruga nuk përshkohet nga shumë njerëz. Sa i përket udhëtimeve ku ka shumë qarkullim dhe është sikur të jetë në mes të një vendbanimi, siç është rruga nga Kasim e deri në Rijad, apo prej Rijadid e deri në Demmem, apo të tjera rrugë të ngjashme ku ka shumë udhëtarë, kjo, në fakt, nuk konsiderohet të qenët i vetëm. Sepse në këtë rrugë udhëtojnë shumë njerëz. Kështu, personi mund të jetë i vetëm në automjet, por s'është i vetëm në udhëtim, dmth ka njerëz përreth tij, përpara tij dhe pas tij në çdo moment".
Shejh Albani ka thënë në komentimin që i ka bërë këtij hadithi në *el-Sahiha* [652]:"Ndoshta, hadithi i referohet udhëtimit në shkretëtirë, ku udhëtari rrallë has në ndonjë njeri. Kjo nuk përfshin udhëtimin e sotshëm në rrugë të asfaltuara dhe me qarkullim. Dhe Allahu e di më së miri".

# USHQIM DHE PIJE

## Arritja e ngrënies kolektive, megjithëse secili ha në pjatën e tij

*Abdurrazak Afifi*

Pyetje: A e arrijmë vlerën e ngrënies kolektive, nëse jemi në të njëjtën tavolinë, megjithëse secili ha në pjatën e tij?
Përgjigje: Po. Qëllimi i ngrënies kolektive arrihet duke qenë në të njëjtën tavolinë dhe nuk është qëllimi të tubohen rreth një pjate të vetme.

## Të pirët e birrës pa alkool

*shejh Muhamed Naserudin el-Albani, rahimehullah*

Pyetje: Tani ka dalë edhe birra pa alkool! A lejohet që muslimani të pijë birrë të tillë?
Përgjigje: Këtu kemi dy çështje:
1) Duhet të sigurohet mirë muslimani nëse birra ka apo s'ka alkool. Nëse s'ka, atëherë mund ta pijë. 2) S'është mirë që të quhet "birrë" kjo pije.

Pyetje: A është e lejueshme të hahet mishi nëpër restorante, nëse nuk dihet a është përmendur emri i Allahut gjatë therjes?

Përgjigje: Shejh Ibn Baz [*Fetaua Islamije*, 3/414] ka thënë:

"Nëse këto restorante janë në një vend ku therja e mishit bëhet nga muslimanët apo nga ithtarët e Librit [çifutët dhe të krishterët], apo pronarët e restorantit kujdesen vetë për therjen dhe janë muslimanë apo ithtarë të Librit, atëherë lejohet të hahet aty, edhe nëse nuk e dimë se a është përmendur emri i Allahut gjatë therjes. Sepse parimi bazë është se mishi i tyre është i lejueshëm. El-Buhari [2057] ka transmetuar nga Aisha [radi Allahu anha] se disa njerëz thanë:

- O i Dërguar i Allahut, disa njerëz na sjellin mish dhe nuk e dimë nëse e kanë përmendur Allahun gjatë therjes, apo jo?

- Përmendeni emrin e Allahut dhe hani -, u përgjigj i Dërguari [salallahu alejhi ue selam]

Por, nëse për therjen e mishit përkujdesen të tjerë njerëz veç muslimanëve apo ithtarëve të Librit, si ateistët dhe hindusët, atëherë s'është e lejueshme të hahet.

Duhet të theksohet se mishi i therur nga një musliman, nga një çifut a nga një i krishterë është i lejueshëm, nëse theret në mënyrën e ligjësuar nga sheriati apo nëse nuk e dimë se si është therur. Por, nëse e dimë që është therur në tjetër mënyrë veç asaj sheriatike, si nëpërmjet mbytjes, me elektroshok, etj., atëherë ai është mish i vdekur [*mejteh*] dhe është haram ta hash, pavarësisht se ai që e ther është musliman apo kafir, sepse Allahu thotë:

« Ju janë ndaluar [për ngrënie]: [kafshët e vdekura/bagëtitë që s'janë therur], gjaku, mishi i derrit, atë që është therur si kurban për të tjerë veç Allahut dhe atë që është vrarë me mbytje, me goditje, me rënie, me shpim të brirëve si dhe atë që pjesërisht është ngrënë nga një kafshë e egër, përveç nëse e therni [para së të ngordhë] » [el-Ma'ideh, 3]

Shejh Ibn Uthejmin [*Fetaua Islamije*, 3/415] ka thënë:

"Një nga skenarët në vijim duhet të zbatohet në rastin e këtij mishi:

1. E dimë që është therur në mënyrën e duhur. Ky mish është hallall.
2. E dimë që nuk është therur në mënyrën e duhur. Ky mish është haram.
3. Nuk jemi të sigurt, nuk e dimë nëse është therur në mënyrën e duhur, apo jo. Vendimi në këtë rast është se mishi është hallall dhe nuk kemi nevojë të pyesim për mënyrën si është vrarë, apo nëse është përmendur emri i Allahut në të, apo jo.

Por, siç mund të shihet nga Suneti, është më mirë të mos pyesim apo të hetojmë për këtë. Prej këtu, kur ata i thanë pejgamberit [salallahu alejhi ue selam]:"... nuk e dimë nëse e kanë përmendur Allahun gjatë therjes, apo jo", ai tha:"Përmendeni emrin e Allahut dhe hani".

Kjo përmendje e Allahut [*tesmije*], për të cilën pejgamberi u tha ta përmendnin, s'është *tesmije* e therjes, sepse therja është kryer, por kjo është *tesmije* e ngrënies. Sepse ajo që është urdhëruar për personin, është që ta përmendë emrin e Allahut kur të hajë.

Opinioni i saktë lidhur me përmendjen e Allahut kur të hamë, është se kjo është obligim, sepse i Dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] ka urdhëruar për këtë dhe për shkak se, nëse personi nuk e përmend Allahun, shejtani e ndan me të ushqimin dhe pijen e tij.

Nëse personi do që të jetë i kujdesshëm dhe ta lë këtë mish, në këtë s'ka gjë të keqe, por, po ashtu, s'ka gjë të keqe ta hajë atë.

## Ngrënia e ushqimit nga pasuria e fituar në haram

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: Një njeri e di që burimi i pasurisë së babait të tij është haram. A mund ta hajë ushqimin e babait të tij?

Përgjigje: Sa i përket njeriut i cili e di që pasuria e babait të tij është haram, nëse ajo s'është haram në vetvete, në kuptimin që ai e di se babai i tij i ka vjedhur paratë, atëherë s'është e lejueshme të hajë. Pra, nëse e di se babai yt ka vjedhur delen dhe ka therur atë, atëherë mos e ha dhe mos iu përgjigj ftesës së tij. Por, nëse ajo është haram, për shkak të mënyrës me të cilën është fituar, si p.sh. nëse merret me kamatë apo mashtron dhe kështu me radhë, atëherë ha. Mëkati bie mbi të.

Dëshmi për këtë është se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] pranonte dhurata dhe ushqim nga çifutët, për të cilët dihet që merren me kamatë dhe hanë haramin. Një grua çifute i dha atij një dele të helmuar në Hajber, me qëllim që ai të vdiste, por Allahu e mbrojti deri në një kohë të caktuar. Dhe një çifut e ftoi atë për të ngrënë bukë elbi dhe yndyrë dhe ai e pranoi ftesën dhe hëngri. Po ashtu, ai bleu ushqim për familjen e vet nga një çifut dhe ai e familja e tij hëngrën prej tij. Kështu, le të hajë ai, kurse mëkati bie mbi babnë e tij.

## Fetva ne lidhje me mishrat e importuara nga vendet e kafirave

*Komisioni i Përhershëm për studime dhe Fetua*

Zbatimi i parimeve te sheriatit ne lidhje me mishrat e importuara, ne baze te informacionit qe kemi mbledhur rreth tyre:

Nuk mjafton qe te sqarojme dhe njohim vetem menyren korrekte te therjes se kafsheve sipas sheriatit, ne qofte se nuk japim dhe gjykimin praktik ne lidhje me mishrat qe importohen aktualisht nga vendet e Europes, Amerikes, etj. Sepse ky studim i cunguar, nuk do i sillte asnje dobi atij qe deshiron t`i permbahet hallallit ne ate qe ushqehet dhe t`i shmanget haramit sepse nje studim i tille, qe te arrije ne perfundime te sakta, duhet te njohe dhe analizoje: situatat dhe menyrat e therjes, si dhe statusin e atyre qe i therin ne keto fabrika, te cilat eksportojne mish tek ne.

Jo çdokush ka mundesi te udhetoje ne keto vende, per shkak te largesise. Bile, atyre qe u mundesohet dicka e tille, jane te pakte. Por, dhe ata qe udhetojne per atje, udhetojne per arsye personale, si kurim, turizem, etj., dhe nuk e ngarkon veten me kerkime dhe studime rreth ketyre fabrikave dhe proceseve te tyre te punes. Ndaj, kete mision e mori persiper Kryesia e pergjithshme e drejtorise se kerkimeve akademike, fetvave dhe davetit (ne Arabine Saudite), duke u kerkuar njerezve pergjegjes per importimin e mishrave dhe ushqimeve qe te sqarojne situaten, dhe njekohesisht duke i porositur qe t`i kushtojne rendesi dhe kujdes nga ana fetare mallrave qe importojne, ashtu qe te ruhet popullata muslimane nga ushqyerja me gjera te ndaluara, dhe ne te njejten kohe duke ua mundesuar atyre qe te ushqehen me gjera te lejuara.

Nga keto organe erdhi nje pergjigje e pergjithshme, e pamjaftueshme per te larguar dyshimet dhe per t'u qetesuar përfundimisht. Ndaj, Kryesia i shkroi thirresve te Europes dhe Amerikes qe te angazhohen personalisht dhe te shohin menyren e therjes, dhe te specifikojne

fene e personave qe therin kafshet. Nje pjese e ketyre thirresve u pergjigjen me pergjigje te pergjithshme ndersa disa te tjere, te cilet ishin me etuziaste dhe korrekte, shkruan neper revista ne lidhje me menyren e prerjes dhe statusin e theresve. Allahu i shperblefte ata qe u angazhuan. Megjithate, komisioni i ngarkuar me kete detyre, paraqiti permbledhjen e rezultateve te mbledhura. Ndaj, themi:

Se pari, ne baze te letres se shkruar nga drejtori i pergjithshem i Liges se Botes islame, te cilit i kishin ardhur disa raporte te ndryshme, qe tregonin se disa shoqeri australiane qe eksportojne mish ne boten islame, e ne veçanti shoqeria *el-Halalu es-Sadik*, e cila eshte ne pronesi te nje personi kadijanij, me te njejtin emer *Halal Sadik*, nuk ndjekin menyren islame te therjes se lopeve, bagetive dhe shpezeve. Ndaj, eshte e ndaluar te hahet nga mishi i therur nga keto fabrika. Duhet te merret ne konsiderate raporti i Liges dhe perfundimi qe vendosi ne letren e saj.

Se dyti, duke u bazuar ne raportin e hartuar nga prof. Ahmed bin Salih Muhajirij, ne lidhje me menyren e therjes ne shoqerine Princes, nuk dihet statusi fetar i theresit te kafsheve, nuk dihet aeshte musliman, *ehlu kitab*, ateist apo idhujtar. Gjithashtu, ekziston dyshimi ne prerjen e dy damareve te qafes apo njeres prej tyre. Po ashtu, deshmia certifikuese qe vendoset mbi to, nuk bazohet ne kontroll te drejteperdrejte apo nepermjet dikujt te ngarkuar me kete detyre, apo nepermjet njohjes dhe mirebesimit tek personi qe merret me therjen e kafsheve, ndaj nuk lejohet ngrenia nga keto mishra. (Ne raport) E thekson perfundimin se therja nuk behet sipas sheriatit. Presidenti i firmes ishte dakord te permiresonte menyren e therjes, me kusht qe te binin dakord paraprakisht per sasine e kerkuar nga importuesi.

Se treti, duke u bazuar ne te njejtin raport ne lidhje me menyren e therjes se lopeve dhe pulave, ne shoqerine *Sadija* nuk dihet statusi fetar i personit qe ther kafshet, se a eshte *ehlul kitab* apo idhujtar. Lopet goditen me rryme elektrike dhe, pasi ato bien ne toke, i ngrene lart nga kemba me mjete te posaçme dhe fillimisht i çahet lekura e qafes me nje thike e me pas i presin damaret me nje thike tjeter, duke bere qe te rrjedhe gjaku prej saj. Nuk lejohet ngrenia nga keto mishra.

(Me poshte thuhet) Ne raportin e hartuar po nga i njejti profesor, i cili tregon nga nje musliman maroken qe punon ne paketimin e mishit ne kuti te konservuara ne Danimarke, shkruhet: "I therur sipas menyres islame". Kjo nuk eshte aspak e vertete, sepse ata kafshet i mbysin me rryme, ndaj nuk lejohet ngrenia prej tyre.

Zgjidhja e problemit te mishrave te importuar:

1) Duhet te shtohet mbareshtimi i kafsheve ne vendet islame, si dhe importimi i sasise se nevojshme të kafsheve te gjalle, duke i mundesuar kushtet per kete, me vend te pershtatshem, me ushqim te gatshem, etj., ashtu qe te theren ketu. Po ashtu, të perkrahen, nxiten dhe subvencionohen ata persona, familje apo shoqeri qe merren me kete fushe dhe të kete lehtesira per ta. Gjithashtu, te ngrihen fabrika perpunimi te mishit dhe prodhimeve te qumeshtit.

2) Krijimi i fabrikave te mishit te veçanta per muslimanet ne vendet nga ku importohet mishi ne vendet e tjera islame, duke mundesuar qe kafshet te theren sipas menyres se sheriatit.

3) Te behet perzgjedhja e punetoreve, qe te jene muslimane te besueshem, njohes te menyres se prerjes sipas sheriatit, ashtu qe te arrijne te therin kafshet ne keto shoqeri sipas sheriatit.

4) Perzgjedhja e nje numri te mjaftueshem kontrolloresh te besueshem muslimane, njohes te menyres se prerjes sipas sheriatit dhe te llojeve te ndryshme te mallrave ushqimore, qe te

mbikqyrin prerjen e ketyre kafsheve, te mbikqyrin edhe prodhimin e nenprodukteve te qumeshtit.
Verejtje: Perderisa çifutet i kushtojne rendesi dhe kujdes qe therja e kafsheve te behet ne perputhje me besimin dhe parimet e tyre – ndaj dhe u jane vene ne dispozicion kasaphane te veçanta vetem per ta dhe punetore qe therin per ta sipas preferencave te tyre –, pra, perderisa kjo ndodh me çifutet ne vendet e kufrit, atehere muslimanet jane me paresor dhe me te merituar per te pasur diçka te tille, duke marre parasysh sasine e madhe te mishit qekonsumohet nga popullsia myslimane, te cilet jane te shumte ne numer, si dhe nevoja e ketyre fabrikave per te shitur produktet e tyre.

# ZANAFILLA E KRIJIMIT

## A do të vdesë i gjithë krijimi

Shejh el-Islam ibn Tejmije [Allahu e mëshiroftë] qe pyetur: A do të vdesë i gjithë krijimi së bashku me engjëjt?
Ai u përgjigj: Ajo çfarë besojnë shumica e njerëzve është se i gjithë krijimi do të vdesë, madje edhe engjëjt si edhe engjëlli i vdekjes. Ka një hadith lidhur me këtë, i cili është *merfu* [dmth i atribuohet pejgamberit, salallahu alejhi ue selam].
Muslimanët, çifutët dhe të krishterët, të gjithë janë pajtuar se kjo është e mundur dhe se Allahu ka mundësi ta shkaktojë këtë. Vetëm disa grupe filozofësh, pasues të Aristotelit dhe të ngjashmëve me të, s'janë pajtuar rreth kësaj, si dhe ata të ashtuquajtur muslimanë që u janë bashkuar këtyre, siç janë autorët e fletëve të *Ihuan el-Suffa* dhe të ngjashmit me ta, të cilët pohonin se engjëjt janë mendje dhe shpirtra dhe se s'mund të vdesin në asnjë rrethanë, madje, sipas pikëpamjeve të tyre, ata janë zota dhe perëndi të kësaj bote.
Kur'ani dhe të gjitha shkrimet e tjera të shenjta pohojnë që engjëjt janë robër të Allahut, të cilët i nënshtrohen urdhrit të Tij, siç ka thënë Allahu:
« Mesia kurrë s'do të tregohet aq mendjemadh sa të refuzojë të qenit rob i Allahut, as engjëjt që janë afër [Allahut]. Kushdo që refuzon adhurimin ndaj Tij dhe tregohet mendjemadh, Ai do t'i tubojë ata të gjithë tek Ai » [el-Nisa, 172]
« Ata thonë: 'Më i Mëshirshmi [Allahu] ka lindur një bir [apo fëmijë]'. Lavdi Atij! Ata [që i quajnë fëmijë të Allahut, dmth engjëjt, Isën, Uzejrin] s'janë veçse robër të nderuar » [el-Enbija, 26]
« Ka shumë engjëj në qiej, ndërmjetësimi i të cilëve s'do t'u bëjë punë, përveç pasi Allahu t'u ketë dhënë leje për kë të dojë Ai dhe për atë me të cilin Ai është i kënaqur » [el-Nexhm, 26]
Allahu është i aftë t'i bëjë ata të vdesin e pastaj t'i kthejë prapë në jetë, mu siç Ai është i aftë t'i

bëjë njerëzimin dhe xhinët të vdesin e pastaj t'i kthejë prapë në jetë. Allahu ka thënë:
« Ai është i cili nis krijimin e pastaj do ta përsërisë atë [pasi të ketë mbaruar/vdekur]. Dhe kjo është më lehtë për Të » [el-Rum, 27]
Është vërtetuar në një hadith sahi nga pejgamberi [salallahu alejhi ue selam], nëpërmjet më shumë se një zinxhiri të transmetimit dhe më shumë se një sahabi, të ketë thënë:"Kur Allahu e thotë Shpalljen, engjëjt zalisen", dhe, sipas një transmetimi tjetër:"Engjëjt dëgjojnë diçka si një zinxhir që tërhiqet në gur dhe ata zalisen. Pastaj, kur frika largohet nga zemrat e tyre, thonë:'Çfarë tha Zoti ynë?' Ata thonë:'Të vërtetën'. Pastaj ata thërrasin:'Të vërtetën, të vërtetën'".
Në këto hadithe të vërteta na thuhet se ata zalisen, kështu që, nëse ka mundësi që ata të zalisen, ka mundësi edhe të vdesin.
Për sa i përket përjashtimit [në ajetin « ...përveç atij që do Allahu »], kjo ka të bëjë me ata që janë pranuar në xhenetin e hurijave, sepse në xhenet s'ka vdekje. Dhe mund të vlejë për të tjerët, por s'mund të jemi të sigurt rreth asaj se kush përjashtohet nga kjo. Është vërtetuar në *el-Sahi* se Pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Njerëzit do të zalisen në Ditën e Ringjalljes dhe unë do të jem i pari që do të zgjohem, dhe do ta shohë Musën të mbahet për këmbën e Fronit [Arshit]. Nuk di nëse ai do të zgjohet përpara meje apo do të jetë ndër ata që Allahu i ka lënë të lirë".
Nëse pejgamberit [salallahu alejhi ue selam] nuk i është thënë për secilin që do të lihet i lirë nga Allahu, atëherë nuk mund të jemi të sigurt për këtë. Kjo është si të dihet kur do të ndodhë kiameti, apo të dihen emrat e të gjithë pejgamberëve, dhe të tjera gjëra që nuk na janë treguar.
Dhe kjo dije s'mund të arrihet, përveç pasi të bëhet e njohur. Dhe Allahu e di më së miri.
[*Mexhmu el-Fetaua* 4/259]

## Marrja e mosbesimtarit në përgjegjësi për moskryerjen e obligimeve

*Shejh ibn Uthejmin*

Pyetje: Si merret mosbesimtari në përgjegjësi në Ditën e Gjykimit, kur nuk kërkohet prej tij t'i zbatojë obligimet islamike?
Përgjigje: Kjo pyetje bazohet në një keqkuptim. E njëjta gjë kërkohet edhe nga mosbesimtari, ashtu siç kërkohet nga besimtari. Por, ai nuk shtrëngohet t'i zbatojë në këtë botë. Fakti që kjo kërkohet prej tij, tregohet nga kaptina ku Allahu thotë:
« Përveç të djathtëve [të devotshmëve]. Në Kopshtet [Xhenetet], ata do të pyesin njëri-tjetrin rreth [idhujtarëve, kriminelëve, mosbesimtarëve] [dhe do t'u thonë]: 'Ç'u bë që hytë në Xhehenem?' Do të thonë:'Nuk ishim ndër ata që faleshin e as nuk ushqenim të mjerët, flisnim gjëra të kota, bashkë me ata që flasin gjëra të kota si dhe përgënjeshtronim Ditën e Shpërblimit' » [el-Muddethir, 39-46]
Nëse ata nuk do të dënoheshin për mosfalje dhe për shkak se nuk i ushqenin të mjerët, nuk do ta përmendnin këtë, sepse s'do të kishte kuptim përmendja e kësaj në këtë situatë. Kjo tregon se ata dënohen për moskryerjen e gjërave të vogla, të urdhëruara nga Islami. Ashtu siç kjo nënkuptohet nga teksti, ashtu kjo nxirret dhe si përfundim logjik. Nëse Allahu do t'i dënojë robërit e Tij besimtarë për moskryerjen e detyrave fetare, si bën që të mos e dënojë

mosbesimtarin!? Për më shumë, mosbesimtari do të dënohet për të gjitha bekimet që Allahu ia ka dhuruar nga ushqimet, pirjet, etj. Allahu i lartësuar ka thënë:
« Për ata që besojnë dhe bëjnë punë të mira s'do të ketë mëkat për atë çfarë kanë ngrënë [në të kaluarën], nëse ia kanë frikën Allahut, besojnë e bëjnë punë të mira, dhe prapë ia kanë frikën Allahut dhe besojnë, dhe prapë ia kanë frikën Allahut dhe bëjnë punë të mira me [përsosuri]. Allahu i do bamirësit » [el-Ma'ideh, 93]
Domethënia e drejtpërdrejtë e ajetit është se s'ka mëkat për besimtarët për atë çfarë kanë ngrënë. Ajo që nënkuptohet është se ka mëkat për mosbesimtarët për atë çfarë kanë ngrënë.

## A i di shejtani mendimet dhe qëllimet e njeriut?

*Sheikh ibn Baz*

Pyetje: A e di shejtani çka qarkullon në mendjet tona nga idetë të cilat si di kush pos Allahut dhe kështu na e pëshpëritë atë që përputhet me mendimet tona, apo çka?
Përgjigje:
Shejhul-Islam ibn Tejmije [rahimehullah] ka thënë:
"Ata ndjejnë erën e mirë apo erën e keqe [dmth engjëjt e ndjejnë erën e mirë, kur personi mendon për një punë të mirë, siç është transmetuar nga Sufjan ibn Ujejneh]. Por, shejtanët nuk kanë nevojë për këtë erë që të dinë. Ata e dinë çka ka në zemrën e njeriut dhe shohin e dëgjojnë atë që ai i thotë vetvetes. Për më shumë, shejtani ka kontroll mbi zemrën e njeriut dhe, kur njeriu e kujton Allahun, ai tërhiqet; kur njeriu tregohet i shkujdesur ndaj kujtimit të Allahut, ai i pëshpëritë atij. Ai e di kur ai e kujton Allahun dhe kur ai është i shkujdesur ndaj kësaj. Dhe ai i di tekat dhe dëshirat e zemrës së tij dhe bën që ato t'i duken tërheqëse atij.
Është dëshmuar në *es-Sahih* se Safijeh bint Hujejj [Allahu qoftë i kënaqur me të] se pejgamberi [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:
"Shejtani qarkullon nëpër njeriun sikurse gjaku".
Afërsia e engjëjve dhe e shejtanit ndaj zemrës së birit të Ademit është diçka që është vërtetuar në shumë transmetime, qoftë kjo kur personi është besimtar, qoftë jobesimtar". [*Mexhmu el-Fetaua* 5/508]
Shejh Bin Baz qe pyetur:"... Nëse kam për qëllim në zemrën time të bëj diçka të mirë, a e di shejtani këtë dhe a përpiqet të më shmang nga kjo?
Përgjigje:"Çdo person ka një shejtan dhe një engjëll me vete, siç ka thënë pejgamberi [salallahu alejhi ue selam]:
"S'ka asnjë prej jush e të mos ketë me vete një shoqërues nga xhinët dhe një nga engjëjt". U tha:"Edhe ti, o i Dërguar i Allahut?" U përgjigj:"Edhe unë, por Allahu më ka ndihmuar me të dhe ai është bërë musliman [apo: jam i sigurt prej tij], kështu që ai më urdhëron vetëm për të mirë".
Dhe ai [salallahu alejhi ue selam] na ka thënë se shejtani i dikton të këqija njeriut dhe e thërret për te e keqja dhe ai ka njëfarë kontrolli mbi zemrën e tij. Dhe ai, me lejen e Allahut, mund të shohë çka do dhe çka synon njeriu nga punët e mira e të këqija. Engjëlli, po ashtu, ka njëfarë kontrolli mbi zemrën e tij, çka e bën atë të anojë nga e mira dhe e thërret atë për në mirësi. Ky kontroll është diçka që Allahu ua ka mundësuar atyre, dmth Ai u ka dhënë njëfarë fuqie shoqëruesve ndër xhinët dhe engjëjt. Madje, edhe i Dërguari i Allahut

[salallahu alejhi ue selam] ka pasur një shejtan me vete, i cili ishte shoqërues nga xhinët, siç u përmend në hadithin e mësipërm.

Çështja është se gjithkush ka me vete një shoqërues nga engjëjt dhe një nga shejtanët. Besimtari e ndrydh shejtanin e vet duke iu bindur Allahut dhe duke iu përmbajtur fesë së Tij, dhe e poshtëron atë, derisa ai të dobësohet dhe të mos jetë në gjendje ta parandalojë besimtarin nga bërja e mirësive dhe rënia në punë të këqija, përveç asaj çka do Allahu. Sa i përket gjynahqarit, nëpërmjet gjynaheve që i bën, ai i ndihmon shejtanit të tij, derisa ai të bëhet aq i fortë sa ta ndihmojë atë ta pasojë pavërtetësinë dhe ta ndalojë të mos bëjë punë të hajrit.

Besimtari duhet t'i tutet Allahut dhe të përpiqet t'i rezistojë shejtanit të tij duke iu bindur Allahut dhe të Dërguarit të Tij, si dhe të kërkojë shpëtim me Allahun nga shejtani. Dhe ai duhet ta mbështesë engjëllin me bindje ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij si dhe me respektim të urdhrave të Allahut.".

## A ka Iblisi pasardhës?

Pyetje: A ka Iblisi pasardhës? Nëse po, a është bërë kjo nëpërmjet martesës? Dhe a ka ai grua/bashkëshorte?

Përgjigje: Shejh el-Shankiti ka thënë në komentin që ia ka bërë ajetit:

» Atëherë, a do ta merrni atë [Iblisin] dhe pasardhësit e tij si mbrojtës dhe ndihmues, përveç Meje...? « [el-Kehf, 50]

Fjala *dhurrijeh* në këtë ajet tregon se Shejtani ka pasardhës. Pohimi se ai nuk ka pasardhës qartazi kundërshton këtë ajet, siç po shihet. Gjithçka që qartazi kundërshton Kur'anin, pa dyshim, është e pavërtetë. Por, nuk ka tekst të qartë lidhur me mënyrën se si kanë ardhur në ekzistencë pasardhësit e tij, domethënë, se a është bërë kjo nëpërmjet martesës apo ndryshe. Dijetarët kanë dalluar në mendime rreth kësaj çështjeje. El-Shu'bi ka thënë:"Një njeri më pyeti se a ka Iblisi grua?" Thashë:"Ajo është një gosti martesore, në të cilën s'kam marrë pjesë!", pastaj mu kujtua ajeti:

» Atëherë, a do ta merrni atë [Iblisin] dhe pasardhësit e tij si mbrojtës dhe ndihmues, përveç Meje...? « [el-Kehf, 50],

dhe kuptova që ai s'kishte mundur të ketë pasardhës pa pasur grua, kështu që thashë: po.

Diçka e ngjashme me të kuptuarit e el-Shu'bit të këtij ajeti – se pasja e pasardhësve nënkupton pasjen e gruas – po ashtu është transmetuar nga Kutadeh.

Muxhahid ka thënë:"Mënyra me të cilën pasardhësit e tij erdhën në ekzistencë është se ai ka futur organin e tij seksual në organin tjetër seksual të tij, pastaj ka bërë pesë vezë, dhe kjo është zanafilla e pasardhësve të tij".

Disa dijetarë kanë thënë se Allahu e ka krijuar një penis në kofshën e djathtë të tij dhe një vagjinë në kofshën e majtë të tij, dhe ai ka mbarsur vetveten në këtë mënyrë dhe, për çdo ditë, ka pjellë 10 vezë dhe nga secila ve kanë dalë shtatëdhjetë shejtanë meshkuj dhe femra.

Është evidente që këto opinione s'janë të besueshme, sepse nuk mbështeten nga ndonjë tekst në Kur'an apo në Sunet. Ajeti tregon që ai ka pasardhës, por për mënyrën se si u lindën ata nuk ka tekst të besueshëm, kurse të tilla çështje s'mund të dihen vetëm nëpërmjet opinioneve.

El-Kurtubi ka thënë në komentin e këtij ajeti:"Them: Ajo çfarë është vërtetuar në transmetime të vërteta, lidhur me këtë çështje, është ajo që është transmetuar nga el-Humejdi në *el-Xhem bejne el-Sahihajn* nga Imam Ebu Bekr el-Burkani, i cili ka transmetuar në librin e tij, me isnad të Ebu Muhamed Ebd el-Gani ibn Se'id el-Hafidh, nga transmetimi i Asim, nga Ebu Uthman, nga Selman se i dërguari i Allahut [salallahu alejhi ue selam] ka thënë:"Mos ji i pari që hyn në treg apo i fundit që del prej tij, sepse Shejtani pjell vezë dhe aty ato çelin". Kjo tregon që Shejtani ka pasardhës nga ijët e tij.

Ata që e komentojnë këtë transmetim në mënyrë të drejtpërdrejtë, kanë thënë që ky hadith tregon se ai [Shejtani] ka pjell vezë dhe se ato çelin. Por, s'ka gjë që tregon se këto vezë janë prej një femre, domethënë, prej gruas së tij apo ndryshe. Ky hadith mund të komentohet ndryshe, sepse arabët shpesh flasin në mënyrë metaforike për pjelljen e vezëve dhe çeljen e tyre. Kështu, fjalët "pjell vezë dhe aty ato çelin" mund të interpretohen si një metaforë, domethënë, se ai bën çfarë të dojë për t'i çorientuar dhe joshur njerëzit, si dhe u pëshpëritë mendime finoke e kështu me radhë. Formulimi i metaforave nuk ndryshon, pavarësisht kontekstit

## Bërja e qiellit si porta

*Shejh Muhamed Salih ibn Uthejmin*

Pyetje: Cila është domethënia e ajetit « Dhe qielli do të çelet dhe do të bëhet si porta » [en-Nebe, 19]

Përgjigje: Ky ajet i çmueshëm tregon për ngjarjet e Ditës së Gjykimit: portat e qiellit do të çelen nga të gjitha anët dhe do të ketë shumë porta, nga të cilat engjëjt do të zbresin. Allahu i lartësuar thotë:

« Dhe [kujto] Ditën kur qielli do të çahet me re dhe engjëjt të zbresin me një zbritje madhështore. Në atë Ditë, pushteti do të jetë i vërtetë dhe do t'i takojë më të Mëshirshmit [Allahut]. Kjo do të jetë një Ditë e vështirë për mosbesimtarët » [el-Furkan, 25, 26]

Ky ajet tregon për këtë çelje dhe kjo është lexuar në dy mënyra:

1. Dhe qielli do të çelet dhe do të bëhet si porta.
2. Dhe qielli është çelur dhe do të bëhet si porta.

E dyta është më madhështore mbasi nënkupton zmadhim dhe shumësi.

## Prejardhja e njeriut

*Komisioni i Përhershëm për studime dhe Fetua*

Pyetja: Ka të atillë që thonë: Që nga kohët e lashta, njeriu ka qenë majmun dhe më pas është transformuar! A është e vërtetë kjo thënie dhe a ka për të ndonjë argument?

Përgjigja: Kjo thënie nuk është e vërtetë. Dëshmi për këtë është se Allahu i lartësuar i shpjegoi, në Kur'an, etapat e krijimit të Ademit. Allahu i lartësuar thotë:

"Vërtet që shembulli i Isait tek Allahu është si shembulli i Ademit: Ai e krijoi atë prej dheut"(Ali Imran, 59).

Pastaj, dheu është lagur, derisa është bërë baltë që ngjitet për dore. Allahu i lartësuar thotë:
"Dhe sigurisht që Ne e krijuam njeriun nga një copë balte" (Mu'minun, 12), dhe:
"Sigurisht që Ne e krijuam atë nga balta ngjitëse" (Saffat, 11).
Më pas, është bërë baltë (e zezë) e lëmuar. Allahu i lartësuar thotë:
"Vërtet që Ne e krijuam njeriun prej argjilës së poçarisë të baltës së zezë e të lëmuar"(Hixhër, 26).
Pastaj, është tharë dhe është bërë argjilë, si balta e poçarisë. Allahu i lartësuar thotë:
"Ai e krijoi njeriun (Ademin) nga balta e argjilës si balta e poçarisë" (Rrahman, 14).
Allahu i lartësuar i dha formën që deshi dhe i fryu shpirtin e vet. Allahu i lartësuar thotë:
"Dhe kujto kur Zoti yt u tha engjëjve: Unë do të krijoj një njeri (Ademin) prej argjilës, prej baltës së zezë e të lëmuar. Kështu që, kur Unë t'i kem dhënë plotësisht formën atij dhe t'i kem fryrë shpirtin që e kam krijuar për të, atëherë bini përmbys në sexhde, para tij". (Hixhër, 28-29)
Këto janë etapat e krijimit të Ademit, të cekura në Kur'an. Ndërsa, në lidhje me etapat e krijimit të pasardhësve të tij, Allahu i lartësuar thotë:
"Dhe sigurisht që Ne e krijuam njeriun (Ademin) nga një copë balte. Pas kësaj, e bëmë atë (njeriun, pasardhësin e Ademit) si Nurtfa (lëngu i ngjizur i bashkimit të vezëve mashkullore me ato femërore), duke e strehuar atë në një banesë të sigurt (mitra e nënës). Pastaj, e bëmë Nutfan një copë gjak të mpiksur. Pastaj, gjakun e mpiksur e bëmë një xhungë mishi. Pastaj, i veshëm eshtrat me mish dhe pastaj e nxorëm jashtë si një krijim të ri. I shenjtëruar, pra, qoftë Allahu, më i Miri i krijuesve!" (Mu'minun, 12-14).
Sa i përket gruas së tij, atë e krijoi nga ai (Ademi). Allahu i lartësuar thotë:
"O ju njerëz! Jini të bindur (dhe përmbushmi detyrimet) ndaj Zotit tuaj, i Cili ju krijoi nga një (shpirt) njeri i vetëm (Ademi) dhe prej tij krijoi bashkëshorten e tij, dhe nga ata të dy krijoi burra dhe gra të shumtë". (Nisa, 1)
Me (ndihmën) Allahun vjen suksesi. Paqja dhe bekimet qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shoqëruesit e tij.

## Pse Isa [alejhi selam] u veçua me ngritje në qiell?

*Komisioni i Përhershëm për studime dhe Fetua*

Pyetje: Duke pasur parasysh që Muhamedi [salallahu alejhi ue selam] qe më i miri ndër pejgamberët, pse ai nuk qe ngritur në qiell në vend të Isës? Dhe pse Allahu e veçoi Isën për ngritje në qiej e jo ndonjë tjetër nga pejgamberët?
Përgjigje: Allahu ka përfshirë krejt gjërat me mëshirën e me dijen e Tij, si edhe me fuqinë e pushtetin e Tij. Lavdi i qoftë Atij. Ai posedon urtësi madhështore. Vullneti i Tij gjithmonë zbatohet dhe fuqia e Tij përfshin gjithçka. Ai e zgjodhi këdo që deshi nga njerëzimi për pejgamberë e të Dërguar, përgëzues e paralajmërues. Ai i ngriti disa prej tyre në pozitë mbi të tjerët dhe i veçoi krejt ata me çfarëdo cilësie që Ai deshi me mëshirën e Tij. Ai e veçoi për miqësi të afërt [*khalil*] Ibrahimin dhe Muhamedin dhe e zgjodhi secilin pejgamber me çfarëdo që deshi nga shenjat dhe mrekullitë që ishin të përshtatshme për kohën e tij, nëpërmjet të cilave do të vendosej dëshmia kundër popullit të tij, nga urtësia dhe drejtësia që

Ai ka. Kurrkush s'mund ta kthejë mbrapsht urdhrin e Tij dhe Ai është i Plotfuqishmi, i Urti, që kupton misteret më të imëta dhe i njeh mirë ato.
Çdo mirësi nuk nënkupton superioritet. Fakti që Isa u veçua me ngritje në qiell ndërsa ishte i gjallë, ndodhi sipas vullnetit dhe urtësisë së Allahut. Kjo s'ka ndodhur ngaqë ai kishte epërsi ndaj të Dërguarve tjerë, si Ibrahimi, Muhamedi, Musa e Nuhu [paqja dhe bekimet qofshin mbi të gjithë këta], sepse atyre u qenë dhënë cilësi dhe shenja që nënkuptojnë epërsi ndaj tij [Isës].
Me fjalë tjera, kjo çështje ka të bëjë me Allahun, i cili vendos si të dojë. Ai nuk pyetet për atë që bën, sepse dija dhe urtësia e Tij janë të përsosura. Për më shumë, të pyesësh për këtë, nuk ndikon në asnjë punë dhe nuk pohon ndonjë besim. Ai që pyet rreth kësaj, mund të ngatërrohet dhe të mbushet me dyshim. Besimtarit i kërkohet t'i pranojë gjërat që janë çështje të Allahut dhe të mundohet në çështjet që u përkasin njerëzve, siç janë besimi dhe veprimi. Kjo është rruga e pejgamberëve dhe e të Dërguarve, rruga e halifeve të udhëzuar drejt si dhe e gjeneratave të hershme të këtij umeti. Allahu e di më së miri.
Allahu është burim i fuqisë. Allahu dërgoftë paqe e bekime mbi pejgamberin Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi shokët e tij.

# ZEKAT

## A mund t'i jepet zekati atij që vuan nga dështimi i veshkave?

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: A është e lejueshme t'i jepet zekati atij që vuan nga dështimi i veshkave?
Përgjigje: Nevoja e personit për trajtim mjekësor është një nevojë e vërtetë, kështu që, nëse gjejmë dikë që ka nevojë për trajtim mjekësor, por nuk ka mjaft para për të paguar mjekimin, s'ka gjë të keqe t'i jepet zekati atij, sepse qëllimi i zekatit është t'u shërbejë nevojave të njerëzve.

## Dhënia e zekatit para kohës

Pyetje: A është e lejueshme ta jap zekatin para kohës gjatë vitit?
Përgjigje:Shejhul-Islam Ibn Tejmije [rahimehullah] ka thënë:"Sa i përket dhënies së zekatit para kohës sëtij, kjo është e lejueshme, sipas shumicës së dijetarëve, si Ebu Hanife, esh-Shafi'i dhe Ahmed.
Dhe është e lejueshme të jepet më herët zekati në bagëti, ar dhe argjend, si edhe në mallin e tregtuar, nëse posedon nisabin [pragun minimal]". [*Mexhmu el-Fetaua* (25/85, 86)]
Dijetarët e Komisionit të Përhershëm për Fetua kanë thënë:

"S'ka gjë të keqe në dhënien e zekatit një apo dy vite më herët, nëse kjo është në dobi të diçkaje, dhe t'ia japësh atë të varfërve dhe nevojtarëve për çdo vit".
*Fetaua el-Lexhneh el-Da'imeh* (9/422)]

Shejh Muhamed bin Salih el-Uthejmin qe pyetur:"Cili është vendimi mbi dhënien e zekatit për disa vite më herët për viktima të fatkeqësive?
Ai u përgjigj: Dhënia e zekatit më shumë se një vit më herët është e vlefshme, por kjo është e lejueshme vetëm për disa vite e jo për më shumë. Mirëpo, zekatin nuk duhet dhënë më herët, përveç nëse kjo bëhet për ndonjë nevojë, si uria, xhihadi apo të ngjashme. Në këto raste, themi se duhet të jepet më herët, sepse mund të ketë arsye që një gjë e cila zakonisht është e përshtatshme, të jetë më pak e përshtatshme. Përndryshe, është më mirë të mos jepet zekati, derisa të vijë koha, sepse mund t'i ndodhë diçka pasurisë së personit, si shkatërrimi apo të ngjashme me këtë. Sidoqoftë, duhet të theksohet se, nëse ai, më pas, ka më shumë sesa kur ka dhënë më herët, zekati duhet të jepet në sasinë e shtuar.
Kush konsiderohet i përshtatshëm për të pranuar zekatin?
Shejhul-Islam Ibn Tejmije

"Nuk është me vend që zekati t'i jepet atij që nuk e përdor atë në bindje ndaj Allahut. Se vërtet, Allahu, më i larti, e ka bërë atë obligim si një ndihmë ndaj bindjes ndaj Tij për këdo që ka nevojë për të ndër besimtarët, siç është i varfri dhe ata që kanë borxhe, apo ai që ndihmon besimtarët. Pra, kushdo që nuk fal namaz ndër nevojtarët, atij nuk duhet dhënë gjë derisa të pendohet, derisa t'i përmbahet faljes së namazeve në kohën e tyre të duhur".

## A lejohet të llogariten tatimet si zekat?

*Komisioni i Përhershëm për studime dhe Fetua*

Pyetje: Çfarë është opinioni i komisionit të përhershëm për fetva lidhur me një person i cili ka tatime, a është e lejuar që nga paratë e zekatit ta bëjë pagimin e tatimeve? A është i vlefshëm ky zekat, apo jo?
Përgjigje: Nuk lejohet për personat që kanë pasuri që me paratë e zekatit të tyre t’i shlyejnë tatimet, por e kanë obligim që zekatin ta japin në destinacionet e caktuara sheriatikisht, të cilat Allahu i cekë në këtë ajet:
« Lëmosha e zeqatit është vetëm për të varfrit, për nevojtarët, për ata që janë ngarkuar me mbledhjen dhe administrimin e tij, për lirimin e skllevërve, për të rënduarit nga borxhet, për (luftëtarët në) rrugën e Allahut dhe për udhëtarët e mbetur rrugëve. Këto janë detyrat e vëna prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë »

# *Udhezimi*

## *FIKH*

## PASTERTI

### Vendimi lidhur me marrjen e abdesit me ujë të përzier me klor

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Në vendin tonë shpeshherë ndodh që ujërat e pijshëm të përzihen me klor dezinfektues. Klori është një materie që e ndryshon ngjyrën dhe shijen e ujit, andaj a ndikon kjo në përdorimin e tij gjatë abdesit?*

*Përgjigje:* S'ka gjë nëse uji ndryshon nga gjëra të pastra, apo nga ilaçet që i hidhen për të larguar prej tij gjërat që i dëmtojnë njerëzit. Në qoftë se ai ende quhet ujë, s'ka gjë edhe nëse ndodh ndonjë ndryshim në të nga kjo. Si për shembull, ndryshimi i tij nga algat që rriten brenda tij, apo nga gjethet e drunjve, apo nga pluhuri që bie në të, e gjëra tjera të kësaj natyre. Të gjitha këto nuk e dëmtojnë. Pra, ai është i pastër (pastrues) dhe mbetet në gjendjen e tij. Asgjë nuk e prishë atë, përveç nëse ndryshon nga përzierja e tij me ndonjë gjë që ia heq emrin ujë dhe e shndërron në diçka tjetër. Si për shembull qumështi që hidhet në të, derisa e ndryshon atë dhe ai bëhet qumësht, apo çaj, apo lëngë mishi (supë), dhe kështu nuk quhet më ujë. Kësisoj, abdesi nuk është i saktë nëse merret më këtë, sepse, ai ujë është shndërruar në diçka tjetër. Ndërsa, përderisa quhet ujë, rënia e gjërave të pastra në të, si pluhuri, bari, apo çfarëdo që nuk e shndërron në diçka tjetër, nuk e dëmtojnë atë. Sa u përket papastërtive, ato e dëmtojnë ujin, nëse ia ndryshojnë shijen, apo ngjyrën, apo erën; apo nëse uji është i paktë dhe ndikohet nga papastërtia. Edhe në qoftë se ajo nuk shfaqet në të, prapëseprapë ai dëmtohet për shkak të saj dhe nuk lejohet përdorimi i tij.

### Urtësia e mes'hut mbi meste

*Shejh Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Cila është urtësia e mes'hut mbi meste?*

*Përgjigje:* Urtësia e mes'hut mbi meste qëndron tek fakti se ky mes'h e zëvendëson larjen e këmbëve. Kjo sepse është detyrë mbi njeriun që gjatë abdesit t'i pastrojë katër gjymtyrë: fytyrën, dy duart, kokën dhe dy këmbët. Andaj, prej mëshirës së Allahut ndaj robërve të Tij është që kur njeriu t'i ketë të veshura çorapet apo mestet, ai nuk ngarkohet t'i heq ato e t'i lajë këmbët, ngaqë në heqjen dhe mbathjen e tyre të sërishme ka vështirësi. Gjithashtu, sepse këmba do të jetë e lagësht nga uji dhe si pasojë do të laget edhe çorapja apo mesteja, dhe kështu do të shtohet shqetësimi/dëmtimi prej kësaj lagështie. Andaj, Allahu i Patëmetë e i Lartësuar, prej mëshirës së Tij, ua përligji robërve që në vend se t'i lajnë këmbët, t'u japin mes'h mesteve apo çorapeve, mirëpo gjatë një kohe të caktuar: një ditë e një natë për vendasin dhe tri ditë e tri net për udhëtarin. Kjo periudhë kohore fillon nga hera e parë e

mes'hut, ndërsa koha para kësaj nuk llogaritet. Për shembull, nëse një njeri i ka mbathur çorapet për namazin e sabahut dhe e ka mbajtur abdesin deri në namazin e akshamit, pastaj e ka prishur abdesin dhe u ka dhënë mes'h çorapeve për namazin e akshamit, atëherë, koha para namazit të akshamit nuk llogaritet. Andaj, ai mundet t'u jap mes'h çorapeve deri në akshamin e së nesërmes, nëse është vendas dhe, deri në tri ditë, nëse është udhëtar.

Në këtë rast, duhet të dimë se për mes'hun mbi meste, patjetër duhet të plotësohen disa kushte:

Të mbathen në gjendje abdesi.

Të jenë të pastra. Dëshmi për këtë është fjala e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) drejtuar Mugire bin Shu'bes, kur ky i fundit deshi t'ia zbathte mestet: "Lëri, sepse i kam futur në gjendje abdesi!"

Që mes'hu mbi to të jetë pas papastërtisë së vogël dhe jo pas asaj të madhes (xhunubllëkut). E, nëse njeriu është xhunub, atëherë ai e ka për detyrë t'i heq çorapet apo mestet dhe t'i lajë këmbët. Dëshmi për këtë është hadithi i Safuan bin 'Asal (radijAllahu anhu) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) na ka urdhëruar që kur të jemi në udhëtim, të mos i zbathim mestet tona për shkak të urinës, jashtëqitjes apo gjumit tri ditë e tri net, përveç nëse ndodh xhunubllëku."

Që mes'hu të jetë brenda kohës së caktuar nga Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), pra: një ditë e një natë për vendasin dhe tri ditë e tri net për udhëtarin. Kështu, nëse njeriu u jep mes'h pas përfundimit të kohës së caktuar, atëherë, abdesi i tij nuk është i saktë, dhe ai duhet të marrë edhe njëherë abdes të tërësishëm, ku përfshihet edhe larja e këmbëve. Këto janë kushtet për të cilat ka aluduar suneti i të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

## Mes'hu mbi mestet/çorapet e holla e të shqyera (me vrima)

*Shejh Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Disa thonë që lejohet mes'hu mbi të gjitha llojet e mesteve, pavarësisht se a janë të shqyera (me vrima) apo të grisura, dhe pavarësisht se, a rrinë për këmbe gjatë të ecurit apo jo. Madje edhe nëse njeriu i ka këmbët të mbështjella me lecka, lejohet mes'hu mbi to. Ata argumentojnë me atë se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) në shumë hadithe, ua përligji myslimanëve mes'hun mbi meste, dhe në asnjërën prej tyre nuk përmendet se mestet nuk duhet të jenë të shqyera. Dhe, vonimi i qartësimit nga koha kur ai duhet të bëhet, nuk lejohet. Shpresojmë nga ju të na e sqaroni se sa është e saktë kjo thënie, Allahu ju shpërbleftë me të mira!*

*Përgjigje:* Mendimi për të cilin aludoi pyetësi, pra se lejohet t'i japësh mes'h çdo gjëje që vishet në këmbë, është i saktë, për arsye se tekstet, në të cilat përmendet mes'hu mbi meste, kanë ardhur në mënyrë të pakufizuar. Dhe, nuk lejohet vënia e kushteve për atë që vije në mënyrë të pakufizuar nga Ligjvënësi, ngaqë, vënia e kushteve për të është ngushtim (kufizim) i asaj që Allahu i Lartësuar e la të gjerë. Po ashtu, sepse, parimisht, gjërat e pakufizuara dhe të përgjithshme duhet të mbeten të tilla, derisa të vije ndonjë dëshmi që aludon për kufizim apo veçim. Ndërkohë që disa shafi'i kanë përcjellë nga Umeri dhe Ali bin Ebi Talibi (radijAllahu anhuma) lejueshmërinë e mes'hut mbi meste dhe mbi çorape të holla. Kjo e përforcon mendimin për të cilin aludoi pyetësi, pra, që lejohet mes'hu mbi çorapet dhe

mestet e holla apo të shqyera, madje, sipas opinionit të saktë të dijetarëve, edhe mbi lecka (që i mbështjellin këmbët). Bile, mes'hu mbi to është më parësorë, për shkak të vështirësisë që haset në zgjidhjen dhe mbështjelljen e tyre rreth këmbëve. Kjo që u përmend është në përputhshmëri të plotë me ajetin ku përmendet pastërtia me abdes, gusël dhe tejemum: "Allahu nuk dëshiron t'ju krijojë ndonjë vështirësi, por dëshiron t'ju pastrojë dhe t'i plotësojë dhuntitë e Tij ndaj jush, që të jeni falënderues." (El-Mâide, 6).

## Aureti i mashkullit

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

*Pyetje: A është kofsha (e mashkullit) auret (pjesë e turpshme që duhet të mbulohet)?*

*Përgjigje:*Pjesa më e madhe e fukahave janë të mendimit se kofsha e mashkullit është auret. Këtë mendim e mbështesin në disa hadithe, mirëpo për zinxhirin e secilit prej tyre nuk munguan fjalët (e dijetarëve): ose se ai është i shkëputur ose se disa prej transmetuesve janë të dobët. Megjithatë, këto hadithe e forcojnë njëra tjetrën dhe të gjitha së bashku e arrijnë shkallën e argumentimit për atë që kërkohet. Prej këtyre haditheve janë: transmeton Ebu Daudi dhe ibën Maxheh nga Aliu (radijAll-llahu anhu) i cili tha: "I Dërguari i Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:

'Mos e zbulo (shfaq) kofshën tënde dhe mos e shiko kofshën e të gjallit e as të të vdekurit.'

Transmeton Ahmedi dhe Buhariu në Et-Tarih nga Muhamed bin Xhahsh të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) kaloi pranë Ma'mer bin Abdullahit, i cili i kishte kofshët e zbuluara dhe i tha:

'O Ma'mer, mbuloji kofshët e tua, sepse kofshët janë auret!'

Transmeton Maliku në El Muvetta, Ahmedi, Ebu Daudi dhe Tirmidhiu nga Xherhed El Eslemij të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) kaloi pranë meje dhe unë kisha të veshur një xhybe, ndërkohë që kofsha më ishte zbuluar. Më tha:

'Mbuloje kofshën tënde, sepse kofsha është auret!'

Tirmidhiu për këtë hadith thotë se është i mirë.

Ndërsa, një grup prej dijetarëve mendojnë se kofsha e mashkullit nuk është auret dhe argumentojnë me hadithin e Enesit:

"se Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sellem) e ngriti rrobën (izarin) që ia mbulonte kofshën dhe shikova bardhësinë e kofshës së tij."

Këtë hadith e transmeton Ahmedi dhe Buhariu, ndërkohë që ky i fundit thotë se: "Hadithi i Enesit është më i saktë në zinxhir, ndërsa hadithi i Xherhedit është më i sigurt (që të veprohet me të)."

Mendimi i pjesës më të madhe të dijetarëve (xhumhurit) është më i sigurt për shkak të asaj që e përmendi Buhariu dhe për shkak se hadithet e lartcekura (të cilat e ndalojnë zbulimin e kofshës) aludojnë direkt në temë, ndërsa hadithi i Enesit mund të interpretohet ndryshe (si p.sh. që një gjë e tillë të jetë e veçantë për Profetin sh.p.).

*Pyetje: A i lejohet njeriut të luajë çfarëdo lloj loje së bashku me dikë që bart pantallona të shkurtra (që nuk ia mbulojnë kofshët)?*

*Përgjigje:* Nuk të lejohet të luash me atë njeri që e përmende, për shkak të zbulimit të auretit dhe frikës nga sprovimi. Aureti i mashkullit është pjesa në mes të kërthizës dhe gjurit.

## Fetua rreth pastërtisë

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetva*

1. *Pyetje: Cili është vendimi i Islamit në lidhje me heqjen e qimeve në mes të vetullave?*
*Përgjigje:* Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allllahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjne dhe shokët e tij:
Lejohet ndukja (heqja) e tyre, sepse këto qime nuk konsiderohen prej vetullave.

*2. Pyetje: Këtu në Britani në banjot tona përdorim mindil dhe letër për pastrim pas nevojave fizilogjike, a është obligim të pastrohemi edhe me ujë pas përdorimit të mindilave apo jo?*
*Përgjigje:* Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allllahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjne dhe shokët e tij:
Lejohet dhe mjafton përdorimi i mindilëve, letrave dhe gjërave të ngjashme me to për pastrim pas dy nevojave fizioligjike. Preferohet që letrat që përdoren për pastrim të jenë me numër tek, kurse obligim është që vendi të fshihet së paku tri herë. Nuk është obligim përdorimi i ujit pas kësaj, mirëpo është sunnet.
Suksesin e jep Allahu, salatet dhe selamet qoshfin mbi të Dërguarin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

*3. Pyetje: A lejohet kremtimi për syneti? Tek disa është bërë traditë që operacionin e synetisë ta bëjnë në ditën e mevludit, dhe për këtë rast therrin kafshë dhe ftojnë musafir nga familje të shumta që të kremtojnë së bashku, kurse pas synetisë të pranishmit fillojnë t'i japin të holla fëmiut. A ka mënyrë të veçantë përmes të cilës kremtohet synetia?*
*Përgjigje:* Së pari: Synetia është prej suneteve të Fitres (natyrshmërisë së pastër në të cilën Allahu i ka krijuar njerëzit), dhe i Dërguari (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i ka udhëzuar muslimanët të bëhen synet.
Së dyti: Islami nuk ka ligjësuar kremtim me rastin e synetisë, kurse bërja e synetisë ditën e mevludit pastaj të kremtohen dyjat së bashku, kjo është bidat (inovacion) i shpikur, ndërsa i Dërguari (sal-lAll-llahu alejhi ue sellem) thotë: "Kush shpik në fenë tonë vepra që nuk janë prej saj, ato (vepra) i refuzohen (Allahu nuk ja pranon)". Transmeton Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi, Ibën Maxhe dhe Ahmedi.
5/134.
Suksesin e jep Allahu, salatet dhe selamet qoshfin mbi të Dërguarin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij

Komisioni i Përhershëm për studime dhe fetva

*1) Pyetje: Cili është vendimi Islam për atë i cili për të zënë namazin (në kohë apo me xhemat), gjatë abdesit i lanë gjymtyrët vetëm nga një herë, jo tri herë?*

*Përgjigje:* Abdesi i tij është i saktë (valid), duke u bazuar në shumë hadithe të sakta që tregojnë se i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ndonjëherë i lante gjymtyrët e tij vetëm nga një herë.
Suksesin e jep Allahu, salatet dhe selamet qoshfin mbi të Dërguarin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

*2) Pyetje: A lejohet mes'hi (fërkimi me dorë të lagur) i çorapave që janë të shqyera (kanë vrima) apo të tejdukshme?*
*Përgjigje:* Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm All-llahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjen dhe shokët e tij!
Lejohet mes'hi i tyre gjatë abdesit (jo guslit) si zavendësim i larjes së këmbëve, me kusht që kur t'i mbathësh ato të jesh i pastruar (me gusl apo abdes), dhe këto vrima të mos jenë shumë të mëdha. Kur konsiderohen këto vrima që janë të mëdha apo të vogla, kjo kthehet tek urfi (ajo që është e njohur apo traditë) e muslimanëve të atij vendi. Gjithashtu të mos jenë të tejdukshme aq shumë sa që nëse e shikon këmbën dallohet ngjyra e lëkurës së saj, si të ishte e zhveshur.
Suksesin e jep Allahu, salatet dhe selamet qoshfin mbi të Dërguarin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij!

*3) Pyetje: Në një nga emisionet e programit "Nurun ala Ed-derb", dikush nga dëgjuesit pyeti: Cili është vendimi Islam kur dikush ka një varrë dhe frikësohet që nëse e pastron me ujë (gjatë abdesit apo guslit) nuk do të shërohet, a duhet t'i jap mes'h (ta fërkoj me dorë të lagur) kësaj varre, apo në vend të larjes dhe mes'hit duhet të marr tejemmum (pastrim me dhe) pas abdesit? Ai e mori këtë përgjigje: Bashkon në mes të mes'hit dhe tejemmumit (të dy këto dispozita i praktikon), në këtë mënyrë del nga hilafi (divergjencat) e dijetarëve rreth kësaj çështjeje. Pyetja ime është: A duhet ne ta adhurojmë Allahun me divergjencat e dijetarëve që janë rezultat i shumëllojshmërisë së argumenteve dhe mënyrës së të argumentuarit, apo ka qenë me primare të marr një përgjigje e cila është më afër shpirtit të sheriatit (më afër të vërtetës së argumentuar)?*
*Përgjigje:* Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm All-llahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjen dhe shokët e tij.
Përgjigjen që e ndëgjova nga ti është e diskutueshme, kurse mendimi i saktë rreth kësaj çështjeje është që mes'hi mjafton dhe s'ka nevojë pastaj që prapë (pas abdesit) të marr tejemmum.
Suksesin e jep Allahu, salatet dhe selamet qoshfin mbi të Dërguarin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Zbathja e çorapeve (mesteve)

*Shejh Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Çfarë është vendimi fetar për zbathjen e çorapes (mestes) apo të një pjese të saj, me qëllim që njeriu të kruajë këmbën apo të largojë diçka që i është ngjitur për të si: guralecë apo gjëra të ngjashme?*

Përgjigje: S'ka gjë të keqe nëse njeriu i fut duart e tij nën çorape. Ndërsa nëse i zbathë ato, atëherë duhet të shikohet: në qoftë se ka zbathur një pjesë të vogël, kjo nuk e dëmton. Mirëpo nëse i ka zbathur aq sa i duket pjesa më e madhe e këmbës, atëherë kjo e zhvlerëson mes'hun mbi to në të ardhmen.

## Pas abdesit kujtohet se ka lënë një gjymtyrë pa larë. A ta përsërisë abdesin ?

*Pyetje: Cili është vendimi i Islamit për atë i cili pas abdesit i kujtohet që ka lënë (pa e larë) një prej shtyllave të abdesit (gjymtyrë e trupit që duhet larë detyrimisht gjatë abdesit)? E nëse vetëm dyshon që mos ka harruar një prej këtyre shtyllave çfarë duhet të veproj?*

Përgjigje: Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm All-llahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

Ai i cili pas abdesit, e din (është i bindur) që ka lënë pa e lagur me ujë një prej gjymtyrëve që duhen larë gjatë abdesit, e ka obligim ta përsëris abdesin. Kurse nëse vetëm dyshon (nuk është i bindur, ka vesvese) a e ka lagur atë pjesë apo jo, atëherë ai duhet ta anashkalojë këtë dyshim, dhe abdesi i tij është valid)

## Vesveset në pastërti, dhe pastërtia e ujit

*Pyetje: Cili është mendimi më i saktë rreth çështjes së ujërave? Ju lutem na e sqaroni hollësisht këtë çështje. Dhe si shërohen vesveset në Taharet (pastërti)? Unë kam një shok i cili ka vesvese, sa që nganjëherë prej vesvese të shumta që ka, kur merr abdes në banjo dhe i spërkaten rrobat me ujë, ai i zhvesh ato dhe nuk falet me to. Dhe së fundmi shkaku i këtyre vesvese e ka lënë namazin. Unë e kam këshilluar shumë herë që ta fillojë namazin, mirëpo ai kërkon nga unë që ta udhëzoj drejt ilaçit (shërimit) të vesvese.*

Përgjigje: Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm All-llahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

Së pari: Esenca tek uji është pastërtia, nëse nga ndonjë papastërti ndryshohet ngjyra, shija dhe aroma e tij, atëherë ai është i papastër, pavarësisht se a është (ky ujë) një sasi e vogël apo e madhe. Nëse papastërtia nuk e ndryshon ujin atëherë ai është i pastër, mirëpo është mirë që nëse është sasi shumë e vogël, të mos pastrohemi me të. Kjo është më e sigurtë dhe kështu dalim nga kontraditkat që janë në mes të dijetarëve rreth kësaj çështjeje. Gjithashtu, në këtë mënyrë veprojmë me hadithin që e transmeton Ebu Hurejre (radijjAllahu anhu) nga i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) i cili thotë:

"Nëse qeni pi ujë (dhe i lenë jargët) në enën e dikujt prej jush, atëherë le ta derdhë atë ujë…(deri sa jargët e qenit janë të papastëra dhe uji që ndodhet në enë zakonisht, është i pakët, prapëseprapë i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) urdhëroi të derdhet ky ujë, sh.p.)".

Transmeton Muslimi dhe Ebu Davudi.

Së dyti: Vesveset shërohen duke e shtuar dhikrin (përmendjen me gjuhë dhe zemër) e Allahut, duke kërkuar prej Tij largimin e vesveseve dhe duke mos u dorëzuar para tyre. Ai është i obliguar t'i refuzoj ato, kështu që nëse pastrohet me pastrim të vogël (merr abdes) apo

pastrim të madh (gusl), pastaj i vjen ndonjë vesvese, p.sh. a e lava apo jo kokën?- e anashkalon këtë vesvese dhe vazhdon pastrimin e tij, duke u bazuar në bindje (d.m.th. që e ka larë kokën). Kështu vepron në të gjitha veprat e tij, refuzon t'iu bindet vesveseve, sepse ato janë prej shejtanit. Gjithashtu të kërkojë sa më shumë nga Allahu që ta mbrojë nga shejtani sepse ai është cytës i fshehët

## Mes'hi (fërkimi me dorë të lagur) mbi shami

*Pyetje: Në kapitullin e mes'hit (fërkimit) të mesteve, përmendet që është e lejuar për gratë (gjatë abdesit) mes'hi (fërkimi me dorë të lagur) mbi shami. Si e argumentoni këtë?*

*Përgjigje:* Lejohet për gruan të jap mes'h mbi shaminë të cilën e vendos në kokën e saj duke e lidhur nën mjekër, në periudhën kohore prej një ditë e një natë (24 orë), me kusht që mos ta heq (shaminë) gjatë kësaj kohe (dhe të ketë abdes kur ta vesh atë, sh.p.). Arsyeja pse u lejua është vështirësia e heqjes së saj, kështu që e merr dispozitën e mes'hit mbi çallmë, për të cilën janë transmetuar hadithe të sakta që e pohojnë atë. Gjithashtu merr dispozitën e mes'hit mbi meste gjatë udhëtimit (kohëzgjatja e të cilit është tri ditë e tri natë), dhe kur është prezent (nuk udhëton, kohëzgjatja e të cilit është një ditë e një natë). Është transmetuar se Ummu Seleme (radijjAll-llahu anha) jepte mes'h mbi shaminë e saj.

## Hyrja në xhami me cikël menstrual

*Pyetje: A i lejohet gruas me cikël menstrual, hyrja në xhami? Dhe cili është argumenti për këtë?*

*Përgjigje:* Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut të Vetmit, selami dhe salevatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

Nuk i lejohet gruas e cila është me cikël menstrual hyrja në xhami, përveç nëse ka nevojë, atëherë hyn mirëpo vetëm kalon nëpër xhami (pra, nuk qëndron në të). Dispozita e saj është si e xhunubit (d.m.th. pas kryerjes së marrëdhënieve seksuale ose pas derdhjes së farës), duke u bazuar në fjalën e Allahut: "O besimtarë! Mos u falni kur jeni të dehur, prisni të kthjelloheni e të dini se ç'flisni; as kur jeni të papastër (xhynyb) – përveç nëse kaloni nëpër xhami (atëherë lejohet, mirëpo jo të qëndroj në të), derisa të laheni". (En-nisa: 43).

Suksesin e jep Allahu, salatet dhe selamet qofshin mbi të Dërguarin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Kur lejohet që shkaku i sëmundjes të marrim tejemmum edhe pse kemi ujë?

*Pyetje: Kur lejohet që shkaku i sëmundjes, të marrim tejemmum edhe pse kemi ujë?*

*Përgjigje:* Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm All-llahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

Tejemmumi është ligjësuar (edhe pse uji është prezent), kur nga përdorimi i ujit, ekziston frika që sëmundja të shtohet apo të vonohet shërimi i saj.

Suksesin e jep Allahu, salatet dhe selamet qoshfin mbi të Dërguarin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

### A prishet abdesi nëse preket aureti i foshnjës?

*Komisioni i Përhershëm për Studime dhe Fetva*

*Pyetje: A më prishet abdesi, nëse e prek auretin (pjesët e turpshme) e foshnjës sime gjatë ndërrimit të rrobave të saj?*

*Përgjigje:* Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë All-llahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

Prekja e avretit pa pengesë (direkt) e prish abdesin, pavarësisht a preket avreti i foshnjës apo i të rriturit. Argumentë për këtë është hadithi i saktë, ku i Dërguari (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Ai i cili prek ferxhin (organin gjenital dhe anusin) e tij, le të marr abdes". Transmeton Nesaiu dhe Ebu Davudi. Dhe ferxhi i të prekurit është si ferxhi i prekësit (d.m.th. është dispozita e njëjtë, prishet abdesi, sh.p.)

Suksesin e jep Allahu, salatet dhe selamet qoshfin mbi të Dërguarin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

### Pastrimi i dhëmbëve me brushë dhe pastë në vend të misvakut

*Muhammed bin Salih el Uthejmin*

*Pyetje: Allahu ju nderoftë, një grua me inicialet U.M pyet: a e zëvendëson misvakun pastrimi i dhëmbëve me brushë, dhe a është i njëjtë shpërblimi i tij me shpërblimin e misvakut për të cilin ka inkurajuar Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem)?*

*Përgjigje:* Po, përdorimi i brushës dhe pastës e zëvendëson misvakun, bile me këtë pastrimi është më i plotë. Prandaj nëse njeriu e përdorë brushën atëherë me këtë ka praktikuar sunetin, sepse nuk është me rëndësi mjeti por me rëndësi është veprimi, sepse rezultati i përdorimit të brushës dhe pastës është më i madh sesa rezultati përdrorimit të misvakut. Por a mund të themi se përdorimi i brushës dhe pastës duhet të përdoret në çdo rast që është mustehab përdorimi i misvakut, apo mund të themi se ky është një teprim që ndoshta mund të ketë ndonjë ndikim negativ në gojë, kjo duhet të shqyrtohet.

### A lejohet ta pastrojnë mashkullin motrat medicinale?

*Pyetje: Në rast se i sëmuri nuk mund të pastrohet vetë, a lejohet që ta pastrojnë motrat medicinale duke e patur parasysh që duhet t'i bëhet zbulimi i pjesëve të turpshme të trupit?*

*Përgjigje:* Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë Allahut, ndërsa salavatet dhe selamet qofshin mbi të dërguarin tonë Muhamedin, mbi familjen dhe shokët e tij.

Në rast domosdoshmërie dhe në mungesë të meshkujve lejohet që motra medicinale t'i shohë pjesët intime të trupit të të sëmurit, duke u bazuar në fjalën e Allahut: "Prandaj

frikësojuni Allahut sa të mundeni", Por në rast se këtë mund ta kryejë një mashkull, atëherë është e ndaluar që ta kryejë femra.

### Dyshimi në kohën e fillimit të mes'hut

Shejh Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)

*Pyetje: Çfarë të bëjë njeriu që dyshon në kohën kur e ka filluar mes'h-un mbi meste?*
*Përgjigje:* Në këtë rast ai mbështetet tek bindja që e ka. E, nëse dyshon se a i ka fërkuar ato në kohën e namazit të drekës apo të ikindisë, atëherë ai e llogarit kohën e fillimit të mes'h-ut prej namazit të ikindisë, meqë parimi bazë është mosfërkimi i tyre. Dëshmi për këtë rregull që u përmend se: parimi bazë është mbetja e asaj që ishte në gjendjen që ka qenë dhe se (po ashtu) parimi bazë është mosekzistimi, e kemi ngjarjen kur sahabët iu ankuan të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) se gjatë namazit, ndonjërit prej tyre i duket sikur diçka i del nga anusi (gazrat e barkut), e ai u tha: "Të mos largohet nga namazi, derisa të dëgjoj zhurmë apo të ndiejë erë." (Buhariu, 137 dhe Muslimi 361).

### Kujdesi për veshje të bukur

*Shejh Salih el Feuzan*

*Pyetje: Shejh i nderuar, Allahu ua dhashtë të mirat, disa njerëz kujdesen për veshjen e rrobave më të bukura, ndërsa disa të tjerë nuk kujdesen për veshje të bukur, edhe pse të dy palët kanë kushte materiale për këtë, andaj cili nga këta ka bërë veprim të qëlluar?*
*Përgjigje:* Ai i cili zbukurohet me veshje ka vepruar siç duhet, sepse Allahu është i bukur dhe e do të bukurën. Kur Allahu e begaton dikë me pasuri, Ai dëshiron që t'i shohë gjurmët e asaj begatie tek ai njeri. Gjithashtu kjo është falënderim ndaj Allahut për begatinë e Tij.

## NAMAZ

### Namazi pas atij që e rruan mjekrën

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A bën të falet namazi pas atij që e rruan mjekrën?*
*Përgjigje:* Namazi pas tij është i saktë, sepse ai është mëkatar dhe jo jobesimtar. Sipas mendimit të saktë të dijetarëve lejohet falja e namazit pas të gjithë mëkatarëve. Ndërsa shumë prej tyre thonë se, namazi pas fasikut (të pabindurit/mëkatarit) nuk është i saktë. Si për shembull pas atij që e rruan mjekrën, apo që pi alkool, apo që nuk sillet mirë me prindërit, apo që merret me kamatë, apo që është i njohur me përgojim dhe bartje fjalësh, si

dhe gjëra tjera të kësaj natyre. Mirëpo, mendimi i saktë është se namazi pas tyre është i vlefshëm përderisa nuk gjykohen si të pafe. Nuk lejohet të falemi pas jobesimtarit që është i njohur me fyerje ndaj fesë, apo me komunizëm dhe socializëm, apo me nacionalizëm dhe luftim të Islamit, apo me kadianizëm, apo me çfarëdo që e bën atë jobesimtar dhe e nxjerrë nga feja. Pra, nuk lejohet të falet namazi pas tij. Mirëpo, për sa i përket mëkatarit, si ai që nuk sillet mirë me prindërit, apo që e rruan mjekrën, apo që merret me kamatë, e të ngjashëm me këta, mendimi i saktë është se namazi pas tyre është i vlefshëm. Sepse sahabët që ishin të pranishëm në kohën e Haxhxhâxh bin Jûsuf Eth-Thekafij faleshin pas tij në Arafât dhe në Muzdelife, edhe pse ai ishte prej njerëzve më mëkatar, më zullumqar dhe më kokëfortë e kryelartë dhe argumentonin me fjalën e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) për udhëheqësit: "Do tua falin namazin, e nëse falen ashtu siç duhet, atëherë shpërblimi do të jetë për ju dhe ata. E, nëse falen keq, atëherë për ju do të jetë shpërblimi, ndërsa mëkati bie mbi ta."(Ahmedi, nr. 10547). Pra, besimtari falet pas udhëheqësve dhe imamëve mysliman edhe nëse ata kanë mëkate. Ky është mendimi i saktë.

## Mbyllja e syve gjatë namazit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Cili është vendimi lidhur me mbylljen e syve gjatë namazit, ngase unë frikohem që nëse i mbaj të hapur do ta hedhë shikimin rreth e rrotull dhe si pasojë të shpërqendrohem nga namazi?*

*Përgjigje:* Mbyllja e syve gjatë namazit është gjë e urryer dhe s'është prej sunetit. Prej sunetit është që namazliu t'i mbajë sytë hapur dhe të shikoj; s'ka gjë të keqë në këtë, mirëpo, ai e hedh shikimin në vendin e sexhdes (vendosjes së ballit), në mënyrë që të jetë më i përulur gjatë namazit. Ky është suneti. Andaj, mbyllja e syve gjatë namazit nuk ligjësohet, por është gjë e urryer. Bile disa dijetarë kanë thënë se është prej veprave të hebrenjve.

## A falet i sëmuri para apo pas operacionit?

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Është e ditur se, pas kryerjes së operacionit, i sëmuri mbetet nën ndikimin e anestezionit (pa ndjenja) për një kohë dhe, pasi të zgjohet, ndien dhimbje edhe për disa ora tjera. Andaj, a të falet para kryerjes së operacionit, duke qenë se koha e namazit ende s'ka hyrë, apo ta vonojë namazin, derisa të jetë në gjendje ta fal atë në praninë e të gjitha shqisave, edhe nëse kjo ndodh një apo disa ditë më vonë? Na jepni përgjigje, Allahu ju shpërbleftë!*

*Përgjigje:* Është detyrë mbi mjekun të këqyrë në këtë çështje. Kështu, nëse ka mundësi që fillimi i operacionit të shtyhet deri sa të hyjë koha e namazit, për shembull atij të drekës, atëherë, i sëmuri e fal drekën dhe ikindinë së bashku, pasi të ketë hyrë koha e drekës. Kështu vepron edhe gjatë natës; para fillimit të operacionit, ai e fal akshamin dhe jacinë së bashku, dhe atë pasi të ketë perënduar dielli. E, nëse operimi duhet patjetër të kryhet paradite, para hyrjes së kohës së namazit, atëherë, i sëmuri justifikohet. Mirëpo, ai duhet që, pasi të vijë në

vete, të kompensojë namazet e ikura, edhe nëse kjo ndodhë një apo dy ditë më vonë. Pra, momentin që kthjellet, ai e ka për detyrë të kompensojë namazet që i kanë ikur, dhe, elhamdulilah, nuk ka kurrfarë gjynahu për të. Gjendja e tij është e njëjtë me atë që e ka zënë gjumi; kur i fjeturi të zgjohet e të vijë në vete, duhet të falë me rend namazet e ikura. Pra, së pari e falë drekën, pastaj ikindinë, e kështu radhazi, derisa t'i kompensojë të gjitha. Kjo për shkak të fjalëve të Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): "Kujt nuk i del gjumi për namaz apo harron të falet, atëherë le ta fal atë kur t'i kujtohet, sepse nuk ka shpagim tjetër (për namazin) përveç kësaj." (Buhariu dhe Muslimi).

Kështu, vendimi për humbjen e vetëdijes që e shkakton sëmundja apo trajtimi mjekësor është i njëjtë me (vendimin për) gjumin e gjatë. E, nëse ajo zgjatë më shumë se tri ditë, atëherë ai nuk e ka obligim kompensimin e namazeve të ikura dhe vendimi për të është i njëjtë me vendimin për të matufosurin. Kështu, ai e fillon namazin pasi t'i jetë kthyer mendja, për shkak të fjalëve të Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): "Lapsi nuk shkruan për tre persona: për të fjeturin derisa të zgjohet, për të voglin derisa të rritet (hyjë në pubertet) dhe për të çmendurin derisa t'i kthehet mendja." (Ibën Maxhe dhe Nesaiu). Pra, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) nuk e përmendi kompensimin për të voglin dhe për të çmendurin, por ajo çfarë saktësohet prej tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është urdhri për kompensimin e namazeve drejtuar atij që e ka zënë gjumi dhe atij që ka harruar. Suksesi është prej Allahut.

## Shpjegim i ajetit: "Kërkoni ndihmën e Allahut me durim e me namaz! Kjo është njëmend e vështirë, përveçse për ata që e kanë shumë frikë Atë" (El-Bekare, 45)

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje drejtuar shejhut lidhur me shpjegimin e ajetit: "Kërkoni ndihmën e Allahut me durim e me namaz! Kjo është njëmend e vështirë, përveçse për ata që e kanë shumë frikë Atë." (El-Bekare, 45).*

*Përgjigje:* Këtu Zoti i Madhërishëm po urdhëron që të kërkohet ndihmë me durim dhe me namaz, qoftë në çështjet e kësaj jete apo në ato të fesë. Tregohet se kur Profetin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) e rëndonte ndonjë gjë, menjëherë shpejtonte dhe lidhej në namaz. Namazi renditet ndër gjërat më kryesore që i lehtësojnë çështjet dhe që i zgjidhin problemet. Andaj, kur njeriun e preokupon ndonjë gjë, qoftë borxh, apo padrejtësi, apo gjëra të tjera të kësaj natyre, ai duhet të lidhet në namaz, ta lus Allahun dhe të kërkojë ndihmë prej Tij, në mënyrë që t'i lahet borxhi, apo që Ai ta shpëtojë nga zullumqari, apo që ta ndihmojë në përmendjen dhe falënderimin e Tij. Po ashtu, ai duhet të përballojë vështirësitë që hasen gjatë kërkimit të riskut, apo gjatë bindjes ndaj Allahut, apo gjatë braktisjes së harameve. Pra, ai duron, nuk i bindet epshit të tij dhe e kërkon ndihmën e Allahut në tërë këtë. Njëkohësisht ai i kryen detyrat që i ka përsipër, si: faljen e namazit me xhemat, mirësjelljen ndaj prindërve, mbajtjen e lidhjeve farefisnore, larjen e borxhit dhe gjëra tjera pos këtyre, të cilat Allahu i ka urdhëruar. Ai duron dhe nuk lejon që të kaplohet nga monotonia, përtacia apo nga plogështia. Përkundrazi, ai tregohet i durueshëm si në kryerjen e obligimeve, ashtu edhe në lënien e harameve dhe kërkon nga Allahu që ta ndihmojë në këtë. Kështu, ai e falë namazin ashtu siç Allahu kërkoi, si farzet po ashtu edhe nafilet, dhe përmes tij lyp ndihmë për qëndrueshmëri në bindje ndaj Allahut dhe në zbatimin e të drejtave të Tij. Sa ndihmëtar i

mirë që është namazi; njeriu falet, e përmend Allahun, i lutet Atij, kërkon ndihmë nga Ai gjatë qëndrimit në sexhde, mes dy sexhdeve, si dhe në fund të namazit (farz) i ngrit duart dhe e lut Zotin e Tij, kërkon mbrojtjen e Tij, lyp nga Ai që ta ndihmojë në larjen e borxhit, apo që ta shpëtojë nga zullumqari, apo që t'ia mundësojë shkuarjen në haxh, apo që ta ndihmojë në mirësjelljen ndaj prindërve, si dhe gjëra të tjera të kësaj natyre. Kështu, ai e lut Allahun me përulje dhe përgjërim. Namazi i ndihmon në arritjen e të gjitha këtyre objektivave, ngaqë është një adhurim tejet madhështor. Kështu, kur njeriu të falet, të kërkojë nga Zoti e t'i përgjërohet Atij që ta ndihmojë në realizimin e synimeve që i ka përpara, atëherë kjo është gjë e mirë, e bukur dhe e dobishme. Fjala e Allahut: "Kjo është njëmend e vështirë, përveçse për ata që e kanë shumë frikë Atë" domethënë e rëndë; pra, namazi është i rëndë për dembelët dhe për ata që e kanë besimin e dobët. Mirëpo, në anën tjetër, për ata që e kanë shumë frikë Allahun, për besimtarët e vërtetë, namazi është i lehtë, për shkak se e dinë vlerën dhe shpërblimin e madh që ai e ka. Kështu, ata nxitojnë drejt namazit me energji, forcë e dëshirë të flaktë, sepse e dinë pozitën dhe rëndësinë e tij. Pra, atyre namazi nuk u duket gjë e rëndë, por dembelëve dhe atyre që kanë besim të dobët, të cilët nuk kanë dije rreth rëndësisë dhe madhështisë së tij. Nga Allahu kërkojmë ndihmë!

## Falja e namazit duke mbuluar vetëm pjesën e poshtme të trupit

*Shejh Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Disa njerëz gjatë stinës së verës dhe të nxehtit të madh, falen duke qenë të veshur vetëm me pantallona, ndërkohë që pjesa e sipërme e trupit të tyre është e zhveshur. A ndikon kjo në vlefshmërinë e namazit të tyre, dhe nëse po, atëherë a duhet t'i përsërisin namazet e falura në atë mënyrë?*

*Përgjigje:* Pa dyshim se prej kushteve të namazit është mbulimi i auretit, për shkak të fjalës së të Lartësuarit: "O bijtë e Ademit, vishuni bukur (me petkun më të mirë) kudo dhe kurdo që të faleni!" (El-A'raf, 31). Të gjithë dijetarët janë të një mendjeje se, namazi i atij që falet zhveshur, dhe i cili ka mundësi ta mbulojë auretin, është i pavlefshëm. Po ashtu, prej kushteve të petkut i cili e mbulon auretin është që ai të jetë i dendur dhe jo i hollë. E, nëse është i hollë deri në atë masë saqë duket ngjyra e lëkurës prapa tij, atëherë ai nuk konsiderohet si mbulues i auretit. Duke u mbështetur në këtë themi se, myslimani gjatë ditëve të nxehta duhet të ketë kujdes nga rrobat e holla, prapa të cilave duket ngjyra e lëkurës. Aureti i mashkullit është pjesa midis kërthizës dhe gjurit, andaj, ai patjetër duhet ta mbulojë tërë këtë hapësirë me petk të dendur, prapa të cilit nuk duket ngjyra e lëkurës. Kështu, namazi i falur vetëm me pantallona, pa pasur këmishë apo diçka tjetër që e mbulojnë pjesën e sipërme të trupit, është i saktë, përderisa është e mbuluar pjesa midis kërthizës dhe gjurit. Mirëpo, është më mirë dhe më primare që njeriu të vishet me petkun më të bukur, apo që ta mbulojë tërë trupin e tij. Për këtë arsye, Profeti (alejhis-salatu ues-selam) tha: "Assesi të mos falet ndonjëri nga ju (i veshur) me një rrobë të vetme, pa mbuluar krahët e tij me një pjesë të saj." Pra, kjo është më e mirë dhe më plotë. Mirëpo, nëse falet me izar i cili ia mbulon pjesën midis kërthizës dhe gjurit, kjo është e mjaftueshme, për shkak të hadithit: "Nëse rroba është e gjerë, atëherë përshtille tërë trupin me të, e nëse është e ngushtë, atëherë, mbuloje pjesën e poshtme të trupit."

## Shpjegim i ajetit: "O bijtë e Ademit, vishuni bukur (me petkun më të mirë) kudo dhe kurdo që të faleni!" (El-A'raf, 31)

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Shpresoj të ma shpjegoni këtë ajet: "O bijtë e Ademit, vishuni bukur (me petkun më të mirë) kudo dhe kurdo që të faleni!" (El-A'raf, 31).*

*Përgjigje:* Ajeti është i qartë në aludimin e tij; (pra) është sunet që kur besimtari të niset për t'u falur, të vishet me rrobat e tij të mira e të bukura. Po ashtu, disa dijetarë argumentuan më këtë ajet edhe për domosdoshmërinë e mbulimit të auretit, mirëpo ai aludon në diçka më tepër. Ajeti tregon se kur besimtari dëshiron të qëndrojë para Allahut të Lartësuar (në namaz), ai jo vetëm që duhet ta mbulojë auretin, por është e ligjshme për të që të vishet edhe me rroba të mira e të bukura.

## Është detyrë që injorantëve t'u mësohen rregullat e namazit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: "Gjyshja ime falet shumë, mirëpo namazi i saj nuk është i saktë. Jam munduar ta mësoj, por ajo thotë: "Kështu më ka mësuar filani e fisteku". Atëherë, cili është vendimi fetar lidhur me namazin e saj?"*

*Përgjigje:* Mundohu ta korrigjosh atë në gabimet që i bën, aq sa është në mundësinë tënde. Nëse ke dije dhe e di vendimin e Allahut rreth asaj qe e përmend, atëherë mundohu ta këshillosh dhe sqaroja gabimin. Për shembull: nëse ajo nuk e këndon *el-fatihan* apo *teshehudin* (et-tehijjatu), apo nëse ngutet në ruku e sexhde, atëherë mësoje dhe thuaj: "Kjo që je duke e bërë nuk mjafton." Po ashtu lexoja hadithet e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), në mënyrë që t'i qetësohet zemra dhe të reflektojë e të kuptojë.

## Falja e namazit të drekës pas atij të xhumasë

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë) qe pyetur lidhur me njeriun i cili e falë xhumanë, pastaj e falë namazin e drekës në ditën e xhuma.*

*Përgjigje:* Kjo vepër është bidat (risi). Atë që e bëjnë disa njerëz duke e falur namazin e drekës pas atij të xhumasë është një risi dhe nuk ka asnjë bazë. Ajo çfarë i ligjësohet besimtarit është që kur ai të falë xhumanë, t'i falë pas saj katër rekate të vullnetshme.

Ashtu siç thotë Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem):

"Kur të faleni pas namazit të xhumasë, atëherë falni katër rekate".

Ndërkohë që ai (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) në shtëpinë e tij falte dy rekate (pas xhumasë). Pra, sunet është që njeriu të falë pas namazit të xhumasë katër rekate. S'ka gjë të keqe nëse i falë vetëm dy. Ndërsa ta falë drekën, kjo është bidat i pabazë dhe nuk duhet t'u miratohet disave që bëjnë një gjë të tillë në disa vende. Kjo është një traditë e pabazë. Këta njerëz dyshojnë dhe thonë: "Kam frikë se xhumaja nuk është e vlefshme". (Në fe) nuk ka vend për këso gjëra dhe s'është mirë të ketë kësi dyshimi dhe vesvese. Nga Allahu kërkojmë shpëtim!

## Si duhet të falet i sëmuri pas operacionit?

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: I sëmuri, që i është bërë ndërhyrje kirurgjike në bark, pas operacionit ka qëndruar një ditë e gjysmë pa vetëdije nën ndikim e anestezionit. Kurse pas ardhjes së vetëdijes, ai nuk ka mundur të përkulet për namaz e as të pastrohet afërsisht një javë, si duhet të falet ky person?*

Përgjigje:I sëmuri e ka obligim që namazin ta falë në atë formë që ia lejon gjendja shëndetësore, duke u bazuar në fjalën e Pejgamberit (salallahu alejhi ve selem), kur e pyetën disa persona të sëmurë, ku thotë: "Falu ngritur në këmbë, nëse nuk mundesh falu ulur, nëse nuk mundesh falu shtrirë".

Ndërsa ku t'i vie vetëdija pas largimit të anestezionit apo sëmundjes, atëherë namazet e humbura duhet t'i bëjë kaza, duke u bazuar gjithashtu në fjalën e Pejgamberit (salallahu alejhi ve selem): "Atë që e zë gjumi për namaz apo harron, le ta falë kur t'i kujtohet, sepse vetëm kështu e kryen obligimin".

Dhe s'ka dyshim se, personit që i humbë vetëdija një ditë, dy apo tri, për shkak të anestezionit apo sëmundjes, ai është në dispozitën e personit të fjetur. Kurse namazet që i kanë ikur nuk duhet t'i vonojë dhe t'i lë derisa t'i falë namazet aktuale, por në çastin kur i vie vetëdija duhet tëfilloj t'i falë, sikurse vepron ai që e ka zërë gjumi apo ai që ka harruar. Ndërsa, nëse nuk mund ta përdorë ujin për pastrim, i mjafton tejemumi.

## Gruaja dhe namazi i teravive

*Shejh: Salih El Feuzan (Allahu e ruajt)*

*Pyetje: A ka gjë nëse gruaja apo kushdo qoftë, t'i fal teravitë gjatë disa netëve në një xhami, ndërsa gjatë netëve tjera në ndonjë xhami tjetër, e kështu radhazi, në mënyrë që të kërkoj imamin i cili ka zë të mirë dhe të jetë sa më aktive në kryerjen e këtij suneti (faljen e teravive)?*

Përgjigje: Gruaja duhet t'i fal teravitë në xhaminë më të afërt me shtëpinë e saj – nëse veç dëshiron të shfrytëzoj lejen (e fesë) për tu falur në xhami – . Ndërsa, të bredhurit e saj mes xhamive, siç dihet në të ka rrezik të madh, meqë ajo i ekspozohet sprovave dhe ka nevojë për kalimin e distancave të shumta, gjë që e detyron atë në marrjen e veturës dhe shoferit, pastaj në vetminë e palejueshme me të. Dhe nuk ka ndonjë objektiv të saktë (real) për shkak të të cilit ajo do t'i ndërmerrte tërë këto rreziqe, përveç të kënaqurit e saj me zëra dhe të shijuarit e tyre. Kështu, qëllimi i saj final nuk është namazi, por kërkimi i kënaqësisë përmes dëgjimit të zërave. Andaj, si pasojë e kësaj, ndërpritet qëllimi (themelor) për shkak të të cilit, Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ia lejoi asaj faljen në xhami.

Me keqardhje themi se kjo dukuri është prezente tek shumë burra, gra e të rinj. I sheh se si enden mes xhamive duke kërkuar imamët me zë më të mirë dhe duke kërkuar xhamitë në të cilat grumbullohen njerëzit. Në shfaqjen e kësaj dukurie të pakënaqshme luajnë rol edhe disa imamë – Allahu i udhëzoftë – duke e tepruar gjatë leximit dhe duke e ngritur (lëshuar) zërin nga minaret, jashtë xhamive, edhe pse me këtë i pengojnë dhe shqetësojnë ata që falen nëpër xhamitë e afërta.

Ajo çfarë mendojmë është që çdo xhemat të falet në xhaminë e tyre, ta mbushin atë me bindje ndaj Allahut dhe të largohen nga teprimi. I këshillojmë gratë, në veçanti, që secila prej tyre të falet në xhaminë më të afërt me shtëpinë e saj, sepse kjo është më mirë për to dhe më larg sprovimit. Po ashtu, i këshillojmë imamët që të jenë mesatar dhe të largohen nga teprimi e gjërat e pazakonta dhe që të mos kenë për qëllim joshjen e njerëzve drejt xhamive të tyre, sepse kjo është më afër sinqeritetit dhe më larg syfaqësisë. Allahu u dhëntë sukses të gjithëve drejt njohjes së të vërtetës dhe të punuarit me të!

## Forma e ikametit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetja: Kam udhëtuar nëpër disa vende islame dhe, kur hyra në njërën prej xhamive për kryerjen e namazit, myezini thërriste ikametin ashtu si thërritet ezani. Cili është suneti, shejh i nderuar, rreth kësaj çështjeje? A lejohet që ikameti dhe ezani të kenë të njëjtën formë? Na jepni përgjigje, Allahu ju shpërbeftë dhe jua shtoftë jetën në bindje ndaj Tij!*

Përgjigjja: Lejohet një gjë e tillë, dhe kjo është prej llojllojshmërisë së sunetit Profetik në ezan1, sepse kjo është saktësuar në hadithe të vërteta. Transmetohet nga Ebi Mahdhure2 se Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ia mësoi ezanin dhe ikametin në Qabe, në kohën e çlirimit të Mekës.4

Gjithashtu, lejohet që forma e Ikametit të jetë tek, përveç thënies "kad kametis-salah" dhe tekbirit (Allahu ekber- Allahu ekber), siç e praktikonte këtë Bilali në xhaminë e Profetit në prezencën dhe me mësimin e tij (sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

Transmetohet në Buhari dhe në Muslim nga Enesi (radijallahu anhu) se ka thënë:

"Bilali në prezencën e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) fjalët e ezanit i bënte çift, ndërsa të ikametit tek".

Prej këtyre që i cekëm më lart kuptohet se s'ka asgjë të keqe që forma e thënieve të ikametit të jetë çift apo tek, duke pasur kujdes që të thuhet në çift thënia e ikametit dhe e tekbirit; kam për qëllim thënien "kad kametis-salah" dhe "Allahu ekber". Ndryshimi është në dy dëshmitë (shehadetet) dhe në dy haj'alet (haj'je ales-salah, haj'je alel-felah); në hadithin e Ebi Mahdhures, i ka thënë në çift, ndërsa në hadithin e Enesit dhe në hadithe të tjera, të cilat e përshkruajnë formën e Ezanit dhe të Ikametit të Bilalit (radijallahu anhu), janë thënë tek, dhe të dyja mënyrat janë sunet.

Allahu është Poseduesi i suksesit!

1 Ikameti quhet edhe ezan, siç ka ardhur në hadithe.

2 Tr. Ebu Daudi në Sunenin e vet. Shejh Albani rahimehullah e ka vërtetuar si të saktë.

3 D.m.th. të dyja në çift.

## Mes'hi (fërkimi me dorë të lagur) mbi shami

*Pyetje: Në kapitullin e mes'hit (fërkimit) të mesteve, përmendet që është e lejuar për gratë (gjatë abdesit) mes'hi (fërkimi me dorë të lagur) mbi shami. Si e argumentoni këtë?*

*Përgjigje:* Lejohet për gruan të jap mes'h mbi shaminë të cilën e vendos në kokën e saj duke e lidhur nën mjekër, në periudhën kohore prej një ditë e një natë (24 orë), me kusht që mos ta heq (shaminë) gjatë kësaj kohe (dhe të ketë abdes kur ta vesh atë, sh.p.). Arsyeja pse u lejua është vështirësia e heqjes së saj, kështu që e merr dispozitën e mes'hit mbi çallmë, për të cilën janë transmetuar hadithe të sakta që e pohojnë atë. Gjithashtu merr dispozitën e mes'hit mbi meste gjatë udhëtimit (kohëzgjatja e të cilit është tri ditë e tri natë), dhe kur është prezent (nuk udhëton, kohëzgjatja e të cilit është një ditë e një natë). Është transmetuar se Ummu Seleme (radijjAll-llahu anha) jepte mes'h mbi shaminë e saj.

## A lejohet të thuhet "Allahu kabull" pas namazit?

*Komisioni i Përhershëm për Studime dhe Fetua*

*Pyetje: Është traditë tek ne nëpër disa xhami, ku pas përfundimit të namazit, xhemati ia japin dorën njëri-tjetrit duke thënë: "Allahu kabull", si është gjykimi nga ana e sheriatit për këtë veprim?*

*Përgjigje:* Për këtë veprim ne nuk dimë ndonjë bazë nga Kurani e as nga suneti, përderisa Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:"Kush sjell në fenë tonë një gjë që nuk prej sajë, ajo do t'i refuzohet".

## Lyerja e flokëve mund të ndikojë në saktësinë e avdesit

*Pyetje: Ekzistojnë shumë lloje kremërash për lyerjen e flokëve, andaj a lejohet të lyhen flokët me krem apo gjëra të ngjashme ngjitëse, të cilat pengojnë depërtimin e ujit në flok, si është dispozita e abdesit në këtë rast? Na jepni sqarim, Allahu ju shpërbleftë.*

*Përgjigje:* Nëse ai krem është i dendur dhe pengon depërtimin e ujit në lëkurë, atëherë ai duhet të largohet në rast se merret abdes. Por, nëse kremi nuk është i dendur, atëherë ai nuk ndikon në abdes.

Suksesi është nga Allahu, kurse salavatet dhe selamet qofshin për të pejgamberin tonë Muhammedin.

## Falja e namazit pas atij që shkruan hajmali

*Pyetje: Një njeri shkruan hajmali dhe njëkohësisht është imam i xhamisë. A lejohet falja e namazit pas tij?*

*Sqarim: Ky njeri nuk i shkruan këto hajmali për të bërë magji (sihër), por për qëllime të vogla (thjeshta), si: për dhimbje të kokës, për të porsalindurin në mënyrë që të pranojë qumështin e nënës dhe për tjera qëllime të ngjashme me këto. Shpresoj të ma sqaroni këtë çështje, sepse ka ndër dijetarët që thonë se, ky njeri është mushrik dhe nuk lejohet falja e namazit pas tij!*

*Përgjigje:* Lejohet falja e namazit pas atij që shkruan hajmali (me vargje) nga Kurani dhe nga lutjet e ligjësuara, edhe pse ai nuk duhet t'i shkruaj ato, sepse bartja e tyre s'është e

lejueshme. Mirëpo, nëse këto hajmali përmbajnë çështje shirku, atëherë nuk lejohet falja e namazit pas atij që i shkruan ato dhe duhet t'i qartësohet se një gjë e tillë është shirk. Ndërsa ai, i cili e ka për detyrë sqarimin, është secili që e di se ato përmbajnë shirk.
Suksesi është nga Allahu. Salati dhe selami janë për të dërguarin tonë, Muhamedin, për familjen dhe mbarë shokët e tij.

## Falja e namazit duke bartur hajmali

*Pyetje: A është e lejueshme falja e namazit duke bartur hajmali apo jo?*
*Përgjigje:* Dijetarët janë të një mendjeje se, nuk është e lejueshme bartja e hajmalive nëse ato nuk janë nga Kurani. Pastaj, kanë kundërshti mendimesh nëse ato janë nga Kurani, ku disa ndër ta e lejojnë bartjen e tyre, e disa e ndalojnë. Mendimi se bartja e tyre s'lejohet është më i saktë, për shkak të përgjithësimit të ardhur në hadithe dhe për shkak të mbylljes (pengimit) të rrugëve (mënyrave) që çojnë në shirk. Atëherë, bazuar në këtë që u tha, bartja e hajmalive në namaz është edhe më primare për tu ndaluar.
Suksesi është nga Allahu. Salati dhe selami janë për të dërguarin tonë, Muhamedin, për familjen dhe mbarë shokët e tij

## Ezani nga mjeti incizues

*Pyetje: Thirrja e ezanit është sunet për kohët e obliguara të namazit, por cili është vendimi nëse aktivizohet nga mjeti i incizimit, nëse myezinët nuk zotërojnë mirë thirrjen e tij?*
*Përgjigje:* Ezani është farz kifajeh [1], duke i shtuar kësaj se është njoftim për hyrjen e kohës së namazit dhe thirrje për te ai. Kështu, kur të hyjë koha e namazit, nuk mjafton aktivizimi i tij nga ndonjë incizim i mëparshëm. Muslimanët e kanë obligim të caktojnë dikë nga mesi i tyre që, kur të hyjë koha e namazit, të dijë ta thërrasë mirë ezanin.
Suksesi është nga Allahu. Salatet dhe selamet qofshin për Pejgamberin tonë, Muhamedin, për familjen dhe për shokët e tij.

*Pyetje: Kam dëgjuar nga disa njerëz prej vendeve të ndryshme islame se ata incizojnë në kaseta ezanin e dy haremeve të ndershme (Mekës dhe Medinës), pastaj e vendosin kasetofonin përballë mikrofonit dhe në këtë mënyrë thërritet ezani, në vend se ta thërrasë atë myezini; a lejohet falja e namazit (në atë xhami)? Dhe mundësisht të përmendni argumentin nga Kurani dhe suneti, duke shtuar një sqarim të thjeshtë!*
*Përgjigje:* Assesi nuk mjafton që thirrja e ezanit të ligjësuar për namazet e obliguara të bëhet nga kaseta në të cilën është incizuar ezani. Përkundrazi, është obligim që vetë myezini ta thërrasë ezanin për namaz, siç është saktësuar nga Pejgamberi (alejhis-salatu ue sel-lam) se ai urdhëroi thirrjen e ezanit (për namaz), dhe parimi bazë sa i përket urdhrit është se ai nënkupton obligim.
Suksesi është nga Allahu. Salatet dhe selamet qofshin për Pejgamberin tonë Muhamedin, për familjen dhe për shokët e tij.

## Caktimi i pjesës së tretë të natës

*Shejh Muhammed bin Salih el Uthejmin*

*Pyetje: Dua të di se cila është pjesa e tretë e natës sipas orës?*

*Përgjigje:* Ajo nuk mund të caktohet në mënyrë fikse me orë të caktuar, por çdo njeri mund ta
mësojë duke e ndarë në tri pjesë intervalin kohor nga perëndimi i dellit deri në agim (imsak), dhe kur të kalojnë dy pjesët e para mbetet pjesa e tretë.

Është vërtetuar në librin e Buhariut dhe atë të Muslimit me hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre, se Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) ka thënë: "Allahu zbret në qiellin e dunjasë çdo natë kur mbetet pjesa e tretë e natës, dhe thotë: "A ka kush të më lutet Mua dhe t'i përgjigjem? A ka kush të kërkoj diçka nga Unë dhe t'ia jap? A ka kush të më kërkoj falje dhe ta fali?".

Andaj besimtari duhet ta shfrytëzojë qoftë edhe një pjesë të shkurtër të kësaj kohe, ndoshta do të arrij shumë, ndoshta do ta rrijë ndonjë të mirë nga të mirat e Allahut, ku Ai u përgjigjet lutjeve të tij.

Lusim Allahun të na jap sukses të gjithve.

## Bashkimi mes namazeve pa ndonjë arsye

*Shejh: Salih El-Feuzan*

*Pyetje: A lejohet bashkimi mes namazeve pa ndonjë arsye dhe sa është i saktë hadithi ku thuhet se Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka bashkuar namazet pa pasur frikë e as sëmundje? Më sillni dobi rreth kësaj çështjeje, Allahu ju dhëntë begati!*

*Përgjigje:* Bashkimi mes namazeve pa ndonjë arsye nuk lejohet, dhe namazi i falur në atë mënyrë nuk është i vlefshëm, sepse e ka falur jo në kohën e tij (të caktuar) dhe pa ndonjë arsye fetare. Allahu i Patëmeta thotë: "…vërtet, namazi është detyrë për besimtarët në kohë të caktuar" (En-Nisa: 103).

Sa i përket bashkimit, ai është i lejueshëm (vetëm) për arsye fetare, siç janë sëmundja dhe udhëtimi. Gjithashtu, (lejohet) bashkimi mes akshamit dhe jacisë, kur të bjerë shi (i furishëm sh.p) dhe ka baltë (të madhe). Këto janë arsyet të cilat lejojnë bashkimin mes namazeve. Ndërsa, t'i bashkojë pa ndonjë arsye, kjo nuk lejohet dhe namazi i tij nuk është i vlefshëm, nëse vepron një gjë të tillë.

Sa i përket hadithit (të përmendur në pyetje, sh.p.), teksti i tij ka ardhur me dy versione nga Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). (Njëri version është se) "ai (sal-lAll-llahu alejhi ue sellem) ka bashkuar namazet pa pasur frikë dhe pa qenë udhëtar". E transmeton këtë Muslimi në Sahihun e vet (1/489-490) nga hadithi i Ibën Abbasit (radijAllahu anhuma). Ndërkohë, në versionin tjetër thuhet: "duke mos qenë në gjendje frike dhe shiu". E transmeton Muslimi në Sahihun e vet (1/491) nga hadithi i Ibën Abbasit (radijAllahu anhuma). Ndërsa, teksti që u përmend nga pyetësi, nuk ka ardhur kështu nga Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem); "se ai ka bashkuar mes namazeve pa qenë në gjendje frike apo sëmundje". Në hadith, nuk përmendet "sëmundja", por (teksti i hadithit) ka ardhur: "pa qenë në gjendje frike apo udhëtimi", siç e transmeton Muslimi në Sahihun e vet (1/489-490) nga

hadithi i Ibën Abbasit. Ndërsa në versionin tjetër: "pa qenë në gjendje frike apo shiu"; e transmeton Muslimi në Sahihun e vet (1/491) nga Hadithi i Ibën Abbasit.

Dijetarët kanë përgjigje të ndryshme në lidhje me këtë hadith:

• Ka prej tyre që janë ndalur rreth domëthënies së tij, duke thënë se nuk e kanë të qartë kuptimin e hadithit.

• Ka prej dijetarëve që ia kanë dhënë kuptimin e el-xhem'us-surijj (bashkimit formal, sh.p), dhe këtë e përkrahë edhe Esh-Sheukanij në Nejlul-Eutar. El-Xhem'us-surijj është vonimi i namazit të parë deri në fund të kohës së tij dhe afrimi i namazit të dytë në fillim të kohës së tij, pastaj falja e tyre; njërin në fund të kohës së tij, tjetrin në fillim të kohës së tij. Ky është xhem'un surij-jun (bashkim formal). Ky kuptim është me vend dhe e ka përkrahur edhe Esh-Sheukanij dhe të tjerë si kuptim të hadithit; se ai (hadithi) ka për qëllim bashkimin formal.

• Ka prej dijetarëve që kanë thënë se kuptimi i hadithit "pa qenë në gjendje frike apo udhëtimi" apo (hadithi) "pa qenë në gjendje frike apo shiu" është se Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i ka bashkuar namazet për shkak të sëmundjes, sepse arsyet të cilat lejojnë bashkimin janë katër: frika, sëmundja, udhëtimi dhe shiu. Kështu, pasi që është transmetuar "pa qenë në gjendje frike apo udhëtimi" apo "pa qenë në gjendje frike apo shiu", nuk mbetet gjë tjetër përveç sëmundjes. Atëherë (themi se), Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i ka bashkuar namazet për shkak të sëmundjes. Kështu, i lejohet të sëmurit (gjithashtu) t'i bashkojë namazet, nëse në mos-bashkimin e tyre gjenë vështirësi.

# ZEKAT

## Borxhi nuk e pengon dhënien e zekatit, edhe nëse sasia e tij është më tepër se tërë pasuria

*Pyetje: Sa i përket dhënies së zekatit, nëse sasia e borxheve tejkalon sasinë e pasurisë, atëherë a duhet ta jap zekatin për pasurinë që e posedon apo jo?*

*Përgjigje:* Sipas mendimit më të saktë të dijetërave, ai që posedon pasuri e ka obligim ta japë zekatin e saj, edhe nëse ka borxhe; duke u bazuar në argumentet e përgjithshme që tregojnë se zekati është obligim për atë që posedon pasuri edhe nëse ka borxhe. Sepse kur Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i urdhëronte administratorët e zekatit që ta mbledhnin zekatin nga njerëzit që posedonin pasuri, nuk i urdhëronte që të pyesnin se a kishin borxhe apo jo? Dhe sikur borxhi të pengonte dhënien e zekatit, atëherë Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) do t'i urdhëronte administratorët e zekatit që t'i pyesnin njerëzit se a kishin borxhe apo jo.

## A është botimi i librave islam dhe shpërndarja e tyre prej lëmoshës rrjedhëse?

*Shejh: Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A konsiderohet botimi i librave islam dhe shpërndarja e tyre lëmoshë rrjedhëse? Cilat gjëra hyjnë në lëmoshën rrjedhëse? Allahu ju shpërbleftë me të mira!*

*Përgjigje:* Lavdërimi dhe falënderimi i përket Allahut, Zotit të botëve. Salati dhe selami qofshin për profetin tonë Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij, si dhe për gjithë ata që ecin shtegut të tyre, deri në Ditën e Gjykimit. Lëmoshë rrjedhëse është ajo nga e cila njerëzit përfitojnë vazhdimisht. Dhe pikërisht për këtë arsye është quajtur rrjedhëse, meqë ajo nuk ndalet. Lëmoshë që nuk rrjedh është ajo nga e cila njeriu përfiton vetëm gjatë kohës së saj. Për shembull, kur ia jep një të varfëri njëmijë rijalë dhe ai pastaj i shpenzon ato për një apo dy muaj; në këtë rast lëmosha ndërpritet. E, nëse e lë vakëf një ndërtesë, një shtëpi apo një dyqan, në mënyrë që të ardhurat t'u shkojnë të varfërve, atëherë, përderisa të ardhurat ekzistojnë, kjo lëmoshë konsiderohet rrjedhëse.

Botimi i librave dhe gjërave të dobishme është lëmoshë rrjedhëse; për sa kohë që njerëzit përfitojnë nga to, shpërblimi dhe sevapi i tyre rrjedhin pandërprerë. Ndodh që këto libra të mos ekzistojnë më, mirëpo përfitohet nga gjërat që janë përcjellë nga to nëpër libra tjerë, pastaj prej gjërave që përcillen nga këta libra. Pra, padyshim që botimi i librave të dobishëm është lëmoshë rrjedhëse. Mirëpo, ai i cili dëshiron të botojë libra nga të cilat kanë dobi myslimanët, duhet të këshillohet me dijetarët e besueshëm dhe të mos e botojë secilin libër që i propozohet dhe, gjithashtu, të mos ia marr fjalën çdo njeriu që nuk e njeh. Ndodh që i vjen ndokush që është dredharak nga fjalët, të cilit Allahu i ka dhënë qartësi në të folur, oratori e metodë tërheqëse dhe i thotë: "Ky libër është prej librave shoqëror më të mirë; çmos ka në të". Kështu, ai mashtrohet me fjalët e tij dhe pranon ta botojë atë. Pa dyshim se ky është nxitim i tepruar. Kurdo që të vjen në dorë ndonjë libër dhe kërkohet nga ti që ta botosh e pastaj ta shpërndash si lëmoshë, konsultohu me dijetarët dijes, besnikërisë dhe fesë së të cilëve i beson dhe të cilët nuk kanë zili ndaj ndokujt…

Kjo është çfarë kam për të thënë rreth botimit të librave të dobishëm; botimi i tyre është prej lëmoshës rrjedhëse, pavarësisht se a janë të pranishme në mesin e njerëzve dhe a përfitohet nga to në mënyrë direkte, apo përmes gjërave që përcillen nga to, apo ndonjë dijetar i lexon, përfiton nga to dhe pastaj e përhapë dijen e tij. Pra, botimi i tyre, me lejen e Allahut, është prej veprave më të mira dhe më dobiprurëse. Mirëpo, ajo çfarë e shoh si detyrë dhe të cilën e theksoj, është që vëllezërit tanë tregtarë të mos botojnë libra veçse pas konsultimit me dijetarët, dijes dhe besnikërisë së të cilëve u besohet.

Pyetësi: Cilat gjëra hyjnë në lëmoshën rrjedhëse?

Shejhu: Çdo gjë e vazhdueshme që afron tek Allahu.

# AGJERIM

## Agjërimit i jepet përparësi ndaj punës

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Unë e agjëroj Ramazanin në vendin ku jetoj, falënderimi qoftë për Allahun, mirëpo për shkak të punëve të shumta dhe vështirësive gjatë kryerjes së tyre, përballem me rraskapitje. Andaj, a kam ndonjë mëkat (nëse nuk agjëroj) apo ta lë punën dhe të fillojë me agjërim?*

*Përgjigje:* Ti e ke për detyrë të agjërosh ashtu siç të ka urdhëruar Allahu dhe të lësh punën e cila të dëmton. Punon aq sa ke mundësi dhe njëkohësisht nuk e ndërprenë agjërimin. Nëse orari i punës është dhjetë orë dhe të vije rëndë, atëherë bëje shtatë orë, apo gjashtë orë, apo pesë orë, në mënyrë që të mundesh të agjërosh. Mos puno punë e cila të dëmton apo që bëhet shkak për mos agjërimin tënd. Kjo, sepse Allahu ta ka bërë obligim agjërimin dhe ti je i shëndoshë (jo i sëmurë) dhe nuk je udhëtar. Andaj e ke për detyrë të agjërosh dhe ta lësh punon e cila të rraskapitë, të lodhë e të dëmton, apo ta pakësosh atë.

## Domethënia e agjërimit dhe vendimi për të

*GRUP DIJETARESH*

Është pyetur shejh Muhamed Es-Salih El Uthejmini, Allahu e mëshiroftë

*Çfarë është qëllimi me agjërim (Es Sijam) në aspektin gjuhësor (etimologjik) dhe atë fetar (terminologjik)?*

*Ai u përgjigj:* Es Sijam (agjërim) gjuhësisht do të thotë: mbajtje/frenim. Në këtë kuptim janë Fjalët e Allahut të Lartësuar:

"Ha, pi dhe qetësohu. Nëse vëren ndonjë njeri, i thuaj: "Unë jam betuar në të Gjithëmëshirshmin se do të mbahem, prandaj sot nuk do të flas me askënd." (Merjem: 26).

Pra, jam betuar/zotuar të mbahem nga të folurit, prandaj sot nuk do të flas me askënd.

Në këtë kuptim janë edhe fjalët e poetit:

Kuaj 'sijam' (të frenuar) dhe kuaj 'gajru saime' (të pafrenuar) nën pluhur, dhe të tjerë që kafshojnë frerëtNdërsa, fetarisht do të thotë: Adhurimi ndaj Allahut të Lartësuar duke u përmbajtur nga gjërat ushqyese nga agimi deri në perëndimin e diellit.

Eshte pyetur shejhu Abdullah bin AbduRrahman bin Xhibrini, Allahu e mëshiroftë

*Çfarë domethënie ka sijami (agjërimi) gjuhësisht dhe fetarisht?*

Ai u përgjigj: Es sijam gjuhësisht është: mbajtja/frenimi. Arabët çdo mbajtje e quajnë Saum/Sijam. Madje, edhe të mbajturit nga të folurit quhet saum. Allahu i Lartësuar thotë:

"Ha, pi dhe qetësohu. Nëse vëren ndonjë njeri, i thuaj: "Unë jam betuar në të Gjithëmëshirshmin se do të mbahem, prandaj sot nuk do të flas me askënd." (Merjem: 26).

Gjithashtu, mbajtja nga të lëvizurit quhet sijam, siç e gjejmë tek fjalët e poetit:

Kuaj 'sijam' (të frenuar) dhe kuaj 'gajru saime' (të pafrenuar)nën pluhur, dhe të tjerë që kafshojnë frerët

Fetarisht është: Vetëpërmbajta me nijet (qëllim adhurimi) nga gjërat ushqyese prej agimit deri në perëndimin e diellit.
Disa të tjerë e definuan si: Mbajtje e veçantë, në kohë të veçantë dhe nga një njeri i veçantë, nga gjërat e veçanta.

Është pyetur shejh Muhamed Es-Salih El Uthejmini, Allahu e mëshiroftë

*Cili është vendimi për agjërimin e muajit të Ramazanit?*
*Ai u përgjigj:* Agjërimi i muajit të Ramazanit është obligim me tekst prej Kuranit, Sunetit, dhe Ixhma-së (konsensusit) të gjithë myslimanëve.
Allahu i Lartësuar thotë:
"O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat. Agjërimi zgjat disa ditë, por, nëse ndonjëri prej jush është i sëmurë ose duke udhëtuar, le të agjërojë aq ditë sa i ka prishur në ditët e tjera pas. Ata që kanë vështirësi për të agjëruar, duhet të ushqejnë si shpagim nga një të varfër për çdo ditë agjërimi. E, nëse ndonjëri jep më shumë se kaq, kjo është edhe më mirë për të. Por, agjërimi juaj është më i dobishëm, në qoftë se e dini. Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja). Pra, kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj, le të agjërojë!" (El Bekare: 183 – 185).
Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) thotë:
"Islami është i ndërtuar mbi pesë (shtylla): Shehadetin (dëshminë) se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut (La ilahe il-lAll-llah) dhe se Muhamedi është i dërguari i Allahut (Muhamedun Resulull-llah), faljen e namazit, dhënien e zekatit, agjërimin e Ramazanit, dhe Haxhin (vizitën) e Shtëpisë së Shenjtë të Allahut (Qabenë)."
Gjithashtu, thotë:
"Nëse e shihni hënën e re të Ramazanit, atëherë agjëroni atë."
Kurse, të gjithë myslimanët janë të pajtimit se: agjërimi i Ramazanit është farz (obligim), dhe se ai është një prej shtyllave (pjesëve përbërëse) të Islamit. Ai që e mohon obligueshmërinë e tij ka bërë kufr (ka dal nga feja), përveç nëse jeton në vende të largëta, në të cilat nuk njihen dispozitat (vendimet) e Islamit. Në këtë rast ai duhet të njoftohet/mësohet më këtë, pastaj, pasi që t'i tregohen argumentet, vazhdon (me mohim) bën kufr (del nga feja).
Ai i cili e braktisë agjërimin nga dembelia, duke e pranuar obligueshmërinë e tij, është në rrezik, sepse disa dijetarë e kanë mendimin që personi i këtillë është kafir (jobesimtar) murted (renegat).
Edhe pse mendimi më i peshuar me argumente është se: personi i këtillë nuk është kafir-murted, mirëpo është fasik (i shthurur), dhe është në rrezik të madh (nga devijimi).

Është pyetur shejh Abdullah bin AbduRrahman bin Xhibrini, Allahu e mëshiroftë

*Cili është vendimi për agjërimin e muajit të Ramazanit?*
*Ai u përgjigj:* Agjërimi i muajit të Ramazanit është obligim për çdo mukel-lef (personi për të cilin bëhen obligim kërkesat e fesë), të moshës së rritur dhe me mendje të shëndoshë (jo i çmendur). Obligueshmëria e tij, domosdoshmërish është e njohur që është prej fesë. Nuk

mospajtim mes myslimanëve rreth saj. Ai i cili e mohon obligueshmërinë e tij bën kufr (del prej fesë). Allahu i Lartësuar thotë:
"O besimtarë! Ju është shkruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat." (El Bekare: 183). 'Ju është shkruar' do të thotë: Ju është bërë obligim. Gjithashtu, thotë: "Pra, kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj, le të agjërojë!" (El Bekare: 185).
Fjala e Tij: "le të agjërojë!" është urdhër, dhe urdhri tregon obligueshmëri.
Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) na ka njoftuar në hadith se: Islami është i ndërtuar mbi pesë shtylla, dhe prej tyre përmendi agjërimin e Ramazanit.

Është pyetur shejh Abdullah bin AbduRrahman bin Xhibrini, Allahu e mëshiroftë

*A është agjërimi farz (obligim) mbi të gjithë njerëzit?*
*Ai u përgjigj:* Agjërimi është obligim, mirëpo jo mbi çdo kënd. Obligueshmëria e tij bie nga fëmija, i çmenduri dhe të tjerë.

Është pyetur shejh Muhamed Es-Salih El Uthejmini, Allahu e mëshiroftë

*Cilat janë shtyllat e agjërimit?*
*Ai u përgjigj:* Agjërimi ka vetëm një shtyllë, e që është: adhurimi ndaj Allahut të Madhërishëm, duke u përmbajtur nga gjërat ushqyese prej agimit e deri në perëndimin e diellit. Qëllimi me agim këtu është agimi i dytë, jo i pari.
*Agimi i dytë dallon nga agimi i parë me tri gjëra:
E para: Agimi i dytë është i shtrirë (horizontalisht) në horizont, kurse, agimi i parë është i zgjatur (vertikalisht). Pra, agimi i parë shtrihet prej lindjes për në perëndim, kurse, i dyti prej veriut për në jug.
E dyta: Pas agimit të dytë nuk ka më errësirë, mirëpo drita vazhdon të shtohet deri në lindjen e diellit. Kurse, agimi i parë, pasi që i ka disa rreze, errësohet (horizonti).
E treta: Bardhësia (ndriçimi) i agimit të dytë është i lidhur (pashkëputur) me horizontin. Ndërsa, mes agimit të parë dhe horizontit ka errësirë.
Me agimin e parë nuk lidhet ndonjë dispozitë në sheriat (fe). Prandaj, as nuk e bën të lejuar faljen e sabahut dhe as nuk e ndalon ngrënien për agjëruesin. E kundërta është për agimin e dytë.

## Vlerat dhe dobitë e agjërimit të Ramazanit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Është pyetur dijetari i madh AbdulAziz bin Abdullah bin Bazi, Allahu e mëshiroftë:*
*Cilat janë fjalët e tua që do t'ua drejtoje umetit Islam me rastin e hyrjes së muajit Ramazan?*
*Ai u përgjigj:* Me emrin e Allahut. E gjithë lavdia dhe falënderimi i takon Allahut. Salevatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi të Dërguarin e Tij, dhe mbi shokë, familjen dhe mbi çdokënd që pason udhëzimin e tij.

Unë i këshilloj vëllezërit e mi myslimanë në çdo vend, me rastin e hyrjes së muajit të bereqetshëm të Ramazanit, me devotshmëri ndaj Allahut të Madhërishëm, të garojnë për çdo të mirë, të këshillohen mes veti për të vërtetën dhe për durim në të, të ndihmohen mes veti për vepra të mira dhe ruajtjen nga të këqijat, të kenë kujdes nga të gjitha mëkatet që Allahu i ka ndaluar në çdo vend, e sidomos në këtë muaj fisnik. Krejt kjo, sepse ky është një muaj madhështor, në të cilin shumëfishohen veprat e mira, dhe atij që e agjëron dhe fal (namaz nate) me besim dhe duke llogaritur në shpërblimin e Allahut, i falen mëkatet.

Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) thotë:

"Kushdo që e agjëron Ramazanin me besim dhe duke llogaritur në shpërblimin e Allahut, i falen mëkatet e kaluara."

"Kur të hyjë Ramazani hapen dyert e Xhenetit dhe mbyllen dyert e Xhehenemit, dhe prangosen shejtanët."

"Agjërimi është mburojë, prandaj, kur dikush nga ju të agjërojë, mos të flasë fjalë të ndyta dhe të mos i bëjë padrejtësi tjetrit. Nëse dikush e shan apo e lufton, le t'i thotë unë jam agjërues."

"Çdo vepër e birit të Ademit është për të, e mira shpërblehet me dhjetë fish, përveç agjërimit, sepse ai është për Mua dhe Unë shpërblejë për të. Agjëruesi e braktisë epshin, ushqimin dhe pijen e tij për Mua. Ai i ka dy gëzime: një kur të bëjë iftar dhe tjetra kur ta takojë Zotin e tij. Aroma (e pakëndshme) e gojës së agjëruesit është më e mirë te Allahu se aroma e myshkut." (Hadith Kudsij).

Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) u merrte sihariq shokëve të tij me rastin e hyrjes së Ramazanit. Ai iu thoshte:

"Iu erdhi muaji Ramazan, muaji i bereqetit. Allahu në këtë muaj e zbret mëshirën, i fshinë mëkatet, iu përgjigjet lutjeve, dhe lavdërohet me ju para melaqeve. Prandaj, le të shoh Allahu tek ju vetëm hair (vepra të mira), sepse, me të vërtetë fatkeq është ai i cili, në këtë muaj, e privon veten e tij nga mëshira e Allahut."

"Ai i cili nuk i braktisë fjalët e të keqes dhe të vepruarit me të, si dhe padrejtësinë (zullumin ndaj tjerëve), atëherë Allahu nuk është i nevojshëm që ai ta lejë ushqimin dhe pijen e tij."

Hadithet të cilat flasin për vlerën e agjërimit të Ramazanit dhe për nxitjen në shumëfishimin e veprave gjatë, janë të shumta.

Prandaj, i këshilloj vëllezërit e mi myslimanë që të qëndrojnë të palëkundur gjatë ditëve dhe netëve të Ramazanit, dhe të garojnë në të gjitha punët e mira. Prej tyre: të lexojnë sa më shumë Kuranin duke medituar dhe menduar (rreth domethënieve të tij), të shtojnë sa më shumë tesbih-un (SubhanAll-llah), tahmid-in (El hamdu lil-lah), tehlil-in (La ilahe il-lAll-llah), tekbir-in (All-llahu Ekber), istigfar-in (Estagfirull-llah), lutjen e Allahut për hyrjen në Xhenet, kërkimin e mbrojtjes nga Ai prej zjarrit të Xhehenemit, si dhe (të shtojnë) prej të gjitha lutjeve tjera të mira.

Gjithashtu, i këshillojë vëllezërit e mi që të japin sa më shumë sadaka (lëmoshë), të shtojnë kujdesin/ndihmën ndaj të varfërve dhe të mjerëve, të kujdesen për nxjerrjen e zekatit dhe dhënien e tij atyre që e meritojnë. Duke i kushtuar kujdes davetit (thirrjes) për te Allahu i Lartësuar, dhe ta mësojnë të paditurin. Të urdhërojnë për të mirën dhe të ndalojnë nga e keqja me butësi, urtësi dhe mënyrën më të mirë, dhe të kenë kujdes nga të gjitha të këqijat. Të mos i ndahen pendimit, dhe të përqendrohen në të vërtetën, duke i jetësuar kështu Fjalët e Allahut:

“Të gjithë ju, o besimtarë, kthehuni tek Allahu të penduar, që të arrini shpëtimin!” (En Nur: 31).
“Pa dyshim, ata që thonë: “Zoti ynë është Allahu!” dhe pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë, nuk do të kenë arsye për t’u frikësuar e as për t’u dëshpëruar (kur t’u vijë vdekja). Ata do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë, si shpërblim për atë që kanë punuar.” (El Ahkaf: 13, 14).
Të gjithëve Allahu u dhëntë suksese në atë çfarë Ai është i kënaqur, dhe i ruajt nga humbjet e sprovave dhe joshjet e shejtanit. Vërtetë Ai është Bujar dhe Fisnik.

## Cili është vendimi dhe urtësia e agjërimit?

*shejh Abdurrahman bin Nasir Es Sadij, Allahu e mëshiroftë*

*Ai u përgjigj:* Me Allahun vjen suksesi.
Sa i përket urtësisë së agjërimit, Allahu për këtë ka përmendur një kuptim gjithëpërfshirës, që i përfshin të gjitha ato që njerëzit i kanë thënë rreth urtësisë së tij. Ai thotë:
“O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat.” (El Bekare: 183).
Kjo sepse takua (ruajtja nga të këqijat) është: emër përmbledhës për çdo të dashur (fetarish) që Allahu e do dhe është i kënaqur me të, dhe largimi nga ndalesat.
*Agjërimi është rruga më madhështore për të arritur këtë synim i cili është skajshmëria e lumturisë së robit (njeriut) në fenë e tij, jetën e kësaj bote dhe jetën e ardhme. Agjëruesi i afrohet Allahut me braktisjen e kënaqësive, dhe këtë e bën si ofrim për të arritur dashurinë e Tij ndaj dashurisë së nefsit (shpirtit). Për këtë Allahu e ka veçuar agjërimin ndaj të gjitha veprave tjera (të mira), duke ia bashkëngjitur Vetes së Tij, siç transmetohet në hadith të saktë.
*Agjërimi është prej themeleve të takvasë (devotshmërisë), sepse Islami nuk plotësohet pa të.
*Në agjërim ka shtim të besimit, akumulim të durimit, dhe ushtrim (të trupit dhe shpirtit) ndaj vështirësive, gjëra që të ofrojnë tek Zoti i qiejve.
*Agjërimi është shkak për shtimin e veprave të mira, prej namazit, leximit të Kuranit, dhikrit (përkujtimit të Allahut), dhe sadakasë (lëmoshës), gjëra përmes të cilave realizohet takvanë (devotshmërinë).
*Në agjërim ka frenim të nefsit (shpirtit) nga gjërat e ndaluara, siç janë veprimet dhe fjalët e ndaluara. E, këto janë shtyllë e takvasë (devotshmërisë).
Në hadith të saktë qëndron:
“Ai i cili nuk i braktisë fjalët e të keqes (ez zur) dhe të vepruarit me të (keqen), atëherë Allahu nuk është i nevojshëm që ai ta lejë ushqimin dhe pijen e tij.”
Pra, afrohet te Allahu me braktisjen e ndalesave në përgjithësi, të cilat janë:
- Fjalët e zur-it. Këtu hyjnë të gjitha fjalët e ndaluara.
- Të vepruarit me zur-in. Këtu hyjnë të gjitha veprat e ndaluara.
- Braktisjen të gjitha gjërave të ndaluara që e asgjësojnë agjërimit. Ato janë gjërat ushqyese.
Pasi që në agjërim ka interesa, dobi, arritje të të mirave dh shpërblimeve, çfarë kërkon ligjësimin e tij në të gjitha kohët, Allahu i Lartësuar na njoftoi se agjërimin e bëri obligim ndaj nesh, ashtu siç e kishte bërë obligim ndaj atyre që ishin para nesh. Allahu kështu vepron me ligjet (dispozitat) e Tij të përgjithshme, pra, i ligjëson ato për dobi të shumta.

Sa i përket dispozitave të agjërimit, atë e përfshijnë të gjitha El ahkam Et teklifije[4] (dispozitat detyruese), në varësi të shkaqeve.

*Uaxhib (detyrim) dhe farz (obligim) është[5]:

- Agjërimi i muajit të Ramazanit mbi çdo mysliman, mukel-lef[6], që ka mundësi.
- Agjërimi i zotimit dhe kompensimit.

*Muharrem (i ndaluar) është[7]:

- Agjërimi i ditëve të Bajramit[8].
- Agjërimi i ejamut-teshrik[9] (ditëve të shkëlqimit të diellit), përveç për atij i cili bën Haxh Temetu'10 apo Kiran11, mirëpo, që nuk e therë kurbanin dhe nuk agjëron para ditës së therjes.
- Agjërimi i gruas me cikël menstrual, dhe i lehonës.
- Agjërimi i të sëmurit nëse i frikësohet shkatërrimit (vdekjes apo dëmtimit serioz).
- Gjithashtu, e ka obligim të prish agjërimin, personi i cili ka nevojë për prishjen e tij, në mënyrë që ta shpëtojë dikë nga shkatërrimi (vdekja).

*Mesnun (i preferuar) është[12]:

- Agjërimi vullnetar (nafile), pavarësisht a është i kufizuar (në ditë të caktuara) apo i pakufizuar.

*Mekruh (i urryer) është[13]:

- Agjërimi i të sëmurit i cili gjen vështirësi në të.

*Xhaiz (i lejuar) është[14]:

- Agjërimi i udhëtarit, të cilit i lejohet të agjërojë, por, edhe ta prish agjërimin, sidomos, nëse udhëton në ditën të cilën e ka filluar me agjërim duke qenë vendas.

## Pozita e agjërimit në fe

Është pyetur dijetari i ndershëm Muhamed Es Salih El Uthejmini, Allahu e mëshiroftë

*Cila është pozita e agjërimit në fe, dhe cila është vlera e tij në adhurim, sidomos gjatë muajit Ramazan?*

*Ai u përgjigj:* Pozita e agjërimit në fe është se ai është një prej shtyllave madhore të saj, pa të cilat ajo nuk qëndron dhe nuk plotësohet. Ndërsa, vlera e tij në Islam është, siç është vërtetuar se Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:

"Kushdo që e agjëron Ramazanin me besim dhe duke llogaritur në shpërblimin e Allahut, i falen mëkatet e kaluara."

## Dobitë shoqërore të agjërimit

Është pyetur dijetari i ndershëm Muhamed Es Salih El Uthejmini, Allahu e mëshiroftë

*A ka agjërimi dobi shoqërore?*

*Ai u përgjigj:* Po, agjërimi ka dobi të shumta shoqërore.

Prej tyre: Ndjesia e njerëzve se ata janë një umet, hanë në të njëjtën kohë, dhe agjërojnë në të njëjtën kohë.

I pasuri i ndjen mirësitë e Allahut ndaj tij, dhe kështu, tregohet i sentimental (i dhimbshëm) ndaj të varfrit.

Agjërimi e ruan birin e Ademit (njeriun) nga shkarjet që i vijnë prej shejtanit.

Me agjërim realizohet takvaja (devotshmëria) ndaj Allahut, dhe kjo devotshmëri i forcon lidhjet mes anëtarëve të shoqërisë.

Është pyetur dijetari i ndershëm Salih El Feuzani, Allahu e ruajt

*Disa shtrojnë bankete dhe gosti gjatë Ramazanit, dhe e bëjnë atë muaj të rasteve të caktuara (si martesë p.sh.), derisa disa të tjerë therin kafshë të ndryshme dhe e shpërndajnë mishin e tyre si lëmoshë. Ka edhe interesime tjera se çfarë të veprohet me ushqimin. Cili është vendimi për këtë?*

*Ai u përgjigj:* Po, dhënia e ushqimit në muajin e Ramazanit ka vlerë më të madhe, nëse shikohet nga aspekti i vlerës së kohës dhe nevojës së agjëruesve për tu ushqyer. Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:

"Kushdo që i jep iftar një agjëruesi, ai do ta ketë shpërblimin si të tij (agjëruesit)."

Përgatitja e ushqimit në këtë muaj, për nevojtarët, është prej veprave më të vlefshme, sepse sadakaja (lëmosha) në këtë muaj shumëfishohet më shumë se në muajt e tjerë.

Është pyetur Komisioni për studime shkencore dhe fetua

*Si të arrijë myslimani që gjatë agjërimin të ketë forcë për t'i mposhtur dëshirat dhe epshet e tij? Si duhet myslimani ta shoh realitetin e kësaj dynjaje?*

*Ata u përgjigjen:* Allahu i Patëmeta e bëri obligim agjërimin e muajit të Ramazanit për dobi të robërve të Tij, që t'i pastrojë shpirtrat e tyre dhe t'i ngrit deri në përsosurinë njerëzore. Në agjërim ka ndalim prej gjërave ushqyese, si ushqimi, pija dhe gjëra tjera që e prishin agjërimin. Kjo e ushtron shpirtin në kundërshtim me tekat e tij, e ndihmon t'i mposht epshet që janë të ndaluara gjatë agjërimit, si dhe e pastron atë që të pajiset me moralet e larta. Kurdo që robi e forcon dijen për fenë e tij dhe për atë që Allahu ka përgatitur për robërit e Tij besimtarë në jetën e ardhme, dhe kapet për fenë e tij, do ta kuptojë poshtërsinë (parëndësinë) e dynjasë dhe pozitën e saj te Allahu, dhe se ajo nuk çon peshë tek Ai më shumë se një krah i mushkonjës, siç është transmetuar hadithi i saktë për këtë, nga Et Tirmidhiu dhe Ibën Maxhe. Çmimi (vlera) e saj është e madhe për atë që e jeton me bindje ndaj Allahut dhe e merr si rrugë për në ahiret (jetën e ardhme).

Është pyetur Komisioni për studime shkencore dhe fetua

*Disa hutaba (ligjërues) të xhamive në këtë krahinë e dhanë një hutbe (ligjëratë të xhumasë) në mesin e së cilës e ceken edhe hadithin e Selmanit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, i cili e përmend se Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) u kishte mbajtur atyre ligjëratë në ditën e fundit të Shabanit… deri në fund të hadithit. Disa nga vëllezërit haptazi dhe para masës, e kundërshtuan (njërin prej tyre) duke i thënë se hadithi i Selmanit është prej haditheve meudua (të shpikura). Ai, gjithashtu, tha se këtë vendim e kanë edhe disa pjesë të*

*hadihit, si: "Ai i cili e ngop një agjërues, Allahu do t'i jap të pijë nga Haudi (liqeni) im një gllënjkë, pas të cilës kurrë nuk do ta kap etja deri sa të hyjë në Xhenet." Dhe: "Ai i cili ia lehtëson skllavit të tij, Allahu do t'ia fal mëkatet dhe do ta lirojë nga zjarri." Ky vëlla i tha atij: Këto fjalë janë gënjeshtra mbi Pejgamberin, e ai i cili gënjen mbi Pejgamberin le të përgatitet për ulësen prej zjarrit… dhe fjalë të tjera. Shpresoj nga ju të nderuar, të ma jepni fetuanë rreth fjalëve të tij, a janë të sakta apo jo?*

*Ata u përgjigjen:* Hadithin e Selmanit e transmeton Ibën Huzejme në Sahih-un e tij, ku thotë: "Kapitulli rreth vlerave të muajit të Ramazanit, nëse hadithi është autentik." Pastaj thotë: "Na ka treguar Alij bin Haxher Es Sadij, (i cili thotë) na ka treguar Jusuf bin Zijad, (i cili thotë) na ka treguar Hemam bin Jahja, ky prej Alij bin Zejd bin Xhed'an, ky prej Seid bin Musejebit, ky prej Selmanit të ketë thënë: Në ditën e fundit të Shabanit, i Dërguari i Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) na mbajti një ligjëratë ku tha: O ju njerëz! Një muaj madhështor iu përfshiu juve. Muaj i bereqetshëm. Muaj në të cilin është një natë që është më e vlefshme se një mijë muaj. Allahu agjërimin e tij e bëri obligim, ndërsa, faljen e namazit gjatë netëve të tij e bëri nafile (namaz vullnetar). Ai i cili, në këtë muaj, i afrohet Allahut me një veti/veçori të mirë është njëjtë sikur ta ketë kryer një farz (obligim) në muajt e tjerë. Ai i cili e kryen një farz është njëjtë sikur t'i ketë kryer shtatëdhjetë farze në muajt e tjerë. Ai është muaj i durimit, dhe shpërblimi për durimin është Xheneti. Është muaj i solidarizimit. Muaj në të cilin shtohet furnizimi i besimtarit. Kushdo që i jep iftar një agjëruesi, kjo vepër do t'ia shlyejë mëkatet dhe do t'ia lirojë qafën nga zjarri, si dhe do të ketë shpërblimin e njëjtë me agjëruesin, pa iu pakësuar atij (agjëruesit) asgjë nga shpërblimi i tij. Thanë: nuk mundemi të gjithë ne t'i japim iftar agjëruesve? Tha: Allahu këtë shpërblim ia jep çdokujt që i jep iftar një agjëruesi qoftë edhe një hurmë, apo një gllënjkë uji, apo qumësht të përzier me ujë. Ai është muaj, fillimi i të cilit është mëshirë, mesi falje, dhe fundi lirim nga zjarri. Ai i cili ia lehtëson skllavit të tij, Allahu do t'ia shlyejë mëkatet dhe do ta lirojë nga zjarri. Në këtë muaj shtoni sa më shumë katër veti (të mira), me dy prej të cilave e kënaqni Zotin e juaj, ndërsa, nga dy të tjerat kurrë nuk mundeni të jeni të panevojshëm. Sa i përket dy vetive me të cilat e kënaqni Zotin e juaj, ato janë: shehadeti (dëshmia) La ilahe il-lAll-llah (nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut), dhe kërkimi i faljes prej Tij. Ndërsa, dy vetitë nga të cilat kurrë nuk mundeni të jeni të panevojshëm janë: të kërkoni prej Allahut Xhenetin dhe të kërkoni prej Tij t'iu mbrojë nga zjarri. Ai i cili e ngop një agjërues, Allahu do t'i jap të pijë nga Haudi (liqeni) im një gllënjkë, pas të cilës kurrë nuk do ta kap etja deri sa të hyjë në Xhenet."

Në sened-in (zinxhirin e transmetuesve) të këtij hadithi janë:

Alij bin Zejd bin Xhed'an, i cili është i dobët për shkak të memorizimit të keq (të dobët).

Jusuf bin Zejad El Basrij, hadithi i të cilit është munker (i refuzuar).

Hemam bin Jahja bin Dinar El Audij, për të cilin Ibën Haxheri, në Et Takrib, thotë: i besueshëm, mirëpo nganjëherë gabon.

Sipas kësaj del se hadithi me këtë sened nuk është prej haditheve meudua (të shpikura), mirëpo është hadith daif (i dobët). Megjithëkëtë, vlerat e muajit të Ramazanit janë të shumta, dhe janë pohuar me hadithe të sakta.

Me Allahun vjen suksesi. Salevatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Nxjerrja (dhënia) e zekatul-fitrit pas namazit të Bajramit për atë që harron

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetva*

*Pyetje: Cili është vendimi Islam për atë i cili, nga harresa, nuk e nxjerr zekatul-fitrin (vitrat) vetëm se gjatë hytbës së Bajramit, pas namazit?*

*Përgjigje:*Nxjerrja e zekatul-fitrit para namazit të Bajramit është obligim, e kush harron nuk ka kurrfarë mëkati, mirëpo duhet ta jap pas namazit, sepse nxjerrja e tij është farz (obligim). Kështu që obligim për të është ta nxjerr zekatul-fitrin atëherë kur t'i kujtohet. Dhe sipas mendimit më të peshuar (me argumente), prej dy mendimeve të dijetarëve, nuk lejohet që qëllimisht të vonohet nxjerrja e zekatul-fitrit deri pas namazit të Bajramit, sepse i Dërguari (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i urdhëroi myslimanët ta dhënë atë para namazit.

## Ndëshkimi për atë që nuk agjëron

*Shejh: Muhamed Nasirud-din El Albani (Allahu e mëshiroftë)*

Transmeton Nesaiu në "Es-Sunen El Kubra" – me tekst të shkurtuar – (2/4/246/3286), Ibën Huzejmeh në "Sahihun" e vet (3/237/1986) dhe prej tij Ibën Hibbani në "El Meuarid" (445/1800), Hakimi (1/430 dhe 2/209), Et-Taberani në "El Mu'xhem El Kebir" (7667) dhe El Asbehani në "Et-Tergib" (2/608-609) nga AbduRrahman bin Jezid bin Xhabir, ky nga Sulejm bin Amir Ebu Jahja i cili thotë: më ka treguar Ebu Umameh El Bahili dhe ka thënë: 'E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) duke thënë:

"Më erdhën dy burra e më kapën për krahësh dhe më dërguan tek një mali pakapërcyeshëm.

- Ngjitu – më thanë.
- S'ngjitem dot – u thashë.
- Ne do ta lehtësojmë ty ngjitjen.

Fillova të ngjitem derisa arrita tek mesi i malit, ku dëgjova zëra tëtmerrshëm.

- Ç'janë këta zëra? – thashë.
- Këto janë ulërimat e banorëve të zjarrit.

Pastaj më morën derisa arrita tek disa njerëz të varur për kërcinjtë (gjegjësisht pjesët mbi thembra, prapa zogjve, sh.p.) e tyre, të cilët anët e gojëve i kishin të shqyera dhe ato u rridhnin gjak.

- Kush janë këta?
- Këta janë ata të cilët e prishin agjërimin para kohës (së iftarit) – më thanë." Hadithi është i vërtetë.

Pra, ky është ndëshkimi për atë që e prish agjërimin qëllimisht, para se të hyj koha e iftarit. E si është puna me ata që nuk agjërojnë fare?! Nga Allahu kërkojmë shpëtim e ndjesë në dynja dhe në Ahiret!

## Për kë obligohet agjërimi

*Muhamed Es Salih El Uthejmini, Allahu e mëshiroft*

*Për kë obligohet agjërimi?*

*Ai u përgjigj:* Ta kryejë agjërimin e ka obligim çdo mysliman i cili është në moshën madhore, që e ka mendjen e shëndoshë, që ka mundësi (për të agjëruar), vendas (jo në udhëtim), dhe i shpenguar nga të gjitha pengesat. Pra, këto janë gjashtë atribute: Islami, mosha madhore (puberteti), mendja (e shëndoshë), mundësia, mos-udhëtimi, shpengimi nga pengesat.

Sa i përket kafirit (jobesimtarit), ai nuk e ka obligim as agjërimin dhe as adhurimet tjera. Kuptimi i fjalëve tona: nuk e ka obligim, është se atij nuk i imponohet agjërimi në gjendjen e tij si kafir, dhe, gjithashtu, nuk kërkohet prej tij ta bëjë kaza pasi që të hyjë në Islam. Kjo, sepse adhurimi nuk i pranohet kafirit gjatë kohës sa është në kufr (pabesim).

Argument për këtë janë Fjalët e Allahut të Lartësuar: "Ndihmesat (sadakat) e tyre nuk do të pranohen, ngase ata janë njerëz që nuk besojnë në Allahun dhe të Dërguarin e Tij" (Et Teube: 54). "Thuaju atyre që nuk besojnë: nëse largohen (nga mosbesimi), do t'u falet e kaluara" (El Enfal: 38).

Megjithëkëtë, ai do të ndëshkohet për shkak të braktisjes së obligimeve, edhe nëse kjo ka ndodh gjatë kufrit të tij.

Argument për janë Fjalët e Allahut të Lartësuar: "Çfarë ju ka sjellë në Sekar?" Ata do të përgjigjen: "Nuk ishim nga ata që falnin namaz dhe as prej atyre që i ushqenin të varfrit. Ne lëshoheshim në biseda të kota me llafazanët. dhe mohonim Ditën e Llogarisë, derisa na erdhi vdekja." (El Mudeththir: 42 – 47). Pra, e përmendi se braktisja e namazit dhe mosushqimi i të varfërve janë prej shkaqeve për hyrjen në Zjarr. Kjo tregon se këto gjëra kanë efekt në hyrjen e tyre në Zjarr.

Për më tepër, kafiri do të ndëshkohet për çdo mirësi të Allahut të cilën ia ndalon vetes së tij, siç janë ushqimi, pija dhe rrobat. Argument për këtë janë Fjalët e Allahu të Lartësuar: "Nuk ka gjynah për ata që kanë besuar dhe kanë bërë vepra të mira për atë që kanë ngrënë, për sa kohë që ata ruhen (nga të ndaluarat), besojnë dhe bëjnë vepra të mira, e sërish ruhen dhe besojnë e vazhdimisht ruhen dhe bëjnë vepra të mira. Allahu i do punëmirët." (El Maide: 93). Mohimi i gjynahut për besimtarët për atë që kanë ngrënë, aludon se gjynahu iu pohohet jobesimtarëve për atë që kanë ngrënë. Argument janë edhe Fjalët e Allahut të Lartësuar: "Thuaj: "Kush i ka penguar stolitë dhe ushqimet e këndshme, të cilat Ai i ka krijuar për robërit e Vet?" Thuaj: "Ato janë për besimtarë në këtë botë, ndërsa në botën tjetër do të jenë vetëm për besimtarët." (El A'raf: 32). Fjalët e Tij:"Thuaj: "Ato janë për besimtarë në këtë botë, ndërsa në botën tjetër do të jenë vetëm për besimtarët", aludojnë se dispozita për jobesimtarët dallon nga ajo për besimtarët.

Mirëpo, nëse jobesimtari hyn në Islam gjatë Ramazanit, nuk obligohet ta bëjë kaza agjërimin që i ka kaluar para Islamit të tij. Për shembull, nëse hyn në Islam në natë e pesëmbëdhjetë, atëherë nuk obligohet t'i bëjë kaza katërmbëdhjetë netët e kaluara. Nëse hyn në Islam gjatë ditës, atëherë obligohet të ndalojë (përmbahet) nga ushqimi, mirëpo nuk i kërkohet kazaja. Për shembull, nëse hyn në Islam kur të hyjë zeuali (koha kur dielli është në zenit, sh.p.), në i themi atij: ndalo nga ushqimi në pjesën tjetër të ditës, mirëpo, nuk të obligohet kazaja. E urdhërojmë që të ndalojë nga ushqimi, sepse ai bëhet prej atyre që e kanë obligim agjërimin, ndërsa, nuk e urdhërojmë me kaza, sepse ai e ka kryer atë që e ka obligim, e që është ndalimi nga ushqimi prej kohës kur ka hyrë në Islam. Ai që e kryen atë që e ka obligim, atëherë, nuk ngarkohet me përsëritjen e adhurimit edhe një herë tjetër.

Sa i përket mendjes, e që është atributi i dytë për obligueshmërinë e agjërimit, themi se mendja është gjëja përmes së cilës arrihet dallimi mes gjërave. Nëse njeriu nuk ka mendje, atëherë, ai nuk e ka obligim dhe asnjë prej adhurimeve tjera, përveç zekatit.
Prej këtij lloji, pra, prej atyre që nuk kanë mendje, është kur njeriu arrin moshën (e shtyrë) sa që nuk mund t'i dallojë gjërat. Kjo gjendje tek masa e rëndomtë njihet si matufosje. Pra, matufi nuk i kërkohet agjërimi dhe as kompensimi me ushqim, sepse ai nuk është prej atyre që e kanë obligim agjërimin.
Atributi i tretë është mosha madhore (puberteti).
Mosha madhore arrihet me njërën nga tri gjërat e mëposhtme:
1) Njeriu t'i mbush pesëmbëdhjetë vite.
2) Të dal/rritet el ane. Këto janë qimet e trasha/ashpra që dalin rreth organit gjenital.
3) Ejakulimi i spermës duke ndjerë kënaqësi, pavarësisht a e bën këtë në gjumë apo i zgjuar.
4) Te gratë shtohet një çështje tjetër, e që është cikli menstrual. Nëse gruas i fillojnë menstruacionet, atëherë, ajo ka hyrë në pubertet.
Sipas kësaj, kush i mbush pesëmbëdhjetë vite, burrë apo grua, ka hyrë në moshën madhore.
Kujt i rriten qimet rreth organit gjenital, ka hyrë në moshën madhore, burrë apo grua, edhe nëse nuk i mbush pesëmbëdhjetë vite, ka hyrë në moshën madhore.
Kushdo që ejakulon spermë duke ndjerë kënaqësi, burrë apo grua, edhe nëse nuk i ka mbushur pesëmbëdhjetë vite, ka hyrë në moshën madhore.
Gruas së cilës i fillon cikli menstrual, edhe nëse nuk i ka mbushur pesëmbëdhjetë vite, ka hyrë në moshën madhore.
Ndonjë gruaje mund t'i fillojnë menstruacionet kur t'i mbush dhjetë vite.
Prandaj, duhet që të paralajmërojmë për këtë çështje, sepse shumica e njerëzve janë të pakujdesshëm ndaj saj. Disa grave iu fillojnë menstruacionet herët, dhe ato nuk e dinë që e kanë obligim agjërimin dhe adhurimet tjera të cilat kushtëzohen me hyrjen në pubertet. Kjo, sepse shumë prej njerëzve mendojnë se mosha madhore fillon (vetëm) kur njeriu t'i mbush pesëmbëdhjetë vite. Ky mendim është i pavërtetë dhe nuk ka bazë (në fe).
Pra, nëse njeriu nuk hynë në moshën madhore, nuk e ka obligim agjërimin. Mirëpo, disa dijetarë e kanë përmendur se kujdestari i fëmijëve të vegjël urdhërohet që t'i urdhërojë ata me agjërim, pavarësisht a janë meshkuj apo femra, në mënyrë që agjërimi t'iu bëhet gjë e zakonshme, të ushtrohen me të, dhe t'iu vijë lehtë kur të hyjnë në moshën madhore. Këtë e vepronin sahabet, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre, të cilët i detyronin fëmijët e tyre të vegjël të agjërojnë, sa që ndonjëri prej tyre, kur fëmija i qante, i jepte ndonjë lodër prej pambukut, që të mashtrohej me të derisa dielli të perëndojë.
Atributi i katërt është që njeriu të ketë mundësi për agjërim.
Do të thotë që njeriu të ketë mundësi të agjërojë pa ndonjë vështirësi. Nëse nuk ka mundësi të agjërojë, atëherë, nuk e ka obligim agjërimin.
Mirëpo, duhet të ditur që ata të cilët nuk e kanë obligim agjërimin, ndahen në dy grupe:
Grupi i parë janë ata të cilët pamundësia e tyre për agjërim vazhdon përherë, siç janë: pleqëria dhe sëmundja që nuk shpresohet se ndonjëherë do të shërohet. Ky person e ka obligim të ushqejë për çdo ditë (të paagjëruar) një të varfër. Nëse muaji i Ramazani i ka tridhjetë ditë, e ka obligim t'i ushqejë tridhjetë të varfër, e nëse muaji i ka njëzet e nëntë ditë, e ka obligim t'i ushqejë njëzet e nëntë të varfër.
Janë dy mënyra për t'i ushqyer të varfrit:

E para është që t'u jap oriz apo grurë si farë (kokërr, d.m.th. të papërgatitur, sh.p.). Masa e saj është një e katërta e sa'-së, nëse matet me sa'-në e Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Ndërsa, nëse matet me sa'-në që është e njohur tek ne (në Arabinë Saudite), atëherë është një e pesta e saj. Kjo (sa') është e barabartë me 2.4 kg prej grurit të cilësisë së mirë. D.m.th. nëse do t'i matësh 2.4 kg prej grurit të cilësisë së mirë dhe të lartë, atëherë kjo është një sa' prej sa'-së së Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Sa'-ja e Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) është katër emdad (një mudd është shtrirja e dy shuplakave të një burri mesatar, sh.p.), prandaj, mjafton për katër të varfër.
Në këto raste është mirë që kur t'ia japësh të varfrit këtë sasi (të grurit apo orizit të papërgatitur), t'i shtosh edhe diçka prej gjërave (vajrave) që e skuq (përgatit) atë ushqim (grurin apo orizin). Kjo veprohet në varësi të asaj që kërkon gjendja dhe tradita.
Mënyra e dytë e dhënies së ushqimit është që ta përgatis ushqimin që mjafton për tridhjetë apo njëzet e nëntë të varfër, në varësi të muajit, dhe t'i ftojë ata për t'u ushqyer me të. Është transmetuar se Enesi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, kur ishte plakur, vepronte kësisoj. Nuk lejohet ta ushqejë një person të vetëm me sasi që u mjafton tridhjetë apo njëzetë e nëntë personave, sepse patjetër duhet që për çdo ditë ta ushqejë nga një të varfër.
Grupi i dytë janë ata pamundësia e të cilëve (për të agjëruar), shpresohet se do të kalojë (largohet). Kjo është pamundësia e rastësishme, siç është rasti kur njeriu sëmuret gjatë agjërimit dhe e ka të vështirë vazhdimin e tij. Këtij i themi: ha (prishe) dhe e bën kaza një ditë në vend të kësaj (pas Ramazanit, sh.p.). Argument për këtë janë Fjalët e Allahut të Lartësuar:"Nëse ndonjëri prej jush është i sëmurë ose duke udhëtuar, le të agjërojë aq ditë sa i ka prishur në ditët e tjera pas." (El Bekare: 184).
Atributi i pestë është që të jetë vendas, e kundërta e të cilit është udhëtari.
Udhëtar konsiderohet ai i cili është larguar/ndarë nga atdheu i tij. Personi i këtillë nuk e ka obligim agjërimin. Argument për këtë janë Fjalët e Allahu të Lartësuar: "Nëse ndonjëri prej jush është i sëmurë ose duke udhëtuar, le të agjërojë aq ditë sa i ka prishur në ditët e tjera pas." (El Bekare: 184). Edhe pse, më mirë për të është që të agjërojë, përveç, nëse e ka të vështirë agjërimin, atëherë, më mirë është që të hajë (ta prish). Argument për këtë janë fjalët e Ebu Derdait, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, i cili thotë: "Ishim duke udhëtuar me Pejgamberin (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) në një ditë të shumë të nxehtë, dhe askush nga ne nuk agjëronte, përveç, Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) dhe Abdullah bin Reuaha." Nëse agjërimi i vështirësohet shumë, atëherë, patjetër duhet ta prish, sepse, disa njerëz i ishin ankuar Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) se iu ishte vështirësuar agjërimi (gjatë një udhëtimi, sh.p.) dhe ai e prishi atë. Pastaj, iu tha atij: disa njerëz e kanë vazhduar agjërimin. Atëherë, ai tha: "Ata janë mëkatarë (të pabindur), ata janë mëkatarë."
Atributi i gjashtë është që personi të jetë i shpenguar nga pengesat.
Do të thotë të jetë i shpenguar prej pengesave të obligimit. Kjo është e veçantë vetëm për gruan. Pra, që ajo ta kryejë obligimin e agjërimin edaen (d.m.th. në kohën e tij të caktuar sheriatikisht, jo kaza, sh.p.), duhet të mos jetë me menstruacione dhe lehoni. Nëse është me menstruacione apo lehonë, atëherë nuk e ka obligim agjërimin, mirëpo, i bën kaza (d.m.th. i agjëron pas kohës së tyre të caktuar sheriatikisht, pra, pas Ramazanit, sh.p.) ditët që i ka prishur. Argument për këtë janë fjalët e Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), i cili duke e miratuar këtë çështje thotë: "A nuk është se gruaja kur të jetë me menstruacione nuk

falet dhe as nuk agjëron?!" Pra, gruaja kur të jetë me menstruacione nuk e ka obligim agjërimin, mirëpo, i bën kaza ato ditë (të lëna) në ditë të tjera (pas Ramazanit).

Janë dy çështje të cilave duhet t'iu kushtojmë vëmendje:

E para është se disa gra pastrohen prej menstruacioneve në çastet e fundit të syfyrit. Ajo e din se është pastruar, mirëpo, nuk e agjëron atë ditë duke menduar se nëse nuk pastrohet me ujë (para agimit), atëherë, agjërimi i saj nuk është i pranuar. Çështja nuk qëndron kështu. Mirëpo, edhe nëse nuk pastrohet me ujë (gusl) veçse pas agimit, agjërimi i saj pranohet.

Çështja e dytë është se disa gra janë agjërueshëm, dhe pasi që të perëndojë dielli dhe të bëjë iftar, i vijnë menstruacionet para se ta fal akshamin. Disa gra mendojnë që nëse i vijnë menstruacionet pas iftarit dhe para se ta fal akshamin, atëherë, agjërimi i asaj dite prishet. Disa të tjera e teprojnë edhe më shumë duke thënë se: nëse i vijnë menstruacionet edhe para namazit të jacisë, atëherë agjërimi i asaj dite prishet. Krejt kjo nuk është e vërtetë. Nëse gruaja pas perëndimit të diellit nuk e sheh që menstruacionet kanë dal jashtë (organit gjenital), atëherë, agjërimi i saj është i saktë (i pranuar), edhe nëse gjaku del pas perëndimit të diellit për një çast të shkurtër.

Këto ishin gjashtë atributet të cilat nëse bashkohen tek një person, atëherë, agjërimi bëhet obligim për të edaen (në kohë), dhe nuk i lejohet të hajë. Nëse njëra nga këto atribute mungon, atëherë, çështja qëndron siç e sqaruam më lartë.

*AbdulAziz bin Abdilah bin Bazi, Allahu e mëshiroftë*

*Për kënd obligohet agjërimi i Ramazanit, dhe cila është vlera e agjërimit të tij dhe agjërimit nafile (vullnetar)?*

*Ai u përgjigj:* Agjërimi i Ramazanit është uaxhib (obligim) për çdo mysliman mukel-lef (personi të cilit i ngarkohen obligimet dhe ndalesat e fesë, sh.p.), burrë apo grua. Ndërsa, është mustehab (i preferuar) për atë, mashkull apo femër, që i mbush shtatë vite e më shumë dhe e përballon agjërimin. Për kujdestarët e tyre është obligim t'i urdhërojnë për agjërim, nëse e përballojnë atë, ashtu siç i urdhërojnë për namaz.

Bazë për këtë janë Fjalët e Allahut të Madhëruar: "O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat. Agjërimi zgjat disa ditë, por, nëse ndonjëri prej jush është i sëmurë ose duke udhëtuar, le të agjërojë aq ditë sa i ka prishur në ditët e tjera pas. Ata që kanë vështirësi për të agjëruar, duhet të ushqejnë si shpagim nga një të varfër për çdo ditë agjërimi. E, nëse ndonjëri jep më shumë se kaq, kjo është edhe më mirë për të. Por, agjërimi juaj është më i dobishëm, në qoftë se e dini. Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja). Pra, kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj, le të agjërojë! Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër (le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar." (El Bekare: 183 – 185).

Gjithashtu, fjalët e Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem): "Islami është i ndërtuar mbi pesë (shtylla): Shehadetin (dëshminë) se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut (La ilahe il-lAll-llah) dhe se Muhamedi është i dërguari i Allahut (Muhamedun Resulull-llah), faljen e namazit, dhënien e zekatit, agjërimin e Ramazanit, dhe Haxhin (vizitën) e Shtëpisë së Shenjtë të Allahut (Qabenë)." Ky hadith është muttefekun alejhi (e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi), nga Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre.

Kur Xhibrili e pyeti për Islamin, Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) u përgjigj: "Të dëshmosh se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut (La ilahe il-lAll-llah) dhe se Muhamedi është i dërguari i Allahut (Muhamedun Resulull-llah), të falësh namazin, ta japësh zekatin, ta agjërosh Ramazanin, dhe të bësh Haxh (vizitosh) Shtëpinë (Qabenë) nëse ke mundësi." E transmeton Muslimi në Sahih-un e tij nga Umer bin El Hattabi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, dhe në kuptim të tij e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi, nga Ebu Hurajra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij.

Në dy Sahih-at (Buhari dhe Muslim) nga Ebu Hurajra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, transmetohet se Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kushdo që e agjëron Ramazanin me besim dhe duke llogaritur në shpërblimin e Allahut, i falen mëkatet e kaluara."

Është vërtetuar se Pejgamberi, (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:"Çdo vepër e birit të Ademit është për të, e mira shpërblehet me dhjetë deri në shtatëqind fish, përveç agjërimit, sepse ai është për Mua dhe Unë shpërblejë për të. Agjëruesi e braktisë epshin, ushqimin dhe pijen e tij për Mua. Ai i ka dy gëzime: një kur të bëjë iftar dhe tjetra kur ta takojë Zotin e tij. Aroma (e pakëndshme) e gojës së agjëruesit është më e mirë te Allahu se aroma e myshkut." (Hadith Kudsij dhe është muttefekun alejhi). Hadithet të cilat flasin rreth vlerës së agjërimit të Ramazanit dhe agjërimit në përgjithësi, janë të shumta dhe të njohura. Allahu është dhuruesi i suksesit.

## Mosha e teklifit për gruan

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*A ka ndonjë obligim vajza, apo familja e saj, e cila i ka mbushur dymbëdhjetë apo trembëdhjetë vite, dhe i kalon Ramazani pa e agjëruar? Së pari a duhet të agjëroj? Nëse nuk agjëron a ka ndonjë gjë që obligohet ta veprojë?*

*Ata u përgjigjen:* Gruaja konsiderohet mukel-lefe nëse i plotëson disa kushte. Ato janë: islami, të jetë me mendje të shëndoshë, dhe mosha madhore (puberteti). Puberteti arrihet me: fillimin e menstruacioneve, apo ejakulimin e spermës duke ndjerë kënaqësi, apo "ëndrrat e lagshta", nëse kur të zgjohet sheh se ka ejakuluar spermë, apo dalja/rritja e qimeve të ashpra/trasha rreth organit gjenital, apo mbushja e pesëmbëdhjetë viteve.

Kjo vajzë nëse i ka plotësuar kushtet e teklifit, atëherë, agjërimi është obligim për të, dhe e ka obligim ta

bëjë kaza çdo ditë që nuk e ka agjëruar gjatë kohës së teklifit të saj.

Nëse njëra nga kushtet mungon, atëherë ajo nuk është mukel-lefe, dhe nuk obligohet për asgjë.

Me Allahun vjen suksesi. Salevatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Vendimi për atë që braktisë farzin (obligimin) e agjërimit, edhe pse i kryen farzet tjera

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Cili është vendimi për myslimanin i cili e shpërfill farzin (obligimin) e agjërimit për disa vite pa ndonjë arsye sheriatike (të ligjësuar), edhe pse me besnikëri i kryen të gjitha farzet tjera? A e ka obligim kazanë apo keffaretin (kompensimin)? Nëse e ka obligim kazanë, atëherë si t'i bëjë kaza gjithë këta muaj?*

*Ai u përgjigj:* Vendimi për atë që e braktisë agjërimin e Ramazanit, prej burrave dhe grave, duke qenë mukel-lef, është se ai nuk i është bindur Allahut dhe të Dërguarit të Tij, dhe e ka vepruar njërën prej mëkateve të mëdha. Ai e ka obligim të pendohet te Allahu për këtë, t'i bëjë kaza të gjitha ditët e paagjëruara, dhe për çdo ditë të lënë duhet ta ushqejë nga një të varfër, nëse ka mundësi. Nëse është i varfër dhe nuk ka mundësi, atëherë i mjafton kazaja dhe pendimi. Kjo, ngaqë agjërimi është obligim i madh, të cilin Allahu e bëri obligim për mukel-lefët, dhe për të cilin Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) njoftoi se është njëri nga pesë shtyllat e Islamit.

Gjithashtu, është obligim që nëse çështja e tij ngritët (shkon) deri te kryetari (fjala është për shtetet që gjykojnë me sheriat, sh.p.) apo te Komiteti që urdhëron për të mirën dhe ndalon nga e keqja (fjala është për Arabinë Saudite, sh.p.), ai të bëhet ta'zir (masë ndëshkimore të cilën e cakton kryetari i shteti apo gjykatësi, sh.p.), dhe të disiplinohet me gjëra që e ndalojnë nga ky mëkat.

Krejt kjo është nëse ai nuk e mohon obligueshmërinë e agjërimit të Ramazanit. Mirëpo, nëse e mohon obligueshmërinë e agjërimit të Ramazanit, atëherë ai me këtë bëhet kafir (jobesimtar) dhe përgënjeshtrues i Allahut dhe të Dërguarit të Tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Kryetari i shtetit (apo gjykatësi) përmes gjykatave sheriatike, kërkon prej tij të pendohet. Nëse pendohet lihet i qetë, në të kundërtën është obligim të vritet, për shkak të ridde-së (daljes nga feja). Argument për këtë janë fjalët e Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem): "Kushdo që e ndërron fenë e tij (Islamin), vriteni." Transmeton Buhariu në Sahih-un e tij.

Nëse e braktisë agjërimin për shkak të sëmundjes apo udhëtimit, atëherë ai nuk ka kurrfarë ngushtimi në këtë, mirëpo, e ka obligim ta bëjë kaza kur të shërohet nga sëmundja apo kur të kthehet nga udhëtimi i tij. Argument për këtë janë Fjalët e Allahut të Madhëruar: "Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër (le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar." (El Bekare: 185). Allahu është dhuruesi i suksesit.

## Ai i cili e braktisë agjërimin bëhet ta'zir

*Muhamed Es Salih El Uthejmini, Allahu e mëshiroftë*

*A konsiderohet kafir (jobesimtar) ai i cili e braktisë agjërimin nga neglizhenca dhe dembelia, siç është rasti me personin që e braktisë namazin i cili konsiderohet kafir?*

*Ai u përgjigj:* Lënësi i agjërimit nga neglizhenca dhe dembelia nuk është kafir, sepse esenca në këtë është vazhdimësia/mbetja e Islamit të tij, deri sa të vijë ndonjë argument i qartë se ai ka dal prej Islamit. Dhe nuk ka argument që tregon lënësi i agjërimit, nëse e len për shkak të dembelisë dhe neglizhencës, është kafir.

E kundërta është me namazin, për të cilin ka argumente prej Librit të Allahut (Kuranit), prej Sunetit të të Dërguarit të Tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), dhe prej thënieve të sahabëve, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre, se lënësi i tij, për shkak të neglizhencë dhe dembelisë, është kafir. Abullah bin Shekiku ka thënë: "Shokët e të Dërguarit të Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), nuk e shihnin lënien e ndonjë vepre kufr, përveç namazit."

Mirëpo, është obligim që ky njeri i cili e ka braktisur agjërimin, për shkak të dembelisë dhe neglizhencës, të ftohet për të filluar agjërimin, e nëse refuzon, atëherë duhet të bëhet ta'zir deri sa të agjërojë.

## Prishja e agjërimit nga ata që punojnë punë të rënda

*Shejh: Salih El Feuzan (Allahu e ruajt)*

*Pyetje: Ata të cilët kryejnë punë të lodhshme e që s'kanë ndonjë punë tjetër nga e cila do të fitonin, a u lejohet ta prishin agjërimin ashtu siç i lejohet plakut dhe gruas së moshuar apo jo? Na jepni përgjigje, Allahu ju shpërbleftë!*

*Përgjigje:* Puna nuk është arsye për prishjen e agjërimit, edhe nëse është e rëndë, sepse myslimanët vazhdimisht kanë punuar gjatë kohërave të ndryshme dhe nuk e kanë prishur agjërimin për shkak të punës. Gjithashtu, (nuk lejohet) sepse puna nuk hyn në tërësinë e arsyeve, për shkak të të cilave lejohet mos agjërimi, siç na ka treguar Allahu i Madhërishëm.

Arsyet për shkak të të cilave lejohet mos agjërimi janë të kufizuara. Ato janë: udhëtimi, sëmundja, menstruacionet, lehonia, pleqëria e thellë, sëmundja e vazhdueshme, gjithashtu shtatzënia dhe gjidhënia, nëse ato (gratë) frikohen për shëndetin e tyre apo të fëmijës.

Këto janë arsyet për të cilat kanë ardhur argumentet që aludojnë në lejueshmërinë e mos agjërimit për shkak të tyre. Ndërsa puna, në vetvete, nuk e lejon mosagjërimin, sepse s'ka argument për një gjë të tillë. Punëtori e ka obligim të agjëroj së bashku me myslimanët, e nëse e sheh se puna e ka rraskapitur së tepërmi dhe i frikohet vdekjes, atëherë ai merr (nga ushqimi dhe pirja) aq sa të mbetet gjallë, pastaj përmbahet nga ngrënia e pirja gjatë tërë ditës, dhe e zëvendëson atë ditë (pas Ramazanit). Ndërsa, që të mos agjëroj fillimisht për shkak të punës, kjo nuk është arsye fetare.

## Të angazhuarit vetëm me adhurim gjatë Ramazanit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A është prej sunetit që njeriu gjatë Ramazanit të lirohet (largohet) nga çdo gjë tjetër e t'i kthehet vetëm pushimit dhe kryerjes së adhurimeve?*

*Përgjigje:* Të gjitha punët që i bën myslimani janë adhurime. Kështu, obligimet që i ka përsipër, nëse i kryen ato me nijet të mirë, të gjitha janë adhurime. Pra, adhurim nuk është thjesht vetëm namazi apo agjërimi. Mësimi i dijes, pastaj dhënia e saj dikujt tjetër, thirrja tek Allahu, edukimi i fëmijëve e kujdesi ndaj tyre, kryerja e obligimeve ndaj familjes, bamirësia ndaj robërve të Allahut, të përpjekurit skajshmërisht në ndihmesën e njerëzve, lehtësimi i gjendjeve të atyre që janë në vuajtje e halle, të qenët i dobishëm për njerëzit me çdo lloj metode të lejueshme dhe kërkimi i riskut hallall, të gjitha këto janë adhurime, nëse bëhen me

nijet të mirë (sinqertë). Myslimani, të cilit Allahu i jep sukses drejt bashkimit në mes të adhurimeve të veçanta (që i kthehen me dobi vetëm atij) dhe atyre (me dobi) të përgjithshme, arrin mirësi të mëdha.

Ngjashëm me këtë që u përmend është edhe kryerja e punës (funksionit) e cila i ngarkohet atij në Ramazan, nëse ai e kryen atë me sinqeritet dhe vërtetësi, (ajo) hyn në tërësinë e adhurimeve për të cilat shpërblehet.

Ai njeri që kufizohet vetëm në adhurimet e veçanta për shkak të pamundësisë së tij në kryerjen a atyre që janë të përgjithshme është në mirësi të madhe, nëse tregohet i sinqertë me Allahun dhe është i vërtetë në punët e tij të mira.

Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) luftoi në dy prej Ramazaneve të jetës së tij. Kështu, beteja e madhe e Bedrit ishte në ditën e shtatëmbëdhjetë të muajit Ramazan, në vitin e dytë sipas hixhretit. Po ashtu, çlirimi i Mekës ndodhi në Ramazanin e vitit të tetë sipas hixhretit. Ai (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) mori rrugë gjatë muajit të Ramazanit dhe e prishi agjërimin, pasi që e pa vështirësinë e cila i kishte kapluar njerëzit.

Ajo çfarë dua të them është se myslimani gjatë Ramazanit duhet të përpiqet në kryerjen e veprave të mira dhe mos ta merr këtë muaj të begatshëm si kohë (arsye) për kotësi, gjumë, shkujdesje dhe mosveprim.

## Vendimi për pritjen e Ramazanit dhe urimeve me rastin e ardhjes së tij

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Cili është vendimi për pritjen e Ramazanit dhe për përgëzimet e urimet e ndërsjella midis shokëve me rastin e ardhjes së tij?*

*Përgjigje:* Ramazani është një muaj i madhërishëm, një muaj i begatshëm (bekuar), ardhjes së të cilit i gëzohen myslimanët. Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) dhe shokët e tij i gëzoheshin ardhjes së Ramazanit.

Gjithashtu, ai (alejhis-salatu ues-selam) i përgëzonte shokët e tij me ardhjen e Ramazanit, andaj, nëse myslimanët i gëzohen atij, e përgëzojnë dhe e urojnë njëri-tjetrin me rastin e ardhjes së tij, s'ka gjë të keqe. Kështu bënin edhe selefët e mirë, sepse Ramazani është një muaj madhështor dhe i bekuar që i gëzohen myslimanët, meqë në të ka falje mëkatesh, shlyerje të të këqijave dhe garë mes myslimanëve drejt mirësive përmes kryerjes së veprave të mira.

## Vendimi për pjesëmarrjen në kremtimin e natës së mesit të Shabanit për atë që beson se kjo është kotë

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*Pyetje: A lejohet pjesëmarrja në kremtimet e shpikura (bidate), si kremtimi i natës së mevludit, natës së Mi'raxhit, dhe natës së mesit të Shabanit, për atë që beson se kjo (kremtimi i tyre) nuk është e ligjësuar (nga Allahu), mirëpo prezanton për ta sqaruar të vërtetën rreth (kotësisë së) tyre?*

*Përgjigje:* Së pari: Kremtimi i këtyre netëve nuk lejohet. Madje, kjo është prej bidateve (risive) të urryera.

E dyta: Është e ligjësuar prezantimi dhe pjesëmarrja në këto kremtime me qëllim të refuzimit të tyre dhe sqarimit të vërtetës rreth tyre: se ato janë bidat nuk lejohet veprimi i tyre. Sidomos, kur personi është elokuent në sqarimin e së vërtetës dhe i mbushet mendja se mund të ruhet nga fitneja (sprovimi) me to. Ndërsa, pjesëmarrja në to me qëllim të argëtimit, gostisë dhe dëfrimit/zbavitjes nuk lejohet; sepse në këtë ka bashkëpjesëmarrje me ithtarët e të keqes, shtim të numrit të tyre (gjatë kësaj kotësie) dhe mbështetje të bidatit të tyre.
Me Allahu vjen suksesi. Salatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Hadithet që flasin për vlerën e mesit të muajit Shaban janë të dobëta

*Komisioni i përhershë për studimeve shkencore dhe fetua*

*Pyetje: Disa dijetarë thonë se janë transmetuar hadithe rreth vlerës së mesit të muajit Shaban, agjërimit të tij, dhe gjallërimit të natës së mesit të tij me adhurim. A janë të sakta këto hadithe? Nëse ka diçka të saktë prej kësaj na e sqaroni me sqarim që na shëron (nga injoranca), e nëse është e kundërta, atëherë kërkojmë prej jush shpjegim. Allahu ju shpërbleftë!*

*Përgjigje:* Janë transmetuar hadithe të sakta rreth vlerës së agjërimit të shumë ditëve të Shabanit, mirëpo, ato nuk i veçojnë disa ditë ndaj tjerave. Prej këtyre haditheve është se në dy Sahih-at (Buhari dhe Muslim) Aisha, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, ka thënë:
"Nuk e kam parë Pejgamberin (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ta plotësojë ndonjë muaj me agjërim përveç Ramazanit. Dhe nuk e kam parë ta agjërojë ndonjë muaj më shumë se Shabanin, të cilin e agjëronte pothuajse të gjithin, përveç disa ditëve."
Në hadithin e Usame bin Zejdit transmetohet se ai e pyeti Pejgamberin (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem):
"Nuk të kam parë të agjërosh ndonjë muaj më shumë se Shabanin? Ai tha: "Ai është një muaj mes Rexhebit dhe Ramazanit, (dhe për këtë shkak) njerëzit janë të pakujdesshëm ndaj tij, ndërsa, ai është një muaj në cilin veprat e robërve ngrihen të Zoti i botëve. Kurse, unë kam dëshirë që kur veprat e mia të ngrihen të jem agjërueshëm."
Transmeton Imam Ahmedi dhe En Nesaiu.
Nuk është transmetuar asnjë hadith autentik që Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) e veçonte me agjërim (si përzgjedhje e tij) ndonjë ditë të caktuar të Shabanit, ose disa ditë prej tij. Janë transmetuar disa hadithe të dobëta për faljen e namazit të natës në natën e mesit të Shabanit dhe agjërimin e ditës së saj.
Prej tyre është hadithi që e transmeton Ibën Maxhe në Sunen-in e tij, se (kinse) Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:
"Kur të vije nata e mesit të Shabanit, faluni gjatë natës dhe agjëroni gjatë ditës, sepse Allahu i Lartësuar zbret në qiellin e dynjasë gjatë kësaj nate që nga perëndimi i diellit, dhe thotë: A ka ndokush që kërkon falje nga Unë, që ta fali? A ka ndokush që kërkon furnizim nga Unë, që ta furnizojë? A ka ndonjë të sprovuar që t'ia largoj atë fatkeqësi. Kështu vazhdon deri në agim."

Ibën Hibbani i vlerëson si autentike disa hadithe që flasin për vlerën e gjallërimit të natës së mesit së Shabanit. Prej tyre është hadithi që e transmeton në Sahih-un e tij, nga Aisha, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, e cila thotë:

"Një natë e humba Pejgamberin (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Kur dola e pashë se ai ishte në Beki'1, e kishte ngritur kokën (d.m.th. lutej). Ai më tha: A po frikësohesh që Allahu dhe i Dërguari i Tij do të bëjnë padrejtësi ty? Unë i thashë: O i Dërguar i Allahut! Mendova që shkove te gratë e tjera. Ai më tha: Vërtetë Allahu i Madhërishëm dhe i Lartësuar zbret në qiellin e dynjasë në mesin e muajit Shaban, dhe ua fal disa njerëzve numri i të cilëve është më i madh se qimet e një deleje."

Këtë hadith Buhariu dhe të tjerë e vlerësojnë të dobët. Për më tepër shumica e dijetarëve e kanë mendimin se hadithet që flasin për vlerën e natës së mesit të Shabanit dhe agjërimin e ditës së saj, janë të dobëta. Tek dijetarët e hadithit është e njohur se Ibën Hibbani ka tesahul (lehtësi, butësi) në saktësimin e haditheve.

Përmbledhtas, tek dijetarët e mëdhenj të hadithit, të gjitha hadithet që flasin për vlerën e gjallërimit të natës së mesit të Shabanit dhe agjërimin e ditës së saj, janë të pasakta (jo-autentike). Për këtë ata e refuzuan (urryen) faljen e namazit të natës gjatë saj dhe veçimin e ditës së saj me agjërim, dhe për këtë thanë: kjo është bidat. Një grup njerëzish prej robërve (adhuruesve/njerëzve të mirë) e madhëruan këtë natë duke u bazuar në këto hadithe të dobëta, të cilat pastaj u afirmuan/njohën aq shumë prej tyre, sa që njerëzit i pasuan duke pasur mendim të mirë për ta. Madje, disa prej tyre shkuan aq larg në ekstremizmin e tyre duke e madhëruar natën e mesit të Shabanit, sa që thanë ajo është nata në të cilën ka zbrit Kurani, dhe është nata në të cilën ndahet (vendoset për) çdo punë të urtë. Me këtë natë i komentuan

Fjalët e Allahut:

"Ne e zbritëm Kuranin në një natë të bekuar. Vërtet, Ne gjithmonë kemi qenë paralajmërues. Në atë (natë të zbritjes së Kuranit) vendoset çdo punë e urtë" (Ed Duhan: 4-5).

Ky është gabim i qartë dhe shtrembërim i (fjalëve të) Kuranit nga vendi (kuptimi) i tij. Qëllimi me natën e bekuar është nata e Kadrit, sepse Allahu i Lartësuar thotë:

"Ne e kemi zbritur atë (Kuranin) në natën e Kadrit" (El Kadr: 1),

kurse nata e Kadrit është në muajin e Ramazanit. Këtë e vërtetojnë shumë hadithe të transmetuar rreth saj, po edhe Fjalët e Allahut të Lartësuar:

"Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja)." (El Bekare: 185).

1 Varrezat e banorëve të Medinës.

Me Allahun vjen suksesi. Salatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi të Dërguarin Muhamed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Leximi i sures Jasin dhe i mevludit në natën e mesit të Shabanit

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*Pyetje: Tek ne në natën e pesëmbëdhjetë të muajit Shaban disa njerëz mblidhen në xhamia dhe e lexojnë suren Jasin tri herë dhe mevludin.*

Përgjigje: Kjo vepër është prej bidateve, kurse nga Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) është vërtetuar të ketë thënë:
"Kushdo që shpik ndonjë vepër në çështjes (fenë) tonë e që nuk është prej saj, ajo (vepër) i refuzohet."
Gjithashtu, thotë:
"Keni kujdes nga gjërat e reja (të shpikura), sepse çdo risi është bidat, dhe çdo bidat është humbje."
Adhurimet janë të bazuara në ndalimet dhe urdhërimet e Allahut dhe Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), dhe në pasim (të Kurani dhe Sunetit). Kurse, për këtë vepër nuk ka urdhëruar Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), dhe as ai e as sahabët e tabiinët nuk e vepruan. Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), në disa transmetime të hadithit të saktë, thotë: "Kushdo që vepron një vepër që nuk është prej çështjes (fesë) tonë, ajo (vepër) i refuzohet." Kurse, kjo vepër nuk është prej çështjes (fesë) së tij, prandaj nuk është pranuar dhe është obligim të refuzohet. Kjo hyn në atë që Allahu dhe Pejgamberi i Tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) e kanë refuzuar/urryer.
Allahu i Lartësuar thotë:
"A kanë ata idhuj (ortakë në vend të Allahut), të cilët u kanë caktuar një fe që nuk e ka lejuar Allahu?!" (Esh Shura: 21).
Kjo vepër është prej çështjeve që injorantët e myslimanëve e kanë shpikur, pa ndonjë udhëzim prej Allahut. Dijetari i madh AbdulAziz bin Abdilah bin Bazi e ka shkruar një libërth i cili quhet: Vendimi për kremtimin e natës së mesit të muajit Shaban, dhe natës Israsë dhe Mi'raxhit.

## Preferohet agjërimi i ditëve të bardha edhe nëse bëhet në muajin Shaban

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Cili është vendimi Islam për agjërimin e mesit të Shabanit, e ato janë ditët (13, 14, 15)?*

Përgjigje: Preferohet agjërimi i tri ditëve për çdo muaj, pavarësisht a është muaji Shaban apo tjetër. Është vërtetuar se Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) e ka urdhëruar Abdullah bin Amër bin Asin me këtë. Gjithashtu, është vërtetuar se i ka porositur Ebu Derdain dhe Ebu Hurejran me këtë. Nëse i agjëron këto ditë në disa muaj, kurse në disa tjerë jo, ose nganjëherë i agjëron, e nganjëherë jo nuk prish punë, sepse agjërimi i tyre është nafile (vullnetar) jo farz (obligim). Edhe pse më mirë është agjërimi i tyre vazhdimisht për çdo muaj, nëse mundet.

## Veçimi i natës së mesit të Shabanit me sadaka (lëmoshë)

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*Pyetje: Babai im ma ka lënë porosi gjatë jetës së tij që çdo vit në natën e mesit të Shabanit të jap sadaka sipas mundësive të mia. Dhe vërtetë që unë deri tani kam vepruar siç më ka*

*porositur. Mirëpo, disa njerëz më kanë qortuar për këtë vepër dhe më thanë që nuk lejohet. A është sadakaja në natën e mesit të Shabanit e lejuar ashtu siç më porositi babai im?*

*Përgjigje:* Veçimi i natës së mesit të Shabanit me sadaka, çdo vit, është bidat dhe nuk lejohet, edhe nëse me këtë të ka porositur babai yt. Ti ço në vend porosinë e tij, mirëpo mos e veço me sadaka gjysmën e Shabanit, jepe sadakanë në ndonjë muaj gjatë vitit pa e veçuar ndonjë muaj të caktuar. Edhe pse, muaji më i vlefshëm është Ramazani.

Me Allahu vjen suksesi. Salatet dhe selamet qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Kremtimi i ditëlindjes së Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) – mevludit dhe i natës së mesi të Shabanit (apo siç njihet tek ne nata "e madhe" e Beratit, sh.p.)?

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*Pyetje: A lejohet kremtimi i festave "fetare" si: ditëlindja e Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), mesi i Shabanit, dhe raste tjera të kremtimeve të ndryshme?*

*Përgjigje:* a) Kremtimi i festave bidate (të shpikura në fe) nuk lejohet.

b) Gjatë vitit janë vetëm dy festa: Festa Kurban Bajramit dhe ajo e Fitër Bajramit. Gjatë këtyre festave është e ligjësuar të shfaqet gëzimi dhe lumturia, dhe të veprohen ato gjëra që Allahu i Patëmeta na i ka ligjësuar, si namazi dhe të tjera. Mirëpo, nuk bënë të teprohet duke lejuar gjëra që Allahu (azze ue xhel-le) i ka bërë haram.

c) Nuk lejohet kremtimi i ditëlindjes së Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) – mevludit, dhe as kremtimi i ditëlindjes së dikujt tjetër. Kjo, sepse Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) nuk e vepronte këtë dhe nuk ia ligjësoi këtë umetit të tij. Po ashtu, sahabët, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre, nuk e vepronin këtë. As selefi (të parët e) këtij umeti dhe ata që erdhën më pas në (tre) shekujt e vlerësuar nuk e vepronin këtë. Kurse, e gjithë e mira është në pasimin e tyre.

d) Kremtimi i natës së gjysmës së Shabanit është bidat. Gjithashtu, nata e njëzet e shtatë e muajit Rexheb të cilën disa njerëz e quajnë nata e Israsë dhe Mi'raxhit, siç u sqarua në paragrafin (c).

Allahu është i Vetmi prej të cilit kërkohet ndihma dhe me Të vjen suksesi. Salatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi Pejgamberin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Lutja natën e mesit të Shabanit

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*Pyetje: Cila është lutja që është transmetuar nga Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) në natën e mesit të Shabanit? A është prej sunetit të gjallërohet kjo natë duke u mbledhur në xhamia dhe duke u lutur me lutje të caktuara, apo të afrohemi te Allahu (me adhurime të ndryshme)?*

*Përgjigje:* Nuk është vërtetuar/pohuar me ndonjë argument të saktë veçimi i natës së mesit të Shabanit me ndonjë lutje apo adhurim të veçantë. Prandaj, veçimi i saj me diçka të tillë është bidat, sepse Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:

"Çdo risi (në fe) është bidat, dhe çdo bidat është humbje."

Me Allahun vjen suksesi. Salatet dhe selamet qofshin mbi Pejgamberin tonë, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## A është për qëllim me fjalët e Allahut të Lartësuar: "Në atë (natë të zbritjes së Kuranit) vendoset çdo punë e urtë" (Ed Duhan: 4) natën e mesit (pesëmbëdhjetë) e muajit Shaban?

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*Pyetje: Pyetja ime është rreth natës së gjysmës (pesëmbëdhjetë) të Shabanit, a është ajeti i sures Ed Duhan (4): "Në atë (natë të zbritjes së Kuranit) vendoset çdo punë e urtë" për qëllim nata e gjysmës së Shabanit, apo është për qëllim nata e Kadrit që është nata e njëzet e shtatë e muajit të bekuar të Ramazanit? A është e preferuar që në natën e gjysmës së Shabanit (të shtohet) adhurimi, dhikri (përmendja e Allahut), qëndrimi gjatë në këmbë (për namaz), leximi i Kuranit, dhe agjërimi i ditës së katërmbëdhjetë të Shabanit 1?*

*Përgjigje:* Së pari: E vërteta është se nata e përmendur në këtë ajet është nata e Kadrit dhe nuk është nata e mesit të Shabanit.

E dyta: Nuk preferohet veçimi i natës së mesit të Shabanit me ndonjë prej adhurimeve, atyre të cilat janë cekur në pyetje apo tjera. Kjo natë është si çdo natë tjetër, dhe veçimi i saj me ndonjë nga adhurimet është bidat (risi).

1 Kjo natë tek ne njihet si nata "e madhe" e Beratit, apo nata e qirave. Sipas përgjigjes në këtë pyetje dhe përgjigjeve që pasojnë shohim se veçimi i kësaj nate me ndonjë adhurim nuk ka bazë në fenë e Allahut (Kuran dhe Sunet), dhe se kjo është prej bidateve (inovacioneve) në fe. Sh.p.

Me Allahu vjen suksesi. Salatet dhe selamet qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Nuk lejohet agjërimi i ditës së dyshimtë edhe nëse qielli është i vranët

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Nëse në qiell ka re apo pluhur (të madh) a është obligim apo e ligjësuar agjërimi i ditës së dyshimtë, si më e sigurt pasi që ka mundësi se muaji (i Ramazanit) ka hyrë?*

*Përgjigje:* Nuk lejohet agjërimi i ditës së dyshimtë edhe nëse qielli është i vranët. Ky është mendimi i saktë; sepse Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:

"Agjëroni kur ta shihni hënën e re (të Ramazanit) dhe hani (prisheni agjërimin) me shikimin e saj (të muajit Sheval), e nëse ka re në qiell atëherë plotësoni ditët e Shabanit dhe llogariteni tridhjetë ditë."

Gjithashtu, thotë:

"Mos i paraprini Ramazanit me agjërimi e një apo dy ditëve, përveç nëse ndokush e ka agjëruar (më herët) ditë të caktuara (prej sunetit) atëherë le ta vazhdojë agjërimin."

Ndërsa, sa i përket transmetimit se Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre, e agjëronte ditën e tridhjetë (të Shabanit) nëse kishte re në qiell, ky ishte ixhtihad (mendim) i tij, dhe mendimi i saktë është e kundërta, pra, që duhet të mosagjërohet. Ibën Umeri bëri ixhtihad në

këtë vend (mesele), mirëpo ixhtihadi i tij e kundërshton sunetin, Allahu ia faltë. Mendimi i saktë është se myslimanët e kanë obligim, nëse nuk e shohin hënën e re dhe ka re në qiell, të hanë (mosagjërojnë) ditën e tridhjetë (të Shabanit).
Nuk lejohet agjërimi derisa të vërtetohet shikimi i hënës së re ose njerëzit duhet t'i plotësojnë ditët e Shabanit tridhjetë ditë. Ky është obligimi mbi myslimanët, dhe nuk lejohet të kundërshtohet teksti (prej Kuranit dhe Sunetit) shkaku i fjalës së ndokujt prej njerëzve (kushdo qoftë ai), edhe nëse është Ibën Umeri apo dikush tjetër. Kjo, sepse tekstit i jepet përparësi para të gjithëve. Allahu i Patëmeta thotë:
"Atë që ua jep (urdhëron) i Dërguari merreni, ndërsa nga ajo që ua ndalon, ndalohuni",
dhe thotë:
"Te kenë kujdes ata që e kundërshtojnë urdhrin e tij (Pejgamberit) të mos i godasë ndonjë fitne (shirk, kufr, nifak) ose ndonjë ndëshkim i dhimbshëm"

## Agjërimi i ditës së tridhjetë të Shabanit nëse kjo ditë i bie të jetë në përputhshmëri me ndonjë ditë prej agjërimit të vazhdueshëm (sunet) të personit

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*Pyetje: Nëse dikush agjëron ditën e tridhjetë të Shabanit pa e pa hënën e re, a i pranohet agjërimi? Na tregoni ndonjë argument.*
*Përgjigje:* Nuk i lejohet myslimanit të agjërojë ditën e tridhjetë të Shabanit nëse nuk vërtetohet shikimi i hënës së re (të Ramazanit) natën e tridhjetë të tij. Përveç në rastet kur personi e ka pas zakon të agjëroj ditë të caktuara (prej sunetit), si për shembull ditën e hënë apo të enjte, dhe kjo ditë i bie të jetë dita e tridhjetë e Shabanit, atëherë i lejohet të agjërojë për shkak të ditëve që i ka agjëruar më herët, të muajit Shaban. Argument për këtë janë fjalët e Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem):
"Mos i paraprini Ramazanit me agjërimi e një apo dy ditëve, përveç nëse ndokush ka agjëruar (më herët) ditë të caktuara (prej sunetit) atëherë le ta vazhdojë agjërimin."
Transmeton El Buhariu dhe Muslimi.

## Vonimi pa arsye i kazasë së ditëve të paagjëruara të Ramazanit deri në Shaban

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*Pyetje: A i lejohet gruas myslimane ta vonojë agjërimin e (ditëve të) Ramazanit (të kaluar) deri në vitin e ardhshëm, për shkak se, gjatë Ramazanit, ka qenë me mense apo lehoni? E, nëse nuk i mundësohet t'i agjërojë vitin e ardhshëm, a i lejohet t'i agjërojë pas dy viteve, për shkak se ka qenë e zënë me arsye të ndryshme, si sëmundja, ose për shkak se nuk e ka përballuar agjërimin dhe kazanë? Kësaj gruaje që nuk mund ta përballojë agjërimin dhe e ka të vështirë t'i bëjë kaza ato ditë të paagjëruara, a i lejohet në vend të agjërimit të prej kurban, apo çfarë të bëjë?*
*Përgjigje:* I lejohet gruas ta vonojë agjërimin e (ditëve të) Ramazanit (të kaluar) deri në Shaban, edhe nëse për këtë nuk ka ndonjë arsye. Mirëpo, më mirë është që ta përshpejtojë kazanë. I lejohet gruas e cila ka ngrënë gjatë Ramazanit për shkak të menstruacioneve apo

lehonisë, ta vonojë kazanë, për shkak të ndonjë sëmundje apo dobësie të përgjithshme që shkaku i saj, nuk mund ta përballojë agjërimin, edhe nëse zgjatet koha (e kazasë) deri në një apo dy vite. Nëse shërohet dhe forcohet, atëherë e ka obligim ta përshpejtojë kazanë e ditëve të humbura. Nëse e humb shpresën se do mund t'i bëjë kaza ndonjë ditë, atëherë e ka obligim të ushqejë për çdo ditë të Ramazanit të cilën e ka prishur (me ngrënie) nga një të varfër. Ky ushqim duhet të jetë gjysmë sa' për çdo ditë (të paagjëruar) prej ushqimit kryesor që është bërë i zakonshëm për njerëzit e atij vendi, si: mielli, hurmat, orizi, misri dhe të ngjashme me këto. Nëse të gjithë ushqimin e tubon dhe ia jep një të varfëri ose më shumë për krejt (ditët e) Ramazanin, atëherë nuk ka të keqe në këtë.
Me Allahun vjen suksesi. Salatet dhe selamet qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Agjërimi i të hënës dhe të enjtes pas gjysmës së Shabanit

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*Pyetje: A lejohet agjërimi i të hënës dhe të enjtes në Rexheb dhe Shaban, dhe sidomos a lejohet pas ditës së pesëmbëdhjetë të Shabanit?*

*Përgjigje*: Agjërimi i të hënës dhe të enjtes nuk veçohet në muajin Rexheb apo Shaban, mirëpo është e preferuar të agjërohen në të gjithë muajt e vitit. Nuk ndalohet për atë që e ka bërë adet (zakon) të agjërojë të hënën dhe të enjten në pjesën tjetër të vitit, t'i agjërojë në pjesën (gjysmën) e fundit të Shabanit. Madje edhe nëse njëra nga ato i bie të jetë dita e dyshimtë1, sepse Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Mos i paraprini Ramazanit me agjërim një apo dy ditë, përveç nëse ndokush ka agjëruar ndonjë agjërim (prej sunetit) atëherë le të vazhdojë agjërimin." Hadithi është muttefekun alejhi (Buhariu dhe Muslimi).
1 Ditë e dyshimtë quhet dita e tridhjetë e Shabanit kur ka re apo pluhur të madh dhe nuk mund të shihet a ka dal hëna e re e Ramazanit apo jo, siç edhe do të sqarohet me vonë. Sh.p.
Me Allahun vjen suksesi. Salatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Bashkimi mes hadithit: "Kur të vije gjysma e Shabanit mos agjëroni" dhe hadithit: "Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) e lidhte Shabanin me Ramazanin (d.m.th. me agjërim)"

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Një vëlla nga Riadi pyet: Kam lexuar në Sahihul-Xhami' (nr. 397) me verifikimin e Albanit i cili thotë se është autentik një hadith nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kur të vija gjysma e Shabanit, atëherë mos agjëroni deri sa të hyjë Ramazani." Mirëpo është edhe një hadith tjetër të cilin, gjithashtu, Albani e vlerëson si autentik në Sahihul-Xhami' (nr. 4638), nga Aisha, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, të ketë thënë: "Muaji më i dashur te Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) për ta agjëruar (pas Ramazanit) ishte Shabani, të cilin e lidhte me Ramazanin." Si të bashkojmë mes këtyre dy haditheve?*

*Përgjigje:* Me Emrin e Allahut. Gjithë falënderimi dhe lavdia i takon Allahut.
Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) e agjëronte muajin Shaban të tërin, e ndonjëherë i linte vetëm pak ditë të tij pa i agjëruar, siç është vërtetuar nga hadithet të Aishes dhe Ummu Selemes. Kurse, sa i përket hadithit në të cilin ka ndalesë të agjërohet pas gjysmës së Shabanit, ky hadith është autentik, siç ka thënë vëllai ynë El Al-lame Shejh Nasirud-din El Albani. Qëllimi i hadithit është se ndalohet të fillohet me agjërim pas gjysmës së Shabanit. Ndërsa kush që e agjëron shumicën e muajit apo tërë muajin ia ka qëlluar sunetit (të saktë).

## Çdo kush që ka ditë të paagjëruara të Ramazanit e ka obligim t'i bëjë kaza para se të vije Ramazani i ardhshëm

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A llogaritet mëkatar ai person të cilin e ka arritur Ramazani duke pas ditë të paagjëruara prej Ramazanit të kaluar, për faktin se nuk i ka bërë kaza deri sa ka hyrë Ramazani tjetër? A e ka obligim kefaretin (kompensimin) apo jo?*
*Përgjigje:* Çdo kush që ka ditë të paagjëruara të Ramazanit e ka obligim t'i bëjë kaza para se të vije Ramazani i ardhshëm. Ai e ka të lejuar t'i vonojë ato (ditë) deri në muajin Shaban. Mirëpo, nëse vije Ramazani tjetër dhe nuk i ka bërë kaza duke mos pasur arsye, atëherë për këtë ai bënë mëkat. Megjithëkëtë, ai e ka obligim t'i bëjë kaza në të ardhmen, duke ia bashkangjitur kësaj të ushqyerit e një të varfëri për çdo ditë (të paagjëruar). Këtë fetua e kanë dhënë një grup prej shokëve të Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem).
Sasia e ushqimit (që duhet dhënë të varfërve) është gjysmë sa'1 për çdo ditë (të paagjëruar) nga ushqimi kryesor i banorëve të atij vendi. Këtë ushqim mund t'ia jap disa të varfërve apo njërit prej tyre. Ndërsa, nëse për këtë vonim ka arsye, për shkak të sëmundjes apo udhëtimit, atëherë vetëm i bën kaza (ato ditë) dhe nuk e ka obligim të ushqyerit e të varfërve, për shkak të përgjithësimit që është në Fjalët e Allahut:
"Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër (le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar." (El Bekare: 185).
1 Ibë Kudame ka thënë: "Esenca te e sa-a është sa ajo duhet të matet me enët e përgatitura veçanërisht për matjen e saj (ose në arabisht quhet El Kil, sh.p.), mirëpo është matur/caktuar me peshë (nga dijetarët) në mënyrë që memorizohet dhe transmetohet me lehtë." (El Mugnij 4/168). Komisioni i dijetarëve të mëdhenj në Arabinë Saudite e kanë caktuar/matur sa-në me katër emdad (një mudd është mbushja e dy shuplakave të shtrira të njeriut mesatar). Ndërsa një mudd e kanë caktuar se peshon 650 gram përafërsisht. Kështu që sipas tyre 4 X 650 g = 2600 gram. Me këtë edhe e kanë dhënë fetuanë. Shiko Muadeletul-euzan uel-mekajil esh sher'ije bil-euzan uel-mekajil el muasire të Ibën Munejbig në revistën Bejtuz-zekat (9/105 dhe 8/168). Sipas kësaj fetuaje i bie që gjysmë sa' është 1300 gram.

## Dispozita e dializës gjatë agjërimit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Si është dispozita rreth ndërrimit të gjakut gjatë agjërimit për personin që është i sëmurë nga veshkët, a duhet ta bëjë kaza agjërimin?*

*Përgjigje:* Ky duhet ta bëjë kaza agjërimin e asaj dite, për arsye se është furnizuar me gjak të pastër. Ndërsa, nëse gjatë dializës organizmi i tij furnizohet edhe me ndonjë materie shtesë përpos gjakut, atëherë konsiderohet se agjërimi i tij është prishur me dy gjëra.

## A prishet agjërimi nëse përpihet uji gjatë gërryerjes së dhëmbit?

*Pyetje: Nëse gjatë mjekimit të dhëmbit përpihet uji i makinës pa qëllim, a prishet agjërimi? Duke e ditur se mjekimi mund të shtyhet natën apo pas muajit të ramazanit?*

*Përgjigje:* Nuk ka gjë të keqe nëse për qëllim të mjekimit vëhet ujë në gojën e agjëruesit, me kusht që mos ta përpijë qëllimisht. Nëse shkon në fyt një sasi pa qëllimin e tij, ska gjë. Por është më mirë që mjekimi të shtyhet natën apo pas ramazanit sepse kjo është më e sigurtë për agjërim.

## Dispozita e anestezionit për dhëmbë, pastrimit, mbushjes apo nxjerrjes së tij

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Nëse njeriu ka dhimbje në dhëmb, dhe më pas shkon tek stomatologu dhe bën pastrimin, mbushjen apo nxjerrjen e tij, atëherë a ndikon kjo në agjërimin e tij, nëse stomatologu përdor anestezionin?*

*Përgjigje:* Ajo që u përmend në pyetje nuk ndikon në agjërim, dhe as nuk merret në konsideratë. Por duhet të ketë kujdes që të mos përpijë gjakun apo ilaçet gjatë mjekimit të dhëmbit. Gjithashtu edhe anestezioni për dhëmb nuk ndikon në agjërim, sepse ai nuk hyn në llojin e ushqimeve dhe pijeve.

## Dhënia e gjakut për analizë

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Si është dispozita nëse gjatë agjërimit dikujt i meret gjaku për analizë?*

*Përgjigje:* Marrja e kësaj sasie të gjakut për analizë nuk e prishë agjërimin, sepse kjo është e nevojshme, dhe gjithashtu kjo nuk hyn në llojin e gjërave më të cilat sheriatikisht prishet agjërimi.

### A prishet agjërimi me përdorimin e penicilinës?

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetva*

*Pyetje: Për shkak të sëmundjes kam shkuar në spital. Më pas, mjeku mi përshkruajti disa barna, ndër to ma përshkruajti edhe injeksionin penicilinë që ta përdorë në mëngjes dhe mbrëmje. Unë i thash se kam frikë se me këtë injeksion prishet agjërimi, por ai ma ktheu se me këtë injeksion nuk prishet agjërimi. Unë vazhdova ta përdorë dy ditë radhazi, por u befasova nga disa kolegë të cilët më njoftuan se me të gjitha injeksionet prishet agjërimi. Tani kam rënë në konfuzion, ju lutem të ma sqaroni se a prishet agjërimi me këto injeksione dhe se a e kam obligim që ditët e kaluara t'i bëj kaza? Sepse këtë injeksion e kam përdorur duke mos e ditur se prishet agjërimi dhe në bazë të udhëzimit të mjekut. Shpresoj që përgjigjen të ma ktheni sa më shpejtë.*

*Përgjigje:* Nëse në realitet qëndron ashtu siç e përmendët ju, atëherë nuk ka asnjëlloj pengese që ta përdorni këtë injeksion, dhe nuk obligoheni që ditët e kaluara t'i bëni kaza. Por nëse mundeni, është më mirë që në të ardhmen injeksionin ta përdorni natën, sepse kjo është më e sigurtë për agjërimin.

### Përdorimi i insulinës gjatë agjërimit

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetje: Vuaj nga sëmundja e sheqerit, sidomos gjatë muajit të ramazanit, andaj a më lejohet që ta përdor injeksionin e insulinës gjatë muajit të ramazanit? Më japni një përgjigje, Allahu u shpërbleftë, sepse në rast se nuk e përdor këtë injeksion më rëndohet gjendja dhe duhet të shtrihem në spital. Për çdo vit më ndodhë që të agjëroj afërsisht dhjetë ditë, kurse të tjerat i bëjë kaza për shkak të kësaj sëmundjeje.*

*Përgjigje:* Nuk ka asnjë pengesë që ta përdorësh këtë injeksion gjatë ditës së agjërimit, dhe nuk obligohesh që atë ditë ta bësh kaza. Por nëse ke mundësi që këtë injeksion ta përdorësh pas agjërimit, kjo është më mirë nëse nuk të sjell vështirësi.

### Dispozita rreth përdorimit të barnave për pengimin e menstruacioneve gjatë ramazanit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Disa gra përdorin hapa gjatë ramazanit, në mënyrë që mos tu vinë menstruacionet, alejohet ky veprim?*

*Përgjigje:* Konsideroj se nuk ka gjë të keqe në këtë veprim, nëse kjo nuk u sjell dëm. Për këtë gjë nuk di të ketë ndonjë ndalesë, sepse është një dobi e madhe për gratë që ato të agjërojnë së bashku me të tjerët dhe të mos kenë nevojë që disa ditë të ramazanit t'i bëjnë kaza.

## Vjellja gjatë ditës në Ramazan

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *"A e prishë agjërimin vjellja?"*

*Përgjigje:* "Agjëruesi shumë herë i ekspozohet gjërave që nuk i ka për qëllim, siç janë: plagët, dalja e gjakut nga hunda, vjellja, apo depërtimi i ujit dhe benzinës në fytin e tij, pa qëllim. Kështu, të gjitha këto gjëra nuk e prishin agjërimin. Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) thotë:

"Kujt ia mund vjellja, nuk kompenson, ndërsa kush vjell me qëllim, le ta kompensojë (atë ditë)".

## Dhënia iftar agjëruesve

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *"Disa shoqata bamirëse mbledhin donacione prej myslimanëve, me qëllim të përgatitjes së projekteve për dhënien iftar myslimanëve të varfër gjatë muajit të Ramazanit. Ai i cili u jep të holla këtyre shoqatave, a e arrin shpërblimin e atij që i jep iftar agjëruesit, apo duhet patjetër që personalisht ta bëjë një gjë të tillë?"*

*Përgjigje:* "Nëse myslimani jep të holla për iftarin e varfanjakëve, ai do të shpërblehet dhe padyshim se kjo është prej lëmoshës, pa marrë parasysh a e bënë këtë personalisht, apo përmes tjerëve që i sheh si të besueshëm, apo prej shoqatave të besueshme".

## Sa duhet të jetë gjatësia e udhëtimit që lejon mos agjërimin?

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: *"Sa duhet te jetë gjatësia e udhëtimit që lejon mos agjërimin?"*

*Përgjigje:* "Udhëtimi që lejon mos agjërimin dhe shkurtimin e namazit është përafërsisht 83 km., edhe pse ka prej dijetarëve që nuk kanë kufizuar ndonjë gjatësi të caktuar dhe kanë thëne se: çdo gjë që në zakonet dhe traditat e njerëzve njihet si udhëtim, atëherë është udhëtim.

Dhe Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) shkurtonte namazin kur udhëtimi i tij arrinte gjatësinë e tre Ferasih (një fersah është tri milje, dhe një milje është 1.60 km., kështu që tri milje janë 4.8 km., dhe kjo është një fersah, sh.p.).

Ndërsa udhëtimi i ndaluar: nuk e lejon ndërprerjen e agjërimit dhe shkurtimin e namazit, sepse udhëtimit të ndaluar nuk i përket një privilegj dhe leje e tillë. Ka prej dijetarëve që kanë thëne se nuk ka dallim mes udhëtimit të ndaluar dhe atij të lejuar apo që është në bindje (ndaj Allahut), për shkak se argumentet kanë ardhur në mënyrë të përgjithshme, mirëpo dija është tek Allahu

## Vendimi për atë që han gjatë ezanit apo pak çaste pas tij

*Komisioni i përhershëm për fetua dhe hulumtime shkencore*

*Pyetje: "Allahu thotë: "...Dhe hani e pini, derisa të dallohet fija e bardhë (bardhësia) e agimit nga fija e zezë (errësira e natës)…" (El-Bekareh-187). Cili është vendimi për atë që ha syfyr dhe pi ujë gjatë ezanit apo pas ezanit të sabahut për një çerek ore?"*

*Përgjigje:* "Nëse personi i përmendur në pyetje e di se ezani është para se të dallohet agimi, nuk e ka obligim kompensimin, e nëse e di se është pasi që të dallohet agimi, duhet ta kompensojë atë ditë. Ndërsa, nëse nuk e ka ditur se ngrënia dhe pirja e tij kanë qenë para apo pas agimit, nuk e kompenson, sepse parimi bazë është mbetja e natës. Mirëpo, besimtari duhet të ketë kujdes në agjërimin e tij dhe të ndalohet nga të gjitha gjërat që ia prishin agjërimin, posa ta dëgjojë ezanin, përveç nëse e di se ky ezan është para kohe".

## Vendimi për marrjen e gjakut të agjëruesit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: "Si është vendimi për agjëruesin, të cilit i merret gjaku në Ramazan nga dora e tij e djathtë, me sasi mesatare, për qëllime laboratorike (analiza)?"*

*Përgjigje:* "Kjo lloj analize nuk e prishë agjërimin, por tolerohet, sepse është e domosdoshme dhe nuk është prej llojit të atyre gjërave që e prishin agjërimin, për të cilat na ka njoftuar feja e pastër".

## Nëse pa qëllim depërton uji në fyt gjatë larjes së gojës dhe hundës në abdes nga agjëruesi

*Shejh Ibn Uthejmin*

*Pyetje: "Nëse pa dashje depërton uji në fyt gjatë larjes së gojës dhe hundës në abdes nga agjëruesi, a prishet agjërimi i tij?"*

*Përgjigje:* "Nëse agjëruesit gjatë larjes së gojës dhe hundës i ka depërtuar uji në brendësinë e tij nuk i prishet agjërimi, sepse ai nuk ka pasur për qëllim një gjë të tillë. Thotë Allahu i Madhërishëm:

"…Nuk është gjynah nëse gaboni, por është gjynah, kur zemrat tuaja bëjnë faj me qëllim…" (El-ahzab 5)".

## Ejakulimi në ëndërr gjatë ditëve të Ramazanit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: "Nëse agjëruesi sheh ëndërr "të lagët" (dhe i ka dalë sperma) gjatë ditës në Ramazan, a i prishet agjërimi, apo jo? Dhe a duhet që menjëherë të lahet?"*

Përgjigje: "Një gjë e tillë nuk e prishë agjërimin, sepse nuk është me dëshirën e agjëruesit, dhe ai duhet të lahet me gusël të xhenabetit (papastërtisë së madhe). E, nëse kjo i ka ndodhë pas namazit të sabahut dhe e ka vonuar larjen deri në kohën e drekës s'ka dert. E ngjashme më këtë, nëse ka pasur marrëdhënie intime me gruan e tij gjatë natës dhe nuk është larë deri në kohën e sabahut, nuk ka bërë asgjë të keqe. Është vërtetuar kjo nga Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), se atë e arrinte koha e namazit të sabahut duke qenë xhunub, pastaj pastrohej dhe agjëronte.
Gjithashtu, gratë me të përmuajshmet dhe lehonat, nëse iu ndërpritet gjakderdhja gjatë natës dhe nuk lahen deri në hyrjen e kohës së sabahut, nuk bëjnë asgjë të keqe dhe agjërimi i tyre është i vlefshëm. Mirëpo, nuk u lejohet atyre e as xhunubit vonimi i larjes apo i namazit deri pas lindjes së diellit, në mënyrë që të kryejnë namazin në kohën e vet.
Burri duhet të nxitojë e të lahet para se të hyjë koha e namazit te sabahut, në mënyrë që të mund të falet me xhemat. Allahu është Poseduesi i suksesit.

## Vendimi për ngrënien nga harresa

*Shejh Ibn Uthejmi*

Pyetje: *"Cili është vendimi për atë që ha apo pi nga harresa dhe a duhet ai i cili e sheh duke ngrënë dhe pirë t'ia përkujtojë agjërimin?"*
Përgjigje: "Ai i cili gjatë agjërimit ha apo pi nga harresa, agjërimi i tij është i vlefshëm, mirëpo, kur t'i kujtohet duhet që menjëherë ta ndërpresë, qoftë kafshatë apo gllënjkë në gojën e tij, dhe e ka obligim ta hedhë tutje. Ndërsa dëshmi për vlefshmërinë e agjërimit të tij është fjala e Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem):
"Agjëruesi harrestar, nëse ha apo pi, le ta vazhdojë agjërimin e tij, se vërtet Allahu e ka ushqyer dhe i ka dhënë ujë".
Kjo sepse njeriu nuk merret në përgjegjësi, nëse nga harresa bën diç të ndaluar, për shkak të vargut të Kuranit:"…Zoti ynë, mos na ndëshko për atë që harrojmë ose veprojmë pa qëllim!…" (El-Bekareh, 286). Atëherë, Allahu tha: "S'do t'ju ndëshkoj" (siç ka ardhur në hadith, sh.p.).
Ndërsa sa i përket atij që e sheh, ai duhet patjetër që ta përkujtojë, sepse kjo është prej pengimit dhe ndryshimit të së keqes. Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sellem) ka thënë:
"Kush prej jush sheh një të keqe, le ta ndryshojë me dorën e tij, e nëse nuk mundet, atëherë me gjuhën e tij, e nëse nuk mundet, atëherë (le ta urrejë) me zemrën e tij…".
Padyshim se ngrënia dhe pirja gjatë agjërimit është prej veprave të shëmtuara, mirëpo i falet për shkak të harresës dhe nuk merret në konsideratë. Ndërsa ai që e sheh, nuk ka arsye që mos t'ia tërheqë vërejtjen".

## Përdorimi i pikave për sy

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *"Si është vendimi për përdorimin e pikave të syrit gjatë ditës në Ramazan? A e prishin agjërimin apo jo?"*

*Përgjigje:* "E vërteta rreth kësaj meseleje është se përdorimi i tyre nuk e prish agjërimin, edhe pse ka kundërthënie mes dijetarëve, ku disa prej tyre thanë: "Nëse shija e tyre arrin deri në fyt, atëherë e prishin". E vërteta është se nuk e prishin, arriti në fyt shija e tyre, apo jo, sepse syri nuk është vend prej nga futet ushqimi. Mirëpo, nëse e zëvendëson atë ditë për t'u siguruar dhe për t'i ikur kundërthënieve mes dijetarëve, s'ka dert. Sido që të jetë, e vërteta është se nuk e prishin, qofshin ato pika në sy apo në vesh".

### Përdorimi i misuakut nga agjëruesi.

*Shejh Ibn Uthejmin*

*Pyetje: "Ka njerëz që dyshojnë në përdorimin e misuakut në Ramazan, nga frika se mos iu prishet agjërimi. A është kjo e vërtetë? Dhe cila koha në Ramazan është më e preferuara për përdorimin e misuakut?"*

*Përgjigje:* "Dyshimi në përdorimin e misuakut gjatë ditës në Ramazan apo ditëve tjera kur njeriu është duke agjëruar nuk ka kurrfarë baze, sepse përdorimi i tij është sunet, siç ka ardhur në hadith të saktë se ai është: "Pastrues për gojën dhe e kënaq Zotin". Është sunet i fortë përdorimi i tij gjatë abdesit, para namazit, kur të ngrihemi nga gjumi, menjëherë pasi që të hyjmë në shtëpi, gjatë agjërimit dhe gjendje të tjera. Përdorimi i tij assesi nuk e prish agjërimin, përveç nëse misuaku përmban shije dhe lë gjurmë në pështymën tënde, atëherë, mos e përpijë shijen që ai lë në gojë. Gjithashtu, nëse gjatë përdorimit të tij lëndohet mishi i dhëmbëve dhe del gjak, mos e përpijë. E, nëse tregohesh i kujdesshëm në këto që i cekëm, atëherë përdorimi i tij nuk ndikon (për keq) asgjë në agjërimin tënd".

### Çlodhja e agjëruesit të rraskapitur dhe gjumi i tij

*Shejh Ibn Uthejmin*

*Pyetja: "Kaloj ditën time në Ramazan duke fjetur e duke u çlodhur dhe nuk mundem të veproj për shkak se ndiejë uri dhe etje shumë të madhe. A ndikon kjo në vlefshmërinë e agjërimit tim?"*

*Përgjigje:* "Kjo nuk ndikon aspak në vlefshmërinë e agjërimit tënd, përkundrazi, shpërblimi yt shtohet, siç thotë Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem):

"Shpërblimi yt është në sasi të lodhjes sate".

Andaj, sa herë që rritet lodhja e njeriut, rritet edhe shpërblimi i tij. Është e lejueshme për personin në fjalë që të ndërmarrë gjëra që ia lehtësojnë agjërimin, siç janë freskimi me ujë dhe ulja e tij në vende të freskëta".

### Provimi (shkollor) dhe agjërimi

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: "A është provimi shkollor arsye për mos agjërimin e Ramazanit?"*

*Përgjigje:* "Provimi shkollor dhe e ngjashmja me të nuk konsiderohen arsye për të mos agjëruar Ramazanin, dhe nuk lejohet bindja ndaj prindërve, nëse ata urdhërojnë një gjë të tillë, sepse nuk ka bindje ndaj krijesës nëse i bëhet mëkat Krijuesit të Madhërishëm, dhe se: "Bindja duhet të jetë në gjëra të mira (jo në mëkate)", siç ka ardhur në hadith të saktë nga Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem)".

### Thithja e avullit me hundë nga agjëruesi

*Komisioni i përhershëm për fetua dhe kërkime*

*Pyetje: "Po ua potencoj se jam punëtor në fabrikën e përgjithshme për pastrimin e ujit, dhe kur hyn Ramazani agjërojmë dhe jemi në kulmin e angazhimeve të punës që e bëjmë. Gjatë punës, uji avullohet nga pompa në të cilën punojmë dhe ka mundësi që e thithim avullin gjatë shumicës së kohës, kështu që a prishet agjërimi ynë? A e kemi obligim kompensimin e atyre ditëve që e kemi thithur avullin e ujit, pa marrë parasysh gjatë nafileve apo farzeve? Dhe a duhet të japim lëmoshë për çdo ditë?"*

*Përgjigje:* "Nëse çështja është ashtu siç u përmend, agjërimi i juaj është i vlefshëm dhe nuk keni kurrfarë obligimi tjetër".

### *Përdorimi i ilaçit me gargarë gjatë ditëve të Ramazanit*

*Shejh Ibn Uthejmin*

*Pyetje: "A asgjësohet agjërimi, nëse e përdorim ilaçin me gargarë? Allahu ju shpërbleftë?"*

*Përgjigje:* "Nuk asgjësohet agjërimi, mirëpo nuk duhet të përpihet. Sido që të jetë mos e përdor, përveç nëse vërtet ke nevojë për të, dhe mos e ndërprit agjërimin, nëse asgjë prej tij (ilaçit) nuk ka depërtuar në brendësinë tënde!"

### Përdorimi i sprejit antiastmatik nga agjëruesi

*Shejh Ibn Uthejmin*

*Pyetje: "A e prishë agjërimin përdorimi i sprejit antiastmatik nga agjëruesi?"*

*Përgjigje:* "Përgjigjja në këtë pyetje është si vijon: ky sprej zhduket ende pa mbërritur në zorrë, kështu që themi se s'ka dert që ta përdorësh këtë sprej gjatë agjërimit, sepse, siç e cekëm, kjo gjë zhduket e largohet dhe asgjë prej komponentëve të tij nuk arrin në zorrë që të themi se përdorimi i tij e obligon prishjen e agjërimit. Pra, ty të lejohet përdorimi i tij gjatë agjërimit dhe agjërimi yt nuk prishet".

### Përdorimi i injeksioneve në damar dhe në muskuj

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: "Cili është vendimi për përdorimin e injeksioneve në damar dhe në muskuj? Dhe çfarë është dallimi mes tyre për agjëruesin?"*

Përgjigje: "E vërteta është se përdorimi i këtyre injeksioneve nuk e prishë agjërimin, mirëpo ajo çka e prishë është përdorimi i injeksioneve ushqyese në veçanti. E ngjashme me këtë është edhe dhënia e gjakut për analiza; as kjo nuk e prish agjërimin, sepse nuk është sikurse hixhameja, dhe sa i përket hixhames, prishet agjërimi i atij që ia kryen ndokujt dhe i atij që i kryhet, sipas opinionit më të saktë të dijetarëve për shkak të fjalës së Pejgamberit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem):
"E ka prishur agjërimin haxhimi (ai që kryen hixhamen) dhe mahxhumi (atij të cilit i kryhet hixhameja)".

## Përdorimi i supositorëve gjatë ditëve të Ramazanit

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: *"Cili është vendimi për përdorimin e supositorëve gjatë ditëve të Ramazanit, nëse agjëruesi është i sëmurë?"*
Përgjigje: "S'ka asgjë të keqe në përdorimin e tyre dhe nuk ka të keqe nëse njeriu përdor supositorët të cilat vendosen në anusin e tij kur ai është i sëmurë. Sepse kjo nuk është ushqim dhe as pije, e as e ngjashme me to. Ligjvënësi na e ka ndaluar ngrënien dhe pirjen, kështu që çfarëdo që është e ngjashme me ngrënien dhe pirjen, merr vendimin e tyre, ndërsa çfarëdo që nuk është e ngjashme me to në emër apo në mënyrën e përdorimit, nuk merr vendimin e tyre".

## Përpirja e pështymës nga agjëruesi

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *"Cili është vendimi për përpirjen e pështymës nga agjëruesi?"*
Përgjigje: "S'ka gjë të keqe nëse e përpinë pështymën dhe nuk njoh ndonjë kundërthënie mes dijetarëve. Kjo për shkak të vështirësisë dhe pamundësisë së ruajtjes nga një gjë e tillë. Ndërsa, sa i përket gëlbazës dhe mukozës, duhet patjetër që të nxirren jashtë nëse arrijnë tek goja, dhe nuk i lejohet agjëruesit përpirja e tyre, sepse një gjë e tillë (nxjerrja e tyre jashtë) është në mundësinë e tij dhe se nuk janë të ngjashme me pështymën".

## A e prish agjërimin përhapja (lëvizja) e anestezionit nëpër trup?

*Shejh Ibn Uthejmin*

Pyetje: *"A e prish agjërimin përhapja (lëvizja) e anestezionit nëpër trup dhe dalja e gjakut gjatë nxjerrjes së dhëmbit?"*
Përgjigje: "Të dyja këto nuk e prishin agjërimin, mirëpo s'lejohet të përpihet gjaku që del nga dhëmbi".

### Vendimi për nuhatjen e aromës së parfumit dhe u'dit (copëza druri të thata, të cilat, kur ndizen, tymi i tyre lëshon aromë të këndshme) nga agjëruesi

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: "A i lejohet agjëruesit që të nuhasë aromën e parfumit dhe të u'dit?"*
*Përgjigje:* "Nuk lejohet pravullimi (thithja e tymit apo avullit me hundë) mbi u'd, ndërsa, sa u përket llojeve tjera të parfumeve që nuk janë tym apo avull, s'ka dert. Ajo që nuk lejohet, është pravullimi mbi u'd, sepse disa nga dijetarët e konsiderojnë një gjë të tillë prishëse të agjërimit, ngaqë tymi i tij depërton deri në brendësi të kokës dhe në tru, dhe se ka përhapje të furishme në brendësi. Ndërsa, nuhatja e tij pa qëllim, nuk e prish agjërimin".

### Noti dhe zhytja në ujë për agjëruesin

*Shejh Ibn Uthejmini*

*Pyetje: "Cili është vendimi i notit për agjëruesin?"*
*Përgjigje:* "S'ka asgjë të keqe nëse agjëruesi zhytet në ujë apo noton në të, sepse kjo nuk është prej mufet-tirat (gjërave që e prishin agjërimin). Dhe se gjërat në esencën e tyre janë të lejuara, deri sa të vjen ndonjë argument që aludon në kerahet (se janë të urryera) apo të ndaluara, dhe për këtë çështje nuk ka argument të tillë. Disa prej dijetarëve e kanë urryer një gjë të tillë për agjëruesin, nga frika se mos depërton në brendësinë e tij uji pa e vërejtur fare".

### Syfyri dhe vlefshmëria e agjërimit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: "Një njeri, gjatë muajit të Ramazanit, e zuri gjumi para se ta hante syfyrin, edhe pse në nijetin e tij ishte një gjë e tillë, mirëpo gjumi nuk i doli deri në hyrjen e sabahut. A është agjërimi i tij i vlefshëm apo jo?"*
*Përgjigje:* "Agjërimi i tij është i vlefshëm, sepse syfyri nuk është kusht për vlefshmërinë e agjërimit, por është mustehab (gjë e pëlqyer dhe e preferuar) për shkak të fjalës së Profetit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem): "Hani syfyr, se vërtet në të ka bereqet". (Buhariu dhe Muslimi).

### Gjumi i tepërt gjatë ditëve të Ramazanit

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

*Pyetje: "Nëse njeriu gjatë ditëve të Ramazanit, pasi që ta hajë syfyrin dhe të falet, fle deri në namazin e drekës, pastaj e falë drekën dhe fle deri në namazin e ikindisë, pastaj e falë atë dhe fle deri në iftar, a është agjërimi i tij i vlefshëm?"*
*Përgjigje:* "Nëse çështja është ashtu siç u përmend, atëherë agjërimi i tij është i vlefshëm. Mirëpo, gjumi i vazhdueshëm i agjëruesit në pjesën më të madhe të ditës, është shkujdesje dhe moskokëçarje nga ana e tij, duke qenë se muaji i Ramazanit është kohë e çmuar, prej së

cilës myslimani duhet të përfitojë gjëra që i kthehen me dobi, siç janë: shpeshtimi i leximit të Kuranit, kërkimi i rrizkut dhe i dijes fetare".

## Disa fetva rreth agjërimit në muajin Sheual

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetva*

*Pyetje: A duhet të agjërohen gjashtë ditët e muajit Sheual menjëherë pas ditës së Bajramit apo lejohet agjërimi i njëpasnjëshëm i tyre pasi të kalojnë disa ditë pas Bajramit?*
*Përgjigje:* Nuk është e detyruar agjërimi i tyre menjëherë pas Fitër Bajramit, mirëpo lejohet të fillohet me agjërimin e tyre një ditë apo disa ditë pas ditës së Bajramit.
Gjithashtu lejohet, sipas mundësive, agjërimi i njëpasnjëshëm i tyre apo ndaras brenda muajit Sheual, ti je i lirë të zgjedhësh në këtë çështje. Dhe agjërimi i tyre është sunnet (i pëlqyeshëm) dhe jo vaxhib (i detyruar).
Allahu është Ai që jep sukses. Salatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi të Pejgamerin tonë Muhammed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

*Pyetje: Agjërimi i gjashtë ditëve të Sheualit konsiderohet agjërim vullnetar, mirëpo nëse gruaja i agjëron këto gjashtë ditë të Sheualit, atëherë a i mjaftojnë ose a i pranohen si kompensim i ditëve të pa agjëruara të Ramazanit, apo obligim për të është t'i agjëroj 12 ditë, prej tyre 6 kaza (kompensim) dhe 6 agjërim vullnetar? Allahu iu shpërbleftë!*
*Përgjigje:* Nuk mjafton për atë i cili ka kaza (kompensim) prej muajit të Ramazanit, t'i agjëroj gjashtë ditë e Sheualit si zëvendësim i kazasë, mirëpo obligim për të është që së pari t'i agjëroj ditët e mbetura (kaza), pastaj, nëse dëshiron, t'i agjëroj gjashtë ditë të muajit Sheual para se të përfundoj ky muaj.
Allahu e jep suksesin. Salatet dhe selamet e Allahu qofshin mbi Pejgamerin tonë Muhammed, dhe mbi familjen dhe shokët tij.

*Pyetje: Nëse dikush agjëron gjashtë ditë të muajit Sheual pas muajit Ramazan mirëpo pa e plotësuar agjërimin e Ramazanit, pasi që i ka lënë pa agjëruar dhjetë me arsye sheriatike (të ligjësuar), a shpërblehet ky person që është cekur në hadith se ai i cili e plotëson agjërimin e Ramazanit pastaj e pason me agjërimin e gjashtë ditëve të Sheualit shpërblehet sikur të ketë agjëruar tërë kohën? Na sillni dobi Allahu iu shpërbleftë!*
*Përgjigje:* Caktimi i shpërblimit për veprat të cilat robërit e Allahu i punojnë është prej specifikave të Allahut (Xhel-le ue Ala), kurse robi nëse e kërkon shpërblimin prej Allahut (Xhel-le ue Ala) dhe e jep mundin në bindjen ndaj Tij atëherë Ai nuk ia humb shpërblimin, siç Allahu thotë: "Vërtetë Ne nuk ia humbin shpërblimin atij që bën vepra të mira". Mirëpo atij të cilit i ka mbetur diçka pa agjëruar prej ditëve të Ramazanit duhet që së pari t'i agjëroj këto ditë, pastaj t'i agjëroj gjashtë ditë prej Sheualit, sepse ai me agjërimin e gjashtë ditëve të Sheualit nuk mund ta realizoj pasimin e agjërimit të Ramazanit, vetëm nëse e ka plotësuar komplet agjërimin e tij (Ramazanit).
Vetëm prej Allahut është suksesi. Salatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi Pejgamerin tonë Muhammed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

*Pyetje: Kam dëgjuar që nuk lejohet agjërimit kaza t'i bashkëngjitet agjërimi nafile (vullnetar), d.m.th. nëse dikujt i kanë mbetur ca ditë të Ramazanit pa agjëruara me arsyet sheriatike (fetare), pastaj i bën ato kaza (i kompenson) në muajin Sheual dhe dëshiron t'i agjëroj gjashtë ditë të këtij muaji (Sheualit), atëherë nuk i lejohet t'i bashkëngjis këto (të Sheualit) me ato (të kompensimit), mirëpo duhet të mos agjëroj një ditë mes tyre. A është kjo e saktë? Shpresojmë të na sillni dobi.*

*Përgjigje:* Nuk di të ketë bazë (në Kuran dhe Sunnet) ajo që cekët. Duke u bazuar në argumentet e përgjithshme kuptohet se e vërteta është që nuk ka kurrfarë të keqe të veprohet asisoj. Allahu është i Vetmi që jep sukses.

## A ka çështje të veçanta që i ligjësohen myslimanit për pritjen e Ramazanit?

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A ka çështje të veçanta që i ligjësohen myslimanit për pritjen e Ramazanit?*

*Përgjigje:* Muaji i Ramazanit është muaji më i mirë i vitit, sepse Allahu i patëmeta e veçoi atë duke e bërë agjërimin e tij obligim dhe shtyllë të katërt prej shtyllave të Islamit si dhe duke ua ligjësuar myslimanëve faljen e namazit (teravive) gjatë netëve të tij, ashtu siç thotë Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sellem): "Islami qëndron mbi pesë (shtylla): dëshminë se s'ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Allahut, kryerjen e namazit, dhënien e zekatit, agjërimin e Ramazanit dhe vizitën e Qabesë (Haxhin)." (Buhariu dhe Muslimi). Dhe thotë: "Kush falet gjatë Ramazanit me besim të plotë dhe me shpresë në shpërblimin e Allahut, i falen mëkatet e kaluara." (Buhariu dhe Muslimi).

Nuk di ndonjë gjë të caktuar (që duhet të veprohet) për pritjen e Ramazanit, përveç asaj se myslimani duhet ta pret atë me gëzim, hare, kënaqësi, me falënderim ndaj Allahut që ia mundësoi arritjen e tij dhe i dha sukses duke e lënë ndër të gjallët të cilët garojnë në punë të mira, sepse vërtet, arritja e Ramazanit është begati e madhe e Allahut. Për këtë, Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i përgëzonte shokët e tij me ardhjen e Ramazanit, duke ua qartësuar mirësitë e tij dhe shpërblimin e madh që Allahu e ka përgatitur për agjëruesit dhe për ata që falën.

Është e ligjësuar për myslimanin që ta pret këtë muaj fisnik me pendim të sinqertë dhe që të përgatitet për agjërimin dhe faljen gjatë tij me nijet të mirë dhe vendosmëri të vërtetë.

# HAXH

## Lutja ditën e Bajramit

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetje: Cila është lutja e ditës së Bajramit?*

*Përgjigje:* Nuk dimë të ketë ndonjë lutje të veçantë që u ligjësohet muslimanëve gjatë namazit të Bajramit apo gjatë ditës së tij. Mirëpo, për ta është e ligjshme të thonë tekbire (Allahu ekber), tesbihe (subhanAllah), tehlile (la ilahe il-lAllah), tahmide (elhamdulilah), dhe atë duke filluar nga nata dhe mëngjesi i dy Bajrameve, e gjer në përfundimin e hutbes së Fitër Bajramit dhe deri në përfundimin e ditëve të teshrikut të Kurban Bajramit. Ashtu siç është e ligjshme një gjë e tillë edhe gjatë dhjetë ditëve të para të Dhul Hixhes. Kjo për shkak të fjalëve të Allahut rreth Fitër Bajramit: "Ai dëshiron që të plotësoni numrin e ditëve të agjërimit dhe që ta madhëroni Allahun (në fund të agjërimit), për shkak se ju ka drejtuar në rrugë të drejtë…" (El-Bekare, 185), si dhe haditheve e ethereve që aludojnë për një gjë të tillë.

## Therja e kurbanit ditën e Arafatit (natën e Bajramit)

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua:*

*Pyetje: Cili është vendimi fetar lidhur me atë që bëjnë disa njerëz në formë të vazhdueshme, që nuk janë haxhilerë, duke therur kurbanin ditën e Arafatit për të vdekurit e tyre të afërm, si për shembull për njërin nga prindërit, apo fëmijët, apo vëllezërit?*

*Përgjigje:* Nuk lejohet që therja e kurbanit, për t'u afruar te Allahu, të bëhet shprehi në ditën e Arafatit, ngaqë kjo është bidat; pavarësisht se a e ther atë me nijet që shpërblimi t'u shkojë të vdekurve apo të tjerëve. Sepse nuk ka asnjë dëshmi fetare që aludon për një gjë të tillë. Ndërkohë që Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kushdo që shpikë në çështjen (fenë) tonë diçka që s'është prej saj, ajo vepër nuk do t'i pranohet."

Suksesi është prej Allahut. Salatet dhe selamet qofshin për Profetin tonë, Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij!

## Ditët për therjen e kurbanit janë dita e Bajramit dhe tri ditët pas tij

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua:*

*Pyetje: Vërej se disa njerëz i therin kurbanet e tyre në kohën e drekës, të ikindisë, si dhe në çfarëdo kohe tjetër. Sa është e saktë kjo?*

*Përgjigje:* Lejohet që therja e kurbanit të bëhet gjatë natës apo ditës, pavarësisht se a është kurban për atë që kryen haxhin temet'u, apo kiran, apo që thjesht vetëm ther kurban (ditën e Bajramit, pas faljes së tij). Ditët e therjes janë: dita e Bajramit dhe tri ditët pas tij. Këto ditë përfundojnë me perëndimin e Diellit, ditën e trembëdhjetë (të muajit Dhul Hixhe), pas Bajramit.

Suksesi është prej Allahut. Salatet dhe selamet qofshin për Profetin tonë, Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij!

### Krehja e flokëve për atë që dëshiron të ther kurban

*Pyetje: A i lejohet atij që dëshiron të ther kurban t'i krehë flokët?*

*Përgjigje:* Parimisht, kur myslimani dëshiron të ther kurban për veten dhe familjen e tij, ai nuk duhet të prek asgjë nga thonjtë dhe flokët, dhe atë, pasi që të jetë parë hëna e re e muajit Dhul Hixhe. Mirëpo, s'ka gjë të keqe nëse i krehë flokët, por përpiqu ta bësh këtë butësisht, në mënyrë që krehja e tyre të mos shkaktojë rënien e ndonjë qimeje.

### Thënia e tekbireve pas hyrjes së muajit Dhul Hixhe si dhe gjatë ditëve të Bajramit

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua:*

*Pyetje: Gjatë ditëve të teshrik-ut (Bajramit) dëgjoj disa njerëz duke thirrur tekbire pas çdo namazi deri në ikindinë e ditës së tretë (të Bajramit). A është e saktë kjo vepër e tyre apo jo?*

*Përgjigje:* Është e ligjshme të thuhen tekbire gjatë kurban Bajramit, qoftë në formë të pakufizuar apo të kufizuar. Tekbiri i pakufizuar është ai që bëhet gjatë gjithë kohës, menjëherë pas hyrjes së muajit Dhul Hixhe e deri në fund të ditëve të teshrik-ut (Bajramit). Ndërsa, tekbiri i kufizuar bëhet pas namazeve të obligueshme, dhe fillon mbas namazit të sabahut të ditës së Arafatit dhe vazhdon gjer në ikindinë e ditës së fundit të teshrik-ut. Për ligjshmërinë e kësaj ka aluduar ixhma-ja (konsensusi) dhe vepra e sahabëve (radijAllahu anhum).

Suksesi është prej Allahut. Salatet dhe selamet qofshin për Profetin tonë, Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij!

### Kush dëshiron të ther kurban nuk i lejohet të marr prej qimeve apo thonjve të tij

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

*Pyetje: Hadithi: "Kush dëshiron të ther kurban apo ai për të cilin theret kurban, atëherë prej fillimit të muajit Dhul Hixhe mos të marr prej qimeve dhe lëkurës të tij asgjë deri sa të theret kurbani"; a i përfshin ky ndalim të gjithë anëtarët e familjes, të mëdhenj dhe të vegjël, apo vetëm të mëdhenjtë?*

*Përgjigje:* Nuk e dimë që teksti i hadithit është ashtu siç pyetësi e përmendi. Tekstin të cilin e dimë se është vërtetuar nga Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) është hadithi që cilin e transmetojnë el xhema'a (të gjithë) përveç Buhariut, nga Umu Seleme, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, se Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kur ta shihni hënën e re të Dhul Hixhes dhe dikush nga ju dëshiron të ther kurban, atëherë, le të ndalet nga prerja/shkurtimi i qimeve dhe thonjve të tij." Teksti i takon Ebu Davudit, dhe ai është edhe te Muslimi dhe Nesaiut, mirëpo, aty qëndron:"Kushdo që ka një kurban të cilin dëshiron ta ther (në ditën e Bajramit), atëherë, në momentin që hyn hëna e re e Dhul Hixhes, mos të

marr nga qimet dhe thonjtë e tij deri sa ta ther atë." Ky hadith tregon se është e ndaluar të merret diç nga qimet dhe thonjtë pas hyrjes së dhjetë ditëve të para të Dhul Hixhes për atë që dëshiron të ther kurban.
Në transmetimin e parë të hadithit përmendet urdhri dhe lënia, dhe parimi në raste të këtilla është se kjo tregon obligueshmëri. Dhe, nuk dimë që ka ndonjë argument që e largon këtë hadith nga ky parim. Ndërsa, në transmetimin e dytë përmendet ndalimi nga marrja e tyre, dhe parimi në këtë rast është se kjo tregon haram/ndalimin e marrjes. Dhe, nuk dimë që ka ndonjë argument që e largon nga ky parim. Me këtë sqarohet se ky hadith është i veçantë vetëm për atë që dëshiron të ther kurban. Ndërsa, për atë që theret kurbani, pavarësisht a është i madh apo i vogël, nuk ka kurrfarë ndalimi që të marr nga qimet, lëkura, apo thonjtë e tij. Kjo argumentohet duke u bazuar në parimin se në esencë çdo gjë është e lejuar, (përderisa nuk ka argument që e ndalon), dhe ne nuk dimë që ka ndonjë argument që e tregon të kundërtën e kësaj esence.

## SHITBLERJE

### Tregtia me monedha

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A i lejohet muslimanit të blejë dollar apo ndonjë monedhë tjetër me një çmim të ulët, dhe t'i shes ato pasi t'u rritet vlera?*
*Përgjigje:* Nuk ka ndalesë për këtë, pra nëse blenë dollar apo monedha tjera dhe i ruan derisa të rritet vlera e tyre dhe më pas i shet, ska gjë të keqe. Por duhet t'i blejë dorë më dorë, p.sh. blenë dollarin me rijal saudian dorë më dorë. Pra monedha duhet të shkëmbehet dorë më dorë sikurse shkëmbehet ari dhe argjendi.

### Fetua rreth disa çështjeve rreth shitblerjes

*Komisioni i Përhershëm për Studime dhe Fetua*

*Pyetje: A është e ndaluar shitblerja nëpërmjet ankandit publik?*
*Përgjigje:* Lejohet shitja nëpërmjet ankandit publik dhe nuk ka ndalesë në të.

*Pyetje: A lejohet që muslimani të bëhet ortak në biznis me një jomusliman?*
*Përgjigje:* Lejohet ortakëria në mes të muslimanit dhe jomuslimanit në ato gjëra që i ka lejuar Allahu.

*Pyetje: A lejohet punësimi në ato restorante të cilat bëjnë shërbime me mish të derrit dhe alkool?*

*Përgjigje:* Nuk lejohet të punohet në ato dyqane e as në restorante të cilat u shërbejnë musafirëve me alkool dhe mish të derrit edhe nëse aty shërbehet me gjëra tjera të lejuara, qoftë ajo punë direkte në shërbim qoftë edhe larje e enëve në ato restorante, për arsye se me këtë bëhet bashkëpunim në të keqen, kurse Allahu ka ndaluar nga kjo, duke thënë:
'Mos e ndihmoni njëri tjetrin në gjynahe e armiqësi' [El Maide 2]
Nga ana tjetër nuk je i detyruar domosdoshmërish që të punosh në atë vend, sepse toka e Allahut është e gjërë, vendet e muslimanëve janë të shumta edhe punët e lejuara janë të shumta gjithashtu. Andaj qëndro bashkë me muslimanët në një vend ku të lehtësohet puna e lejuar, Allahu thotë:
'Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'i gjejë rrugëdalje (nga çdo vështirësi) dhe do t'i japë risk prej nga nuk e pret. Allahu i mjafton kujtdo që mbështetet tek Ai. Allahu e përmbush me siguri vendimin e Tij dhe për çdo gjë Ai ka caktuar masë' [ Talak, 2-3]

*Pyetje: A i lehohet një personi të punoj si berber me kusht që mos ta bëjë rruajtjen e mjekrave?*
*Përgjigje:* Rruajtja e mjekrës është e ndaluar dhe nuk lejohet të punohet si berber për rruajtjen e mjekrave, sepse kjo është bashkëpunim në mëkate, gjë që ka ndaluar Allahu, ku thotë:
'Mos e ndihmoni njëri tjetrin në gjynahe e armiqësi' .
Ndërsa, nëse punon si berber vetëm me qethjen apo rruajtjen e flokëve, atëherë kjo lejohet.

*Pyetje: A i lejohet shitësit që ta marë kaparin nga blerësi dhe ta përvetësoj atë shumë në rast se blerësi nuk e bën pjesën tjetër të pagesës apo i bie pishman?*
*Përgjigje:* Nëse në realitet është ashtu siç u cek në pyetje, atëherë i lejohet që kaparin ta përvetësojë për vete dhe të mos ia kthejë blerësit nëse ata janë marrë vesh ashtu, kjo sipas mendimit më të saktë të dijetarëve.

*Pyetje: Tek ne ekziston një vend ku bëhet ndërrimi i paisjeve shtëpiake, p.sh. e dërgojmë frigoriferin apo makinën e larjes të vjetër dhe ua shesim atyre, pastaj nga ta i blejmë paisjet e reja duke ua paguar ndryshimin e çmimit, a lejohet kjo?*
*Përgjigje:* Lejohet ndërrimi i paisjeve shtëpiake të vjetra me ato të reja duke paguar ndryshimin e çmimit, duke pasë parasyshë dallimin e vlerës së njërës ndaj tjetrës, sepse kjo është një shitblerje që e ka lejuar Allahu dhe nuk ka ndonjë ndalesë në këtë nëse ata nuk kushtëzojnë gjë mes veti.

*Pyetje: Cili është vendimi i sheriatit lidhur me shprehjen "Artikulli i shitur nuk kthehet e as nuk ndërrohet", të cilën e shkruajnë disa pronarë të dyqaneve në faturat e artikujve. A është ky kushtëzim i lejuar sheriatikisht, dhe cila do të ishte këshilla juaj lidhur me këtë çështje?*
*Përgjigje:* Shtija e artikullit me kusht që ai nuk kthehet e as nuk ndërrohet nuk është e lejuar, sepse ky kusht është i pavlefshëm, sepse me këtë dëmtohet blerësi. Me anë të këtij kushti shitësi obligon blerësin që ta blejë artikullin qoftë edhte me të meta dhe, ky kushtëzim nuk mund ta pafajësojë shitësin nga të metat që gjenden në artikull, sepse nëse artikulli është me të meta atëherë është e drejtë e blerësit që ta ndërroj me artikullin tjetër i cili është i pa të meta, apo është e drejtë e tij që përballë asaj të mete të artikullit ta marrë një pjesë të çmimit

që e ka paguar (ta paguaj më lirë), sepse çmimi i plotë paguhet për artikullin e pa të meta dhe, nëse blerësi e merr këtë çmim për një artikull me të meta atëherë kjo nuk është e drejtë. Gjithashtu kushtet që janë sipas traditës sheriati i ka vënë në pozitë të kushteve gojore, me qëllim që artikulli të blehet me pa të meta dhe që blerësit t'i lejohet ta kthejë atë nëse ka të meta, pra kushtëzimi sipas traditës që artikulli të jetë pa të meta është sikurse kushtëzimi gojor.

*Pyetje: A lejohet ta ndërroj veturën time të vjetër me një të re duke paguar ndryshimin e çmimit për veturën e re? Sepse në vendin tonë veprojnë kështu: pronari i veturës së vjetër paraqitet tek kompania e veturave dhe i lajmëron për dëshirën e tij, pastaj ata përcaktojnë çmimin e të dy veturave dhe ai paguan dallimin dhe mer veturën e re në vend të vjetrës. A është e lejuar kjo lloj shitblerje.*

*Përgjigje:* Nëse në realitet puna qëndron ashtu siq e cekët, atëherë të lejohet që veturën e vjetër ta ndërrosh me një të re dhe ta paguash dallimin e çmimit, dhe kjo nuk është shitblereje e ndaluar e as kamatë, sepse veturat nuk bëjnë pjesë në ato gjëra që nëse shkëmbehen mes veti duhet të bëhen krye për krye.

## A është i lejuar kapari?

*Muhammed bin Salih el Uthejmin*

*Pyetje: Nëse blerësi bën pagesën e kaparit, dhe më pas e refuzon mallin e blerë, atëherë a është e drejtë e shitësit që ta marr kaparin?*

*Përgjigje:* Po, në rast se shitësi ka frikë që blerësi t'i bie pishman blerjes, atëherë ia kërkon kaparin, psh nëse ia shet një tokë me çmim prej dhjetë mijë rijalësh (sh.p. monedha e ArabisëSaudite), i thotë: kërkoj të ma japësh kaparin prej një mijë rijalësh, dhe nëse ia jep dhe bëhet blerja, atëherë kapari numërohet pjesë e çmimit, por nëse blerja nuk arrihet, atëherë kapari i takon shitësit, sepse edhe shitësi edhe blerësi ja pajtuar me këtë kusht.

Ky është në interes të të dyve, sepse sa i përket blerësit, interesi i tij është ta eliminoj mallin për të cilin ka paguar kaparin, dhe dihet se me humbjen e kaparit ka evituar një humbje më të madhe. Kurse sa i përket shitësit, interesi i tij është që kaparin ta marr si kompenzim për rënien e vlerës së mallit të kthyer në sy të njerëzve.

Me rëndësi është se pagesa e kaparit është e vlefshme sheriatikisht, dhe nëse arrihet blerja, kapari mbetet pjesë e çmimit të mallit, por nëse nuk arrihet blerja, atëher kapari i takon shitësit

# FAMILJE

## Vëllezërit që bëjnë davet, por i neglizhojnë familjet e tyre

*Shejh Muhammed Umer Bazmul*

*Pyetje: "Çfarë këshille mund t'u ofrohet myslimanëve të cilët kërkojnë dije në qendra Islamike, përfshihen në çështje të ndryshme daveti, dhe shoqërohen me vëllezërit (në xhami dhe në vende tjera), duke i neglizhuar kështu të drejtat e familjeve të tyre? Familjet e tyre vuajnë për shkak të mungesës dhe neglizhencës së tyre. A nuk ka mundësi që ata edhe të mësojnë e edhe të punojnë për t'i mbajtur familjet e tyre?*
*Meqë unë njoh shumë vëllezër në këtë situatë, mendova se shumë njerëz do të përfitonin nga ndonjë këshillë e juaja?"*
*Përgjigja:* Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:
"Me të vërtetë, gruaja jote ka të drejtë mbi ty, dhe me të vërtetë mysafiri yt ka të drejtë mbi ty, dhe me të vërtetë trupi yt ka të drejtë mbi ty…"
Bazuar në këtë, them se furnizimi i familjes, të shpenzuarit për ta, kujdesi / drejtimi i çështjeve të tyre, janë të gjitha obligime, pa dyshim. Përfshirja e burrit në çështje të davetit është pjesë e një përgjegjësie grupore, diçka e preferuar. Nëse ka të tjerë që e përmbushin këtë detyrë, atëherë ai nuk obligohet të përfshihet.
Pa dyshim, përmbushja e obligimeve individuale për njeriun ka më shumë të drejtë se sa marrja e tij me gjëra të preferuara, ose gjëra me të cilat të tjerët po merren mjaftueshëm.
Kështu që, nëse ka konflikt në mes të obligimeve që kanë të bëjnë me fëmijët, gruan, mysafirët e veten e tij, dhe me dobinë e përgjithshme të përfshirjes në çështje të davetit, atëherë unë them – Jo! Të kujdesesh për obligimet tuaja ndaj gruas dhe fëmijëve, mysafirëve, shtëpisë dhe vetes sate, duhet të kenë prioritet mbi përfshirjen tënde në çështje daveti, sepse këto gjëra janë obligime, ndërsa përfshirja jote në çështje daveti është e rekomanduar, përderisa daveti nuk është në tërësi i varur nga ti, dhe ka të tjerë që janë duke u kujdesur për të.
Në këtë mënyrë, ti je duke mëkatuar përmes shpërfilljes / lënies pas dore së të drejtave të familjes tënde! Dhe nuk ke të drejtë ta arsyetosh këtë duke thënë se je i zënë me çështje daveti, sepse kjo nuk është diçka që të arsyeton ty, e që të pastron nga mëkati në këtë rast. Duke e marrë këtë rrugë ti je duke dështuar.
Shikoje shembullin e të Dërguarit të Allahut (sal-lAll-llahu alehi ue sel-lem)! Ai i përmbushte obligimet e davetit, duke thirrur për në rrugën e Allahut, të Lartësuarit, Madhështorit. Me këtë, Aishah (radijAll-llahu anha) ka thënë: "I dërguari i Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ishte gjithnjë në shërbim të familjes së tij. Kur e dëgjonte ezanin, shkonte për në namaz, sikur të mos na njihte fare." [2]
Ajo gjithashtu ka përmendur se ai i sillte ujë familjes, bënte mjeljen e dhive, etj. Ai kujdesej për çështjet e nevojshme në shtëpi, për gjërat që u nevojiteshin grave. Dhe i dërguari i Allahut është model dhe shembull për ne.
A dështonte i Dërguari i Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) në kujdesin ndaj çështjeve të grave të tij? A i neglizhonte ai obligimet e tjera për shkak të përfshirjes së tij në davet, dhe ai ishte i Dërguari! Patjetër që përgjigja është "jo"!

Njëjtë, çdonjëri që dëshiron të thërrasë për në Rrugën e Allahut, Madhështorit, së pari duhet të kujdeset për përgjegjësitë individuale. Pastaj, pas kësaj, ai mund ta përfshijë veten në çështje të preferuara.
Por, të bëjë siç bëjnë disa vëllezër, Allahu i udhëzoftë në rrugën e drejtë, duke i lënë familjet dhe ata që varen prej tyre, duke dështuar në kujdesin ndaj çështjeve të shtëpisë së tyre, disa prej tyre në kufij të varfërisë totale, duke mos punuar për të fituar para për familjet e tyre, duke mos kërkuar furnizim për familjet e tyre, duke menduar se po e bëjnë tërë këtë për çështje daveti, atëherë kjo është injorancë pa dyshim, formë serioze e neglizhencës dhe kundërshtim i sunnetit të të Dërguarit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem).
Dhe nuk di ndonjë gjë prej sunnetit të të Dërguarit (sal-lAll-llahi alejhi ue sel-lem), e as prej sunnetit të sahabëve (radijAll-llahu anhum), e as prej sunnetit të pasuesve të drejtë, dhe të tjerë përveç tyre, të kenë pasur sjellje të këtillë.
Shikojeni Ebu Bekër es-Sidikun, Emirin e kohës së tij (pas vdekjes së të dërguarit sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem)! Ai dilte për të fituar para dhe ai ishte udhëheqësi i myslimanëve! Dhe i thanë atij:
"O Emiri i Besimtarëve! Sikur të uleshe në shtëpinë tënde…"
Ai u përgjigj:
"Pastaj kush do të kujdeset për familjen time? Kush do të bëjë para për nevojat e tyre?"
Kështu, shokët u mblodhën dhe u pajtuan që ta furnizonin Ebu Bekrin prej pasurisë së myslimanëve.
Ebu Bekri, halifeja, nuk e pa të mundur për veten e tij që të ulej e të mos e furnizonte familjen e tij, dhe ai ishte udhëheqësi i besimtarëve! E atëherë, çfarë me të tjerët prej myslimanëve të zakonshëm, ata të cilët e përfshijnë veten në çështje daveti?
Pa dyshim, kjo (shpërfillje) është kundërshtim i Sunnetit të Dërguarit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), dhe i sunnetit të sahabëve (radijAll-llahu anhum), dhe është fatkeqësi e madhe të shohësh shumë familje duke u neglizhuar për këtë arsye.
Edhe më fatkeqësisht, shumë prindër nuk duan t'i martojnë vajzat e tyre me të rinj të cilët janë të kapur për feje dhe duken të drejtë, nga frika se ato do të shpërfillen në këtë mënyrë. E gjithë kjo, në realitet, është rezultat i të kuptuarit jo të drejtë të çështjet së davetit, dhe keqkuptim ndaj fesë.
Mahnitem nga disa njerëz që e përfshijnë veten në davet, dhe nuk e kanë kuptuar drejtë një çështje siç është kjo.
Them: Më saktë, ai ka nevojë që dikush t'i bëjë davet atij, dhe ta mësojë atë, para se ai t'i mësojë njerëzit!
*Fillo me veten tënde, ndaloje atë nga e keqja e vetes,Dhe kur të marrë fund, atëherë je njeri i urtë*

## Shpjegim i ajetit: "Nënat le t'u japin gji fëmijëve të tyre dy vjet, për ata prindër që duan t'ia plotësojnë dhënien e gjirit"

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Dëshiroj të ma shpjegoni e këtë ajet: "Nënat le t'u japin gji fëmijëve të tyre dy vjet, për ata që duan t'ia plotësojnë dhënien e gjirit." (El-Bekare, 233). Si të veprojë nëna që ka dëshirë*

*ta plotësojë dhënien e gjirit, dhe në të njëjtën kohë, nuk do që të mbetet shtatzënë? Shpresoj të ma sqaroni këtë, sepse është një çështje tejet e rëndësishme në jetën time, dhe e rëndë për mua, nëse shtatzënia është e vazhdueshme!*

*Përgjigje:* Gruaja dhe burri duhet të ndihmohen mes vete rreth kësaj çështjeje. Kështu, ajo i jep gji fëmijës dy vjet të plota, nëse ata dy duan t'ia plotësojnë dhënien e gjirit. Ndërkaq, nëse merret vesh me burrin për të mos e plotësuar atë, por për ta ndarë fëmijën nga gjiri dhe për t'i dhënë qumësht nga ndonjë mëndeshë, apo për t'ia dhënë atë që e zëvendëson qumështin, atëherë s'ka gjë të keqe në këtë. Allahu i patëmeta thotë: "Por, nëse pas këshillimit, ata vendosin me pëlqim të ndërsjellë që ta ndajnë fëmijën nga gjiri, kjo nuk është gjynah për ata." (El-Bekare, 233). Pra, nëse prindërit bien në ujdi për ta ndarë fëmijën nga gjiri pas një viti, apo pas disa muajve, atëherë s'ka gjë të keqe, mirëpo, në të njëjtën kohë e ushqejnë me gjëra tjera. Ndërsa, nëse ata vendosin me pëlqim të ndërsjellë që të mos e ndërpresin dhënien e gjirit, atëherë, gruaja i jep gji fëmijës dy vjet të plota. Ndërkohë, burrit i lejohet që të mos e hedhë farën brenda saj, në mënyrë që të mos ngelet shtatzënë, dhe, po ashtu, asaj i lejohet të përdor pilula për të parandaluar shtatzëninë gjatë kohës sa është duke dhënë gji; s'ka gjë të keqe në këtë nëse ato (pilulat) nuk i shkaktojnë ndonjë dëm. Kjo është një çështje e gjerë, lavdi dhe falënderimi qofshin për Allahun!

### Kryerja e aktit të nikahut (martesës) mes dy Bajrameve

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetva*

*Pyetje: Unë jam një person në moshë të re dhe jam i fejuar me një vajzë, një kohë pas fejesës vendosa të martohem në periudhën mes dy Bajrameve, mirëpo hasa në një problem, të afërmit e së fejuarës sime përhapën mes tyre çështjen që martesa në këtë periudhë (mes dy Bajrameve) nuk lejohet. Atëherë prindi im u detyrua ta pyes imamin e një xhamie i cili iu përgjigj se nga ana sheriatike (fetare) kjo nuk lejohet. Kurse unë personalisht kam pyetur një imam tjetër dha ai më dha përgjigj të kundërt nga i pari (d.m.th. lejohet). Kështu që më janë përzier çështjet, prandaj iu shkruaj juve, dhe jam i gjithi shpresë që do të gjejë përgjigje bindëse nga ju, të mbështetur në Hadithe Profetike ose konsensusin e dijetarëve, që të kem mundësi t'i bind familjen e së fejuarës, sepse unë jam i bindur që martesa mes dy Bajrameve është e lejuar, mirëpo nuk kam mundur të siguroj argumente nga Kurani dhe Sunneti për këtë çështje.*

*Përgjigje:* Njeriut i lejohet të martohet me gruan e tij dhe të hyj dhëndër (të ketë marrëdhënie seksuale me të) në cilëndo ditë prej ditëve të vitit, përveç kur është në ihram për Haxh apo Umre, sepse është haram (e ndaluar) për të gjatë ihramit: martesa dhe kryerja e aktit të nikahut për të apo ta martoj dikë tjetër. Kurse sa i përket që akti i nikahut është i ndaluar mes Fitër Bajramit dhe Kurban Bajramit, apo gjatë ditëve të tjera të vitit kjo nuk ka bazë në sheriatin (fenë) tonë, bile është vërtetuar nga vet i Dërguari i Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) se ai është martuar me Aishen (radijjAll-llahu anha) dhe ka hy dhëndër në muajin Sheval (d.m.th. pas Ramazanit, mes dy Bajrameve). Kjo argumentohet me thënien e Aishes (radijjAll-llahu anha) të cilën Imam Muslimi dhe të tjerët e transmetojnë nga Urve (radijjAllahu anhu), ky nga Aisha (radijjAllahu anha) të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) më martoi në Sheval dhe gjithashtu hyri dhëndër

me mua në Sheval, e cila grua nga gratë e të Dërguarit të Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ishte më me pozitë tek ai se unë?" Urve (radijjAll-llahu anhu) tha: "Aisha (radijjAllahu anha) e pëlqente që burri të hyj dhëndër tek gruaja e tij në muajin Sheval."Transmetuar nga Tirmidhiu, Imam Ahmedi në "Musned", Nesaiu, Ibën Maxhe dhe të tjerët.

Aisha (radijjAllahu anha) preferonte që burrat të hynin dhëndër tek gratë e tyre në muajin Sheval si pasim i Sunnetit të të Dërguarit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) dhe si revokim i traditave të xhahilijjetit (periudhës para-islame). Prandaj braktisja e martesës nga disa injorantë dhe të pashkolluar duke e urryer kryerjen e aktit të martesës në muajin Sheval është gjë e kot dhe nuk ka bazë (në fenë tonë), bile kjo është prej traditave të xhahilijjetit (periudhës së injorancës para-islame). Arabët e kësaj epoke (paganët) e konsideronin këtë si shenjë ogurzezë, për arsye se prej kuptimeve të emrit Sheval janë edhe: paralizimi dhe largimi. Ibën Sa'di në "Tabekat" thotë: "Ata (mushrikët- paganët) e urrenin këtë (martesën në Sheval) për arsye se njëherë ka rënë murtaja gjatë tij, dhe shkaku i kësaj ata e konsideronin këtë muaj si shenjë ogurzezë dhe ndjellës i fatit të keq."

Pra, myslimani duhet të pasojë atë që ka ardhur në Librin e Allahut (Kuran) dhe Sunnetin e të Dërguarit të Tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) dhe shokëve të tij, sepse në këtë është e gjithë e mira. Të lerë çdo gjë që e kundërshton këtë (Kuranin dhe Sunnetin), të largohet nga traditat e xhahilijjetit dhe fjalët e injorantëve e të mos iu kushtoj rëndësi atyre.

Allahu është i Vetmi që e jep suksesin. Salatet dhe selamet qofshin mbi të Dërguarin Muhammed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij!

## Martesa me një grua që nuk falet

*Ibën Tejmije*

*Pyetja: Sa i takon një personi që është martuar me një grua që nuk falet, a e ka të ndaluar atë?, dhe a prishet kurora e lidhur mes tyre, ndërkohë që i ka borxh mehrin, i cili është shumë i kushtueshëm dhe nuk ia ka paguar, kështu që nuk mund ta divorcojë nga frika se i kërkon diçka që nuk ka mundësi t'ia paguajë?*

*Përgjigjja:*

Sa i përket miratimit të gruas ose të dikujt tjetër, të cilët janë nën përkujdesin e burrit, për mosfaljen e namazit – është mëkat sipas konsensusit të myslimanëve. Ai që pajtohet me këtë, duke qenë se ka mundësi t'i qortojë, është mëkatar dhe i pabindur pa asnjë kundërshtim. Bile, edhe urdhëresa e atyre që nuk janë nën përkujdesjen e njeriut është farz kifaje, që to të thotë se nëse njerëzit e braktisin këtë urdhër konsiderohen mëkatar dhe gjynahqarë dhe të gjithë e meritojnë dënimin e Allahut. Vallë, çfarë mund të thuhet për dikë që këtë urdhër nuk e zbaton ndaj atyre që janë nën mbikëqyrjen e tij?. Allahu i lartësuar thotë:'Urdhëroje familjen tënde, që të falë namazin dhe këmbëngul për këtë!'(Ta-Ha, 132) Dhe çdo urdhër me të cilin është urdhëruar Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) njëkohësisht është urdhër edhe për umetin e tij përderisa nuk kemi argument që tregon se urdhri është i posaçëm, dhe në këtë rast argumenti mungon pa asnjë kundërshti. Është obligim për çdo mysliman që ta urdhërojë familjen e tij të falë namazin. Allahu i lartësuar thotë: 'Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri' (Tahrim, 6) Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë: 'Mësoni dhe edukoni ata (anëtarët e familjes)'.

Nëse njeriu e di që e fejuara e tij nuk falet, martesa me të është më e dëmshme se sa nëse do ta dinte se ajo është lavire, vjedhëse ose pirëse e alkoolit. Një grua që e lë namazin, sipas mendimit unanim të dijetarëve është më e dëmshme se një grua që vjedh apo kryen amoralitet, sepse lënësi i namazit, pavarësisht nëse është burrë apo grua, sipas shumicës së dijetarëve, si Malikut, Shafiut e Ahmedit, është detyrë të vritet. Ndërsa femra e pamartuar që kryen amoralitet (zina), sipas mendimit unanim të dijetarëve nuk vritet. Një femër që nuk falet, edhe pse është e virgjër dhe në moshën madhore, por që ndodhet te prindërit e saj (d.m.th. e pamartuar), është më e dëmshme se një tjetër që vjedh dhe kryen amoralitet përderisa është tek ata (e pamartuar). Nëse të gjithë njerëzit refuzojnë që njeriu të martohet me një grua vjedhëse, ose të përdalë, ose që pi alkool, pa dyshim që refuzimi që njeriu të martohet me një grua që nuk falet duhet të jetë më i madh, bile më i madh me pajtimin e të gjithë imamëve, sepse vërtet që gruaja që nuk falet është më e dëmshme se një grua që kryen amoralitet, ose se një që vjedh apo pi alkool.

Nuk është me vend nëse dikush të thotë: Muslimanit i lejohet të martohet me një hebreje ose të krishtere, e si të mos i lejohet martesa me këtë?, ngaqë ajo tolerohet të mbetet në fenë e saj dhe as nuk vritet, as nuk rrihet. Ndërsa sa i takon lënësit të namazit, vjedhësit, atij që pi alkool, atij që bën amoralitet, këtyre nuk u pranohen këto e, për më tepër, dënohen ose me vrasje, ose me prerje (të dorës, siç mund të thuhet për vjedhësin), ose me rrahje me kamxhik, edhe pse

dënimi i këtyre të fundit në Ahiret është më i vogël se dënimi i pabesimtarit. Por nuk i lejohet tjetrit ta pranojë mosbindjen e tyre. Nëse dikush pajtohet me mëkatarin në mosbindjen e tij dhe nuk e qorton, konsiderohet mëkatar e gjynahqar, por nëse pajtohet që dhimiu[2] (të qëndrojë në fenë e tij), me këtë ai nuk bën mëkat.

Allahu i lartësuar thotë: 'Gratë e pandershme janë për burrat e pandershëm dhe burrat e pandershëm janë për gratë e pandershme. Gratë e ndershme janë për burra të ndershëm dhe burrat e ndershëm janë për gra të ndershme. Ata janë të pastër nga shpifjet që thuhen…'. (En-Nur, 26) Do të thotë që gratë e pandershme janë për burrat e pandershëm dhe grat e ndershme janë për burrat e ndershëm.

Nëse themi që fjala 'e pandershme' ka kuptimin e amoralitetit (zinas), që konsiderohet mendimi më i saktë nga dy mendimet e dijetarëve, atëherë martesa me një lavire nuk lejohet derisa ajo të pendohet, bazuar në fjalët e Allahut të lartësuar: 'Laviren mund ta marrë vetëm laviri apo idhujtari'. (En-Nur, 3), dhe për faktin se Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) ia ndaloi një personi të martohej me një grua me të cilën kryente marrëdhënie të jashtëligjshme. Kjo grua quhej Anak dhe për shkak të saj Allahu e zbriti këtë ajet. Për këtë arsye personi që u martua me të ishte i poshtëruar te të gjithë njerëzit e mençur. Një hadith që transmetohet në lidhje me një person që tha: 'Gruaja ime nuk e kthen mbrapsht asnjë pëllëmbë dore që e prek', dijetarët e kanë vlerësuar si të dobët.

S'ka dyshim se njeriu frikësohet nga lavirja se mos e tradhton në shtrat dhe gjykuar nga kjo anë, ajo është më e dëmshme se disa të tjera që kryejnë mëkate të tjera. Për këtë thuhet: Kurrë asnjë grua e asnjë pejgamberi nuk kreu amoralitet. Megjithëkëtë, ndëshkimi për një grua që e lë namazin është më i rënd se për disa gra të përdala. Prandaj ai që martohet me një grua të tillë, ka toleruar në shtëpinë e tij mëkate më të mëdha, se mëkati që do të bënte nëse do të toleronte në shtëpi motrën e tij lavire ose vajzën e tij lavire.

Ndërsa sa i takon prishjes së kurorës vetëm për shkak të lënies – nuk gjykohet me këtë, por nëse e fton të falet dhe ajo nuk pranon, kurora e tyre është e prishur sipas njërit nga dy mendimet e dijetarëve, ndërsa sipas tjetrit nuk prishet. Por njeriu duhet t'i çoj në vend detyrimet e tij. Dhe nuk do të thotë se për secilin që është obligim të divorcohet, është prishur kurora (martesa e tij) pa veprimin e tij. Këtij personi i thuhet: Urdhëroje të falet, në të kundërt ndaje atë. Por nëse nuk mund ta ndajë për shkak të mehrit të shtrenjtë të saj, konsiderohet se ka bërë gabim duke u martuar me një grua që nuk falet, kështu që duhet të pendohet dhe të bëj nijet që, sa herë t'i jepej mundësia ta ndante, do ta bënte. Allahu e di më së miri.

### Shërimi i frikës të cilës nuk i dihet shkaku përmes përmendjes së Allahut

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Bashkëshortja ime është prekur nga një sëmundje dhe që atëherë ka filluar të frikohet nga çdo gjë dhe assesi nuk mundet të rrijë vetëm. Ndërsa pyetësi tjetër thotë se ankon nga e njëjta gjendje dhe se, për këtë shkak, nuk shkon të falet me xhemat. Andaj, pyet se si të shërohet, në mënyrë që mos t'i drejtohet për ndihmë fallxhorëve dhe magjistarëve.*

*Përgjigje:* Vërtet se Allahu i Lartësuar nuk ka zbritur ndonjë sëmundje veçse ka zbritur për të shërim, pavarësisht se a e dinë njerëzit atë, apo jo. Dhe Allahu i Madhërishëm ka vendosur në atë që ia zbriti Profetit të Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) mirësi, udhëzim, siguri dhe shërim për çdo sëmundje nga e cila ankojnë njerëzit, qoftë ajo konkrete apo abstrakte. Kështu, njerëzve u erdhën dobi dhe mirësi të shumta, të cilat s'mund t'i numërojë askush pos Allahut të Lartësuar.

Ndodh që njeriut gjatë jetës së tij t'i shfaqen çështje të ndryshme si pasojë e shkaqeve të caktuara dhe, gjithashtu, ndodh që të preket nga frika dhe trembja, të cilës nuk ia di ndonjë shkak të qartë.

Andaj, këshilla ime drejtuar këtyre dy pyetësve dhe po ashtu të tjerëve është që të përdorin atë që Allahu e ligjësoi prej çështjeve fetare, përmes së cilave arrihet siguria, qetësia, rehatia e shpirtit dhe shpëtimi nga kurthet e shejtanit. Prej tyre është leximi i ajetul-kursijj pas çdo namazi (të obligueshëm). Ajetul-kursijj është vargu: "Allahu la ilahe il-la huwel-hajjul-kajjum…"(El Bekareh: 255).

Ai është vargu më madhështor dhe më me vlerë në librin e Allahut, për shkak se përmban teuhid, sinqeritet ndaj Allahut dhe sqarim të madhështisë së Tij. Aty përmendet se Allahu është i Gjalli, i Përjetshmi, Mbajtësi dhe Poseduesi i çdo gjëje dhe se Atij asgjë nuk i vjen rënd. Andaj, nëse njeriu e lexon këtë varg pas çdo namazi, ai do jetë mbrojtje për të nga çdo e keqe. Gjithashtu, edhe leximi i tij para rënies në gjumë, siç ka ardhur në një hadith të vërtetë nga Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): "Kush e lexon ajetul-kursijj kur të bjerë në shtrat, Allahu do t'ia dërgojë një mbrojtës që nuk i ndahet dhe shejtani s'do t'i afrohet, derisa të agojë mëngjesi." (Buhariu 4/487).

Atëherë, le ta lexojë atë kur të bjerë në shtrat dhe lë t'i qetësohet zemra. Dhe, nëse do Allahu, nuk do të shohë asgjë të keqe që e shqetëson, me kusht që ta pohojë si të vërtetë këtë thënie të të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), t'i qetësohet zemra rreth sajdhe të besojë se ajo që e ka thënë ai (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është e vërteta, në të cilën s'ka pikë dyshimi.

Gjithashtu, prej gjërave që i ligjësoi Allahu është që myslimani të lexojë tri kaptinat: Kul huwAllahu ehad, Kul eu'dhu birabbil-felek dhe Kul eu'dhu birabbin-nas. Leximi i tyre, gjithashtu, është prej shkaqeve të shpëtimit, të sigurisë dhe të shërimit nga çdo e keqe. Kaptina Kul huwAllahu ehad është e barabartë me një të tretën e Kuranit. Këto tri kaptina lexohen nga njëherë pas namazit të drekës, ikindisë dhe jacisë, ndërsa, pas namazit të akshamit dhe atij të sabahut, lexohen nga tri herë. Po ashtu, edhe kur të bjerë në shtrat, le t'i këndojë nga tri herë, për shkak të hadithevе të vërteta, të cilat janë përcjellë nga i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

Prej gjërave, përmes të cilave myslimanit i jepet shpëtimi, qetësia dhe shpëtimi nga çdo e keqe është këndimi i lutjes: "Eu'dhu bikelimatil-lahit-tammati min sherri ma haleka"[1] (Kërkoj mbrojtje me fjalët e përsosura të Allahut nga e keqja e krijesave të Tij) tri herë në mëngjes dhe në mbrëmje. Hadithet tregojnë se kjo lutje është prej shkaqeve të shpëtimit dhe të ruajtjes nga çdo e keqe.

Po ashtu, këndimi i lutjes: "Bismil-lahil-ledhi la jedurru me'asmihi shej'un fil-erdi ue la fis-semai ue huwes-semi'ul-alim"[2] (Me emrin e Allahut, pranë emrit të të Cilit nuk bën dëm asgjë në Tokë e as në qiell. Ai është që i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha). Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka treguar se, kush e thotë këtë tri herë në mëngjes, nuk i bën dëm asgjë deri në mbrëmje; dhe kush e thotë tri herë në mbrëmje, nuk i bën dëm asgjë deri në mëngjes.

Pra, të gjitha këto lutje nga Kurani dhe Suneti janë prej shkaqeve të ruajtjes, të shpëtimit dhe të sigurisë nga çdo e keqe. Andaj, çdo besimtar dhe besimtare duhet t'i thotë vazhdimisht këto lutje me zemër të qetë dhe me bindje në Zotin e tyre, i Cili është Mbikëqyrësi dhe Rregulluesi i çdo gjëje, në Dorën e Tij janë dhënia dhe ndalimi, dobia dhe dëmi dhe Ai është Poseduesi i çdo sendi. I Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është njeriu më i vërtetë në fjalë dhe nuk fliste sipas qejfit të vet, por ajo që thoshte ishte shpallje që i vinte atij. Ashtu siç thotë më i Larti: "Betohem në yllin kur perëndon se shoku juaj (Muhamedi) nuk ka humbur e nuk ka devijuar! Ai nuk flet sipas qejfit të vet, por ajo (që thotë) është vetëm shpallje hyjnore, që i vjen atij." (En-Nexhm 1-4).

Salatet dhe selamet më të mira dhe më të pastra të Allahut qofshin për të!

## Spjegim i hadithit: "Ti dhe pasuria jote jeni të babait tënd"

*Shejh Muhammed bin Salih el Uthejmin*

*Pyetje: Kam dëgjuar një hadith të Pejgamberit (salallahu alejhi ve selem) i cili thotë: "Ti dhe pasuria jote jeni të babait tënd". Por kam dëgjuar se ky hadith është i dobët, tani ju pyes i nderuari shejh, a është i vërtetë ky hadith?*

*Përgjigje:* Ky hadith është i vërtetë, dhe është argument se njeriu së bashku me pasurinë i takon babait të vet. Kjo d.m.th. se nëse njeriu ka pasuri, atëherë babai i tij ka të drejtë të marr nga ajo çfarë të dojë, por me disa kushte:

Kushti i parë: Të mos e dëmtoj të birin e tij, dhe në rast se e dëmton si p.sh. t'ia marr mbulojën me të cilën mbulohet nga të ftohtit, apo ia merr kafshatën e gojës, atëherë nuk i lejohet kjo.

Kushti i dytë: Nëse i biri nuk ka ndonjë nevojë për atë pasuri, p.sh nëse ka veturë me të cilën ka nevojë të udhëtojë dhe nuk ka para shtesë që të blejë tjetër në vend të saj, atëherë nuk i takon babait që t'ia merr atë.

Kushti i tretë: Të mos merr nga pasuria e tij për t'ia dhënë tjetrit djalë nëse nuk ka nevojë, sepse kjo shkakton armiqësi mes djemve, e po ashtu me këtë bën favorizime të disa djemve ndaj të tjerve. Por nëse ky i dyti ka nevojë për atë pasuri, atëherë s'ka gjë të keqe nëse prindi i jep nga pasuria e tejtrit djalë, bile është vaxhib dhe nuk konsiderohet favorizim i tij ndaj djemve tjerë.

Si do që të jetë, ky hadith është argument dhe djetarët kanë argumentuar me të, por me kushtet që përmendëm, sepse nuk i takon prindit që të marr nga pasuria e të birit duke e dëmtuar atë, as nuk i takon t'ia marr atë pasuri që i biri ka nevojë për të, e po ashtu nuk i takon që të birit t'ia marr pasurinë dhe t'ia jap tjetrit djalë.

Allahu e di më së miri!

## Dallimi në mes të kontrollimit të lindjeve dhe planifikimit familjar

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetja: Kam lexuar shumë libra islamik të botuara këtu në Egjipt për planifikimin familjar. Ata përmendin se sahabët (shokët e Pejgamberit) pengonin aktet seksuale, pavarësisht nga e drejta e gruas për kënaqësi, a është kjo e vërtetë? A ka qenë i njohur koncepti i planifikimit familjar gjatë kohës së sahabëve (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre)? Cili është dallimi në mes të planifikimit familjar dhe kontrollimit të lindjeve në Islam? Pasha Allahun! Nuk po gjej përgjigje në këto pyetje kur studentët e mi më pyesin. Ju lutem të na e sqaroni. Allahu ju bekoftë.*

*Përgjigja*: Dallimi në mes të kontrollimit të lindjeve dhe planifikimit familjar është si vijon: kontrollimi i lindjeve do të thotë limitimi i numrit të lindjes të fëmijëve, si p.sh. të kesh vetëm dy ose tre, në mënyrë që të mbrohet statusi financiar i familjes, dhe refuzimi të kesh fëmijë tjetër për këtë arsye. Planifikimi familjar nga ana tjetër do të thotë rregullimi i hapësirës në mes të fëmijëve për t'i dhënë gruas pak kohe të pushojë dhe ta marrë shëndetin e saj, pas së cilës ajo mund të ndalojë përdorimin e kontraceptivëve dhe të ketë aq fëmijë sa dëshiron. Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët e tij!

## Bartja e unazës apo rrethit të fejesës/martesës

*Komisioni i përhershëm për hulumtime akademike dhe fetua*

*Pyetja: Cili është vendimi për unazën apo rrethin e martesës të cilën e bartin si burri ashtu edhe gruaja; në rrethin të cilin e bartë burri shkruhet emri i gruas, kurse në rrethin të cilin e bartë gruaja shkruhet emri i burrit, së bashku me datën e fejesës. A është kjo bidat (risi) apo ka bazë në fenë Islame? Si dhe, a argumentohet me fjalët e të Dërguarit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), drejtuar njërit nga shokët e tij: "Kërkoje (për atë grua) qoftë edhe një unazë të hekurit", se është e lejuar bartja e rrethit të martesës?*

*Përgjigje:* Së pari: Bartja e unazës së fejesës/martesës sipas përshkrimit që përmendët, nga ana e të fejuarve/martuarve, nuk ka bazë në fenë Islame, për me tepër ajo është bidat (risi) përmes së cilit injorantët e myslimanëve dhe besim-dobëtit i pasojnë jobesimtarët në adetet/zakonet e tyre. Kjo është e ndaluar, sepse në të ka imitim të jobesimtarëve, kurse Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka tërhequr vërejtjen nga kjo.
Së dyti: Në fjalët e Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) drejtuar njërit nga shokët e tij: "Kërkoje (për atë grua) qoftë edhe një unazë të hekurit", nuk ka argument për ligjësimin e kësaj, sepse Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) e kërkoi këtë nga ai, që ajo (unazë) të jetë mehër (dhuratë martesore) për atë që dëshiron ta martojë atë grua.
Vetëm Allahu e jep suksesin. Saleuatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamed, dhe mbi familjen e shokët e tij.

## Vendimi për gruan mbi vizitën e shpeshtë të grave tjera myslimane

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetja: Cili është vendimi islam për gruan t'i vizitojë gratë tjera myslimane shpesh? Kur është e obligueshme për gruan të dalë jashtë shtëpisë? Veç kësaj, kur duhet të jetë e shoqëruar me mahrem ajo (me bashkëshortin ose ndonjë të afërm me të cilin nuk martohet)? Kur është koha më e përshtatshme për atë për të dalë jashtë e për tu kthyer?*
*Përgjigja:* I lejohet gruas të dalë nga shtëpia e saj me lejen e burrit të saj nëse ka nevojë për të dalë. Megjithatë, ajo duhet të jetë me hixhab (mbulesë); ajo nuk guxon t'i shfaqë bukuritë e saj. Kriteri për të ditur se a është e nevojshme dalja e saj nga shtëpia është që nëse ajo nuk del, dëmtohet. Koha më e përshtatshme për të dalë varet nga rrethanat dhe vendi ku ajo është.
Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët e tij!

## Vendimi islam për punësimin e gruas së martuar

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetja: Cili është vendimi islam për punësimin e gruas së martuar?*
*Përgjigja:* Nuk i lejohet gruas të punojë në një vend ku ka përzierje me burra, qoftë e martuar apo e pamartuar, sepse Allahu (qoftë i Lavdëruar) ka krijuar burrat me një prirje (preferencë) ndaj grave dhe gratë ndaj burrave. Me ekzistimin e kësaj dobësie në ta, nëse ka përzierje do të rezultojë në fitne (joshje), që do të dërgojë në imoralitet, sepse vetë njeriu nxitet për në të keqe. Megjithatë, është e lejuar për një grua të punojë në një vend ku nuk ka përzierje me burra, nëse burri e saj e lejon atë të bëjë diçka të tillë.
Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhammed, familjen dhe shokët e tij!

### Pengimi, vonesa e lindjes së fëmijëve

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetja: A janë haram (të ndaluara) planifikimi familjar dhe kontrollimi i lindjeve? A ka mëkat mbi personin që dëshiron ta vonojë lindjen e fëmijëve për disa kohë?*

*Përgjigja:* Kontrollimi i lindjeve është haram, pasi që të kesh shumë fëmijë është e dëshirueshme në Islam për ta shtuar umetin mysliman (popullin e bazuar në një besim / kredo). Sa i përket planifikimit familjar që do të thotë pengimi apo vonesa e shtatzënisë për një arsye të vlefshme, siç është shëndeti i dobët i gruas ose nevoja e saj për ta ushqyer një fëmijë me gji, nuk ka ndonjë të keqe në këtë për shkak të domosdoshmërisë.

Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët e tij!

## SHOQERI

### E ka braktisur mësimin përkundër dëshirës së nënës

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Një motër thotë se e ka braktisur mësimin dhe se nëna e saj nuk pajtohet me këtë vendim. Ajo dëshiron ta dijë se a ka bërë mëkat?*

Shejhu: Në mësim ka mirësi dhe dobi të mëdha e të shumta. Secili mysliman dhe myslimane e ka për detyrë të mësojë dhe ta kuptojë fenë e tij, sidomos ato gjëra që assesi nuk bën të jenë të panjohura për të. Prej shkaqeve të lumturisë është mësimi i fesë, siç thotë i Dërguari (alejhis-salatu ues-selam): "Kujt Allahu ia do të mirën, ia jep të kuptuarit e fesë."Pra, prej shenjave të mirësisë dhe të lumturisë është mësimi/kuptimi i fesë së Allahut, në mënyrë që myslimani ta dijë se me çfarë obligohet dhe çfarë e ka të ndaluar. Kështu, ai e adhuron Allahun me dije të plotë. Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) thotë: *"Kush merr rrugë për të kërkuar dije, Allahu ia lehtëson rrugën drejt Xhenetit."* Andaj, ti e ke për detyrë të mësosh dhe ta kuptosh fenë, nëse një gjë e tillë është e mundur nëpër shkolla islame, të mira e të sigurta. E, nëse nëna jote këmbëngul në këtë, atëherë kjo ta obligon edhe më shumë përkujdesjen dhe përkushtimin ndaj mësimit të fesë, sepse bindja ndaj prindërve bën pjesë në ato gjëra që t'i shtojnë mirësitë dhe dobitë në dynja dhe ahiret. Andaj, nuk të takon ta kundërshtosh në këtë, përveç nëse në shkollë ka përzierje mes gjinive, apo gjëra tjera që të dëmtojnë në fenë tënde, atëherë, nëse është kështu, ti e ke për detyrë ta braktisësh mësimin edhe nëse prindërit e tu nuk janë të kënaqur me këtë. Sepse i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) thotë:"Bindja duhet të jetë vetëm në gjëra të mira." Dhe thotë: "S'ka bindje ndaj krijesës nëse i bëhet mëkat Krijuesit."

Allahu u dhëntë sukses të gjithëve! Salatet dhe selamet qofshin për Muhamedin, për familjen dhe mbarë shokët e tij

## Vendimi i Islamit për avokatinë

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Në mesin e myslimanëve ka që e ushtrojnë avokatinë dhe ndodh që ndonjëri prej tyre ta mbrojë personin që nuk ka të drejtë, duke e ditur një gjë të tillë. E, kur ta pyesësh se përse po e mbron të padrejtin, ai thotë: "Sepse këtë e kam punë." Andaj pyetja ime është kjo: "A ekziston në fenë Islame avokatia dhe cili është vendimi i Islamit lidhur me të dhe me avokatët?"*

*Përgjigje:* Fillimisht, avokatia paraqet një rrezik të madh. Ajo është kur dikush e autorizon dikë për ta përfaqësuar atë rreth ndonjë problemi që e ka me palën kundërshtuese. Andaj, nëse ai që autorizohet, i cili në këtë rast është avokati, mundohet ta arrijë të vërtetën dhe e kërkon atë, si dhe është i përkushtuar në dërgimin e të drejtës atij që e meriton atë, dhe, në të njëjtën kohë, nuk e shfrytëzon postin e tij për ta ndihmuar të padrejtin, apo për t'iu bërë pështjellime gjykatësve, atëherë s'ka gjë të keqe në këtë, ngaqë ai, në këtë rast është vetëm përfaqësues.

Mirëpo, nëse postin e tij si avokat e shfrytëzon për ta ndihmuar dhe përkrahur të padrejtin ndaj atij që i është bërë padrejtësi, apo për t'i pështjelluar deklaratat (procesin gjyqësor), apo për të sjellë dëshmitarë të rrejshëm, e gjëra të tjera të kota të kësaj natyre, atëherë ushtrimi i kësaj detyre është i ndaluar, dhe, avokati, hyn ndër ata që i ndihmojnë të tjerët për kryerjen e gjynaheve dhe armiqësive.

Është saktësuar nga i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) të ketë thënë: "Ndihmoje vëllanë tënd, qoftë ai i padrejtë, apo që i është bërë padrejtësi!" Të pranishmit thanë: "Ta ndihmojmë atë kur i bëhet padrejtësi, këtë e kuptojmë, mirëpo si ta ndihmojmë kur ai vetë bën padrejtësi?" Ai tha: "Ta pengosh atë nga padrejtësia, kjo është ndihma jote ndaj tij." Pra, kjo është ndihma ndaj të padrejtit; që ai të pengohet nga padrejtësia dhe të mos ndihmohet në kryerjen e saj. Andaj, nëse avokati e ndihmon atë në padrejtësinë e tij, atëherë ai bëhet pjesëmarrës me të në mëkat dhe në vepër të ligë. Po ashtu, ai është i ekspozuar ndaj zemërimit të Allahu dhe ndëshkimit të Tij. Nga Allahu kërkojmë shpëtim!

Kështu është puna edhe me të gjithë përfaqësuesit (agjentët), edhe nëse nuk quhen avokatë, por vetëm përfaqësues; nëse ndonjëri prej tyre e ndihmon klientin e tij në mëkate, në armiqësi dhe në përvetësimin e të drejtave të njerëzve pa të drejtë, atëherë ai është pjesëmarrës me të në mëkat dhe është zullumqar sikur ai. E lusim Allahun që t'i udhëzojë e t'i ruajë nga mëkatet të gjithë!

Moderatori ndërhynë: "Sikur shkëlqesia juaj po na këshillon që të mos e ushtrojmë këtë detyrë?"

Shejhu: Po. Unë këshilloj që të mos ushtrohet ajo, përveç nga ai, i cili është i bindur në vetveten se mundet t'ia qëllojë fesë (sheriatit), (se mundet) të ndihmojë në realizimin e saj dhe se e ndihmon të drejtin e jo zullumqarin. Mirëpo, nëse shpirti i tij anon drejt përvetësimit të pasurisë, qoftë me të drejtë apo pa të drejtë, dhe gjithsesi mundohet ta ndihmojë e ta mbrojë klientin e tij (pa të drejtë), atëherë, kjo nuk i lejohet, por, përkundrazi, duhet të ketë kujdes prej saj.

*1) Ibën Kajjimi, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:*

"Padyshim, t'i lejosh femrat të përzihen lirshëm me meshkuj është baza e çdo të keqeje. Kjo është njëra nga shkaqet më të mëdha të zbritjes së dënimit mbi të gjithë dhe prishjes (korruptimit) të punëve publike dhe private. Përzierja e meshkujve dhe femrave është shkak për kaq shumë imoralitet dhe tradhti bashkëshortore, dhe është shkak për dënim të përgjithshëm dhe sëmundje.

Një ndër shkaqet më të mëdha të dënimit të përgjithshëm është përhapja e tradhtisë bashkëshortore për shkak të lejimit të përzierjes lirshëm mes meshkujve dhe femrave, dhe ecjes (së femrave) në mesin e tyre, duke bërë që të zbulohen disa prej bukurive të tyre. Nëse ata të cilët janë në pushtet do ta dinin se sa prishje (korrupsion) po i shkakton (kjo) interesave të botës dhe njerëzve, ata do ta ndalonin këtë shumë fuqishëm." (Et-turuk el-hukmije, 1/406-408).

*2) Shejh Muhammed bin Ibrahim Al Shejh [1311-1389 H (1893-1969)], Allahu e mëshiroftë, ish Kryemyftiu i Arabisë Saudite, ka thënë:*

"Përzierjet e femrave me meshkuj të cilët nuk janë mahremët e tyre (burri apo mashkulli me të cilin ajo nuk mundet të martohet kurrë, p.sh.: babai,vëllai, djali etj), këtu nuk ka dyshim se kjo është e ndaluar në Islam. Përzierja e femrave me meshkuj jo-mahrem për të këqija dhe synime të prishura, këtu nuk ka asnjë dyshim se ky lloj nuk lejohet (është haram) në Islam, siç është përzierja e femrave me meshkuj jo-mahrem në institucione edukative (arsimore), dyqane, zyra, spitale, mbrëmje shoqërore, gosti, etj."

*Dijetarët e Komitetit të përhershëm kanë thënë:*

"Është haram (e ndaluar) për studentët dhe mësuesit meshkuj dhe femra të përzihen në institucione të shkollimit, për shkak të fitneve dhe provokimeve të dëshirave dhe sjelljes imorale që rezulton (pason) nga kjo. Graviteti (rëndesa, pesha) e mëkatit shtohet nëse mësueset femra dhe studentet zbulojnë ndonjë pjesë të auretit ose vishen me të tejdukshme apo të ngushta, ose nëse studentet apo mësuesit flirtojnë ose bëjnë shaka së bashku, e cila mund të shpie në shkelje të limiteve (kufijve) dhe në shkelje të nderit."

*4) Shejh 'Abdul-'Aziz Bin Baz, Allahu e mëshiroftë, është pyetur:*

"Unë jam një mashkull, student në universitet dhe nganjëherë unë u jap përshëndetje të paqes (d.m.th, duke u thënë : "Es-Selamu Alejkum") vajzave. A është kjo përshëndetje e një (mashkulli) studenti kundrejt kolegeve (femra) në kolegj e lejuar apo e ndaluar?"

Përgjigje: "Para se gjithash, nuk është e lejuar të studiosh me femra brenda së njëjtës klasë, brenda së njëjtës shkollë dhe në të njëjtën bankë. Në të vërtetë, kjo është njëra nga shkaqet më të mëdha që shkakton fitneh (sprovë). Kjo përzierje nuk është e lejuar as për meshkuj e as për femra – studentë, për shkak të sprovave që përfshihen në të."

*5) Gjithashtu, është pyetur:*

"Unë jam një punëtor në farmaci dhe pronari i farmacisë e ka emëruar një grua si udhëheqëse e jona. Kështu që çfarë më këshilloni mua?"
Përgjigje: "Ne të këshillojmë ty të mos qëndrosh më në këtë farmaci, bëhu i vëmendshëm dhe kërko një punë tjetër. Dhe (merre këtë si) myzhde (përgëzim) për të mira (për ty) sepse Allahu thotë "Kushdo që i frikësohet Allahut, atij Ai i hap rrugë,dhe e furnizon atë prej nga nuk e kujton fare. Kush i mbështetet Allahut, Ai i mjafton atij." [Surja Talak: 2-3]
Dhe nëse është e mundur për ty ta këshillosh pronarin e farmacisë ashtu që ai ta emërojë si udhëheqës një mashkull, atëherë vepro kështu për shkak të thënies së Profetit (sal-All-llahu alejhi ue sel-lem): "Feja është këshillë e sinqertë". Allahu na dhëntë sukses neve të gjithëve."

*6) Shejh Albani, Allahu e mëshiroftë, është pyetur në lidhje me gjykimin e të studiuarit apo mësimdhënies në Universitete jashtë (Gadishullit Arabik) ku ka përzierje të lirshme.*
Kështu ai u përgjigj:
"Them se nuk është e lejuar të studiohet apo të jepet mësim (aty)."

*7) Shejh Ibën Uthejmini, Allahu e mëshiroftë, është pyetur:*
"A është e lejuar për një mashkull të studiojë në një universitet të përzier, ku meshkujt dhe femrat përzihen në një klasë, duke e ditur se studenti luan rolin e thirrjes së njerëzve për tek Allahu?"
Ai u përgjigj: "Çfarë unë mendoj është se nuk lejohet për askënd, qoftë mashkull apo femër, të studioj në një shkollë të përzier, për shkak të rrezikut të madh që i paraqitet (kanoset) integritetit (ndershmërisë), dëlirësisë (pastërtisë) dhe moralit të tij. Nuk ka rëndësi se sa i ndershëm, i moralshëm dhe i sinqertë është ai, nëse një femër është ulur afër tij në ulëse – sidomos nëse ajo është e bukur dhe e pambuluar – ai vështirë që mund t'i shmanget sprovës dhe të këqijave.
Çdo gjë që shpie në sprovë dhe në të këqija është gjithashtu haram dhe nuk është e lejuar. Lusim Allahun t'i mbrojë vëllezërit tanë myslimanë nga gjërat e tilla të cilat do të sjellin vetëm të këqija, sprova dhe prishje (çoroditje) në rininë e tyre. Nëse nuk ka universitet tjetër përveç këtij, atëherë, ai duhet të shkojë dhe të studiojë në një qytet apo shtet tjetër në të cilin kjo përzierje nuk ndodh."

*8) Shejh Uthejmini, Allahu e mëshiroftë, gjithashtu ka thënë:*
"Nuk është e lejuar për një person qoftë mashkull apo femër, të studiojë në një shkollë me përzierje të lirshme edhe nëse ai nuk gjen universitete tjera përveç këtyre universiteteve."

*9) Shejh Salih el-Feuzan, Allahu e ruajt, ka thënë:*
"Nuk është e lejuar për një mysliman qoftë mashkull apo femër të studiojë në një shkollë me përzierje të lirshme."
Ai, Allahu e ruajt, gjithashtu ka thënë :
"Shkollimi nuk është darurah (domosdoshmëri)"

*10) Shejh Rabij Ibën Hadij El Med'halij, Allahu e ruajt, është pyetur:*

"Një vëlla nga selefijtë i është drejtuar një motre për martesë dhe ajo studion në një vend ku ndodhin përzierjet lirshëm, ai e ka këshilluar atë (kundër kësaj) por ajo e ka refuzuar këshillën e tij, (çfarë e këshilloni këtë vëllanë) Allahu ju bekoftë?"

Përgjigje: "Unë e këshilloj me atë me të cilën Profeti (sal-All-llahu alejhi ue sel-lem) ka këshilluar: "Martoje një grua të fesë, duart tu mbulofshin me pluhur (domethënë do të fitosh)", kërkoje një grua të fesë edhe nëse ajo është nga njerëzit e zakonshëm, kjo është më e mirë për të sesa një e cila është e shkolluar dhe studion në një vend ku ndodhin përzierjet lirshëm. Pasha Allahun, njerëzit e thjeshtë (nga gratë fetare) janë më të mira sesa shumica e grave të shkolluara në kohën tonë, pasha Allahun dije! Dije Pasha Allahun! Nuk është detyrë mbi ty ta martosh një grua të shkolluar, por martoje një grua besimtare, që ia ka frikën Allahut. Sa për gruan që është injorante dhe në natyrshmërinë e saj, ti mësoje atë dhe ajo i pranon mësimet e tua, kjo është çfarë unë e shoh (të jetë më e mirë) dhe Allahu e di më së miri."

*11) Shejh Rabij, Allahu e ruajt, ka thënë:*

"Sa për të rinjtë, unë shoh që ata duhet të shkojnë për studime në shkolla Islame (ndonëse) ata mësojnë Kuranin dhe Sunetin e të Dërguarit të Allahut (alejhis-salatu ues-selam). Ai i cili fiton disa të mira të dunjasë përderisa studion në përzierje mundet të shkatërrohet, Dini (feja) i tij shkatërrohet përderisa ai pengohet edhe në të mirat e kësaj bote, Allahu ju bekoftë me të mira."

Ai, Allahu e ruajt, ka thënë:

"Allahu e ka ndaluar këtë dhe dijetarët kanë dhënë fetua se kjo nuk është e lejuar".

*12) Shejh Muhammed ibën Hadij el-Med'halij, Allahu e ruajt, është pyetur:*

"Unë jam një studente nga Londra por studioj medicinën në Rumani. Universiteti është i përzier dhe mua më duhet të qëndroj aty shpesh për shkak të disa klasave që i vijojmë. Dëshiroj t'i përfundoj studimet e mia dhe të mund të bëj hixhret (emigrim) në një vend mysliman dhe tu sjell dobi myslimanëve. Nëse e lë Universitetin prindërit do të hidhërohen me mua. A duhet ta lë Universitetin? Gjithashtu Universiteti në të cilin jam ka një xhami dhe plot njerëz arab."

Përgjigje: "Nuk është e lejuar të studiosh në një vend të përzier dhe këto arsye që ju i përmendët nuk mjaftojnë. Nëse nuk mundesh të bësh hixhret atëherë Allahu do të ta bëj të lehtë, nëse ke qëllim të mirë. Nëse mund të falesh dhe të agjërosh dhe të japësh zekatin dhe të bësh vepra të mira me të cilat e synon kënaqësinë e Allahut dhe të refuzsh munkerin (veprat e këqija që e meritojnë hidhërimin dhe dënimin e Allahut) atëherë hixhreti nuk është uaxhib (i detyrueshëm) për ju dhe Allahu të faltë.

Them, për tu bërë dobi myslimanëve, Allahu, subhanehu ue teala, nuk të ka urdhëruar ta dëmtosh veten e të na bësh dobi neve (myslimanëve).

Allahu ka thënë në Kuran :

"O ju që keni besuar, mbrojeni veten tuaj dhe familjen tuaj nga zjarri i xhehenemit."

Pra, Allahu ka filluar me veten tuaj dhe ti po i vendos myslimanët para vetes tënde kur ti je urdhëruar së pari ta mbrosh veten tënde nga zjarri.

Në një hadith autentik në Sunenin e Tirmidhiut, i dërguari i Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), ka thënë : "Fillo me veten tënde dhe pastaj me ata për të cilët kujdesesh."

Kështu që Allahu nuk të ka urdhëruar ta dëmtosh veten për të na bërë dobi neve (myslimanëve) por të fillosh me veten tënde së pari.
Në lidhje me arsyetimin tënd të tretë që aty ka xhami dhe shumë njerëz arab, atëherë ky nuk është arsyetim sepse ti je urdhëruar ta mbrosh veten tënde nga zjarri i xhehenemit."

*13) Gjithashtu, ky është edhe mendimi i Shejh Mukbilit, Allahu e mëshiroftë, edhe pse prindërit e kanë detyruar atë të studiojë në një shkollë me përzierje, prapë kjo nuk është e lejuar.*
"Tahdhir ed-Daris min fitnetil Medaris".

*14) Imam Ibën Rexheb el-Hanbeli, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:*
"Baza e kësaj është se përzierjet e lirshme të femrave dhe meshkujve në mbledhje (tubime) janë akt i risive (bidateve), siç është thënë edhe nga Hasan el-Basriu."

*15) Në të njëjtën mënyrë El-Alameh Shejh Hamud et-Tuvejxhiri, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:*
"Nga ato (veprat e këqija të kohës sonë) përzierjet e lirshme të meshkujve me femra, ndërsa me të vërtetë është transmetuar nga Hasan el-Basriu, Allahu i Lartësuar pastë mëshirë mbi të, që bashkimi i femrave dhe meshkujve (në një vend) është me të vërtetë një veprim i ri (bidat), sikurse është raportuar nga Kalali. Përzierja e lirshme mes meshkujve dhe femra është e tillë që i nxit dëshirat seksuale dhe thërret në fatkeqësi dhe prishje (korrupsion,çoroditje)."
"El-Idah uet-Tebjin", faqe 74, së bashku me parathënien e Shejh bin Bazit, Allahu pastë mëshirë mbi të, ku ai thotë:
"Unë sigurisht që e kam shfletuar këtë broshurë të ndershme të përmendur si "El-idah uet-Tebjin" një broshurë nga vëllai dhe shoku ynë Shejh el-Alameh Hamud bin Abdullah et-Tuvejxhiri, unë e kam dëgjuar atë (broshurën) duke u lexuar nga autori i tij që nga fillimi e deri në fund, dhe e kam gjetur të jetë burim i madh i të mirave / dobive."

*16) Ndërsa, dijetari i madh, muhadithi i Medinës, AbdulMuhsin El Abbadi, Allahu e ruajt, ka thënë:*
"Nuk është e lejuar për njeriun që të mësojë në shkolla në të cilat ka përzierje mes dy gjinive, përveç nëse është i detyruar ta bëjë këtë, por me kusht që të largohet na gratë, sepse burri ka mundësi të distancohet nga gratë. Ndërsa, gruaja nuk ka mundësi të distancohet (nga burrat). Burrat janë ata që vetë i afrohen asaj, mundohen të lidhen me të dhe ta ofendojnë atë. Kështu që, nuk lejohet për gruan që të studiojë në një vend ku ka përzierje, përkundër burrit, sepse ai ka mundësi të distancohet nga gratë. Nëse ai ka mundësi të studiojë pa u përzier me gra të huaja, atëherë padyshim se kjo është më e mirë, e nëse nuk ka vend tjetër veçse me përzierje, atëherë mëson aty, mirëpo duhet të mbajë distancë nga gratë.
Ndërsa, për gruan nuk është e lejuar të studiojë aty ku ka përzierje, sepse ajo nuk mundësi që të shpëtojë nga burrat si dhe të distancohet nga ta. Ngase, të ligët (qëllimkëqijtë/keqdashësit) prej burrave i bien në qafë, mundohen të lidhen dhe të afrohen me të, e ngacmojnë/trazojnë dhe veprojnë me të gjëra që nuk duhet bërë. Pra, ka dallim me burrit dhe gruas. Në mundësinë e burrit është që të distancohet nga gratë (nëse nuk gjen vend të papërzier për të

studiuar aty). Ndërsa, kjo nuk lejohet për gruan. Ajo nuk duhet të studiojë aty ku ka përzierje, sepse burrat i afrohen, e ngacmojnë dhe trazojnë atë."

## Hadithi: "Çdo borxh që tërheq pas ndonjë dobi është kamat"

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A është i saktë hadithi ku thuhet se: "Çdo borxh që tërheq pas ndonjë dobi është kamat"?*

*Përgjigje:* Hadithi është i dobët, mirëpo kuptimi i tij tek dijetarët është i saktë. Pra, nëse dhënia e borxhit kushtëzohet me sjelljen e ndonjë dobie për atë që e jep, ai është kamat. Por, nëse është vetëm borxh në të cilin s'ka kushtëzim të ndonjë dobie për atë që e jep, atëherë ai është gjë e pëlqyeshme dhe në të ka mirësi të madhe. Kjo për shkak të ndihmesës në punë të mira dhe heqjes së brengave nga ata që i kanë kapluar ato.

## Dhurimi i një pjese të mishit të kurbanit apo akikas për komshiun jobesimtar

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua:*

*Pyetje: A lejohet t'i japësh nga mishi i kurbanit apo akikas komshiut tënd nëse ai është jobesimtar dhe nuk të pengon në zbatimin e fesë?*

*Përgjigje:* Lejohet që komshiut tënd jobesimtar t'i japësh nga mishi i kurbanit dhe akikas, ngaqë kjo është prej bamirësisë ndaj fqinjit dhe zbatim i të drejtës së tij.

Suksesi është prej Allahut. Salatet dhe selamet qofshin për Profetin tonë, Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij!

## Bashkimi mes haditheve "Nga Islami i mirë i njeriut është lënia e gjërave që nuk i interesojnë" dhe "Kush nga ju sheh ndonjë të keqe…"

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Cili është dallimi mes hadithit: "Nga Islami i mirë i njeriut është lënia e gjërave që nuk i interesojnë" dhe hadithit tjetër: "Kush nga ju sheh ndonjë të keqe, le ta ndryshojë atë me dorën e tij…"?*

*Përgjigje:* Nuk ka kundërshti midis këtyre dy haditheve. Secili prej tyre ka kuptim në vete.

Hadithi: "Nga Islami i mirë i njeriut është lënia e gjërave që nuk i interesojnë" do të thotë: të lihen gjërat që njeriut nuk i hyjnë në punë dhe nuk i interesojnë. Pra, ai nuk angazhohet me to dhe nuk e fut veten në gjëra që nuk kërkohen prej tij. Për shembull njeriu shkon ta vizitojë vëllanë e tij, e ky i thotë: "Pse po e viziton?" apo: "Çfarë po lyp që po e viziton?". Domethënë, nuk pyet për gjëra që nuk i interesojnë dhe që nuk i hyjnë në punë. Nuk pyet për gjëra që nuk kërkohen prej tij dhe nuk e fut veten në to. Ndërsa e keqja është prej gjërave që i hyjnë në punë, sepse Allahu dhe i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) kanë urdhëruar që e keqja të ndryshohet. I Madhërishmi thotë: "Le të jetë prej jush një grup që thërret për në mirësi, që urdhëron për vepra të mira dhe që ndalon prej veprave të shëmtuara! Këta njerëz

do të jenë të shpëtuarit." (Al 'Imran, 104). Dhe thotë: "Ju jeni populli më i mirë i dalë për njerëzimin: (sepse) ju urdhëroni që të bëhen vepra të mira, i ndaloni të këqijat dhe besoni Allahun." (Al 'Imran, 110). Po ashtu thotë: "Besimtarët dhe besimtaret janë miq për njëri-tjetrin. Ata urdhërojnë që të bëhen punë të mira dhe i ndalojnë të këqijat." (Et-Teube, 71).
Ndërkaq, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush nga ju sheh ndonjë të keqe, le ta ndryshojë atë me dorën e tij. E nëse nuk mundet, atëherë me gjuhën e tij. E nëse nuk mundet, atëherë (le ta urrejë) me zemrën e tij, ndonëse ky është besimi më i dobët." Pra, kjo (ndryshimi i të keqes) i intereson çdo besimtari e besimtareje, madje ndryshimi i të keqes është obligim mbi të gjithë dhe nuk hyn brenda hadithit: "Nga Islami i mirë i njeriut është lënia e gjërave që nuk i interesojnë", sepse këto janë dy gjëra të ndryshme.

## Lëshimi i mjekrës është obligim

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: "A konsiderohet lëshimi i mjekrës prej gjërave që patjetër duhet të gjenden tek myslimani?"*
*Përgjigje:* Myslimani e ka për detyrë të ketë mjekër, ta lëshojë atë dhe të mos e prekë (shkurtojë), duke e zbatuar kështu urdhrin e zotërisë së të parëve dhe të mbramëve, të Dërguarit të Zotit të botëve, Muhamed bin Abdullah (alejhis-salatu ues-selam), i cili ka thënë, siç transmetohet nga Abdullah bin Umeri (radijAllahu anhuma): "Shkurtoni mustaqet dhe lëshoni mjekrat, kundërshtoni idhujtarët!" (Përcjellë nga Buhariu dhe Muslimi). Dhe ka thënë (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): "Shkurtoni mustaqet dhe lëshoni mjekrat, kundërshtoni mexhusët (adhuruesit e zjarrit)." (Muslimi nga Ebu Hurejre – radijAllahu anhu).
Dihet fare mirë se të mirat e kësaj dhe botës tjetër arrihen nëpërmjet bindjes ndaj të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe pasimit të tij. Ndërsa, i tërë sherri është në mosbindjen ndaj Allahut dhe të Dërguarit, si dhe në ecjen pas epsheve (tekave) e shejtanit. I Lartësuari thotë: "Thuaju (o Muhamed): "Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, se Allahu do t'ju dojë dhe do t'jua falë gjynahet." (Al 'Imran, 31). Dhe thotë: "Atëherë, ai që ka shkelur gjithçka dhe ka parapëlqyer jetën e kësaj bote, sigurisht që do të ketë për strehë Xhehenemin. Kurse ai që i është frikësuar daljes para Zotit të tij dhe e ka frenuar veten nga dëshirat, pa dyshim që do të ketë për strehë Xhenetin." (En-Nazi'at, 37-41).
Allahu i patëmeta i ka qortuar idhujtarët për shkak të pasimit të hamendjes dhe tekave të tyre. Allahu thotë: "Ata ndjekin vetëm hamendjet dhe atë që ua ka qejfi, ndonëse u ka ardhur prej Zotit të tyre udhëzimi (për rrugën e drejtë)." (En-Nexhm, 23).
Ndërkaq, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "I gjithë ummeti im do të hyjë në Xhenet, përveç atij që nuk do." "E kush është ai që nuk do, o i Dërguar i Allahut?" – thanë të pranishmit. Ai tha: "Kush më bindet mua do të hyjë në Xhenet, ndërsa kush nuk më bindet, veçse ka kundërshtuar."(Përcjellë nga Buhariu).
Ajetet dhe hadithet që urdhërojnë për bindje ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe që ndalojnë nga mosbindja ndaj tyre janë tepër të shumta.
E lusim Allahun t'u jap myslimanëve sukses drejt bindjes ndaj Tij, drejt teuhidit (njësimit) dhe sinqeritetit ndaj Tij, si dhe drejt pasimit të të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem)! Vërtet, Ai dëgjon gjithçka dhe është afër.

## Rreth abajës, xhilbabit dhe himarit

*Komisioni i përhershëm për hulumtime akademike dhe fetua:*

*Pyetja:Kohëve të fundit është popullarizuar një lloj i abaja-së (një veshje e jashtme e gjerë), e cila e tregon formën e trupit dhe është e ngushtë. Përbëhet nga dy shtresa të holla prej materiali të tylit, dhe i ka mëngët e gjera, me qëndisje / zbukurim dhe dizajn, dhe veshja e saj bëhet nga krahët. Cili është vendimi sheriatik (ligji Islamik) për këtë lloj të abaja-së? Ju lutemi të na këshilloni. Allahu ju shpërbleftë. Ne do të donim që eminenca juaj (Allahu ju ruajt) ta adresoni ministrinë e tregtisë që të mos shpërndajë më abaja të tilla.*

*Përgjigja:*Abaja për gratë, siç përshkruhet në sheriat, është xhilbabi, i cili i përmbush qëllimet e sheriatit. Ai të mbulon tërësisht dhe parandalon fitne. Respektivisht, abaja e femrave duhet t'i përmbushë këto kushte:

Së pari duhet të jetë nga material i trashë që nuk është i tejdukshëm, dhe nuk duhet të ngjitet për trupi,

Së dyti, duhet ta mbulojë gjithë trupin, dhe të jetë e gjerë mjaftueshëm për të mos treguar formë,

Së treti, duhet të jetë e hapur vetëm përpara, dhe hapjet e mëngëve duhet të jenë të ngushta,

Së katërti, nuk duhet të ketë ndonjë zbukurim që e tërheq vëmendjen e njeriut, dhe duhet të jetë pa dizajn, zbukurim, shkrim apo simbole.

Së pesti, nuk duhet t'i përngjajë veshjes së kufarëve (jobesimtarëve), gra apo burra.

Së gjashti, duhet të lëshohet poshtë prej majës së kokës

Bazuar në ato që i thamë më lart, abaja që e keni përmendur në pyetje nuk është abaja e cila është e përshkruar në sheriat për gratë. Kështu që, nuk është e lejuar ta vishni atë, sepse nuk i plotëson kushtet e nevojshme. E as nuk është e lejueshme që të vishet asnjë lloj abaje e cila nuk i plotëson kushtet e nevojshme, ose që të importohen ato, të prodhohen, shiten ose të shpërndahen në mesin e myslimanëve, sepse kjo është bashkëpunim në mëkat dhe shkelje. Allahu (i Lartësuar qoftë) thotë:

"Ndihmojeni njëri tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi! Frikësojuni Allahut, sepse Ai dënon ashpër". [Maide 5:2]

Komisioni i ka këshilluar gratë besimtare që ta kenë frikë Allahun (i Lartësuar qoftë Ai) dhe t'i mbulojnë gjithë trupat e tyre me xhilbab dhe himar (himari mbulon deri tek krahët) nga jo-mahremët (ata që nuk janë bashkëshortë, dhe anëtarët me të cilët lejohet martesa), në bindje ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), dhe kështu t'i parandalojnë shkaktarët e fitneve.

Allahu na dhëntë sukses. Selavatet dhe selamet qofshin mbi të dërguarin Muhammed, familjen dhe shokët e tij.

## Shpjegim i ajetit: "O besimtarë! Kujdesuni për veten tuaj" Ai që është i humbur nuk mund t'ju dëmtojë, nëse jeni në rrugë të drejtë." (El-Maide, 105)

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje drejtuar shejhut lidhur me shpjegimin e ajetit: "O besimtarë! Kujdesuni për veten tuaj. Ai që është i humbur nuk mund t'ju dëmtojë, nëse jeni në rrugë të drejtë." (El-Maide, 105). A do të thotë kjo të mos urdhërojmë për të mirë dhe të mos e pengojmë atë që është e mbrapshtë?*

*Përgjigje:* Ajeti fisnik aludon në atë se njeriu e ka për detyrë të kujdeset dhe t'i kushtojë vëmendje vetes së tij, si dhe të përpiqet në përmirësimin e saj. Pas kësaj, ai që është i humbur nuk mundet t'i bëjë dëm atij, nëse është në rrugë të drejtë. Pra, njeriu është përgjegjës për veten e tij dhe nuk i bën dëm lajthitja e të tjerëve. Allahu i Lartësuar thotë: "…dhe askush nuk ngarkohet me barrën e tjetrit." (El-En'am, 164). Ndërsa në një hadith të vërtetë qëndron: "Mëkatari bën mëkat vetëm kundër vetes së tij." Andaj, besimtari e ka për detyrë të nxitojë drejt përmirësimit të vetes dhe qëndrueshmërisë së saj në bindjen ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, dhe, ai që është i humbur, assesi nuk i bën dëm atij, nëse është në rrugë të drejtë. Ndërkaq, kush e braktisë urdhërimin për të mirë dhe pengimin e të keqes, nuk është i udhëzuar (në rrugë të drejtë). Pra, ai është i mangët nga udhëzimi dhe imani. Kështu, kuptimi i ajetit është se besimtarit nuk i bën dëm ai që është i humbur, nëse (besimtari) i kryen detyrat që i ka përsipër. Dhe në mesin e këtyre detyrave renditet urdhërimi për të mirë dhe ndalimi i të keqes. Tregohet se Ebu Bekri (radijAllahu anhu) u mbajti fjalim njerëzve dhe u tha: "Vërtet, disa njerëz e lexojnë këtë ajet, mirëpo nuk e vendosin aty ku duhet. E kam dëgjuar Profetin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) duke thënë: "Kur njerëzit e shohin të keqen dhe nuk e ndryshojnë, së shpejti pritet që Allahu t'i përfshijë të gjithë me dënimin e Tij." Qëllimi i tij (radijAllahu anhu) ishte se ai i cili nuk urdhëron për të mirë dhe nuk ndalon nga e keqja, nuk është i udhëzuar, por është i mangët nga udhëzimi dhe imani; ka iman të dobët. Pra, kuptimi i pasazhit: "nëse jeni në rrugë të drejtë" është nëse i kryeni detyrat që i keni përsipër dhe nëse i braktisni haramet, atëherë, pas kësaj, ai që është i humbur s'mundet t'ju dëmtojë. Pra, s'të bën dëm asgjë as devijimi i babait tënd, as devijimi i vëllait tënd, as devijimi i banorëve të vendit ku jeton dhe as devijimi i tërë njerëzimit. Kështu, nëse e kryen obligimin që e ke përsipër dhe përpiqesh në të, atëherë ai që është i lajthitur nuk mundet të të dëmtojë. Zoti yt thotë: "…dhe askush nuk ngarkohet me barrën e tjetrit." Mirëpo, nëse tregohesh i shkujdesur në detyrat që i ke përsipër, devijimi i tyre të bën dëm. Pra, nëse ti nuk thërret tek Allahu, nuk urdhëron për të mirë, nuk e pengon të keqen dhe nuk i kryen obligimet, dëmi i të devijuarve arrin tek fëmijët e tu, apo tek bashkëshortja jote, apo tek komshinjtë e tu, ngaqë je i mangët nga udhëzimi. Je i tillë derisa të kryesh detyrat që i ke përsipër, si në raport me Allahun, ashtu edhe me robërit e Tij. Prej të drejtave të Allahut me të cilat je i ngarkuar janë: kryerja e obligimeve, braktisja e harameve, urdhërimi për të mirë, pengimi i të keqes, dhënia e këshillës për Të dhe robërit e Tij, si dhe thirrja për tek Ai, aq sa ke mundësi. Ndërsa në mesin e të drejtave të krijesave që i ke përsipër janë: të këshillosh gruan dhe fëmijët e tu, t'i orientosh ata drejt mirësisë dhe t'i edukosh me edukatë islame. Po ashtu t'i nderosh dhe t'u bësh mirë komshinjve, të mos i lëndosh ata, ta nderosh mysafirin, etj. Andaj, ai i cili nuk i kryen të drejtat që i ka përsipër, nuk quhet i udhëzuar, por (quhet) i mangët nga udhëzimi dhe imani, derisa t'i kryejë ato

## Gjykimi mbi thënien e atij që këshillohet: "Ju keni fenë tuaj, ndërsa unë timen"

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Kur i këshilloj disa motra myslimane, Allahu më udhëzoftë mua dhe ato, përgjigjja e tyre është: "Ju keni fenë tuaj, ndërsa unë timen!!" A lejohet të thuhen këto fjalë dhe si t'i këshillojmë ato?*

*Përgjigje:* Këto fjalë nuk lejohen. Kjo është një lloj kryeneçësie ndaj pranimit të këshillës. Domethënë: "Më lini rehat"; këtë kuptim kanë fjalët e tyre. Ky është gabim. Këto fjalë u thuhen jobesimtarëve, ashtu siç iu drejtua atyre Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) e u tha: "Ju keni fenë tuaj, ndërsa unë timen". Sa i përket myslimanit dhe myslimanes, feja e tyre është një: njësimi (teuhidi) i Allahut dhe bindja ndaj Tij. Andaj, thënia: "Ju keni fenë tuaj, ndërsa unë timen" u thuhet vetëm jobesimtarëve, siç përmendet në suren El-Kafirun. Sepse ata adhuronin idhujt, ndërsa Profeti adhuronte vetëm Allahun. Kështu, myslimani nuk i thotë vëllait të vet: "Ti ke fenë tënde, ndërsa unë timen". Këto fjalë janë gabim, sepse ne kemi të njëjtën fe. Mirëpo kur të këshillohet nga vëllai i vet, ai ia kthen: "Allahu të shpërbleftë me të mira"; "Allahu më dhëntë sukses e më ndihmoftë, lute Allahun të më udhëzojë!". Kur ai që e këshillon i thotë: "O vëllai im! Falu me xhemat!"; "O vëllai im! Sillu mirë me prindërit!"; "O vëllai im! Ki kujdes nga përgojimi dhe bartja e fjalëve!", ky ia kthen: "Allahu të shpërbleftë me të mira"; "Allahu më ndihmoftë, lute Atë për mua". Pra, nuk i thotë: "Ti ke fenë tënde, ndërsa unë timen", sepse një fjalë e tillë është gabim dhe kryeneçësi. Nga Allahu kërkojmë ndjesë!

## Si të këshillosh prindin i cili është i dhënë pas mëkateve?

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Babai im është tejet i dhënë pas mëkateve dhe nuk i pranon këshillat e mia. Çfarë të bëj?*

*Përgjigje:* E lusim Allahun ta udhëzojë babanë tënd dhe t'ia mundësojë atij pendimin! Të porosis që të sillesh butësisht me të, ta këshillosh atë me metodë të mirë dhe, njëkohësisht, të mos humbësh shpresën nga udhëzimi i tij. Kjo për shkak të fjalëve të Allahut të patëmeta: "Ne e kemi urdhëruar njeriun që t'i nderojë prindërit e vet. Nëna e ka mbartur atë, duke duruar mundim pas mundimi, e ndarja e tij (nga gjiri) është brenda dy vitesh. Ne i thamë atij: "Bëhu falënderues ndaj Meje dhe prindërve të tu! Tek Unë do të ktheheni të gjithë". Nëse ata orvaten, që të më shoqërosh Mua (në adhurim) diçka, për të cilën ti nuk ke dijeni, mos i dëgjo, por sillu mirë me ata në këtë jetë dhe ndiq rrugën e atij që drejtohet tek Unë me devotshmëri." (Lukman, 14-15). Pra, në këtë ajet Allahu porositi që së bashku me falënderimin ndaj Tij, të ketë edhe falënderim ndaj prindërve dhe e urdhëroi fëmijën që të sillet mirë me ta në këtë jetë, edhe nëse ata orvaten që ai të bëjë kufër ndaj Allahut. Përmes kësaj të bëhet e ditur se t'i duhet të sillesh mirë me prindin tënd dhe t'i bësh mirë atij, edhe në qoftë se ai sillet keq me ty. Po ashtu duhet të përpiqesh në thirrjen e tij drejt të vërtetës, gjithmonë duke shpresuar që Allahu ta udhëzojë atë nëpërmjet teje. Mirëpo, megjithëkëtë, nuk të lejohet që t'i bindesh atij në kryerjen e mëkateve. Gjithashtu të porosis që për udhëzimin e tij të kërkosh ndihmën e Allahut të Lartësuar, pastaj të njerëzve të mirë të

farefisit tënd, si xhaxhallarët etj., të cilët ai i vlerëson dhe i respekton, sepse ndodh që e pranon këshillën e tyre. E lusim Allahun të na udhëzojë e të na jap sukses neve, ty dhe prindit tënd drejt pendimit të sinqertë. Vërtet, Ai i dëgjon të gjitha dhe është afër!

### Lutjet të cilat thuhen për të shpëtuar nga vesveset e shejtanit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Çfarë lutje të themi për të shpëtuar nga vesveset e shejtanit?*

*Përgjigje:* Njeriu lutet me ato lutje që ia mundëson Allahu, si për shembull: "O Allah! Më mbrojë dhe më ruaj nga shejtani", "O Allah! Më ndihmo të të përmend, të të falënderoj dhe të të adhuroj ashtu siç është më së miri", "O Allah! Më ruaj nga kurthet e shejtanit". Po ashtu e shpeshton përmendjen e Allahut, leximin e Kuranit dhe kërkon mbrojtjen e Allahut nga cytja e shejtanit të mallkuar, edhe nëse është duke u falur. Nëse ndodh që vesveseja ta mund atë gjatë namazit, atëherë atij i lejohet të pështyjë lehtë tri herë në anën e majtë dhe po ashtu të kërkoj mbrojtjen e Allahut nga shejtani tri herë. Ngaqë është saktësuar nga i Dërguari i Allahut (alejhis-salatu ues-selam) ta ketë urdhëruar Uthman ibën Ebu El-A's Eth-Tekafij (radijAllahu anhu) të veprojë asisoj, kur ai iu ankua për vesveset që i ndodhnin gjatë namazit. Ai e mori këshillën e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe iu largua ajo prej së cilës ankohej.

Pra, nëse besimtari dhe besimtarja sprovohen me vesvese, atëherë ata duhet të jenë të përkushtuar në lutjen drejtuar Allahut që t'i shërojë nga një gjë e tillë, pastaj të shpeshtojnë kërkimin e mbrojtjes së Allahut nga shejtani dhe t'i kundërvihen atij gjatë namazit apo gjatë gjendjeve tjera. Kështu, nëse njeriu merr abdes, atëherë le të jetë i vendosur në këtë dhe të mos e përsërisë abdesin; nëse falet, atëherë le të jetë i vendosur në këtë dhe të mos e përsërisë namazin; po ashtu nëse merr tekbirin, le të jetë i vendosur në këtë dhe të mos e përsërisë atë. Të gjitha këto i bën për t'iu kundërvënë armikut të Allahut dhe për ta poshtëruar atë. Ai nuk duhet t'iu nënshtrohet vesveseve të shejtanit, përkundrazi përpiqet shumë në kërkimin e mbrojtjes së Allahut prej tyre dhe (përpiqet shumë) që të jetë i fortë më luftën kundër armikut të Allahut, në mënyrë që të mos mposhtet prej tij.

### T'u mbash fjalim të pranishmëve tek varrezat

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A është prej sunetit fjalimi tek varrezat, drejtuar përcjellësve të xhenazes?*

*Përgjigje:* Nëse është e mundshme, atëherë kjo është një gjë e mirë. Nëse jepet rasti për këshillimin e të pranishmëve dhe në mesin e tyre ka të tillë që e dëgjojnë këshillën dhe përfitojnë prej saj, atëherë kjo është një gjë e pëlqyeshme. Është saktësuar nga Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) t'u ketë mbajtur fjalim të pranishmëve tek varrezat, gjatë kohës kur hapja e njërit nga varret ende s'kishte përfunduar. Kështu, ai (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) u ul së bashku me shokët e tij dhe filloi t'ua sqaronte gjendjen që e kaplon njeriun kur ai vendoset në varr. Atëherë ata e pyetën rreth kaderit dhe thanë: "A jemi duke vepruar sipas diçkaje që është vendosur më parë, apo sipas diçkaje që fillon tani?" Ai u përgjigj: "Sipas

diçkaje që është vendosur më parë." "E përse të veprojmë, kur çështja jonë veçse paska përfunduar?" – pyetën ata. Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) u tha:"Veproni, sepse çdonjërit i lehtësohet rruga drejt asaj për të cilën është krijuar. Sa u përket të lumturve, atyre u lehtësohen veprat e ithtarëve të lumturisë, ndërsa sa u përket të mjerëve, atyre u lehtësohen veprat e ithtarëve të mjerisë." Pastaj i lexoi fjalët e Allahut: "Sa për atë që jep (për hir të Allahut), ka frikë (nga Ai) dhe dëshmon për vërtetësinë e më të bukurës (besimit), Ne do t'ia lehtësojmë atij rrugën drejt shpëtimit. Kurse atij që është koprrac, ndihet i vetëmjaftueshëm, dhe e quan gënjeshtër më të bukurën (besimin), Ne do t'ia lehtësojmë rrugën drejt dënimit." (El-Lejl, 5-10).
Pra, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) i këshilloi ata dhe ua përmendi disa hadithe (dhe ajete). Andaj, nëse jepet rasti që të këshillohen dhe përkujtohen të pranishmit, s'ka gjë të keqe në këtë dhe inshaAllah është një gjë e mirë.

## Deri në ç'kufij lejohet ndryshimi i së keqes me dorë?

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kush prej jush sheh ndonjë të keqe, le ta ndryshojë atë me dorën e tij. E nëse nuk mundet, atëherë le ta ndryshojë atë me gjuhën e tij. E nëse nuk mundet, atëherë (le ta urrejë) atë me zemrën e tij, ndonëse ky është besimi më i dobët." Deri në ç'kufij lejohet ndryshimi i së keqes me dorë?*

*Përgjigje:* Hadithi që u përmend është i vërtetë. Atë e përcjellë Muslimi në Sahihun e vet. Muslimi, po ashtu, përcjellë nga ibën Mes'udi (radijAllahu anhu) diç të ngjashme me kuptimin e tij (hadithit). Ndryshimi i së keqes me dorë nënkupton mënjanimin e saj, si për shembull: shpërndarja e një grupi që janë duke bërë vepër të ndaluar, apo që janë duke ndenjur dhe nuk nisen për t'u falur me xhemat. Kështu, ai (që urdhëron për të mirë) i shpërndan dhe i detyron të drejtohen për në xhami. Po ashtu edhe grisja e fotografive, apo derdhja e alkoolit, apo thyerja e mjeteve muzikale; të gjitha këto bëjnë pjesë në ndryshimin e së keqes me dorë. Megjithatë, kjo nuk i takon çdokujt, por vetëm atyre që kanë mundësi për një gjë të tillë, si njeriut (zotit të shtëpisë) me anëtarët e familjes së vet, apo udhëheqësit me ata që i ka nën pushtetin e tij. Pra, udhëheqësi është ai i cili u jep leje atyre që i ka nën pushtetin e tij, si: organizatës që urdhëron për të mirë dhe ndalon nga e keqja apo policisë, etj, dhe i autorizon me punë të tilla. Ndërsa, njeriut që nuk ka autoritet, i mjafton të ndryshojë të keqen me gjuhën dhe me zemrën e tij, dhe jo me dorë. Sepse, nëse ai e ndryshon të keqen me dorë, atëherë do të ndodhin trazira, sherre, rrahje dhe gjëra tjera të papëlqyeshme. Pra, besimtarët e pengojnë të keqen dhe këshillojnë e drejtojnë kah e mira me gjuhët e tyre. Ndërsa, pengimi i saj me dorë i përket vetëm organeve kompetente apo atyre që janë të autorizuar për një gjë të tillë, dhe jo çdokujt.

### Fëmijët e kanë për detyrë t'i mësojnë prindërit e tyre nëse ata nuk dinë

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A kanë shpërblim fëmijët nëse e mësojnë prindin e moshuar rreth çështjeve të fesë dhe kryerjes së namazit?*

*Përgjigje:* Po, madje ata e kanë për detyrë një gjë të tillë. Nëse prindi i tyre nuk di, ata e kanë për detyrë ta mësojnë atë. Mirëpo, këtë e bëjnë me fjalë të mira e të buta dhe jo me vrazhdësi, në mënyrë që ai të pranojë këshillën e tyre. Kështu duhet të sillen edhe me të moshuarit e tjerë apo me njerëzit në përgjithësi. Ai që i mëson të tjerët duhet të jetë i butë, ngaqë kjo është më e efektshme për pranimin e fjalëve të tij. Ashtu siç thotë Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): "Kush privohet nga butësia është privuar nga çdo e mirë". Pra, fëmija duhet të sillet gjithherë butë me prindin, vëllanë e madh, gjyshin, nënën dhe me të tjerët, në mënyrë që ata t'i pranojnë fjalët e tij. Ndodh që vrazhdësia të shkaktojë privim dhe mos arritje të rezultateve, andaj duhet të kihet butësi.

### Shkaqet e ngurtësisë së zemrës dhe si t'i largojmë ato

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Si mundet njeriu të shpëtojë nga ngurtësia e zemrës dhe cilat janë shkaqet e saj?*

*Përgjigje:* Shkaqet e ngurtësisë së zemrës janë mëkatet, mosbindjet, pakujdesia e shpeshtë dhe shoqërimi i njerëzve të shkujdesur e mëkatar. Të gjitha këto bëhen shkak për ngurtësinë e zemrave. Në anën tjetër, zemrat zbuten, pastrohen dhe qetësohen me bindje ndaj Allahut të Lartësuar, me shoqërimin e njerëzve të mirë, me përmendje të Allahut, me lexim të Kuranit dhe me kërkim të faljes. Kush angazhohet me përmendje të Allahut, me lexim të Kuranit, me shoqërim të njerëzve të mirë dhe njëkohësisht largohet nga shoqërimi i të pakujdesshmëve dhe të këqijve, zemra e tij përmirësohet dhe zbutet. I Lartësuari thotë: "Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut!" (Er-Ra'd, 28).

### Të punosh tek një pronar që nuk falet

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Punoj në një firmë, mirëpo pronari i saj nuk falet. A më lejohet të punoj për të?*

*Përgjigje:* S'ka gjë të keqe në këtë, nëse punët të cilat i kryen janë të lejuara. Mirëpo, nëse ke mundësi të punosh tek ndonjë pronar mysliman, kjo është më e sigurt dhe më e mirë.

### Shpëtimi i shoqërive islame është tek pasimi i udhëzimit të Allahut

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Cila është mënyra e saktë dhe metodologjia konkrete që do t'i shpinte shoqëritë sot drejt një jete tërësore islame?*

*Përgjigje:* S'ka shteg drejt shpëtimit dhe ndihmës së ndërsjellë, përveç nëse shoqëritë islame kapen fort pas litarit të Allahut, librit të Tij dhe sunetit të të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Kjo arrihet kur çdonjëri prej tyre të jetë i përkushtuar që të jetë bashkë me vëllanë e tij për ta ndihmuar të vërtetën, për ta vendosur fenë e Allahut dhe gjykimin me ligjin e Tij. Ndërkaq, përderisa askush nuk merakoset për askënd, veçse për karrigen e postin e tij dhe nuk i intereson çështja e myslimanëve dhe unifikimi i fjalës mes tij dhe kryetarëve të tjerë, atëherë kjo është rruga drejt përçarjes, e cila ia mundëson armiqve të arrijnë objektivat e tyre dhe të përçajnë myslimanët edhe më shumë sesa që ata janë të përçarë.

## Sqarim rreth jabanxhillëkut të rëndë të Islamit para Kiametit

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: "Në një hadith të gjatë është saktësuar nga Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) të ketë thënë: "Njeriun do ta arrijë mëngjesi si besimtar, ndërsa mbrëmja si jobesimtar dhe do ta arrijë mbrëmja si besimtar, ndërsa mëngjesi si jobesimtar. Ai do ta shes fenë e vet për një përfitim të paktë të kësaj bote." Çfarë kihet për qëllim me kufrin (mosbesimin) në këtë hadith dhe si shitet feja?*

*Përgjigje:* Është saktësuar nga Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) të ketë thënë: "Shpejtoni në kryerjen e veprave (të mira), para se të vijnë sprova si pjesët e natës së errët, gjatë të cilave, njeriun do ta arrijë mëngjesi si besimtar, ndërsa mbrëmja si jobesimtar dhe do ta arrijë mbrëmja si besimtar, ndërsa mëngjesi si jobesimtar. Ai do ta shes fenë e vet për një përfitim të paktë të kësaj bote." (Muslimi, 118).

Domethënë se jabanxhillëku i Islamit do të ashpërsohet aq shumë saqë besimtarin do ta arrijë mëngjesi si mysliman, pastaj në mbrëmje do bëhet jobesimtar. Apo edhe anasjelltas, në mbrëmje ai është besimtar, ndërkaq në mëngjes do bëhet jobesimtar. Ai do ta shes fenë e vet për një interes të kësaj bote. Kjo ndodhë kur ai flet fjalë kufri (mohimi), apo punon për hir të dynjasë. Kështu, në mëngjes ai është besimtar, mirëpo i vjen dikush dhe i thotë: "Fyeje Allahun dhe të Dërguarin"; "Leje namazin dhe do të japim këtë e atë"; "Bëje hallall kurvërinë dhe pijet dehëse dhe karshi kësaj do të japim kaq e kaq". Kështu pra, ai e shet fenë e vet për një përfitim të kësaj jete dhe e arrin mëngjesi apo mbrëmja si jobesimtar. Apo i thonë: "Mos u bëj me besimtarët dhe ne do të japim kaq e kaq që të bëhesh me jobesimtarët". Në këtë mënyrë ata e mashtrojnë atë përmes parave të shumta që të jetë në anën dhe grupin e jobesimtarëve. Kështu që ai bëhet ndër ndihmësit dhe miqtë e jobesimtarëve dhe armik i besimtarëve. Shkaqet e daljes nga feja janë të shumta. Kryesisht kjo ndodhë për shkak të dynjasë, dashurisë ndaj saj dhe dhënies përparësi asaj ndaj ahiretit…

Pra, besimtari nxiton në kryerjen e veprave të mira dhe ka kujdes të madh. Sepse ndodh që goditet nga vdekja e papritur apo nga ndonjë sëmundje e rëndë, e cila ia humb fuqinë dhe pastaj s'ka mundësi të veprojë. Gjithashtu, ndodh që sprovohet me pleqëri apo edhe me gjëra të tjera. Prandaj njeriu duhet të shfrytëzojë jetën, shëndetin dhe mendjen e tij në vepra të mira, para se të ndërhyhet mes tij dhe tyre me sprova të ndryshme si: sëmundja apo lakmia dhe dashuria ndaj dynjasë, apo dhënia përparësi asaj kundrejt ahiretit, apo zbukurimi i saj nga ana e armiqve të Allahut dhe thirrësve drejt mosbesimit dhe devijimit.

## Mësimi duke pasur si qëllim marrjen e diplomës

*Shejh: Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Cili është më i mirë: mësimi që njeriu e bën për marrjen e diplomës apo vetëm mësimi i fesë, memorizimi i Kuranit dhe mësimet që ndërlidhen me akide?*

*Përgjigje:* Çdo lavdërim dhe falënderim i përket Allahut, Zotit të botëve. Salati dhe selami qofshin për profetin tonë Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij, si dhe për gjithë ata që ecin shtegut të tyre, deri në Ditën e Gjykimit.

Njeriu ka mundësi të bashkojë mes këtyre dyjave. Kështu, ai mëson nëpër shkollat dhe fakultetet sistematike dhe, njëkohësisht mëson tek hoxhallarët nëpër xhamia dhe mëson përmendsh Kuranin. S'ka kundërshti midis këtyre dyjave. Unë mendoj se, në ditët e sotshme, njeriu patjetër duhet të ketë diplomë, ngaqë sot, funksionet e njerëzve nëpër puna maten me diploma, dhe njeriu s'ka mundësi të arrijë ndonjë post, përmes së cilit iu bën dobi myslimanëve ashtu siç duhet, veçse përmes diplomave. Pra, njeriu duhet të ketë diplomë në mënyrë që t'i jepet mundësia të bëhet mësues/profesor në shkolla të mesme (apo fillore) dhe universitete…

Sido që të jetë, sot, sferat ku veprojnë njerëzit janë të ndërlidhura me diploma. Dhe nëse njeriu e kërkon dijen për të marr diplomë për këtë qëllim, domethënë t'iu bëjë dobi myslimanëve përmes posteve që i arrin, atëherë ky nijet i tij aspak nuk e njollosë sinqeritetin, meqë ai, këtë diplomë e merr si metodë apo rrugë për të arritur një synim fetar.

## Rreth martesës me më shumë se një grua

*Fetua nga komisioni i përhershëm*

*Pyetja:Pse i Dërguari i Allahut (صلى الله عليه وسلم) kishte më shumë se një grua?*

*Përgjigja:*Me Allahun është urtësia e përkryer. Është urtësia e Tij që Ai (qoftë i Lavdëruar) e bëri *Mubah* (të lejuar) për burrin të martojë më shumë se një grua, qoftë në *sheriatet* e kaluara (ligjet e shenjta) ose në *Sheriatin* (Ligjin Islamik) i cili iu shpall të Dërguarit tonë Muhamed (صلى الله عليه وسلم). Poligamia nuk ishte e veçantë për Pejgamberin tonë (صلى الله عليه وسلم).

Më saktë, Jakubi (عليه السلام) i kishte dy gra. Gjithashtu, Sulejmani (عليه السلام) i martoi nëntëdhjetë e nëntë gra në të njëjtën kohë, dhe pati marrëdhënie seksuale me të gjitha në të njëjtën natë duke shpresuar që Allahu ta furnizonte me nga një djalë prej secilës grua, që të luftonin për hir të Allahut. Poligamia nuk është bidat (risi) në fe. Nuk është kundër mendjes së shëndoshë ose kërkesave të *fitres* (natyrshmërisë së njeriut).

Më saktë, lejueshmëria e poligamisë është manifestim i urtësisë së Allahut. Numri i grave është më i madh se ai i burrave siç tregojnë gjithmonë statistikat. Burri mund ta ketë energjinë e cila ia kërkon atij të ketë më shumë se një grua për ta kënaqur dëshirën e tij seksuale përmes mënyrës së lejuar në vend që të bëjë diçka haram (të ndaluar) ose të përmbajë nevojat e tij.

Gruaja mund të sëmuret ose të ketë menstruacionet ose lehoni që ndalon marrëdhëniet seksuale, e atëherë burri mund të ketë nevojë për grua tjetër për të kënaqur dëshirën e tij seksuale në vend që ta shtyp epshin e tij ose të bëjë *zina*.

Meqë poligamia është *mubah* dhe e pranuar nga mendja e shëndoshë, *fitreja* dhe *sheriati*; disa nga të dërguarit e mëparshëm e kanë praktikuar, dhe nevoja mund ta kërkojë praktikumin e saj, atëherë nuk është e çuditshme që i Dërguari e ka vepruar atë.

Dijetarët përmendin disa urtësi tjera për të cilat i Dërguari (صلى الله عليه وسلم) ka martuar më shumë se një grua në të njëjtën kohë. Në mes të këtyre urtësive ishte është forcimi i lidhjeve mes tij (صلى الله عليه وسلم) dhe disa fiseve, përmes martesës, duke shpresuar se me veprimin e kësaj do të rritej fuqia e Islamit dhe ndihma në përhapjen e tij, meqë kjo e rrit shoqërinë dhe fuqizon lidhjet e dashurisë dhe vëllazërisë.

Një urtësi tjetër ishte përkrahja e disa të vejave dhe kompensimi i asaj që kishin humbur me diçka më të mirë, si ngushëllim për to për t'i ndihmuar të durojnë fatkeqësitë e tyre, dhe ligjësimi i një *sunneti* (vepër e urdhëruar) për *ummetin* për tu bërë mirë të vejave burrat e të cilave janë vrarë, etj.

Përveç këtyre, dijetarët përmendin se prej urtësive pse i Dërguari ka praktikuar poligaminë ishte edhe shtimi i numrit të pasardhësve si përgjigje për thirrjen në *fitre*, për të rritur numrin e *ummetit*, dhe për forcuar ata që do të vijnë duke e ndihmuar dhe përkrahur përhapjen e fesë.

Së fundi, rritja e numrit të besimtareve të dijshme të cilat do ta mësonin dhe këshillonin *ummetin* varësisht nga ajo që kanë mësuar nga i dërguari i Allahut(صلى الله عليه وسلم) , dhe nga dija rreth karakterit të tij, ishte një nga urtësitë për të cilën i Dërguari (صلى الله عليه وسلم) i martoi më shumë se një grua në të njëjtën kohë.

I dërguari (صلى الله عليه وسلم) nuk martoi më shumë se një grua në të njëjtën kohë për të kënaqur dëshirën e tij seksuale, sepse transmetohet se i Pejgamberi nuk ka martuar të virgjër ose grua të re, përveç Aishes (رضي الله عنها).

Pjesa tjetër e grave të Pejgamberit nuk kanë qenë të virgjëra. Sikur të ishte dëshira seksuale arsye për praktikumin e poligamisë nga i Dërguari; ai do të zgjidhte vetëm të virgjërat e reja për ta kënaqur këtë epsh. Pejgamberi (صلى الله عليه وسلم) nuk zgjodhi për martesë të virgjërat e reja edhe pas migrimit, kur shumë toka u hapën/çliruan.

Myslimanët filluan të kishin shtetin e vet, u bënë më të fuqishëm, numri i tyre u rrit, dhe secila familje dëshironte të kishte një lidhje përmes martesës me Pejgamberin. Megjithatë, Pejgamberi (صلى الله عليه وسلم) nuk i martoi ato të virgjëra të reja por ai u martua vetëm për qëllime të mira të cilat janë të qarta për atë që i shqyrton rrethanat e martesës së të Dërguarit me secilën nga gratë e tij.

Njëjtë, sikur Pejgamberi të ishte epshor, kjo do të njihej nga biografia e tij e rinisë dhe fuqisë fizike, por në atë kohë ai (صلى الله عليه وسلم) nuk kishte asnjë grua përveç Hadixhe bint Huvejlid e cila ishte më e vjetër se ai. Njëjtë, sikur ai (صلى الله عليه وسلم) të ishte epshor, ai do të njihej për padrejtësi mes grave rreth ndarjes së netëve dhe kujdesit ndaj tyre. Ato ishin të shkallëve të ndryshme të bukurisë dhe moshës, por Pejgamberi është njohur për drejtësinë e tij ndaj tyre, për dëlirësinë e tij të përsosur, dhe ruajtjen e pjesëve të tij të turpshme kur ishte i ri dhe në moshë të vjetër.

Kjo tregon që Pejgamberi ishte i një karakteri të nivelit të lartë dhe është sjellur drejtë në të gjitha çështjet e tij, deri sa është njohur për këtë edhe nga armiqtë e tij.

Allahu na dhëntë sukses. Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të Dërguarin tonë Muhamedin, familjen dhe shokët e tij.

## Kremtimi i ditës së të dashuruarve

*Komisioni i përhershëm për hulumtime akademike dhe fetua*

*Pyetje: Disa njerëz për çdo vit me katërmbëdhjetë shkurt e kremtojnë ditën e të dashuruarve, apo siç njihet ndryshe "dita e shën valentinit". Me këtë rast ata i dhurojnë njëri-tjetrit trëndafila të kuqe, veshin rroba me ngjyrë të kuqe, si dhe e urojnë njëri-tjetrin. Po ashtu disa ëmbëltore përgatisin ëmbëlsira me ngjyrë të kuqe dhe vizatojnë zemra mbi to. Ndërsa, disa dyqane tjera vendosin shpallje për produktet e tyre që janë të veçanta për këtë ditë. Cili është mendimi i juaj rreth:*

*1. Kremtimit të kësaj dite?*

*2. Blerjes nga këto dyqane në këtë ditë?*

*3. Shitjes së gjërave që dhurohen në këtë ditë, për ata që e kremtojnë atë, nga pronarët e dyqaneve të cilët vetë nuk e kremtojnë? Allahu ju shpërbleftë me të mira!*

*Përgjigje:* Argumentet e qarta nga Kurani dhe Suneti, si dhe ixhma'-i (konsensusi) i të gjithë dijetarëve të selefit (myslimanëve të parë), tregojnë se festat në Islam janë vetëm dy: Fitër Bajrami dhe Kurban Bajrami. Të gjitha festat tjera, pavarësisht a janë të lidhura për ndonjë person, apo grup, apo ngjarje, apo ndonjë domethënie tjetër, janë bidate (risi), dhe si të tilla nuk iu lejohet myslimanëve t'i veprojnë dhe miratojnë ato, si dhe ta shfaqin gëzimin dhe të dhënë ndonjë ndihmë rreth tyre. Sepse, kjo është prej tejkalimit të kufijve të Allahut, dhe kush i tejkalon kufijtë e Allahut ai i ka bërë padrejtësi të madhe vetes së tij.

Nëse kësaj i shtohet që festa e shpikur të jetë prej festave të jobesimtarëve, atëherë kjo është mëkat mbi mëkat. Sepse, në të ka imitimin të tyre dhe një lloj miqësie ndaj tyre. Allahu i Lartësuar ua ka ndaluar besimtarëve imitimin dhe miqësimin e tyre në Librin e Tij madhështor (Kuran).

Ndërsa, Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:

"Kush e imiton një popull (fe), është prej tyre."

Festa e të dashuruarve është prej këtij lloji të festave; sepse, ajo është prej festave pagane-krishtere. Prandaj, nuk i lejohet myslimanit që beson në Allahun dhe Ditën e Fundit (Kiametit), ta festojë, miratojë, apo urojë këtë festë. Madje, është obligim për të largimi dhe braktisja e saj, si përgjigje ndaj urdhrit të Allahut dhe të Dërguarit të tij, dhe si largim nga shkaqet e zemërimit dhe ndëshkimit të Tij. Po ashtu, është e ndaluar për myslimanin ta ndihmojë këtë festë, si dhe festat e tjera, me diç nga ushqimet dhe pijet, apo me shitblerje, prodhim, shkëmbim letrash (mesazhesh) apo dhuratash, shpallje, etj. Ngase, e gjithë kjo është prej të ndihmuarit e njëri-tjetrit në gjynahe, armiqësi, dhe mosbindje ndaj Allahut dhe të Dërguarit të tij. Allahu i Lartësuar thotë:

"Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi! Frikësojuni Allahut, sepse Ai dënon ashpër." (El Maide, 2).

Është obligim për myslimanin të kapet/mbahet për Kuranin dhe Sunetin në të gjitha gjendjet/çështjet e tij, sidomos në kohët e fitneve dhe trazirave të shumta. Ai duhet të jetë i mençur dhe i kujdesshëm nga rënia në devijimet e atyre që kanë shkaktuar zemërimin e Allahut, të atyre që janë të humbur, dhe të shthururve të cilët nuk e madhërojnë Allahun duke e pasur frikë Atë dhe nuk e lartësojnë e nderojnë Islamin. Myslimani e ka obligim që t'i drejtohet Allahut të Lartësuar në kërkimin e udhëzimit dhe qëndrueshmërisë në të, sepse vetëm Ai është udhëzues dhe përforcues.

Vetëm Allahu e sjell suksesin. Saleuatet dhe selamet e Allahut qofshin mbi Pejgamberin tonë, Muhamed, dhe mbi familjen e shokët e tij.

### Temë lidhur me moralet e larta

*Shejh: Muhamed bin Salih El Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A është më i mirë një njeri që është i mangët nga feja, por moralin e ka të mirë, apo një tjetër që i është afruar përsosmërisë në zbatimin e fesë, por moralin e ka të ulët? Si ndërlidhet kjo me përgjigjen e Profetit (sal-lAll-llahu alejhi ue sellem) dhënë Ummu Selemes: "Morali i mirë i ka marr me vete të mirat e kësaj dhe botës tjetër."?*

*Përgjigje:* Pa dyshim se prej përsosmërisë së fesë është të përsosurit e moralit, siç është saktësuar nga Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) të ketë thënë:

"Besimtarët me besimin më të plotë, janë ata që kanë moralin më të mirë"

Andaj, duke u bazuar në këtë (hadith themi se) çdokush që është i mangët nga morali, është i mangët edhe nga feja. Pra, përsosmëria e fesë arrihet përmes përsosmërisë së moralit. Dhe siç e kemi përmendur, morali i mirë shfaqet në raportet (e njeriut) me Krijuesin dhe krijesat. Atëherë, (me këtë) qartësohet se përsosmëria e moralit arrihet nëpërmjet përsosmërisë së fesë. Në bazë të kësaj themi se, ndikimi i atij që posedon moral të përsosur në joshjen e të tjerëve drejt Islamit dhe fesë, është më i madh se ndikimi i atij që është i kapur për feje, por ka moral të keq. E, nëse atij që është i adhurues i madh i jepet sukses drejt moralit të mirë, kjo do të ishte më e plotë. Ndërsa, sa i përket krahasimit në mes të atij që është adhurues i paepur në adhurimet e tij të veçanta, mirëpo ka moral të keq (dhe tjetrit që është i mangët nga feja, por moralin e ka të mirë), kjo është një çështje që s'mund të përcaktohet me saktësi.

### Dispozita lidhur me masturbimin për shkak të analizave

*Komisioni i Përhershëm për Studime dhe Fetva*

*Pyetje: Ne si personel i spitalit, na shtrohen pyetje nga pacientët, se a është i lejuar masturbimi për të bërë analizën e spermës për shkaqe steriliteti, ku dorëzimi i spermës në laborator duhet të bëhet më së largu dhjetë minuta pas daljes së spermës, dhe nuk është e vlefshme nëse dorëzohet pas një kohe më të gjatë. Për këtë arsye shpresojmë të na jepni një fetva për dispozitën e masturbimit për analizë për shkak të problemeit të sterilitetit apo për shkak të sëmundjeve tjera të cilat kërkojnë të bëhet një analizë e spermës?*

*Përgjigje:* Pas studimit dhe shqyrtimit të kësaj çështjeje, komisioni përgjigjet si vijon: Duke parë nevojën e patjetërsushme për këtë veprim, si dhe duke parë se dobia e mjekimit është dukshëm më e madhe sesa dëmi i masturbimit, atëherë në këtë rast konsiderohet i lejuar.

## Shërimi i ngurtësisë së zemrave

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

*Pyetje: Ndonjëherë ndjej ngurtësi në zemrën time dhe, gjithashtu, ndjej sëmundje siç është: shirku i fshehtë apo xhelozia ndaj disa njerëzve. Cili është ilaçi, duke qenë se unë shpeshherë e them lutjen e Profetit – alejhis-salatu ues-selam: "O Allahu!, kërkoj mbrojtjen Tënde që të mos shoqëroj Ty diç me dijen time dhe kërkoj falje prej Teje për atë që nuk e di". Dhe, gjithashtu, shpesh lutem për ata ndaj të cilëve ndjej xhelozi, duke shpresuar që në këtë mënyrë ta shlyejë fajin tim kundrejt tyre. A ka ndonjë ilaç tjetër, i cili do të më shëronte nga kjo sëmundje e rrezikshme?*

*Përgjigje:* Duhet të shpeshtosh përmendjen e Allahut të Lartësuar, leximin e Kuranit Fisnik dhe të veprosh sa më shumë që mundesh prej adhurimeve të vullnetshme.

Gjithashtu, shoqërohu me njerëz fetar e të mirë, kryej veprat sinqerisht vetëm për Allahun, dhe largohu me adhurimet tua nga vendet e rijasë[2]. E, nëse goditesh (nga rijaja), atëherë largoje duke pas për qëllim me veprën tënde (vetëm) Kënaqësinë e Allahut dhe Ahiretin.

Ndërsa, largimi i xhelozisë bëhet duke u bindur se të gjitha begatitë janë dhuratë e Allahut. Dhe se Allahu është Ai, i Cili i ndau ato mes njerëzve. Allahu thotë: "Jemi Ne ata që ua ndajmë njerëzve mjetet e jetesës në këtë botë, duke i ngritur në shkallë disa mbi disa të tjerë, me qëllim që disa t'u shërbejnë të tjerëve. Mëshira e Zotit tënd është me e mirë nga ajo që grumbullojnë ata" (Ez-Zuhruf 32).

Gjithashtu, (ajo largohet) duke e dashur për vëllanë e tij atë që e do për vetveten, ashtu siç thotë Profeti – alejhis-salatu ues-selam: "Askush prej jush nuk beson, derisa të dojë për vëllanë e tij atë që e do për vetvete".

Dhe, gjithashtu, në vend se të merret me xhelozi apo zili, ta angazhojë veten me gjëra që i kthehen me dobi, prej fjalëve dhe veprave të mira.

Salatet dhe selamet qofshin për të Dërguarin tonë, Muhamedin, për familjen dhe mbarë shokët e tij!

## Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë vetveten

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Çfarë komenti ka Fjala e Allahut të Lartësuar në kaptinën Er-rra'du: "Me të vërtetë, Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë vetveten…" (13:11)*

*Përgjigje:* Ky varg fisnik vërtet është një varg madhështor, i cili aludon në atë se Allahu i Madhërishëm, me përsosmërinë e drejtësisë dhe urtësisë së Tij, nuk e ndryshon gjendjen e një populli nga e mira në të keqe, apo nga e keqja në të mirë, apo nga mirëqenia në vështirësi (varfëri/mjerim), apo nga vështirësia në mirëqenie, derisa ata të ndryshojnë vetveten.

Andaj, nëse ata janë (besimtarë) të mirë dhe kanë stabilitet në fe, pastaj ndryshojnë (për keq), Allahu ua ndryshon gjendjen e tyre përmes ndëshkimeve, katastrofave, vështirësive, shterpësive (të tokës), thatësirave, përçarjeve dhe të tjera lloje ndëshkimesh si shpërblim përkatës (të veprave të tyre). Allahu i Patëmeta thotë: "Zoti yt nuk është i padrejtë ndaj robërve." (41: 46)

Ka mundësi që Allahu t'i lërë ata të enden të lirë, t'u japë afat dhe të mos ua ngut dënimin, në mënyrë që të kthehen, pastaj i ndëshkon befasisht. Allahu Fuqimadh thotë: "Kur ata i harruan paralajmërimet Tona, Ne ua hapëm dyert e çdo mirësie. Por, sapo po gëzoheshin me atë që u dhamë, Ne i dënuam befasisht dhe atëherë ata u zhytën në dëshpërim." (6: 44) D.m.th. të dëshpëruar se do të arrinin çfarëdo të mire. Allahu na ruajt nga dënimi dhe nga zemërimi i Tij!

Ndoshta, atyre u jepet afat deri në Ditën e Gjykimit, në mënyrë që dënimi i tyre të jetë më i rëndë, siç edhe thotë Allahu Fuqiplotë: "Mos mendo kurrsesi që Allahu nuk e vëren atë që bëjnë keqbërësit! Ai vetëm ua shtyn (dënimin) deri në Ditën kur sytë e tyre do të zgurdullohen (nga tmerret që do të shohin)" (14: 42).

Kuptimi i vargut është se atyre u jepet afat dhe lihen të lirë, pa dënim, deri pas vdekjes, në mënyrë që t'u shtohet ndëshkimi dhe t'u rëndohet zemërimi (i Allahut ndaj tyre). Apo, ndoshta, ata janë në të këqija, në bela e në mëkate, dhe pastaj pendohen, kthehen te Allahu, i bien pishman dhe qëndrojnë në bindje ndaj Allahut (rrugë të drejtë). Atëherë, Allahu ua ndryshon atë që i ka kapluar prej mjerimit e përçarjes, vështirësisë e varfërisë në mirëqenie, në begati, në unitet fjale dhe përmirësim të gjendjes, për shkak të veprave tyre të mira dhe pendimit të tyre te Allahu.

Ka ardhur në një varg tjetër të Kuranit: "Kjo ndodh se Allahu nuk ia ndryshon kurrë një mirësi që ia ka dhënë një populli, derisa ata të ndryshojnë atë që kanë në veten e tyre…" (8: 53). Pra, ky varg qartas na tregon se, nëse njerëzit janë në begati, në mirëqenie dhe në mirësi, pastaj e ndryshojnë veten e tyre me mëkate, atyre do t'u ndryshohet gjendja (në të keqen e tyre) – ue la haule ue la kuw-wete il-la bil-lah -, por ka mundësi që edhe të lihen të lirë, pa udënuar, siç u cek me lart.

Gjithashtu, në anën tjetër, nëse ata janë të zhytur në të këqija, në mëkate, në mosbesim dhe në devijim, pastaj pendohen, i bien pishman dhe qëndrojnë në bindje ndaj Allahut, Ai uandryshon gjendjen e keqe në të cilën janë në një gjendje të mirë; ua ndryshon përçarjen në unitet e harmoni; vështirësinë në begati, në rehati e në mirëqenie; shterpësinë, thatësinë, mungesën e ujërave etj. në lëshim të shiut, pjellshmëri të tokës dhe lloje të tjera të mirësisë.

## <u>Të mbash hapur restorantin gjatë ditëve të Ramadanit dhe t'i shërbesh ushqim jomyslimanëve</u>

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua.*

*<u>Pyetje</u>: <u>E para</u>: Kompania ku punojmë ka hapur restorantin e saj që e mban hapur gjatë ditëve të muajit të Ramadanit dhe i shërben ushqim punëtorëve jomyslimanë. Pasojat e këqija të këtij abuzimi, siç e thamë , i çon disa myslimanë të dobët ta prishin agjërimin e tyre dhe të ndajnë ushqimin me jo besimtarët. Kjo ndodhi vitin e fundit dhe Komisioni i virtyteve dhe ndalimit të veseve u lajmërua rreth një rasti që u arkivua kundër një myslimani i cili e prishi agjërimin e tij haptas në restorantin e sipërpërmendur gjatë Ramadanit pa ndonjë arsye të vlefshme.*

*<u>E dyta</u> : Punëtorët në atë restorant nuk janë të lejuar të falin namazin e drekës me xhemat në xhaminë aty pranë, sepse në atë kohë duhet tu shërbejnë drekën jomyslimanëve. Prandaj janë të zënë në përgatitjen e ushqimit në restorant për jomyslimanët.*

*E treta : Jemi tepër të ofenduar nga era e ushqimit që vjen nga restoranti, ndërkohë që falemi në xhaminë pranë (restorantit).*

*E katërta : Të gjithë kompanitë e SABK përveç sonës, u japin leje punëtorëve të tyre jo myslimanë të hanë drekë ne shtëpitë e tyre. Kompania jonë është e vetmja e cila e hap restorantin gjatë ditëve të muajit të Ramadanit.*

*E pesta : Sjellja e kompanisë tonë është thyerje e qartë e rregullave të Myslimanëve Allahu i ruajt ata, ata paralajmërojnë në mënyrë të qartë kundër këtij abuzimi nëpërmjet të gjitha formave në media.*

*E lusim Allahun (subhanehu ue teala) t'iu ndihmojë të gjeni një zgjidhje këtij problemi. Të paktën duam të ndihmojmë vëllezërit tanë myslimanë që punojnë në këtë restorant gjatë ditëve të Ramadanit, që t'i lejojnë të falin namazin e drekës në kohën e caktuar. Siç e kam shpjeguar më lart , në kohën e namazit të drekës ata janë të detyruar të përgatitin ushqimin për jomyslimanët dhe nuk mund të falin namazin.*

*Allahu ju udhëzoftë drejt asaj që është më e drejtë dhe asaj çfarë e kënaq Atë.*

*Përgjigje:* Nuk lejohet të hapësh restorantin gjatë ditëve të Ramadanit dhe të përgatitësh ushqim për jo besimtarët. Kjo sepse duke vepruar kështu mund të çojë në rritje tolerime në harame të mëdha, siç është t'i ndihmosh ata duke bërë atë që Allahu (subhanehu ue teala) e ka ndaluar. Dihet mirë që myslimanët e kanë obligim që t'i thërrasin jo myslimanët t'i ndjekim bazat ashtu si dhe dispozitat dytësore të Sheriatit.

Pa dyshim agjërimi i Ramadanit është prej shtyllave të islamit. Fillimisht jomyslimanët inkurajohen të përqafojnë islamin pastaj të agjërojnë. Prandaj nuk lejohet për myslimanët të ndihmojnë jomyslimanët që të braktisin atë që Allahu në origjinë e ka bërë obligim për ta. Pastaj , nuk i lejohet një myslimani t'i shërbejnë jomyslimanëve në atë mënyrë që i sjell poshtërim atij , siç është shërbimi i ushqimit atyre.

Jomyslimanët që cilët jetojnë në vendet islame janë të detyruar të mos bëjnë asnjë veprim që thyen hapur rregullat islame dhe dëmton ndjenjat e myslimanëve.

Prandaj, ne shohim se restoranti i sipërpërmendur duhet mbyllur gjatë ditëve të Ramadanit.

Me Allahun qëndron suksesi. Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi profetin Muhamed, familjen dhe shokët e tij.

## Shkaqet që ndihmojnë në heqjen e ankthеve dhe brengave, si dhe vendimi mbi rukjen që myslimani ia bën vetes

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Na tregoni për gjërat që e ndihmojnë myslimanin në largimin e ankthеve dhe brengave të cilat e godasin atë. Dhe a lejohet që për shkak të tyre, ai t'i bëjë rukje vetes?*

*Përgjigje:* Prej shkaqeve më të mëdha përmes së cilave Allahu i largon ankthet dhe brengat janë: shpeshtimi i përmendjes së Tij, dërgimi i salavateve mbi Pejgamberin (alejhis-salatu ues-selam) dhe leximi i shpeshtë i Kuranit. Pra, të gjitha këto janë prej shkaqeve të hapjes së zemrave dhe largimit të ankthеve e brengave. Andaj shpeshtoje përmendjen e Allahut, salavatet dhe leximin e Kuranit, së bashku me kërkim të faljes e pendim për mëkatet e bëra. Ki kujdes nga të gjitha mëkatet, pendohu shpesh nga çfarë ke bërë prej tyre dhe do t'i gëzohesh hapjes së zemrës dhe heqjes së ankthеve dhe brengave. Bindja ndaj Allahut dhe të

Dërguarit të Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është metoda më madhështore për hapjen e zemrës dhe për largimin e çdo gjëje që të dëmton e shqetëson.
S'ka gjë të keqe nëse i bën rukje vetes duke kënduar el-fatihan apo ajetul-kursijjin apo suren kul huwAllahu apo suren el-Felek dhe en-Nas apo të gjitha këto së bashku. Rukjet janë gjë e mirë. Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) kur binte në shtrat bashkonte shuplakat e duarve (ashtu siç bëhet dua) dhe në to këndonte suren kul huwAllahu, el- Felek dhe en-Nas, (pështynte lehtë në to) pastaj me to e fërkonte pjesën e përparme të trupit, kokën, fytyrën dhe gjoksin e tij (kështu vepronte tri herë). Pra, nëse i bën rukje vetes me aq sa ke mundësi nga Kurani, kjo është prej gjërave më të mira.

## Shkëputja e lidhjeve farefisnore është prej shkaqeve të ngurtësisë së zemrës

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A është shkëputja e lidhjeve farefisnore prej shkaqeve të ngurtësisë së zemrave?*
*Përgjigje:* Po, të gjitha mëkatet janë prej shkaqeve të ngurtësisë së zemrave; shkujdesja ndaj përmendjes së Allahut dhe ndaj leximit të Kuranit janë prej shkaqeve të ngurtësisë së zemrave, dhe, gjithashtu, shkëputja e lidhjeve farefisnore është prej shkaqeve të ngurtësisë së zemrave. Kështu është edhe sjellja e keqe me prindërit apo me njërin prej tyre. Pra, të gjitha mëkatet janë prej shkaqeve të ngurtësisë së zemrave, andaj besimtari duhet të ketë kujdes nga to, të largohet prej tyre dhe të pendohet tek Allahu për çfarë ka bërë prej tyre. Besimtari dhe besimtarja e kanë për detyrë të pendohen tek Allahu nga mëkatet e bëra, sepse ato janë një e keqe e madhe si në këtë botë ashtu edhe në tjetrën; janë shkak për ngurtësinë e zemrave; janë shkak për zemërimin e Allahut në të dyja jetët; janë shkak për përfundimin e keq të njeriut dhe për ndëshkimin e tij në varr dhe në ditën e Kiametit.
Prandaj, duhet të kihet kujdes nga të gjitha mëkatet – Allahu na ruajt prej tyre – si: përgojimi, bartja e fjalëve, sjellja e keqe me prindërit apo me njërin prej tyre, shkëputja e lidhjeve farefisnore, ngrënia e kamatës dhe ushqimit haram, fitimi i pasurisë në mënyrë të palejueshme, me tradhti, vjedhje apo rrëmbim, zina-ja, pirja e alkoolit, etj. Të gjitha këto janë prej mëkateve më të shëmtuara, andaj besimtari dhe besimtarja duhet të ruhen nga to dhe të pendohen tek Allahu për mëkatet e kaluara, me vërtetësi, me shpresë për shpërblimin e Allahut dhe me keqardhje të plotë për mëkatet e bëra në të kaluarën. Ata duhet të heqin dorë nga to dhe të vendosin me vërtetësi të plotë që mos t'u kthehen kurrë më, gjithmonë duke qenë të sinqertë ndaj Allahut, duke e madhëruar Atë, duke shpresuar për shpërblimin e Tij dhe duke u frikuar nga ndëshkimi i Tij. Kështu pra e ka për detyrë çdo mysliman dhe myslimane. E lusim Allahun t'i udhëzojë dhe t'ju jep sukses të gjithëve!

## Pohimi i mjekëve se i vdekuri klinikisht nuk mund të kthehet në jetë

*"Fetaua Shejh Ibën Baz*

*Pyetje: Si konsiderohet pohimi i mjekëve se i vdekuri klinikisht nuk mund të kthehet në jetë?*

*Përgjigje:*Këtij pohimi nuk duhet t'i besohet, dhe as nuk duhet të veprohet në bazë të tij, sepse nuk ka argument që e vërteton këtë. Më kanë treguar se ka pasur raste kur për një njeri kanë thënë se ka vdekur klinikisht, por i është kthyer jeta dhe prapë dhe ka jetuar.
Sido që të jetë, vdekja klinike nuk konsiderohet vdekje dhe i vdekuri klinikisht nuk konsiderohet i vdekur derisa të vdes plotësisht pa mbetur asnjë dyshim.

## Si shërohet mendjemadhësia dhe si arrihet thjeshtësia (modestia)?

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Janë të shumta tekstet e Kuranit dhe Sunetit, të cilat na urdhërojnë që të jemi të përulur ndaj të vërtetës dhe ndaj njerëzve. Këto tekste lavdërojnë ata që janë të përulur dhe në to përmendet shpërblimi i tyre në këtë botë (para se të shpërblehen në botën tjetër). Gjithashtu janë të shumta tekstet të cilat ndalojnë nga mendjemadhësia dhe nga të mbajturit rëndë e me të madh para të tjerëve si dhe qartësojnë ndëshkimin për mendjemëdhenjtë. Atëherë, me çfarë shërohet mendjemadhësia dhe arrihet thjeshtësia?*

*Përgjigje:* Pa dyshim se është obligim mbi çdo mysliman që të ketë kujdes nga mendjemadhësia dhe të jetë njeri i thjeshtë. Dhe "Kush përulet për hir të (madhështisë së) Allahut një shkallë, Ai e ngrit atë një shkallë"[1]
Kush tregohet mendjemadh është në rrezik që Allahu t'ia thyej kurrizin – nga Ai kërkojmë ndjesë-! Një njeri në kohën e Profetit (sal-lAll-llahu alejhi ue sellem) tha: "O i Dërguar i Allahut, unë kam dëshirë që rrobat dhe këpucët e mia të jenë të bukura. A është kjo prej mendjemadhësisë?"Profeti (sal-All-llahu alejhi ue sel-lem) tha: "Vërtet, Allahu është i Bukur dhe e do bukurinë. Mendjemadhësia është refuzimi (mospranimi) i së vërtetës dhe përçmimi i njerëzve."
"Refuzimi i të vërtetës", d.m.th. nëse ajo është në të kundërtën e epshit (tekave) të tij ai nuk e pranon. "Përçmimi i njerëzve", d.m.th. në sytë e tij njerëzit janë më të ulët se ai, i nënçmon dhe e sheh veten më të lartë se ata, ose për shkak të elokuencës së tij, ose për shkak të pasurisë së tij, ose për shkak të postit të tij, ose për shkaqe tjera që ai i imagjinon, ose mund të jetë edhe i varfër (e të tregohet mendjemadh). Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) në një hadith të vërtetë thotë: "Tre njerëzve Allahu në Ditën e Kiametit nuk do t'u flasë, as nuk do t'i pastrojë prej mëkateve, as nuk do t'i shikojë dhe për ta do të ketë një dënim të dhembshëm. Ata janë: plaku kurvar, sunduesi gënjeshtar dhe i varfëri mendjemadh."[3]
Ai është i varfër dhe megjithatë tregohet mendjemadh dhe është i sprovuar me mendjemadhësi. Drejt mendjemadhësisë thërrasin malli dhe pasuria, ndërkaq ai megjithatë mbahet rëndë e me të madhe. Pra, mendjemadhësia është e rrënjosur thellë në shpirtin dhe karakterin (natyrën) e tij.
Ndërsa, sa i përket thjeshtësisë, ajo është përulja, morali i mirë dhe mos ngritja e vetes përmbi të tjerët. Ashtu siç thotë Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem): "Vërtet më i dashuri tek unë prej jush dhe më afër meje Ditën e Kiametit do të jetë ai që është me moral më të mirë."[4]
Dhe tha: "Mirësia është të jesh me moral të mirë."[5]
Andaj, le të kujtoj Madhështinë e Allahut dhe le të kujtoj se Allahu është Ai, i Cili ia dha pasurinë, ia dha postin, ia dha pozitën, ia dha fytyrën e bukur etj. Le të kujtoj se prej

falënderimit (mirënjohjes) për to (begatitë) është thjeshtësia dhe të mos qenët mendjemadh. Nuk duhet të bëhet mendjemadh për shkak të pasurisë, apo postit, apo prejardhjes, apo bukurisë, apo fuqisë etj. Përkundrazi, duhet të kujtoj se ato janë prej begative të Allahut dhe se prej falënderimit për to është modestia, nënçmimi i vetes dhe që mos të tregohet mendjemadh me vëllezërit e tij apo ta sheh veten më lartë se ata.

Mendjemadhësia thërret në padrejtësi, rrenë dhe jo korrektësi me të tjerët në fjalë apo vepra. Mendjemadhi e sheh veten e tij më lartë se vëllai i vet, ose për shkak të pasurisë, ose për shkak të bukurisë, ose për shkak të postit, ose për shkak të prejardhjes, ose për shkaqe tjera imagjinare. Për këtë i Dërguari (sallAll- llahu alejhi ue sel-lem) tha: "Mendjemadhësia është refuzimi (mospranimi) i së vërtetës dhe përçmimi i njerëzve."

D.m.th. mospranimi i të vërtetës, nëse ajo e kundërshton epshin (tekat) e tij. Kjo është mendjemadhësi. Ndërsa, "përçmimi i njerëzve" d.m.th. ai i sheh më poshtë se veten dhe mendon se ata nuk e meritojnë korrektësinë e tij, apo nuk e meritojnë që t'i përshëndes i pari me selam, apo nuk e meritojnë t'u përgjigjet në thirrjen e tyre, e të ngjashme me këto.

Nëse ndalet dhe e kujton dobësinë e tij, se ai është krijuar nga një pikë uji i dobët e i shpërfillur, se ka nevojë të shkoj në tualet për nevojat e tij, se han nga këtu dhe zbrazet nga diku tjetër dhe se, nëse nuk qëndron në bindjen ndaj Allahut Zjarri do të jetë vendi i tij, do ta kuptoj dobësinë e vet dhe se ai s'është gjë tjetër veçse një i ngratë, të cilit i ndalohet mendjemadhësia.

## Vendimi islam mbi fotografimin dhe mbajtjen e fotografive

*Komisioni i përhershëm për hulumtime dhe fetua*

*Pyetja: Ka rrjedhur një debat në mes të disa vëllezërve rreth fotografisë dhe të mbajturit e fotografive, dhe konkluzioni është ende i pavendosur?*

*Përgjigja:* Fotografimi i qenieve të gjalla, qofshin ata njerëz apo kafshë, dhe mbajtja e këtyre fotografive, është e paligjshme. Në fakt, është një nga mëkatet më të mëdha, sepse ka hadithe të transmetuara saktësisht rreth kërcënimit të tmerrshëm dhe mundimit të ashpër që do t'i godasë fotografët dhe ata që i mbajnë fotografitë. Gjithashtu, për shkak që fotografimi është i ngjashëm me të imituarit e Allahut në krijimin e qenieve të gjalla dhe mund të jetë formë shirku (shoqërimi i të tjerëve në adhurim me Allahun) siç është respektimi i fotografuesve të figurave madhështore dhe njerëzve të drejtë, ose mënyrë joshjeje siç është fotografimi i grave të bukura, aktorëve, aktoreve dhe grave gjysmë të zhveshura.

Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët t tij!

## Vendimi Islam për demonstratat

*Shejh Muhammed bin Salih el-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A janë demonstratat prej metodave të ligjshme të davetit (thirrjes Islame)?*

*Përgjigje:* Lavdërimi dhe falënderimi i takon Allahut Krijuesit të gjithësisë, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të dërguarin e Tij, dhe mbi familjen dhe shokët e tij, dhe mbi të gjithë ata që i pasojnë ata në të mirë deri në Ditën e Fundit.
Për sa i përket pyetjes Me të vërtetë, koncepti i demonstratave është një çështje e re, moderne. Nuk është njohur në kohën e të Dërguarit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), as në kohën e kalifëve të drejtë, e as në atë të sahabëve, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre.Për më shumë, kaosi dhe çrregullimet që përfshihen në to, e bëjnë këtë gjë të ndaluar, pasi që ajo mund të përfshijë vepra siç është thyerja e xhamave, dyerve, etj. Pasojat e saj, poashtu të përfshira në to, janë përzierja mes burrave dhe grave, të rinjëve dhe të vjetërve, dhe gjëra tjera të ndaluara të ngjashme me ato për nga çoroditja.
Sa i përket çështjes së bërjes presion qeverisë; -Nëse është qeveri myslimane, atëherë mjafton tu tërhiqet vërejtja përmes Librit të Allahut dhe Sunnetit të Dërguarit të tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Kjo është më e mira nga ajo që mund të sillet para një myslimani. Nëse qeveria nuk është myslimane, ajo as që do të brengoset për këto demonstrata, dhe ndoshta do të sillej mirë me to për nga jashtë, ndërsa përbrenda qëndrojnë në të njejtën të keqe si më parë.
Për këto arsye, ne mbajmë qëndrim se demonstratat janë vepra të ndaluara. Për sa i përket pohimit se këto demonstrata janë paqësore, atëherë mund të ndodhë që ato të jenë paqësore në fillim, ose herën e parë, e pastaj të bëhen shkatërruese. Andaj unë i këshilloj rininë që ta pasojë rrugën e atyre para nesh, sepse me të vërtetë Allahu (subhanehu ue teala) i ka lavdëruar Muhaxherët dhe Ensarët dhe i ka lavdëruar ata që i pasojnë ata në të mirë.

## Vendimi i sheriatit lidhur me operacionin plastik të gjoksit dhe fytyrës

*Komisioni i Përhershëm për Studime dhe Fetva*

*Pyetje: Një koleg imi është martuar, dhe erdhi që të më pyes duke thënë se: gruaja e tij dëshiron të bëjë operacion plastik në fytyrë dhe gjoks, sepse hundën e ka shumë të gjatë dhe të gjerë. Ajo dëshiron që hundën e saj ta zvogëlojë me metoda të thjeshta që mjekësia bashkëkohore ka arritur t'i realizojë.*
*Kurse unë iu përgjigja: Është i dyshimtë ky operacion lidhur me atë se a lejohet apo jo, andaj po ua dërgoj këtë letër që përmban pyetjen si vijon: A ka ndonë dyshim apo mëkat në këtë operacion plastik të cilin dëshiron ta bëjë kjo grua? Duke e ditur se me këtë operacion bëhet ndryshim i krijesës së Allahut, kurse në anën tjetër mbetet shumë e shqetësuar shpirtërisht për shkak të asaj te mete që ka në fytyrë.*
*Përgjigje:* Nëse në realitet çështja qëndron ashtu siç e cekët, dhe në anën tjetër ka shpresa se operacioni do të jetë i suksesshëm dhe pa ndonjë pasojë, atëherë lejohet të bëhet ky operacion me qëllim që ta realizojë qëllimin e saj (ta largojë shqetësimin që ia sjellë ajo e metë), përndryshe assesi nuk lejohet ta bëjë këtë operacion.
Suksesin e jep vetëm Allahu!

## Vendimi mbi depozitimin e parave në bankat e kamatarisë

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: A i lejohet personit që ka një sasi të caktuar të hollash t'i depozitojë ato në ndonjërën prej bankave, me qëllim që t'i ruajë e t'i sigurojë, ndërkohë që ua nxjerrë zekatin sa herë që u vjen koha? Na jepni përgjigje, Allahu u shpërbleftë me të mira!*

*Përgjigje:* Nuk lejohet sigurimi (i të hollave) në banka të kamatarisë, edhe në qoftë se nuk merr fajde, ngaqë me këtë u ndihmon atyre në kryerjen e mëkateve dhe të armiqësisë. Dhe Allahu i patëmeta ka ndaluar nga një gjë e tillë.

Mirëpo nëse detyrohet për këtë dhe nuk gjen vend për të ruajtur të hollat e tij, përveçse në bankat e kamatarisë, atëherë s'ka gjë të keqe në të, inshaAllah, për shkak të domosdoshmërisë. Allahu i patëmeta thotë: "…kur Ai tashmë jua ka shpjeguar ç'është e ndaluar, përveçse kur jeni në shtrëngesë?!" (El-En'am, 119). Mirëpo, në momentin që gjen bankë islamike apo vend të sigurt në të cilin nuk ka ndihmë të ndërsjellë në mëkate dhe armiqësi, ai e deponon pasurinë e tij në të dhe nuk i lejohet që ta deponojë atë në bankën e kamatarisë

## Vendimi për punësinë në banka

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

*Pyetja: "A është e vërtetë se punësia në banka është e ndaluar? Dhe çka nëse njeriu është i detyruar për një gjë të tillë dhe nuk mund të gjejë punë tjetër përveç saj?*

*Përgjigja:* "Kemi dhënë fetua më parë për vendimin e punësisë në banka kamatarie.

Fetuaja ka nr. 4961 dhe ky është teksti i saj:

"Nëse banka s'merret me kamatë, atëherë atë që e merr punëtori, qoftë rrogë apo pagesë, si shpërblim për punën e bërë, duke qenë (kjo pagesë) nga fitimi hallall dhe ai (punëtori) e meriton atë për punën e bërë, lejohet. E, nëse banka merret me kamatë, atëherë ajo që e merr punëtori, qoftë rrogë apo pagesë, si shpërblim për punën e bërë, nuk lejohet, për shkak të bashkëpunimit të tij në gjynahe dhe ë armiqësi me pronarët e bankave të kamatarisë. Allahu i Lartësuar thotë: "…dhe ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në ruajtjen nga të këqijat, jo në gjynahe dhe në armiqësi…" (El-Maideh 2).

Dhe, për arsye se Profeti – alejhis-salatu ues-selam – e ka mallkuar ngrënësin e kamatës, autorizuesin e saj, atë që lidhë kontratën (që përmban kamatë) mes njerëzve dhe ata që dëshmojnë (në lidhjen e saj). Dhe ka thënë: "Të gjithë janë të njëjtë (d.m.th. në mallkim)", siç transmeton Muslimi.

Suksesi është nga Allahu. Salatet dhe selamet qofshin për të Dërguarin tonë Muhamedin, për familjen dhe për mbarë shokët e tij."

## Imami ibën Tejmije nuk e miratoi festimin e mevludit

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Njëri nga dijetarët përmendi se imam ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë) e ka miratuar festimin e ditëlindjes së Profetit. Andaj, shkëlqesia juaj, a është kjo e vërtetë?*

*Përgjigje*: Festimi i mevludit, sipas mendimit më të saktë të dijetarëve, është bidat dhe nuk lejohet, meqë as Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), as (katër) kalifët e drejtë dhe askush nga sahabët nuk e bënë një gjë të tillë. Gjithashtu as dijetarët dhe as udhëheqësit e tre shekujve të lëvdueshme nuk e festuan atë, mirëpo festimi i tij u bë pas tyre, për shkak të shiave dhe atyre që i ndoqën verbërisht ata. Andaj nuk lejohet festimi i mevludit dhe pasimi i atyre që e festojnë atë.

Shejhu Tekijud-din Ahmed bin Tejimje (Allahu e mëshiroftë) është prej atyre që e qortojnë festimin e mevludit dhe e shohin atë si bidat. Mirëpo, në veprën e tij "Iktidaussiratil-mustekim muhalefete as'habil- xhehim", ai foli rreth personit që e feston atë nga padija. Dhe njeriu s'bën të mashtrohet me ata që e festojnë mevludin dhe as me atë që nxit apo thërret drejt tij, si Muhamed Aleuij Malikij dhe të tjerë, ngaqë fjalët e njerëzve nuk përbëjnë dëshmi, por dëshmia është në fjalët e Allahut dhe në fjalët e të Dërguarit të Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) apo në njëzëshmërinë e selefëve (të parëve) të këtij ummeti. Kjo për shkak të fjalëve të më të Lartit:

"O besimtarë! Bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit dhe atyre që drejtojnë punët tuaja. Nëse nuk pajtoheni në ndonjë gjë, drejtojuni Allahut dhe të Dërguarit, nëse besoni Allahun dhe Ditën e Kiametit. Kjo për ju është më e mira dhe shpjegimi më i bukur." (En-Nisa, 59).

"Për çfarëdo gjëje që ju të diskutoni, fjala e fundit i përket Allahut." (Esh-Shura, 10).

"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë, që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun." (El-Ahzab, 21).

Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) nuk e festoi ditëlindjen e vet, ndërkohë që ai me fjalët dhe veprat e tij nuk ka lënë asgjë pa kumtuar. Po ashtu shokët e tij (radijAllahu anhum) nuk e festuan atë dhe sikur të ishte diçka e mirë, ata do ta bënin atë para nesh. I Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:

"Kushdo që shpikë në çështjen (fenë) tonë diçka që s'është prej saj, ajo vepër nuk do t'i pranohet". (Buhariu dhe Muslimi).

Dhe:"Kush vepron diçka që s'është në përputhje me çështjen (fenë) tonë, ajo vepër nuk do t'i pranohet". (Muslimi).

Gjithashtu ka thënë: "Më tej: "Vërtet që fjala më e mirë është libri i Allahut, udhëzimi më i mirë është ai i Muhamedit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe gjërat më të këqija janë ato të shpikurat dhe çdo bidat është humbje." (Muslimi).Hadithet që flasin rreth kësaj tematike janë të shumta. Unë kam shkruar një shkrim, deri diku të gjatë, rreth këtij bidati (festimit të mevludit) dhe bidateve tjera si: festimi i natës së Israsë dhe Mi'raxhit dhe festimi i natës së gjysmës së muajit Sha'ban. Shkrimi është botuar në një libërth që mban titullin "Paralajmërimi nga bidatet (Et-Tah'dhiru minelbide'i)".Libërthi po ashtu gjendet brenda veprës sime "Mexhmu'u fetaua ue mekalat muteneu-uiah", në vëllimin e parë, faqe 227. Andaj kush dëshiron le t'i kthehet atij.

### Ilahitë nga ana e sheriatit

*Muhammed bin Salih el Uthejmin.*

*Pyetje: Si gjykohen enashidet (ilahitë) nga ana e sheriatit*

*Përgjigje:* Nuk mund të jepet një gjykim për ilahitë derisa të dëgjohen ato dhe të shqyrtohet përmbajtja e tyre, se a këndohen në formë të melodive muzikore të shfrenuara, apo këndohen në formë zakonshme që është larg instrumenteve muzikore dhe zërave melodik, a këndohen me zëra të bukur dhe tërheqës që nxisin provokim, apo këndohen me zëra të zakonshëm të cilët nuk shkaktojnë provokim. Pra nëse përmbajtja e ilahisë është e mirë dhe nëse që nuk përmban ndonjë vërejtje, dhe nuk këndohet me melodi muzikore të shfrenuara dhe nuk shoqërohet me zëra melodik dhe provokativ, atëherë s'ka gjë të keqe në to, me kusht që mos ta teproj me dëgjimin e tyre, dhe të mos e bëj ilahinë gjënë e vetme me të cilën e ngritë moralin e tij duke mos iu kthyer edhe Kuranit dhe sunetit.

Pra janë tri kushte:

-Kushti parë: Përmbajtja e ilahisë të jetë e mirë dhe pa vërejtje, të mos këndohet me melodi dhe zëra tërheqës dhe provokativ.

-Kushti i dytë: Të mos i ndëgjoj shpesh.

-Kushti i tretë: Të mos jetë ilahia mjeti i vetëm me të cilin e ngritë moralin e tij duke u larguar nga ngritja e moralit me Kuran dhe sunet.

Nëse plotësohen këto tri kushte, atëher konsideroj se s'ka gjë të keqe në këto ilahi, por nëse njëri nga kushtet nuk plotësohet atëherë duhet të largohet nga to.

## Hyrja në parlament

*Shejh: Salih El Feuzan (Allahu e ruajt)*

*Pyetje: Disa nga ata që i përkasin grupit el ihuanul-muslimun thonë: "Ne synojmë Islamin e jo karrigen dhe ne jemi zëri që dëgjohet në mesin e njerëzve. Ashtu si selefitë, edhe ne thërrasim që të kërkohet dija fetare dhe të praktikohen sunenet".*

*Përgjigje:* Duhet shikuar realitetet e jo pretendimet. Secili pretendon se është përmirësues, mirëpo: "Allahu e njeh atë që ka për qëllim djallëzinë nga ai që ka për qëllim mirësinë" (El Bekareh: 220). Ne i shikojmë veprat e jo fjalët; i shikojmë bazat mbi të cilat qëndron ndërtesa e jo pamjen e jashtme të saj. Allahu thotë: "Cili është më i mirë, ai që themelet e godinës së vet i vë në përkushtimin ndaj Allahut dhe në kënaqësinë e Tij apo ai që themelet e godinës së tij i vë në bregun e gërryer dhe që rrokulliset me të në zjarrin e Xhehenemit?!" (Et-Teubeh: 109). Ne dëshirojmë dhe e lusim Allahun që të përmirësoj çdokënd që i atribuohet Islamit dhe thirrjes drejt tij. Gjithashtu e lusim t'i përmirësoj synimet e qëllimet dhe që të gjitha xhematet të jenë një xhemat i vetëm që ecën sipas librit të Allahut dhe metodologjisë së selefëve të mirë. Neve (myslimanëve) nuk na ka dëmtuar gjë tjetër, përveçse përçarjes, pasimit të tekave, fanatizmit pas mendimeve, opinioneve dhe njerëzve.

## Demonstratat në përgjithësi, ato në Libi në veçanti

*AbdulMuhsin El Abbad*

*Pyetësi: O shejhu ynë! Allahu të shpërbleftë! Unë jam nga Libia, dhe njerëzit (tek ne) kanë caktuar ditën e mërkurë apo të enjte që të dalin në rrugë për të demonstruar. Kërkojmë*

*nga ju një këshillë dhe deklarim sa i përket vendimit (Islam) rreth demonstratave dhe protestave të cilat po quhen paqësore. Shpresojmë nga Allahu (azze ue xhel-le) të na bëjë dobi këshilla e juaj. Allahu ju shpërbleftë!*

*Shejhu:* Nuk di ndonjë argument që tregon ligjshmërinë e këtyre demonstratave. Nuk di ndonjë bazë (parim) në Fenë tonë që i ligjëson gjërat e këtilla. Këto janë gjëra të shpikura nga njerëzit, të cilat ata (myslimanët) i kanë sjellë (marrë) nga armiqtë e tyre prej vendeve perëndimore dhe lindore. Këtu kam për qëllim që ato nuk kanë bazë në Fe. Dhe unë nuk di ndonjë gjë (argument) që tregon lejueshmërinë dhe ligjshmërinë e tyre. Për këtë, njerëzit (myslimanët) duhet të ndjekin rrugët e ligjshme (sheriatike) të cilat u janë ligjësuar atyre (nga Allahu) dhe t'i braktisin gjërat të cilat nuk kanë bazë në Fe, dhe të cilat rezultojnë në zarare (dëme), shkatërrime, vrasje dhe ngushtim/vështirësim (të jetesës së tjerëve). Sikur mos të kishte pasur zarar tjetër prej këtyre protestave, përveç vështirësimit të (jetesës së) njerëzve në rrugët dhe vend-ecjet e tyre, atëherë kjo do të mjaftonte si konstatim për të keqen e tyre, dhe se nuk i lejohet askujt që të ecë përpara në gjëra të këtilla.

Pyetësi: Allahu të dhëntë të mira! Tek në është një davetxhi i cili i nxitë shebabët (të rinjtë) dhe thotë: që huruxhi (kryengritja) ndaj pushtetarëve ka qenë medh'heb (rrugë) i selefit (gjeneratave të para), si ibnil Esh'athit, Husejnit dhe ibni Zubejrit. Kurse ata të cilët e kanë ndaluar (huruxhin) si p.sh. imam Ahmedi, këtë e bënë vetëm duke shikuar (krahasuar) në dëmet dhe dobitë (d.m.th pa argument)?

Shejhu: Njerëzit duhet të hulumtojnë rreth dobive dhe t'i braktisin dëmet. Njerëzit gjithmonë synim të tyre duhet ta kenë arritjen e dobive dhe lënien e dëmeve1.

1 Imam Neveviu, Allahu e mëshiroftë, në komentin e Sahihut të Muslimit thotë: "Kuptimi i hadithit është: mos i konkurroni pushtetarët në pushtetin e tyre dhe mos iu kundërvini atyre, përveç nëse shihni te ata një të keqe, të cilën duhet ta vërtetoni dhe të keni dituri rreth saj nga parimet Islame. Nëse e shihni këtë, atëherë refuzojeni dhe thojeni të vërtetën kudo që të jini. Mirëpo, sa i përket huruxhit ndaj tyre dhe luftimit të tyre, kjo është haram me ixhma'(konsensusin) e gjithë myslimanëve, edhe nëse ata janë fasika (të shthurur) dhe zullumqarë. Argumentet janë të shumta për këtë, dhe Ehlu Sunneti kanë ixhma' (konsensus) se udhëheqësi nuk rrëzohet për shkak të fiskut të tij" (Sherh Muslim: 12/229). Sh.p.

Pyetësi: A mund të themi se demonstratat dhe protestat konsiderohen prej huruxhit ndaj pushtetarit?

Shejhu: Pa dyshim, ato janë mjete (rrugë) drejt huruxhit, bile ato janë vetë huruxhi, pa dyshim.

## Të vetmuarit me dikë që bën rukje

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetja: Cili është vendimi islam për shkuarjen te dikush që thuhet se shëron përmes leximit të Kuranit? Ai ulet me një grua për t'i lexuar asaj Kuran, dhe nëse është e nevojshme ajo qëndron në shtëpinë e tij për disa ditë. Unë kam qenë një nga ato gra, por jam penduar për çfarë kam bërë, e kam lutur Allahun për falje dhe kam bërë teube (pendim tek Allahu). Ju lutem të na jepni fetuanë tuaj (mendimin legal të dhënë nga një dijetar mysliman i kualifikuar), Allahu ju shpërbleftë!*

*Përgjigja:* Të vetmuarit (të qenit vetëm me dikë të gjinisë së kundërt) është haram (e ndaluar), edhe nëse bëhet për rukje (leximi i Kuranit dhe lutja e Allahut për shërimin e të sëmurit). Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:
"Asnjë burrë të mos jetë vetëm me një grua, ose shejtani do të jetë i treti prej tyre."
Ajo që është edhe më e keqe në të vetmuarit me këtë njeri është kalimi i natës në shtëpinë e tij dhe qëndrimi aty për disa ditë e net. Kjo është një nga rrugët që dërgon në të keqe dhe prishje / çoroditje. Myslimania e cila ka bërë diçka të tillë duhet të bëjë teube të sinqertë dhe t'i shmanget kësaj sjellje të ligë.
Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët e tij!

## Të hipësh në autobus ku ka përzierje mes burrave dhe grave

*Shejh Ibën Salih el Uthejmin, Allahu e mëshiroftë*

*Shejh Salih El Uthejmin, Allahu e mëshiroftë, është pyetur për vendimin mbi të hipurit në autobus ku ka përzierje mes burrave dhe grave?*
*Përgjigja:* Është e detyrueshme për njeriun të qëndrojë larg nga të prekurit e grave, me këtë mendoj nga grumbullimi me to, ku trupi i tij bashkohet me të sajin qoftë (edhe nëse kjo do të ndodhte) me pengesë mes tyre, sepse me të vërtetë kjo thërret fitne (joshje). Njeriu nuk është i sigurt (nga çdo gjë); ai mund ta mendojë veten të matur/kujdesshëm për këtë çështje, dhe se nuk do të ndikohet nga ajo, e megjithatë shejtani rrjedh në gjakun e birit të Ademit, dhe kështu ndoshta një (lëvizje) e vogël nga ai mund ta prishë/degjenerojë atë. E nëse është obligim për personin (të hipë në autobus ku ka përzierje) duke u përpjekur që të mos ndikohet, atëherë shpresoj se nuk ka ndonjë dëm në këtë. Megjithatë, mendimi im është se nuk është e mundur të jetë e detyrueshme për të ta bëj këtë, pasi që është e mundur për të kërkimi i një vendi ku nuk do të bashkohet me ndonjë grua qoftë nëse i duhet të rrijë në këmbë (gjatë udhëtimit). Përmes kësaj ai e liron veten nga kjo çështje, e cila e bën të domosdoshme fitnen dhe sprovën. Prandaj, është obligim mbi njeriun ta ketë frikë Allahun aq sa ka mundësi dhe të mos i shohë këto çështje si të vogla. Njëjtë, shpresojmë se ata që janë përgjegjës për këto mjete udhëtimi, çfarëdo qofshin ato, ta bëjnë një vend të posaçëm për gra ku nuk do të jenë të bashkuara me burra.

Shtesë: Shejh Salih el Feuzan, Allahu e ruajt, u pyet:

*Cili është vendimi mbi gruan (që hyn në një dyqan e pastaj fillon) të flasë me pronarin e dyqanit?*

Përgjigja: Është në rregull për gruan të flasë me pronarin e dyqanit me një të folur që është e limituar në nevojat (e saj), përderisa nuk ka fitne në të. Gratë flisnin me burrat (në kohën e të Dërguarit alejhissalatu ues-selam) duke u kufizuar në nevojat (e tyre) dhe në çështje ku nuk kishte fitne. E nëse ky fjalim përmban të qeshura, paturpësi ose zë fitneje, atëherë është haram, nuk është e lejueshme.
E lusim Allahun të na japë përfundim të mirë.

## Të flasësh me gra në telefon

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetja: Kam një shok të ngushtë. Kur e vizitoj atë, e gjej duke folur me vajza e duke bërë lajka me to përmes telefonit, dhe këto vajza veprojnë në të njëjtën mënyrë. Unë më parë gjithashtu nganjëherë flisja me to. Si të veproj pasi që ky person është shoku im më i mirë? Çfarë mund t'i them atij? Si mund ta këshilloj atë?*

*Përgjigja*: Është e ndaluar për burrin të flasë me gra me qejf / epsh përveçse me gruan e tij dhe ato vajza që i ka robëresha. Kjo, sepse këto gjëra janë rrugë për joshje dhe prishje / çoroditje. Gjëra të kësaj natyre janë të ndaluara me sheriat (ligj Islamik). Madje, Islami gjithashtu e ndalon të vetmuarit me një pjesëtar të gjinisë së kundërt dhe udhëtimin e gruas pa mahrem (bashkëshortin ose një familjar me të cilin nuk martohet). Duhet ta kesh frikë Allahun dhe ta këshillosh shokun tënd që t'i braktisë lajkat me gra dhe çdo gjë që dërgon në joshje / ngashënjim.

Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët e tij!

## Shkëmbimi i mesazheve mes burrave dhe grave

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetja: Nganjëherë bëj gjëra që e hidhërojnë Allahun. Do të doja të isha grua e ndershme dhe e sinqertë ndaj Zotit tim. Si ta bëj këtë? A është e lejuar për një grua të shkëmbejë mesazhe me një djalë të ri "për të arritur ta njohin njëri-tjetrin"?*

*Përgjigja:* Nuk të lejohet ty të shkëmbesh letra ose mesazhe me një djalë të ri që nuk është mahrem i yti (bashkëshorti ose një i afërm me të cilin nuk martohesh) për të "arritur ta njihni njëri-tjetrin". Kjo,për shkak se të bësh atë gjë mund të nxisë epshin dhe të shkaktojë dëme / të këqija, prishje / çoroditje.

Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët e tij!

## Mirësjellja ndaj komshiut musliman dhe atij jomusliman

*Komisioni i Përhershëm për Studime dhe Fetua*

*Pyetje: Porosia e Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) për mirësjellje ndaj komshiut, a përfshinë edhe komshiun jomusliman?*

*Përgjigje:* Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë Allahut, ndërsa salavatet dhe selamet qofshin mbi të dërguarin tonë Muhamedin, mbi familjen dhe shokët e tij.

Sheriati ka urdhëruar për mirësjellje, bëmirësi dhe mosshqetësim të komshiut, kjo është vërtetuar me hadithin që e transmeton Abdullah ibën Umeri (radij Allahu anhuma) i cili thotë se Pejgamberi ka thënë: "Xhibrili vazhdimisht më porosiste për mirësjellje ndaj komshiut, saqë një ditë mendova se do ta fuste në hise të trashëgimisë". Kurse, në këtë hadith

emri "Komshi" është përmendur në formë të përgjithshme, gjë që përfshinë edhe muslimanin edhe jomuslimanin, dhe çdo komshi duhet të nderohet me atë që i takon.

## Të kërkosh rizkun në vendet e Perëndimit apo Lindjes

*Pyetje: Nëse në rast të kushteve të rënda ekonomike shkoj në vende të huaja, si në vende të perëndimit apo lindjes për të fituar mjete materiale për jetesë në pamundësi të shkuarjes në vendet islame, si është gjykimi nga ana e sheriatit për këtë?*
Përgjigje: Nuk ka ndalesë që rizku të kërkohet në vendet e perëndimit apo lindjes, nëse kjo nuk rezulton me një dëm më të madh. Kurse përcaktimi dhe peshimi i dobisë dhe dëmit varet nga individi, pra ai duhet të jetë një person i pajisur me dije rreth sheriatit dhe të mund ta praktikojë fenë e tij lirshëm dhe nuk ka ndonjë frikë nga pengesat e mundshme për këtë.

## Lejohet që me dhuratën të veprojë çfarë të dojë

*Shejh Salih el Feuzan*

*Pyetje: Nëse dikush ka marrë një dhuratë, a i lejohet që t'ia dhuroj dikujt tjetër?*
Përgjigje: Nëse e ka marrë dhuratën, atij i lejohet të veproj me të çfarë të dojë, t'ia dhuroj dikujt tjetër, ta marrë për vete apo t'a shes, dhe nuk ka ndonjë ndalesë për këtë, sepse ajo është pronë e tij.

## Kur i lejohet burrit ta shikojë një grua të huaj

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetja: A u lejohet burrave të shikojnë qëllimisht gratë që nuk i kanë mahrem, përveç shikimit të shpejtë të rastësishëm / aksidental? Nëse jo, a u lejohet studentëve meshkuj të prezantojnë në një ligjëratë që jepet nga një grua me veshje të paturpshme me pretekstin për të mësuar?*
Përgjigja: Burrave nuk u lejohet t'i shikojnë gratë përveç shikimit të shpejtë të rastësishëm / aksidental, me përjashtim kur është e domosdoshme, siç është rasti kur burri e shpëton një grua nga fundosja ose nga zjarri, e tërheq atë nga nën copërat e një ndërtese të rrënuar, ose të ngjashme. Është gjithashtu e lejuar në rastin e kontrollimeve apo trajtimeve mjekësore, nëse nuk ka grua në dispozicion për ta kryer procedurën.
Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët e tij!

## Dispozita e pemëve të mbjellura në varreza

*Shejh Abdulaziz Ibën Baz*

*Pyetje: Ne banojmë në një shtëpi përskaj një varreze, e cila është braktisur para tridhjetë vitesh, kurse mbi të është ndërtuar një park. Aty janë rritur pemët dhe kanë bërë fruta, ndërsa ne kemi ngrënë nga to. A lejohet që të hamë nga ato fruta?*

*Përgjigje:* Nuk lejohet që varrezat të shndërrohen në parqe, por është obligim që ato të respektohen, të rrethohen me murë dhe të ruhen e të mos përçmohen. Muslimanët e kanë obligim që t'i ruajnë varrezat e tyre dhe të mos i përçmojnë duke ecur mbi to, duke u ulur mbi to, duke hedhur mbeturina apo duke i shndërruar në parqe. Por, nëse disa njerëz që nuk kanë frikë Allahun mbjellin pemë mbi varreza duke i fshirë gjurmët e tyre, atëherë kjo nuk u lejohet dhe me këtë kanë bërë mëkat. Ndërsa frutat e dala nga pemët që janë mbjellur aty janë të lejuara për t'u ngrënë; sepse frutat nuk janë përçmim i varrezëz, ato janë zhvilluar nga uji,toka dhe ajri dhe nuk kanë të bëjnë gjë me të vdekurit.

Me një fjalë, përçmimi i varrezave dhe shndërrimi i tyre në parqe nuk është i lejuar, sepse është obligim të ruhen, të rrethohen me mur dhe të mbrohen nga gjërat që janë ofendim për të vdekurit. Muslimani duhet të jetë i respektuar kur është gjallë dhe kur është i vdekur, dhe nuk lejohet të përçmohet varri i tij duke shkelur mbi të, as duke u ulur e as duke hedhur mbeturina aty. Prandaj nëse dikush që nuk i kushton rëndësi kësaj, ka bërë mëkat dhe i ka fshirë gjurmët e varreve dhe ka mbjellë pemë frutore mbi to, atëherë nuk dimë të ketë ndonjë ndalesë për ngrënien e atyre frutave.

Por është obligim që këta njerëz të këshillohen dhe t'u bëhet e qartë se kanë bërë gabim me atë veprim, t'u bëhet e qartë se varreza duhet të mbetet, të pastrohet, të rrethohet me mur dhe të mbrohet që të mos përçmohet, të largohen ato pemë nëse akoma janë gjurmët e varreve. Nëse vendi i varrezës është caktuar me testament apo ajo është shumë e vjetër, atëherë ai vend duhet të mbes për varrezë që përsëri të varrosen njerëzit tjerë në të, sepse ata që e kanë lënë testament kanë pasur për qëllim që tu bëjnë dobi muslimanëve, prandaj askujt nuk i lejohet që varret t'i largojë nga aty.

Përveç nëse prijësi i shtetit sheh ndonjë arsye sheriatike që ato të largohen, pasi të jenë zhdukur eshtrat dhe të mos ketë gjurmë në to, dhe nëse dijetarët e sheriatit japin fetua që ajo varrezë të transferohet diku tjetër, atëherë hulumtohet për një lokacion të ri dhe të bëhet një zgjidhje tjetër, nëse kjo është në interes të muslimanëve; në rast se varreza gjendet në mes të lagjeve të banuara dhe nuk mjafton për varre të tjera, apo për arsye tjera që dijetarët e sheriatit i shohin si arsye dhe japin fetua që eshtrat të nxirren nga aty dhe të transferohen në një varrëzë tjetër duke mos i përçmuar.

Kjo u takon dijetarëve të sheriatit, ndërsa të bëhen veprime të tilla pa patur fetua nga dijetarët, pa i nxjerrur eshtrat nga varret dhe pa patur arsye sheriatike, atëherë kjo është punë e shëmtuar dhe nuk lejohet.

## Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë vetveten

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Çfarë komenti ka Fjala e Allahut të Lartësuar në kaptinën Er-rra'du: "Me të vërtetë, Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë vetveten…" (13:11)*

*Përgjigje:* Ky varg fisnik vërtet është një varg madhështor, i cili aludon në atë se Allahu i Madhërishëm, me përsosmërinë e drejtësisë dhe urtësisë së Tij, nuk e ndryshon gjendjen e një populli nga e mira në të keqe, apo nga e keqja në të mirë, apo nga mirëqenia në vështirësi (varfëri/mjerim), apo nga vështirësia në mirëqenie, derisa ata të ndryshojnë vetveten. Andaj, nëse ata janë (besimtarë) të mirë dhe kanë stabilitet në fe, pastaj ndryshojnë (për keq), Allahu ua ndryshon gjendjen e tyre përmes ndëshkimeve, katastrofave, vështirësive, shterpësive (të tokës), thatësirave, përçarjeve dhe të tjera lloje ndëshkimesh si shpërblim përkatës (të veprave të tyre). Allahu i Patëmeta thotë:

"Zoti yt nuk është i padrejtë ndaj robërve." (41: 46)

Ka mundësi që Allahu t'i lërë ata të enden të lirë, t'u japë afat dhe të mos ua ngut dënimin, në mënyrë që të kthehen, pastaj i ndëshkon befasisht. Allahu Fuqimadh thotë:

"Kur ata i harruan paralajmërimet Tona, Ne ua hapëm dyert e çdo mirësie. Por, sapo po gëzoheshin me atë që u dhamë, Ne i dënuam befasisht dhe atëherë ata u zhytën në dëshpërim." (6: 44)

D.m.th. të dëshpëruar se do të arrinin çfarëdo të mire. Allahu na ruajt nga dënimi dhe nga zemërimi i Tij! Ndoshta, atyre u jepet afat deri në Ditën e Gjykimit, në mënyrë që dënimi i tyre të jetë më i rëndë, siç edhe thotë Allahu Fuqiplotë:

"Mos mendo kurrsesi që Allahu nuk e vëren atë që bëjnë keqbërësit! Ai vetëm ua shtyn (dënimin) deri në Ditën kur sytë e tyre do të zgurdullohen (nga tmerret që do të shohin)" (14: 42)

Kuptimi i vargut është se atyre u jepet afat dhe lihen të lirë, pa dënim, deri pas vdekjes, në mënyrë që t'u shtohet ndëshkimi dhe t'u rëndohet zemërimi (i Allahut ndaj tyre). Apo, ndoshta, ata janë në të këqija, në bela e në mëkate, dhe pastaj pendohen, kthehen te Allahu, i bien pishman dhe qëndrojnë në bindje ndaj Allahut (rrugë të drejtë). Atëherë, Allahu ua ndryshon atë që i ka kapluar prej mjerimit e përçarjes, vështirësisë e varfërisë në mirëqenie, në begati, në unitet fjale dhe përmirësim të gjendjes, për shkak të veprave tyre të mira dhe pendimit të tyre te Allahu.

Ka ardhur në një varg tjetër të Kuranit:

"Kjo ndodh se Allahu nuk ia ndryshon kurrë një mirësi që ia ka dhënë një populli, derisa ata të ndryshojnë atë që kanë në veten e tyre…" (8: 53)

Pra, ky varg qartas na tregon se, nëse njerëzit janë në begati, në mirëqenie dhe në mirësi, pastaj e ndryshojnë veten e tyre me mëkate, atyre do t'u ndryshohet gjendja (në të keqen e tyre) – ue la haule ue la kuw-wete il-la bil-lah -, por ka mundësi që edhe të lihen të lirë, pa u dënuar, siç u cek me lart.

Gjithashtu, në anën tjetër, nëse ata janë të zhytur në të këqija, në mëkate, në mosbesim dhe në devijim, pastaj pendohen, i bien pishman dhe qëndrojnë në bindje ndaj Allahut, Ai ua ndryshon gjendjen e keqe në të cilën janë në një gjendje të mirë; ua ndryshon përçarjen në unitet e harmoni; vështirësinë në begati, në rehati e në mirëqenie; shterpësinë,

thatësinë, mungesën e ujërave etj. në lëshim të shiut, pjellshmëri të tokës dhe lloje të tjera të mirësisë.

## Dispozita e ndërtimit të një medrseje me para të kamatës

*Muhammed bin Salih el Uthejmin*

*Pyetje: Shejh i nderuar, kam në plan të ndërtoj një medrese. Fillimisht, me paratë e mia personale kam blerë tokën, por për ndërtimin e medreses duhen mjete të shumta. Këtë projekt ua kam prezantuar shumë njerëzve, dhe disa prej tyre më kanë ofruar një shumë të madhe të parave të fituara me kamatë, a është e lejuar që t'i pranoj këto para për qëllimin e cekur apo t'ua jap të varfërve dhe atyre që kanë nevojë? Na tregoni dispozitën e sheriatit lidhur me këtë, Allahu u shpërbleftë.*

*Përgjigje:* Nuk ke mëkat nëse i pranon paratë e ofruara të kamatës me qëllim që t'ua japësh të varfërve, apo të ndërtosh medrese, sepse mëkati qëndron mbi atë i cili ka fituar paratë me kamatë. Por nëse ato para i japin me qëllim që ta pastrojnë pasurinë e tyre dhe të pendohen tek Allahu atëherë do të kenë shpërblim. Por nëse i japin me nijet të ibadetit dhe afrimit tek Allahu, kjo nuk u pranohet, mirëpo ai i cili i mer nuk ka mëkat.

## Dhul Karnejni nuk është Aleksandri i Madh

*Shkëputur nga libri "El Bidajeh ven Nihajeh" i Ibën Kethirit*

Is'hak ibën Bishri transmeton nga Said ibën Bishri, i cili transmeton nga Katade të ketë thënë: "Dhul Karnejni është Aleksandri, babai i të cilit ishte i pari i cezarëve, i cili rrejdh nga djali i Nuhut (alejhi selam). Kurse Dhul Karnejni i dytë është Aleksandri i Maqedonisë (Aleksandri i Madh), i cili kishte ndërtuar qytetin e Aleksandrisë, për historinë e të cilit kanë shkruar romakët. Ky i fundit ka jetuar shumë më vonë sesa Aleksandri i parë, sepse ky ka jetuar afërsisht treqind vite para Isës (alejhi selam). Vezir i tij ka qenë Aristoteli, dhe ky ka pushtuar perandorinë e Persisë".

E bëmë këtë sqarim, sepse shumë njerëz besojnë se Aleksandri ka qenë një, dhe se ai qëështë përmendur në Kur'an është Aleksandri i Maqedonisë. Për shkak të kësaj bindjeje bëhet një gabim shumë i madh, sepse i pari ka qenë besimtarë, njeri i devotshëm, mbret i drejtë, dhe Hidri ka qenë vezir i tij, i cili ishte pejgamber sipas asaj që kemi thënë më herët. Kurse i dyti (Aleksandri i Madh), ka qenë mushrik (politeist), dhe vezir i tij ka qenë Aristoteli. Mes tyre ka një distancë kohore më tepër se dymijë vite, andaj ka dallim shumë të madh, dhe kjo nuk guxon t'i ngatërrohet një njeriu të menqur.

## Dëgjimi i vargjeve të Kuranit para rënies në gjumë

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetja: Nganjëherë, kur jam në dhomë vetëm, ndiej frikë dhe trembje, andaj detyrohem të lëshoj Kuran në mënyrë që të më merr gjumi. A lejohet kjo?*

*Përgjigje:* Nuk di ndonjë gjë që e ndalon këtë, sepse Kurani është prehje për besimtarin dhe njëkohësisht përmendje e Allahut. Kështu, dëgjimi i tij është adhurim. Andaj, nëse njeriu ka nevojë ta dëgjoj atë, në mënyrë që t'i largohet vetmia e egër dhe t'i qetësohet zemra, s'ka gjë të keqe në këtë, i lavdëruar qoftë Allahu.

### Vendimi mbi fjetjen (shtrirjen) në bark

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Më është thënë se fjetja (shtrirë) në bark është e ndaluar. A është kjo e vërtetë, dhe nëse është, si të veproj pasi që nuk mund të rehatohem e të pushoj vetëm nëse flej në atë pozitë?*

*Përgjigje:* Është përcjellë nga Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) se ai, pasi që e pa njërin nga shokët e tij duke fjetur në bark, e preku në këmbë dhe i tha: "Kjo është një shtrirje të cilën Allahu e urren". Ndërsa në një version tjetër shënohet: "Kjo është shtrirja e banorëve të zjarrit."

Pra, shtrirja në bark është gjë e urryer dhe duhet të lihet, përveç në raste domosdoshmërie, si: dhimbja, për shkak të së cilës njeriu ka nevojë të shtrihet në atë pozitë. Më së paku që mund të thuhet për të është se ajo urrehet, dhe atë për shkak të hadithit: "Kjo është një shtrirje të cilën Allahu e urren", edhe pse në shikim të parë, hadithi aludon në ndalesë. Andaj, besimtari dhe besimtarja duhet ta lejnë këtë shtrirje, përveç në raste të domosdoshme, të cilave s'mund t'iu shmangen.

### Vendimi për gruan mbi vizitën e shpeshtë të grave tjera myslimane

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetja: Cili është vendimi islam për gruan t'i vizitojë gratë tjera myslimane shpesh? Kur është e obligueshme për gruan të dalë jashtë shtëpisë? Veç kësaj, kur duhet të jetë e shoqëruar me mahrem ajo (me bashkëshortin ose ndonjë të afërm me të cilin nuk martohet)? Kur është koha më e përshtatshme për atë për të dalë jashtë e për tu kthyer?*

*Përgjigja:* I lejohet gruas të dalë nga shtëpia e saj me lejen e burrit të saj nëse ka nevojë për të dalë. Megjithatë, ajo duhet të jetë me hixhab (mbulesë); ajo nuk guxon t'i shfaqë bukuritë e saj. Kriteri për të ditur se a është e nevojshme dalja e saj nga shtëpia është që nëse ajo nuk del, dëmtohet. Koha më e përshtatshme për të dalë varet nga rrethanat dhe vendi ku ajo është.

Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët e tij!

### Vendimi islam për punësimin e gruas së martuar

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

*Pyetja: Cili është vendimi islam për punësimin e gruas së martuar?*

*Përgjigja:* Nuk i lejohet gruas të punojë në një vend ku ka përzierje me burra, qoftë e martuar apo e pamartuar, sepse Allahu (qoftë i Lavdëruar) ka krijuar burrat me një prirje (preferencë) ndaj grave dhe gratë ndaj burrave. Me ekzistimin e kësaj dobësie në ta, nëse ka përzierje do të rezultojë në fitne (joshje), që do të dërgojë në imoralitet, sepse vetë njeriu nxitet për në të keqe. Megjithatë, është e lejuar për një grua të punojë në një vend ku nuk ka përzierje me burra, nëse burri e saj e lejon atë të bëjë diçka të tillë.
Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhammed, familjen dhe shokët e tij!

## A konsiderohet përgojim (gibet) përmendja e të metave të të tjerëve në veten time?

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetje: Është bërë pjesë e karakterit tim që shpeshherë të flas kur jam vetëm dhe nuk po mundem ta braktis atë. A konsiderohet përgojim (gibet) në qoftë se kur jam vetëm e përmendi ndonjë njeri me atë që ai e urren. (D.m.th.) nuk e përmendi atë kur jam me dikë tjetër, por vetëm mes meje dhe vetes sime?*
*Përgjigje:* Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Gibeti (përgojimi) është përmendja e vëllait tënd me atë që ai e urren."
Pra, ajo çfarë dukshëm kuptohet nga kjo fjalë e Profetit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) është përgjithësimi dhe se sa herë që ti e përmend vëllanë tënd me gjëra që ai i urren, pavarësisht se a je vetëm apo me të tjerët, e tëra kjo është gibet.
Andaj, këshilla ime drejtuar teje është që të ruhesh nga një gjë e tillë dhe që të mësohesh me heshtjen kur je vetëm, përveç në përmendjen e Allahut të Madhërishëm. Mos u merr me njerëzit, por përmende Zotin tënd. Angazhohu me diç nga përmendja e Allahut: subhanAll-llah, elhamdulil-lah, la ilahe il-lAll-llah, Allahu ekber. Lëri të qetë njerëzit, sepse ke boll me çka merresh si: përmendja e Allahut, kërkimi i faljes nga Ai dhe lutja drejtuar Atij.

## A është e lejuar të merret hua prej një personi që punon me kamatë?

*Muhammed bin Salih el Uthejmin*

*Pyetje: Nëse marr hua prej një personi që fiton pasurinë në mënyra të ndaluara sheriatikisht, a është e ndaluar kjo hua, nëse këtë ia kthejë pa shtesë, dmth pa kamatë?*
*Përgjigje:* Nuk është e ndaluar, dmth lejohet që njeriu të ketë marrëdhënie tregtare me një person që merret me kamatë, nëse raportet mes tyre janë të pastërta (pa kamatë), psh lejohet që të blejë gjëra nga kamatari e po ashtu lejohet të kërkoj hua nga ai dhe nuk ka pengesë në këtë, sepse Pejgamberi (salallahu alejhi ve selem) kishte marrëdhënie tregtare me çifutët edhe pse ata punonin me kamatë, ai po ashtu pranonte dhurata nga ta, u përgjigjej ftesës së tyre, u shiste atyre dhe blente nga ta. Ai pranoi dhuratën në rastin kur ajo gruaja çifute ia dhuroi delen në ditën e çlirimit të Hajberit, iu përgjigj ftesës kur e ftoi një djalosh çifut i Medinës, bleu ushqim për familjen e tij nga një çifut dhe la si peng (hipotekë) parzmoren e tij të luftës. Nga kjo vimë në përfundim se lejohet të kihet marrëdhënie të lejuara tregtare me një person që fiton me haram.

## A bën që myslimani t'i braktisë fraksionet e fitnet e kohës sonë dhe të merret vetëm me veten e tij?

*Shejh: Muhamed Nasirud-din El-Albani (Allahu e mëshiroftë)*

*Pyetësi: Nuk janë të panjohura për ju fitnet e kësaj kohe – pastaj i numëroi ato – dhe tha: "A bën që myslimani të izolohet? Çfarë mendoni për fjalën e më të Lartit: "O besimtarë, ruajeni veten tuaj!" (El-Maide, 105). Dhe a është e tillë edhe fjala e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) drejtuar Hudhejfes: "Braktisi të gjitha ato fraksione…"?*

Shejh Albani (Allahu e mëshiroftë): Kjo pyetje përmban disa pyetje, kështu që po filloj me të parën. Cila ishte ajo?

*Pyetësi: "A bën që myslimani të izolohet…?"*

Shejhu: Pikë së pari myslimani ndryshon sipas imanit të tij, pastaj kohës dhe vendit ku ai jeton. Kështu, ai që ka besim të fortë dhe nuk frikohet për veten se do të devijoj në akiden apo sjelljen e tij, atëherë më mirë për të është që të përzihet me myslimanët dhe të mos i braktisë ata. Fjala e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), të cilën e përcjellin Tirmidhiu dhe të tjerët, është tekst i prerë rreth kësaj meseleje. Nga Abdullah bin Umeri (radijAllahu anhuma) përcillet se, i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Besimtari që përzihet me njerëz dhe duron ndaj lëndimeve të tyre është më i mirë se ai që nuk përzihet me ta dhe nuk duron ndaj lëndimeve të tyre."

Ajo që e plotëson përgjigjen paraprake, ku thamë se çështja ndryshon sipas besimit të myslimanit, pastaj kohës dhe vendit ku ai jeton, është se në Sahih-un e Buhariut, Muslimit dhe në libra të tjerë, shënohen hadithe në të cilat tregohet se njeriu më i mirë në kohën e fitneve është ai që ka një tufë dhenë dhe largohet nga njerëzit në ndonjë grykë mali. Hanë e pinë nga to, i ruan njerëzit nga sherri i tij dhe ruhet nga sherri i tyre. Kjo është gjatë kohës së fitneve.

S'ka dyshim se koha e fitneve ndryshon për nga numri i madh apo i pakët i tyre (fitneve), andaj meseleja kthehet tek këqyrja e imanit të besimtarit. Andaj, siç edhe thamë më lartë, ai që ka besim të fortë dhe nuk frikohet se do të devijojë në akiden, adhurimin dhe sjelljen e tij, atëherë më mirë për të është që të rrijë me njerëz. S'do mend se kur ai rri me ta, do t'i urdhërojë për kryerjen e veprave të mira, do t'i ndalojë nga të këqijat, do t'i këshillojë, e gjëra të tjera të kësaj natyre. Kjo do të jetë më e mirë për të sesa të izolohet nga njerëzit dhe ta shpëtojë vetëm veten e tij.

Kjo sa i përket pyetje së parë. Pyetja e dytë?

*Pyetësi: Rreth fjalës së Allahut të Lartësuar: "O besimtarë, ruajeni veten tuaj! Ai që është i humbur nuk mund t'ju dëmtojë, nëse jeni në rrugë të drejtë." (El-Maide, 105).*

Shejhu: Shpjegimin e këtij ajeti e gjejmë po ashtu në koleksionet e sunetit, si dhe në Musnedin e imam Ahmedit, ku shënohet se një ditë Ebu Bekri (radijAllahu anhu) u mbajti fjalim njerëzve dhe u tha: "O njerëz! Ju nuk po e shpjegoni këtë ajet ashtu si duhet. E kam dëgjuar Profetin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) duke thënë: "O njerëz! Urdhëroni për kryerjen e veprave të mira dhe ndaloni nga veprat e liga, e, kur veproni kësisoj, atëherë ai që është i humbur nuk mund t'ju dëmtojë, nëse jeni në rrugë të drejtë."

Pra, kuptimi i ajetit nuk është: braktisni njerëzit e "futni këmbët në ujë të freskët" (apo siç thuhet tek ne "rri nën hije", sh.p.) dhe as mos urdhëroni për të mirë e mos ndaloni nga e keqja! Jo, kur të urdhëroni për të mirë dhe kur të ndaloni nga e keqja dhe njerëzit nuk u përgjigjen, atëherë ai që është i humbur nuk mund t'ju dëmtojë, nëse jeni në rrugë të drejtë. Dhe prej udhëzimit tuaj të plotë është që kur ju të shihni ndonjë të keqe e pengoni atë dhe kur të shihni ndonjë gjë që kërkon urdhër (për të vepruar), ju urdhëroni për të mirë, e kështu radhazi. Kjo ishte sa i përket pyetjes së dytë.

*Pyetësi: Pyetja e tretë ndërlidhet me hadithin e Hudhejfes (radijAllahu anhu): "Braktisi të gjitha ato fraksione…"?*

Shejhu: Ky hadith ndërlidhet plotësisht me realitetin tonë sot. Domethënë: kur myslimanët të përçahen në grupe, parti e fraksione dhe secili të kapet me fanatizëm pas xhematit dhe partisë së tij, atëherë, duke qenë se kjo është gjendja, myslimanit nuk i lejohet të përfshihet në asnjërën prej këtyre grupimeve, përpos një grupi të vetëm, nëse gjendet, grup ky që ka imam (udhëheqës), të cilit myslimanët ia kanë dhënë besën. Kështu, ai duhet të jetë me këtë grup dhe me këtë palë. Ndërsa, nëse nuk ekziston xhemat që ka imam dhe të cilit myslimanët ia kanë dhënë besën, atëherë ai i braktis të gjitha ato grupime. Mirëpo kjo s'do të thotë që ai të izolohet në maje të malit; jo, por ka kuptimin që të mos ketë partishmëri ndaj ndonjë pale kundër tjetrës. Ky është qëllimi i hadithit të Hudhejfes (radijAllahu anhu)

# AKIDE

## Jobesimtari nuk është vëlla i myslimanit

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Me mua banon një i krishterë. Ai më thotë: "Ti je vëllai im dhe ne jemi vëllezër" dhe ha e pi së bashku me ne (myslimanët). A lejohet kjo gjë apo jo?*

Përgjigje: Jobesimtari nuk është vëlla i myslimanit. Allahu i Patëmetë thotë: "Në të vërtetë, vetëm besimtarët janë vëllezër." (El-Huxhurāt, 10) Ndërsa Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) thotë: *"Myslimani është vëlla i myslimanit."* Së këtejmi, jobesimtari, qoftë çifut, apo i krishterë, apo idhujtar, apo adhurues i zjarrit, apo komunist, apo çfarëdo tjetër, nuk është vëlla i myslimanit dhe nuk lejohet që të merret si shok. Mirëpo, nëse rastis që ndonjëherë ai të hajë së bashku me ju apo kjo ndodh në ndonjë ndejë/gosti të përgjithshme, pa e konsideruar si shok tuajin, s'ka gjë. Ndërkaq, bërja e tij shok, apo ndeja dhe ngrënia së bashku me të në mënyrë të vazhdueshme, është një gjë që nuk lejohet, ngaqë Allahu e ka shkëputur miqësinë dhe dashurinë mes nesh dhe tyre. Allahu i Lartësuar thotë:"Shembull i mrekullueshëm për ju është Ibrahimi dhe ata që kanë qenë me të, kur i thanë popullit të vet:

"Ne shkëputemi nga ju dhe nga ato që ju i adhuroni në vend të Allahut; ne ju mohojmë dhe armiqësia e urrejtja midis nesh është e përhershme, derisa të besoni tek Allahu Një dhe i Vetëm." (El-Mumtehine, 4) Dhe thotë: "Nuk gjen njerëz, që besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit, që të ushqejnë dashuri ndaj atyre, të cilët kundërshtojnë Allahun dhe të Dërguarin e tij, edhe në qofshin ata etërit e tyre ose bijtë e tyre, ose vëllezërit e tyre, ose farefisi i tyre. Allahu ka skalitur besimin në zemrat e tyre dhe i ka fuqizuar ata me *rūh* (dritë, udhëzim) nga Vetë Ai. Ai do t'i shpjerë ata në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj e ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Allahu është i kënaqur me ata, por edhe ata janë të kënaqur me Të. Ata janë Pala e Allahut dhe, vërtet që Pala e Allahut do të jetë fituese." (El-Muxhādile, 22)
Kësisoj, myslimani e ka për detyrë të shkëputet nga ithtarët e shirkut dhe t'i urrejë ata për hir të Allahut. Mirëpo, kjo s'do të thotë që ai t'i lëndojë, apo t'i dëmtojë, apo t'ju bëjë dhunë pa kurrfarë të drejte, porse nuk i merr shokë e miq të afërt. E, nëse rastis që të hanë së bashku në ndonjë ndejë të përgjithshme, apo në ndonjë ushqim që vjen rastësisht, pa pasur shoqëri, miqësi e dashuri mes vete, atëherë s'ka gjë të keqe në këtë.

## Të mashtruarit me moralin e jobesimtarëve

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Tek myslimanët vërejmë kontradikta të mëdha në mes fjalëve dhe veprave të tyre. Kështu, te ata myslimanë, që e thonë shehadetin, që falën vazhdimisht në xhami dhe që i kryejnë obligimet e tjera fetare, vërejmë një sjellje të kundërt nga sjellja e shokëve të Profetit (salallahu alejhi ue selem). Dhe, kur ndonjëri kthehet nga Evropa, e cila sot ka ngelur si e pafe, si rezultat i braktisjes së mësimeve kishtare, thotë: "Atje kam parë moral më të mirë sesa morali i myslimanëve." Andaj, me çfarë i këshilloni këta njerëz?*
Përgjigje: Së pari: nuk lejohet udhëtimi drejt vendeve të shirkut, ngaqë udhëtimi drejt tyre është prej shkaqeve të devijimit dhe të lënies së fesë. Po ashtu është shkak që njeriu të dëgjojë dyshimet, gënjeshtrat dhe komplotet e jobesimtarëve ndaj Islamit. Madje, ndodh që të devijojë për shkak të tyre dhe të dyshimeve që ata i përhapin. Andaj, myslimanit nuk i lejohet të udhëtojë drejt vendeve të ithtarëve të shirkut dhe as qëndrimi në mesin e tyre, meqë në këtë ka rrezik të madh për të, për shkak të dyshimeve që ata i përhapin dhe prishjes së madhe që e sheh atje, duke u nisur nga shirku, kurvëria, homoseksualizmi dhe mëkatet e tjera të shumta. Ndodh që ai të ndikohet prej tyre, dhe kështu zemra t'i largohet nga rruga e drejtë. Për këtë arsye, Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: "Unë jam i distancuar prej çdo myslimani që jeton në mesin e idhujtarëve." Shokët i thanë: "Përse, o i Dërguar i Allahut?" Ai tha: "Të mos shihen ndërmjet veti zjarret e tyre!"[1] Po ashtu përcillet prej tij të ketë thënë: "Kush përzihet me idhujtarin apo banon me të, atëherë ai është i njëjtë me të."[2]
Andaj, myslimani e ka për detyrë të ruhet nga udhëtimi drejt vendeve të shirkut dhe qëndrimi në mesin e tyre, as për tregti e as për ndonjë gjë tjetër. Pra, duhet të kihet kujdes, veçanërisht në këtë kohë, në të cilën është shpeshtuar e keqja dhe prishja dhe është përhapur në to kufri dhe ateizmi. Përjashtim bënë njeriu që ka dije dhe largpamësi e që thërret drejt Allahut, që ua mëson njerëzve të mirën dhe që i udhëzon drejt të vërtetës. Ky njeri është i justifikuar, sepse ai thërret drejt Allahut dhe e shfaqë fenë e tij, dhe ndodhë që Allahu nëpërmjet tij të udhëzojë numër të madh njerëzish. Ndërsa injoranti, i cili nuk ka dije rreth

fesë, e ka për detyrë të ketë kujdes dhe të mos udhëtojë. Sa i përket faktit që njeriu mashtrohet me moralin e tyre, kjo është pjesë e prishjes që i kanoset atij. Myslimanët u mashtruan me jobesimtarët për shkak të industrisë së zhvilluar, apo zbulimeve, apo gjërave të tjera që i posedojnë. Ky i ngratë e injorant që nuk e njeh Islamin dhe dispozitat e tij, por i njeh vetëm disa myslimanë, u mashtrua. Disa myslimanë kanë moral të keq; tek ta gjendet rrena, kamata, zinaja, pirja e alkoolit. Pra, nuk janë të gjithë myslimanët të kapur për feje dhe që largohen nga haramet. Andaj, ndodh që ky i ngratë, i cili ka udhëtuar drejt vendeve të shirkut, të mashtrohet kur të sheh diçka prej moraleve të tyre që ndërlidhen me këtë botë dhe jetesën në të. Prandaj, duhet të kihet kujdes nga udhëtimi tek ta dhe qëndrimi në mesin e tyre.

Myslimani e ka për detyrë të jetë në lidhje me fenë e tij, të kapet për të, të shpeshtoj leximin e Kuranit dhe meditimin rreth tij, në mënyrë që ta njoh fenë e Allahut. Po ashtu, ai duhet të pajiset me dije rreth jetëshkrimit të Profetit (salallahu alejhi ue selem) dhe të shokëve të tij, të cilët ishin njerëzit më të mirë pas profetëve, në mënyrë që të dijë veprat e tyre të mira, jetën e tyre të lavdishme dhe luftën e tyre të vërtetë. Dhe kështu ta dijë se pikërisht ata ishin ithtarët e mirësisë, ishin shembull dhe prijatarë. Janë pikërisht ata të cilët duhet t'i ndjekim dhe të ecim rrugës së tyre. E, nëse dikush nga radhët e myslimanëve i kundërshton ata, atëherë qortimi bie mbi atë që kundërshton dhe që shmanget nga rruga e tyre.

Andaj, ti o rob i Allahut, e ke për detyrë të ecësh rrugës së njohur, në të cilën ecën Profeti (salallahu alejhi ue selem) së bashku me shokët e tij, qoftë në moral, vepra dhe qëndrime. Dhe mos u mashtro me atë që devijon nga rruga e tyre, qoftë ai mysliman apo jo. Nga Allahu kërkojmë shpëtim!

---

[1] D.m.th. zjarri i myslimanit të mos e sheh zjarrin e idhujtarit dhe anasjelltas. Kjo është një shprehje që përdorët për afërsinë. Arabët e përdorin këtë metodë të të shprehurit dhe thonë: "Shtëpia ime shikon në shtëpinë e filanit, apo shtëpia e tij shikon në shtëpinë time", kur duan të tregojnë për afërsi të madhe mes tyre. Albani e ka vlerësuar hadithin si të vërtetë në "El-Irua'" (5/30). (shën. i përkth.)

[2] I vlerësuar si hasen nga shejh Albani në "Es-Sahiha" (5/253). (shën. i përkth.)

## Thënia e ibën Abbasit: "Kufër nën kufrin (e madh)"

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Si shpjegohet fjala e Allahut të Lartësuar: "Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka zbritur Allahu, ai është mohues i vërtetë" (El-Maide, 44).Dhe, thënia e ibën Abbasit "kufër nën kufrin (e madh)", a i adresohet atij që e heq sheriatin në mënyrë të tërësishme apo që e pezullon atë, apo është kufër që e nxjerrë njeriun nga feja?*

Përgjigje: Ajo çfarë është e njohur tek dijetarët është e njëjtë me fjalën e ibën Abbasit, domethënë se është kufër nën kufrin (e madh); mirëpo, kjo vlen për atë që beson se të gjykuarit me ligjin e Allahut është obligim dhe se, gjykimi me diçka tjetër përveç asaj që Ai ka zbritur nuk lejohet, por, që gjykon me këto ligje për shkaqe të tjera. Në këtë rast, ai është fâsik (mëkatar), dhâlim (zullumqar) dhe kâfir (jobesimtar), mirëpo vepra e tij është

padrejtësi nën padrejtësinë (e madhe që e nxjerrë njeriun nga feja), mëkat nën mëkatin (e madh që e nxjerrë njeriun nga feja) dhe kufër nën kufrin (e madh që e nxjerrë njeriun nga feja). Kjo ngaqë ai e di se është i padrejtë, i gabuar dhe i pabindur ndaj Allahut, mirëpo, ajo çfarë e shtynë atë të gjykojë me ligje tjera nga ato të Allahut, janë disa shkaqe, për të cilat mendon se e arsyetojnë këtë vepër të tij të keqe, si marrja e ryshfetit, posti i tij si udhëheqës, e gjëra të tjera të kësaj natyre. Pra, kjo është kufër nën kufrin (e madh), padrejtësi nën padrejtësinë (e madhe) dhe mëkat nën mëkatin (e madh).

Mirëpo, ai që gjykon me ligje tjera nga ato të Allahut duke besuar se një gjë e tillë lejohet dhe se ato janë më të mira se ligjet e Tij, atëherë ky është kâfir që ka bërë kufër të madh. Disa njerëz, Allahu na ruajt, besojnë se gjykimit me ligjin e Allahut i ka kaluar koha, dhe se ai nuk është i përshtatshëm për këtë kohë. Kjo renditet ndër kufrin më të madh, nga Allahu kërkojmë shpëtim! Ngjashëm me këtë është edhe nëse beson se lejohet gjykimi me ligje tjera, edhe pse beson se ato nuk janë më të mira se ligji i Allahut; e gjithë kjo është kufër (i madh). Patjetër duhet të besojë se gjykimi me ligjin e Allahut është obligim dhe detyrë, se duhet të braktiset gjykimi me ligje tjera dhe se një gjë e tillë është e keqe. Ndërsa, nëse e lejon gjykimin me ato ligje, edhe nëse beson se sheriati është më i mirë, ai prapëseprapë është kâfir. Nga Allahu kërkojmë shpëtim!

## Të zbriturit e Allahut të Lartësuar në qiellin e kësaj bote

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Si t'i kundërpërgjigjemi atij që thotë se: "Ju pretendoni që Allahu zbret në qiellin kësaj bote kur të mbetet pjesa e tretë e natës, mirëpo kjo rezulton në lënien e Arshit nga ana e Tij, ngase pjesa e tretë e natës nuk është në të njëjtën kohë për tërë banorët e Tokës".*

Përgjigje: Kjo është fjala e të Dërguarit të Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Është i Dërguari ai që ka thënë: "Zoti ynë, i Bekuar e i Lartësuar, zbret në qiellin e kësaj bote çdo natë, atëherë kur mbetet një e treta e fundit e saj dhe thotë: "A ka kush që më lutet, e t'i përgjigjem? A ka kush që kërkon prej Meje, e t'ia jap? A ka kush që kërkon falje nga Unë, e ta falë?", derisa të agojë mëngjesi". (Përcjellë nga Imam Maliku, 1/214, imam Ahmedi, 2/487, Buhariu, 1/384, Muslimi, 1/521, Ebu Daudi, 2/34, Tirmidhiu, 5/526, ibën Maxhe, 1/435 dhe të tjerë).

Dijetarët kanë sqaruar se ajo është një zbritje ashtu siç i përket Allahut dhe se nuk është sikur zbritja jonë. Askush nuk e di mënyrën (realitetin) e saj përveç Allahut të patëmeta. Pra, Allahu zbret si të dojë dhe nga zbritja e Tij nuk do të thotë që detyrimisht Arshi të mbetet i zbrazët, ngaqë ajo është një zbritje ashtu siç i takon Atij, të Madhërishmit. Pjesa e tretë e natës ndryshon nga vendi në vend, mirëpo kjo (zbritja) është një gjë me të cilën Allahu veçohet dhe Ai nuk i ngjason krijesave në ndonjërën prej cilësive të Tij. Ashtu siç thotë Allahu i patëmeta: "Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha." (Esh-Shurâ, 11). Dhe thotë: "Ai di ç'ka para tyre dhe ç'ka pas tyre, kurse ata nuk mund ta ngërthejnë Dijeninë e Allahut." (Tâ Hâ, 110). Gjithashtu thotë në ajetin e Kursij-it: "…kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron." (El-Bekare, 255). Ajetet që flasin rreth kësaj tematike janë të shumta. Allahu është Ai që më së miri e di mënyrën e zbritjes së Vet, andaj, ne e kemi për detyrë t'ia pohojmë atë,

ashtu siç i shkon për shtati Atij. Edhe pse Allahu qëndron mbi Arsh, Ai zbret ashtu siç i takon Atij.

Nëse dikush zbret nga çatia, atëherë, ajo mbetet e zbrazët. Po ashtu, nëse dikush zbret nga vetura, ajo mbetet e zbrazët. Mirëpo, Allahu nuk bën të krahasohet me krijesat e Tij, sepse ky është një krahasim jo i saktë. Allahu nuk u ngjason krijesave në asnjërën prej cilësive të Veta. Ne edhe pse themi se Allahu qëndron mbi Arsh ashtu siç i përket Madhështisë së Tij dhe se nuk e dimë mënyrën e këtij qëndrimi, njëkohësisht nuk e ngjasojmë Atë me krijesa dhe nuk i japim shembull, por themi: Ai qëndron mbi Arsh ashtu siç i përket Madhështisë dhe Madhërisë së Tij.

Kur mutekel-limûn-ët (apologjetët) u thelluan në këto gjëra pa të drejtë, u goditën nga dyshime të mëdha, dhe një gjë e tillë i shpiu drejt mohimit të tërësishëm të Allahut. Derisa edhe u prononcuan se: "Allahu nuk është as brenda krijesave dhe as jashtë tyre; as kështu, e as ashtu." Ata, pastaj, e cilësuan Atë me gjëra që nënkuptojnë mosqenien dhe mohimin e tërësishëm të Tij. Për këtë arsye, shokët e të Dërguarit të Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe Ehlu Suneti e Xhemati duke u mbështetur në ta, i pohuan (pranuan) tekstet e Kuranit dhe të Sunetit që flasin rreth cilësive të Allahut dhe thanë se, askush nuk e di mënyrën (realitetin) e cilësive të Allahut, përveç Tij. Pjesë e kësaj është edhe thënia e imam Malikut (Allahu e mëshiroftë): "Istiuâ-ja (qëndrimi i Allahut mbi Arsh) është një gjë e ditur, por mënyra (realiteti i saj) është e panjohur (për ne). Ndërkohë që besimi në të është obligim, ndërsa të pyeturit rreth saj është bidat (risi)." Domethënë të pyeturit rreth mënyrës së saj. Ngjashëm me këtë është edhe thënia e Ummu Selemes (radijAllahu anha), të cilën e përcjellë Rebi'a bin Ebu AbduRahman, hoxha i imam Malikut (Allahu e mëshiroftë): "Istiuâ-ja nuk është e panjohur, por mënyrën e saj nuk arrijnë ta kuptojnë mendjet. Ndërkohë që besimi në të është obligim."

Kushdo që kapet pas kësaj shpëton nga shumica e dyshimeve dhe e bindjeve të ithtarëve të së kotës. Ne na mjafton të pohojmë atë që ka ardhur brenda teksteve fetare dhe të mos shtojmë më shumë.

Po ashtu themi se Allahu dëgjon, flet, sheh, zemërohet dhe kënaqet ashtu siç i takon Atij, dhe askush nuk e di realitetin e cilësive të Tij përveç Atij. Dhe pikërisht kjo është rruga e shpëtimit dhe e dijes, që njëkohësisht është edhe medh'hebi i selefëve të mirë (gjeneratave të para të myslimanëve). Rruga e tyre është më e ruajtura (nga gabimet), më e ditura dhe më e përkryera. Kështu, besimtari shpëton nga dyshimet e atyre që i fusin ato dhe nga devijimet e të lajthiturve. Ai kapet fort pas sunetit dhe Librit të qartë (Kuranit) dhe dijen rreth realitetit (mënyrës) së cilësive të Allahut ia lë Atij. Allahu është poseduesi i suksesit

## Dallimi mes Ehlu Sunetit dhe Shiave

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Cili është dallimi mes Ehlu Sunetit dhe Shiave?*

Përgjigje: Ekzistojnë dallime mes tyre, për arsyen se Allahu nuk i ka bërë njerëzit të njëjtë. Kështu, nuk janë të barabartë ata që kryejnë vepra të mira me ata që bëjnë vepra të këqija, dhe nuk janë të njëjtë punëdrejtët me të këqijtë.

Patjetër duhet të dallojmë mes jobesimtarëve dhe myslimanëve, si dhe mes shiave e të tjerëve. Shiat janë bidatçinjë dhe ndahen në grupe të shumta. Në mesin e tyre ka rafidij, nusajrij, ismailij, e lloje tjera. Pra, ata janë në nivele të ndryshme dhe ndahen në grupe të shumta. Ndër ta ka adhurues të Ehlu Bejtit, pra që u luten dhe kërkojnë ndihmë e shpëtim prej tyre krahas Allahut, siç janë rafiditë, nusajritë dhe të tjerët si ta. Këta janë jobesimtarë. Nga Allahu kërkojmë shpëtim!

## Therja e kurbanit ditën e Arafatit (natën e Bajramit)

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua:*

Pyetje: *Cili është vendimi fetar lidhur me atë që bëjnë disa njerëz në formë të vazhdueshme, që nuk janë haxhilerë, duke therur kurbanin ditën e Arafatit për të vdekurit e tyre të afërm, si për shembull për njërin nga prindërit, apo fëmijët, apo vëllezërit?*

Përgjigje: Nuk lejohet që therja e kurbanit, për t'u afruar te Allahu, të bëhet shprehi në ditën e Arafatit, ngaqë kjo është bidat; pavarësisht se a e ther atë me nijet që shpërblimi t'u shkojë të vdekurve apo të tjerëve. Sepse nuk ka asnjë dëshmi fetare që aludon për një gjë të tillë. Ndërkohë që Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kushdo që shpikë në çështjen (fenë) tonë diçka që s'është prej saj, ajo vepër nuk do t'i pranohet."

Suksesi është prej Allahut. Salatet dhe selamet qofshin për Profetin tonë, Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij!

## Të tallurit me Allahun apo me të Dërguarin e Tij për t'i bërë të tjerët të qeshin

*Shejh: Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Një i ri tallet dhe flet fjalë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) në mënyrë që t'i bëjë shokët e tij të qeshin. E, kur ta këshillojmë, thotë: "Unë vetëm isha duke u tallur". Si i kundërpërgjigjeni atij dhe a i lejohet, që edhe nëse nuk e ka seriozisht, të tallet me fenë, apo me Allahun, apo me të Dërguarin, apo me besimtarët?*

Përgjigje: Themi se, kjo vepër: të tallurit me Allahun, apo me të Dërguarin e Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), apo me librin e Tij, apo me fenë e Tij, edhe nëse bëhet në formë të lojës apo për t'i bërë të tjerët të qeshin, është kufër (mohim i besimit) dhe nifak (hipokrizi). Kjo është pikërisht e njëjtë me atë që ndodhi në kohën e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), kur disa thanë: "Nuk kemi parë njerëz më të pangopur (lakmues të ushqimit), më gënjeshtarë dhe më frikacak gjatë ballafaqimit me armikun, sesa këta lexuesit tonë." Kishin për qëllim Profetin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe shokët e tij. Për ta zbriti ajeti: "Nëse i pyet, ata do të të përgjigjen: "Ne vetëm po bënim shaka dhe po luanim." (Et-Teube, 65). Kjo ngaqë ata erdhën tek Profeti (alejhis-salatu ues-selam) dhe i thanë: "O i Dërguar i Allahut! Ne vetëm po flisnim fjalë që ta largonim nga vetja monotonin e udhëtimit." Ndërkaq, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) u thoshte ashtu siç e kishte urdhëruar Allahu: "A mos vallë me Allahun, shpalljet dhe të Dërguarin e Tij po talleni? Mos u shfajësoni! Ju e mohuat fenë, pasi patët besuar." (Et-Teube, 65-66).

Andaj, pozita e Zotit, e shpalljes dhe e fesë, është një pozitë e respektuar dhe nuk i lejohet askujt të luaj me të, qoftë nëpërmjet talljes, apo bërjes së tjerëve të qeshin, apo përqeshjes. E, nëse e bën këtë, atëherë ai është qafir, sepse vepra e tij tregon për nënçmim ndaj Allahut të Madhërishëm, si dhe ndaj librave, profetëve dhe fesë së Tij.

Andaj ky njeri duhet të kthehet me pendesë tek Allahu dhe të kërkojë falje prej Tij nga ajo që ka bërë, sepse kjo vepër është nifak. Po ashtu, ai duhet t'i përmirësojë veprat dhe në zemrën e tij të ndjejë frikën ndaj Allahut, madhështinë e Tij, si dhe dashurinë për Të.

## Si shpjegohet ajeti: "Dhe ata (jobesimtarët armiq të Isës alejhis-selam) i përgatitën një kurth, por edhe Allahu u përgatiti kurth, se Allahu është më i miri i atyre që thurin kurthe" (Al 'Imran, 54)?

*Shejh: Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

Shejhu (Allahu e mëshiroftë):

Ky ajet tregon se paria e bijve të Izraelit, të cilët e mohuan Isain, birin e Merjemes (alejhis-selam), deshën ta vrasin dhe ta kryqëzojnë atë. Mirëpo, në momentin kur arritën tek ai, Allahu ia dha pamjen e Isait njërit prej tyre, ndërsa Isain e ngriti tek Ai në Qiell. Kështu, ata e mbytën dhe e gozhduan njeriun që i përngjau Isait dhe thanë: "Ne e vramë Mesihun – Isain, të birin e Merjemes, të dërguarin e Allahut." (En- Nisa, 157). Mirëpo Allahu e hodhi poshtë këtë pretendim të tyre me fjalët e Tij: "Por, ata as e vranë, as e kryqëzuan, por ashtu u është dukur." (En-Nisa, 157). Shih sesi ishte përfundimi i kurthit të tyre; erdhën tek Isai (alejhis-selam) që ta vrisnin, por, Allahu ia dha pamjen e Isait njërit prej tyre, e ata pastaj menduan se e kanë mbytur e gozhduar atë dhe se e kanë arritur qëllimin. Pra, kështu Allahu i futi në kurth.

Kurthi është sulmimi i armikut prej nga ai nuk e pret dhe ai (kurthi) është cilësi e lavdëruar, nëse bëhet me vend dhe aty ku duhet. Për këtë arsye, Allahu i Lartësuar e cilëson Veten me kurth, karshi kurthit që jobesimtarët ia bëjnë Atij dhe të dërguarve të Tij. Allahu tha: "Ata bënin kurthe, por edhe Allahu ngrinte kurthe (kundër tyre). Allahu është më i miri i atyre që thurin kurthe." (El-Enfal, 30). Pra, kurthi është cilësi e lavdëruar, nëse bëhet aty ku duhet, ngaqë aludon për fuqi, për madhështi, për rrethimin e armikut nga çdo anë, si dhe për dobësinë dhe mosdijen e tij se çka është duke iu përgatitur. Ndryshe nga tradhtia, e cila, sido që të jetë, është cilësi e qortueshme. Për këtë shkak, Allahu nuk e cilësoi Veten me të as karshi atyre që e tradhtuan të Dërguarin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) apo që deshën ta tradhtonin atë. Hidhja një sy fjalës së Allahut: "E, nëse ata duan të të tradhtojnë (o Muhamed), dije se më parë kanë tradhtuar Allahun dhe prandaj Ai ta mundësoi ty fitoren ndaj tyre." (El-Enfal, 71). Pra, Allahu nuk tha "më parë kanë tradhtuar Allahun, prandaj Ai i tradhtoi ata", por tha:"më parë kanë tradhtuar Allahun dhe prandaj Ai ta mundësoi ty fitoren ndaj tyre".

Duke u bazuar në këtë, nëse dikush pyet: "A lejohet që Allahu të cilësohet me kurth?", themi: "Cilësimi i Allahut me kurth në mënyrë të pakufizueshme, nuk lejohet. Ndërsa, cilësimi i Tij me kurth, në vend të duhur, kundrejt atyre që (përpiqen të) bëjnë kurthe kundër Tij dhe të dërguarve të Tij, është e lejueshme, sepse në këtë rast, (kurthi) është cilësi që tregon për përsosmëri.

Përmes kësaj që u përmend bëhet e ditur se, cilësitë në raport me Allahun e Madhërishëm mund të ndahen në tri grupe:

- Grupi i cilësive me të cilat asnjëherë nuk është e lejueshme të cilësohet Allahu. Këto janë cilësitë që tregojnë mangësi dhe të meta, si për shembull: pamundësia, lodhja, padija, harresa e të ngjashme me këto. Pra, me këto cilësi, Allahu nuk cilësohet në asnjë mënyrë.
- Grupi i cilësive me të cilat Allahu cilësohet çdoherë. Këto janë cilësitë që tregojnë për përsosmëri në çdo rrethanë. Mirëpo, megjithëkëtë, Allahu nuk cilësohet, veçse me atë që Ai e ka cilësuar Veten e Tij.
- Grupi i cilësive me të cilat Allahu cilësohet në raste të caktuara. Pra, Allahu cilësohet me to kur ato tregojnë për përsosmëri, ndërkohë që nuk cilësohet me to kur ato tregojnë për mangësi. Si për shembull: kurthi, komploti, mashtrimi, tallja, e të ngjashme me to.

## Dallimi mes termeve mysliman (muslim) dhe besimtar (mu'min)

*Shejh: Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *"Cili është dallimi midis termeve mysliman (muslim) dhe besimtar (mu'min)?*

Përgjigje: Islami dhe Imani janë dy fjalë të një kuptimi, nëse nuk përmenden së bashku. Domethënë, nëse vetëm njëri nga ta përmendet diku, atëherë ai e përfshinë edhe tjetrin. Ndërkaq, nëse përmenden së bashku, në të njëjtin kontekst, atëherë, secili prej tyre ka kuptim në vete. Kështu, kur përmendet vetëm Islami, ai e përfshinë tërë fenë islame: legjislacionet, besimet, normat dhe sjelljet (moralet) e saj. Ashtu siç thotë Allahu i Madhërishëm: "Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami." (Al 'Imran, 19). Po kështu edhe kur të përmendet emri mysliman në mënyrë të pakufizuar, atëherë ai përfshinë këdo që zbaton Islamin në besimet, veprat, rregullat e tij, etj. Po ashtu edhe Imani; besimtari (mu'min) përmendet kundrejt jobesimtarit (kafir). Andaj, nëse thuhet Iman dhe mu'min, pa ua bashkangjitur fjalën Islam, atëherë (edhe kjo) e përfshinë fenë në tërësi. Ndërsa, nëse thuhet Islam dhe Iman, në të njëjtin kontekst, atëherë, Imani shpjegohet (ka të bëjë) me veprat e zemrave dhe besimet e tyre, ndërkaq Islami me veprat e gjymtyrëve. Për këtë arsye, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Islami është të dëshmosh se la ilahe il-lAllah (s'ka të adhuruar të vërtetë veç Allahut) dhe se Muhammedun resulullah(Muhammedi është i Dërguar i Tij)…" e deri në fund të shtyllave tjera të Islamit. Ndërsa, për Imanin tha: "Të besosh Allahun, engjëjt e Tij, librat e Tij…" si dhe shtyllat e tjera të mirënjohura të Imanit që përmenden në këtë hadith.

Për këtë ndarje (dallim) aludon edhe fjala e Allahut të Lartësuar: "Arabët e shkretëtirës deklarojnë: "Ne besojmë". Thuaju: "Ju nuk keni besuar! Por më mirë thoni: 'Ne përulemi (në Islam – eslemnâ)', pasi besimi ende nuk ka hyrë (si duhet) në zemrat tuaja." (El-Huxhurat, 14).

Ky varg aludon për dallimin mes Islamit dhe Imanit; pra, Imani është në zemër dhe nga ekzistenca e tij në zemër, patjetër lypet përmirësimi i gjymtyrëve, për shkak të fjalës së Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem):"Vërtet, në trup është një copë mishi, e cila, nëse është e shëndoshë, edhe trupi tërësisht do të jetë i shëndoshë; nëse prishet, edhe trupi tërësisht do të prishet. Ajo (copë mishi) është zemra." Ndryshe nga Islami, vendi i të cilit është në gjymtyrë, dhe ndodh që ai rrjedhë nga besimtari (mu'min) i vërtetë, apo edhe nga ai që ka besim të dobët.

Ky është dallimi midis tyre, ndërkohë që u sqarua se nuk ka dallim mes tyre, përveç nëse bashkohen, në të njëjtin kontekst. E, nëse përmenden ndaras, atëherë aty hyn edhe tjetri.

**Shpjegim i ajeteve: "Iblisi tha: "Zoti im, më jep afat deri në ditën kur ata do të ringjallen!" Zoti tha: "Sigurisht që do të të jepet afat deri në një ditë të caktuar. Iblisi tha: "Zoti im, për shkak se më çove në humbje, unë do t'ju zbukuroj atyre (njerëzve) rrugën e gabuar në Tokë dhe të gjithë do t'i shpie në mashtrim, përveç robërve të Tu të sinqertë". (El-Hixhr, 36-40).**

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Shpresoj të mi shpjegoni këto fjalë të Allahut: "Iblisi tha: "Zoti im, më jep afat deri në ditën kur ata do të ringjallen!" Zoti tha: "Sigurisht që do të të jepet afat deri në një ditë të caktuar. Iblisi tha: "Zoti im, për shkak se më çove në humbje, unë do t'ju zbukuroj atyre (njerëzve) rrugën e gabuar në Tokë dhe të gjithë do t'i shpie në mashtrim, përveç robërve të Tu të sinqertë". (El-Hixhr, 36- 40). Çfarë ishte qëllimi i shejtanit kur përmendi zbukurimin dhe mashtrimin?*

Përgjigje: Me këto fjalë ai donte të thoshte se do të punojë deri në fund për t'i mashtruar e për t'i penguar njerëzit nga vërteta, si dhe për t'i nxjerrë ata nga udhëzimi drejt lajthitjes, në mënyrë që të jenë së bashku me të në zjarrin e përflakur. I Lartësuari thotë: "Me të vërtetë, djalli është armik për ju, andaj vështrojeni si armik! Ai vetëm i josh ithtarët e vet, që të bëhen shokë të zjarrit të përflakur." (Fatir, 6). Ai u betua se do të veprojë asisoj, ngaqë Allahu ia premtoi zjarrin dhe e gjykoi me dënim në të. Allahu i dha afat atij deri në ditën e Kiametit për t'i vënë në provë njerëzit, në mënyrë që të dallohen ata që i binden Allahut dhe të Dërguarit, nga ata që i binden shejtanit dhe e pëlqejnë rrugën e tij. Shejtani ua zbukuron njerëzve të kotën e mëkatet dhe i thërret drejt tyre. Po ashtu ua bën të lehta ato dhe u thotë: "Bëni kështu se Allahu është Falës i Madh e Mëshirëplotë; Allahu falë shumë dhe është Bujar", në mënyrë që t'ua hijeshojë atyre të pavërtetën. Ai u thotë atyre: "Kënaquni me zina, me pirje të alkoolit, e me lloje të tjera të kotësisë". Ai, gjithashtu, nëse i jepet rasti, ia hijeshon njeriut edhe shirkun, dhe e josh atë drejt kufrit ndaj Allahut dhe humbjes. Pra, armiku i Allahut i mashtron njerëzit dhe ua zbukuron atyre të pavërtetën, në mënyrë që të jenë së bashku me të në zjarr. Kjo sepse ai vetë u sprovua me kufër, andaj Allahu e mallkoi, e përzuri dhe ia premtoi zjarrin, për shkak të kryeneçësisë dhe lëndimit që ia bëri Ademit, si dhe për shkak të mosbindjes ndaj Zotit të vet. Kështu, ai e meritoi mallkimin e zemërimin e Allahut dhe përzënien nga mëshira e Tij. Allahu ia premtoi atij zjarrin dhe përjetësinë në të. I Lartësuari thotë: "Zoti tha: "E vërteta është – dhe Unë them vetëm të vërtetën se, do ta mbush Xhehenemin me ty dhe me të gjithë ata që të pasojnë ty!" (Sad, 84- 85). Pra, për shkak se Allahu ia premtoi atij zjarrin dhe e gjykoi me hyrje në të, ai është tejet i përkushtuar që t'i devijojë bijtë e Ademit dhe t'ua zbukurojë atyre të kotën, në mënyrë që jenë së bashku në zjarr. Kështu është edhe me shejtanët në radhët e xhinëve; ata, po ashtu, janë të përkushtuar që t'i mashtrojnë xhinët, ashtu siç janë të përkushtuar në mashtrimin e njerëzve. Edhe shejtanët njerëz janë të përkushtuar në mashtrimin e njerëzve të tjerë, ashtu që të jenë së bashku në zjarr. Siç edhe tregon i Madhërishmi: "Kështu, çdo profeti Ne i kemi caktuar armiq djajtë e njerëzve dhe të xhinëve, të cilët e frymëzojnë njëri-tjetrin me fjalë boshe të zbukuruara për mashtrim. Por, sikur të donte Zoti yt, ata nuk do të bënin kështu, prandaj lëri

ata dhe trillimet e tyre."(El-En'am, 112). Pra, Allahu i sprovon të dyja palët; i sprovon xhinët dhe njerëzit nëpërmjet shejtanëve xhin e njerëz, që janë kryeneçë e të dalë nga bindja ndaj Allahut, në mënyrë që t'i thërrasin drejt të kotës dhe t'ua zbukurojnë atë. Andaj është detyrë mbi të gjithë, burra e gra, që të kenë kujdes nga shejtanët. Kushdo që qëllimisht të thërret drejt mëkatimit ndaj Allahut, ai është shejtan, qoftë njeri apo xhin. Ai i cili ta cytë të pavërtetën në zemër është prej shejtanëve xhin, ndërsa ai person që të thërret haptas drejt saj, është shejtan njeri. Të gjithë ata që të thonë: "Bëj zina, pi alkool, mbyte filanin pa të drejtë", apo që të thërrasin drejt kufrit e humbjes: drejt adhurimit të të vdekurve e kërkimit të ndihmës nga ta, apo drejt adhurimit të idhujve, apo engjëjve, apo xhinëve, (pra të gjithë këta) janë prej shejtanëve, kështu që mos iu bind atyre. Ti duhesh t'i kundërshtosh ata , në mënyrë që të mos jesh së bashku me ta në zjarrin e ndezur flakë. Ki kujdes që të mashtrohesh nga ta, dhe ki kujdes nga zbukurimi që ata ia bëjnë të kotës dhe mëkateve. Përkundrazi, ti e ke për detyrë t'i bindesh Allahut dhe të Dërguarit të Tij, të qëndrosh i palëkundur në urdhrat e Allahut, të largohesh nga çdo gjë Ai e ndaloi dhe të kërkosh ndihmën e Tij. Lutu duke thënë: "O Allah, më udhëzo në rrugën Tënde të drejtë! O Allah, përmirësoma zemrën dhe veprat e mia! O Allah, më ruaj nga shejtanët njerëz e xhin dhe më ruaj nga dëmi i tyre!". Pra, kërkon që Allahu të të ndihmojë kundër shejtanëve njerëz e xhin. E, nëse zemrën tënde e brenë diç, atëherë, atë gjë paraqite para fjalëve të Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Nëse është në pajtim me fjalët e Allahut dhe të Dërguarit të Tij, atëherë dije se ajo është e vërtetë dhe pranoje. E nëse e kundërshton urdhrin e Allahut dhe të Dërguarit (sal-lAllahua alejhi ue sel-lem), dije se është nga shejtani. Kurdo që e ke të paqartë ndonjë gjë se, a është e vërtetë apo e kotë, atëherë pyeti dijetarët e devotshëm mysliman, të cilët kanë dije të madhe dhe janë të udhëzuar. Kjo nëse nuk ke dije fetare. Mirëpo, nëse je nxënës dije, atëherë këqyri dëshmitë e Kuranit dhe të Sunetit, në mënyrë që të dallosh të vërtetën nga e kundërta e saj dhe që të të mos ngatërrohen gjërat drejt të cilave thërrasin shejtanët njerëz e xhin, me fjalët e Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Allahu i patëmeta thotë: "Andaj pyetni dijetarët e Librit, nëse nuk dini." (En-Nahl, 43). Dhe thotë: "Nëse djalli fillon të të joshë, kërko mbështetje te Allahu. Me të vërtetë, Ai i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha." (Fussilet, 36). Joshjet e shejtanit janë cytjet që të vijnë në zemër, të cilat thërrasin drejt të kotës. Këto janë nga shejtanët xhin. Ndodh që xhinët të marrin pamje të burrave apo të grave dhe t'i thërrasin njerëzit drejt shirkut dhe të kotës. Andaj ki mendjen e mos iu bind atij që të urdhëron me gjë të kotë, edhe nëse ai është vëllai yt, apo babai apo shoku yt. Kurrë mos iu bind askujt në gjëra të kota, për shkak të fjalëve të Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): "Bindja duhet të jetë vetëm në gjëra të mira. S'ka bindje ndaj krijesës, nëse mëkatohet ndaj Krijuesit". Kështu, ai që të urdhëron me gjëra të mira dhe me bindje ndaj Allahut e të Dërguarit, është i falënderuar dhe duhet të ketë bindje ndaj tij në të mirë. Ndërkaq, ai që të thërret drejt mëkateve dhe shirkut, s'duhet të ketë bindje ndaj tij, edhe nëse është i afërt, apo shok, apo udhëheqës, apo baba, apo nënë. Ty s'të takon t'i bindesh askujt në mëkatim ndaj Allahut të Lartësuar. Ki mendjen e mos u josh me mashtrime, apo me zbukurim të së kotës, apo me pështjelljen e të vërtetës me të pavërtetën, që e bëjnë shejtanët njerëz e xhin! Ki kujdes nga ta, në mënyrë që të të mos joshin e udhëheqin drejt zjarrit, për shkak të mashtrimeve dhe zbukurimit të së kotës. S'ka ndryshim të gjendjeve e as forcë pa lejen e Allahut!

## Shpjegim i ajetit: "Nuk i vajtoi ata as qielli, as Toka, as nuk iu dha afat atyre." (Ed-Duhan, 29)

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Çfarë shpjegimi ka fjala e Allahut të Lartësuar: "Nuk i vajtoi ata as qielli, as Toka, as nuk iu dha afat atyre."* (Ed-Duhan, 29)?

Përgjigje: Lidhur me këtë dijetarët përmendën se ata (jobesimtarët) nuk kanë asnjë punë të mirë dhe se qielli e Toka qajnë kur nuk bëhen më punë të mira nga njerëzit e hajrit. Ndërkaq në këta që u përmendën në ajet, nuk ka kurrfarë mirësie dhe, po ashtu, ata nuk kanë vepra të mira që do t'u ngriheshin (në qiell). Pra, për arsye se ata nuk patën asnjë punë të mirë, nuk i vajtoi as qielli e as Toka. Nga Allahu kërkojmë ndjesë!

## Shpjegim i ajetit: "Kur të dërguarit humbën çdo shpresë dhe menduan se do të shpalleshin gënjeshtarë, atëherë u arriti ndihma Jonë." (Jusuf, 110)

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Çfarë kuptimi ka fjala e Allahut: "Kur të dërguarit humbën çdo shpresë dhe menduan se do të shpalleshin gënjeshtarë, atëherë u arriti ndihma Jonë."* (Jusuf, 110)?

Përgjigje: Domethënë për shkak të dëshpërimit të madh që i kaploi, ata humbën çdo shpresë nga ndihma. Pra, aq shumë iu ashpërsua atyre gjendja, sprovat e belatë, saqë menduan se ndihma dhe premtimi (i Allahut) për të, nuk do të vijë, e, atëherë, në atë moment u erdhi ndihma. Kjo do të do thotë se ndihma vjen pas vështirësisë së madhe. Ashtu siç thotë i Madhërishmi: "Vërtet mendoni të hyni në Xhenet, pa provuar atë që kanë provuar të tjerët para jush? Ata i goditi mjerimi dhe sëmundjet dhe, aq shumë u tronditën, saqë çdo i dërguar dhe ndjekësit e tij, thirrën: "Kur do të arrijë ndihma e Allahut?!" (El-Bekare, 214). Këto fjalë i thanë për shkak të tmerreve dhe lodhjeve të tepërta që i përjetuan. Për shkak të kësaj, ata e panë si të largët ndihmën e Allahut, derisa edhe menduan se ende nuk kishte arritur koha e saj dhe se ata gabuan kur menduan se koha e saj ka ardhur.

## Të largohesh nga suneti dhe të bësh bidate duke u frikuar nga sprovat e njerëzve

*Shejh: Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Si të sillemi me atë që largohet nga suneti dhe fillon të shpikë në fe gjëra që s'janë prej saj, duke pretenduar se i frikohet sprovimit nga masa e gjerë e njerëzve dhe (duke pretenduar ) se kjo është një metodë graduale për përfitimin e zemrave të tyre?*

Përgjigje: Ky novator (bidatçi), i cili shpikë në fenë e Allahut gjëra që s'janë prej saj në mënyrë që t'i kënaq robërit e Tij, duhet të këshillohet, ngaqë vepra që është duke e bërë nuk lejohet. Allahu (i pastër nga çdo e metë dhe i lartësuar qoftë Ai) thotë: "Mos u frikoni prej tyre, por kini frikë prej Meje!"(El-Maide, 3). Dhe s'duhet të bëhen lëshime për hir të njerëzve rreth një çështjeje që Allahu nuk e ka bërë të ligjshme. Pra, ai e ka për detyrë të kthehet me pendesë tek Allahu nga ky mëkat dhe të ecën sipas fesë së Allahut të patëmeta dhe sipas udhëzimit, me të cilin Ai e dërgoi Muhamedin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), pavarësisht se a u pëlqen kjo njerëzve apo jo. Mirëpo, për ato gjëra nga suneti të cilat janë të panjohura për

njerëzit, është mirë që njeriu të bëjë një përgatitje paraprake për to. Përgatitje kjo, përmes së cilës i afron njerëzit; këtë e bën para se t'ua shfaq dhe t'i veprojë ato në sytë e tyre, mirëpo në të njëjtën kohë, ai nuk i lenë (ato vepra). Pra, nëse frikohet nga largimi i njerëzve, ai bën një përgatitje parapake për këtë dhe i thërret ata me urtësi, në mënyrë që të qetësohen dhe t'u hapen zemrat për pranimin e sunetit. Ndërsa lënia e sunetit apo shpikja në fenë e Allahut për hatër të tyre, nuk është mirë dhe nuk lejohet.

## Krahasimi midis sheriatit dhe ligjeve njerëzore

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *A konsiderohet krahasimi midis sheriatit dhe ligjeve (njerëzore) si nënçmim i sheriatit?*

Përgjigje: Nëse krahasimi bëhet për ndonjë qëllim të mirë, siç është sqarimi i plotësisë së sheriatit, i pozitës së lartë të tij dhe epërsisë që e ka ndaj ligjeve të vendosura nga njerëzit, pastaj (sqarimi) i faktit se ai përmban çdo interes publik, atëherë s'ka gjë të keqe në këtë. Sepse në këtë ka shpalosje të së vërtetës, mbushje të mendjes së thirrësve drejt të kotës (që ta pranojnë të vërtetën) dhe qartësim të falsitetit të thënieve të tyre kur thërrasin drejt ligjeve njerëzore apo se sheriati nuk është i përshtatshëm për kohën në të cilën jetojmë dhe se koha e tij ka kaluar. Pra, s'ka gjë të keqe nëse krahasimi bëhet për këtë qëllim të mirë dhe, po ashtu, (nëse bëhet) për t'iu kundërvënë atyre, apo për të sqaruar kotësinë e thënieve të tyre, si dhe për t'i qetësuar e forcuar zemrat e besimtarëve në të vërtetën. Pra, për këto qëllime që u përmenden, s'ka ndalesë për të krahasuar midis sheriatit dhe ligjeve njerëzore, mirëpo me kusht që një gjë e tillë të bëhet nëpërmjet dijetarëve largpamës, të cilët njihen me besim e sjellje të mirë dhe me diapazon të gjerë rreth shkencave fetare dhe objektivave madhështorë të tyre.

## A konsiderohet prej besimit në shenja ogurzeza apo prej pesimizmit, thënia e ndokujt: sot nuk pata fat, apo fati im nuk ishte i mirë?

*Shejh Salih Alu Shejh, Allahu e ruajt*

'Në këtë thënie nuk ka besim në shenja ogurzeza e as pesimizëm, sepse fati ekziston. Allahu i Madhërishëm thotë: "Ky virtyt u dhurohet vetëm atyre që durojnë dhe vetëm atyre që kanë një hise (fat) të madh." (Fussilet, 35).

Fati në këtë ajet domethënë hise. Prandaj, hisja dhe ajo që i është kader (paracaktuar) në këtë ditë është fat i madh apo fat i mirë. Kur ai thotë 'sot nuk kam fat', ka për qëllim se sot nuk kam hise të mirë. Apo kur thotë 'sot fati im nuk është i mirë', ka për qëllim hisja ime apo ajo që më është paracaktuar nuk është e mirë. Kështu që, nuk asgjë të keqe në këtë thënie, sepse fati nganjëherë është në pajtueshmëri me atë që robi e dëshiron, e nganjëherë nuk është ashtu.'

## Sqarim rreth jabanxhillëkut të rëndë të Islamit para Kiametit

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *"Në një hadith të gjatë është saktësuar nga Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) të ketë thënë: "Njeriun do ta arrijë mëngjesi si besimtar, ndërsa mbrëmja si jobesimtar dhe do ta arrijë mbrëmja si besimtar, ndërsa mëngjesi si jobesimtar. Ai do ta shes fenë e vet për një përfitim të paktë të kësaj bote." Çfarë kihet për qëllim me kufrin (mosbesimin) në këtë hadith dhe si shitet feja?*

Përgjigje: Është saktësuar nga Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) të ketë thënë: "Shpejtoni në kryerjen e veprave (të mira), para se të vijnë sprova si pjesët e natës së errët, gjatë të cilave, njeriun do ta arrijë mëngjesi si besimtar, ndërsa mbrëmja si jobesimtar dhe do ta arrijë mbrëmja si besimtar, ndërsa mëngjesi si jobesimtar. Ai do ta shes fenë e vet për një përfitim të paktë të kësaj bote." (Muslimi, 118).

Domethënë se jabanxhillëku i Islamit do të ashpërsohet aq shumë saqë besimtarin do ta arrijë mëngjesi si mysliman, pastaj në mbrëmje do bëhet jobesimtar. Apo edhe anasjelltas, në mbrëmje ai është besimtar, ndërkaq në mëngjes do bëhet jobesimtar. Ai do ta shes fenë e vet për një interes të kësaj bote. Kjo ndodhë kur ai flet fjalë kufri (mohimi), apo punon për hir të dynjasë. Kështu, në mëngjes ai është besimtar, mirëpo i vjen dikush dhe i thotë: "Fyeje Allahun dhe të Dërguarin"; "Leje namazin dhe do të japim këtë e atë"; "Bëje hallall kurvërinë dhe pijet dehëse dhe karshi kësaj do të japim kaq e kaq". Kështu pra, ai e shet fenë e vet për një përfitim të kësaj jete dhe e arrin mëngjesi apo mbrëmja si jobesimtar. Apo i thonë: "Mos u bëj me besimtarët dhe ne do të japim kaq e kaq që të bëhesh me jobesimtarët". Në këtë mënyrë ata e mashtrojnë atë përmes parave të shumta që të jetë në anën dhe grupin e jobesimtarëve. Kështu që ai bëhet ndër ndihmësit dhe miqtë e jobesimtarëve dhe armik i besimtarëve.

Shkaqet e daljes nga feja janë të shumta. Kryesisht kjo ndodhë për shkak të dynjasë, dashurisë ndaj saj dhe dhënies përparësi asaj ndaj ahiretit…

Pra, besimtari nxiton në kryerjen e veprave të mira dhe ka kujdes të madh. Sepse ndodh që goditet nga vdekja e papritur apo nga ndonjë sëmundje e rëndë, e cila ia humb fuqinë dhe pastaj s'ka mundësi të veprojë. Gjithashtu, ndodh që sprovohet me pleqëri apo edhe me gjëra të tjera. Prandaj njeriu duhet të shfrytëzojë jetën, shëndetin dhe mendjen e tij në vepra të mira, para se të ndërhyhet mes tij dhe tyre me sprova të ndryshme si: sëmundja apo lakmia dhe dashuria ndaj dynjasë, apo dhënia përparësi asaj kundrejt ahiretit, apo zbukurimi i saj nga ana e armiqve të Allahut dhe thirrësve drejt mosbesimit dhe devijimit.

## Shirku i vogël është më i madh se mëkatet e mëdha

*Shejh: Salih bin AbdulAziz Alu Esh-Shejh*

Pyetje: *Çfarë kuptimi ka fjala e dijetarëve: "Shirku i vogël është më i madh se mëkatet e mëdha". Si ka mundësi të jetë i tillë, kur (vetë) shirku i madh renditet në mëkatet e mëdha, duke qenë se ai është më i madhi ndër të gjitha (mëkatet). Shpresojmë të na hiqni këtë paqartësi?*

Përgjigje:Sqarimi i kësaj është përmendur më herët (gjatë shpjegimit), ku kemi përmendur se mëkatet e mëdha ndahen në dy grupe:

a) Njëri grup i tyre kthehet tek ana e besimit dhe e veprës, të cilës i shoqërohet besimi,

b) Ndërsa grupi tjetër kthehet tek ana e veprës, të cilën nuk e shoqëron besimi.

Shembulli i të parit: të gjitha llojet e shirkut ndaj Allahut, si: kërkimi i ndihmës nga dikush tjetër në vend të Allahut, therja për dikë tjetër pos Tij, zotimi në tjetërkënd përveç Tij dhe gjëra të tjera të kësaj natyre. Pra, këto janë vepra të dukshme, mirëpo njëkohësisht janë edhe mëkate të mëdha që i shoqëron besimi, prania e të cilit i bën ato të jenë shirk i madh. Pra, në pamjen e jashtme të tyre ato janë kushtim i adhurimit ndaj dikujt tjetër përveç Allahut të Madhërishëm dhe në zemrën e vepruesit të tyre qëndron shirku ndaj Allahut, duke qenë se ai e madhëron krijesën dhe e bën atë (sipas tij) meritore për t'ia kushtuar ndonjë lloj të adhurimit, ose për shkak se ajo e meriton adhurimin vetvetiu, ose për shkak që ajo të ndërmjetësojë për të.

Shembulli i llojit të dytë: mëkatet e mëdha veprore, të cilat nuk kryhen nga aspekti i besimit, si: kurvëria, pirja e alkoolit, vjedhja, ngrënia e kamatës dhe e pasurisë së jetimit, zmbrapsja nga beteja dhe mëkate tjera të mëdha e shkatërruese të ngjashme me këto. Pra, këto nuk kryhen nga besimi; për këtë arsye mëkatet e mëdha ndahen në dy grupe.

Andaj themi: shirku i vogël, dhe në mënyrë më parësore shirku i madh, nga aspekti i llojit të tij, është më i madh se mëkatet e mëdha veprore. Kështu, llojet e shirkut të vogël, edhe pse janë verbale, si thënia: çfarë do Allahu dhe ti, apo betimi jo në Allahun, apo adresimi i begative apo i largimit të ndëshkimeve (fatkeqësive) tek dikush tjetër në vend të Allahut të Lartësuar, apo varja (bartja) e hajmalive dhe gjëra të ngjashme me këto, që të gjitha nga aspekti i llojit janë më të mëdha (se mëkatet e mëdha). Po, ato janë mëkate të mëdha, mirëpo nga aspekti i llojit, janë më të mëdha se mëkatet e mëdha veprore, të cilat nuk i shoqëron besimi. Sepse në mëkatet e mëdha veprore, si: kurvëria, vjedhja, etj, nuk ka mendim të keq për Allahun e Madhërishëm dhe nuk ka kushtim të adhurimit për dikë tjetër në vend të Tij, apo adresim të ndonjë gjëje tek tjetërkush përveç Tij. Nxitëse e njeriut për kryerjen e tyre janë thjesht vetëm epshet. Ndërsa sa i përket mëkateve të grupit të dytë, nxitëse e njeriut për veprimin tyre është besimi i tij në dikë tjetër përveç Allahut dhe sajimi i tjetërkujt pos Tij si të barabartë me Të. Dhe mëkati më i madh është kur njeriu e sajon dikë si të barabartë me Allahun, ndërkohë që Ai e ka krijuar atë.

## Ilaçi i umetit islam

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Cili është ilaçi i efektshëm për botën islame, në mënyrë që të del nga rrjedhat në të cilat gjendet tani?*

Përgjigje:Vërtet se dalja e botës islame nga rrjedhat në të cilat është tani, si: ideologjitë e rrymat e ndryshme fetare, politike, shoqërore dhe ekonomike, realizohet përmes kapjes së fortë pas Islamit dhe përmes gjykimit me ligjin e Allahut në të gjitha çështjet. Vetëm në këtë mënyrë bashkohen radhët e myslimanëve dhe njësohen zemrat e tyre. Ky është ilaçi i botës islame, madje edhe i botës në tërësi, nga rrëmuja, kundërshtitë, telashet dhe trazirat që e kanë kapluar.

Ashtu siç thotë Allahu i Lartësuar:
"O besimtarë, nëse e ndihmoni Allahun (çështjen e Tij), edhe Ai do t'ju ndihmojë dhe do t'ju bëjë të qëndroni fort në këmbët tuaja." (Muhamed, 7).
"…Vërtet, Allahu e ndihmon këdo që e ndihmon Atë. Allahu është vërtet i Fortë dhe i Plotfuqishëm. Ata, të cilëve, nëse u japim pushtet në tokë, kryejnë faljet, japin zeqatin, urdhërojnë kryerjen e veprave të mira dhe pengojnë atë që është e mbrapshtë. Tek Allahu është fundi i të gjitha çështjeve." (El-Haxhxh, 40-41).
"Allahu u ka premtuar atyre prej jush që besojnë dhe që bëjnë vepra të mira se do t'i bëjë mëkëmbës në Tokë ashtu si i ka bërë ata para tyre dhe do t'ua sigurojë fuqinë për të zbatuar e përmbushur fenë e tyre, të cilën Ai e ka zgjedhur për ta (Islamin), dhe padyshim që frikën do t'ua shndërrojë në siguri, (me kusht që) këta besimtarë të më adhurojnë vetëm Mua dhe të mos më shoqërojnë asgjë…" (En- Nur: 55).
"Të gjithë mbahuni fort për litarin e Allahut (Kuranin) dhe mos u përçani!"(Al-'Imran, 103).
Ajetet që flasin rreth kësaj tematike janë të shumta.
Mirëpo, përderisa udhëheqësit e myslimanëve, përpos atyre që Allahu i ka shpëtuar, kërkojnë udhëzim dhe drejtim jashtë librit të Allahut dhe sunetit të Pejgamberit (sallAllahu alejhi ue sel-lem) dhe nuk gjykojnë me ligjin e Allahut, por kërkojnë gjykimin tek ajo që ua kanë përpiluar armiqtë e tyre, ata kurrë nuk do të gjejnë rrugëdalje nga prapambetja, nga kundërshtitë mes vete, nga nënçmimi që ua bëjnë armiqtë e tyre dhe nga mosdhënia e të drejtave që u takojnë.
"…Allahu nuk u ka bërë padrejtësi atyre, por ata i kanë bërë padrejtësi vetvetes." (Al 'Imran, 117).
Andaj e lusim Allahun që t'i bashkojë në udhëzim, t'ua përmirësojë zemrat dhe veprat, t'ua mundësojë gjykimin me ligjin e Tij, qëndrueshmërinë në të dhe braktisjen e çdo gjëje që e kundërshton atë. Vërtet, Ai është Zotërues i kësaj dhe i Fuqishëm për një gjë të tillë!
Salatet dhe selamet e Allahut qofshin për të Dërguarin tonë, Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij!

## Bojkotimi i tyre është obligim

*Shejh Muhamed Nasirudin Albani*

*Pyetësi: Në lidhje me bojkotimin e bidatçijve, o shejh.*
Shejh Albani: Vazhdo.
*Pyetësi: Me sa duket nga ajo që kam dëgjuar unë, është se ju e merrni në konsideratë të mirën e bidatçiut.*
Shejh Albani: Po.
*Pyetësi: Dhe nuk e mohoni origjinën e bojkotit?*
Shejh Albani: Jo nuk e mohoj origjinën. Ai është obligim, bojkotimi është…
*Pyetësi: Shejh, siç e përmendëm më parë, ne e morëm parasysh të mirën e tij dhe u tha që nuk ishte e lejueshme të bojkotohej bidatçiu. Ne e morëm në konsideratë mirëqenien e bidatçiut dhe si e tillë, me këtë metodë, duke u përzier me bidatçiun, njerëzit do të ndikoheshin. Ata do të mendonin se ky bidatçi nuk është në bidat. Dhe (në këtë mënyrë) ne nuk do të merrnim parasysh të mirën e përgjithshme të njerëzve, të cilët mund të humbasin*

*(nga rruga e drejtë) nga lidhjet e këtij dijetari selefij (me bidatçiun), ose ata do të devijonin njerëzit si rezultat i kësaj. Çështja tjetër është…*

Shejh Albani: Ruaje çështjen e dytë derisa të sqarojmë të parën.

Kjo çështje, vëllai im, nga pikëpamja e aplikimit të saktë, ka nevojë paraprakisht të zbatohet me dije. A arrini ta perceptoni këtë dijetar selefij të jetë i komprometuar fetarisht (sipas rregullave te fesë) ta presë bidatçiun?

*Pyetësi: Jo.*

Shejh Albani: Në rregull. Nëse e perceptoni ndryshe, atëherë do ta keni perceptuar atë (dijetarin selefij) duke e refuzuar bidatin e tij, duke e këshilluar ose duke e përkujtuar atë. Nëse ishte ky rasti , atëherë ku do të ishte ky rrezik mbi njerëzit në përgjithësi? Ata dëgjojnë dijetarin duke e këshilluar (bidatçiun) dhe përkujtuar atë etj.

*Pyetësi: Po.*

Shejh Albani: Prandaj, rreziku të cilit ju i referoheshit i përket atyre që bëjnë kompromise për të pritur bidatçijtë, dhe jo atyre të cilët i refuzojnë me atë çfarë është më mirë (me sjellje korrekte).

*Pyetësi: Allahu ju shpërbleftë!*

Shejh Albani: Me fjalë të tjera: kushdo që shoqërohet me ta dhe hesht rreth bidatit dhe devijimit të tyre dhe (pretendon) se kjo është të qenët i durueshëm e falës, ne këtë e dënojmë. Me të vërtetë që sqarimi duhet bërë. Besoj që na mbaroi koha.

## Disa përgjigje në pyetjet rreth metodologjisë

*Shejh Salih el Feuzan- Allahu e ruajtë*

Pyetje:*Ka disa nga njerëzit që nuk i dhënë rëndësi akides duke konsideruar se imani u mjafton. A mund të bëni një qartësim mbi rëndësinë e akides për muslimanin dhe si reflektohet kjo në jetën e përditshme të besimtarit, apo në marrëdhëniet me vetveten, apo edhe në rrethin ku jeton dhe me të gjithë muslimanët?*

Përgjigje:Në emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit. Falënderimi i takon vetëm Allahut. Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të dërguarin e tij, familjen dhe shokët e tij. Me të vërtetë rregullimi, pastrimi i akides është bazë-themel për atë se dëshmia "nuk ka Zot tjetër që meriton të adhurohet pos Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Allahut," njëkohësisht nënkupton se vetëm ai meriton të pasohet, dhe kjo është shtylla e parë e Islamit. Të gjithë pejgamberët që janë dërguar kanë predikuar pastrimin, rregullimin e akides, që mbi të të jetë e bazuar çdo vepër nga adhurimet apo gjërat tjera, dhe pa pastrimin e akides nuk ka dobi asnjë vepër. Allahu subhaneu ue teala thotë në Kur'an:

"Ky është udhëzim i Allahut, udhëzon me të kë të dojë nga robërit e Tij. E sikur t'i përshkruajnë shok Zotit [ndonjë nga këta] kishte për t'iu shkuar huq ajo që kanë vepruar." [En'Am, 88].

"Bënë kufr [mohuan të vërtetën] ata që thanë: "Allah është ai, Mesia, biri i Merjemes." E vetë Mesia [Isai] tha: "O beni israil, adhurojeni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj, sepse ai që i përshkruan Zotit shok, Allahu ia ka ndaluar [ia ka bërë haram] atij xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës." [el-Maide,72]

"Pasha Allahun, ty të është shpallur, e edhe atyre para teje: "Nëse i bën shok [Allahut], veprat tua janë të asgjësuara dhe ti do të jesh prej të humburve." [Zumer, 65].

Nga këto ajete dhe të tjera na u qartësua rëndësia e pastrimit të akides, e cila është gjëja primare në thirrje. Çështja e parë në të cilën ngrihet thirrja, është pastrimi i akides, për atë se Muhamedi, alejhi selam, qëndroi në Meke 13 vite pas shpalljes duke thirrur në pastrimin e akides dhe në njësi, duke mos u bë legjitime asnjë nga detyrimet tjera vetëm pasi u shpërngul në Medine, përveç namazit, i cili u bë detyrim në Meke para shpërnguljes, ndërsa ligjet tjera janë bërë detyrë pas shpërnguljes, gjë e cila na argumenton se nuk janë të detyrueshme ligjet tjera para se të pastrohet akideja.

Ndërsa, ai i cili thotë se mjafton imani pa i dhënë rëndësi akides, ai është kundërshtim për atë se imani nuk ka mundësi me qenë i drejtë veçse pasi të pastrohet akideja; e nëse nuk ka akide të pastër, të rregulluar te ndokush, parimisht nuk ka iman e as fe. Grupacionet dhe partitë e përçajnë unitetin e muslimanëve dhe shkaktojnë probleme dhe ngatërresa.

Disa thonë se formimi i grupacioneve dhe partive është kusht për ngritjen e thirrjes në Allahun, posaçërisht në disa vende ku rrjeti i Fesë nuk është shumë i përhapur. Thirrja në Allahun është e kërkuar dhe e detyruar. Thotë Allahu subhanehu ue teala në Kur'an:

"Ti [Muhammed] thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata [kundërshtarët] me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që di më së miri për atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit." [Nahl, 125]

Por, nuk është nga metodologjia e thirrjes ndarja e muslimanëve në grupacione dhe çdo grup prej tyre të pretendojë se është në të vërtetën dhe të tjerët nuk janë në të vërtetën, siç është rasti me grupacionet e kohës së sotme. Por, është detyrë e çdo muslimani që ka dituri dhe ka njohuri të thirrjes, që të thërrasë për tek Allahu me syçeltësi dhe të bashkëpunojë me të tjerët në mënyrë që të mos ketë secili grupacion metodë të posaçme.

Pra, të gjithë muslimanët jemi te detyruar të kemi një metodë dhe të bashkëpunojmë të gjithë, të këshillohemi mes veti dhe nuk ka nevojë për ngritjen e grupacioneve dhe metodave të ndryshme, për arsye se kjo e kundërshton unitetin e muslimanëve dhe shkakton përçarje dhe probleme mes njerëzve, siç është edhe shumë e qartë me grupacionet e sotme, të cilat janë në fushën e Islamit në vendet Islame. Dhe nuk është e patjetërsueshme me qenë në grupacione që të bëhet da'ueti [thirrja] por ajo që është e domosdoshme është që ai i cili thërret duhet të jetë i pajisur me dituri dhe me urtësi dhe të ketë njohuri se si të thërras në rrugë të Allahut subhanehu ue teala, edhe nëse është i vetëm, ndërsa thirrësit në rrugë të Allahut patjetër duhet të kenë një metodë të saktë, e cila është edhe metoda e Muhamedit, alejhi selam, pa marrë parasysh në cilën pjesë të tokës jetojnë apo thërrasin.

Pyetje: *Cila është dispozita për atë që pason grupacionet, posaçërisht grupacionet që ngrihen fshehurazi dhe në ato që bëjnë betime?*

Përgjigje: Pejgamberi, alejhi selam, na ka paralajmëruar për ndarjen në grupe dhe na ka këshilluar ne që kur të ndodhin fatkeqësi të kapemi për xhematin dhe të qëndrojmë në atë që ka qenë Muhamedi, alejhi selam, dhe shokët e tij. Muhamedi, alejhi selam, thoshte:

"… janë ndarë çifutët në shtatëdhjetë e një grupe, dhe janë ndarë të krishterët në shtatëdhjetë e dy grupe, dhe do të ndahet ummeti im në shtatëdhjetë e tri grupe; të gjitha do të jenë në zjarr përveç njërit. I thanë: Cili është ai grup, o i dërguar i Allahut? Ai tha: "Ata që janë në atë që jam unë sot dhe shokët e mi." Kur sahabet kërkuan nga Pejgamberi që t'i

këshilloj, ai tha: "Ju porosis me dëgjim dhe respektim ndaj udhëheqësave, edhe nëse ju udhëheqë një rob nga Habeshe [Etiopia]. Me të vërtetë kush do të jetojë nga ju do të shohë kundërshtime të shumta, por ju kapuni për sunnetin tim edhe sunnetin e udhëheqësve pas meje, kapuni për ta me dhëmballa."
Kjo është metoda që jemi të detyruar të pasojmë ne të gjithë muslimanët deri në Ditën Gjykimit, dhe në çdo rast mospajtimi, ata duhet të kthehen në atë që kanë qenë selefët e këtij ummeti në metodë, fe dhe në betim.

Pyetje:*Kush është murted? Kërkojmë që të na qartësoni se a gjykohet për një njëri si murted [i dalur nga feja] nëse në të dyshohet?*
Përgjigje:Të gjykuarit me [dalje nga Islami] është nga detyrat e dijetarëve të pajisur me dituri, dhe ata janë gjykatësit në gjykatat Islame dhe në vendet ku jepen fetva [mendime, gjykime, e tjera] dhe kjo ndryshon nga gjykatat tjera. Nuk është e drejtë e çdo njeriu apo e secilit që pretendon se është nga dijetarët e që i mungon jurisprudenca në fe, nuk është nga detyrat e tij që të gjykojë me [dalje nga feja] për arsye se ky veprim shkakton çrregullime dhe ndodh që të gjykohet për një njeri si i dalur nga Islami e ai të jetë musliman. Ndërsa, bërja e muslimanit jo-musliman, i cili nuk ndodhet në njërën nga gjërat që e përjashtojnë nga Islami, është rrezik shumë i madh dhe kush i thotë vëllait të tij: o jobesimtar, o fasik, dhe ai nuk është i tillë, me të vërtetë fjala i kthehet thënësit. Pra, ata që gjykojnë për dalje nga Islami janë gjykatësit e Islamit apo edhe dijetarët që japin fetva, ndërsa ata që bëjnë ekzekutimin janë udhëheqësit e muslimanëve, dhe e kundërta e kësaj sjell çrregullime në tokë.[4]

Pyetje:*Nga disa nxënës të dijes vërehet nxitimi për largimin e muslimanit nga Islami, dhe disa nga këta konsiderojnë edhe ekzekutimin e atij personi të cilin e quajnë si të dalur nga feja në rast se këtë ekzekutim nuk e kryejnë udhëheqësit muslimanë?*

Përgjigje: Ekzekutimi i të dënuarve është nga detyrat e udhëheqësit së muslimanëve, e jo për çdo person. Për atë se kjo shkakton çrregullime, bën ndarjen e popullatës, ngritjen në protesta, dhe shpërndarjen e të këqijave. Pra, ekzekutimi është nga detyrat e udhëheqësit të muslimanëve. Muhamedi, alejhi selam ka thënë:
"Faleni njëri-tjetrin në ekzekutime. E nëse paraqitet ai problem te udhëheqësi i muslimanëve, mallkimi i Allahut qoftë mbi atë që dëshiron të ndërmjetësojë."
Sepse, nga detyrat e udhëheqësit në Islam është ekzekutimi pasi të qartësohet e gjitha në gjykatat Islame mbi atë person që ka bërë akte të palejueshme, për të cilat Allahu ka përgatitë dënime, si për atë që vjedh apo për atë që del nga Islami, etj.
Përfundimi i kësaj është se ekzekutimi është nga detyrat e udhëheqësit, e nëse muslimanët nuk kanë udhëheqës, atëherë mjafton urdhri për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, dhe thirrja në Allahun me urtësi dhe këshilla të mira dhe debat të mirëfilltë. Dhe nuk lejohet që individët të bëjnë ekzekutime për arsyet që i cekëm edhe me herët, sepse kjo sjell çrregullime dhe kështu mund të vijë deri te ngritja në protesta dhe në të ka dëme më të mëdha sesa që ka dobi, siç e dimë edhe nga shumë rregulla sheriatike të Islamit, se largimi i të këqijave është më primar sesa veprimi i të mirave…
Kush mundohet që ta largojë ummetin tonë nga selefet e parë, ai është risimtar dhe ia do ummetit të keqen. Disa njerëz konsiderojnë se metoda e elhu sunetit dhe xhematit nuk është

e përshtatshme në kohën tonë, duke u bazuar në atë se rregullat e sheriatit, të cilat i marrin parasysh ehlu sunnet uel xhema'ati, nuk ka mundësi të zbatohen sot!! Ai që konsideron se metoda e selefu salih nuk është e përshtatshme në këtë kohë, konsiderohet i devijuar, për atë se metoda e selefit të sinqertë është metodë për të cilën na urdhëroi Allahu që ta pasojmë atë deri në Ditën e Fundit. Muhamedi, alejhi salatu ve selem, ka thënë:
"... ai që jeton pas meje do të shohë kundërshtime të shumta, por ju kapuni për sunnetin tim dhe sunnetin e udhëheqësve të drejtë pas meje, kapuni për këtë me dhëmballë".
Ky është detyrim për ummetin deri në Ditën e Gjykimit, dhe kjo argumenton se pa tjetër duhet ta zbatojmë metodën në të cilën kanë qenë selefët, dhe atë se metoda selefite është e përshtatshme për çdo kohë dhe çdo vend. Allahu subhanehu ue teala thotë në Kur'an:
"Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve [migruesve] dhe prej ensarëve [vendasve-ndihmëtarë] dhe prej atyre që i pasuan ata me punë të mira, e edhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Atyre u ka përgatitur xhennete në të cilët rrjedhin lumenj, ku do të jenë përjetësisht. Ky është fitim i madh." [Teube 100].
Kjo përfshin gjithë ummetin deri në Ditën e Gjykimit. Detyrohemi të pasojmë metodën e të parëve tanë nga muhaxhirët dhe ensarët, për ç'gjë edhe imam Maliku ka thënë:
"Nuk rregullohet gjenerata e fundit vetëm se me atë që është rregulluar gjenerata e parë."
Ndërsa ai që mundohet ta largojë këtë ummet nga e kaluara dhe ta largojë ummetin nga selefët e sinqertë, ai ia do të keqen muslimanëve dhe dëshiron ta ndryshojë këtë Islam, dëshiron të shpikë diçka që kundërshton Islamin e pastër, gjë të cilën jemi të detyruar ta refuzojmë, të ndërpresim rrjetin e tyre dhe t'i këshillojmë të tjerët që të ruhen prej tyre.
Patjetër duhet të zbatojmë metodën e selefit dhe t'i pasojmë vetëm ata; patjetër duhet te ecim në atë që kanë qenë ata, dhe këtë duke u bazuar në librin e Allahut dhe në sunnetin e të dërguarit, alejhi selam, siç e cekëm më lart. Dhe kush mundohet ta shkëputë ummetin e vonshëm nga ai hershmi në tokë, duhet të refuzojmë fjalën e tij dhe të ruhemi prej tij. Ata mund të bëhen të njohur me këto shprehje, por ato nuk kanë kurrfarë peshe. Islami e ndalon ashpërsinë gjatë thirrjes.

Pyetje:*Ajo që po vërehet në kulturën bashkëkohore Islame, është përmbajtja e mendimeve të disa grupacioneve të devijuara si Hauarixhët dhe Mu'tezilet. Tek disa vërejmë se përjashtojnë disa bashkësi nga Islami, e po ashtu vërehet ashpërsi e madhe ndaj mbretërive dhe fusakave [mëkatarëve] nga mesi i muslimanëve!.*
Përgjigje:Kjo është metodë e gabuar, sepse Islami e ndalon vrazhdësinë gjatë thirrjes. Allahu thotë në Kur'an:
"Ti [Muhammed] thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe debato me ata [kundërshtarët] me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit." [Nahl,125]
Kurse, duke iu drejtuar pejgamberëve të Tij: Musait dhe Harunit, alejhimu selam, kur e kanë këshilluar Firaonin, Allahu thotë:
"Atij i thoni fjalë të buta, ndoshta ai mendohet a frikësohet." [Ta Ha, 44].
Ashpërsia kthehet me ashpërsi dhe nuk sjell vetëm se të kundërtën e asaj që kërkohet, e që pastaj gjurmët e saja të këqija zbresin mbi muslimanët. Kërkohet thirrje me urtësi dhe me atë që është më e pëlqyer, si dhe sjellja me butësi me të thirrurin. Por, marrja me vrazhdësi e të thirrurit dhe sjelljet e këqija e largojnë, dhe kjo nuk është prej Islamit. Dhe, është detyrim i

muslimanëve që të ecin në thirrjen e tyre mbi metodën e Pejgamberit, alejhi selam, dhe sipas këshillave dhe udhëzimeve Kur'anore. Ndërsa, tekfiri [nxerrja e dikujt nga Islami] ka rregulla Islame. Kush gjendet në njërën nga gjërat që përjashtojnë nga Islami, të cilat i kanë përmendur dijetarët e sunnetit, ai gjykohet me dalje nga Islami pasi t'i bëhen të ditura argumentet dhe t'i kuptojë ato. Ndërsa, kush nuk gjendet në këto gjëra, të cilat nxjerrin nga Islami, ai nuk është kafir [jobesimtar] edhe nëse bën mëkate të mëdha pos shirkut.

## A lejohet të përshkruhet shkolla apo mësuesi "i/e shenjtë"?

*Komisioni i Përhershëm për Studime dhe Fetua*

Pyetje: *Disa njerëz e përshkruajnë mësuesin duke thënë se ai është i shenjtë, ose thonë se shkolla është një vend i shenjtë që duhet kujdesur shumë për të, andaj cila është dispozita lidhur me këtë epitet?*

Përgjigje: Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë Allahut, ndërsa salavatet dhe selamet qofshin mbi të dërguarin tonë Muhamedin, mbi familjen dhe shokët e tij.

Mësuesi ka pozitën dhe vlerën e vet, por nuk lejohet që ai të quhet si i shenjtë, sepse ky është një ekstremitet në lavdërim. Gjithashtu, edhe shkolla nuk bën të quhet si e shenjtë, sepse ky epitet është i veçantë për ato vende të cilat vetëm Allahu i ka bërë të shenjta, si Xhamia në Qabe, Xhamia e Pejgamberit (salallahu alejhi ve selem) dhe Xhamia Aksa.

## Lënësi i namazit vritet si besimtarë apo si kafir?

Meseleja e tretë[1]

A vritet haden (si ndëshkim për veprën e bërë), siç vritet banditi dhe zinaqari, apo vritet si i konvertuar a ateist?

Lidhur me këtë mesele kemi dy mendime të dijetarëve dhe që të dyja janë transmetuar nga imam Ahmedi.

I pari: ai vritet si murted (si i përjashtuar nga feja). Ky është qëndrimi i Seid bin Xhuberjrit, Amir Eshabiut, Ibrahim Enehaiut, Ebu Amër el Euzaiut, Ejub Esahtijanit, Abdullah bin Mubarekut, Is'hak bin Rahaujes, Abdulmelik bin Habibit prej malikijeve. Njëherësh është edhe njëri nga dy interpretimet në medhhebin e Shafiu. Tahaviu thotë se ky është gjykimi i vetë Shafiut. Ndërsa Muhamed bin Hazmi këtë qëndrim e ka përcjellë edhe nga këta sahabe: Omer bin Hatabi, Muadh bin Xhebeli, Abdurrahman bin Aufi, Ebu Hurejra e të tjerë.

I dyti: ai vritet haden (si ndëshkim për veprën e bërë), jo si kafir. Ky është mendimi i Malikut dhe Shafiut. Këtë mendim ka përzgjedhur edhe Abdulla bin Batah.

Në vazhdim do t'i përmendim argumentet e të dyja palëve.

## Metodologjia e Ehlu Sunetit është e përshtatshme për çdo kohë dhe vend

*Shejh: Salih El Feuzan (Allahu e ruajt)*

Pyetje: *Disa njerëz pretendojnë se metodologjia e Ehlu Sunetit më nuk është e përshtatshme për kohën në të cilën jetojmë, duke argumentuar (sipas tyre) me atë se normat fetare në të cilat thërret Ehlu Suneti, nuk mund të jetësohen në ditët tona.*

Përgjigje: Ai i cili thotë se metodologjia e Selefëve të mirë (Selefus-salih) më nuk është e përshtatshme për kohën në të cilën jetojmë, konsiderohet si i devijuar dhe devijues (i të tjerëve), sepse metodologjia e Selefëve të mirë është metodologjia të cilën jemi urdhëruar nga Allahu ta ndjekim, derisa të vjen Kiameti.
Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Vërtet, ai i cili do të jetojë (më gjatë) prej jush, do të shohë kundërshti të shumta. (Mirëpo ju) ndiqeni sunetin tim dhe sunetin e kalifëve të drejtë e të udhëzuar pas meje; kapuni fort për të dhe shtrëngojeni me dhëmballë" (Ahmedi në "Musned" (4/126-127), Ebu Daudi (4/200), Tirmidhiu (7/319-320) të gjithë nga hadithi i El Irbad bin Sarijeh radijAll-llahu anhu).
Ky (hadith) është mesazh drejtuar umetit, deri në ditën e Kiametit. Ai aludon se patjetër duhet të ecim sipas metodologjisë së Selefëve të mirë dhe se kjo metodologji është e përshtatshme për çdo kohë dhe për çdo vend.
Allahu i Patëmeta thotë: "Sa u përket besimtarëve të parë prej muhaxhirëve dhe ensarëve, Allahu është i kënaqur me ata dhe me të gjithë të tjerët që i pasuan me vendosmëri e përkushtim në besim; edhe ata janë të kënaqur me Atë..." (Et-Teubeh: 100). "dhe me të gjithë të tjerët që i pasuan me vendosmëri e përkushtim në besim", (kjo pjesë) përfshin tërë ummetin, derisa të vjen Kiameti. Prandaj, i tërë ummeti e ka obligim ndjekjen e metodologjisë së besimtarëve të parë prej muhaxhirëve dhe ensarëve.
Imam Malik bin Enesi (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Nuk mund ta përmirësojë fundin e këtij ummeti veçse ajo që e ka përmirësuar fillimin e tij".
Andaj, ai i cili dëshiron ta shkëpus ummetin nga Selefët e mirë, ua do të keqen myslimanëve. Ai dëshiron ndryshimin e Islamit dhe përhapjen e bidateve dhe mëkateve.
Ky njeri patjetër duhet të refuzohet, t'i hidhet poshtë argumenti dhe t'u tërhiqet vërejtja njerëzve nga sherri i tij. Sepse patjetër duhet të kapemi për metodologjinë e selefëve, t'i ndjekim ata dhe të ecim sipas metodologjisë së tyre. Kjo është në Librin e Allahut dhe në sunetin e të Dërguarit të Tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), siç e cekëm më lartë.
Pra, ai i cili dëshiron ta shkëpus fundin e ummetit nga selefët (të parët) e tij, dëshiron trazira në tokë. Atij duhet të mos i pranohet fjala, t'i hidhet poshtë dhe (duhet) të paralajmërohen të tjerët nga sherri i tij.
Këtë fjalë të keqe (se metodologjia e Ehlu Sunetit nuk është e përshtatshme për këtë kohë) e thanë Shiat dhe të tjerët që janë të pajtimit me ta prej të devijuarve (që i largojnë të tjerët nga rruga e drejtë), kështu që nuk duhet të merren në konsideratë.

## Ndryshimi mes aludimeve të Imanit (besimit), Teuhidit (njësimit të Allahut) dhe Akides (kredos)

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Imani, teuhidi dhe akideja (siç dihet) janë terma nocionesh, mirëpo a ndryshojnë në aludimet e tyre?*
Përgjigje:Po, ekzistojnë disa ndryshime mes tyre, mirëpo që të gjitha kthehen tek një gjë e vetme. Teuhidi është veçimi (njësimi) i Allahut me adhurim, ndërsa Imani është besimi se Ai (është i Vetmi që) e meriton adhurimin dhe besimi në çdo gjë për të cilën Allahu ka treguar. Pra, ai (besimi) është më gjithëpërfshirës se termi teuhid (njësim) që është paskajorja e foljes uehhade – juwehhidu (ka njësuar – njëson). D.m.th. e ka njësuar dhe veçuar Allahun me

adhurim, për shkak të besimit të tij se Ai është i Vetmi që e meriton atë. Sepse Allahu është Krijuesi, Furnizuesi, i Përsosuri në emrat, cilësitë dhe veprat e Tij, Drejtuesi dhe Rregulluesi i gjërave. Andaj, Ai është i Vetmi që e meriton adhurimin.

Pra, teuhidi është veçimi i Allahut me adhurim dhe mohimi i tij (adhurimit) për çdokënd tjetër veç Tij. Imani është më i gjerë se kjo; në të hyjnë njësimi i Allahut (teuhidi), sinqeriteti ndaj Tij dhe pohimi i çdo thënie të Profetit (alejhis-salatu ues-selam).

Ndërsa, akideja i përfshin të dyja këto. Pra, akideja përfshin teuhidin dhe gjithashtu përfshin besimin (imanin) në Allahun, në thëniet e Tij apo në thëniet e të Dërguarit (alejhis-salatu ues-selam) dhe besimin në Emrat dhe Cilësitë e Allahut.

Akideja është ajo që njeriu e beson me zemrën e tij dhe e sheh si kredo përmes të cilës e adhuron Atë. Kështu, në të hyn çdo gjë që njeriu beson prej njësimit (teuhidit) të Allahut, besimit të tij se Ai është Krijuesi, Furnizuesi, se Ai ka emrat më të Bukur dhe cilësitë më të larta, pastaj besimit se adhurimi nuk duhet të jetë për askënd tjetër veç Tij dhe besimit se Ai ka ndaluar, obliguar dhe ligjësuar gjëra. Pra, ajo është më gjithëpërfshirëse.

## Ngurtësia e zemrës

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Shpeshherë ndodh që zemrat e disa njerëzve t'i kaploj ngurtësia dhe si pasojë e kësaj ato nuk zbutën para këshillave të Kuranit. A u drejtohet personave të tillë kërcënimi i ardhur në Kuran?*

Përgjigje: Nëse kjo gjendje e tyre i pengon nga kryerja e obligimeve dhe nga lënia e harameve, atëherë ata janë të kërcënuar. E, nëse është ngurtësi që nuk i pengon ata nga kryerja e obligimeve dhe nuk i shpie në haram, atëherë kjo është mangësi në të vepruar, e cila nuk iu bën dëm. Mirëpo, ai i cili ka më shumë përulësi dhe butësi (të zemrës) është në gjendje më të mirë.

Kjo ngaqë ngurtësia (e zemrës) është dy llojesh:

1. Ngurtësi që shkakton braktisjen e disa prej obligimeve apo kryerjen e disa prej harameve dhe kjo u bën dëm njerëzve, për shkak se i shpie në haram apo në lënie të ndonjë obligimi.

2. Ngurtësi që nuk shpie në haram apo në moskryerje të obligimit, mirëpo njeriu ndien diç nga fortësia (e zemrës) dhe nuk gjen përuljen e duhur në veprat e tij. Kjo nuk e dëmton, por atij i humb pjesa e shpërblimit, të cilin e arrijnë ata që janë të përulur dhe që e përmendin shumë Allahun.

Pra, kjo ngurtësi nuk është dëmtuese në qoftë se nuk e shtyn në mëkat apo në lënien e ndonjë obligimi, por më së shumti i shkakton atij lënien e disa prej gjërave të pëlqyeshme apo shkujdesjen ndaj ndonjë pjese të dhikrit. Pra, ajo nuk e dëmton shumë, edhe pse bën që t'i humb atij një pjesë e të mirave, por e dëmton atë nëse e shtyn në moskryerjen e obligimeve apo në bërjen e mëkateve. Kjo është mangësia e madhe dhe shkujdesja që dëmton. Mirëpo, nëse është shkujdesje që rezulton në bërjen e disa gjërave të papëlqyeshme apo braktisjen e disa të tjerave që janë të preferuara, atëherë dëmi i saj është i vogël

## Normat fetare përmes të cilave myslimani e ruan kapjen e tij pas metodologjisë së Selefëve dhe ruhet nga devijimi

*Shejh: Salih El Feuzan (Allahu e ruajt)*

Pyetje: *Cilat janë normat fetare nëpërmjet të cilave myslimani e ruan ndjekjen dhe kapjen e tij për metodologjinë e Selefëve të mirë dhe (përmes të cilave) ruhet që të mos devijojë nga ajo rrugë e të mos ndikohet nga metodologjitë e huaja (të futura) e të devijuara?*

Përgjigje:Ato norma fetare janë:

• Njeriu t'u kthehet dijetarëve largpamës, të mësojë prej tyre dhe të konsultohet me ta lidhur me çështjet që bredhin në kokën e tij, në mënyrë që të dijë mendimin e tyre (dijetarëve) për to.

• Të jetë i matur në të gjitha çështjet dhe të mos nxitojë në gjykimin ndaj njerëzve, por t'i verifikojë gjërat. Allahu i Lartësuar thotë: "O ju që keni besuar! Nëse ndonjë njeri i pandershëm ju sjell ndonjë lajm, sigurohuni mirë (në është i vërtetë), për të mos i bërë dëm ndokujt pa dashje e të pendoheni pastaj për atë që keni bërë." (El Huxhurat: 6). "O besimtarë! Kur të shkoni në luftë, në rrugë të Allahut, shqyrtoni gjithçka me kujdes! Mos i thoni atij që ju përshëndet me selam: "Nuk je besimtar", me qëllim që të fitoni kënaqësi të kësaj jete, ndërkohë që tek Allahu ka fitime të shumta. Të tillë keni qenë edhe ju më parë e Allahu ju dha mirësi. Prandaj, gjithmonë sqarojini mirë të gjitha punët, se Allahu është Njohës i veprave tuaja." (En-Nisa': 94). D.m.th verifikojini, shqyrtojini dhe sqarojini gjërat që ju vijnë.

• E, nëse verifikohen, atëherë ato duhet të trajtohen përmes metodave të duhura, të cilat e garantojnë përmirësimin, jo përmes metodave të vrazhda apo çrregulluese (ngatërrestare). Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Përgëzoni e mos jini të neveritshëm!" (Buhariu në Sahih, 1/25). Dhe tha: "Ju jeni dërguar si përgëzues e jo që t'u ngjallni (fusni) njerëzve neveri." Ai (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) iu drejtua disa prej shokëve të tij të virtytshëm duke u thënë: "Vërtet që prej juve ka të atillë që ngjallin neveri. Andaj, kush u prin njerëzve në namaz, le ta lehtësojë (shkurtojë) atë, sepse pas tij falet ai që është i dobët dhe ai që ka ndonjë punë (të pakryer)." (Buhariu 1/31).

Sido që të jetë, çështjet duhet të trajtohen me urtësi dhe me kujdes të madh (jo me ngutësi), dhe nuk i takon çdokujt të ndërhyjë në ndonjë lëmi në të cilën nuk di si t'i rregullojë gjërat.

• Gjithashtu, prej normave është që njeriu të pajiset me dije të dobishme, duke i shoqëruar dijetarët dhe duke i dëgjuar opinionet e tyre, duke i lexuar librat e selëfevë dhe jetëshkrimin e përmirësuesve prej selefëve dhe dijetarëve të këtij ummeti, duke u njohur me atë se si ata i këshillonin njerëzit, si urdhëronin për të mirë e ndalonin nga e mbrapshta dhe si i gjykonin gjërat. E tërë kjo është e regjistruar në jetëshkrimet dhe biografitë e tyre dhe, gjithashtu, në rrëfimet e atyre që kanë kaluar prej ithtarëve të mirësisë, përmirësimit dhe vërtetësisë. Allahu i Madhërishëm thotë: "Në tregimet e atyre ka këshilla për ata që janë me mend." (Jusuf: 111).

Njeriu është një individ nga ky ummet, ndërsa ummeti është tërësia e myslimanëve që nga fillimi i shfaqjes së Islamit e deri në Ditën e Kiametit. Kjo është tërësia e ummetit. Myslimani duhet t'u referohet jetëshkrimeve të selefëve dhe tregimeve të tyre për t'u njohur me atë se si ata i trajtonin çështjet dhe me udhëzimin e tyre në të, në mënyrë që të ecën shtegut të tyre. Dhe ai s'duhet të ketë konsideratë për fjalët e atyre që nxitojnë dhe për tregimet e injorantëve të cilët i entuziazmojnë njerëzit pa kurrfarë largpamësie.

Shumica e libërthave sot apo e ligjëratave dhe e thënieve janë nga njerëz injorantë në çështje të fesë, të cilët i ngazëllejnë njerëzit dhe i detyrojnë me gjëra që nuk i ka urdhëruar Allahu e as Profeti i Tij, edhe në qoftë se kjo është si rrjedhojë e qëllimit dhe nijetit të mirë. Sepse ajo çfarë merret në konsideratë nuk është nijeti e qëllimi, por ajo që është e vërtetë. Ndërkaq, e vërteta është çdo gjë që është në përputhshmëri me Kuranin dhe me sunetin sipas kuptimit të selefëve. E, sa u përket njerëzve – me përjashtim të Profetit-, ata mund të gabojnë apo të qëllojnë të vërtetën. Kështu, e vërteta merret, ndërsa gabimi lihet anash.

## Nuk lejohet përkulja në shenjë përshëndetjeje për besimtarin apo jobesimtarin

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

Pyetja: *Jemi anëtarësuar në një klub prej klubeve të karatesë në Amerikë dhe trajneri na tha se: "Duhet të më përkuleni, kur unë t'ju përkulem juve". Ne e kundërshtuam një gjë të tillë dhe ia sqaruam nga aspekti i fesë sonë (se përse ndalohet, sh.p.). Ai e pranoi këtë, mirëpo tha: "Përkuleni vetëm kokën, pasi që unë i pari përkulem para jush, dhe patjetër duhet të më kthehet përshëndetja". Çfarë opinioni keni rreth kësaj çështjeje?*

Përgjigje: Nuk lejohet përkulja në shenjë përshëndetjeje për besimtarin apo për jobesimtarin, qoftë me pjesën e sipërme të trupit, qoftë me kokë; sepse përkulja është përshëndetje adhurimi, dhe adhurimi nuk lejohet për askënd, përveç për Allahun.

Suksesi është nga Allahu. Salatet dhe selamet qofshin për të Dërguarin tonë Muhamedin, për familjen dhe për mbarë shokët e tij.

## Paralajmërimi kundër njerëzve të bidatit

*Shejh Abdul-Aziz Bin Baz*

Pyetje: *A është e lejuar të përmendësh emra njerëzish dhe personash kur dikush dëshiron t'i kritikojë ata dhe mendimet e tyre?*

Përgjigje: Nëse dikush shkruan diçka që bie në kundërshtim me sheriatin e pastër dhe e shpërndan atë material ose e propagandon atë pikëpamje në media, atëherë bëhet obligim ta refuzosh atë dhe t'i ekspozosh gënjeshtrat (ta përgënjeshtrosh publikisht) e asaj që ai thotë.

Dhe nuk është gabim nëse e përmend emrin e atij personi dhe paralajmëron njerëzit ndaj tij nëse ai thërret në bidat, shirk, dhe nëse ai thërret njerëzit në mosbindje ose në atë çfarë Allahu ka ndaluar.

Deri më sot ka njerëz të ditur dhe të besueshëm nga ata që thërrasin në të vërtetën, dhe çojnë përpara sheriatin duke përmbushur këtë obligim sinqerisht për Allahun e Lartësuar dhe për të mirën e robërve të Tij, duke e kundërshtuar të gabuarën, duke thirrur në të vërtetën dhe duke paralajmëruar kundër atyre që thërrasin (propagandojnë) të kotën dhe retorikën shkatërruese.

## *Pyetje dhe dobi rreth disa çështjeve në akide (besim)*

*Shejh Salih bin AbdulAziz Alu Esh-Shejh (Allahu e ruajt)*

Pyetje: *Cili është vendimi (fetar) për atë që e vë ajetul kursij- in në veturë apo vë ndonjë copë letre/pllake ku janë të shkruara lutje të ndryshme, si: lutja e hipjes mbi mjetin e udhëtimit, lutja e udhëtimit, etj?*

Përgjigje: Kjo duhet të shtjellohet: nëse ai i vë këto gjëra në mënyrë që t'i mësojë përmendsh dhe që t'i bie ndërmend leximi i tyre, atëherë lejohet një gjë e tillë. Si gjendja e atij që e vë mus'haf-in në pjesën e përparme të veturës apo afër vetes, kështu që, në momentin kur atij apo ndokujt që është me të i jepet rasti për leximin e tij, ai e lexon atë.

Kjo gjë është e lejueshme dhe s'ka gjë në veprimin e saj. Mirëpo, nëse këto gjëra i vë me qëllim që t'ia largojnë të këqijat, atëherë kjo hyn brenda meselesë lidhur me vendimin (fetar) mbi vënien e hajmalive nga Kurani, ndërkohë që neve tashmë e dimë se sipas mendimit më të saktë të dijetarëve, një gjë e tillë nuk është e lejueshme dhe ndalohet.

Pyetje: *Cili është vendimi (fetar) për atë i cili e porosit ndokënd që t'ia gjej dikë me qëllim që t'i bëj rukje atij, (domethënë) pa e kërkuar vetë (drejtpërdrejtë) rukje-n nga rukje-xhiu. A është kjo (kërkesë e tij) e ngjashme me të atyre që kërkojnë t'u bëhet rukje?*

Përgjigje: Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) kur i përshkroi të shtatëdhjetëmijtët, të cilët do të hyjnë në Xhenet pa dhënë llogari dhe pa u dënuar tha: "Ata janë të cilët nuk kërkojnë t'u bëhet rukje". Dhe kuptimi i përgjigjes së pyetjes i shkon pas kuptimit të arsyes. Kjo sepse ata nuk e kërkuan rukje-n për shkak se në zemrat e tyre ishte rrënjosur se atyre u mjafton vetëm Allahu dhe se nuk kanë nevojë për krijesat, andaj për largimin e fatkeqësive që i kanë goditur, zemrat nuk i lidhën tek to. Siç ta kam përmendur më herët (gjatë shpjegimit), arsyeja vërtitet rreth lidhjes së zemrës së atij të cilit i bëhet rukja, për personin që bën rukje, apo për vetë rukje-n në mënyrë që t'i largohet ajo që e ka goditur apo të mbrohet nga ndonjë e keqe e cila pritet të ndodhë. Prandaj duke u bazuar në këtë që u tha, dy gjendjet janë të njëjta. Domethënë: ai është kërkues (i rukje-s), pavarësisht se a e ka kërkuar vetë atë apo përmes dikujt tjetër. Dhe zemra është e lidhur për atë, të cilit i kërkohet rukja, pavarësisht se a bëhet (kërkesa) në mënyrë të drejtpërdrejtë apo nëpërmjet dikujt tjetër.

Pyetje: *Çfarë është gjykimi lidhur me personin familja e të cilit i thotë: "Ther ndonjë gjë dhe shpërndaje mishin e saj nëpër varfanjakë", me qëllim që të largohet fatkeqësia që i ka goditur? A lejohet ky lloj nijeti?*

Përgjigje: Kjo çështje duhet të shtjellohet, sepse, nëse therja e kafshëve bëhet nga aspekti i lëmoshës dhe jo për t'u mbrojtur nga ndonjë gjë (fatkeqësi) ardhja e së cilës pritet apo për largimin e ndonjë gjëje (fatkeqësie) e cila veçse ka ndodhur, pra, bëhet nga aspekti i lëmoshës dhe i dhënies së ushqimit varfanjakëve, atëherë s'ka gajle në këtë dhe kjo hyn nën përgjithësimin e argumenteve të cilat nxisin në dhënie të ushqimit dhe tregojnë për vlerën e dhënies së ushqimit për të varfrit.

Mirëpo, nëse therja bëhet për shkak se në shtëpi ka njeri të sëmurë dhe kafsha theret me qëllim që të largohet ajo çfarë ndjen i sëmuri prej mundimeve (dhembjeve), atëherë kjo nuk lejohet, bile është haram, sepse duhet të mbyllen rrugët që shpijnë në gjëra të ndaluara.

Kjo sepse shumica e njerëzve, kur kanë ndonjë sëmundje, therin kafshë për shkak të mendimit të tyre se sëmundjen ua kanë shkaktuar xhinët apo ndonjë i ligë (dëmtues) prej dashakeqësve. Ata mendojnë se, nëse therin ndonjë gjë dhe derdhin gjakun e saj, do të largohet e keqja apo ajo çfarë u ka shkaktuar ai njeri i lig. Pa dyshim se një bindje (besim) si kjo është haram dhe nuk lejohet.

Andaj lidhur me therjen e kafshës me qëllim të largimit të sëmundjes dhe shpërndarjes së mishit të saj si lëmoshë për të sëmurin, duke qenë se kjo është gjendja e saj, dijetarët thanë: "Ajo është haram dhe nuk lejohet, për shkak të mbylljes së rrugëve që shpijnë drejt gjërave të ndaluara."

Ngjashëm me këtë, nëse therja bëhet për largimin e ndonjë fatkeqësie që pritet të ndodhë, si p.sh. nëse në njërin prej vendeve ka rënë një sëmundje e caktuar e pastaj njeriu ther kafshë për t'u mbrojtur nga ajo, apo në anët që e rrethojnë shtëpinë ka diçka që nuk i lë rehat, apo ndonjë hajn u ka ra në qafë shtëpive, apo çfarëdo shqetësimi tjetër që i godet ato, dhe njeriu ther kafshë dhe mishin e saj e shpërndan si lëmoshë, me qëllim që të largohet e keqja që i ka kapluar, kjo, gjithashtu, nuk është e lejueshme dhe ndalohet, me qëllim që të mbyllen rrugët (mënyrat) që çojnë drejt gjërave të palejueshme. Sepse ka prej njerëzve që therin për të larguar shqetësimet që ua shkaktojnë xhinët, e kjo është shirk ndaj Allahu të Lartësuar.

E nëse thuhet: çfarë kuptimi ka hadithi që e transmeton Ebu Daudi dhe të tjerët me zinxhir të cilin disa prej dijetarëve e bëjnë të mirë e disa të dobët, ku Profeti (sal-lAllllahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Mjekojini të sëmurët tuaj përmes lëmoshës!"[1] A hyn në të derdhja e gjakut (therja e kafshëve) duke marr parasysh se në të ka metodë që shpie drejt besimeve të kota?

(Përgjigjja) Dihet se feja ka ardhur me mbylljen e rrugëve (metodave/mënyrave) që shpijnë në shirk dhe gjithashtu ka ardhur me hapjen e rrugëve që shpijnë drejt mirësisë. Andaj, çdo rrugë që shpie në shirk apo në besime (bindje) të kota është e ndaluar.

Pyetje: *Çfarë është vendimi (fetar) për enët në të cilat ka ajete të shkruara dhe të cilat shiten nëpër disa lokale tregtare?*

Përgjigje: Gjendja e këtyre enëve ndryshon, andaj nëse njeriu i përdor ato për të kërkuar bekim nga ajetet e shkruara në to duke e mbushur enën me ujë, pastaj duke e pirë atë, meqë uji i ka prekur ajetet, atëherë kjo është prej rukje-s së paligjshme. Sepse rukja e ligjshme është kur ajetet i këndohen ujit, ndërsa këto ajete (të shkruara) nuk janë futur në ujë, përkundrazi janë (vetëm) të shkruara në atë enë të metaltë apo të bakrit. Dhe prekja e ujit për ato shkrime qofshin ajete apo lutje, nuk e bën atë të bekuar apo si ujë të cilit i është lexuar (Kurani/lutjet). Prandaj, nëse këto enë përdorën për këtë qëllim, rukja është e paligjshme.

Ndërsa nëse i mbanë për hijeshi apo i merr për t'i lënë në shtëpi apo për t'i varur, këtë e kanë urryer shumë nga dijetarët, sepse Kurani nuk ka zbritur për t'i dekoruar enët apo muret me të, por ka zbritur për t'u udhëzuar përmes tij, ashtu siç thotë më i Larti: "Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira..." (El-Isra', 9).

Pyetje: *Çfarë është vendimi (fetar) për atë që e mbanë mus'haf-in brenda dollapit të veturës duke besuar se ai ndikon në pengimin e syrit të ligë apo fatkeqësisë?*

Përgjigje: Nëse me vendosjen e mus'haf-it brenda dollapit të veturës apo në çfarëdo ane tjetër të saj, ai ka për qëllim që me këtë të mbrohet nga mësyshi, atëherë kjo është prej bërjes së

mus'haf-it si hajmali. Më parë (gjatë shpjegimit) është përmendur vendimi për hajmalitë nga Kurani dhe se mendimi i saktë është se nuk lejohet që Kurani të bëhet hajmali. Nuk bën të mendohet se prania e Kuranit në ndonjë vend e pengon syrin e ligë, mirëpo ajo që e pengon syrin është leximi i tij, lutjet e ligjshme, kërkimi i mbrojtjes nga Allahu i Madhërishëm dhe gjëra të tjera të kësaj natyre, të cilat janë transmetuar për rukje-n.

Kështu, arrijmë në përfundim se vendosja e mus'haf-it brenda veturës duke pasur për qëllim mbrojtjen nga syri i ligë, hyn në gjërat e ndaluara dhe është bërje e hajmalive nga Kurani. Mirëpo, pasi që Kurani nuk është i krijuar, por është fjalë e Allahut të Madhërishëm, kjo hajmali nuk kalon në shirk, por vetëm ndalohet, sepse Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) nuk e përdori Kuranin në këtë mënyrë dhe nuk e vari atë në qafat e sahabëve, qofshin ata të mëdhenj apo të vegjël. Dhe ai (sal-lAllahu alejhi ue sellem) as nuk lejoi dhe as nuk udhëzoi që Kurani t'u varet atyre në gjoks, apo në gjymtyrët e trupit, apo në bark. Është e ditur se sikur kjo të ishte ilaç i ligjshëm, apo rukje e hajmali e lejueshme, atëherë do të tolerohej, aq më tepër kur sahabët kishin nevojë të madhe për të; meqë varja e Kuranit (në trup) është më e lehtë sesa hulumtimi për ndonjë person që bën rukje dhe kërkimi i saj nga ai, të cilit ndoshta duhet t'i jepet ndonjë gjë për shkak të rukje-s apo ndoshta ai vetë kërkon shpërblim (në të holla, etj).

Pra, pasi që kjo është më e lehtë dhe Profeti (sal-lAllahu alejhu ue sel-lem) nuk i udhëzoi drejt më të lehtës, ndërkohë që ai është dërguar si lehtësues, atëherë, përmes përmbajtjes së argumenteve që u përmendën, bëhet e ditur se kjo është prej llojit të rukje-s së paligjshme. Allahu e di më së miri.

Pyetje: *Ka të ngjarë që ithtarët e bidatit, për besimin e tyre se Allahu është në çdo vend, të argumentojnë me fjalinë e ardhur në hadith: "sikur shtatë qiejt dhe çdokush që banon në to përveç Meje". Si duhet t'u kundërpërgjigjemi atyre?*

Përgjigje: Shtatë qiejt e përmendur në fjalën e Allahut të Madhërishëm në hadithin kudsij: "O Musa, sikur shtatë qiejt dhe çdokush që banon në to përveç Meje…" janë shtatë qiejt e njohur, të cilët janë njëri mbi tjetrin. Ndërsa me fjalën e Tij: "dhe çdokush që banon në to" kihet për qëllim banimi abstrakt (kuptimor). Domethënë: ata që i mbushin ato (shtatë qiejt) me tesbih (subhanAllah), tehlil (la ilahe il-lAllah), me përmendje të Allahut dhe me adhurim ndaj Tij. Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) në një hadith të vërtetë thotë: "Qielli lëshoi zë (kërciti) dhe ai e meriton një gjë të tillë (duhet të bëj një gjë të tillë), meqë s'ka në të hapësirë sa katër gishta, veçse një engjëll është në këmbë apo në sexhde apo në ruku'."[2] Pra, në qiell ka banorë të shumtë të cilët e mbushin atë me adhurim ndaj Allahut të Lartësuar. Allahu i Madhërishëm në fillim të kaptinës El-En'am thotë: "Ai është Allahu (i vetmi i adhuruar i Vërtetë) në qiej dhe në Tokë; Ai di çfarë fshihini dhe çfarë tregoni, si dhe atë që bëni (prej të mirave e të këqijave)"(El-En'am, 3). Pra, Allahu i Madhërishëm është i Adhuruari në qiej dhe në Tokë.

Përjashtimi i ardhur në fjalën e Tij: "sikur shtatë qiejt dhe çdokush që banon në to përveç Meje" ka mundësi t'i kthehet Qenies (së Allahut) apo cilësive (të Tij). Është e ditur se argumentet aludojnë në atë se Allahu i Madhërishëm është ngritur dhe qëndron mbi Arsh-in (Fronin) e Tij, është i shkëputur nga krijesat e Tij dhe se qiejt janë pjesë e krijimit të Tij.

Prandaj, përmes kësaj që u përmend, bëhet e ditur se fjala e Allahut:"dhe çdokush që banon në to përveç Meje" kthehet tek mbushja e qiellit me cilësitë e Tij dhe me adhurimin e ibadetin

që Ai i meriton. Gjithashtu, kthehet tek ato që gjenden në qiej, si: dija, mëshira, fuqia e Allahut, rregullimi dhe drejtimi i Tij i çështjeve dhe kuptime të tjera të kësaj natyre.

## Selefitë dhe xhematet tjera

*Shejh: Salih El Feuzan (Allahu e ruajt)*

Pyetje: *Disa njerëz pretendojnë se selefitë konsiderohen si njëra nga xhematet që veprojnë në skenën e davetit dhe se vendimi mbi ta është i njëjtë me vendimin mbi xhematet tjera. Si e hidhni poshtë këtë pretendim?*

Përgjigje: Kemi përmendur më herët se selefitë janë xhemati autentik, i cili është në të vërtetën. Selefitë janë xhemati të cilit njerëzit e kanë për detyrë t'i përkasin dhe të punojnë së bashku me të. Ndërsa, xhematet tjera pos tyre, s'duhet të konsiderohen prej xhemateve të davetit, sepse ato e kundërshtojnë Kuranin dhe Sunetin. Si ka mundësi të ecim pas ndonjë grupi që e kundërshton xhematin e Ehlu Sunetit dhe udhëzimin e Selefëve të mirë?! Andaj, thënia "Xhemati selefij është njëri nga xhematet islamike", është gabim. Xhemati selefij është i vetmi që duhet të pasohet dhe sipas metodologjisë së të cilit duhet ecur, dhe i vetmi që duhet t'i bashkohemi e përpiqemi së bashku me të. Ndërkaq, sa u përket grupeve tjera, myslimanit nuk i lejohet t'u bashkohet atyre, sepse ato janë prej grupeve të humbura. A është i kënaqur për veten tij që t'u bashkohet grupeve të devijuara?!

I Dërguari (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Ndiqeni sunetin tim dhe sunetin e kalifëve të drejtë e të udhëzuar pas meje" (Ahmedi në Musned 4/126-127, Ebu Daudi 4/200, Tirmidhiu 7/319-320 të gjithë nga hadithi i El Irbad bin Sarijeh radijAll-llahu anhu).

Dhe kur ai (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) qe pyetur për grupin e shpëtuar, tha: "Ata të cilët janë në atë që unë dhe shokët e mi jemi tani." (Tirmidhiu 7/296- 297, nga hadithi i Abdullah bin Umerit – radijAll-llahu anhuma – dhe ngjashëm me të ibën Maxheh 2/1322 nga hadithi i Auf bin Malikut dhe Enes bin Malikut.

Gjithashtu, imam Ahmedi në Musned 2/332 dhe Ebu Daudi 4/197 nga hadithi i Ebu Hurejres – radijAll-llahu anhu).

A e dëshiron njeriu për veten e tij shpëtimin dhe prapë nuk ecën rrugës së tij? Poeti thotë:

Shpreson shpëtimin, por nuk ecën rrugës së tij,
Vërtet, anija nuk lundron mbi të thatë.

## Shtimi i imanit dhe pakësimi i tij

*Shejh: Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

*Shejh Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë) qe pyetur: "A shtohet dhe a pakësohet imani?"*

Ai u përgjigj si vijon: Tek Ehlu Suneti dhe Xhemati imani është: pohim (besim) me zemër, shprehje me gjuhë dhe veprim me gjymtyrë. Pra, ai i përfshinë këto tri çështje. E pasi që është i këtillë, atëherë ai patjetër se do të shtohet dhe pakësohet. Kjo ngaqë besimi me zemër dallon. Kështu, pohimi i ndonjë lajmi (pa e parë) nuk është i njëjtë me pohimin e atij që e ka parë ngjarjen me sy, dhe pohimi i lajmit që na e sjellë një njeri nuk është i njëjtë me pohimin

e lajmit që e sjellin dy njerëz, e kështu me radhë. Së këtejmi, Ibrahimi (alejhis-salatu ues-selam) tha: "O Zoti im! Tregomë si i ngjall të vdekurit!" – Zoti i tha: "A nuk beson?" – "Besoj" – iu përgjigj Ibrahimi, "por dëshiroj të më qetësohet zemra." (El-Bekare, 260).

Pra, imani shtohet nga aspekti i pohimit me zemër dhe qetësisë e rehatisë së saj. Këtë gjë njeriu e vëren në veten e tij; kur ai është i pranishëm në ndonjë ders ku ka këshillë dhe ku përmendet Xheneti e Zjarri, imani i tij shtohet deri në atë masë, sa që i duket se po i sheh me sytë e ballit. E kur ngrihet nga ky ders dhe është në gjendje shkujdesjeje, bindja që e ka në zemër fillon të zbehet (pakësohet). Imani, po ashtu shtohet edhe nga aspekti i fjalëve, meqë ai i cili e përmend Allahun e Madhërishëm dhjetë herë, nuk është i njëjtë me njeriun që e përmend Atë njëqind herë. Pra, imani i të dytit është shumë më i madh. Gjithashtu imani i njeriut që e kryen ndonjë adhurim në formë të plotë, është më i madh sesa i atij që e lë atë (adhurim) të mangët. Kështu është edhe me të vepruarit; kur një njeri bën vepra me gjymtyrët e tij më shumë se një tjetër, imani i tij do jetë më i madh sesa i atij që është i mangët nga veprat.

Kjo, shtimi i imanit dhe pakësimi i tij, pohohet në Kuran dhe në Sunet. Allahu i Lartësuar thotë: "Ne kemi bërë rojtarë të zjarrit vetëm engjëjt dhe numrin e tyre e kemi bërë sprovë (objekt polemikash) për jobesimtarët, me qëllim që të binden ata që u është dhënë Libri e t'u shtohet besimi atyre që besojnë..." (El-Muddeththir, 31). "Kur zbret ndonjë sure, disa prej atyre (që kanë dyshim dhe hipokrizi) thonë: "Kujt prej jush do t'ia shtojë besimin kjo sure?" Për sa u përket besimtarëve, atyre (kjo sure) ua shton besimin dhe ata gëzohen. E sa u përket atyre që kanë sëmundje në zemrat e veta, ajo ua shton edhe më dyshimin që kanë dhe ata vdesin si mohues." (Et- Teube, 124-125).

Në një hadith të vërtetë shënohet se Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem duke iu drejtuar grave) tha: "Nuk kam parë që njeriut të vendosur t'ia humbë mendjen (ndonjë gjë) më shumë, sesa ju që jeni të mangëta nga mendja dhe feja." (Buhariu dhe Muslimi).

Pra, imani shtohet dhe pakësohet.

## Therja e kafshëve në themelet e shtëpive

*Shejh: Salih El-Feuzan (Allahu e ruajt)*

Pyetje: *Disa njerëz, kur dëshirojnë të ndërtojnë shtëpi, therin në themelet e saj dash apo dele dhe thonë: "E bëjmë këtë, në mënyrë që të qëndrojë ndërtesa dhe themeli i saj".*

Përgjigje: Kjo vepër është shirk ndaj Allahut të Lartësuar dhe është therje për hir të xhinëve. Ka prej njerëzve që therin në prag të shtëpisë apo kur të vendosin themelin e ndonjë kompanie apo fabrike posa të fillojnë punimet, dhe thonë: "Në këtë vepër ka dobi fabrika". Kjo është shirk ndaj Allahut, sepse është therje për hir të xhinëve dhe besim në ta. Pikërisht xhinët janë ata që i urdhërojnë për një gjë të tillë, duke i inspiruar se kjo therje u sjell dobi. E, kush therë jo për hir të Allahut, ka bërë shirk.

Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) thotë: "E ka mallkuar Allahu atë njeri që therë për tjetërkënd pos Allahut" (e përcjellë Muslimi në Sahihun e vet (3/1567), prej Ali bin Ebi Talibit).

Dhe thotë Allahu i Patëmeta: "Thuaj: "Në të vërtetë, namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime i përkasin vetëm Allahut, Zotit të botëve."(6/162).

Fjala "En-nusuk" (kurbani) është therja, dhe Allahu e ka përmendur (në këtë varg) së bashku me namazin. D.m.th. ashtu siç njeriu nuk (duhet të) falet për tjetërkënd pos Allahut, ashtu nuk duhet të therë për dikë tjetër pos Tij. Allahu i Lartësuar thotë: "Andaj, falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban!" (vetëm për Të, sh.p.)" (108/2).
Kështu, therja është adhurim, i cili nuk lejohet veçse për Allahun.

## Therja e kafshëve për largim të fatkeqësive apo sëmundjeve

*Shejh: Salih bin AbdulAziz Alu Esh-shejh (Allahu e ruajt)*

Pyetje: *Çfarë është gjykimi lidhur me personin familja e të cilit i thotë: "Ther ndonjë gjë dhe shpërndaje mishin e saj nëpër varfanjakë", me qëllim që të largohet fatkeqësia që i ka goditur? A lejohet ky lloj nijeti?*
Përgjigje: Kjo çështje duhet të shtjellohet, sepse, nëse therja e kafshëve bëhet nga aspekti i lëmoshës dhe jo për t'u mbrojtur nga ndonjë gjë (fatkeqësi) ardhja e së cilës pritet apo për largimin e ndonjë gjëje (fatkeqësie) e cila veçse ka ndodhur, pra, bëhet nga aspekti i lëmoshës dhe i dhënies së ushqimit varfanjakëve, atëherë s'ka gajle në këtë dhe kjo hyn nën përgjithësimin e argumenteve të cilat nxisin në dhënie të ushqimit dhe tregojnë për vlerën e dhënies së ushqimit për të varfrit.
Mirëpo, nëse therja bëhet për shkak se në shtëpi ka njeri të sëmurë dhe kafsha theret me qëllim që të largohet ajo çfarë ndjen i sëmuri prej mundimeve (dhembjeve), atëherë kjo nuk lejohet, bile është haram, sepse duhet të mbyllen rrugët që shpijnë në gjëra të ndaluara.
Kjo sepse shumica e njerëzve, kur kanë ndonjë sëmundje, therin kafshë për shkak të mendimit të tyre se sëmundjen ua kanë shkaktuar xhinët apo ndonjë i ligë (dëmtues) prej dashakeqësve. Ata mendojnë se, nëse therin ndonjë gjë dhe derdhin gjakun e saj, do të largohet e keqja apo ajo çfarë u ka shkaktuar ai njeri i lig. Pa dyshim se një bindje (besim) si kjo është haram dhe nuk lejohet.
Andaj lidhur me therjen e kafshës me qëllim të largimit të sëmundjes dhe shpërndarjes së mishit të saj si lëmoshë për të sëmurin, duke qenë se kjo është gjendja e saj, dijetarët thanë: "Ajo është haram dhe nuk lejohet, për shkak të mbylljes së rrugëve që shpijnë drejt gjërave të ndaluara."
Ngjashëm me këtë, nëse therja bëhet për largimin e ndonjë fatkeqësie që pritet të ndodhë, si p.sh. nëse në njërin prej vendeve ka rënë një sëmundje e caktuar e pastaj njeriu ther kafshë për t'u mbrojtur nga ajo, apo në anët që e rrethojnë shtëpinë ka diçka që nuk i lë rehat, apo ndonjë hajn u ka ra në qafë shtëpive, apo çfarëdo shqetësimi tjetër që i godet ato, dhe njeriu ther kafshë dhe mishin e saj e shpërndan si lëmoshë, me qëllim që të largohet e keqja që i ka kapluar, kjo, gjithashtu, nuk është e lejueshme dhe ndalohet, me qëllim që të mbyllen rrugët (mënyrat) që çojnë drejt gjërave të palejueshme. Sepse ka prej njerëzve që therin për të larguar shqetësimet që ua shkaktojnë xhinët, e kjo është shirk ndaj Allahu të Lartësuar.
E nëse thuhet: çfarë kuptimi ka hadithi që e transmeton Ebu Daudi dhe të tjerët me zinxhir të cilin disa prej dijetarëve e bëjnë të mirë e disa të dobët, ku Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Mjekojini të sëmurët tuaj përmes lëmoshës."[1] A hyn në të derdhja e gjakut (therja e kafshëve) duke marr parasysh se në të ka metodë që shpie drejt besimeve të kota?

(Përgjigjja) Dihet se feja ka ardhur me mbylljen e rrugëve (metodave/mënyrave) që shpijnë në shirk dhe gjithashtu ka ardhur me hapjen e rrugëve që shpijnë drejt mirësisë. Andaj, çdo rrugë që shpie në shirk apo në besime (bindje) të kota është e ndaluar.

## Thuaj shkurt: "Unë jam selefi…"

*Shejh Muhamed Nasirud-din El-Albani (Allahu e mëshiroftë)*

*Është pyetur shejh Muhamed Nasirud-din El-Albani (Allahu e mëshiroftë): "Përse ta quajmë veten selefi? A është kjo thirrje partiake, sektare, apo medh'hebore? Apo mos është ndonjë fraksion i ri në Islam?"*

Përgjigjja: "Vërtet, fjala selef është e njohur në gjuhën e arabëve dhe në terminologjinë fetare, ndërsa ajo që po na intereson këtu është hulumtimi i saj nga aspekti sheriatik (fetar).

Është saktësuar nga Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) se, kur u sëmurë për vdekje, i tha vajzës se tij Fatimes (radijallahu anha): "Ki frikë Allahun dhe duro, e sa selef i mirë jam unë për ty".

Përdorimi i kësaj fjale nga ana e dijetarëve është shumë i shpeshtë, bile më i shpeshtë se sa që mund të numërohet e mbahet në mend. Mirëpo, neve na mjafton një shembull i vetëm, me të cilin ata (dijetarët) argumentojnë në kundërshtimin që ua bëjnë bidateve:

"E tërë mirësia është në pasimin e selefëve (gjeneratave të para),
i tërë sherri është në bidatet e halefit (gjeneratave të mëvonshme)".
(Vargje poetike).

Mirëpo, disa nga ata që "pretendojnë se kanë dije", mohojnë këtë përkatësi (selefi), duke thënë se për këtë nuk ka bazë! Kështu, ata thonë: "Nuk i lejohet myslimanit që të thotë: unë jam selefi", sikur duanë të thonë: "Nuk i lejohet myslimanit të thotë: unë jam pasues i selefëve (gjeneratave të para) të mirë në atë që ishin ata, qoftë ajo akide, adhurim apo qëndrim (sjellje)".

Pa dyshim se ky lloj mohimi – nëse kihet për qëllim – kërkon shkëputje nga Islami i vërtetë, në të cilin ishin Selefët tanë të mirë me në krye Profetin (sal-lallahu alejhi ue sellem), siç aludon në këtë hadithi muteuatir, të cilin e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi dhe të tjerët nga Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem): "Njerëzit më të mirë janë shekulli im, pastaj ata që vijnë pas tyre, pastaj ata që vijnë pas tyre".

Kështu, nuk i lejohet myslimanit të distancohet dhe të shkëputet nga përkatësia ndaj Selefëve të mirë, ndërkohë që, nëse ai distancohet prej çfarëdo përkatësie tjetër, askujt prej dijetarëve nuk i takon që t'ia veshë atij kufrin apo fiskun (shthurjen). Ndërsa, sa i përket atij që e mohon këtë përkatësi (selefi), çfarë mendon, a nuk i atribuohet ndonjë medh'hebi prej medh'hebeve?! Pa marrë parasysh, a është ky medh'heb që ndërlidhet me akide (besim), apo fikh (legjislacion)?

Pra, ai ose është Esh'arij, ose Maturidij, ose është prej Ehlil-hadithit, ose është Hanefij, ose Shafi'ij, ose Malikij, ose Hanbelij; prej atyre që hyjnë nën emërtimin e Ehlu Sunetit dhe Xhematit, duke pas parasysh se ai i cili i atribuohet medh'hebit Esh'arij apo Maturidij, apo katër medh'hebeve, i atribuohet njerëzve që, pa dyshim, nuk janë të mbrojtur nga gjynahet, edhe pse në mesin e tyre ka dijetarë që ia qëllojnë hakut. Atëherë, përse ata nuk i mohojnë këto përkatësi, që janë ndaj individëve të pa mbrojtur nga gjynahet?

Ndërsa, sa i përket atij që i atribuohet Selefëve të mirë, pa dyshim, ai i është atribuuar pagabueshmërisë (përgjithësisht). Dhe Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka përmendur se prej shenjave dalluese të Grupit të Shpëtuar është kapja për atë në të cilën ishte Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Kështu, për këdo që kapet për këtë ne jemi të bindur se është i udhëzuar nga Zoti i tij … dhe pa dyshim se emërtimi i qartë, i çiltër, i dalluar, i padyshimtë e i pagabueshëm, është që të themi: Unë jam mysliman në frymën e Kuranit dhe Sunetit dhe në metodologjinë e të parëve tanë të mirë (Selefit të mirë), apo ta themi këtë shkurt: "Unë jam selefi".

## Përse lutet njeriu dhe nuk ka përgjigje?

*Shejh: Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

*Shejh Uthejmini (Allahu e mëshiroftë) qe pyetur: Përse lutet njeriu dhe (prapë) s'ka përgjigje? E Allahu i Lartësuar thotë:*
*"Më lutni Mua, Unë ju përgjigjem…"* (El-Gafir-60)?

Ai u përgjigj me këto fjalë: Të gjitha lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun, Zotin e botëve. Salatet dhe selami janë për të Dërguarin tonë, Muhamedin, për familjen dhe mbarë shokët e tij. E lus Allahun e Lartësuar që të më dhurojë mua dhe vëllezërve të mi myslimanë sukses në pasimin e së vërtetës, si në besim, ashtu edhe në fjalë dhe vepër. Allahu i Lartësuar thotë:
"Zoti juaj ka thënë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem. E, ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në Xhehenem" (El-Gafir-60).
Pyetësi thotë se ai e ka lutur Allahun e Lartësuar dhe Ai nuk iu ka përgjigjur. Dhe ky realitet po i duket i paqartë, sepse në vargun fisnik të Kuranit Allahu ka premtuar se, kush i lutet Atij, Ai do t'i përgjigjet, dhe Allahu i Patëmeta nuk e shkelë premtimin. Përgjigjja në këtë pyetje është se për pranimin e lutjes ka kushte, të cilat doemos duhet të plotësohen, e ato janë:
1. Sinqeriteti ndaj Allahut; që njeriu të jetë i sinqertë në lutjen e tij, t'i drejtohet Allahut me një zemër të vëmendshme e të vërtetë në atë lutje, duke qenë i bindur se Ai është i Fuqishëm t'i përgjigjet lutjes dhe duke shpresuar për përgjigjen e Allahut.
Gjatë lutjes të ndjejë se ai ka shumë nevojë, bile nevojë të domosdoshme për Allahun, dhe (gjithashtu të ndjejë) se vetëm Allahu është Ai i Cili i përgjigjet thirrjes së nevojtarit (të mjerit) kur ai e thërret, duke ia larguar të keqen. Kurse, kur ai i lutet Allahut me ndjesinë e pavarësisë nga Ai dhe (me ndjesinë) se nuk ka nevojë të domosdoshme për Të dhe lutet vetëm pse i është bërë adet një gjë tillë, kjo lutje nuk meriton përgjigjen (pranimin).
Të largohet nga ushqimi haram, sepse ngrënia e tij është pengesë mes (lutjes së) njeriut dhe pranimit, siç është saktësuar në *Sahihun* e Muslimit nga Profeti (sal-laAll-lahu alejhi ue sel-lem) se ka thënë:
"Vërtet, Allahu është i Mirë (i Pastër) dhe nuk pranon veçse të mirën. Dhe Allahu i ka urdhëruar besimtarët me atë që i ka urdhëruar të Dërguarit. Allahu ka thënë:
"O besimtarë, hani nga të mirat (të lejuarat) që ju kemi dhënë dhe falënderojeni Allahun, nëse jeni që vetëm Atë e adhuroni "(El-Bekareh 172).

Dhe ka thënë:
"O ju të Dërguar, hani atë që është e lejuar dhe e mirë dhe bëni vepra të mira se Unë e di atë që ju vepronі" (El-M'uminun-51).
Pastaj përmendi një njeri flokëshprishur e i pluhurosur, të cilit i zgjatet udhëtimi dhe i zgjat duart drejt qiellit duke thënë: "O Zoti im, o Zoti im!", ndërkohë që ushqimi i tij është haram, pirja e tij është haram, rrobat e tija janë haram dhe është ushqyer me haram". Tha (më pastaj) Profeti (sal-laAll-lahu alejhi ue sel-lem):
"E, si ka mundësi t'i pranohet (lutja e tij)?!"
Profeti (sal-lAll-lahu alejhi ue sel-lem) e sheh si të largët pranimin e lutjes (nga Allahu) prej këtij njeriu, i cili i ka realizuar shkaqet e jashtme (dukshme), përmes së cilave arrihet pranimi, e ato janë:
1. I ka ngritur duart drejt qiellit, d.m.th., drejt Allahut të Lartësuar, sepse Ai është mbi qiell dhe mbi Arsh. Ngritja e duarve drejt Allahut është prej shkaqeve te pranimit të lutjes, siç ka ardhur në hadithin të cilin e transmeton imam Ahmedi në Musned:
"Vërtet, Allahu është i Turpshëm dhe Fisnik. Turpërohet nga robi i Tij, kur ai i ngre duart drejt Tij, t'ia kthejë pa asgjë".
Ky njeri e ka lutur Allahun me Emrin (e Tij) "Zot", "O Zot im, o Zot im". Kështu, afrimi tek Allahu përmes këtij Emri është prej shkaqeve të pranimit të lutjes, sepse Zoti është Krijuesi, Poseduesi, Sistemuesi (Rregulluesi) i të gjitha çështjeve, dhe në Dorën e Tij janë çelësat e qiejve dhe Tokës, dhe për këtë arsye e sheh se shumica e lutjeve në Kuran fillojnë me këtë Emër.
"Zoti ynë, ne dëgjuam një thirrës që ftonte për besim (e që thoshte) : Të besoni Zotin tuaj! E ne besuam! Zoti ynë, na i fal mëkatet tona, na i shlyej të ligat tona dhe bëna të vdesim me të mirët! O Zoti Ynë! Na e jep shpërblimin që na ke premtuar nëpërmjet të Dërguarve Tu dhe mos na poshtëro në Ditën e Kiametit! Se Ti, me të vërtetë, nuk e shkel premtimin e dhënë! Dhe Zoti iu përgjigj lutjes së tyre:
"Unë nuk do t'ia humb mundin askujt nga ju që ka bërë vepra, qoftë mashkull apo femër. Ju jeni njëlloj (në shpërblim)…" (Al-Imran- 193-195).
Ky njeri ishte udhëtar dhe udhëtimi përgjithësisht është prej shkaqeve të pranimit të lutjes, sepse njeriu gjatë udhëtimit ndjenë nevojë për Allahun dhe (ndjenë) domosdoshmëri për Të më shumë se kur është afër familjes së tij. Ndërsa "flokëshprishur e i pluhurosur" dmth si ai që nuk kujdeset për vete dhe gjëja më e rëndësishme për të është kthimi tek Allahu dhe lutja drejtuar Atij, pavarësisht gjendjes në të cilën është: flokëshprishur, i pluhurosur apo në gjendje mirëqenieje. Flokët e shprishura dhe pluhurosja kanë ndikim në pranimin e lutjes, siç ka ardhur në hadithin i cili transmetohet nga Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem):
"Allahu zbret në qiellin e dynjasë në pasditen e Arafatit dhe mburret para engjëjve me të pranishmit aty (në Arafat) e thotë: "Më kanë ardhur flokëshprishur, të pluhurosur dhe të pambrojtur nga nxehtësia e Diellit,(kanë ardhur) prej të gjitha viseve të largëta".
Të gjitha këto shkaqe për pranimin e lutjes nuk i kanë bërë asgjë dobi, për arsye se ushqimi i tij ishte haram, rrobat e tij ishin haram dhe ishte ushqyer me haram. Tha Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem):
"E si ka mundësi t'i pranohet (lutja e tij)?!"
Kështu, nëse nuk plotësohen këto kushte për pranimin e lutjes, atëherë përgjigja është e largët. E, nëse plotësohen, por prapë Allahu nuk i përgjigjet lutësit, atëherë kjo është për

shkak të ndonjë urtësie të cilën e di Allahu, por nuk e di lutësi. Ka mundësi që ju të doni ndonjë gjë ndërkohë që ajo është e dëmshme për ju. Gjithashtu, kur të plotësohen këto kushte dhe Allahu nuk përgjigjet, atëherë Ai ose ia largon (lutësit) ndonjë të keqe më të madhe, apo ia ruan (lutjen) deri në Ditën e Kiametit e pastaj e shpërblen shumëfish. Sepse ky lutës, i cili është lutur sipas të gjitha kushteve dhe nuk i është përgjigjur e, gjithashtu, nuk iu ka larguar ndonjë e keqe më e madhe, ka mundësi që i ka plotësuar kushtet dhe (prapë) është privuar nga përgjigjja, për shkak të ndonjë urtësie, dhe kështu i jepet shpërblimi dyfish. Njëherë për shkak të lutjes së tij dhe herën e dytë për fatkeqësinë e mos-përgjigjjes; kështu i ruhet tek Allahu i Lartësuar ajo që është më e madhe dhe më e plotë.

Gjithashtu, është e rëndësishme që njeriu të mos e sheh si të ngadaltë çështjen e pranimit të lutjes, sepse kjo, gjithashtu, është prej shkaqeve që e pengojnë pranimin, siç ka ardhur në hadith nga Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem):

"I përgjigjet ndonjërit prej jush përderisa nuk ngutet" Thanë: "E si ngutet, o i Dërguar i Allahut?" Tha: "Thotë: "Jam lutur, jam lutur dhe jam lutur, por nuk më është përgjigjur".

Kështu, njeriu nuk duhet ta shohë si të ngadaltë çështjen e pranimit e të ndiejë mërzi (lodhje) ndaj lutjes dhe pastaj ta braktis atë. Përkundrazi, duhet të këmbëngulë në lutje, sepse çdo lutje me të cilën e lut Allahun, është adhurim i cili të afron te Allahu dhe ta shton shpërblimin. Vëllai im mysliman, duhet ta lusësh (pandërprerë) Allahun për të gjitha çështjet e tua, qofshin ato të përgjithshme apo të veçanta, të vështira apo të lehta. E, sikur mos të ishte lutja gjë tjetër përveç adhurimit ndaj Allahut të Lartësuar, njeriu do të duhej të kujdesej për të. Allahu është Ai, i Cili jep suksesin.

## A është për qëllim me fjalët e Allahut të Lartësuar: "Në atë (natë të zbritjes së Kuranit) vendoset çdo punë e urtë" (Ed Duhan: 4) natën e mesit (pesëmbëdhjetë) e muajit Shaban?

*Komisioni i përhershëm për studime shkencore dhe fetua*

Pyetje: *Pyetja ime është rreth natës së gjysmës (pesëmbëdhjetë) të Shabanit, a është ajeti i sures Ed Duhan (4): "Në atë (natë të zbritjes së Kuranit) vendoset çdo punë e urtë" për qëllim nata e gjysmës së Shabanit, apo është për qëllim nata e Kadrit që është nata e njëzet e shtatë e muajit të bekuar të Ramazanit? A është e preferuar që në natën e gjysmës së Shabanit (të shtohet) adhurimi, dhikri (përmendja e Allahut), qëndrimi gjatë në këmbë (për namaz), leximi i Kuranit, dhe agjërimi i ditës së katërmbëdhjetë të Shabanit?*

Përgjigje:

Së pari: E vërteta është se nata e përmendur në këtë ajet është nata e Kadrit dhe nuk është nata e mesit të Shabanit.

E dyta: Nuk preferohet veçimi i natës së mesit të Shabanit me ndonjë prej adhurimeve, atyre të cilat janë cekur në pyetje apo tjera. Kjo natë është si çdo natë tjetër, dhe veçimi i saj me ndonjë nga adhurimet është bidat (risi).

1 Kjo natë tek ne njihet si nata "e madhe" e Beratit, apo nata e qirave. Sipas përgjigjes në këtë pyetje dhe përgjigjeve që pasojnë shohim se veçimi i kësaj nate me ndonjë adhurim nuk ka bazë në fenë e Allahut (Kuran dhe Sunet), dhe se kjo është prej bidateve (inovacioneve) në fe. Sh.p.

Me Allahu vjen suksesi. Salatet dhe selamet qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamed, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Fjalët dhe veprat të cilat e ndihmojnë myslimanin në largimin e shejtanit dhe vesveseve të tij

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Shpresoj që shkëlqesia e juaj të më bëjë nderë duke më treguar për fjalët dhe veprat të cilat e ndihmojnë myslimanin në largimin e shejtanit dhe vesveseve të tij*

Përgjigje: E këshillojmë çdo mysliman që t'u shmanget shkaqeve të cilat bëjnë që ai të pushtohet nga shejtani, si: shkujdesja ndaj përmendjes së Allahut, dhënia pas mëkateve dhe shoqërimi me të këqijtë. Të gjitha këto janë prej shkaqeve të cilat bëjnë që shejtani ta pushtojë dhe mposhtë njeriun, andaj le t'i qepet pas përmendjes së shpeshtë të Allahut, sepse përmendja e Tij e përzë shejtanin dhe e qetëson zemrën. Allahu i Lartësuar thotë:

"Atij që shmanget nga përmendja e të Gjithëmëshirshmit (Kurani), Ne do t'ia caktojmë një djall, që do t'i bëhet shok i pandashëm." (Ez-Zuhruf, 36).

Pra, kur njeriu të shpeshtojë përmendjen e Allahut, shejtani largohet nga ai. Mëkatet shkaktojnë afërsinë e shejtanit, ngurtësinë e zemrës dhe ndëshkime të ndryshme. Dhe prej ndëshkimeve më të mëdha që mund t'i ndodhin njeriut është që ai të harrojë përmendjen e Allahut dhe që të mposhtet nga vesveset deri në atë masë sa s'mundet të kontrollojë veprat e tij. Kështu është edhe shoqërimi i njerëzve të këqij. Shoqërimi i tyre e dëmton tej mase njeriun, e bën që të harrojë përgjegjësitë që i ka përsipër dhe e largon nga bindja ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), andaj duhet të kihet kujdes nga një gjë e tillë.

Prej shkaqeve të shpëtimit është përgjërimi i Allahut të Madhërishëm dhe lutja drejtuar Atij që të të ndihmojë, të përmirësojë zemrën tënde, të të dhurojë sukses për përmendjen e Tij dhe për zbatimin e të drejtës së Tij sipas mënyrës që e kënaq Atë. Allahu është Ai që thotë:

"Lutmuni Mua, se do t'ju përgjigjem!"(El-Gafir, 60).

Prandaj, përgjëroju Allahut dhe lute shpesh Atë të të ndihmojë, dhurojë sukses dhe të të mbrojë nga shejtani dhe nga ngatërresat e vesveset e tij

## Si të veprojë ai që ka shumë vesvese / cytje, sa që gati kalon në shirk?

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

Pyetje: *Ç'farë duhet të thotë apo të veprojë muslimani nëse shejtani i bën aq shumë vesvese (cytje) sa që gati kalon në shirk (del nga feja)?*

Përgjigje: Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm All-llahut të Vetmit, selami dhe salavatet qofshin mbi të Dërguarin e Tij, si dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

Ky person i refuzon vesveset nga vetja tij aq sa ka mundësi, dhe këtë e arrin duke e angazhuar veten me meditim rreth Kuranit, përkujtim të madhështisë së Allahut dhe gjëra të ngjashme. jithashtu i lejohet atij t'i thotë fjalët që janë cekur në hadithe të sakta, si: "Amentu

bil-lahi ue resulihi"(Besoj Allahun dhe të Dërguarin e Tij), dhe të kërkoj nga Allahu ta mbroj nga shejtani i mallkuar.
Suksesin e jep Allahu, salatet dhe selamet qoshfin mbi të Dërguarin, dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

## Si mund të bëhet njeriu besimtar i fortë?

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

Pyetje: *Si mund të bëhet njeriu besimtar i fortë, të jetë zbatues i urdhrave të Allahut dhe të ketë frikë prej ndëshkimit të Tij?*
Përgjigje: Kjo arrihet përmes leximit të Librit të Allahut, studimit të tij dhe përsiatjes mbi kuptimet e dispozitat që ai i përmban dhe (përmes) studimit të sunetit profetik dhe njohjes së detajeve të sheriatit nga ai. Pastaj, të vepruarit sipas asaj që kërkon e tëra kjo (që u përmend) dhe mos heqjes dorë prej saj, si në besim, po ashtu edhe në vepër e fjalë. Gjithashtu duke e ditur se je nën Mbikëqyrjen e Allahut, duke e ndjerë Madhështinë e Tij në zemër, duke e përkujtuar Ditën e Fundit dhe gjërat që do të ndodhin në të si: dhënien e llogarisë, shpërblimin, ndëshkimin, vështirësitë dhe tmerret. Po ashtu nëpërmjet shoqërimit me njerëzit e mirë që i njeh dhe shmangies nga ithtarët e sherrit dhe çrregullimeve.
Suksesi është nga Allahu. Salati dhe selami janë për të dërguarin tonë, Muhamedin, për familjen dhe mbarë shokët e tij.

## Përshëndetja me "mirëmëngjes" apo "mirëmbrëma"

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

Pyetje: *Si gjykohet përshëndetja me shprehjen "mirëmëngjes" apo "mirëmbrëma"?*
Përgjigje: Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë Allahut, ndërsa salavatet dhe selamet qofshin mbi të dërguarin tonë Muhamedin, mbi familjen dhe shokët e tij. Nuk dimë të ketë ndonjë ndalesë për këtë, por kjo përshëndetje duhet të thuhet pas përshëndetjes me selam.

## A lejohet të thuash: "Lutu për mua" apo "Mos më harro në dua"?

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

Pyetje: *Cili është opinioni i juaj lidhur me personin i cili kur e përcjell musafirin e tij i thotë: "Mos më harro në duatë tuaja", apo kur dikush shkon në Meke i thotë: "O vëlla! Lutu edhe për mua", a është e lejuar kjo?*
Përgjigje: Lejohet për muslimanin që ta porosis vëllanë e tij që të lutet për të kur është duke shkuar në umre si dhe në raste tjera, dhe kjo konsiderohet një porosi për punë të mira.

## A lejohet të përdoret shprehja "rastësisht"?

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

Pyetje: *A është e ndaluar shprehja "rastësisht" siç thotë dikush: "rastësisht takova filanin"?*
Përgjigje: Nuk është e ndaluar as nuk është shirk nëse njeriu thotë: "Rastësisht takova filanin", sepse me këtë shprehje ka për qëllim se e ka takuar paparitmas dhe pa ndonjë premtim paraprak, prandaj nuk ka gjë të keqe në këtë shprehje.

## Kategoritë e teuhidit (besimit në njësimin e Allahut)

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

Pyetja: *Çfarë është domethënia e teuhid-ur-rububijeh (njësimi i Allahut në zotërim), teuhid-ul-uluhije (njësimi i Allahut në adhurime), dhe teuhid-ul-esma-ues-sifat (njësimi i Allahut në emrat dhe atributet e Tij)?*
Përgjigja:
-Teuhid-ur-rububijeh është të besosh në plotfuqishmërinë e Allahut; Ai i Vetëm është Nismëtar i krijimit, kontrollimit/udhëheqjes (së universit), jetës, vdekjes, etj.
-Sa i përket teuhid-ul-uluhije, është sinqeriteti i veprave të devotshme p.sh. namazi, agjërimi, zekati, betimet/zotimet dhe flijimi i kafshëve.
-Teuhid-ul-esma-ues-sifat është të flasësh për emrat dhe atributet e Allahut në të njëjtën mënyrë siç ka folur Ai dhe Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem); duke i dhënë Atij të njëjtit emra dhe atribute me të cilat Ai e thërret veten e Tij, pa teshbih (krahasim), temthil (përngjasim i atributeve të Allahut me ato të krijesave të Tij), tahrif (shtrembërim i domethënieve), ose ta'til (mohim i atributeve të Allahut).
Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët e tij!

## Gjykimi me ligje të cilat nuk i ka zbritur Allahu

*Komisioni i përhershëm për studime akademike dhe fetua":*

Pyetje: *A është mysliman ai i cili nuk gjykon me ligjet të cilat i ka zbritur Allahu, apo është jobesimtar që ka bërë kufër të madh dhe nuk i pranohen veprat?*
Përgjigje: Allahu i Lartësuar thotë:
"Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka zbritur Allahu, ai është kafir (mohues i vërtetë)." (El Maide, 44).
"Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka zbritur Allahu, ai është dhalim (shkelës i vërtetë)." (El Maide, 45).
"Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka zbritur Allahu, ai është fasik (keqbërës i vërtetë)." (El Maide, 47).
Mirëpo, këto vendime janë për atë që e konsideron të lejuar dhe beson se është hallall një gjë e tillë. Ky është ai që ka bërë kufër të madh, dhulm të madh, dhe fisk të madh, që e përjashton nga feja. Ndërsa, nëse këtë e vepron për shkak të ryshfetit që i ofrohet, apo për

ndonjë qëllim tjetër, duke besuar se një gjë e tillë është e ndaluar, atëherë ai konsiderohet vetëm një prej mëkatarëve.
Me Allahun vjen suksesi. Selamet dhe salauatet tona qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamed, dhe mbi familjen e shokët e tij.

Ndërsa, dijetari i madh Bin Bazi, Allahu e mëshiroftë, në një fetua të veçantë të tijën i sqaron gjendjet kur njeriu konsiderohet se ka bërë kufër të madh, sa i përket kësaj çështjeje, e kur jo. Ai u pyet:
Shumë prej myslimanëve e konsiderojnë punë të lehtë gjykimin me ligje që nuk janë të Allahut. Disa të tjerë besojnë se kjo nuk ndikon fare në të qenët mysliman. Ndërsa, disa të tjerë shkojnë aq larg sa që e konsiderojnë të lejuar një gjë të tillë, dhe nuk shqetësohen fare çfarë mund të rezultojë nga kjo. Cila është e vërteta lidhur me këtë çështje?
Përgjigje: Kjo çështje duhet shtjelluar: kush gjykon me ligje të cilat nuk i ka zbritur Allahu, duke e ditur se me këtë vepër është duke e kundërshtuar sheriatin e Tij dhe se e ka obligim të gjykojë me ligjet e Tij, mirëpo e konsideron të lejuar një gjë të tillë, se për të nuk kurrfarë pengese të veprojë kështu, dhe se atij i lejohet të gjykojë me ligje që nuk janë të Allahut, atëherë ai, tek të gjithë dijetarët, është kafir (jobesimtar) dhe ka bërë kufër të madh. Siç është rasti i atij që gjykon me ligje të prodhuara nga njerëzit, prej krishterëve, hebrenjve apo të tjerëve, duke pohuar se lejohet të gjykuarit me to, apo se ato janë më të vlefshme/mira se ligjet e Allahut, apo se ato janë të barabarta/njëjta me ligjet e Allahut, apo se njeriut i lejohet të zgjedh në mes të gjykuarit me Kuran dhe Sunet dhe të gjykuarit me këto ligje të prodhuara. Kushdo që e beson njërën prej këtyre ka bërë kufër me ixhma-në (konsensusin) e dijetarëve, siç e përmendëm më lartë.
Ndërsa, sa i përket atij që gjykon me ligje të cilat nuk i ka zbritur Allahu, për shkak të tekave/epsheve të tij apo të ndonjë kënaqësie të dynjasë, duke e ditur se me këtë tregohet i pabindur ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, se po e vepron një të keqe/mëkat të madh, dhe se për të është e obliguar të gjykojë me ligjet/sheriatin e Allahut, personi i këtillë nuk bën kufër të madh si i pari, mirëpo, ai e vepron një të keqe dhe mëkat të madh, dhe bën kufër të vogël. Siç kanë thënë Ibën Abasi, Muxhahidi, dhe të tjerë nga dijetarët. Me këtë vepër ai ka bërë kufër nën kufrin (e madh), dhulm nën dhulmin (e madh), dhe fisk në fiskun (e madh), dhe kjo vepër nuk është kufër i madh. Ky është mendimi i e Ehlus-sunnetit dhe xhematit në këtë çështje.
Allahu i Patëmeta thotë:
"Prandaj gjykoji ata sipas asaj që të ka zbritur Allahu" (El Maide, 48).
"Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka zbritur Allahu, ai është kafir (mohues i vërtetë)." (El Maide, 44).
"Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka zbritur Allahu, ai është dhalim (shkelës i vërtetë)." (El Maide, 45).
"Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka zbritur Allahu, ai është fasik (keqbërës i vërtetë)." (El Maide, 47).
"Jo, për Zotin tënd, ata nuk do të jenë besimtarë të vërtetë, derisa të të marrin ty për gjyqtar për kundërshtitë mes tyre; e pastaj, të mos ndiejnë kurrfarë dyshimi ndaj gjykimit tënd dhe të të binden ty plotësisht." (En Nisa: 65).

"A mos kërkojnë ata gjykimin (me ligjin) e (kohës) së injorancës (paganizmit paraislamik)?! E kush është gjykatës më i mirë se Allahu për njerëzit që besojnë bindshëm?" (El Maide: 50).
Pra, ligjet e Allahut janë ligjet më të mira dhe është obligim të pasohen ato, si dhe përmes tyre umeti përmirësohet dhe e arrin lumturinë në këtë botë dhe botën e ardhme. Madje, i gjithë njerëzimi përmirësohet përmes tyre, mirëpo shumica e njerëzve janë të pavëmendshëm për këtë. Dhe, për këtë vetëm prej Allahu duhet kërkuar ndihma, sepse nuk ka forcë e as ndryshim veçse përmes Tij.

## Dispozita e zotimit (nedhrit)

*Shejh Abdulaziz ibën Baz*

Pyetje: *A lejohet që njeriu të zotohet se do të falë dhjetë apo njëzet rekate namaz, nëse do t'i realizohej kjo apo ajo dëshirë?*
Përgjigje: Zotimi për veprimin e ndonjë vepre është i ndaluar, por nëse Allahu e furnizon dikë me ndonjë mirësi, atëherë le ta falënderojë Allahun pa u zotuar, qoftë me falje të namazit apo me ibadete tjera, ndërsa të zotohet për atë vepër është e ndaluar, sepse është transmetuar nga Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) të ketë thënë: "Mos u zotoni, sepse ai nuk e ndryshon aspak kaderin e Allahut, dhe se me të vetëm koprracit i merret diçka"2.
Pra, besimtari duhet ta braktisë zotimin, por nëse është zotuar për të kryer ndonjë vepër të mirë, atëherë duhet ta kryej atë, sepse Allahu i lavdëron besimtarët që kryejnë zotimet e tyre, ku thotë: "Ata e zbatojnë zotimin dhe i frikësohen Ditës (së Kiametit), tmerri i së cilës përhapet gjithkund" (El insan/7).
Ndërsa Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Ai që i është zotuar Allahut se do ta bëjë një punë të mirë, le ta kryej, ndërsa ai që i është zotuar të bëjë mëkat, mos ta bëjë atë"3.
Pra, nëse besimtari i është zotuar Allahut se do të falë disa rekate namaz, apo të agjëroj çdo ditë të hënë dhe të enjte, apo nëse Allahu i jep fëmijë do të jep sadaka, apo nëse martohet do të jepë një shumë sadaka, atëherë duhet ta kryejë këtë zotim. Por, nëse është zotuar për ndonjë mëkat, atëherë nuk i lejohet ta realizoj atë, si psh të thotë: ia obligoj vetes se do të pij alkool, apo do të bëj zina, apo të vjedh, i gjithë ky zotim është vepër e urryer dhe nuk lejohet të kryhet, për këtë Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:
"Ndërsa ai që është zotuar të bëjë mëkat, mos ta bëjë atë", dhe ky person duhet të bëjë shpagim për këtë zotim (që është i njëjtë me shpagimin për betim) sipas mendimit më të saktë të dijetarëve4.
Kurse sa i përket zotimit për një vepër të lejuar, ai mund të zgjedhë: ta kryej atë, apo ta bëjë shpagimin dhe të mos e kryej. Nëse thotë: I zotohem Allahut se do të ha nga ky ushqim, apo zotohem së do të fle në këtë shtëpi, apo i zotohem se do të udhëtoj sot, ai është i lirë dhe mund të zgjedhë kryerjen e këtij zotimi, apo të bëj shpagimin dhe të mos e kryej, duke u bazuar në fjalën e Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), ku thotë:"Shpagimi për zotim është sikurse shpagimi për betim".
1 . Nedhr (zotim) në terminologjinë e shriatit është: Kur njeriu ia obligon vetes një vepër, e cila në parim nuk është obligim, si p.sh. të thotë: "I zotohem Allahut se do të agjëroj pesë ditë

në këtë muaj" ose të thotë: "Nëse më shëron Allahu, i zotohem se do t'i agjëroj pesë ditë" (Sh.p.)

2 . Muttefekun alejhi.

3 . Buhariu.

4 . Shpagimi për këtë është sikurse na tregon ajeti në vijim: "Larja e gjynahut për thyerjen e betimit është: ushqyerja e dhjetë të varfërve me mesataren e ushqimit të familjes suaj ose t'i vishni ata, ose të lironi një skllav. Ai që nuk gjen mundësi për këto, le të agjërojë tri ditë. Kjo është shlyerja për thyerjen e betimeve tuaja, nëse betoheni. Mbani betimet tuaja! Kështu jua shpjegon Allahu Fjalët dhe ligjet e Veta, që të jeni mirënjohës" (El Maide: 89)

## Disa njerëz e përshkruajnë mësuesin duke thënë se ai është i shenjtë

*Komisioni i Përhershëm për Studime dhe Fetua*

Pyetje: *Disa njerëz e përshkruajnë mësuesin duke thënë se ai është i shenjtë, ose thonë se shkolla është një vend i shenjtë që duhet kujdesur shumë për të, andaj cila është dispozita lidhur me këtë epitet?*

Përgjigje: Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë Allahut, ndërsa salavatet dhe selamet qofshin mbi të dërguarin tonë Muhamedin, mbi familjen dhe shokët e tij. Mësuesi ka pozitën dhe vlerën e vet, por nuk lejohet që ai të quhet si i shenjtë, sepse ky është një ekstremitet në lavdërim. Gjithashtu, edhe shkolla nuk bën të quhet si e shenjtë, sepse ky epitet është i veçantë për ato vende të cilat vetëm Allahu i ka bërë të shenjta, si Xhamia në Qabe, Xhamia e Pejgamberit (salallahu alejhi ve selem) dhe Xhamia Aksa.

## Datëlindja e Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), garat kuranore, therja e deshve dhe mbajtja e ligjëratave për hir të ditëlindjes (mevludit) së tij

*Komisioni i përhershëm për hulumtime akademike dhe fetua*

Pyetje: *Shpresojmë të na e tregoni datën e saktë të lindjes së Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Po ashtu, me këtë rast ne kemi përgatitur gara kuranore, therje të deshve, dhe mbajtje të ligjëratave rreth Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Shpresojmë të na orientoni a është ky program i ligjësuar sheriatikisht?*

Përgjigje: Së pari: Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) është lindur në vitin e Elefantit, në muajin Rabiul Euel, siç e kanë përmendur Muhamed bin Is'haku dhe dijetarët e sire-së në librat që flasin rreth saj.

Së dyti: Prej bidateve të ndaluara është kremtimi i natës së ditëlindjes së Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), si dhe organizimi i garave kuranore, therja e deshve, dhe mbajtja e ligjëratave me këtë rast. Kjo, sepse Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ishte njeriu që më së miri e njihte vlerën e vetes së tij dhe gjërat me të cilat duhej të nderohej, po ashtu ai më së miri e njihte fenë/sheriatin e Allahut të Lartësuar, dhe megjithëkëtë nuk është vërtetuar që ai e ka kremtuar ndonjëherë ditëlindjen e tij dhe as të ndonjërit prej Pejgamberëve të mëparshëm (sal-lAll-llahu alejhim ue sel-lem) si vëllezër të tij, e as të ndonjërit prej shokëve të tij, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre. Ndërsa, nga vetë Pejgamberi

(sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) është pohuar të ketë thënë: "Kushdo që shpik në fenë tonë diç (një vepër) që nuk është prej saj, ajo i kthehet mbrapsht (nuk i pranohet)." Kurse, në një transmetim tjetër thotë: "Kushdo që punon një vepër që nuk është prej fesë tonë, ajo i kthehet mbrapsht."

Vetëm Allahu e jep suksesin. Salatet dhe selamet tona qofshin mbi Pejgamberi tonë Muhamed, dhe mbi familjen e shokët e tij.

## Besimtari dhe frika nga vdekja

*Sheh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Një motër nga Riadi pyet: "A është obligim mbi besimtarin që mos të frikohet nga vdekja? E nëse ndodh një gjë e tillë, a do të thotë se ai nuk dëshiron ta takoj Allahun?"*

Përgjigje: Është obligim mbi besimtarin dhe besimtaren që të kenë frikë Allahun e Madhërishëm dhe të shpresojnë në Të, sepse Allahu i Patëmeta në Librin e Tij madhështor thotë: "Ju mos iu frikësoni atyre, por frikësohuni prej Meje, nëse jeni besimtarë!" (Al 'Imran: 175). "Prandaj, mos kini frikë nga njerëzit, por kini frikë vetëm prej Meje!" (El Maideh: 44). "Vetëm prej Meje duhet të frikësoheni." (El Bekareh: 40).

Dhe thotë Allahu i Lartësuar: "Vërtet, ata që besuan dhe ata që mërguan e luftuan në rrugë të Allahut, pikërisht ata shpresojnë në mëshirën e Allahut." (El Bekareh: 218). "Kështu, kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepra të mira dhe të mos i shoqërojë askënd në adhurim Zotit të vet!" (El Kehf: 110).

Ka edhe shumë vargje të tjera. Andaj, nuk i lejohet besimtarit dhe besimtares t'i humbin shpresat nga mëshira e Allahut apo të sigurohen nga kurthi i Tij. Allahu Fuqimadh thotë: "Thuaj: "O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti." (Ez-Zumer: 53).

"…dhe mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut. Shpresën në mëshirën e Allahut nuk e humb askush, përveç jobesimtarëve". (Jusuf: 87).

"A janë të sigurt ata nga kurthi i Allahut? Vetëm ata që janë të humbur nuk frikësohen nga kurthi i Allahut." (El A'raf: 99).

Është obligim mbi të gjithë myslimanët, burra e gra, që të përgatiten për vdekjen dhe të mos jenë të shkujdesur ndaj saj, për shkak të vargjeve të lartcekura dhe hadithit të transmetuar nga Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem): "Kujtojeni shpesh shkatërruesen e lezeteve (vdekjen)." Sepse shkujdesja ndaj saj dhe mospërgatitja për të është prej shkaqeve të përfundimit të keq.

Është saktësuar nga Aisha (radijAll-llahu anha) se i Dërguari i Allahut (sal-lAll-llahua alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kush e do takimin me Allahun, Allahu e do takimin me të dhe kush e urren takimin me Allahun, Allahu e urren takimin me të." I thashë: "O Profet i Allahut, a është për qëllim urrejtja e vdekjes, sepse të gjithë ne e urrejmë vdekjen? Ai tha: "Nuk është ajo, mirëpo kur besimtari (në agoninë e vdekjes) të përgëzohet me mëshirën e Allahut , kënaqësinë dhe Xhenetin e Ti, ai e do takimin me Allahun, andaj edhe Allahu e do takimin me të. Ndërsa, kur jobesimtarit t'i jepet lajmi për dënimin e Allahut dhe hidhërimin e Tij, ai e urren takimin me Allahun, andaj edhe Allahu e urren takimin me të." (Muttefekun alejhi).

Ky hadith aludon në atë se s'ka gjë të keqe nëse urrehet vdekja apo kihet frikë prej saj dhe se një gjë e tillë nuk është dëshmi për mosdashjen e takimit me Allahun. Sepse kur besimtari të ketë frikë nga vdekja apo frikohet nga ardhja e saj, ai lakmon në shtimin e bindjes ndaj Allahut dhe në përgatitjen për takimin me Të. Po ashtu edhe besimtarja kur të frikohet nga vdekja dhe e urren ardhjen e saj tek ajo, e bën atë sepse shpreson të shtoj bindjet dhe të përgatitet për takimin me Zotin e saj.

S'ka gjë të keqe nëse myslimani frikohet nga gjërat që shkaktojnë lëndime si egërsirat, gjarpërinjtë e të ngjashme me to dhe të ruhet prej tyre përmes shkaqeve mbrojtëse.

Frika të cilën e ndaloi Allahu është frika nga krijesa, në atë mënyrë që (frika) e detyron poseduesin e saj të braktis ndonjë obligim apo të bëj ndonjë gjë të palejueshme. Lidhur me këtë ka zbritur fjala e Allahut: "Ju mos iu frikësoni atyre, por frikësohuni prej Meje, nëse jeni besimtarë!" (Al 'Imran: 175).

Ngjashëm me këtë është edhe frika nga dikush tjetër veç Allahut në formë adhurimi ndaj tij dhe bindja se ai e di të fshehtën apo ka kontroll mbi universin apo mund të bëj dëm e dobi pa dëshirën e Allahut, ashtu siç veprojnë idhujtarët me hyjnitë e tyre. Allahu është Poseduesi i suksesit.

## Domethënia e tevekulit

*Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua*

Pyetja: *Nëse tevekuli (mbështetja në Allahun) nuk do të thotë që duhet të kërcesh në një pishinë ndërsa nuk din të notosh, e as ta vendosësh veten në rrezik nga një lëvizje fizike pa trajnim paraprak, e as të ulesh në një dhomë përplot me insekte pa përdorur insekticide e ta nënshtrosh veten ndaj ndonjë sëmundje, e as ta lësh sirtarin hapur duke i vënë gjërat që ai përmban në humbje, atëherë çfarë është domethënia e tevekulit? E vlerësojmë udhëzimin tuaj, dhe shumë falënderime për ju.*

Përgjigja: Tevekuli do të thotë që personi duhet ta vendosë besimin e tij vetëm te Allahu (i Lavdëruar qoftë Ai). Është një vepër e obligueshme dhe një ndër parimet e Imanit (besimit). Allahu (qoftë i Lavdëruar) thotë: "dhe mbështetuni në Allahun nëse jeni me të vërtetë besimtarë." Tevekuli është një nga shkaqet e fuqishme morale që ndihmon në arritjen e qëllimeve dhe përmbushjen e synimeve. Megjithatë, myslimani duhet ta kombinojë atë me shkaqe tjera, qofshin ato vepra ibadete (adhurime) siç është duaja (lutja), salah (namazi), sadakaja (lëmosha) ose mbajtja e lidhjeve farefisnore, ose mjete tjera materiale për të cilat Allahu ka paracaktuar që efektet e tyre të pasojnë si shkak i tyre, siç ishin shembujt e përmendur nga pyetësi këtu. Ne duhet të kemi tevekul në pasimin e rrugës së Pejgamberit të Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) në këtë vështrim pasi që ai ishte njeriu më i mirë që kishte tevekul. Ai gjithashtu merrte shkaqet tjera përkatëse materiale së bashku me tevekulin. Andaj, kushdo që i injoron shkaqet materiale duke menduar se mjafton për ta të kenë tevekul, kundërshtojnë rrugën e Pejgamberit të Allahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Ky lloj i tevekulit nuk është i lejuar. Me saktë, është i pamatur dhe tevekul jo sheriatik (i ligjshëm sipas Islamit).

Allahu na dhëntë sukses! Paqja dhe bekimet qofshin mbi Pejgamberin Muhamed, familjen dhe shokët e tij!

## A lejohet të ndërlidhen teoritë shkencore me mrekullinë e Kuranit?

*Shejh Salih el Feuzan*

Pyetje: *Shejh i nderuar, shpesh ndëgjojmë të flitet për mrekullitë shkencore në Kuran, a bën që këto të ndërlidhen me mrekullinë e Kuranit duke ndërlidhur komentimin e ajeteve të Kuranit me këto çështje?*

Përgjigje: Për këtë kemi folur shumë herë duke tërhequr vërejtjen se: spjegimi dhe interpretimi i fjalës së Allahut bëhet vetëm nëpërmjet bazave të njohura të komentimit të Kuranit, siq janë: komentimi i Kuranit me ajete të Kuranit, komentimi i Kuranit me hadithe, me fjalët e sahabeve dhe me fjalët e tabi'inëve, duke mos shtuar më tepër. Pra Kurani muk komentohet me anë të teorive bashkëkohore; sepse ato mund të jenë të sakta e gjitashtu mund të jenë të gabueshme. Ato janë fjalë dhe vepra të njeriut andaj fjala e Allahut nuk komentohet me anë të tyre, dhe nuk guxojmë që p.sh të themi: se ky është qëllimi me këtë ajet; sepse kjo është të flasësh për Allahun pa patur dituri. Dihet se sa teori kanë qenë të pranuara deri në një kohë, kurse pas një kohe të shkurtër janë konsideruar të gabuara dhe gënjeshtra, duke ardhur teori tjera, për këtë Allahu thotë: "Ndërsa juve nuk u është dhënë veçse pak dijeni" (El Isra/85).

Pra nuk lejohet ta komentosh Kuranin me anë të këtyre gjërave dhe të thuash se kjo është mrekulli shkencore.

## A është e vërtetë se medhhebi i Ehlu Sunetit thërret në te'uil (interpretim) të cilësive të Allahut?

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Kemi dëgjuar nga disa dijetarë se Ehlu Suneti i bëjnë te'uil (interpretojnë) disa ajete të Kuranit. (Spikeri i radios): "Ndoshta ka për qëllim cilësitë e Allahut". A është e vërtetë se medhhebi i tyre është te'uili, apo s'kanë përpara vetes ndonjë mundësi tjetër (veçse të bëjnë te'uil)?*

Përgjigje: Ajo çfarë është e saktë dhe që njëkohësisht është përcjellë nga dijetarët e Ehlu Sunetit dhe Xhematit është se në ajetet apo hadithet që flasin rreth cilësive të Allahut nuk ka te'uil. Përkundrazi, Xhehmitë dhe Mu'tezilitë janë ata që i (keq) interpretojnë ato. Gjithashtu, edhe Esh'aritë kanë te'uil në disa prej cilësive të Allahut. Ndërsa Ehlu Suneti dhe Xhemati, të cilët njihen me akiden e tyre të pastër, nuk bëjnë te'uil, porse ajetet dhe hadithet që flasin për cilësitë e Allahut i lejnë ashtu siç kanë ardhur, pa i shtrembëruar, pa i mohuar, pa pyetur si janë ato (pa u dhënë mënyrë) dhe pa u dhënë shembull. Të gjitha ato si: el-istiua (ngritja dhe qëndrimi i Allahut mbi Arsh), këmba e Allahut, dora, gishtat, qeshja, kënaqësia dhe zemërimi Tij i lejnë ashtu siç kanë ardhur, duke besuar se ato janë të vërteta dhe cilësi të Zotit tonë të Madhërishëm, të cilat duhet t'i pohohen ashtu siç i takon madhështisë së Tij, pa i shtrembëruar, pa i mohuar, pa pyetur si janë ato (pa u dhënë mënyrë) dhe pa u dhënë shembull. Disa njerëz e interpretojnë të qeshurit (e Allahut) si kënaqësi apo dashurinë dhe mëshirën (e Tij) si shpërblim për dikë apo u japin kuptime tjera. Me të gjitha këto nuk pajtohen Ehlu Suneti dhe Xhemati. Përkundrazi është detyrë që ato të lihen ashtu siç kanë ardhur, të besohet se janë të vërteta dhe se Allahu do me një dashuri të vërtetë, e cila i shkon për shtat madhërisë së Tij

dhe të cilës nuk i ngjason dashuria e krijesave. Zoti ynë kënaqet, zemërohet dhe urren me cilësi të vërteta, me të cilat cilësohet ashtu siç i takon madhërisë së Tij dhe në të cilat askush nga krijesat nuk i ngjason. Ashtu siç thotë më i Larti: "Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha." (Esh-Shura, 11). Po ashtu Allahu qesh ashtu siç i takon madhështisë së Tij dhe në cilësitë e Tij nuk i ngjason askujt prej krijesave. Kështu është edhe me istiua-në e Tij (ngritjen dhe qëndrimin e Tij) mbi Arsh (fronin hyjnor); Ai u ngrit dhe qëndron mbi të ashtu siç i takon madhërisë së Tij.
Pa dyshim se këto pyetje është më mirë t'u drejtohen me shkrim dijetarëve, në mënyrë që t'u jepet përgjigje e përshtatshme dhe në formë të zgjeruar. Mirëpo, s'ka gjë të keqe që për shkak të dobisë së përgjithshme, t'i përmendim shkurtimisht në këtë program dhe të themi se: te'uili nuk lejohet, por ajetet dhe hadithet që flasin për cilësitë e Allahut duhet të lihen ashtu siç kanë ardhur, së bashku me besimin se ato janë të vërteta dhe cilësi të Allahut ashtu siç i takojnë Atij. Gjithashtu nuk lejohet edhe tefuidi. Imam Ahmedi për mufeuuidat ka thënë: "Ata janë më të këqij se xhehmitë". Tefuid është kur dikush thotë: "Allahu e di se çfarë është kuptimi i tyre (cilësive)". Jo, kuptimi i tyre është i njohur tek dijetarët. Imam Maliku (Allahu e mëshiroftë) tha: "Istiua-ja është e ditur, ndërkaq mënyra e saj është e panjohur (për ne)." Kështu ka ardhur nga Ummu Seleme, Rebia'tu bin AbduRrahman dhe nga dijetarët e tjerë. Ehlu Suneti e dinë kuptimin e kënaqësisë (së Allahut), zemërimit, dashurisë, istiua-së, qeshjes dhe e dinë se ato janë kuptime që ndryshojnë nga njëra-tjetra. Kështu, qeshja nuk është kënaqësia; kënaqësia nuk është zemërimi; zemërimi nuk është dashuria; dëgjimi nuk është shikimi. Të gjitha janë të ditura, mirëpo ato nuk u ngjasojnë cilësive të krijesave. Zoti ynë i patëmeta thotë: "Andaj, mos krahasoni asnjë me Allahun!" (En-Nahl, 74). Dhe:"Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha."(Esh-Shura, 11). Gjithashtu thotë: "Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!" (El-Ihlas, 4).
Kjo është e vërteta në të cilën qëndrojnë Ehlu Suneti, me në krye shokët e Profetit (sallAllahu alejhi ue sel-lem) dhe pasuesit e tyre në të mira. Ndërsa kushdo që bën te'uil, ai e ka kundërshtuar Ehlu Sunetin në pohimin e njërës apo më shumë prej cilësive të Allahut.

## A bën të thuhet për ajrin dhe gjëra tjera se ato janë natyrale?

*Komisioni i përhershëm për kërkime dhe fetua*

Pyetja: *"Alejohet thënia siç vijon: "ky ajër është natyral" apo nuk lejohet?"*
Përgjigja: "Nëse kihet për qëllim me këtë thënie se ajri është mesatar, atëherë lejohet.
Suksesi është nga Allahu, salatet dhe selamet qofshin për të Dërguarin tonë Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij".

## Kuptimi i Emrave Err-Rrahman, Err-Rrahim

*Shejh AbduRrezak bin AbdulMuhsin El Bedr*

Këta janë dy emra madhështorë të cilët janë përmendur shumë herë në Kuranin Fisnik. Allahu i Lartësuar thotë: "Err-Rrahman (i Gjithëmëshirshmi) mbi Fron u ngrit" (Ta Ha, 5). "E pastaj u ngrit mbi Fron. Ai është Err-Rrahman (i Gjithëmëshirshmi)." (El Furkan, 59). "O

babai im, unë kam frikë se mos të vjen ndonjë dënim nga Err-Rrahman (i Gjithëmëshirshmi)" (Merjem, 45). "Zoti i qiejve dhe i Tokës dhe i gjithçkaje që gjendet midis tyre, Err-Rrahman (i Gjithëmëshirshmi)" (En Nebe', 37). "Err-Rrahman (i Gjithëmëshirshmi). Ua ka mësuar Kuranin (robërve të Tij)." (Err-Rrahman, 1-2).

Ndërsa, emri Err-Rrahim në shumicën e rasteve vjen ose i kushtëzuar, siç e gjejmë në Fjalët e Allahut: "Ai është Err-Rrahim (Mëshirues, Mëshirëplotë) ndaj besimtarëve" (El Ahzab, 43), ose i shoqëruar me emrin Err-Rrahman, siç e gjejmë në suren El Fatiha dhe në besmele (bismil-lahirrrrahmanirr-rrahim), apo me ndonjë emër tjetër: "El Aziz Err-Rrahim" (i Plotëfuqishmi, Mëshirëploti), "El Gafur Err-Rrahim" (Shumëfalësi, Mëshirëploti), "El Berr Err-Rrahim" (Bamirësi, Mëshirëploti), "Et-Teuab, Err-Rrahim"(Pranuesi i pendimit, Mëshirëploti).

Këta dy emra kanë rëndësi/domethënie të madhe dhe pozitë madhështore. Me këta dy emra Allahu e hapi Ummul-Kuranin (Nënën e Kuranit-El Fatiha), i bëri titull të asaj që e zbriti prej udhëzimit dhe sqarimit, ua bashkëngjiti fjalën të cilës shejtani nuk i bën dot ballë, me to Pejgamberi i Allahut (Sulejmani) e filloi letrën dërguar Belkisës, dhe Xhibrili (alejhis-selam) vazhdimisht i zbriste ato te Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) në hapjen e çdo sureje të Kuranit.

Këta dy emra përmenden të shoqëruar njëri me tjetrin në disa vende në Kuran, dhe secili prej tyre tregon se rahmeti (mëshira) pohohet si cilësi e Allahut të Madhërishëm. Kurse, si të bashkuar këta dy emra tregojnë për vërtetimin e kësaj cilësie, por njëkohësisht edhe për ndodhjen e efektit të saj dhe lidhjen e saj me rezultatet e saj. Pra, Err-Rrahman është Ai i cili mëshira është cilësi e Tij, kurse Err-Rrahim është Ai që i mëshiron robërit e Tij. Për këtë Allahu i Lartësuar thotë: "Ai është Err-Rrahim (Mëshirues, Mëshirëplotë) ndaj besimtarëve" (El Ahzab, 43), dhe: "Vërtetë, Ai është Rauf (i Butë) dhe Rahim (i Mëshirshëm) me ta (besimtarët)" (Et-Teube, 117), por nuk është thënë Rahman ndaj robërve të Tij, dhe as Rahman ndaj besimtarëve.

Err-Rrahman ka ardhur sipas peshores morfologjike fa'lan, që tregon për cilësinë e mëshirës, e cila është cilësi e pohuar, e pandashme dhe e përsosur e Allahut. Kurse, Err-Rrahim tregon për kalimin e kësaj mëshire tek i mëshiruari, domethënë Ai i Cili mëshiron me veprën e Tij.

Vërtetë, këta dy emra aludojnë në përsosurinë dhe gjerësinë e mëshirës si cilësi e Allahut. Të gjitha gjërat e dobishme, të dashura, të gëzueshme, të mira, që ndodhin në botën e lartë (banorët e qiellit) dhe atë ulët (banorët e tokës) janë prej gjurmëve të mëshirës së Tij. Po ashtu, prej gjurmëve të saj është largimi (prej tyre) i gjërave të urryera, ndëshkimeve, frikësimeve, rreziqeve dhe dëmeve. Sepse, askush nuk i sjell të mirat përveç Tij, si dhe askush nuk i largon të këqijat përveç Tij, prandaj Ai është më i Mëshirshmi i mëshiruesve.

Mëshira e Tij e ka tejkaluar dhe mposhtur zemërimin e Tij, dhe është shfaqur te krijesat e Tij në atë formë sa që askush nuk mund ta mohojë. Ajo i ka mbushur qiejt dhe tokën, dhe me të janë mbushur zemrat e krijesave. Përmes kësaj mëshire të cilën Ai e ka shpërndarë mes tyre dhe e ka vendosur në zemrat e tyre, ata e mëshirojnë njëri-tjetrin, sa që edhe kafshët të cilat nuk shpresojnë ndonjë dobi, përfundim të mirë dhe shpërblim (te Allahu), tregojnë mëshirë për të vegjlit e tyre. Butësia dhe dhembshuria e madhe që është parë ndaj të vegjëlve të tyre dëshmon për kujdesin e Krijuesit të tyre dhe mëshirën e Tij të gjerë. Po ashtu mëshira e Tij është shfaqur në Urdhrin dhe Ligjin e Tij, me shfaqje të cilën e provojnë gjykimet dhe shikimet, dhe të cilën e miratojnë të mençurit. Ligji i Tij është dritë, mëshirë dhe udhëzim.

Atë e ligjësoi duke qenë përfshirës i mëshirës dhe udhëheqës për te më e madhja mëshirë, nderim, lumturi dhe shpëtim.

Ligjësimi i lehtësimeve dhe thjeshtësive (në ligjet e Tij), si dhe largimi i vështirësive dhe rëndimeve (nga to) është treguesi kryesor për gjerësinë e mëshirës, bujarisë dhe fisnikërisë së Tij. Ndalesat e Tij në tërësi janë mëshirë, sepse ato i ligjësoi për ta ruajtur fenë, mendjen, nderin, trupin (shëndetin), moralin dhe pasurinë e njerëzve nga të këqijat dhe dëmet .[2]

Kurse, në ditën e Kiametit, Allahu i Patëmeta do t'i veçojë me mëshirë, epërsi, dhe mirësi ata të cilët besuan në Të dhe në Pejgamberët e Tij. Do t'i nderojë me falje, ndjesë dhe mbulim/shlyerje (të mëkateve), aq sa gjuha nuk mund ta thotë (përshkruajë) dhe as mendja ta imagjinojë. Në hadith thuhet: "Vërtetë, Allahu i ka njëqind mëshira; njërën prej tyre e ka zbritur mes xhinëve, njerëzve, kafshëve dhe shtazëve. Përmes saj ata tregojnë dhembshuri dhe mëshirë për njëri-tjetrin, sa që edhe egërsira tregon dhembshuri për të voglin e saj. Kurse, i ka mbajtur nëntëdhjetë e nëntë mëshira, me të cilat do t'i mëshirojë robërit e Tij në ditën e Kiametit." [3]

Pra, kjo është një mëshirë të cilën gjuha nuk mund ta përshkruajë, të cilën e dhuron më i Mëshirshmi i mëshiruesve, dhe me të cilën, Ai mëshira e të Cilit ka përfshirë çdo gjë, i favorizon robërit e Tij besimtarë. Allahu i Lartësuar thotë: "Mëshira Ime përfshin çdo gjë. Atë do t'ua jap atyre që ruhen nga gjynahet e japin zeqatin, atyre që u besojnë shpalljeve Tona." (El A'raf, 156).

Sa më shumë që robi e shton bindjen/adhurimin, si dhe veprat e mira që e afrojnë te Zoti i Tij, aq më shumë shtohet hisja e tij në të merituarit e kësaj mëshire. Allahu i Lartësuar thotë: "Ky Libër që kemi shpallur, është i bekuar, prandaj ndiqeni dhe druajuni kundërshtimit, në mënyrë që të mëshiroheni." (El En'am, 155). "Vërtetë, mëshira e Allahut është afër punëmirëve." (El A'raf, 56).

Allahu i Madhërishëm është më i mëshirshëm për robërit e Tij, se mëshira dhe të mëshiruarit që ata tregojnë për njeri-tjetrin, sa do e lartë qoftë shkalla/përmasat e saj. Në dy Sahihat nga Umer bin El Hatabi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, transmetohet të ketë thënë: "U sollën para të Dërguarit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) disa robër lufte, kur ja në mesin e tyre ishte një grua që kërkonte (dikë). Kur e gjeti një fëmijë, sakaq e mori, e përqafoi dhe e vuri t'i japë gji. Atëbotë, Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) na tha neve: "A mund ta imagjinoni që kjo grua mund ta hedhë fëmijën e saj në zjarr?" Ne u përgjigjëm: Jo, për Allahun! Ajo nuk mund ta përballojë një gjë të këtillë. Atëherë, ai tha: "Allahu është më i mëshirshëm për robërit e Tij se kjo grua për fëmijën e saj." [4]

Nëse dikush nga njerëzit është më i mëshirshmi për të tjerët, atëherë kjo është nëna për fëmijën e saj. Asnjë mëshirë tjetër nga njerëzit nuk mund të barazohet me të. Megjithëkëtë, Allahu është më i mëshirshëm për robërit e Tij se që mund të jetë nëna për fëmijën e saj. Madje, sikur të mblidhej e gjithë mëshira e mëshiruesve, ajo do të ishte një hiç krahas mëshirës së më të Mëshirshmit prej tyre (Allahut).

Duhet të dihet se mëshira që i atribuohet Allahut është dy llojesh: 1. Mëshirë gjithëpërfshirëse, e kjo është që ka ardhur e shoqëruar me dijen në Fjalët e Tij: "O Zoti ynë, Ti ke përfshirë çdo gjë me mëshirën dhe dijeninë Tënde" (Gafir, 7). Pra, çdo gjë që e ka arritur/përfshirë dija e Tij, e padyshim që ajo ka përfshirë çdo gjë, atë e ka arritur edhe mëshira e Tij. Sepse, Allahu e shoqëroi këtë lloj të mëshirës me dijen e Tij, e kjo është mëshira e cila i përfshin të gjitha krijesat, madje edhe jobesimtarët. Kjo mëshirë ka të bëjë me trupin,

fizikun/materien dhe jetën e kësaj bote, duke iu dhënë ushqim, pije, rroba, shtëpi për të banuar, dhe gjëra të këtij lloji; 2. Mëshirë e veçantë, me të cilën Allahu i ka veçuar robërit e Tij besimtarë. Kjo mëshirë ka të bëjë me besimin, fenë, jetën e kësaj bote dhe atë të ahiretit (ardhmen), duke ua mundësuar bindjen/adhurimin (ndaj Tij), lehtësimin e rrugës drejt çdo të mire, përforcimin në besim, udhëzimin në rrugën e drejtë, dhe (si përfundim) nderimin me hyrjen në xhenet dhe shpëtimin nga zjarri i xhehenemit.
Lus Allahun që të na fus me mëshirën e Tij në mesin e robërve të mirë të Tij, dhe të na dhurojë nga mëshira e Tij të cilën e ka shkruar për miqtë e Tij besimtarë! Vërtetë, Ai është Bujar dhe Fisnik, si dhe më i Mëshirshmi i mëshiruesve.

## Vendimi mbi depozitimin e parave në bankat e kamatarisë

*Autori : Shejh AbdulAziz bin Baz*

Pyetje: *A i lejohet personit që ka një sasi të caktuar të hollash t'i depozitojë ato në ndonjërën prej bankave, me qëllim që t'i ruajë e t'i sigurojë, ndërkohë që ua nxjerrë zekatin sa herë që u vjen koha? Na jepni përgjigje, Allahu u shpërbleftë me të mira!*
Përgjigje: Nuk lejohet sigurimi (i të hollave) në banka të kamatarisë, edhe në qoftë se nuk merr fajde, ngaqë me këtë u ndihmon atyre në kryerjen e mëkateve dhe të armiqësisë. Dhe Allahu i patëmeta ka ndaluar nga një gjë e tillë.
Mirëpo nëse detyrohet për këtë dhe nuk gjen vend për të ruajtur të hollat e tij, përveçse në bankat e kamatarisë, atëherë s'ka gjë të keqe në të, inshaAllah, për shkak të domosdoshmërisë. Allahu i patëmeta thotë: "...kur Ai tashmë jua ka shpjeguar ç'është e ndaluar, përveçse kur jeni në shtrëngesë?!" (El-En'am, 119). Mirëpo, në momentin që gjen bankë islamike apo vend të sigurt në të cilin nuk ka ndihmë të ndërsjellë në mëkate dhe armiqësi, ai e deponon pasurinë e tij në të dhe nuk i lejohet që ta deponojë atë në bankën e kamatarisë.

## Të lexosh Kuranin duke qenë shtrirë

*Shejh: AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë*)

Pyetje: *A i lejohet njeriut të lexojë Kuranin duke qenë i shtrirë mbi shtrat? Dhe si e këshilloni të veprojë kur arrin tek ajeti i sexhdes?*
Përgjigje: Po. E lexon Kuranin duke qenë në këmbë, ulur apo shtrirë, s'ka gjë të keqe në këtë, për shkak të fjalës së të Madhërishmit: "Ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë..." (Al Imran, 191). Po ashtu fjala e Allahut: "Pasi ta kryeni namazin, përmendeni Allahun duke qëndruar në këmbë, ulur dhe shtrirë." (En-Nisa, 103). Kjo është prej mirësive të Allahut dhe lehtësimeve të Tij. Kurani është prej përmendjes më madhështore të Allahut, andaj nëse njeriu e lexon atë duke qenë shtrirë, apo ulur, s'ka gjë të keqe në këtë. E, kur të arrijë tek vendi i sexhdes, ulet e pastaj bën sexhde. Kjo nëse do, ngaqë sexhdeja e leximit nuk është obligim, por sunet që preferohet. Pra, nëse është ulur apo në këmbë dhe arrin tek vendi ku bëhet sexhdeja, ai e bën atë. E nëse është shtrirë, ulet e pastaj e bën sexhden dhe nuk e bën atë duke qenë shtrirë.

## A konsiderohet shpërfillje ndaj Kuranit nëse ai vetëm dëgjohet dhe nuk lexohet?

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë):*

Njeriu nuk konsiderohet si shpërfillës i Kuranit (nëse vetëm e dëgjon dhe nuk e lexon atë nga mus'hafi), sepse dëgjuesi është sikurse lexuesi. Mirëpo, nëse bashkon mes leximit dhe dëgjimit, atëherë kjo është më e plotë dhe më e mirë. Këtë e bënte Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe shokët e tij. Sidoqoftë, dëgjuesi i Kuranit ka shpërblim të madh.

## Vallëzimi i grave nëpër dasma

*Shejh Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Çfarë është gjykimi lidhur me vallëzimin e femrës nëpër dasma, (kuptohet) vetëm para grave tjera?*

Përgjigje: Vallëzimi është gjë e urryer, edhe nëse bëhet para grave. Na kanë arritur lajme shqetësuese për gjërat që ndodhin në asi vende (…), andaj, unë nuk e shoh si të lejueshëm vallëzimin që bëhet nëpër festa, apo dasma, apo raste tjera.

## Këshillë rreth mësimit të fesë

*Shejh AbdulAziz bin Baz (Allahu e mëshiroftë)*

*Cila janë fjalët dhe këshilla juaj e fundit në këtë takim?*

Shejhu: Këshilla ime e fundit është që të mësohet feja, të shpeshtohet leximi i Kuranit dhe përsiatja mbi kuptimet e tij, si dhe të ketë përsëritje të ndërsjellë rreth aludimeve të Kuranit dhe Sunetit. Po ashtu të lexohen librat e pasuesve të Ehlu Sunetit, si ato të hoxhës së Islamit ibën Tejmijes dhe të ibën Kajjimit, ngaqë në librat e tyre ka mirësi të mëdha. Gjithashtu të lexohen librat e selefëve, si tefsiri i ibën Xheririt, libri i Teuhidit i ibën Huzejmes, Sherhus-Suneh i Begaviut, pastaj komentari i akides Tahavije nga ibën Ebil-I'zz dhe librat Hameuije dhe Tedmurije; të gjitha këto janë vepra madhështore.

E lusim Allahun t'u jap të gjithëve sukses, udhëzim dhe nijet e vepër të mirë!

## Hadithi: "Rexhebi është muaji i Allahut, Sha'bani është muaji im, ndërkaq muaji i umetit tim është Ramazani"

*Shejh Muhamed bin Salih El-Uthejmin (Allahu e mëshiroftë)*

Pyetje: *Njëri nga kolegët në punë më pyeti lidhur me saktësinë e hadithit teksti i të cilit është: "Rexhebi është muaji i Allahut, Sha'bani është muaji im, ndërkaq muaji i umetit tim është Ramazani". Sa është i saktë ky hadith? Allahu ju shpërbleftë me të mira?*

Përgjigje: Ky hadith nuk është saktësuar të jetë prej fjalëve të Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe njeriut nuk i lejohet ta përhapë atë mes njerëzve tjerë, qoftë me shkrim apo me fjalë. Përveç nëse hadithi (cilido qoftë ai) është i njohur në mesin e tyre dhe njeriu dëshiron të sqarojë falsitetin e tij, atëherë kjo është një gjë e mirë. Mirëpo, nëse nuk është i njohur mes

